# P A R A T H Ë N I E

Në vitin 1959 u botua në Tiranë vëllimi i parë i Historisë së Shqipërisë, i cili, së bashku me vëllimin e dytë, që doli më 1965, përbën veprën e parë shkencore përgjithësuese për Historinë e Shqipërisë, të hartuar nga një grup autorësh.

Historia e lashtë (Ilirët) përbënte pjesën e parë të vëllimit të parë të botimit të vitit 1959. Ajo shërbeu si bazë për hartimin e tekstit të ri të Historisë së Shqipërisë që u përgatit dhe u botua si maket për diskutim në vitin 1973. Pjesa e parë e vëllimit të parë të këtij botimi të ri (1973) përfshinte periudhën e historisë së lashtë, nga fillimet e shoqërisë njerëzore e deri në fillimet e mesjetës së hershme shqiptare. Ajo u përgatit nga prof. Selim Islami (redaktor përgjegjës), prof. dr. Muzafer Korkuti, prof. Frano Prendi dhe prof. dr. Skënder Anamali. Në vitin 1977, historia e lashtë u botua e ripunuar dhe e plotësuar me të dhëna të reja nga këta autorë, në formë dispense, për përdorim të brendshëm. Ky tekst, me pak shkurtime, u botua edhe në frëngjisht më 1985 si vëllim më vete, për t'u shfrytëzuar nga studiuesit dhe nga lexuesit e huaj, me titullin Les Illyriens - Aperçu historique, Tirana, 1985.

Pjesa e parë, Ilirët, që përfshihet në këtë botim të ri (vëllimi i parë), është mbështetur në variantet e vitit 1977 dhe 1985, por të ripunuara dhe të plotësuara prej të njëjtit grup autorësh:

Krerët I dhe II janë hartuar nga prof. dr. Muzafer Korkuti.

Krerët III dhe V janë hartuar nga prof. Selim Islami.

Kreu IV është hartuar nga prof. Frano Prendi.

Krerët VI, VII dhe VIII janë hartuar nga prof. dr. Skënder Anamali.

Prof. dr. Edi Shukriu ka shkruar në pjesën Mbretëria Dardane (Kreu VI) sythet: Territori, popullsia e kultura dhe Dardania paraurbane.

Përgatitja për botim (redaktimi) e pjesës Ilirët, me ndryshimet përkatëse u bë nga prof. dr. Muzafer Korkuti.

# K R E U  I

# LINDJA DHE FORMIMI I BASHKËSISË PRIMITIVE

## 1. SHFAQJA E SHOQËRISË NJERËZORE. PALEOLITI

### *Gjurmët më të hershme të jetës njerëzore*

Historia e shoqërisë njerëzore fillon që në kohën kur nga kopeja e majmunëve antropoidë u formuan grupet e para të njerëzve primigjenë. Kjo ndarje e njeriut nga bota e kafshëve u krye nëpërmjet një procesi shumë të gjatë, të ndërlikuar dhe të papërsëritshëm.

Periudha më e hershme e zhvillimit të kësaj shoqërie primitive njihet arkeologjikisht me emrin e paleolitit (nga greqishtja palaios - i vjetër, lithos - gur) dhe përfshin periudhën afërsisht nga 1 500 000 deri në 10 000 vjet më parë. Kjo epokë ndahet nga ana e saj në paleolit të ulët, të mesëm dhe të lartë.

Në vendin tonë nuk janë zbuluar mbeturina kulturore nga paleoliti i ulët, që zë një pjesë të madhe të epokës së pleistocenit e vjen deri në kohën e vërshimit të akullnajave Riss.

Gjurmët më të hershme të qenies së njeriut në territorin e Shqipërisë shfaqen në periudhën musteriane, që i përket paleolitit të mesëm (100 000-30 000 vjet më parë). Këto përfaqësohen nga vegla prej stralli të punuara mirë, me forma tipike musteriane, të cilat i kanë shërbyer njeriut primitiv për procese të ndryshme pune që lidheshin drejtpërdrejt me sigurimin e ushqimit të tij të përditshëm. Të tilla vegla, si prefëse, kruese, gërryese, etj., janë gjetur, deri më sot, në stacionin prehistorik të Xarës në rrethin e Sarandës, në stacionin e Kryegjatës, në afërsi të Apolonisë (Fier) dhe në stacionin e Gajtanit në rrethin e Shkodrës. Nga format dhe përmasat e tyre të vogla këto vegla ngjasojnë mjaft me veglat e strallit të zbuluara në depozitimet musteriane të krahinave fqinje të Greqisë Veriore, të Thesalisë, të Malit të Zi etj..

Tipi fizik i njeriut në këtë kohë ishte ai i neandertalit . Në procesin e antropogjenezës ky tip paraqet një hallkë më të zhvilluar në krahasim me pitekantropin e paleolitit të ulët.

Dyndja nga veriu në jug e akullimit të periudhës gjeologjike Riss bëri që edhe në vendin tonë klima të pësojë ndryshime të mëdha. Në malet e larta të Shqipërisë u formuan akuj të përhershëm, që zbritën deri në lartësinë 1 000 m mbi nivelin e detit. Si pasojë e këtyre ndryshimeve klimatike ndryshoi dhe fauna e flora e vendit. Nga kafshët e vjetra qëndruan vetëm ato që mundën ta përballonin të ftohtit. Krahas tyre u shfaqën dhe kafshët karakteristike vetëm për kushtet e klimës së ftohtë. Të tilla ishin mamuthi, rinoceronti leshtor, bizoni, dreri i veriut, ariu i shpellës, hiena e shpellës, dhia e egër etj..

Të ftohtët ndikoi edhe në mënyrën e jetesës.  Në luftën për të përballuar vështirësitë klimatike dhe për të mbijetuar, njeriu i kësaj kohe bëri hapa të rëndësishëm drejt përparimit; u strehua në shpella pasi triumfoi në luftën për jetë a vdekje me kafshët e egra që i kishin zënë që më përpara këto vend-strehime natyrore.  U vesh duke shfrytëzuar lëkurët e kafshëve, mësoi të ndezë vetë zjarrin, të cilin e përdori me sukses kundër të ftohtit dhe bishave të egra, por sidomos për të përmirësuar strukturën e ushqimit, duke përdorur gjerësisht mishin e pjekur, i cili luajti një rol të madh në përmirësimin e mëtejshëm biologjik të tij.  Zjarri qe një arritje shumë e rëndësishme për kohën, sepse i dha njeriut për të parën herë zotërimin mbi një fuqi të caktuar të natyrës, që e ndau atë përfundimisht nga bota e kafshëve.

Banorët e paleolitit të mesëm jetonin me prodhimet, që i gjenin të gatshme në natyrë dhe sidomos me gjueti, e cila përbënte edhe drejtimin kryesor të veprimtarisë së neandertalasve. Me mbledhjen e frutave dhe të zhardhokëve, me ruajtjen e zjarrit, me rritjen e fëmijëve, me përgatitjen e lëkurës për veshje, etj., merrej gruaja, ndërsa burri dilte për gjah ose merrej me përgatitjen e veglave të punës dhe të armëve.  Gjuetia e kafshëve të mëdha, në kushtet e nivelit të atëhershëm, primitiv të veglave të punës, mund të bëhej vetëm në mënyrë kolektive.  Në këto rrethana ajo ndihmoi shumë në forcimin e lidhjeve të brendshme midis anëtarëve të grupeve dhe së bashku me krijimin e lidhjeve të gjakut shpuri në organizimin e bashkësisë primitive.

### *Lindja e gjinisë matriarkale*

Paleoliti i lartë është përfaqësuar shumë më gjerë.  Vegla pune të kësaj periudhe janë zbuluar me shumicë në sipërfaqen e stacionit të Xarës (Xara II), në shpellën e Shën Marinës në Bogas të Sarandës, në shpellën e Konispolit, në Kryegjatë, në Rrëzë të Dajtit dhe në Gajtanin III, pra në një rreze të tillë që nënkupton shtrirjen e vendbanimeve të kësaj kohe në pjesën më të madhe të territorit të Shqipërisë.  Këto materiale përbëhen kryesisht nga vegla stralli të tipit aurinjacien, të një përvoje më të përparuar teknike dhe me forma më të larmishme, kryesisht thika, kruese dhe gërryese.  Së bashku me veglat prej stralli në depozitën rrëzë Dajtit janë gjetur edhe disa vegla prej kocke, të cilat në këtë kohë marrin një përdorim të gjerë krahas përsosjes së mëtejshme të punimit të strallit.  Në shtresën paleolitike të shpellës së Shën Marinës përveç veglave të punës janë gjetur dhe gjurmë zjarri, si dhe fosile kafshësh të pleistocenit të vonë (capra ibex - dhi e egër), që tregojnë për një faunë të ngjashme me atë të paleolitit të mesëm, gjë që është dhe e kuptueshme, pasi klima dhe në këtë kohë vazhdoi të ishte e ftohtë dhe e lagësht si më parë.

Përparësi kanë të dhënat që janë zbuluar në shtresën më të hershme të shpellës së Konispolit I, të datuar 26 370 vjet më parë, si një seri veglash pune të përgatitura nga gur-stralli i bardhë me retush të varfër, kocka kafshësh të egra si edhe farë rrushi të egër dhe thjerrëza të karbonizuara, të cilat janë tipike për Mesdheun Lindor paraneolitik.

Gjuetia e kafshëve të egra vazhdon edhe në këtë etapë të fundit të zhvillimit paleolitik të vendit tonë, të jetë mjeti kryesor i sigurimit të ushqimit.  Madje në këtë kohë përsosen dhe

më tepër armët e gjuetisë si dhe format e saj. Mbledhja e prodhimeve të gatshme, gjithashtu, mbetet një nga mënyrat e sigurimit të ushqimit të përditshëm.

Gjatë kësaj epoke përfundon procesi i gjatë dhe i ndërlikuar i antropogjenezës. Nga neandertali, me tipare ende shtazore, kalohet tani në tipin e njeriut të sotëm - homo sapiens.

Si rrjedhim i përsosjes së veglave të punës prej stralli e kocke u rrit ndjeshëm mundësia e sigurimit më me shumicë të produkteve ushqimore, gjë që solli ndryshime dhe në organizimin e bashkësisë primitive.

Formohen tani grupe të qëndrueshme njerëzish të bashkuar jo vetëm nga forma e përbashkët e prodhimit, por edhe nga lidhjet e gjakut dhe nga origjina e tyre e përbashkët. Gradualisht kalohet në bërthamën e parë të organizimit shoqëror, në gjininë matriarkale. Ishte matriarkale, pasi gruaja luante rol të dorës së parë në ekonomi dhe në jetën shoqërore të kësaj bashkësie gjinore. Forma kryesore e familjes në këtë gjini ishte martesa me grupe, prej së cilës origjina e fëmijëve përcaktohej vetëm nëpërmjet nënës.

Në epokën e mezolitit (guri i mesëm) 10 000-7 000 vjet p.e. re ndodhën ndryshime të mëdha në florën dhe në faunën e kontinentit, rrjedhimisht edhe në territorin e Ballkanit. U zhdukën të gjitha kafshët tipike të pleistocenit, si mamuthi, rinoceronti etj., kurse një pjesë e kafshëve që vazhduan të jetonin ndryshuan përhapjen gjeografike. Në kushtet e reja gjeo-klimatike, njeriu i mezolitit filloi të kalojë nga ekonomia që mbështetej në gjuetinë e mbledhjen e produkteve të gatshme, në fillimet e bujqësisë e të blegtorisë primitive.

Epoka e mezolitit dallohet nga ajo e paleolitit edhe prej veglave të punës, të cilat janë bërë nga ashkla stralli shumë të vogla me forma të rregullta gjeometrike, si trekëndësha, trapezoidale, në formë segmenti etj., me përmasa të vogla 4-6 cm, ndaj quhen mikrolite.

Në territorin e Shqipërisë vendbanime mezolitike janë zbuluar në shpellën e Konispolit (Konispol II) dhe në Kryegjatë. Në të dyja këto vendbanime veglat prej stralli janë të cilësisë shumë të mirë, kanë forma tipike mezolitike, me retush të imët të cilësisë së lartë. Në Konispol ato janë datuar saktësisht në vitet 8 500 p.e. sonë (në bazë të C14).

Me epokën mezolitike lidhet pjesërisht edhe vendbanimi i Vlushës (rrethi i Skraparit), ku janë zbuluar vegla stralli tipike mezolitike. Këto vegla janë gjetur së bashku me fragmente enësh shumë primitive, fakt që e daton Vlushën në fillimet e epokës neolitike. Sidoqoftë, ato i takojnë një kulture me tradita të forta mezolitike, dhe Vlusha përfaqëson një kulturë që vë në lidhje të drejtpërdrejtë epokën e mezolitit me fillimet e epokës së neolitit. Të marra së bashku, Konispoli II, Kryegjata dhe Vlusha, përbëjnë një dëshmi të rëndësishme për formimin e kulturës neolitike në territorin e Shqipërisë.

# 2. NEOLITI

## *Vendbanimet neolitike*

Neoliti (nga greq. neos - i ri dhe lithos - gur) përfaqëson etapën e fundit dhe njëkohësisht më të zhvilluarën të epokës së gurit. Ai përfshin një kohë që fillon nga mijëvjeçari i shtatë dhe mbaron nga fundi i mijëvjeçarit të katërt p.e. sonë. Arkeologjikisht neoliti ndahet në tri periudha të mëdha: e hershme, e mesme dhe e vonë. Në këtë të fundit përfshihet dhe periudha e bakrit ose eneoliti (nga bashkimi i fjalës lat. eneos - bakër dhe greq. lithos - gur), që përbën etapën e fundit dhe kalimtare për epokën e bronzit.

Në këta tridhjetë vjetët e fundit janë zbuluar e gërmuar një numër i madh vendbanimesh neolitike me shtrirje gati në tërë territorin e Shqipërisë, si në Maliq, në Cakran, në Vashtëmi, në Burimas, në Podgorie, në Barç e në Dërsnik të rrethit të Korçës, në Kamnik të Kolonjës, në Blaz e Nezir të Matit, në Cakran të Fierit, në Burim, në Gradec e në Cetush të Dibrës, në Kolsh të Kukësit, në Rajcë e në Rashtan të Librazhdit e nga gjetje të rastit në pika të tjera. Më mirë është njohur e studiuar pellgu i Korçës, i cili gjatë epokës prehistorike ka pasur kushte shumë të mira gjeoklimatike. Ai paraqet sot zonën më të pasur e më të zhvilluar kulturore të neolitit si edhe pellgun ku mund të ndiqet pa ndërprerje zhvillimi i kulturës neolitike në gjithë shtrirjen e tij kohore. Materialet e gjetura në këto qendra prehistorike, krahas atyre të dala në dritë shumë kohë më parë si në Velçë të Vlorës ose rastësisht në rrethet e tjera të vendit, kanë dhënë mundësi që të njihen aspekte të ndryshme të jetës ekonomike, shoqërore dhe kulturore të banorëve neolitikë të territorit tonë, ndërsa përhapja e gjerë e këtyre vendbanimeve dhe e gjetjeve rastësore neolitike ka treguar se ky territor gjatë kësaj epoke ka qenë i banuar dendur dhe pa ndërprerje.

Jeta në vendin tonë gjatë neolitit u zhvillua në kushte shumë të përshtatshme natyrore. Klima e ftohtë dhe e lagësht e paleolitit, e cila kishte filluar që në mezolit t'i lëshonte vendin një klime më të butë, tani merr pak a shumë karakterin e klimës së sotme. Si rrjedhim edhe flora e fauna thuajse nuk ndryshojnë prej asaj të ditëve tona.

Këto rrethana të favorshme natyrore ndihmuan që vendi ynë gjatë neolitit të arrijë në një nivel të lartë zhvillimi ekonomik dhe kulturor për atë kohë. Njeriu nga skllav i natyrës, siç ishte në paleolit, shndërrohet tani, pak e nga pak, në zotërues i saj. Në këtë kohë lindin e zhvillohen forma të ndryshme të veprimtarisë prodhuese të njeriut, të cilat me plot të drejtë mund të merren si zanafilla e degëve të veçanta të ekonomisë dhe të përparimit teknik e kulturor të shoqërisë së sotme. Të tilla janë bujqësia e blegtoria, prodhimi i qeramikës, tjerrja dhe endja, teknika e ndërtimit të banesave etj.. Përsoset në këtë kohë edhe teknika e punimit të veglave prej kocke dhe prej guri. Hyn në përdorim të gjerë dhe bëhet karakteristike për epokën dhe teknika e lëmimit të gurit. Nga fundi i neolitit (eneolit), për të parën herë dalin dhe veglat e objektet prej bakri, të cilat shënojnë dhe fillimet e metalurgjisë në vendin tonë.

Në këto periudha të largëta të prehistorisë, vendbanimet i ndeshim zakonisht nëpër tarraca lumore, pranë burimeve ose në vende me toka pjellore dhe të pasura me pyje që strehonin

shumë kafshë të egra. Por krahas këtyre, vazhdonin të shërbenin si vendbanim edhe shpellat (shpella e Velçës, e Trenit, e Konispolit, e Blazit etj.). Banesat paraqiten dy llojesh: në formë gropash nëndhese (Cakran) dhe të tilla të ndërtuara drejt mbi tokë (Maliq, Kamnik, Kolsh etj.). Zakonisht këto kishin planimetri drejtkëndëshe dhe ishin një ose dy dhomëshe. Muret e tyre thureshin me thupra ose me kallama dhe lyheshin pastaj me baltë në njërën ose në të dy faqet e tyre. Dyshemetë ishin gjithashtu prej balte; në disa raste ato vendoseshin mbi shtroje trarësh për të izoluar lagështirën. Në Dunavec dhe në Maliq të Korçës janë zbuluar banime të ngritura mbi hunj (palafite). Mbi hunjtë vertikalë qëndronte një platformë prej trarësh të vendosur horizontalisht e mbi të ngriheshin banesat (kasollet) të shtruara me baltë. Palafiti i Maliqit ka qenë i rrethuar me një gardh që e mbronte nga vërshimi i ujit apo nga rreziqe të tjera.

***Ekonomia. Lulëzimi i gjinisë matriarkale***

Nga materialet e zbuluara në vendbanimet neolitike të vendit tonë del se bujqësia përbënte një nga format kryesore të prodhimit dhe sidomos tek ato bashkësi primitive që banonin në toka pjellore, si p.sh. në pellgun e Korçës, në fushën e Cakranit (Fier) etj.. Toka punohej cekët me shat prej guri ose briri dreri. Kjo ishte forma më primitive e punimit të tokës. Në këtë kohë mbillej gruri si dhe llojet e tjera të drithërave. Këtë e tregojnë farërat e karbonizuara të zbuluara në shtresat neolitike të Podgories, të Konispolit, të Maliqit apo në muret e banesave të lyera me baltë të përzier me byk drithërash, siç i gjejmë në vendbanimet më të hershme neolitike (Vashtëmi, Kolsh etj.).

Në depozitimet neolitike të vendit tonë, përzier me mbeturina të ndryshme të kulturës, janë zbuluar me shumicë dhe kocka bagëtish të imëta dhe të trasha, që tregojnë se krahas bujqësisë banorët neolitikë merreshin edhe me blegtori. Prej bagëtive ata siguronin qumështin, mishin, leshin, lëkurën etj.. Një pjesë të këtyre produkteve ata i siguronin dhe nëpërmjet gjuetisë së kafshëve të egra, kockat dhe brirët e të cilave i ndeshim gjithashtu në qendrat e banuara të kësaj kohe. Dreri ishte një nga kafshët e egra më të parapëlqyera të gjahut, i cili përveç mishit dhe lëkurës, u siguronte bujqve primitivë edhe brirët me të cilët bënin vegla të ndryshme bujqësore, si shetër, çekanë etj., dhe që i gjejmë të përfaqësuar mirë sidomos në vendbanimin e Dunavecit e të Maliqit. Po këtu janë zbuluar edhe shumë pesha rrjetash, gropa etj., që dëshmojnë se një formë tjetër e sigurimit të ushqimit të banorëve neolitikë të Dunavecit e të Maliqit ishte dhe peshkimi.

Banorët neolitikë të vendit tonë dinin gjithashtu të tirrnin fijen dhe të endnin prej saj rroba me anë të vegjës primitive vertikale. Këtë e tregojnë rrotullat e boshtit dhe peshat për tërheqjen e fijes në vegjë, të zbuluara në Maliq e gjetkë.

Që në etapën më të hershme të neolitit shfaqen dhe enët prej balte të pjekur, që përbëjnë si kudo gjetjet më të shumta e më të rëndësishme në vendbanimet e kësaj kohe. Prodhimi primitiv i tyre ashtu si edhe ai i tekstilit dhe i prodhimeve bujqësore, ishte i lidhur me punën e gruas. Çdo bashkësi neolitike i përgatiste vetë enët sipas nevojave të saj. Ato punoheshin me dorë në forma e madhësi të ndryshme, me faqe të trasha ose të holla, me ose pa

zbukurime sipas qëllimit të tyre praktik.

Zhvillimi i madh, për atë kohë, i prodhimit, i cili gjeti shprehjen e vet në shtimin e llojeve të veglave të punës dhe në përmirësimin teknik të punimit të tyre, në zhvillimin e formave të tilla të ekonomisë, siç ishin bujqësia dhe blegtoria etj., solli ndryshime dhe në organizimin shoqëror, që u pasqyrua në përmirësimin e mëtejshëm të strukturës gjinore. Gjinia matriarkale e lindur që në paleolitin e lartë dhe e zhvilluar dalëngadalë gjatë mezolitit arrin tani fazën e lulëzimit të saj. Në fushën ekonomike kjo fazë e zhvillimit gjinor ishte e lidhur kryesisht me zhvillimin e bujqësisë primitive, e cila duke qenë punë e gruas, i jepte asaj një vend me rëndësi në prodhimin shoqëror. Paraqitja e saj me figurat e shumta prej balte, dëshmon se ajo kishte një pozitë parësore në gjini. Martesa me grupe, karakteristike për periudhën e hershme të matriarkatit, zëvendësohet tani në periudhën e lulëzimit të saj me një formë të re më të përsosur, me martesën me çifte.

Gjatë gjithë kohës së neolitit, gjinia mbetet e vetmja njësi shoqërore dhe ekonomike në bashkësinë primitive. Në këtë gjini kishte jo vetëm bashkësi familjesh me çifte, por edhe një organizim pune dhe konsumi kolektiv. Puna e përbashkët i shpinte njerëzit në pronën e përbashkët mbi mjetet e prodhimit dhe mbi produktet e prodhimit.

Ndërmjet gjinive, që jetonin në afërsi të njëra-tjetrës, u vendosën gjatë kësaj periudhe marrëdhënie të tilla ekonomike e shoqërore që shpunë në formimin e bashkësive fisnore. Midis këtyre njësive të mëdha fisnore fqinje ose më të largëta, ekzistonin marrëdhënie këmbimi. Në vendbanimet tona neolitike janë ndeshur sende të sjella nga krahina të largëta, siç janë p.sh., importet e poçerisë diminiane të Thesalisë në depozitimet e vendbanimit të Cakranit apo të Kamnikut etj..

### *Arti dhe botëkuptimi*

Arti i bujqve dhe i blegtorëve neolitikë priret drejt formave dekorative gjeometrike dhe figurative skematike.

Arti dekorativ neolitik shfaqet me tërë përmbajtjen e tij sidomos në prodhimet e poçerisë, ku shumë nga format e enëve me harmoninë dhe me elegancën e trupit të tyre i tejkalojnë kërkesat e ngushta utilitare dhe hyjnë në fushën e realizimeve artistike.

Në tërë kulturat neolitike të vendit tonë qeramika paraqitet e zbukuruar me ornamente të shumta të realizuara me teknika të ndryshme (pikturim, gërvishtje, ngulitje, inkrustim, etj.) dhe trajtime të veçanta stilistike, sipas fazave të zhvillimit përparues të saj. Motivet e zbukurimit përbëhen nga vija të drejta ose të përkulura me kombinime nga më të ndryshmet, si dhe nga figura gjeometrike: trekëndësha e rombe me fushë të zbrazët ose të vizatuar, nga rrathë, spirale, meandra, etj.. Këto motive, përveç zhvillimit të thjeshtë për të zbukuruar enët, kanë shërbyer, në mjaft raste, edhe si simbole grafike për të paraqitur ambientin, sendet apo fuqitë e natyrës sipas botëkuptimit magjik të njerëzve neolitikë.

Arti figurativ i kësaj kohe përfaqësohet kryesisht nga figurat antropomorfe apo zoomorfe prej balte të pjekur, të cilat kryesisht janë të vogla. Tipari më karakteristik i tyre është skematizimi i formës, nganjëherë jashtë masës, ashtu sikurse është në artin dekorativ të qeramikës gjeometrizimi i theksuar i ornamentit. Këto figura qeniesh paraqiten në formë cilindrike, plaçke apo steatopigjike (vithegjera), në këmbë ose ulur. Një pjesë e tyre janë të ngjashme me tipat përkatës të Azisë së Përparme dhe të Mesdheut Lindor, gjë që tregon për lidhje e ndikime kulturore të drejtpërdrejta të kulturave neolitike të vendit tonë me ato të këtij areali.

Këto prodhime plastike, shpesh me vlera artistike, personifikonin, nga ana tjetër, ato fuqi të panjohura, të cilat sipas bujqve dhe blegtorëve primitivë, kishin në dorë pjellorinë e tokës dhe mbarështimin e kafshëve. Kështu, figurat e grave, të cilat mbizotërojnë në plastikën antropomorfe neolitike, janë të lidhura me kultin e pjellorisë së tokës-nënë, ndërsa ato që riprodhojnë figura zoomorfe - me kultin e kafshëve shtëpiake, që luanin, ashtu sikurse dhe bujqësia, një rol të rëndësishëm në ekonominë e bashkësisë neolitike. Me kultin e tokës-nënë dhe të kafshëve lidhen edhe vazot antropomorfe e zoomorfe të zbuluara në vendbanimet neolitike të Maliqit, të Dunavecit etj..

Botëkuptimi i banorëve neolitikë është shprehur edhe në kultin e varrimit. Varrosja e të vdekurve bëhej pranë ose brenda territorit të vendbanimit. Varret nuk kishin ndonjë ndërtim të veçantë; kufoma vendosej në një gropë të cekët në pozicion fjetjeje dhe këmbë të mbledhura pa takëm funeral. Riti i varrimit brenda territorit të banuar ose brenda banesës ishte i lidhur me një zakon shumë të përhapur në atë kohë në Ballkan dhe në përgjithësi në rajonin e gjerë të Mesdheut. Siç duket, ai kishte karakter flijimi dhe u kushtohej fuqive që mbronin vendbanimin.

### *Grupet etno-kulturore neolitike*

Numri i konsiderueshëm i vendbanimeve neolitike të zbuluara në tërë territorin e Shqipërisë si edhe përkatësia kohore e tyre nga neoliti i hershëm në neolitin e mesëm, të vonë, duke përfshirë dhe epokën e bakrit, e bëjnë të mundur të veçojmë disa grupe kulturore dhe ta ndjekim zhvillimin e kulturës pa ndërprerje nga fillimet e mijëvjeçarit të shtatë e deri në fund të mijëvjeçarit të katërt p.e. sonë.

Neoliti i hershëm, përfaqësohet nga Vlushi, Podgoria I, Vashtëmia, Kolshi I, Burimi dhe Blazi I e II. Vendbanimi i Vlushit karakterizohet nga një qeramikë trashanike ngjyrë gri të zezë, me forma tepër të thjeshta e me pak zbukurime të bëra me shtypje. Qeramika gjendet së bashku me vegla pune prej stralli tipike mezolitike, ndaj Vlushi i takon periudhës kalimtare nga mezoliti në neolit.

Kultura Podgorie I, Vashtëmia, Kolshi I, Burimi dhe Blazi I, II, të cilat janë njohur e studiuar mirë, i takojnë neolitit të hershëm të zhvilluar. Kjo periudhë në territorin e Shqipërisë Juglindore është dokumentuar nga kultura Podgorie I. Falë një shtrese kulturore të trashë rreth 3 m e mjaft të qartë, në Podgorie, dhe të një lënde shumë të pasur arkeologjike mund të

rindërtohet tabloja e asaj kulture, e cila karakterizohet nga qeramika njëngjyrëshe e kuqe me shkëlqim, nga qeramika e pikturuar me bojë të bardhë mbi sfond të kuq si edhe nga figurat steatopigjike prej balte e tryezat e thjeshta të kultit, të cilat i vënë në raporte të drejtpërdrejta kulturore e kronologjike me neolitin e hershëm të Thesalisë (faza Presesklo e pjesërisht Protosesklo), si edhe me neolitin e hershëm të Maqedonisë (Vrshnik-Anzabegovo Ib, c). Elementet e tjera të pranishme në Podgorie I, si qeramika impreso e tipit të Devollit e ajo e tipit adriatik, si edhe qeramika barbotine e sheshtë e vënë atë në lidhje me kulturat e neolitit të hershëm adriatik e ballkano-qendror.

Kultura përfaqësuese e Shqipërisë Verilindore, Kolshi I ka si tregues themelor qeramikën barbotine në reliev të ngritur, qeramikën e pikturuar me bojë kafe mbi sfond të kuq dhe qeramikën impreso, të cilat vendosen mjaft qartë në raporte kulturore e kronologjike me Rudnikun (Rudniku III) në Kosovë dhe me gjithë kulturat e fazës Starçevo II b të Ballkanit Qendror. Blazi I e II në zonën e Matit ka qeramikë të tipit impreso-kardium me motive të ndryshme, si edhe qeramikë njëngjyrëshe gri e të zezë me shkëlqim që i japin kulturës së këtij vendbanimi shpellor karakterin adriatik lindor (Smilçiç I).

Kalimi nga neoliti i hershëm në neolitin e mesëm shënon një kthesë në të gjithë zhvillimin kulturor të territorit të vendit tonë, gjë që është pasqyruar mjaft qartë në kulturat Dunavec I - Cakran Blaz III, të cilat përfaqësojnë dhe tri fazat kryesore të zhvillimit të neolitit të mesëm në Shqipëri. Tipar themelor për të gjitha fazat e kësaj periudhe është qeramika ngjyrë gri, gri e zezë dhe e zezë me sipërfaqe të lëmuar me ose pa shkëlqim, si edhe qeramika barbotine e impreso të trashëguara nga neoliti i hershëm. Qeramika shquhet për një larmi formash ku mbizotërojnë kupat bikonike me variante të ndryshme, tasat trung konikë me fund të lartë, enët me trup sferik me profile të ndryshme etj.. Qeramika e neolitit të mesëm dallohet edhe për pasurinë e zbukurimeve të bëra me incizim e thellim, hera-herës të inkrustuara me bojë të kuqe ose të bardhë, për zbukurimet plastike variantesh të ndryshme, për zbukurimin me kanelyra, me pikturim etj..

Çdo njëra nga tri kulturat përfaqësuese ka tiparet dhe veçoritë lokale që burojnë nga diferencat në kronologjinë relative si edhe nga pozita gjeografike, nga raportet e lidhjet që ato kishin me kulturat fqinje.

Faza Dunavec I që përfaqëson shtresën më të hershme të neolitit të mesëm është e lidhur me ekzistencën e një vendbanimi palafit, i cili, sot për sot, është më i hershmi në territorin e Ballkanit. Në Dunavecin I, krahas qeramikës së zezë të cilësisë shumë të mirë vazhdoi të përdorej gjerësisht qeramika barbotine me reliev të zhvilluar, traditë kjo e neolitit të hershëm Starçevian. Por tonin kulturës së Dunavecit I ia jepnin format e reja të enëve të zbukurimit në reliev, zbukurimet me incizim e ngulitje, zbukurimet me kanelyra, pikturimi gri etj..

Gjatë Dunavecit II, krahas elementeve që u trashëguan nga periudha paraardhëse, që edhe këtu përbëjnë shumicën, ka edhe një tog elementesh të reja që e veçojnë atë si një fazë më vete. Zbukurimi në reliev njeh zhvillimin e tij më të gjerë, po ashtu bëhet tipik zbukurimi me gërvishtje i llojit adriatik, kanelyra përmirësohet cilësisht dhe, krahas pikturimit gri, del edhe

qeramika e pikturuar me bojë të kuqërremtë. Në këtë fazë shfaqen edhe fragmentet e para të qeramikës dyngjyrëshe kuq e zi.

Cakrani dhe Dunaveci II kanë përputhje të plotë kulturore e kronologjike. Për t'u shënuar është gjetja në Cakran e disa fragmenteve enësh të pikturuara dhe në Dunavec II e një fragmenti, të cilat janë të importuara nga kultura Thesalike e Diminit të hershëm (faza Tsangli). Ato japin një datë të saktë për ekzistencën e njëkohshme të Cakranit e të Dunavecit II me Tsanglin dhe në të njëjtën kohë dëshmojnë për zhvillimin e këmbimit midis trevave tona me Thesalinë. Edhe kultura e Kolshit II në territorin e Shqipërisë Verilindore gjen përputhje të plotë me atë të Cakranit.

Faza fundore e neolitit të mesëm është dëshmuar nga Blazi III në territorin e Shqipërisë së brendshme qendrore. Ajo karakterizohet nga qeramika ngjyrë gri, gri e zezë e ngjyrë kafe e zbukuruar me motive linearo-gjeometrike e spiralike, të cilat janë elemente karakteristike për kulturat danilike të bregdetit dalmatin. Krahas tyre ka edhe enë të zbukuruara me ornamente me vija të thelluara, të cilat mjaft mirë e vënë këtë fazë të neolitit të mesëm në raporte kulturore e kronologjike me kulturën Lisiçiç (Hvar I) të neolitit të vonë të Adriatikut.

Kulturat e neolitit të mesëm të vendit tonë kanë edhe disa tregues të rëndësishëm të kultit e të botës shpirtërore. Si shfaqje e re dhe kryesore janë ritonet, enë jo të zakonshme me katër këmbë me grykë vezake të vendosur pjerrtas me një dorezë të madhe në pjesën e sipërme të trupit dhe të lyera me bojë të kuqe. Këto ritone sipas mendimit të shumë studiuesve duhet të kenë shërbyer në ceremoni rituale kushtuar kulteve të rëndësishme, siç është ai i pjellorisë së tokës, i nënës së madhe, kulte që ishin të lidhura me riprodhimin e jetës, me pjellorinë e tokës e të bagëtisë, të cilat ishin degët bazë të ekonomisë.

Një kult tjetër i epokës neolitike është ai i varrimit të fëmijëve në vendbanim, të vendosur në pozicion kruspull, dëshmi e një flijimi për vetë vendbanimin.

Kalimi nga periudha e neolitit të mesëm në neolitin e vonë është bërë shkallë-shkallë, gjë që provohet nga kultura e vendbanimeve të Dërsnikut, të Barçit II dhe të Maliqit I (Kamnik) ku disa tregues të kulturës vazhdojnë edhe gjatë neolitit të vonë, madje zhvillohen më tej dhe bëhen karakteristike. E tillë është qeramika me tone të çelëta e punuar me kujdes dhe e pikturuar me ngjyra të ndryshme, me motive të larmishme linearo-gjeometrike dhe meandro-spiralike. Kjo qeramikë krijon efekte shumë të ngjashme me qeramikën e neolitit të vonë të Thesalisë, që njihet arkeologjikisht si faza e Diminit klasik. Këto elemente kulturore luajtën një rol të rëndësishëm në formimin e kulturës së neolitit të vonë të vendit tonë.

Fazën finale të epokës së gurit të ri ose siç quhet ndryshe epoka e bakrit, e përfaqësojnë tri vendbanime me një vijimësi kulturore e kronologjike: Burimasi, Maliqi II a dhe Maliqi II b. Kultura e tyre karakterizohet nga përsosja e veglave të strallit, e veglave me gur të lëmuar dhe e atyre prej kocke e briri, si dhe dalja e veglave të para prej bakri (sëpata të tipit daltë, biza e grepa peshkimi), të cilat për shkak të cilësisë së butë të bakrit nuk mundën të zëvendësonin veglat e traditës neolitike.

Tiparin themelor të kësaj faze e përbën qeramika, e cila dallohet për cilësinë e punimit të saj, për larminë e formave të enëve, për ngjyrën e zezë e gri të zezë shpeshherë me shkëlqim, si edhe për zbukurimet e shumëllojshme (me pikturim gri, me bojë të bardhë ose të kuqe, me incizim, me ornamente plastike apo kanelyra etj.). Kultura shquhet edhe për një pasuri e larmi objektesh kulti, si figura antropomorfe e zoomorfe, tavolina kulti e objekte të tjera të karakterit ritual.

Kultura neolitike e vendit tonë u zhvillua në lidhje e marrëdhënie të ngushta me kulturat bashkëkohëse të vendeve fqinje, si me kulturën Crnobuki-Shuplevac të Pelagonisë, me kulturën Rahmani të Thesalisë dhe me kulturat egjeane të bronzit të hershëm.

Të dhënat e deriatëhershme dëshmojnë kështu se kultura neolitike në vendin tonë zhvillohet pa ndonjë ndërprerje dhe mbi një bazë autoktone. Njohuritë e deritanishme nuk janë të mjaftueshme për të përcaktuar se cilët ishin përfaqësuesit e grupeve apo të komplekseve më të gjera etnokulturore ballkanike të kësaj kohe. Mendimet e ndryshme sipas të cilave këto mund të kenë qenë ose jo popullsi indoevropiane mbeten ende të diskutueshme, sa kohë që të dhënat gjuhësore nga fusha e toponimisë së lashtë të Ballkanit është vështirë të përputhen me siguri me të dhënat arkeologjike. Në këto rrethana, banorët e kësaj lashtësie të largët, këto grupe kulturore ka shumë gjasë t'i takonin një popullsie paleoindoevropiane.

## 3. EPOKA E BRONZIT. KALIMI NË ORGANIZIMIN FISNOR PATRIARKAL

### *Gjurmë të kohës së bronzit. Vendbanimet*

Epoka e bronzit në Shqipëri përfshin mijëvjeçarin e tretë dhe gjithë mijëvjeçarin e dytë p.e. sonë, e deri në fundin e shek.XII p.e.r. Ajo njihet prej të dhënave të fituara nga shtresat e kulturës së bronzit në vendbanimet e Maliqit, të Trenit e të Sovijanit në pellgun e Korçës, nga shtresa e parë e vendbanimit të Gajtanit në afërsi të Shkodrës, nga gjetjet në shpellën e Nezirit dhe nga vendbanimi i Badherës e kalaja e Kalivosë në rrethin e Sarandës. Gjithashtu njihet nga varrezat tumulare në Mat, në Kukës, në Barç (Korçë), në Pazhok (Elbasan), në Divjakë (Lushnjë), në Patos (Fier), në Vajzë e Dukat (Vlorë), në Piskovë (Përmet), nga tumat në luginën e Dropullit, nga tuma e Bajkajt (Sarandë) e nga depo e gjetje të rastit të zbuluara buzë liqeneve të Shkodrës, të Pogradecit, të Prespës etj..

Këto të dhëna dëshmojnë se territori i Shqipërisë gjatë kësaj epoke ka qenë i populluar gjerësisht, që nga zonat e tij të ulëta fushore e deri në krahinat e brendshme dhe të vështira malore. Njerëzit banonin kryesisht në vendbanime të hapura. Në një masë më të kufizuar janë shfrytëzuar dhe shpellat, ashtu siç kanë vazhduar të jenë në përdorim edhe palafitet, siç tregojnë gërmimet e viteve të fundit në vendbanimin palafit të Sovijanit. Nga fundi i kësaj epoke lindin edhe vendbanimet e para të fortifikuara, të cilat rrethohen me mure gurësh të palatuar e të lidhur në të thatë apo me ledhe e hunj. Një pjesë e mirë e vendbanimeve të këtij lloji, si kalaja e Gajtanit, qyteza e Margëlliçit (Fier) etj., që do të marrin zhvillim të plotë

dhe do të bëhen karakteristike për epokën pasuese, atë të hekurit, e kanë origjinën e vet në këtë periudhë.

Banesat kanë qenë kasolle, që ndërtoheshin me lëndë drusore, kallama e kashtë. Ato janë njëkthinëshe zakonisht me planimetri katërkëndëshe, por duket se ka qenë në përdorim edhe tipi me bazë të rrumbullakët e trup konik. Dyshemetë kanë qenë të shtruara me baltë të ngjeshur e të rrahur, kurse muret të thurura me thupra e të lyera me baltë të përzier me byk. Në mes kishin nga një vatër të rrumbullakët; ka raste kur këtë e gjejmë të vendosur anash në formën e një korite që nuk njihet në banesat neolitike. Vlen të përmendim një kompleks banesash të bronzit të vonë të zbuluara në kalanë e Badherës, të cilat kanë formë katërkëndëshe ose rrethore të ndërtuara me një xokolaturë gurësh, mbi të cilën ngriheshin paretet dhe çatia prej materiali të lehtë.

***Lindja e metalurgjisë së bronzit dhe përparimet në degët e tjera të ekonomisë***

Karakteristika themelore e kësaj epoke është lindja e metalurgjisë së bronzit, që i dha emrin dhe vetë epokës. Për zhvillimin e saj ndihmoi shumë dhe pasuria me bakër e vendit tonë, sidomos në zonat metalmbajtëse të Matit, të Kukësit, të Korçës etj..

Vendin kryesor në prodhimin e metalurgjisë e zënë veglat e punës dhe sidomos armët, siç janë sëpatat, drapërinjtë, shpatat, kamat, thikat dhe majat e heshtave e të shigjetave. Veglat dhe armët e reja nuk mundën të përjashtonin plotësisht nga përdorimi veglat dhe armët e traditës neolitike. Madje në periudhën e parë të bronzit ato janë ende të pakta e të dobëta, por gradualisht shtohen e përsosen dhe hyjnë gjerësisht në përdorim, duke ushtruar një ndikim të fuqishëm në veprimtarinë ekonomike e shoqërore të njeriut. Përsosuria e derdhjes dhe pastërtia e objekteve të prodhuara në fundin e epokës së bronzit arrin një nivel të tillë teknik, që dëshmon se gjatë kësaj periudhe metalurgjia e bronzit kishte arritur lulëzimin e saj të plotë dhe ishte kthyer në një zejtari të mirëfilltë. Midis këtyre prodhimeve meritojnë të përmenden sëpatat me forma karakteristike vendase siç janë sëpatat me emrin « shqiptaro-dalmate ». Krahas tyre qëndrojnë prodhimet vendase të imitacioneve egjeane ose me origjinë nga Evropa Qendrore, të tilla, si sëpatat dytehëshe të tipit minoik, shpatat e gjata të tipit egjean, sëpatat e tipit kelt, etj., që dallojnë nga prototipat e tyre për veçantitë lokale.

Arritjet në fushën e metalurgjisë së bronzit ndihmuan veprimtarinë prodhuese dhe u bënë mbështetje për zhvillimin e degëve të tjera të ekonomisë, në mënyrë të veçantë të bujqësisë. Karakteri i saj ndryshoi edhe si pasojë e zhvillimit të blegtorisë. Rritja e numrit të kafshëve shtëpiake, si kali, gjedhët dhe bagëtitë e imëta, që i gjejmë të përfaqësuara gjerësisht midis materialit kockor në shtresat kulturore të vendbanimeve të bronzit dhe në varrezat e kësaj kohe, solli me vete ndryshime thelbësore në bujqësi. Nga kopshtet e vogla, që rrëmiheshin me vegla të thjeshta prej briri e druri, kalohet tani në shfrytëzimin e sipërfaqeve më të gjera, që i punonin me parmendë druri, duke shfrytëzuar forcën tërheqëse të kafshëve. Tokat hapeshin me anë të djegies së pyjeve. Të shkriftuara nga zjarri i fortë dhe të pasuruara me plehun e hirit, ato ishin të gatshme për t'u mbjellë. Bujkut primitiv nuk i mbetej veçse të hidhte farën dhe ta mbulonte atë me një lërim të cekët. Kjo tokë nuk mund të shfrytëzohej

për shumë vjet, sepse ngjishej dhe nuk mund të punohej më me veglat e thjeshta të kohës, prandaj bujqit hapnin toka të reja, gjë që i dha bujqësisë së bronzit një karakter ekstensiv.

Në krahasim me qeramikën e bukur dhe të një cilësie të lartë të neolitit të vonë, qeramika e bronzit të hershëm paraqitet më primitive si në teknikën e punimit, ashtu dhe në sistemin e zbukurimit. Por kjo është një qeramikë me forma të reja e të panjohura më parë, ndërsa një element i rëndësishëm në ndërtimin e saj janë vegjët. Më tipike në këtë qeramikë janë vazot me dy vegjë të larta mbi buzë, ato me dy ose katër vegjë unazore nën grykë, filxhanët me një vegjë të lartë mbi buzë dhe brokat me trup të fryrë dhe qafë cilindrike me një vegjë nën grykë. Tipar tjetër dallues i kësaj qeramike është zbukurimi me motive plastike shiritash me ose pa thellim. E njohur në gjuhën arkeologjike, për këtë arsye, si qeramika « shiritore », ajo përbën tani një element të ri kulturor që nuk lidhet me traditën neolitike. Prototipat e saj janë me origjinë të largët nga Ponti në brigjet e Detit të Zi dhe shfaqja e saj në Ballkan, ashtu si dhe në krahinat e tjera të Evropës është e lidhur me dyndjen e madhe të një popullsie baritore që vjen nga stepat e Lindjes aty nga fundi i neolitit.

Krahas kësaj qeramike do të vazhdojë të mbijetojë edhe ajo me forma tradicionale neolitike vendëse, e zbukuruar me ornamente të incizuara ose me kanelyra, e cila paraqitet më e pakët në fillimet e shtresave kulturore dhe gradualisht vjen e zë vend parësor në qeramikën e bronzit.

Qeramika e bronzit të mesëm lidhet gjenetikisht me atë të bronzit të hershëm dhe riprodhon të njëjtat forma e sistem zbukurimi, por me një teknikë më të përparuar. Shfaqen tani dhe forma të reja, prej të cilave më karakteristike janë enët pseudominoike me dy vegjë të larta mbi buzë, sahanët me dy vegjë horizontale poshtë buzëve ose që ngrihen mbi to, etj..

Në bronzin e vonë prodhimi qeramik rigjallërohet. Enët paraqiten me forma më të evoluara, më të pasura dhe më të përsosura nga pikëpamja teknologjike. Zakonisht enët me parete të holla janë të pjekura mirë dhe kanë ngjyra kryesisht të çelëta, okër, të kuqe dhe gri në të blertë. Në fillim kjo qeramikë është e thjeshtë, por në fazat e mëpastajme pasurohet me zbukurime të pikturuara me motive të larmishme gjeometrike. Tek qeramika më e hershme e këtij tipi, pikturimi është bërë pas pjekjes së enës dhe ka ngjyrë të kuqe të praruar, kurse më vonë ai bëhet para pjekjes dhe merr pastaj ngjyrën kafe me nuanca të ndryshme.

Në literaturën arkeologjike kjo qeramikë është pagëzuar me emrin « devollite », nga emri i krahinës ku është zbuluar më parë. Por djepi i saj duket se është pellgu i Korçës, ku ajo kronologjikisht paraqitet deri tani si më e hershme. Këndej ajo përhapet pastaj në të gjithë Shqipërinë e Jugut dhe në krahinat fqinje të Maqedonisë, të Thesalisë dhe të Epirit, ku datohet si më e vonë. Nga fundi i bronzit, në sintaksën gjeometrike të sistemit zbukurues të qeramikës « devollite » futen dhe elemente të zbukurimit mikenas, si rezultat i lidhjeve gjithnjë më të ngushta të kësaj treve me botën e Egjeut.

Si e tillë qeramika « devollite » paraqitet si përfaqësuese e një grupi të veçantë kulturor me një shtrirje të gjerë në territorin jugor të Shqipërisë dhe të diferencuar nga ai i krahinave veriore, i cili nuk zbaton pikturimin e qeramikës dhe as teknologjinë e grupit « devollit », duke u

treguar më konservator si ndaj formave, ashtu dhe ndaj zbukurimit tradicional të periudhave pararendëse të epokës së bronzit.

Prodhimet zejtare dhe ato bujqësore-blegtorale bënë të mundshme edhe zhvillimin e këmbimeve. Tregues i rëndësishëm në këtë drejtim janë depot ose objektet e fshehura, që përbëjnë një dukuri të rëndomtë në bronzin e vonë dhe që ndeshen jo rrallë dhe në vendin tonë. Depo të tilla janë gjetur buzë liqenit të Shkodrës dhe Bunës, në afërsi të Shirokës e Beltojës me sëpata të tipit « shqiptaro-dalmat », në një shpellë afër Koplikut dhe në fshatin Bushat me sëpata të tipit « kelt », etj.. Këto depo, që krijohen në raste rreziku nga zejtarë endacakë, të cilët janë njëkohësisht dhe shitës të prodhimeve të tyre, gjenden zakonisht gjatë rrugës natyrore. Ato përmbajnë objekte të pavëna në përdorim, shpesh prodhime të një kallëpi, të cilat, për shkak të formave standarde, shërbejnë edhe si njësi vlere për këmbim.

Objektet e importit egjean, italik dhe ato me prejardhje nga viset e Evropës Qendrore, të përfaqësuara në gjetjet arkeologjike të vendit tonë përmes armëve, qeramikës dhe sendeve të tjera të luksit, janë dëshmi e përpjesëtimeve që marrin këmbimet gjatë bronzit. Zhvillimi i tyre dhe lidhjet me krahina kaq të largëta u ndihmuan nga lindja në këtë kohë e transportit tokësor, që shfrytëzon forcën bartëse të kafshëve dhe sidomos shfaqja e anijeve me vela, që lejuan lundrimet në det të hapur dhe arritjen e brigjeve të tjera. Që nga kjo kohë banorët e bronzit të vendit tonë, duket se kryen për herë të parë dhe kalimin e Adriatikut.

Megjithatë duhet thënë se lidhjet midis krahinave të ndryshme, qofshin këto të afërta apo të largëta, nuk ishin të rregullta, prandaj dhe shkëmbimi i produkteve midis bashkësive mbetet gjithnjë një gjë e rastit.

### *Ndryshimet në strukturën shoqërore*

Përparimet në degët e ndryshme të ekonomisë çuan në rindarjen e punës midis sekseve dhe për pasojë në ndryshimin e pozitës shoqërore të burrit dhe të gruas. Burri duke u marrë tani si me bujqësi e blegtori, ashtu edhe me prodhimin metalurgjik, zuri vendin drejtues në ekonomi e shoqëri, ndërsa roli i gruas u dobësua. Kjo solli ndryshime dhe në marrëdhëniet shoqërore, të cilat u shprehën në zëvendësimin e rendit gjinor matriarkal me atë patriarkal dhe në kalimin nga familja matriarkale me çifte në familjen patriarkale monogame, e cila u bë dhe bërthamë e shoqërisë fisnore të kësaj kohe. Brenda fisit ajo formonte një njësi të pavarur ekonomike e shoqërore. Pjesëtarët e saj i lidhte prona e përbashkët e familjes, prodhimi dhe konsumi i përbashkët. Të gjithë pjesëtarët e familjes ishin të barabartë midis tyre, kurse kryetari ishte i pari midis të barabartëve.

Gjatë epokës së bronzit struktura e fisit u bë më e ndërlikuar. Midis familjes dhe fisit u krijua një hallkë tjetër, vëllazëria, e cila përmblidhte disa familje të mëdha patriarkale, të dala nga ndarja e familjes mëmë.

Pasqyrë e këtij organizimi shoqëror janë monumentet skulpturore të kësaj kohe, tumat, të cilat janë varre apo varreza kolektive të një familjeje, vëllazërie ose fisi. Inventari i varreve të

tyre flet dhe për diferencim social të popullsisë dhe një shtresëzim fillestar të saj, që e ka bazën te përparimet e shënuara në ekonomi dhe te mundësia që u krijua për grumbullimin e një lloj pasurie prej kësaj. Vetë ky fakt nënkupton krijimin e premisave për lindjen e pronës private, që do të sjellë në të ardhmen shpërbërjen e bashkësisë primitive.

Prirja për të shtuar pasurinë, për të fituar toka e kullota të reja çoi gjatë kësaj epoke në konflikte e lufta të vazhdueshme. Lëvizjet dhe dyndjet e mëdha të popullsive që vërtetohen në mënyrë të qartë, përmes të dhënave arkeologjike, janë një shfaqje e kësaj dukurie. Lindja e vendbanimeve të fortifikuara, përsosja e armëve dhe vendi që zënë ato në inventarin e varreve, dëshmojnë se nga fundi i epokës lufta ishte bërë një funksion i rregullt në jetë. Plaçkitjet dhe përfitimet e tjera që vinin prej saj, rritën një shtresë udhëheqësish ushtarakë, e cila filloi të veçohet nga masa e gjerë e anëtarëve të fisit, duke u pasuruar përmes përvetësimit të pjesës më të madhe të plaçkës së luftës dhe të robërve të saj. Këta të fundit do të bëhen pastaj burim për format më të hershme të shfrytëzimit të njeriut si skllav në familjet patriarkale ose ndryshe për lindjen e skllavërisë patriarkale.

### ***Botëkuptimi dhe arti***

Niveli i ulët i faktorëve të prodhimit dhe karakteri empirik i njohurive krijuan te njeriu primitiv një botëkuptim magjik-mistik për botën që e rrethonte dhe fenomenet e veçanta të saj. Mbi këtë bazë gjatë epokës së bronzit vazhdojnë të jetojnë rite e besime të trashëguara nga shoqëria neolitike siç është kulti i tokës-mëmë që vazhdon të ushtrohet edhe gjatë periudhës së parë të bronzit dhe që shprehet nëpërmjet figurave prej balte të pjekur, të cilat paraqesin gruan-mëmë, apo riti i flijimit dhe i varrimit të fëmijëve brenda territorit të vendbanimit, që i shërbejnë mbrojtjes nga fuqitë mistike keqbërëse, që vërtetohen me horizontin e bronzit të hershëm në Maliq dhe më vonë në grupin e urnave të shtresës së fundit të bronzit në Tren.

Shqetësimi për fatin e njeriut pas vdekjes krijoi tek njerëzit primitivë botëkuptimin e vazhdimit të jetës përtej varrit, që shprehet në këtë epokë me kujdesin e veçantë që tregohet për të vdekurin, për plotësimin e riteve të varrimit dhe për ndërtimin e vetë varreve. Krahas varreve të dysta të trashëguara nga neoliti, shfaqen në fillim të epokës së bronzit varret me tuma. Këto janë varre monumentale në formën e kodrave të vogla gjysmë sferike, të larta 1-4 m e me diametër 15-30 m, të ngritura me dhé e me gurë. Disa prej tyre kanë në bazë nga një ose dy unaza kufizuese me gurë, të cilat shërbenin si kufi për masën e dheut që hidhej mbi varret. Në qendër të tumës zakonisht është vendosur varri më i hershëm, për të cilin është ngritur tuma, kurse përreth e mbi të janë vendosur varre të tjera të mëvonshme. Arkitektura e varreve është e thjeshtë në formë gropash të rrumbullakëta ose katërkëndëshe të rrethuara e të mbuluara me gurë, apo arkash katërkëndëshe prej druri apo gurësh.

Varrimi bëhej duke e vendosur trupin me këmbë dhe me duar të mbledhura në pozicion fjetjeje. Kjo mënyrë varrimi e njohur që në neolit bëhet më karakteristike gjatë gjithë epokës së bronzit. Varrimi me djegie përkundrazi ndeshet më rrallë. Në këtë rast hiri dhe mbeturinat e djegura të trupit vendoseshin zakonisht në gropa të mbuluara me gurë ose me

urna. Të vdekurit shoqëroheshin në varr me takëmin funerar, karakteri i të cilit përcaktohej nga seksi dhe pozita shoqërore e të vdekurit. Që nga bronzi i mesëm fillojnë të shfaqen dallimet midis varreve me inventar të pasur e të thjeshtë. Në disa raste të vdekurin e shoqëronin në varr edhe kafshë që adhuroheshin, siç është rasti i varrit qendror të tumës së madhe të Pazhokut, i cili krahas dy skeleteve përmbante dhe një kokë kau, kafshë kjo e lidhur me kultin e bujqësisë me parmendë, mjaft i përhapur si i tillë në botën e Mesdheut. Dy unazat bashkëqendrore me gurë të kësaj tume janë me sa duket, shprehje e kultit të diellit, që adhurohej nga përfaqësuesit e këtyre tumave si një fuqi jetëdhënëse dhe burim i prodhimtarisë së tokës.

Arti i kohës së bronzit është kryesisht një art i zbatuar i stilit gjeometrik, që përdoret në zbukurimin e qeramikës dhe më pak në prodhimet prej bronzi. Arti plastik, që përfaqësohet me figurinat skematike të gruas-mëmë paraqitet tani në rënie. Ai nuk ka veçse pak jetë gjatë periudhës së parë të kësaj epoke derisa më vonë zhduket krejt. Në bronzin e hershëm një rënie ka edhe në zbukurimin e qeramikës, por më pas, e sidomos në bronzin e vonë, ky art njeh një ngritje të re. Në qeramikën e tumave të Pazhokut ai është zbatuar në teknikën e incizimit. Motivet janë trekëndësha e rombe të vargëzuara me fushën e mbushur me vija të pjerrëta paralele. Në qeramikën « devollite » këto motive janë të pikturuara me tone pashkëlqim ngjyrë të kuqe apo kafe. Thurja e harmonishme e kompozicionale e tyre në enë me forma elegante përfaqëson një nga arritjet më të mira të artit dekorativ të epokës së bronzit.

Në prodhimet metalike zbukurimet janë të varfra. Vlerat artistike i shohim të shprehura më tepër në format e bukura të disa veglave, sidomos te sëpatat « shkodrane » e « shqiptaro-dalmate » të zbukuruara në mykat e tyre me stolisje plastike brinjësh, që hijeshojnë formën e zhdërvjellët të vetë objekteve.

# K R E U  I I

## SHTHURJA E BASHKËSISË PRIMITIVE
## I L I R Ë T
## (SHEK. XI - V  P.E. SONË)

*Burimet historike dëshmojnë se në epokën e hekurit territori i Shqipërisë banohej nga ilirët, një nga popullsitë e mëdha të Evropës së atëhershme, që shtrihej në gjithë pjesën perëndimore të Gadishullit Ballkanik. Rreth fundit të shekullit XII ose fillimit të shekullit XI para erës sonë në territorin e tyre shfaqen për të parën herë objekte prej hekuri. Futja në përdorim e këtij materiali të ri, që i dha emrin epokës shënon, edhe për ilirët nismën e një periudhe të re historike. Hekuri kishte cilësi të pakrahasueshme ndaj lëndëve të para të njohura deri atëhere për përgatitjen e veglave të punës dhe të armëve. Si i tillë, ai çoi në rritjen e rendimentit në sfera të ndryshme të ekonomisë, në zhvillimin e mëtejshëm të këmbimit, në rritjen e pasurisë shoqërore, në thellimin e diferencimit shoqëror, në formimin e federatave fisnore si forma të organizimit politik. Në tërë përmbajtjen e vet kjo periudhë e historisë së ilirëve karakterizohet, kështu, nga shthurja e plotë e organizimit fisnor dhe nga përgatitja e kushteve për lindjen e skllavopronarisë dhe të shteteve skllavopronare ilire.*

*Ky proces nuk u krye njëlloj në të gjithë territorin e gjerë ilir. Më shpejt përparuan popullsitë që banonin në ultësirën bregdetare dhe në luginat e pllajat me kushte më të mira natyrore, ndërsa më ngadalë ecnin fiset e zonave të thella e të varfra malore.*

*Njohuritë tona për këtë periudhë mbështeten kryesisht në të dhënat arkeologjike, por këtu vijnë në ndihmë për herë të parë edhe burimet e shkruara historike, të cilat u takojnë kryesisht ilirëve të Jugut.*

# 1. ORIGJINA DHE TRUALLI HISTORIK I ILIRËVE

## *Teoritë rreth origjinës*

Problemi i prejardhjes dhe i rrugës së formimit të trungut etnik ilir me veçoritë e tij gjuhësore e kulturore, ka përbërë një nga synimet më kryesore të ilirologjisë. Rreth tij janë shfaqur pikëpamje të ndryshme, të cilat ndriçojnë në mënyrë të mjaftueshme gjithë këtë proces të ndërlikuar etnogjenetik. Kërkimet komplekse arkeologjike, gjuhësore dhe historike të kohëve të fundit e kanë vendosur atë mbi një bazë më të shëndoshë dhe e kanë futur në një rrugë më të drejtë zgjidhjeje.

Sado të ndryshme që mund të paraqiten nga forma teoritë mbi prejardhjen e ilirëve, në përmbajtje ato shprehin vetëm dy pikëpamje, njëra nga të cilat i quan ilirët si të ardhur në Gadishullin Ballkanik, ndërsa tjetra si popullsi autoktone të formuar në truallin historik të Ilirisë.

Midis teorive që i quajnë ilirët të ardhur në Gadishullin Ballkanik, ka mospërputhje si përsa i takon vendit nga vijnë, ashtu edhe kohës së ardhjes së tyre. Disa e lidhin përhapjen e tyre me kulturën e Halshtatit, të tjerë me kulturën e Fushave me Urna, apo me kulturën Luzhice. Sipas tyre, në kapërcyell të mijëvjeçarit të dytë p.e. sonë ilirët morën pjesë në lëvizjet e popujve që njihen me emrin dyndja dorike, egjeane apo panono-ballkanike dhe duke zbritur nga Evropa Qendrore, në fillim të epokës së hekurit, u ngulën në Gadishullin Ballkanik në trojet e tyre historike.

Pikëpamje më e re është ajo që e konsideron kulturën ilire si një dukuri të formuar historikisht në vetë truallin ilir në bazë të një procesi të gjatë dhe të pandërprerë të saj gjatë gjithë epokës së bronzit dhe fillimit të asaj të hekurit.

Kjo tezë e zhvillimit të pandërprerë të kulturës, që jep mundësi të flitet edhe për një zhvillim të pandërprerë etnik, gjen prova të shumta në territorin historik të ilirëve, sidomos me zbulimet e bëra në truallin e Shqipërisë në vendbanimin e Maliqit dhe në varrezat tumulare të Pazhokut, të Vajzës, të Matit etj., kurse jashtë vendit tonë në varrezat tumulare të pllajës së Glasinacit (Bosnjë) e gjetkë. Përballë këtyre zbulimeve bëhet fare e paqëndrueshme teza që e lidh etnogjenezën e ilirëve me kulturën e Halshtatit apo me bartësit e kulturës së fushave me urna. Trualli i kësaj kulture të fundit nuk mund të lidhet kurrsesi etnikisht me ilirët. Duke krahasuar truallin e kulturës së fushave me urna me atë të kulturës së mirëfilltë ilire Mat-Glasinac në rajonin qendror të Ilirisë, vihen re ndryshime thelbësore si në kulturën materiale në qeramikë, në objektet metalike etj., ashtu edhe në atë shpirtërore, që ka një rëndësi të veçantë në përcaktimin etnik të një popullsie. Trualli i Panonisë ndjek mënyrën e varrimit me djegie duke vendosur mbeturinat e saj në vazo të veçanta (urna), ndërsa ai i Matit dhe i Glasinacit, varrimin në tuma e kryesisht me vendosje kufome. Këto ndryshime në kulturë i veçojnë panonët edhe si një grup etnik më vete që dallohet nga ai i ilirëve. Përveç kësaj të

dhënat arkeologjike kanë treguar se dyndjet panono-ballkanike, dorike a egjeane nuk e përfshinë pjesën perëndimore të Gadishullit Ballkanik dhe si pasojë nuk shpunë në ndryshime dhe zhvendosje të theksuara të ilirëve. Kjo shihet qartë sidomos në territorin e vendit tonë, ku materialet arkeologjike të kësaj kohe, flasin jo për ndërprerje në zhvillimin autokton të kulturës, por për një vazhdimësi të saj që nga epoka e hershme e bronzit, pavarësisht se disa shfaqje të reja në prodhimin metalurgjik, të shek. XI-IX p.e. sonë, mund të lidhen me ndikimet kulturore të ardhura përmes dyndjeve nga veriu. Ky zhvillim i pandërprerë kulturor në vendin tonë shfaqet akoma më mirë në qeramikë, e cila është një tregues i rëndësishëm në përcaktimin etnik dhe kulturor të bartësve të saj. Qeramika e kësaj kohe zhvillohet në tërë truallin ilir mbi bazën e poçerisë më të hershme të epokës së bronzit, pa pasur ndonjë ndryshim në kohën e kalimit nga epoka e bronzit në atë të hekurit, dhe duke e ruajtur këtë traditë autoktone të paktën deri në shek. VI p.e. sonë, kur historikisht dihet se këto krahina banoheshin nga bashkësi të qëndrueshme fisnore ilire.

Të gjitha këto të dhëna arkeologjike të grumbulluara në pesëdhjetë vjetët e fundit, në territorin e Shqipërisë së bashku tregojnë se etnogjeneza ilire nuk duhet parë kurrsesi në lidhje me ardhjen e një popullsie nga veriu i Ballkanit, por si një proces historik shumë i gjatë dhe i ndërlikuar autokton. Ky proces fillon shumë kohë përpara këtyre dyndjeve (dorike, egjeane a panono-ballkanike) dhe konkretisht me dyndjen e madhe të periudhës kalimtare nga neoliti në epokën e bronzit, që përfshin treva të gjera të Evropës dhe të Azisë, duke sjellë me vete ndryshime të dukshme etnike në Evropën neolitike.

Kjo dyndje e cilësuar indo-evropiane, që ndodhi në kapërcyell të mijëvjeçarit të tretë, u krye nga grupe të ndryshme popullsish baritore të ardhura nga stepat e Lindjes. Është provuar arkeologjikisht se ajo nuk u bë menjëherë, por valë-valë dhe se krahinat perëndimore të Ballkanit, midis tyre dhe territori i Shqipërisë u prekën prej saj më vonë se sa ato lindore.

Gjatë kësaj dyndjeje grupe të ndryshme kulturore të Evropës u zhdukën pa lënë gjurmë, të tjera u përzien me popullsitë migratore, të cilat u imponuan me këtë rast vendasve gjuhën, kulturën, në një farë mase edhe zakonet e veta. Kështu ndodhi, p.sh. me kulturat neolitike të Vinçes, të Butmirit, të Lisiçi-Hvarit në territorin e Jugosllavisë, të cilat qenë zëvendësuar me kulturat e reja Kostalace, Vuçedole etj.; e njëjta gjë ndodhi edhe me kulturën neolitike të Maliqit, e cila qe zëvendësuar nga një kulturë më e ulët e karakterizuar me qeramikën e saj trashanike, që i atribuohet pikërisht kësaj dyndjeje.

Në procesin e shtjellimit të këtyre ngjarjeve dhe të përzierjeve etnike dhe kulturore të popullsive neolitike vendase, paraindoevropiane ose sipas disa studiuesve, indoevropiane të hershme, me ardhësit e rinj indoevropianë të stepave u formua edhe baza mbi të cilën nisën të zhvillohen në kushte të veçanta edhe proceset etnogjenetike të popullsive të vjetra historike të Ballkanit Perëndimor, rrjedhimisht dhe procesi i formimit historik të trungut etnik ilir me tipare të përbashkëta kulturore, të dallueshme prej bashkësive të tjera fqinje jo ilire. Në këtë proces, i cili u zhvillua gjatë gjithë mijëvjeçarit të dytë p.e. sonë, diferencimi dhe asimilimi i popullsive, ashtu sikurse dhe lidhjet ekonomike e kulturore, luajtën një rol të rëndësishëm. Në qoftë se në periudhën e hershme të epokës së bronzit, kultura e krahinave

ballkano-perëndimore, ishte shumë larg për t'i dhënë asaj karakter të përcaktuar ilir, të dallueshëm prej atyre të territoreve të tjera, ky diferencim i tipareve kulturore vjen e bëhet gjithnjë më i theksuar në periudhën e mesme e sidomos në atë të fundit të epokës së bronzit. Në rrugën e këtij zhvillimi të brendshëm krahinat jugore të kësaj treve ishin të kthyera më tepër me fytyrë drejt jugut, nga bota e përparuar e Egjeut, me të cilën qenë në marrëdhënie të ngushta ekonomike e kulturore. Veriu, përkundrazi, shfaq prirje drejt Evropës Qendrore, por me lidhje më të dobëta me të. Këto lidhje ndikuan sadopak në formimin dhe në diferencimin në fund të bronzit e në fillim të hekurit të dy grupeve të mëdha kulturore ilire, atij jugor dhe verior.

Kështu duke zënë fill në kapërcyell të epokës së bronzit, procesi i formimit të etnosit ilir përshkon në mijëvjeçarin e dytë rrugën e gjatë të diferencimit nga masa e pasigurt etnike që u formua pas shkatërrimit të botës neolitike dhe përfundon nga fundi i këtij mijëvjeçari. Si e tillë, kjo epokë krijon në pjesën perëndimore të Ballkanit atë substrat etno-kulturor, mbi bazën e të cilit formohet më vonë etnosi dhe kultura ilire. Bartësit e këtij substrati mund të identifikohen me atë popullsi parailire, që në burimet historike njihet si pellazge.

Pavarësisht nga kjo hipotezë për parailirët, thelbësor është fakti se në fund të epokës së bronzit, në pjesën perëndimore të Ballkanit ishte formuar një bashkësi e gjerë kulturore dhe etnike, e cila në epokën e hekurit në bazë të zhvillimit të brendshëm ekonomiko-shoqëror, do të vazhdonte të zhvillonte më tej kulturën e vet duke i dhënë asaj një fytyrë gjithnjë më të përcaktuar etnike. Kjo është dhe periudha e formimit të plotë të bashkësisë së madhe ilire dhe të grupeve të veçanta etnokulturore, ashtu siç përmenden tek autorët më të hershëm antikë.

### *Trualli historik i ilirëve*

Sipas burimeve historike, nocioni ilir - Iliri, ka pasur gjatë historisë së vet një kuptim disi të ndryshëm gjeografiko-historik.

Me emrin ilir në fillim njiheshin vetëm krahinat jugore të ilirëve. Këtu banonin sipas burimeve më të vona letrare edhe ilirët e mirëfilltë, siç i quan ata historiani romak, Plini Plak. Ky emër u shtri gradualisht prej grekëve edhe në vise të tjera të njohura më vonë prej tyre, popullsitë e të cilave, pavarësisht nga veçoritë e zhvillimit të tyre lokal, paraqitnin elemente të një trungu të përbashkët etno-kulturor.

Në kohën e historianit grek Herodotit (shek. V p.e. sonë), emri ilir shtrihej mbi një territor mjaft të gjerë, i cili arrinte në lindje deri tek rrjedhja e lumit Moravë. Një shekull më vonë, sipas Pseudo-Skylaksit, ky emërtim do të përfshinte territore akoma më të gjera në veriperëndim të Ballkanit. Sipas tij ilirët shtriheshin përgjatë Adriatikut duke filluar që nga liburnët në veri e deri tek kufijtë e Kaonisë në jug. Përhapjen më të madhe dhe përfundimtare të emrit dhe të territorit ilir, na e jep Apiani i Aleksandrisë, i cili duke përmbledhur gjithë sa ishte thënë përpara tij mbi topografinë e ilirëve, shkruante: « grekërit quanin ilirë ata që banonin mbi Maqedoninë dhe Trakinë, që nga kaonët dhe thesprotët deri

tek lumi Istër. Dhe kjo është gjatësia e vendit, ndërsa gjerësia prej maqedonëve dhe thrakëve malorë tek paionët deri në Jon dhe në rrëzë të Alpeve ».

Nga studimet më të reja të mbështetura jo vetëm në burimet e shkruara historike, por edhe në të dhënat arkeologjike si dhe në ato gjuhësore, rezulton se trualli historik i ilirëve përfshinte tërë pjesën perëndimore të Gadishullit Ballkanik, që nga rrjedhja e lumenjve Moravë e Vardar në lindje, e deri në brigjet e Adriatikut e detit Jon në perëndim, që nga lumi Savë në veri, e deri tek gjiri i Ambrakisë në jug, pra deri në kufijtë e Helladës së vjetër.

Burimet historike dhe ato arkeologjike e gjuhësore dëshmojnë për praninë e ilirëve edhe jashtë trevës historike të tyre. Grupe të tëra ilirësh, midis tyre dhe mesapët dhe japigët u vendosën në Itali gjatë bregut të Adriatikut dhe në krahinat jugore të saj.

Në Azi të Vogël u shpërngulën grupe popullsish dardane, paione, të cilat do të përmenden edhe në eposin homerik si pjesëmarrës, përkrah trojanëve në luftën e tyre kundër grekëve. Prania e elementit etnik ilir është vërtetuar arkeologjikisht nga burimet e shkruara edhe në rajonet veriore të Maqedonisë e të Greqisë, si në Akarnani e në Etoli. Të gjitha këto lëvizje grupesh etnike ilire përtej trevës historike të tyre ndodhën, siç mund të provohet dhe arkeologjikisht, kryesisht gjatë dyndjes së madhe panono-ballkanike, e cila siç dihet fillon të vërshojë në drejtim të jugut që në fund të shek. XIII-XII p.e. sonë. Meqenëse fatet e tyre historike, në trojet e reja ku ato u vendosën, janë thuajse krejt të ndara nga bota e mirëfilltë ilire-ballkanike, këto grupe të emigruara nuk do të përfshihen në shqyrtimin e mëtejshëm të historisë ilire.

***Topografia e fiseve më të rëndësishme ilire***

Në shekujt e parë të mijëvjeçarit të fundit para erës sonë ishin formuar tanimë bashkësitë fisnore ilire dhe në përgjithësi ata kishin zënë vend në trojet e tyre historike. Ndër fiset më të hershme ilire që luajtën dhe një rol ku më shumë e ku më pak të rëndësishëm në ngjarjet historike të mëvonshme, për t'u përmendur janë: thesprotët, të cilët zinin ultësirën bregdetare që nga gjiri i Ambrakisë e deri tek lumi i Thiamit (Kalama), në veri të tyre vinin kaonët, vendbanimet e të cilëve arrinin deri tek malet e Llogarasë dhe gryka e lumit Drinos. Molosët banonin në pllajën pjellore të Janinës. Gjatë luginës së Vjosës në të majtë banonin amantët, ndërsa në të djathtë bylinët, kurse në rrjedhjen e sipërme të Vjosës banonin parauejtë. Në lindje të bylinëve shtrihej territori i atintanëve. Taulantët shtriheshin në zonën bregdetare nga Vjosa e deri tek lumi i Matit dhe në veri të tij, përgjatë brigjeve të Adriatikut të Mesëm, fisi i ardianëve. Në viset e Ballkanit Qendror dy ishin fiset më të mëdha dhe më të rëndësishme ilire: paionët në luginën e mesme të Vardarit, dhe dardanët që banonin në rrafshin e Kosovës, të cilët shtriheshin në veri në tokat midis degëve jugore e perëndimore të Moravës deri aty ku këto bashkohen për të formuar Moravën e Madhe.

Midis fiseve të hershme të Ballkanit Veriperëndimor ndër më të fuqishmit ishin liburnët, të cilët banonin në bregdet dhe në ishujt deri tek lumi Krka, në jug të tyre vinin dalmatët, kurse në viset e Bosnjës së brendshme, autariatët.

Përveç këtyre fiseve, në territorin e gjerë të Ilirisë do të shfaqen më vonë, në rrethana krejt të reja historike e politike, edhe një numër i madh bashkësish të tjera ilire, midis të cilave edhe bashkësi të tilla që do të kenë një peshë të madhe në zhvillimin e ngjarjeve politike të shtetit ilir, si enkelejtë, dasaretët etj..

Përhapja e fiseve më të rëndësishme e të hershme ilire dëshmohet në burimet e autorëve antikë, të cilat në mjaft raste janë, megjithatë, të fragmentuara, madje dhe kontradiktore. Rrjedhimisht në përcaktimin e topografisë së fiseve ilire ka edhe raste të diskutueshme.

## 2. GJENDJA EKONOMIKO-SHOQËRORE E ILIRËVE (SHEK. XI-V P.E. SONË)

### *Vendbanimet*

Ilirët e kohës së hekurit jetonin në fshatra dhe në vendbanime të fortifikuara. Të parët nuk njihen dhe aq mirë për arsye se nuk janë gjurmuar në mënyrë të mjaftueshme. Në burimet e shkruara ato dokumentohen nga fundi i kësaj periudhe, në fiset më jugore ilire, nëpërmjet Pseudo-Skylaksit, i cili thotë se kaonët, thesprotët dhe molosët banonin në fshatra. Ky njoftim i shkurtër, që me sa duket i referohet një burimi më të hershëm, nuk ndihmon shumë për të krijuar një ide të qartë mbi karakterin e këtyre vendbanimeve.

Me sa mund të gjykohet nga të dhënat arkeologjike, vendbanimet fshatare ilire të kësaj kohe formoheshin nga grupe shtëpish të grumbulluara sipas njësive shoqërore që përfaqësonin, d.m.th. mbi bazën e një familjeje të madhe patriarkale ose të një grupi familjesh të tilla, që i përkisnin një vëllazërie. Një mendim të tillë e sugjerojnë, të paktën për vendbanimet respektive të tyre, nekropolet tumulare të Matit, të cilat përbëhen nga grupe të vogla tumash, të vendosura në tarraca, në luadhe e në toka buke gjatë luginës së lumit. Po kjo gjë përsëritet në tumat e Kukësit, ato të pellgut të Korçës, të luginës së Drinos e gjetkë. Edhe vendbanimet fshatare të gjurmuara në luginën e Vjosës japin të njëjtën tablo. Në të gjitha rastet ato paraqiten si vendbanime të vogla e të shpërndara pranë tokave bujqësore.

Burimet e shek. V p.e. sonë dëshmojnë se vendbanimet e hapura fshatare të këtij lloji kanë qenë tipike jo vetëm për Ilirinë, por edhe për krahinat fqinje të Maqedonisë në lindje dhe të Akarnanisë e Etolisë në jug.

Gjatë kohës së hekurit vazhdojnë të mbijetojnë edhe palafitet si vendbanime të trashëguara nga epokat e mëparshme. Herodoti në « Historitë » e tij përshkruan me shumë hollësi një vendbanim të tillë buzë liqenit Prasaida të Panonisë. Arkeologjikisht ato janë vërtetuar gjithashtu në fshatin Knetë të Kukësit dhe jashtë territorit shqiptar, në Donja-Dolina e Ripaç të Bosnjës dhe në Otok afër Sinjit në Dalmaci.

Krahas vendbanimeve fshatare të pambrojtura në kohën e hekurit përhapen gjerësisht vendbanimet e fortifikuara me mure. Të njohura që nga koha e bronzit të vonë, ato evoluojnë dhe bëhen një nga elementet më karakteristike për epokën e hekurit. Në gjuhën e popullit këto vendbanime njihen me emrat qytezë, kala ose gradina.

Për Ilirinë e Jugut janë karakteristike qytezat apo kalatë e fortifikuara me mure gurësh. Ato janë të ngritura mbi kodra të mbrojtura dhe me pozitë mbizotëruese e horizont të gjerë shikimi. Kufijtë e vendbanimit i përcaktonin muret rrethuese. Linja e murit ndjek relievin e terrenit duke shfrytëzuar aftësitë mbrojtëse të tij dhe ndërpritet aty ku mbrojtja nuk është e nevojshme. Muret ndërtoheshin me gurë të mëdhenj e mesatarë të palatuar, formuar nga dy këmisha anësore dhe bërthama e mesit që mbushej me gurë të vegjël. Trashësia e tyre luhatet nga 3,10-3,50 m. Mungojnë në këtë sistem të hershëm fortifikimi kullat, kurse portat janë në përgjithësi të vogla. Në ndonjë rast ato janë pajisur me një korridor që ndihmonte mbrojtjen. Lartësia e këtyre mureve, e ruajtur deri në ditët tona arrin 2,50-3 m, por trashësia e tyre tregon se kanë pasur një ngritje të madhe. Megjithatë duhet menduar se mbi këtë nivel, fortifikimi do të ketë qenë plotësuar me gardhe hunjsh.

Madhësitë e këtyre vendbanimeve ndryshojnë nga një rast në tjetrin. Më të voglat kanë një shtrirje prej 1-2 ha, kurse të tjera si Gajtani arrinin deri 4-5 ha. Zgjerimet e mëvonshme kanë bërë që brenda mureve rrethuese të përfshihen sipërfaqe më të gjera, siç është rasti i kalasë së Trajanit (Korçë), i kalasë së Lleshanit (Elbasan), i kalasë së Karosit (Himarë), që zënë 15-20 ha. Në këto raste vendbanimet paraqiten me 2-3 e më shumë radhë muresh.

Shumë të pakta janë dijet për ndërtimet e brendshme të këtyre vendbanimeve. Gjurmët e ruajtura në sipërfaqe dëshmojnë se për ndërtimin e banesave është përdorur gjerësisht sistemi i tarracave, që përcaktohej nga terreni i thyer i faqeve të kodrave mbi të cilat shtriheshin vendbanimet. Si lëndë për ndërtimin e banesave është përdorur kryesisht druri e shumë më pak guri.

Ndryshe nga territori i Ilirisë Jugore, në krahinat lindore ilire ishin vendbanimet e mbrojtura me ledhe, të njohura me emrin « gradina ». Ato ndeshen me shumicë në tokat e banuara nga dardanët, si në rrafshin e Glasinacit e gjetkë. I vetmi vendbanim i këtij lloji në Shqipëri është ai i zbuluar në Shuec të Bilishtit. Gradinat janë të vendosura mbi kodra mbizotëruese. Ledhet mbrojtëse të tyre formoheshin nga masa dheu apo gurësh, që arrinin 7-15 m gjerësi. Sistemi i mbrojtjes plotësohej me sa duket nga një gardh hunjsh, që ngrihej mbi ledhin dhe në disa raste nga një hendek që rrethonte vendbanimin.

Vendbanimet e fortifikuara i gjejmë të vendosura në një mjedis të pasur me toka buke e kullota, që formonin bazën e ekonomisë së tyre. Në disa raste, siç tregojnë të dhënat arkeologjike, në to zhvillohej edhe një veprimtari e kufizuar zejtare. Rreth tyre gjendeshin vendbanimet e hapura fshatare, me të cilat formonin së bashku njësi të caktuara ekonomiko-shoqërore.

Vendbanimet e mbrojtura me ledhe, të krahinave të brendshme e veriore ilire, janë zakonisht

më të vogla se vendbanimet e fortifikuara të Ilirisë Jugore. Në shumicën e rasteve ato gjenden në një mjedis kullotash alpine, si në Glasinac apo në tokat e brendshme dalmate dhe ishin qendra grupesh të vogla fisnore të një popullsie baritore.

Në të dyja rastet lindën në këtë kohë edhe kryeqendra të këtyre vendbanimeve, që dallohen nga të tjerat prej madhësisë dhe pozitës gjeografiko-ekonomike qendrore. Si të tilla, me sa duket ato janë edhe qendra të një fisi të madh ose të një bashkimi të gjerë fisnor. Aty nga fundi i kohës së hekurit (shek. VII-V p.e. sonë), disa prej tyre marrin pamjen e qendrave protourbane.

***Zhvillimi i bujqësisë, i blegtorisë, i zejtarisë dhe i këmbimeve***

Burimet e shkruara dhe ato arkeologjike dëshmojnë se, gjatë kësaj periudhe, ilirët merreshin si dhe më parë kryesisht me bujqësi dhe me blegtori. Bujqësia u zhvillua sidomos në zonat fushore dhe në përgjithësi në krahinat pjellore të vendit. Ilirët kultivonin në këtë kohë të gjitha llojet e drithërave. Jo rastësisht, krahina të veçanta ilire, si Paionia dhe Thesprotia, përmenden që në eposin homerik si vende frytdhënëse dhe pjellore, d.m.th. të përshtatshme për kulturat bujqësore. Hesiodi, shkrimtar grek i shek. VIII-VII p.e. sonë, do ta cilësojë gjithashtu si shumë pjellore fushën e Helopisë, ndërsa sipas historianit grek Hekateut (fundi i shek. VI-V p.e. sonë), në Iliri kishte krahina që prodhonin deri dy herë në vit. Më vonë Skymni, duke përsëritur në vargjet e tij Hekateun, shton se popullsia ilire që banonte në viset e brendshme merrej me lërimin e tokës.

Krahas bujqësisë, në Iliri, veçanërisht në zonat bregdetare të saj dhe në krahinat e ulëta kodrinore me klimë të butë, qenë kultivuar dhe rrushi e ulliri. « I ngrohtë dhe frytdhënës ka qenë ky vend, shkruan historiani dhe gjeografi grek Straboni në veprën e tij « Gjeografia » (shek. I e. sonë); ai është plot me ullishta dhe vreshta », vijon ky autor, përveç disa krahinave të pakta ku toka është fare e ashpër. Që ilirët merreshin me vreshtari, këtë e dëshmojnë farërat e rrushit të zbuluara në disa nga vendbanimet e kohës. Kushtet e përshtatshme tokësore dhe klimatike ndihmuan jo më pak edhe për kultivimin e perimeve, si të bishtajës, të bathës, të bizeles, etj., si dhe të kulturave frutore, si p.sh. të mollës, të dardhës, të qershisë etj., të gjitha këto janë të dëshmuara nga farërat e gjetura gjatë gërmimeve arkeologjike.

Ilirët shfrytëzonin në këtë periudhë edhe bletët, prej të cilave ata siguronin mjaltin dhe dyllin. Sipas Aristotelit, taulantët e përdornin mjaltin edhe për të bërë një lloj pijeje të ngjashme me atë të verës së ëmbël dhe të fortë.

Tek ilirët ishte e zhvilluar edhe blegtoria, madje në krahinat e brendshme malore ajo përbënte bazën kryesore të ekonomisë së tyre. Hesiodi duke e cilësuar Helopinë si një fushë shumë pjellore dhe me livadhe të gjera, shton se ajo është e pasur me tufa delesh dhe me qé këmbëharkuar, ndërsa Pindari, do ta vlerësonte, në shek. V p.e. sonë, këtë krahinë si ushqyese të shkëlqyeshme të gjedhit. Hekateu gjithashtu bën fjalë për kullota të pasura të Adrias (krahinë bregdetare e Ilirisë), dhe për bagëtinë e saj me pjellshmëri të lartë. Si te ky autor i hershëm, ashtu dhe tek të tjerët, që përsërisnin më vonë këto njoftime, ato shpesh

paraqiten të veshura me hollësira fantastike. Por duke lënë mënjanë teprimet e tyre, këto burime, sidoqoftë, flasin për një blegtori të zhvilluar tek ilirët.

Kujdesi që tregonin ilirët për mbarështimin e bagëtisë vihet re edhe nga tregimi i Aristotelit për kriporet e autariatëve dhe ardianëve. Konfliktet e shpeshta midis këtyre dy fiseve për këtë kripore, shprehin shqetësimet e blegtorëve ilirë lidhur me këtë produkt shumë të vlefshëm për jetën e gjësë së gjallë. « Kripa, - thotë Aristoteli, - u duhet atyre për kafshët, të cilave ua japin dy herë në vit, përndryshe shumica u ngordh ».

Midis kafshëve shtëpiake më të parapëlqyera ishin qetë, delet, derrat, qentë etj., për të cilat flasin si burimet historike, ashtu edhe vetë materiali kockor i zbuluar dendur në vendbanimet e ndryshme të kësaj periudhe. Ilirët shquheshin edhe si rritës të mirë të kuajve. Këta të fundit ishin të shpejtë në vrapime dhe të qëndrueshëm në punë, siç na thonë burimet e mëvonshme.

Krahas blegtorisë, ilirët merreshin edhe me gjueti, megjithëse kjo veprimtari nuk luante ndonjë rol aq të rëndësishëm në jetën ekonomike të tyre. Të përmendur ishin në atë kohë qentë e gjahut të Mollosisë, por akoma më të shquar ata që ruanin kopetë e bagëtive. Këta të fundit sipas burimeve të shkruara, ua kalonin qenve të tjerë për trupin e tyre të lartë dhe guximin e madh në kacafytje me bisha të egra. Skenat e gjuetisë së ilirëve na janë pasqyruar edhe në artin figurativ ilir të kësaj kohe. Për t'u përmendur në këtë drejtim janë ato që zbukurojnë vazot me fund të ngushtë (situlat) prej bronzi të zbuluara në krahinat veriore të Ilirisë. Nga kafshët e egra më tepër çmoheshin derri, dreri etj.. Ky i fundit u jepte gjahtarëve ilirë jo vetëm mishin dhe lëkurën, por edhe brirët prej të cilëve ata punonin vegla të ndryshme dhe zbukurime. Të tilla vegla ndeshen shpesh nëpër vendbanimet ilire të periudhës së hekurit.

Deti, liqenet si dhe lumenjtë, që e përshkonin Ilirinë në drejtime të ndryshme, u dhanë mundësi banorëve pranë tyre të merreshin që herët edhe me peshkim. Këto burime ujore përmbanin sasi të shumta peshku. Kështu, p.sh. ilirët që jetonin pranë liqenit Prasiada të Peonisë, zinin, sipas Herodotit, shumë peshk.

Përparime të dukshme vihen re edhe në metalurgji. Kjo duket si në intensifikimin e nxjerrjes së mineraleve, ashtu dhe në zgjerimin e madh të prodhimit të objekteve metalike. Nëpër vendbanimet dhe në varrezat ilire të kësaj kohe gjejmë sasira të konsiderueshme armësh dhe veglash prej hekuri dhe bronzi, orendi të ndryshme shtëpiake dhe një mori të madhe shumë të larmishme stolish, të cilat tregojnë pa dyshim për një konsum të madh të lëndës së parë minerare, sidomos të bakrit dhe të hekurit, me të cilët ishte i pasur territori i Ilirisë.

Në shek. XI-IX p.e. sonë ilirët nuk e zotëronin ende mirë mjeshtërinë e përpunimit të hekurit dhe nuk është aspak e rastit që në varret e kësaj periudhe, objektet prej hekuri janë shfaqje tepër të rralla, ndërsa ato prej bronzi, të cilat në shumë pikëpamje zhvillojnë më tej traditën e kohës së bronzit, janë të shumta.

Vetëm në shek. VIII-VII p.e. sonë prodhimi metalurgjik i hekurit arrin zhvillimin e tij të plotë tek ilirët. Ky metal e zëvendëson në një masë të ndjeshme bronzin, në prodhimin e armëve dhe të veglave të punës, të cilat tani bëhen më të forta dhe më me rendiment në punimet e ndryshme bujqësore dhe zejtare. Ky përmirësim i veglave të punës çoi për pasojë edhe në zgjerimin e mëtejshëm të prodhimit të shoqërisë ilire të kësaj kohe.

Sendet metalike të kësaj faze të zhvilluar të epokës së hekurit, tregojnë se sa përpara kishte shkuar teknika e punimit të tij. Për këtë dëshmojnë format e bukura dhe nganjëherë shumë të përsosura të armëve dhe sidomos të stolive, të cilat nënkuptojnë dhe procese pune mjaft të ndërlikuara, si edhe vetë zbukurimi i pasur gjeometrik i këtyre objekteve të punuara me mjeshtëri dhe me një radhitje simetrike të motiveve. Kjo pasqyrohet më në fund edhe në vetë trajtimin plastik të figurave prej bronzi në trajta njerëzish, kafshësh e zogjsh.

Përpunimi i metaleve ishte përqendruar kryesisht në qendrat metalurgjike të Ilirisë. Të tilla ishin në vendin tonë, p.sh. zona e Mirditës dhe e Matit, ku janë përcaktuar edhe vendet e shkrirjes së bakrit, si zona e Kukësit, ajo e Korçës, e njohur për punimin e metaleve që në kohën e bakrit dhe të bronzit etj..

Prania e qendrave të ndryshme për punimin e metaleve në Iliri duket edhe në vetë karakterin e diferencuar tipologjik të prodhimeve të këtyre qendrave. Në to prodhohej jo vetëm për të plotësuar nevojat e brendshme të fisit ose të një krahine më të madhe, por edhe për t'u përdorur si mall këmbimi.

Përparime të dukshme vihen re në këtë kohë edhe në poçeri, e cila qëndron nga pikëpamja e teknikës, e formave dhe e trajtimit të dekorit të saj, më lart se poçeria e epokës pararendëse të bronzit. Duke filluar nga shek. VI p.e. sonë, mbase edhe pak më parë, në krahinat jugore të Ilirisë, kalohet gradualisht nga punimi me dorë të lirë i enëve prej balte, në prodhimin e tyre me çark. Prodhimet e para i kemi nga vendbanimi i Trenit (shek. VII). Një pjesë e madhe e poçerisë vendore të kohës arkaike e zbuluar në varrezat tumulare të Kuçit të Zi të Korçës, del e punuar me çark. Një dukuri e tillë vihet re edhe në zonën e Matit e të Kukësit. Futja e teknikës së re në prodhimin e enëve, bëri që poçeria të shndërrohet në një degë të veçantë zejtarie, me të cilën merreshin mjeshtra të specializuar në këtë fushë të prodhimit.

Zhvillimi i madh i degëve të ndryshme të prodhimit bujqësor dhe zejtar, bëri që të zgjeroheshin në këtë kohë edhe më tepër marrëdhëniet ekonomike ndërfisnore, si edhe midis popullsisë ilire dhe atyre të vendeve fqinje ose më të largëta. Në këtë drejtim ndihmoi shumë dhe pozita e favorshme gjeografike e territorit të Ilirisë, e ndodhur midis botës mesdhetare dhe Evropës Qendrore, si edhe rrugët e tij të hapura të komunikimit natyror, tokësor dhe detar. Këto marrëdhënie pasqyrohen qartë në prodhimet e ndryshme të zejtarisë greke apo në imitacionet lokale të modeleve të tyre, në stolitë e tipave italikë ose në qelibarin me prejardhje nga Baltiku. Nga ana tjetër, stolitë dhe armët tipike ilire që gjenden në Traki, Maqedoni, Itali ose në Greqi janë dëshmi tjetër e gjallë e këtyre lidhjeve reciproke tregtare që ekzistonin midis ilirëve dhe vendeve të tjera përreth. Një zhvillim të madh morën veçanërisht shkëmbimet tradicionale me Greqinë sidomos pas shek. VIII p.e. sonë, me

themelimin e kolonive helene në brigjet e Ilirisë.

Shtrirja e territorit të Ilirisë gjatë brigjeve të Adriatikut dhe të Jonit krijonte mundësinë për një hov të madh të lundrimit. Në fillim të epokës së hekurit ilirët përshkonin me anijet e tyre të shpejta ujërat e këtyre deteve duke kaluar deri në brigjet perëndimore të Greqisë dhe në ato jugore të Italisë. Disa prej fiseve ilire, si mesapët dhe japigët, u vendosën përgjithmonë në brigjet e Italisë së Jugut. Shumë aktivë në këtë veprimtari të hershme lundruese u treguan sidomos liburnët, të cilët themeluan edhe vendbanime të veçanta në ishullin e Korkyrës, si dhe në brigjet e Gadishullit Apenin.

***Lindja e pronës private dhe diferencimi shoqëror***

Përparimet që u bënë në degët e ndryshme të ekonomisë gjatë epokës së hekurit sollën ndryshime edhe në vetë strukturën e shoqërisë ilire. Baza e këtyre ndryshimeve u bë prona private, e cila filloi të shfaqet tek fiset ekonomikisht më të zhvilluara, në fillim në blegtori e zejtari e më pas edhe mbi tokën. Hesiodi, duke folur për kopetë e mëdha në Helopi, shënon se ato ishin pronë e njerëzve të veçantë. Karakteri dhe shkalla e zhvillimit të zejtarisë dëshmon gjithashtu për praninë në këtë fushë të pronësisë private. Dukurinë e pronësisë për tokën e kemi të dëshmuar më vonë dhe duket se ajo ndjek një rrugë më të ngadaltë. Zakoni i ndarjes së tokës çdo tetë vjet, që na kumtohet nga Straboni për dalmatët, është një dëshmi që tregon se zotërimi periodik i saj ishte një hallkë e ndërmjetme në procesin e formimit të pronës private.

Forcat kryesore të prodhimit të shoqërisë ilire në këtë kohë ishin bujqit dhe blegtorët e lirë, anëtarë të thjeshtë të fisit. Këtyre u shtohet edhe një shtresë e re, më e kufizuar, ajo e zejtarëve. Nga ana tjetër, nga masa e gjerë e popullsisë, fillon të veçohet si një shtresë më vete aristokracia fisnore, e cila, duke u shkëputur nga prodhimi dhe nëpërmjet përvetësimit të pasurisë së përbashkët, vihet në një pozitë të privilegjuar derisa bëhet dalëngadalë zotëruese e pronave të mëdha tokësore dhe blegtorale. Ajo gradualisht mënjanon organet demokratike të fisit dhe uzurpon pushtetin.

Nga burimet e shkruara më të hershme, siç është eposi homerik, shihet se në disa nga fiset ilire ekzistonte, tanimë, diferencimi shoqëror, të paktën në shekujt VIII-VII p.e.re kur u krijuan « Iliada » e « Odisea ». Duke folur për pjesëmarrjen e ilirëve paionë në luftën e Trojës kundër ahejve, Homeri i barazon prijësit e tyre ushtarakë, që vinin nga « Paionia pjellore » me prijësit e ahejve dhe të trojanëve. Kjo pa dyshim flet për një gjendje sociale pak a shumë të ngjashme me atë të fiseve fqinje të Greqisë. Në një vend të poemës « Odisea » flitet për Feidonin, prijësin me origjinë fisnike të thesprotëve, i cili pasi strehoi dhe mirëpriti në pallatin e vet Odisenë, gjatë kthimit për në atdhe, përgatiti një nga anijet e tij të shpejta për ta dërguar atë në Itakë. Sipas këtij tregimi mitik, Feidoni përfaqëson këtu njërin nga krerët që jetonte në një nga pallatet më të pasura të thesprotëve. Këta kishin anijet e veta e njerëz që u shërbenin.

Shumë kuptimplotë në këtë drejtim është dhe një tregim i Herodotit, sipas të cilit, Klistheni,

kur ftoi në Sikione (rreth vitit 570 p.e. sonë) të gjithë burrat që do ta ndienin veten të denjë për të pasur për grua të bijën e tij Agaristën, midis atyre që u paraqitën tek tirani qe edhe një farë Alkoni nga Molosia. Sipas këtij tregimi, ky molosas duhet të ketë qenë nga një familje princore ose shumë e pasur, që të pretendonte për të lidhur krushqi me një skllavopronar të madh të Greqisë së asaj kohe, siç ishte Klistheni.

Të dhënat arkeologjike nga varrezat tumulare të luginës së Drinos, pellgut të Korçës dhe Ohrit (Trebenisht), zonës qendrore ilire të Glasinacit etj., dëshmojnë gjithashtu se në shek. VIII-V p.e. sonë, diferencimi shoqëror në gjirin e shoqërisë ilire ishte bërë mjaft i theksuar dhe kishte prekur edhe krahinat e thella të Ilirisë Qendrore e Veriore. Në këto varreza ndeshen, krahas varreve me inventar të varfër, edhe varre ku të vdekurin e shoqëronin armë të kushtueshme, sende luksi prej ari e argjendi dhe objekte të tjera të importuara nga viset përreth, që i takonin shtresës së pasur të aristokracisë fisnore.

### *Federatat fisnore*

Zhvillimi i pronës private, që çoi në thellimin e diferencimit social, u bë burim konfliktesh në shoqërinë ilire të shek. VIII-V p.e. sonë. Në këtë kohë morën përpjesëtime të mëdha luftërat ndërfisnore dhe inkursionet plaçkitëse për det e tokë, që arrinin deri në Greqi dhe në brigjet e përtejme të Adriatikut. Të tillë kanë qenë inkursioni i enkelejve për plaçkitjen e thesarit të Delfit ose ato të detarëve liburnë, të cilët me anijet e tyre të lehta dhe të shpejta zotëruan për një kohë brigjet e Adriatikut, që nga Korfuzi deri në brigjet italike.

Gjendja e krijuar nga këto luftëra dhe inkursione, që i sillnin aristokracisë fisnore ilire të ardhura të mëdha, gjen shprehjen e vet në veprimtarinë e gjerë të ndërtimit të vendbanimeve të fortifikuara dhe në zhvillimin e armatimeve, sidomos të armëve të reja, siç ishin shpatat, hanxharët dhe heshtat prej hekuri që janë gjetje të rëndomta në varret e luftëtarëve ilirë dhe të mburojave të paionëve, të përkrenareve e frerëve të kuajve që përbënin pajisjet e veçanta të aristokracisë luftarake.

Në procesin e këtyre konflikteve, fiset e vogla ilire filluan të lidhen dhe të formojnë gjatë veprimeve të tyre të përbashkëta në luftërat agresive ose mbrojtëse, aty nga fundi i shek. VII p.e. sonë, federatat e para. Një federatë e tillë ishte ajo e taulantëve, që nën mbretin Galaur dhe më pas, gjatë shek. VII-VI p.e. sonë invadoi disa herë Maqedoninë duke i shkaktuar asaj dëme të rënda dhe sakrifica të mëdha në njerëz. Gjatë shek. VI-V p.e. sonë federata të tilla formuan edhe disa fise të tjera, si molosët, thesprotët, kaonët, parauejtë, orestët, lynkestët, paionët, dardanët etj..

Në krye të federatës qëndronte mbreti, i cili në burimet quhet basileus. Në disa raste si tek kaonët e thesprotët vendin e tij e zinte një njeri i zgjedhur çdo vit nga gjiri i fisit sundues të federatës. Në burimet e fundit të shek. V vihet re se funksioni i basileut nuk i takonte më prijësit më të aftë ushtarak, por ishte bërë i trashëgueshëm dhe pushteti e autoriteti i tij ishte rritur mjaft si brenda fisit e lidhjes fisnore, ashtu dhe jashtë tij. Në bazë të këtij fuqizimi të prijësve ushtarakë dhe të basilejve qëndronte gjithnjë pasuria që vinte duke u shtuar përherë

e më shumë në sajë të luftërave. Ata vinin nga shtresa e pasuruar e shoqërisë fisnore ilire, e cila dallohej nga pjesa tjetër e popullsisë së thjeshtë. Ajo e konsideronte si një gjë të turpshme të merrej me punimin e tokës, me mbarështimin e bagëtisë, me prodhimin zejtar etj.. Në këto punë ishin të angazhuar vetëm prodhuesit e vegjël, masa e gjerë e fshatarëve të lirë ose gjysmë të lirë. Zanati më i nderuar për ta ishin lufta, gjuetia, garat sportive etj., skenat e të cilave na janë transmetuar përmes gjuhës së gjallë artistike në objektet e bronzta të zbuluara në krahinat veriore ilire apo në kallcat e Glasinacit.

Në gjysmën e dytë të shek. V p.e. sonë disa nga federatat ilire kishin arritur një stad mjaft të përparuar në zhvillimin e tyre politik. Taulantët, fiset ilire, fqinje të Maqedonisë dhe ato më jugore: kaonët, thesprotët e molosët merrnin pjesë në ngjarje të tilla politike të historisë së botës së Mesdheut siç ishte lufta e Peloponezit.

Taulantët ndërhyjnë me këtë rast në luftën civile që shpërtheu në Epidamn në vitin 436 p.e. sonë. Në këtë luftë ata morën nën mbrojtje oligarkët e dëbuar nga demosi i qytetit dhe qenë një nga ato forca që në aleancë me Athinën, kundër lidhjes së Peloponezit, ndihmuan aristokracinë epidamnase të rikthehet në pushtet. Kjo ngjarje shënoi një kthesë të rëndësishme në historinë e kësaj kolonie greke, sepse fatet e saj do të lidhen paskësaj gjithnjë e më shumë me botën ilire.

Dy njoftime të tjera kanë të bëjnë me ngjarjet e vitit 423. I pari bën fjalë për kaonët, thesprotët, molosët dhe disa fise të tjera më të vogla fqinje të molosëve, që marrin pjesë nga ana e lakedemonëve në fushatën për të nënshtruar Akarnaninë dhe për ta shkëputur atë nga aleanca me Athinën, fushatë që përfundoi pa sukses.

Njoftimi i dytë lidhet me luftën që zhvilluan ilirët e krahinave juglindore kundër maqedonëve. Fisi ilir i lynkestëve ishte prej kohësh në konflikt me sundimtarët maqedonë, të cilët synonin ta nënshtronin. Gjatë luftës greko-persiane mbreti maqedon i ndihmuar nga persët kishte mundur t’u impon准onte lynkestëve sovranitetin e tij. Në kushtet e reja të luftës së Peloponezit, kur shteti maqedon ishte ende i pakonsoliduar dhe sundimtari i tij Perdika II përplasej sa në njërën anë në tjetrën, duke u lidhur herë me Athinën e herë me Spartën, mbreti i lynkestëve, Arrabeu, shfrytëzoi këtë situatë për t’u shkëputur nga varësia maqedone. Në përpjekjet e tij për të rivendosur gjendjen e mëparshme, Perdika kërkoi ndihmën e aleatit të vet, komandantit të forcave lakedemone, Brasidës, të cilit i kishte besuar luftën kundër Athinës në teatrin halkidik të veprimeve ushtarake. Një ekspeditë e fuqishme e përbërë nga forcat e Perdikës dhe të Brasidës provoi të thyente Arrabeun me anën e bisedimeve dhe të bëhej aleat i lakedemonëve. Por përpjekjet dështuan dhe bashkë me to dështoi edhe ekspedita kundër lynkestëve. Në kundërshtim me vullnetin e Perdikës, Brasida nuk guxoi të sulmonte dhe vendosi t’i tërhiqte forcat.

Pak kohë më vonë Perdika e bindi përsëri Brasidën për një fushatë të re kundër lynkestëve; forcat maqedone e ato lakedemone të përbëra prej 3 000 hoplitësh, 1 000 kalorësish dhe një numër barbarësh sulmuan Arrabeun. Por këtë radhë lynkestët kishin siguruar ndihmën e vëllezërve të tyre ilirë. Forcat e bashkuara të ilirëve dhe lynkestëve e shpartalluan veçmas

mbretin maqedon dhe e detyruan të largohej në pështjellim të plotë, duke braktisur aleatin e tij. Kështu Brasida u gjend i rrethuar keq dhe vetëm me përpjekje të mëdha mundi t'i shpëtojë forcat e veta nga asgjësimi i plotë. Kjo luftë ndryshoi krejt drejtimin që kishin marrë ngjarjet në frontin halkidik. « I detyruar nga rrethanat e rënda, - shkruan Tukididi, - Perdika u përpoq të hynte sa më parë në marrëveshje me athinasit dhe t'i hiqte qafe peloponezasit ».

Duke i përshkruar këto ngjarje të shek. V, Tukididi na ka lënë edhe një shënim me mjaft interes për vlerësimin e jetës social-politike të ilirëve. Prej fjalimit, që sipas tij Brasida u mbajti ushtarëve të tij para tërheqjes, ne mësojmë se shoqëria ilire ruan ende në fundin e shek. V mbeturina të theksuara të rendit fisnor. Por midis njoftimeve të autorëve që bëjnë fjalë vetëm për inkursionet e ilirëve dhe atyre të Tukididit, që i përmend ata si një forcë aktive, pjesëmarrëse në ngjarjet më të rëndësishme të kohës, ku luajti ndonjëherë një rol jo pa rëndësi, ka një ndryshim të dukshëm. E re në njoftimet e Tukididit është se lufta e federatave ilire si në rastin e ndërhyrjes në luftën civile të Epidamnit, ashtu dhe në luftën kundër maqedonëve dhe aleatëve të tyre peloponezas, nuk kishte më karakterin e një inkursioni grabitqar, por synime politike të caktuara dhe kjo nënkupton një stad mjaft të avancuar të organizimit të tyre politik qoftë edhe në kuadrin e një federate fisnore.

I gjithë ky zhvillim social-politik, që vihet re, veçanërisht tek fiset ilire të jugut në fund të shek. V p.e. sonë, pasqyron qartë një shoqëri, që jetonte etapën e fundit të organizimit fisnor, atë kalimtare për në rendin skllavopronar. Mbi bazën e kësaj shoqërie do të lindin në fundin e shek. V - fillimin e shek. IV p.e. sonë formacionet e para shtetërore ilire.

## 3. KULTURA ILIRE

### *Njësia dhe veçantitë kulturore lokale*

Kultura ilire u formua me tiparet e saj karakteristike që e dallojnë nga kulturat e popujve fqinjë në periudhën e zhvilluar të epokës së hekurit. Ajo ishte një kulturë autoktone që u krijua në truallin historik të ilirëve, në procesin e formimit të vetë etnosit ilir, mbi bazën e zhvillimit të brendshëm social-ekonomik të shoqërisë ilire dhe pa dyshim edhe të marrëdhënieve me popujt fqinjë. Tiparet themelore të saj janë shprehur në arritjet më të rëndësishme të ilirëve në fushën e zhvillimit të tyre ekonomik e shoqëror, në mënyrën e të jetuarit dhe të kuptuarit të botës që i rrethonte, në mënyrën e të pasqyruarit të kësaj bote në artin e botëkuptimin e tyre.

Krahas tipareve themelore të përbashkëta të kësaj kulture, që janë karakteristike për gjithë truallin ilir, vihen re edhe veçanti lokale. Në kushtet e një territori të gjerë, me larmi të theksuara fiziko-gjeografike, siç ishte pjesa perëndimore e Gadishullit të Ballkanit, me lidhje fqinjësie e marrëdhënie me krahina që i karakterizonte një zhvillim i ndryshëm social-kulturor, sidomos i theksuar midis veriut të prapambetur qendërevropian dhe jugut më të

përparuar egjeo-mesdhetar, këto ndryshime lokale në kulturë janë po aq të kuptueshme sa edhe zhvillimi jo i njëjtë social-ekonomik që njohën ilirët e kësaj kohe. Të dhënat arkeologjike dëshmojnë për ndryshime lokale edhe në aspekte të veçanta të jetës dhe të krijimtarisë së ilirëve, ndryshime të cilat janë thjesht të karakterit etnografik. Sipas të dhënave arkeologjike, në truallin ilir dallohen në epokën e hekurit disa grupe kulturore: grupi jonik ose epirot, që përfshin krahinën e banuar nga kaonët, thesprotët, molosët dhe fiset e tjera më të vogla të viseve më jugore; grupi adriatik-jugor ose taulanto-ardian, që shtrihet në gjithë ultësirën bregdetare nga Vjosa në Naretva dhe që banohej nga këto dy fise të mëdha si dhe fise të tjera më të vogla rreth tyre; grupi devollit ose dasaret në krahinën juglindore të Shqipërisë me qendër pellgun e Korçës; grupi pelagon në Maqedoninë Perëndimore dhe ai paion në atë lindore, grupi i Matit ose pirust, që përfshin krahinat e brendshme të Shqipërisë Verilindore (Mat, Dibër Kukës) dhe ai dardan në Kosovë; grupi i Glasinacit me qendër rrafshnaltën me të njëjtin emër në lindje të Sarajevës dhe rreth saj, që i përgjigjet krahinës së banuar nga autariatët; grupi dalmatin, që përfshin krahinën midis lumenjve Naretva e Krka; grupi japod në territorin e sotëm të Likës dhe grupi verior-adriatik ose liburn, që shtrihej në territorin midis lumenjve Krka e Zrmanje.

Çdo njeri nga këto grupe kulturore i përgjigjet kryesisht territoreve të banuara nga fiset ose bashkimet e mëdha fisnore ilire. Sa më të afërta gjeografikisht ishin këto grupe, aq më të mëdha ishin ngjashmëritë kulturore midis tyre. Kështu, p.sh., grupi japod paraqet mjaft paralele me atë fqinjë liburn. Në Ilirinë Qendrore grupi i Matit lidhet aq ngushtë me atë të Glasinacit dhe atë dardan saqë inkuadrohen me një kompleks të gjerë kulturor Mat-Glasinac; ndërsa në Ilirinë e Jugut grupi devollit afron në shumë aspekte me atë pelagon dhe epirot.

Këto ndryshime dhe ngjashmëri lokale, që burojnë nga baza e përbashkët etnike, kushtet herë të përafërta e herë të ndryshme të zhvillimit social-ekonomik dhe marrëdhëniet ndërkrahinore, shkrihen në tërësinë e bashkësisë kulturore ilire, të cilën e vërejmë si në gjuhë, ashtu dhe në kulturën materiale (vendbanimet, veglat e punës, armët, qeramikën, stolitë etj.) e atë shpirtërore (artin e botëkuptimin) të saj, pa kërkuar një unitet të plotë për këtë shkallë të zhvillimit të ilirëve. Veçoritë lokale etnografike në kulturë, ashtu sikurse dhe ato dialektore në gjuhë, nuk cenojnë unitetin e kulturës ilire dhe të bartësve të saj, ato janë shprehje e larmisë dhe e ndryshimeve brenda së njëjtës kulturë.

### ***Gjuha***

Ilirët flisnin një gjuhë që dallohej nga gjuhët e popujve të tjerë të kohës së lashtë të Ballkanit. Ajo ishte një gjuhë e veçantë indoevropiane, që kishte lidhje afërie ku më të largët e ku më të afërt me gjuhë të tjera të gadishullit dhe jashtë tij. Janë konstatuar elemente të përbashkëta sidomos me trakishten. Lidhur me vendin e ilirishtes në mes të gjuhëve indoevropiane është diskutuar mjaft dhe janë dhënë mendime të ndryshme.

Një varg dijetarësh të shquar historianë, arkeologë e gjuhëtarë, kanë sjellë një sërë argumentesh historike dhe gjuhësore për origjinën e shqiptarëve dhe të gjuhës së tyre. Sintezën më të plotë, të shoqëruar me vështrimin kritik të mendimeve për origjinën e gjuhës

shqipe, e ka dhënë gjuhëtari i shquar prof. Eqrem Çabej, i cili ka sjellë dhe argumentet e tij shkencore, në mbështetje të tezës ilire.

Disa nga argumentet e parashtruara prej tij janë këto:
Shqiptarët banojnë sot në një pjesë të trojeve, ku në periudhën antike kanë banuar popullsi ilire; nga ana tjetër, në burimet historike nuk njihet ndonjë emigrim i shqiptarëve nga vise të tjera në trojet e sotme; një pjesë e elementeve gjuhësore: emra vendesh, fisesh, emra njerëzish, glosa, etj., që janë njohur si ilire, gjejnë shpjegim me anë të gjuhës shqipe. Format e toponimeve të lashta të trojeve ilire shqiptare, të krahasuara me format përgjegjëse të sotme, provojnë se ato janë zhvilluar sipas rregullave të fonetikës historike të shqipes, d.m.th. kanë kaluar pa ndërprerje nëpër gojën e një popullsie shqipfolëse; marrëdhëniet e shqipes me greqishten e vjetër dhe me latinishten, tregojnë se shqipja është formuar dhe është zhvilluar në fqinjësi me këto dy gjuhë këtu në brigjet e Adriatikut dhe të Jonit; të dhënat arkeologjike dhe ato të kulturës materiale e shpirtërore, dëshmojnë se ka vijimësi kulturore nga ilirët antikë te shqiptarët e sotëm.

Nga të gjitha këto argumente, del si përfundim se teza e origjinës ilire të gjuhës shqipe, është teza më e mbështetur nga ana historike dhe gjuhësore. Nga ilirishtja e Ballkanit gjer tani nuk është gjetur gjë e shkruar dhe është menduar se nuk ka qenë e shkruar. Dëshmohet e shkruar mesapishtja e Italisë Jugore, që është mbajtur e mbahet përgjithësisht si një degë e ilirishtes, në njëfarë mase si një dialekt i saj i zhvilluar më tej në kushtet e një veçimi prej disa shekujsh nga trungu i saj gjuhësor kryesor. Prej saj kemi rreth 2 000 mbishkrime të shkruara në një alfabet grek (dorik) me disa ndryshime për të riprodhuar disa tinguj të posaçëm të gjuhës së tyre. Një mbishkrim i Kalasë së Dalmaces afër Pukës, që për dekada të tëra qe mbajtur si i vetmi mbishkrim ilir, u provua nga gjuhësia e re shqiptare se nuk ishte tjetër veçse një mbishkrim greqisht i shek. VI-VII. Nëse do të kurorëzohen me sukses përpjekjet që po bëhen për leximin e një mbishkrimi të Muzeut të Shkodrës me prejardhje nga Dobraçi, shkruar me një alfabet të panjohur dhe të një mbishkrimi të gjetur në Bugojë të Bosnjës Perëndimore, mund të sillen të dhëna të reja e të hapen perspektiva. Zbulimet e mëtejshme arkeologjike mund të japin ndonjë tekst ilir të shkruar me alfabet të veçantë ose me alfabet grek a latin. Gjuhët greke dhe latine që hynë më parë në Iliri si gjuhë kulture, tregtare ose si gjuhë zyrtare administrative, nuk u bënë kurrë gjuhë të të gjithë popullit, i cili vazhdoi të ruajë në jetën e tij të përditshme të folmen amtare. Njoftimi i historianit grek të shek. II p.e. sonë, Polibit, për bisedimet e mbretit Gent me delegatët maqedonas përmes përkthyesit që njihte ilirishten, dëshmon se kjo gjuhë u praktikua edhe si gjuhë zyrtare deri në fund të jetës së pavarur politike të ilirëve.

Nga gjuha e ilirëve kanë mbetur disa materiale, por që nuk janë të mjaftueshme: elemente leksikore shumë të pakta të së folmes së përditshme përbërë nga disa glosa ilire, dhe sidomos një numër i madh (rreth 1 000) emrash të përveçëm, emra personash, perëndish, fisesh, vendesh dhe disa emra lumenjsh e malesh. Fjalët ilire i kemi në formën që na janë dhënë prej autorëve grekë e latinë, jo në formën autentike të tyre. Ndër ato fjalë mund të përmenden rhinos = mjegull, sabaia = birrë meli etj.. Emrat e përveçëm ilirë që na janë transmetuar në burimet e shkruara antike (autorë grekë e latinë, mbishkrime greke e latine,

monedha të territorit ilir) përbëjnë materialin kryesor që kemi prej ilirishtes së Ballkanit. Ato lejojnë që të nxirren disa elemente të fjalëformimit emëror të ilirishtes e ndonjë tipar fonetik i saj, ndonjë element i leksikut të saj dhe material krahasimi me gjuhët e tjera indoevropiane, po nuk japin mundësi të njihen gramatika dhe leksiku i saj.

Studiues të ndryshëm kanë përcaktuar si ilire edhe një numër fjalësh të ndeshura në gjuhët e tjera të lashta ose në gjuhët e sotme të Evropës, duke i marrë ato si huazime nga ilirishtja ose si të trashëguara prej saj. Shumica e tyre janë të diskutueshme, po disa kanë gjasa vërtetësie. Ndër to përmendim: lat. mannus = kalë i vogël, krhs. shqipen maz/mëz; gr. balios = i bardhë, me pulla të bardha, krhs. shqipen balë; gr. kalibe = kasollë; disa fjalë pararomane etj..

Material më të pasur jep mesapishtja e Italisë Jugore. Prej saj kanë ardhur një numër mbishkrimesh zakonisht të shkurtra e shpesh fragmentare të shek. VI-I p.e. sonë, që japin edhe fjalë, trajta e ndonjë frazë, përveç emrave të përveçëm që përmenden në to, por që janë kuptuar dhe shpjeguar deri më sot në një masë të vogël. Kemi disa glosa si brendon = bri, bilia = bilë, bijë etj., dhe shumë emra të përveçëm njerëzish, fisesh e vendesh.

Janë vënë re gjithashtu edhe bashkëpërkime të rëndësishme midis mesapishtes dhe shqipes në sistemin fonetik dhe gramatikor, si p.sh. reflektimi i |o|-së së shkurtër indoevropiane në |a|, evolucioni |-m|>|-n| i mbaresës së rasës kallëzore njëjës të emrave në të dyja këto gjuhë etj..

***Arti dhe botëkuptimi***

Arti ilir në periudhën e hershme të hekurit karakterizohet me stilin e tij dekorativ të theksuar të epokës së bronzit, por lulëzimin e arrin në fillim të epokës së plotë të hekurit, d.m.th. rreth shek. VIII-VII p.e. sonë në kushtet e zhvillimit të mëtejshëm ekonomiko-shoqëror të ilirëve. Kjo vihet re qartë sidomos në grupin e kulturës së Devollit, në atë të Mat-Glasinacit etj.. Ky stil zbukurimi, i aplikuar jo vetëm në objektet e veçanta metalike, kryesisht prej bronzi dhe në qeramikë, por edhe në materialet që nuk i rezistuan kohës si në dru, kockë etj., përfaqësohet nga një gamë e pasur figurash gjeometrike, si rrathë të veçantë e bashkëqendrorë, rombe e trekëndësha me fusha të zbrazura ose të mbushura me vija paralele etj., të kompozuara me një fantazi të zhvilluar dhe në një sistem rigorozisht simetrik.

Ky stil do të jetojë në të gjitha periudhat e veçanta të zhvillimit dhe të dobësimit të tij, deri në fund të periudhës së hershme të hekurit, duke përbërë kështu bazën kryesore dhe më të qëndrueshme të koncepteve estetike të ilirëve në përgjithësi. Arti figurativ në Iliri u zhvillua më vonë; atë e shohim të përfaqësuar në figura njerëzish dhe kafshësh të trajtuara skematikisht ose në mënyrë të stilizuar si dhe në objekte të tjera, si art dekorativ i ndërthurur me motive gjeometrike.

Nga shek. VI p.e. sonë tek fiset e Ilirisë së Veriut nën ndikimin e fuqishëm të kulturave mesdhetare dhe në kornizën e lidhjeve të shumëfishta të popullsive përreth Adriatikut Verior, lindi një art i pasur figurativ, shprehjen më të lartë të të cilit e gjejmë tek situlat

liburne e tek urnat japode. Në një stil të pjekur arkaik të kohës janë paraqitur në këto monumente pamje nga jeta e përditshme e ilirëve, në mënyrë të veçantë e shtresave të pasura të shoqërisë së tyre, midis të cilave skena argëtimesh, siç është rasti i një valleje grash lidhur dorë për dore, apo i një procesioni funeral, ku përcjellja është dhënë nëpërmjet një vargu të gjatë kurorash luftarake dhe kalorësish që marrin pjesë në ceremoninë solemne. Në raste të tjera paraqiten skena luftimesh, gjuetie, mundjeje etj.. Këto manifestime artistike, megjithëse të ndikuara nga pikëpamja e stilit dhe e karakterit tregimtar të ornamentit prej artit arkaik grek dhe ai etniko-italik përsa i përket paraqitjes së figurave, motiveve reale dhe përmbajtjes së tregimit, kanë mjaft elemente vendëse, që tregojnë për natyrën vendore të prodhimit të shumë prej tyre. Në këtë drejtim përveç vlerave artistike, këto monumente përbëjnë edhe një burim historik të dorës së parë për njohjen e jetës dhe të koncepteve të shoqërisë ilire në shek. VI-V p.e. sonë.

Përsa u përket besimeve të ilirëve të epokës së hekurit, ato nuk ndryshonin prej atyre të epokës së bronzit. Një rol të madh vazhdon të luajë kulti i tokës mëmë i lidhur me pjellorinë e saj dhe me zhvillimin e bujqësisë në përgjithësi. Shumë e përhapur tek ilirët ishte heliolatria (adhurimi i diellit). Gjurmët e shumta të saj shprehen përmes motiveve të ndryshme, që zbukuronin objektet e veçanta dhe që në mënyrë grafike simbolizonin diellin. Të tilla ishin, p.sh.: rrathët bashkëqendrorë, svastikat, spiralja etj.. Ky kult diellor tek ilirët shprehej dhe përmes varëseve të ndryshme në formë kali, kaprolli, zogu etj..

Një kult tjetër shumë i zhvilluar tek ilirët, sidomos tek ata të krahinave jugore, ishte dhe gjarpri si simbol i pjellorisë si totem, si qenie mbrojtëse nga syri i keq (apotropeike) etj..

Vendosja e varreve në tuma përreth një varri më të hershëm të pasur dhe qendror, si dhe shoqërimi i të vdekurit në varr me objekte të ndryshme, tregon se tek ilirët e periudhës së hershme të hekurit ishte i zhvilluar dhe kulti i të parëve, si edhe besimi mbi jetën e përtej varrit.

Ilirët besonin edhe në ekzistencën e fuqive mistike, që rronin midis tyre dhe u shkaktonin njerëzve sëmundjet dhe fatkeqësitë e tjera shoqërore. Për t'i larguar këto të këqija, ilirët sajuan forma të ndryshme varësesh (amuleta), me karakter apotropeik etj..

## 4. KOLONITË HELENE TË BREGDETIT ILIR

### *Themelimi i kolonive helene dhe marrëdhëniet me botën ilire*

Vendosja e kolonive helene në bregdetin ilir është pjesë e drejtimit të lëvizjes kolonizuese helene, në të cilën më aktiv u tregua Korinthi. Kjo dukuri u zhvillua, nga njëra anë, me shtytjen e faktorëve ekonomikë e shoqërorë të metropoleve dhe, nga ana tjetër, qe një hap i mëtejshëm në përfshirjen e zonave ilire në sferën e ekonomisë së Mesdheut. Kolonitë më të hershme u vendosën në tokat e Ilirisë së Jugut. Këto zona të banuara nga ilirët kishin

marrëdhënie tregtare me vendet e Greqisë që nga epoka kreto-mikene. Kjo tregti fitoi një bazë më të gjerë në kushtet e shthurjes së rendit fisnor tek ilirët. Vendosja dhe zhvillimi i mëtejshëm i kolonive ka qenë pasojë e këtij procesi. Në fillim u vendosën pranë vendbanimeve ilire pikat tregtare, të cilat me zhvillimin e mëtejshëm të marrëdhënieve me brendatokën ilire u populluan nga grupe kolonistësh helenë dhe u kthyen në qendra të shpërngulurish (apoike) të metropoleve greke.

Kolonia më e hershme u vendos në vitin 737 në ishullin e Korkyrës, që banohej atëhere nga liburnët. Nga këtej një valë kolonistësh u vendosën në Dyrrah (627 p.e. sonë, ka shumë gjasë edhe më herët). Apolonia, e cila u themelua në vitin 588, ngjan të ketë qenë populluar nga kolonistë të ardhur nga Dyrrahu. Për gjithë kohën antike midis dy qyteteve u mbajtën lidhje të ngushta ekonomike dhe politike, që janë karakteristike për marrëdhëniet midis metropoleve dhe apoikeve. Në të njëjtën kohë me Apoloninë u formua nga banorët të ardhur nga Eubea edhe kolonia helene në Orik, e cila për vetë mundësitë e kufizuara të kontakteve me prapatokën ilire nuk arriti kurrë rëndësinë ekonomike, as edhe famën e dy kolonive të tjera. Kaluan edhe dy shekuj të tjerë derisa kolonistët helenë të ardhur nga Parosi, Sirakuza e Sicilisë dhe Knidi të vendoseshin në ishujt e Ilirisë së Veriut, ku themeluan Faron (sot Hvar), Isën (sot Vish) dhe Korkyrën e Zezë (sot Korculla). Në fillimet e veprimtarisë së kolonive peshën kryesore në ekonomi e zinte tregtia tranzite. Nga tokat ilire merreshin prodhime bujqësore, lëndë druri dhe minerale për nevojat e metropoleve, kundrejt shkëmbimit mall me mall me prodhime të zejtarisë.

Por në shek. V p.e. sonë kolonitë e bregdetit ilir nuk janë më shtojca të ekonomisë e furnizuese të thjeshta lëndësh të para të qyteteve mëma. Prodhimi lokal, i mbështetur kryesisht në shfrytëzimin e punës së skllevërve, arrin në këtë periudhë një shkallë të tillë zhvillimi saqë ishte në gjendje të mbulonte jo vetëm kërkesat e popullsisë së këtyre qyteteve, por edhe të botës ilire përreth, gjallëruese dhe nxitëse e drejtpërdrejtë e këtij zhvillimi. Importimet nga qytetet mëma dhe Greqia u kufizuan kryesisht në sendet e luksit dhe në veprat e artit. Dyrrahu dhe Apolonia vepronin tani si njësi ekonomike krejt të pavarura, duke e shprehur këtë edhe në prerjen e monedhave të tyre të veçanta.

Zejtaria u orientua nga prodhimi i sendeve të konsumit të gjerë: qeramika, veglat e punës, armët që hidheshin në tregun e brendshëm dhe në atë të prapatokës. Punishtet e prodhimit të gjerë të enëve prej balte, të tjegullave e të tullave, të punimit të gurit etj., ishin prona të skllavopronarëve dhe kishin karakterin e ergasterive antike.

Në marrëdhëniet tregtare me botën ilire, veç prodhimeve bujqësore e blegtorale, lëndës së drurit për ndërtimin e anijeve dhe skllevërve, për të cilat tregu grek kishte mungesë, vëmendja e kolonistëve u përqendrua në pasuritë minerale të Ilirisë së Jugut. Në shkrirjen dhe në përpunimin e hekurit, të bakrit dhe të argjendit, ilirët kishin një përvojë shekullore, nga e cila përfituan edhe kolonistët. Veçanërisht eksportimi i argjendit që nxirrej nga minierat e pirustëve dhe të Dardanisë, u bë një nga burimet kryesore të pasurimit e të lulëzimit të dy kolonive të mëdha, Dyrrahut dhe Apolonisë. Ai eksportohej kryesisht në formën e monedhave, të cilat gjetën një përkrahje të gjerë në krahinat e afërta dhe të largëta

ilire.

Për të nxjerrë fitime sa më të mëdha nga marrëdhëniet tregtare me ilirët, sidomos nga tregtia me shumicë e lëndëve të para, e gjithë kjo veprimtari kryhej nëpërmjet një përfaqësuesi të veçantë të kolonive, të quajtur poleti.

Duke qenë se Dyrrahu dhe Apolonia ishin qendra zejtare e tregtare, bujqësia e blegtoria zinte në to një vend të dorës së dytë. Në rrethet e afërta të qytetit pronarët e pasur kishin tokat e kullotat e tyre me sipërfaqe e prodhim të kufizuar, sepse kufiri me ilirët nuk shtrihej shumë larg mureve të qytetit.

### *Rendi shoqëror dhe organizimi politik*

Që në fillim në kolonitë helene të bregdetit ilir u vendos mënyra antike e prodhimit. Në ndarjen e shoqërisë në kolonitë rol të veçantë luante prejardhja shoqërore dhe etnike e njerëzve. Në kushte më të privilegjuara ishte shtresa me prejardhje aristokrate, që kishte qenë shpesh përkrahëse e themelimit të kolonive. Përbërja shoqërore e shtresave të lira ishte e larmishme. Krahas të mërguarve, për arsye politike gjatë luftërave të demosit me aristokracinë në metropole, kishte fisnikë të varfëruar, zejtarë të zhveshur nga mjetet e prodhimit, fshatarë të shpronësuar, tregtarë e detarë. Kjo masë e popullsisë shtohej vazhdimisht si rrjedhim i dyndjeve të herëpashershme nga metropolet. Në Dyrrah një kontingjent i madh njerëzish të tillë erdhi në gjysmën e dytë të shek. V.

Në Dyrrah e në Apoloni shtresa e skllevërve përbënte forcën kryesore të fuqisë punëtore. Ajo ndahej në tri kategori: në skllevër të qytet-shtetit skllavopronar, të cilët punonin në punishtet e tjegullave dhe të tullave, në thyerjen, transportimin dhe në skalitjen e gurëve, në përpunimin e metaleve e në prerjen e monedhave, pra në punët më të rënda. Të shumtë ishin edhe skllevërit privatë që përbënin kategorinë e dytë, të cilët përveç ergasterive shërbenin edhe në ekonomitë shtëpiake.

Një pjesë të popullsisë, gjithmonë në rritje, e përbënin « të huajt », kategoria e tretë ose banorët me origjinë ilire. Këta në dhjetëvjeçarët e parë ishin të privuar nga të drejtat shoqërore dhe politike.

Në përputhje me këtë përbërje shoqërore të popullsisë, rendi politik në Apoloni e Dyrrah kishte në fillim karakter oligarkik. Pushteti i takonte një pakice me prejardhje aristokrate. Shumica dërrmuese e popullsisë, ashtu edhe ilirët, duke mos bërë fjalë për skllevërit, nuk gëzonte të drejta në qeverisjen e qytetit.

Zhvillimi i vrullshëm ekonomik i Dyrrahut dhe i Apolonisë në shek. VI-V shoqërohet me ndryshime në rendin shoqëror e politik të dy kolonive, si rrjedhim i një lufte të ashpër sociale e politike. Me zgjerimin e prodhimit zejtar dhe të shkëmbimit të mallrave me ilirët dhe me Greqinë, u pasuruan dhe u forcuan ekonomikisht shtresat tregtare e zejtare të kolonive. Këto shtresa dolën tani si forca të pavarura në arenën politike kundër grupit oligarkik, me

synimin për të marrë pushtetin dhe për ta përdorur atë në dobi të interesave të tyre. Si rrjedhim i kësaj, në vitin 437 shpërtheu në Dyrrah një kryengritje e demosit, e njohur në historinë antike për rolin që luajti në prag të luftës së Peloponezit. Në arenën e kësaj lufte përveç forcave të demosit dhe aristokracisë, u duk edhe ndeshja e interesave të Korkyrës, prapa së cilës qëndronte Athina dhe Korinthi. Të dyja fuqitë synonin të përfitonin mundësi më të gjera në tregun ilir. Gjithashtu në këtë ndeshje morën pjesë aktive edhe ilirët fqinjë, të cilët duke ndihmuar aristokratët e dëbuar nga qyteti, u radhitën me forcat që përkahnin Athinën në luftën kundër lidhjes së Peloponezit.

Rrjedhimi kryesor i luftës civile në Dyrrah ishte triumfi i plotë i parimit të ndarjes klasore të shoqërisë, forcimi i polisit skllavopronar. Pushteti tani kalon nga rrethi i kufizuar i aristokracisë skllavopronare në duart e gjithë skllavopronarëve si klasë. Baza shoqërore e tij u zgjerua me pjesëmarrjen e shtresave më të gjera skllavopronare, të pronarëve të punishteve, të tregtarëve etj., duke bërë kështu më të theksuar mënyrën antike të prodhimit. Që nga kjo kohë u forcua edhe pozita shoqërore e ilirëve që banonin në qytet. Një dukuri e tillë e ngjashme u zhvillua edhe në Apoloni.

Këto ndryshime u pasqyruan edhe në përbërjen dhe në funksionet shtetërore. Vendin e krerëve (fylarkëve) aristokratë, në duart e të cilëve qe përqendruar pushteti gjatë regjimit oligarkik, e zuri tani një organ kolegjial, buleja (këshilli). Anëtarët e saj mund të ishin jo vetëm nga fisnikët, por edhe nga shtresat e tjera të skllavopronarëve. U krijua edhe organi i mbledhjes së përgjithshme të popullit, helieja. Detyrat kryesore të saj ishin miratimi i ligjeve, marrja e vendimeve me rëndësi dhe zgjedhja e kontrollimi i veprimtarisë së organeve ekzekutive të qytetit. Me gjithë pjesëmarrjen e popullit të lirë, edhe ky organ ishte në duart e skllavopronarëve, pa praninë e të cilëve helieja nuk kishte të drejtë të zgjidhte organet e larta ekzekutive të qytetit. Nga anëtarët e bulesë në krye të çdo viti zgjidhej prytani, i cili ishte funksionari më i lartë civil i qytetit. Me emrin e tij lidheshin të gjitha ligjet, dekretet e vendimet me rëndësi të shpallura gjatë vitit. Me çështjet që kishin të bënin me mbrojtjen ushtarake dhe me luftën merrej toksarku, që ishte komandanti i shigjetarëve. Sekretarit i binte për detyrë kryesore të kujdesej për ngulitjen mbi gur ose mbi tabela bakri të ligjeve, të dekreteve e vendimeve të marra nga helieja apo organet e larta ekzekutive dhe t'i shpallte ato publikisht. Të tre hieramnamonët, merreshin jo vetëm me çështjet e kultit, me organizimin e lojërave e të festave, por me sa duket edhe me çështjet financiare të qytetit. Veç këtyre kishte edhe nëpunës të tjerë, të një rangu më të ulët, por që në të vërtetë luanin një rol me rëndësi në jetën ekonomike. I tillë ishte nëpunësi i ngarkuar me prerjen e monedhave, i cili kishte për detyrë të kujdesej si për sigurimin e lëndës së parë, ashtu edhe për prerjen dhe shpërndarjen e monedhave. Mbi drahmet e argjendta emri i tij vendosej krahas atij të prytanit. Një funksionar tjetër ishte poleti që merrej me rregullimin e tregtisë me ilirët.

Kulti fetar ishte në harmoni me institucionet shoqërore e politike të qytetit. Kjo duket edhe nga shkrirja e funksioneve fetare me ato shtetërore (hieramnamonët). Hyjnitë më të adhuruara në Apoloni ishin Apoloni, që i dha emrin qytetit, hyjnesha ilire e brigjeve u unjisua nga kolonistët me Artemisin; Dionizi ishte hyu i vreshtave etj.. Perënditë kryesore, të cilëve u faleshin më shumë dyrrahasit, ishin Zeusi, Dielli dhe bashkëthemeluesi legjendar i qytetit

Herakliu.

Kolonitë helene u vendosën në Iliri në rrethanat e marrëdhënieve të ngushta ekonomike me ilirët, që kushtëzoheshin nga interesat reciproke. Fuqizimi i mëtejshëm i kolonive përkon me lindjen e qyteteve ilire dhe me formimin e shtetit ilir. Tek këta kolonitë do të gjejnë një bazë për t'u mbështetur në synimet e tyre për çlirimin e plotë ekonomik dhe politik nga metropolet. Nuk kanë munguar edhe konfliktet midis ilirëve dhe kolonive, me sa duket, si rrjedhim i shpërdorimeve të kolonistëve në marrëdhëniet me ilirët dhe për kufijtë midis tyre. Këto morën forma të armatosura në luftën e Apolonisë me qytetin ilir Thronion rreth mesit të shek. V dhe në luftën e ilirëve kundër Isës më 385 p.e. sonë.

Që nga gjysma e dytë e shek. IV p.e. sonë historia e kolonive helene të bregdetit të Ilirisë zhvillohet në marrëdhënie të ngushta me historinë politike të shtetit ilir dhe në kornizën e saj.

## K R E U   I I I

## SHTETET ILIRE

*Në fundin e shek. V p.e. sonë ilirët hynë në rrugën e zhvillimit skllavopronar. Në shekujt që pasuan e deri në pushtimin romak krahinat më të përparuara ilire, ato jugore, kryesisht bregdetare, njohën zhvillimin e tyre më të lartë shoqëror e politik të pavarur. Urbanizimi intensiv i kësaj treve dhe zhvillimi që mori, për pasojë, mënyra antike e prodhimit në shek. IV-III p.e. sonë çoi në krijimin e një shoqërie antike të mirëfilltë dhe në formimin e një vargu shtetesh ilire, të cilat u inkuadruan në qytetërimin e përparuar të botës mesdhetare.*

*Midis formacioneve shtetërore që u formuan në trevën e gjerë ilire, ai që arriti një shkallë të lartë të zhvillimit politik dhe që luajti një rol të shquar në ngjarjet politike të kohës qe Shteti Ilir apo Mbretëria Ilire. Që nga dukja e këtij shteti emrat ilir dhe Iliri morën, përveç kuptimit të gjerë etnik, edhe një kuptim të ngushtë politik, që u lidhën me fatet historike të këtij formacioni shtetëror dhe të popullsisë së tij, e cila në burimet e shkruara do të njihet me emrin Illyrii propriedictii (ilirë të mirëfilltë). Në kohë të ndryshme Mbretëria Ilire ushtroi pushtetin e vet, natyrisht me luhatjet që i imponuan rrethanat politike, në një territor të gjerë që përfshinte krahinat prej lumit Naretva (Narona) në veri e deri te lumi Vjosa (Aous), në jug me një shtrirje drejt lindjes deri te liqenet Lyhnide në kufi me Maqedoninë dhe më në veri me Mbretërinë Dardane.*

*Në krahinat më jugore ilire u formua një shtet tjetër i rëndësishëm ilir i njohur me emrin Shteti i Epirit, i cili shquhet sidomos në ngjarjet politike të fundit të shek. IV dhe të çerekut të parë të shek. III p.e. sonë. Në kohën e shtrirjes më të gjerë të tij, ai përfshinte tokat prej lumit Vjosa (Aous) e deri në gjirin e Artës (Nikopolit), duke u kufizuar nga jugu me Akarnaninë, kurse nga lindja me Thesalinë e Maqedonisë.*

*Në këtë hapësirë kanë ekzistuar si formacione shtetërore të pavarura edhe një varg qytetesh shtete, si Dyrrahu, Apolonia, Ambrakia, historia politike e të cilave u zhvillua herë në lidhje të ngushtë e herë në kundërshtim me atë të Shtetit Ilir dhe të atij të Epirit. Në rrethana të caktuara politike lindin gjithashtu formacione më pak të rëndësishme në formën e lidhjeve qytetare (Koinon), si ajo e Bylinëve etj., që kanë një peshë më të vogël në historinë politike të Ilirisë.*

*Në krahinat e brendshme jugore dhe qendrore ilire u formuan tri mbretëri të vogla ilire: e paionëve, e dardanëve dhe e athamanëve. E para shfaqet me një shkëlqim të shkurtër në shek. IV p.e. sonë për të rënë pastaj shpejt nën goditjet e politikës ekspansioniste të shtetit maqedon, kurse dy të fundit dalin në arenën politike në shek. III me një rol të parëndësishëm.*

*Popullsitë ilire të krahinave të brendshme qendrore e veriore nuk njohën deri në fillim të erës sonë një organizim politik shtetëror; edhe në këtë kohë ato arritën të organizohen vetëm në federata fisnore, siç është rasti i dalmatëve ose i fiseve të tjera.*

# 1. ZHVILLIMI EKONOMIK E SHOQËROR I ILIRËVE NË SHEK. IV P.E. SONË

### *Lindja e qyteteve dhe e jetës qytetare*

Zhvillimi ekonomik e shoqëror i Ilirisë gjatë epokës së hekurit dhe veçanërisht gjatë shek. VII-V p.e. sonë kishte përgatitur kushtet për lindjen e qyteteve dhe të jetës qytetare. Siç dëshmojnë të dhënat arkeologjike, qytetet ilire ngrihen mbi bazën e vendbanimeve të fortifikuara të epokës së hekurit dhe të qendrave protourbane që u krijuan si rezultat i zhvillimit të zejtarisë, të bujqësisë, të blegtorisë, si edhe të intensifikimit të marrëdhënieve të këmbimit me botën greke. Kjo dëshmohet nga prania e gjerë e qeramikës së importuar korinthike e jonike dhe më pas edhe nga prodhimet e kolonive greke në Dyrrah e në Apoloni, të cilat kishin hyrë në marrëdhënie të ngushta me prapatokën ilire.

Lindja dhe zhvillimi i jetës qytetare ishte një dukuri me karakter ekonomik e shoqëror tërësisht e re. Thelbi i saj ishte vendosja e ekonomisë antike të tregut që u materializua me krijimin e qyteteve si qendra prodhimi e shkëmbimi. Kjo është e lidhur me shkëputjen e plotë të zejtarisë nga bujqësia, me krijimin e mënyrës antike të prodhimit dhe me zbatimin e punës së skllavit në degët e ekonomisë.

Njoftimet më të hershme për ekzistencën e qyteteve në Iliri i takojnë mesit të shek. IV p.e. sonë. Historiani grek, Diodori, duke përshkruar fushatat e Filipit II kundër ilirëve thotë se mbreti i Maqedonisë « u lëshua mbi Ilirinë me një ushtri të fortë, plaçkiti vendin, nënshtroi shumë qytete të vogla dhe u kthye në Maqedoni me plaçkë të madhe ». Oratori i madh, Demosteni, duke paralajmëruar athinasit për rrezikun që i kërcënonte nga mbreti maqedon, vë në dukje gjithashtu se « Filipi po fortifikonte qytete në Iliri ». Pak më vonë historianët grekë të shek. II p.e. sonë Ariani e Rufi përmendin me emër Polionin si qytet i Dasaretisë, kurse historiani i shek. IV p.e. sonë Theopompi përmend qytetin Oidanton. Më në fund nga të dhënat numizmatike të fillimit të shek. IV p.e. sonë mësojmë emrin e një qyteti të rëndësishëm ilir, Damastion. Kuptohet se origjinën e këtyre qyteteve, që janë të pranishme në mesin e shek. IV p.e. sonë, (një rast vërtetohet qysh në fillim të këtij shekulli), duhet ta kërkojmë pak më parë, d.m.th. në fundin e shek. V p.e. sonë.

Nuk dihet me saktësi se ç'paraqesin në vetvete këto qytete të hershme ilire. Dëshmitë e autorëve antikë, përveç faktit që kumtojnë ekzistencën e tyre, janë tepër të varfra për të ndihmuar që të rindërtohet pamja reale e këtyre qendrave urbane.

Edhe nga pikëpamja arkeologjike nuk ka ende gjurmime të tilla, nëpërmjet të cilave të dallohet qartë qyteti i kësaj kohe. Megjithatë, prej qyteteve antike, rrënojat e të cilave ruhen në vendin tonë, mund të pohohet se qyteti i mirëfilltë në Iliri formohet kryesisht gjatë shek. IV p.e. sonë. Në këtë kohë kemi edhe dëshmitë e qarta si nga burimet e shkruara, ashtu edhe nga ato arkeologjike.

Këto qytete ashtu sikurse vendbanimet e fortifikuara të epokës së hekurit, ngrihen mbi kodra të mbrojtura nga pikëpamja natyrore, por shtrihen me sipërfaqe relativisht më të gjera, që arrijnë deri në 10-20 ha. Muret e tyre rrethuese janë ndërtuar me një teknikë më të përparuar me blloqe shumëkëndëshe, trapezoidale; ato janë mjaft të fuqishme dhe me një bukuri të rrallë (Amantia, Klos, Çuka e Aitojt etj.), por sistemi i fortifikimit në përgjithësi është ende i thjeshtë; ai nuk njeh kullat, rolin e të cilave e luajnë deri diku kthesat me kënd të drejtë, që bën muri herë mbas here për arsye qëndrueshmërie; edhe portat në këtë sistem janë të pakta e me një mbrojtje më të dobët.

Qytetet e mëdha zënë një pozitë qendrore në krahinën që zotërojnë dhe shtrihen në një hapësirë prej 30-40 ha, siç është rasti i Bylisit, i Antigonesë, i Lisit etj., dhe janë të mbrojtura me mure të fuqishme.

Duke folur për qytetet e kësaj kohe Diodori i quan ato me termin polisma, që do të thotë qytete të vogla, me sa duket ende në shkallën fillestare të zhvillimit të tyre. Demosteni, në shek. IV p.e. sonë përkundrazi, përdor termin poleis që do të thotë qytet. Ndryshimi që vërehet në termat e përdorur prej këtyre dy autorëve nuk duket të jetë i rastit; ai shpreh me sa duket një diferencim që u bëhet këtyre qendrave urbane ilire dhe që lidhet me karakterin e tyre. Pak dritë mbi këtë çështje hedh pohimi i Arianit, i cili e quan Pelionin si « qytetin më të fortë » midis qyteteve të Dasaretisë. Duket se disa qytete kishin mundur të ecnin përpara dhe të dalloheshin prej të tjerave. Interes të veçantë paraqet në këtë drejtim Damastioni, i cili është dhe i pari qytet ilir që pret monedha. Burimet tregojnë se ky qytet gjendej në shpinë të zonës bregdetare, diku midis kësaj zone dhe liqeneve lynkeste. Duke folur për këtë Straboni në shekullin e parë shkruan kështu: « Pas Epidamnit dhe Apolonisë gjer te malet Keraune ndodhen bylinët, taulantët, parthinët dhe brygët; aty afër gjenden dhe minierat e argjendit në Damastion, mbi të cilat diestët vendosën sundimin e tyre, si dhe enkelejtë, të cilët i quajnë dasaretë; afër këtyre vijnë lynkestët...». Mungesa e të dhënave më të sigurta ka penguar që ky qytet të lokalizohet me saktësi, por duke u nisur nga arsenali i gjetjeve të monedhave të tij, ai duhet kërkuar në krahinat e brendshme ilire, diku në lindje të Drinit të Sipërm.

Pasazhi i Strabonit ka një rëndësi të veçantë dhe për një fakt tjetër. Ai tregon se Damastioni qe një qytet që lindi dhe u zhvillua në një zonë të pasur me miniera, të cilat, me sa duket përbënin edhe bazën ekonomike të tij. Shfrytëzimi i tyre dhe zhvillimi i zejtarisë së përpunimit të metaleve qenë degët kryesore të kësaj ekonomie. Karakteri i saj bëhet i qartë edhe nga simbolet që mbajnë monedhat e qytetit, të cilat paraqesin midis të tjerash çekanin e minatorit dhe shufrat metalike.

Damastioni është, kështu, shembulli i një qyteti zejtar të përparuar të kësaj kohe, por padyshim jo i vetmi. Pelioni shfaqet në burimet, jo vetëm si qyteti më i fortë midis qyteteve të Dasaretisë, por edhe si kryeqendër apo qendër rezidenciale e mbretit ilir. Ka mundësi që qytetet e tjera më të vogla, ato që Diodori i quan polisma, do të kenë qenë qendra njësish gjeografiko-ekonomike, ku do të ketë mbisunduar ekonomia bujqësore-blegtorale me ndonjë

degë të kufizuar të zejtarisë.

### *Zejtaria, bujqësia e blegtoria*

Lindja e qyteteve i dha një shtytje të re zhvillimit të degëve të ndryshme të ekonomisë ilire. Zejtarinë e shfrytëzimit të minierave dhe të përpunimit të metaleve ilirët e njihnin dhe më parë, por asnjëherë si tani ajo nuk paraqitet si degë e veçantë e një qyteti, siç është rasti i Damastionit. Në shek. IV në zejtarinë e punimit të metaleve nuk vihet re ende ndonjë ndryshim cilësor, fjala vjen në punimin e veglave të punës, të armëve apo të zbukurimeve, në krahasim me shekujt pararendës. Por tani mund të flitet për një veprimtari më të gjerë e më intensive si në shfrytëzimin e minierave, ashtu edhe në prodhimtarinë e degëve të veçanta të zejtarisë metalpunuese. Bie në sy në mënyrë të veçantë rritja e prodhimit të armëve, që përbëjnë në këtë kohë gjetjet më të shumta nëpër nekropolet në krahasim me zbukurimet.

Megjithatë, nuk pati ndonjë përparim, në fushën e zejtarisë së prodhimit qeramik, madje importi e dobësoi për një kohë këtë degë të zejtarisë ilire.

Ndërkaq në fushën e ndërtimeve ndodh një revolucion i vërtetë. Mjeshtrat e ndërtimit shquhen në shek. IV për aftësitë e tyre arkitektonike e teknike dhe për njohuritë e thella në fushën e artit të fortifikimeve, që i zbatonin në nivelin më të përparuar të kohës, ashtu si në shumë vise të tjera të botës mesdhetare. Muret rrethuese të qyteteve të ndërtuara në stilin poligonal janë dëshmia më e qartë e arritjeve në këtë fushë.

Të dhënat për bujqësinë dhe blegtorinë e ilirëve për shek. IV janë të varfra. Autorët bashkëkohës, si Aristoteli, Skymni, Ariani etj., nuk bëjnë tjetër veçse përsërisin Hekateun, për shkak të njohjes ende të pamjaftueshme të Ilirisë; megjithatë Iliria për autorët grekë ishte vendi i një bujqësie e blegtorie të zhvilluar, tokat pjellore të së cilës shfrytëzoheshin vende-vende në mënyrë intensive dhe që krahas kulturave bujqësore (rritja e ullirit, kopshtaria e bletaria), në kullotat e pasura rritnin bagëti të mira të racës.

Të dhënat arkeologjike i vërtetojnë këto njoftime. Parmenda e paraqitur në buzët e një pitosi gjetur në fushën e Korçës, si dhe figurat simbolike të paraqitura në monedhat e Dyrrahut e të Apolonisë, apo në monumentet varrimore të kohës, si kalliri i grurit, dega e ullirit, bistaku i rrushit, bleta, lopa si dhe briri i bollëkut, simbol i pjellorisë dhe i begatisë, u bëjnë jehonë pasurive të tokës ilire dhe zhvillimit që kishin marrë bujqësia e blegtoria ilire në këtë kohë.

### *Tregtia dhe qarkullimi monetar*

Si rrjedhim i zhvillimit të zejtarisë dhe të degëve të tjera të ekonomisë ilire u zgjeruan shkëmbimet dhe tregtia. Gjetjet arkeologjike dëshmojnë për një shtrirje të gjerë të prodhimeve të zejtarisë ilire. Tipat standardë të armëve, të zbukurimeve dhe të enëve prej balte që përsëriten në gjetjet nga një krahinë në tjetrën, dëshmojnë për marrëdhënie intensive midis popullsisë së krahinave të ndryshme dhe për një zhvillim të konsiderueshëm të këmbimeve midis tyre.

Një zhvillim më të gjerë morën në këtë kohë shkëmbimet me botën greke. Jo më kot pasuritë minerale dhe disa prodhime bujqësore tërhoqën vëmendjen e autorëve antikë të kësaj kohe. Duket se këto prodhime ishin ndër artikujt kryesorë të eksportit ilir. Një vend me rëndësi zinin këmbimet me kolonitë greke të bregdetit Adriatik dhe qytetet e Halkidës, të cilat merrnin nga Damastioni argjendin për prerjen e monedhave të tyre, kurse nga tokat e afërta të Atintanisë serën, që u duhej për ndërtimin e anijeve dhe lyerjen e enëve të transportit. Kundrejt tyre ilirët merrnin prodhime luksi të artizanatit grek, midis të tjerave prodhime atike e italike. Krahas prodhimeve të Dyrrahut e të Apolonisë, enët e këtyre qendrave janë gjetje jo të rralla në vendbanimet e zonës bregdetare. Por ato fillojnë të duken më dendur edhe në krahinat e brendshme ilire. Pas Trebenishtit ato shfaqen edhe në luginën e mesme të Drinit, në afërsi të Kukësit e të Krumës. Këto prodhime arrijnë këtu nëpërmjet rrugëve tregtare të shkelura qysh në shek. VI-V, duke ndjekur luginat e lumenjve me pikënisje si nga qendrat e bregut Adriatik, ashtu edhe të Egjeut.

Monedhat e argjendit përdoren gjerësisht si ekuivalent shkëmbimi. Në krahinat bregdetare gjejnë një përhapje të madhe monedhat e Dyrrahut e të Apolonisë, kurse në ato të brendshme dhe lindore monedha e Damastionit. Gjetjet e deritanishme tregojnë se kjo monedhë qarkulloi në një zonë të gjerë që përfshinte krahinën e diestëve, penestëve dhe pjesërisht atë të lynkestëve.

Prerja dhe hedhja në treg e monedhave nga një qytet ilir si Damastioni është një fakt me rëndësi të veçantë. Ai tregon se tani, në pjesën e parë të shek. IV p.e. sonë, krahas Dyrrahut dhe Apolonisë, të cilat me monedhat e tyre, qysh nga shek. V p.e. sonë kishin mbuluar krahinat e afërta të ultësirës bregdetare dhe i kishin tërhequr ato në orbitën e marrëdhënieve skllavopronare, një qytet ilir, Damastioni, lindi dhe u bë qendër e rëndësishme ekonomike e krahinave të brendshme. Ai hodhi në treg monedhën e vet dhe me këtë shënoi shtrirjen e mëtejshme të sistemit monetar në krahinat e brendshme të Ilirisë Jugore. Ekonomia monetare theu kështu dhe në këtë pjesë të Ilirisë ekonominë e prapambetur natyrore, për t'i hapur rrugën një sistemi të ri ekonomik, skllavopronarisë.

### *Vendosja e skllavopronarisë*

Me lindjen e qyteteve u krijua edhe një popullsi qytetare, e cila më parë nuk njihej. Burimet nuk e bëjnë të qartë përbërjen dhe karakterin e kësaj popullsie, por meqë qytetet ishin qendra ekonomike dhe administrative, edhe popullsia e tyre përbëhej nga masa e gjerë e prodhuesve zejtarë, bujq e blegtorë, nga pronarët e punishteve zejtare, tregtarët dhe aristokracia e vjetër fisnore që përbënte parinë e qytetit. Si e tillë, popullsia e qytetit paraqitej e diferencuar në shtresa shoqërore, me interesa të ndryshme. Prej tyre, pronarët e punishteve dhe tregtarët formonin shtresën e re të pasuruar, e cila zhvendos përfundimisht në plan të dytë aristokracinë e vjetër fisnore.

Si qendra ekonomike e politike më vete qytetet i rrethonte një popullsi fshatare e lidhur me ta nëpërmjet interesave ekonomikë të ndërsjelltë. Në burimet këto popullsi njihen akoma si

fise të mëdha apo të vogla, por fisi nuk ka më kuptimin e tij klasik. Vetë dukja e qyteteve dhe prerja e qarkullimi i monedhave janë elemente që nuk pajtohen me rendin fisnor, ato i japin bashkësisë një përmbajtje të re nga pikëpamja e marrëdhënieve ekonomike e shoqërore.

Ashtu si në Maqedoni, edhe në Epirin fqinjë të kësaj kohe, shumica e popullsisë në Iliri jetonte në fshatra; qytetet ishin ende në numër të vogël. Masën kryesore të kësaj popullsie e formonte fshatarësia e lirë, por burimet bëjnë fjalë edhe për një popullsi fshatare të varur. Theopompi në veprën e tij « Filipika » shkruan se « ardianët kanë 300 mijë prospelatë si helotë... ». Me prospelatë autorët e vjetër kuptonin një popullsi të varur që merrej me punimin e tokës dhe që u jepte zotëruesve të saj si detyrim një pjesë të prodhimit. Duke i krahasuar prospelatët e ardianëve me helotët e Spartës, Theopompi e përcakton edhe më mirë gjendjen e tyre sociale. Me sa duket edhe këta ishin, sikurse helotët, një popullsi e nënshtruar që pas pushtimit ishin shpronësuar dhe ishin kthyer në gjendje vartësie. Nuk kemi prova nëse kjo ishte një popullsi e huaj apo një fis tjetër ilir që pësoi këtë fat; numri i tyre gjithashtu duhet të jetë i tepruar, por mbetet i padiskutueshëm fakti që kemi të bëjmë me një masë popullsie mbi të cilën ushtrohet shtypje ekonomike dhe politike.

Midis ilirëve ky nuk ishte një fenomen i veçantë për ardianët. Një shekull më vonë Agatharkidi në veprën e tij « Evropaikon » do të pohojë se « dardanët kanë kaq shumë skllevër (ai i quan këta me emrin « dullos »), sa dikush kishte 1 000, kurse të tjerë edhe më shumë. Secili nga këta në kohë paqeje punon tokën, kurse në kohë lufte merr pjesë në ushtri duke pasur si prijës zotin (« despotes ») e tij ».

Edhe pse Agatharkidi përdor termin dullos, shpjegimet e mëtejshme e bëjnë të qartë se kemi të bëjmë me një popullsi të tipit të prospelatëve ardianë. Nuk ka asnjë dyshim që termi « dullos » përdoret këtu me kuptimin më të gjerë, ashtu sikurse ndodh shpesh që autorët antikë i quajnë helotët « dullë të lakeldemonëve ».

Një rast tjetër është ai që përmend Atheneu, për penestët. Sipas tij « thesalët quajnë penestë jo ata që lindin skllevër, por ata që shtihen në dorë me anë të luftës ». Dihet se me emrin penestë quhej një fis i tërë në territorin e Mbretërisë Ilire. Përkufizimi i Atheneut të çon në përfundimin se popullsia e këtij fisi duhet të ketë qenë e ngjashme nga pikëpamja e gjendjes shoqërore me prospelatët e ardianëve dhe dullët e dardanëve.

Prania e një popullsie të tillë të varur e të shfrytëzuar ekonomikisht midis ilirëve, është një dëshmi e rëndësishme për të përcaktuar karakterin dhe strukturën e shoqërisë ilire. Siç tregojnë të dhënat e autorëve antikë, popullsia e varur e tipit prospelatë-helotë-penestë përfaqësonte në këtë kohë në Iliri një formë të hershme të skllavërisë që ekzistonte në disa nga popullsitë kryesore ilire. Kjo kategori njerëzish përdorej në masë në punimet bujqësore dhe mbase edhe në shfrytëzimin e minierave. Zotërit e tyre (despotët) duket se banonin në qendrat e vogla të fortifikuara ose në qytete. Kohën më të madhe ata e kalonin në luftëra dhe jo rrallë me dëfrime. Theopompi na thotë se sunduesit e prospelatëve ardianë « çdo ditë deheshin, bënin mbledhje dhe shtroheshin në gosti, të dhënë pas të ngrënit e të pirit ». Pjesën tjetër të popullsisë e përbënte masa e fshatarëve të lirë që luante, me sa duket, ende

një rol kryesor në prodhimin shoqëror.

Përveç përfitimit nga puna e popullsisë vendase, shtresa e pasur siguronte të mira materiale nëpërmjet grabitjes kolektive të popujve fqinjë me anë të luftërave. Tributet e përvitshme që detyroheshin të paguanin popujt e nënshtruar tregojnë se këto grabitje kryheshin në mënyrë sistematike.

Kështu në shek. IV p.e. sonë, shoqëria ilire paraqitet si një shoqëri e ndarë në klasa e shtresa shoqërore. Kjo shoqëri njihte atëherë format e hershme të varësisë skllavopronare, prandaj edhe ishte një shoqëri skllavopronare. Lindja e qyteteve ndihmoi për thellimin e diferencimit shoqëror, sepse duke u bërë qendra të rëndësishme të zejtarisë dhe të tregtisë ato i dhanë hov rritjes së prodhimit, shkëmbimit me para dhe shfrytëzimit të punës së huaj.

Pa mbivlerësuar peshën dhe rolin e qytetit ilir në këtë periudhë të hershme mund të thuhet se ai vepron jo vetëm si bartës i skllavopronarisë, por edhe si përçues i saj në botën fshatare që e rrethon. E lidhur me qytetin me anë të marrëdhënieve ekonomike dhe e varur prej tij përmes këtyre marrëdhënieve, bota fshatare ilire, sidomos ajo që ndodhej rreth qyteteve nuk është më bota e organizimit fisnor. Ajo njeh tani marrëdhënie vartësie në formën e skllavërisë së tipit helot.

Kështu, në shek. IV qyteti ilir na paraqitet me një rol e peshë të ndjeshme në jetën ekonomike e shoqërore të Ilirisë. Si i tillë ai shërbeu si bazë e organizimit politik shtetëror.

## 2. MBRETËRIA E PARË ILIRE. DINASTIA E BARDHYLIT (FILLIMI I SHEK. IV-335 P.E. SONË)

### *Ardhja në fuqi e Bardhylit*

Shekulli i ri, i katërt, i gjen përsëri ilirët në konflikt me fqinjët e tyre maqedonë për çështjen e Lynkestisë. Në vitet e fundit të sundimit të mbretit maqedon, Arhelaut, në kapërcyell të shekullit, u zhvillua një luftë e re midis ilirëve dhe maqedonëve për këtë krahinë. Në këtë luftë mbreti i lynkestëve, Arrabeu, kishte si aleat mbretin Syra. Aristoteli, që e përmend këtë fakt, nuk e cilëson origjinën etnike të Syras, por burimet e tjera e bëjnë të qartë se ai ishte mbreti i ilirëve. Aleanca midis tij dhe Arrabeut ka të ngjarë ta ketë zanafillën e saj në ngjarjet e vitit 423 p.e. sonë dhe duket se ka qenë përforcuar me një martesë dinastike midis Syras dhe një vajze të Arrabeut. Rezultatet e kësaj lufte nuk njihen, por ngjarjet e mëpastajme tregojnë se nuk ndodhi ndonjë ndryshim në gjendjen ekzistuese.

Vrasja e mbretit Arhelau (viti 399 p.e. sonë), shënoi për Maqedoninë fillimin e një periudhe trazirash që zgjatën katër dekada me radhë. Kontradiktat e brendshme që u bënë shkak për këtë vrasje dhe për intrigat e mëvonshme dinastike, krijuan rast për hapjen e konflikteve midis Maqedonisë dhe fqinjëve të saj. Në fillim të sundimit të Amyntës II, që pasoi

Arhelaun, u duk sikur konflikti iliro-maqedon gjeti një zgjidhje. Martesa e Amyntës me një bijë të mbretit Syra, të quajtur Eurydike, që ishte në të njëjtën kohë edhe mbesë e Arrabeut, fsheh në vetvete faktin që midis ilirëve e maqedonëve ishte arritur një marrëveshje pajtimi për çështjen e lynkestëve.

Por kjo gjendje nuk zgjati shumë. Ilirët, interesat e të cilëve ishin ndeshur prej kohësh me ato të Maqedonisë në Lynkesti, ishin të interesuar për dobësimin e mëtejshëm të Maqedonisë dhe jo për pajtim. Rasti i volitshëm për ta arritur këtë qëllim paraqitet pikërisht tani, që Maqedoninë e kishte pushtuar vala e turbullirave të brendshme. Në vitin 393 p.e. sonë, ilirët u dyndën në Maqedoni, pushtuan një pjesë të saj dhe pasi dëbuan Amyntën, vendosën në fron një farë Argeu, që thuhet se zbriste prej dinastisë së lynkestëve. Nën presionin e pushtimit ilir, një pjesë e tokave të Maqedonisë Lindore me pëlqimin e mbretit të rrëzuar hyri në Lidhjen e Olinthit. Amynta u strehua në Thesali dhe vetëm pas dy vjetësh mërgimi, ai mundi të kthehej në vend me ndihmën e thesalëve, të cilët preferonin më mirë sundimin e tij se atë të Argeut që përkrahej nga ilirët. Paqen me ilirët ai qe detyruar ta blinte me një tribut vjetor që do t'ua paguante atyre.

Rrethanat në të cilat ndodhi ky ndryshim në marrëdhëniet e vendosura së fundi midis ilirëve dhe maqedonëve nuk janë të qarta. Dihet vetëm se ngjarjet e mëpastajme nuk janë të lidhura me Syran, por me emrin e një mbreti të ri ilir, të quajtur Bardhyl. Megjithëse emri i tij shfaqet në burimet shumë më vonë, në ngjarjet e vitit 359 p.e. sonë, prapë se prapë duket se ai i udhëhiqte ilirët shumë kohë përpara. Sipas këtyre burimeve Bardhyli jetoi një kohë të gjatë dhe kur u ndesh me Filipin II (359 p.e. sonë), ose pak më vonë, ishte në një moshë të thyer, 90 vjeçare. Interes të veçantë lidhur me figurën e tij kanë lajmet që e paraqesin si një mbret me prejardhje të ulët, në fillim qymyrxhi e pastaj kryengritës (latro), që e pat fituar pushtetin me forcë dhe që gëzonte simpatinë e luftëtarëve, meqenëse në ndarjen e plaçkës ishte i drejtë e i paanshëm. Këto njoftime e paraqesin atë jo si një trashëgimtar të Syras, por si një përmbysës të tij. Vetëm duke pranuar këtë fakt, mund t'i jepet një shpjegim ndryshimit që ndodhi në marrëdhëniet e ilirëve me maqedonët në vitin 393 p.e. sonë. Duket se në Iliri forca të reja, në të cilat rol të rëndësishëm ka pasur Bardhyli, e kundërshtuan marrëveshjen me Amyntën II, rrëzuan Syrën dhe invaduan Maqedoninë. Pra, duhet të ketë qenë Bardhyli ai që udhëhoqi ilirët në fushatën e vitit 393 p.e. sonë kundër Amyntës dhe e detyroi atë t'i paguante tribut vjetor. Qe përsëri ai që theu përpjekjet e Aleksandrit II në vitin 369 dhe të Perdikës III më 360 p.e. sonë për t'u çliruar nga kjo gjendje. Tentativa e Perdikës përfundoi me dështim të plotë. Ai mbeti në fushën e betejës së bashku me 4 000 maqedonë të tjerë. Kjo qe humbja më e rëndë që pësuan maqedonët në vargun e përpjekjeve të tyre për t'u çliruar nga ilirët.

Gjatë gjysmës së parë të shek. IV p.e. sonë burimet përmendin edhe një ngjarje tjetër me rëndësi. Në vitin 385 p.e. sonë ilirët përfunduan një aleancë me tiranin e Syrakuzës, Dionizin. Ndërmjetës për këtë u bë mbreti i molosëve, Alketa, i cili qe dëbuar nga vendi i tij prej partisë filospartane dhe qe strehuar në Sirakuzë. Qëllimi i marrëveshjes ishte rivendosja e Alketës në fronin molos. Të dyja palët qenë të interesuara për këtë, sepse ilirëve kjo aleancë u siguronte dobësimin e ndikimit spartan dhe rrjedhimisht të atij maqedon në Epir,

kurse Dionizit i jepte mundësi të forconte pozitat e tregtisë sirakuzane në brigjet e Adriatikut e të Jonit. Në tregimin e tij Diodori vinte në dukje se Dionizi u dërgoi ilirëve një ndihmë ushtarake prej 2 000 vetash dhe 5 000 armë « meqenëse ilirët ishin në luftë ». Por nuk thotë se me cilët luftonin ilirët në këtë kohë. Është supozuar se Diodori e ka fjalën për luftën që përfundoi me dëbimin e Amyntës, por kjo ngjarje me të drejtë është datuar në vitin 393 dhe jo më 385. Nuk qëndron as pikëpamja se ilirët qenë duke luftuar me molosët, kur Dionizi u dërgoi ndihmën dhe se ky e shfrytëzoi këtë luftë vetëm për të kthyer Alketën. Vetë Diodori e ka sqaruar këtë fakt kur pohon se ilirët hynë në Epir pasi u erdhi kjo ndihmë dhe « pasi mblodhën një fuqi të madhe ». Në këtë rast duhet të jetë fjala për faktin se ilirët ishin në gjendje lufte pothuajse të pandërprerë me fqinjët e tyre, maqedonët. Ndihma ushtarake e Dionizit duket se i lehtësonte pak ilirët nga kjo barrë. Ky fakt dhe pjesëmarrja aktive në aksion kundër molosëve për të sjellë në fronin e tyre Alketën e vuri Sirakuzën në pozitën e aleatit të ilirëve kundër armiqve tradicionalë të tyre, maqedonëve. Megjithatë forcat kryesore në këtë aksion ishin ato ilire; ushtarëve të Dionizit nuk iu caktua ndonjë rol i pavarur, përkundrazi Diodori thotë se « ushtrinë që u erdhi në ndihmë ilirët e përzien me trupat e tyre ». Ndërmarrja përfundoi me sukses të plotë. Në betejën e rreptë që u zhvillua ilirët dolën fitues dhe molosët lanë në fushën e luftës shumë të vrarë. Ndihma që u dërguan spartanët nuk u solli ndonjë dobi molosëve dhe Alketa zuri përsëri fronin e vet në Mbretërinë Molose. Kjo ngjarje sqaron politikën që Bardhyli ndiqte me fqinjët perëndimorë. Me sa duket, aleanca me Syrakuzën ishte për të një mbështetje e shëndoshë në luftën kundër Maqedonisë.

### *Fushata maqedone kundër Mbretërisë Ilire*

Në vitin 359 Maqedonia mundi të dalë përsëri në fushë të betejës kundër ilirëve, por tani ajo e kishte kapërcyer gjendjen e kaosit të brendshëm politik dhe kishte mënjanuar rrezikun e sulmit nga kundërshtarët e tjerë. Sundimtari i ri i saj, Filipi II, filloi fushatën kundër Mbretërisë Ilire pasi ishte pajtuar me Athinën dhe kishte larguar rrezikun trak e paion.

I çliruar, në këtë mënyrë, Filipi u sul kundër ilirëve me një ushtri të madhe, të përbërë prej 10 000 këmbësorësh të armatosur rëndë dhe 600 kalorësish. Bardhyli i doli përpara armikut me një ushtri po kaq të madhe, 10 000 këmbësorë të zgjedhur dhe 500 kalorës. Megjithatë, mbreti plak e çmoi këtë radhë të pafavorshme ndeshjen e armatosur me maqedonët dhe bëri përpjekje për marrëveshje. Ai i propozoi Filipit paqe, me kusht që të dy palët të mbanin qytetet që kishin në zotërim në atë kohë; Filipi nuk e pranoi dhe kërkoi që ilirët t'i lironin të gjitha qytetet që i kishin pushtuar Maqedonisë. Meqenëse nuk u arrit marrëveshja, filloi përleshja. Të dy ushtritë u ndeshën me ashpërsi të madhe. Ushtria ilire i përballoi për mjaft kohë sulmet e armikut. Goditjeve të falangës maqedone Bardhyli u kundërvuri formacionin luftarak me radhë të shtrënguara në trajtë kuadrati.

« Në krye, - shkruan Diodori, - fitorja nuk anoi as nga njëra, as nga tjetra palë, dhe kështu vazhdoi për një kohë të gjatë, sepse të dy ushtritë luftuan me një trimëri të rrallë. Nga të dy anët u vranë shumë veta dhe ca më shumë u plagosën ». Megjithëse maqedonët e fituan më në fund betejën, Filipi e pa se nuk qe në gjendje ta ndiqte armikun. Më vonë ilirët dërguan

përfaqësues dhe përfunduan paqen, pasi liruan të gjitha qytetet e Maqedonisë që kishin pushtuar. Diodori bën të qartë edhe faktin se për cilat toka ishte fjala, kur thotë se, pasi i vuri nën zotërimin e tij gjithë banorët gjer në liqenin Lyhnid, Filipi u kthye në Maqedoni. Me këtë betejë, ai zgjidhi përfundimisht çështjen e Lynkestisë dhe e ndryshoi gjendjen në kufijtë perëndimorë në favor të Maqedonisë.

Në kushtet e krijuara rishtas ilirët u përpoqën të dilnin nga gjendja e krijuar duke kërkuar aleatë kundër Maqedonisë. Në vitet e fundit të jetës së tij Bardhyli u drejtua në jug, kundër molosëve, të cilët ndërkaq ishin afruar me Filipin, duke synuar që t'i shkëpuste nga ndikimi maqedon. Ushtria ilire invadoi tokat molose, por ndeshi në një qëndresë të fortë dhe u detyrua të tërhiqej. Në vitin 356 p.e. sonë ky synim u përsërit në përpjekjen për një aleancë të gjerë antimaqedone. Këtë ngjarje Diodori e përshkruan kështu: « tre mbretër, ai i Trakisë, i Paionisë dhe i Ilirisë, ishin bashkuar për të sulmuar Filipin. Këta mbretër fqinjë e shikonin tërë smirë rritjen e fuqisë së Filipit dhe duke qenë se nuk ishin aq të fortë për ta luftuar veçmas, u lidhën ndërmjet tyre me shpresë që t'ia arrinin më lehtë qëllimit ». Por ata ishin të zënë me grumbullimin e ushtrisë, kur ai i zuri në befasi dhe i theu para se të bashkonin forcat e tyre. Ky lajm vërtetohet edhe me një mbishkrim atik, që përkujton përfundimin e një koalicioni midis Athinës dhe tre mbretërve të përmendur më lart. Në këtë akt zyrtar mbreti i ilirëve quhet Grabo. Midis mendimeve të ndryshme që janë shfaqur rreth figurës së tij, duket më i pranueshëm supozimi sipas të cilit Grabo ka qenë pasardhës i Bardhylit, që në këtë kohë duhet të ketë vdekur.

Frenimi që arriti t'u bënte ilirëve nuk e kënaqte Filipin. Ai nuk e ndiente veten të qetë sidomos kur lufta për vendosjen e hegjemonisë maqedone në Greqi kërkonte gjithë energjitë dhe forcat e tij. Për t'u siguruar nga sulmet e shtetit ilir, Filipi u mundua ta vinte këtë shtet në pozita mbrojtjeje. Prandaj, në vitin 344 p.e. sonë, e sulmoi përsëri Ilirinë me një ushtri të fortë. Këtë radhë ilirët udhëhiqeshin nga mbreti Pleuria. Ata i bënë një qëndresë të ashpër dhe i shkaktuan armikut humbje të rënda. Vetë Filipi mbeti i plagosur dhe në fushën e betejës ranë shumë nga rrethi i tij i afërm. Megjithatë, ai mundi të hyjë në Iliri dhe të pushtojë disa qytete, të cilat më vonë i fortifikoi dhe vendosi në to garnizone. Pasi shkretoi vendin, Filipi u kthye në Maqedoni me plaçkë të madhe. Në burimet nuk thuhet se deri ku mundi të ketë arritur dhe për cilën pjesë të vendit është fjala kur flitet për qytetet e pushtuara, por dihet nga pohimet e Isokratit se në bregdet nuk mundi të dalë. Ka të ngjarë që ai të ketë vënë dorë mbi një pjesë të krahinës së banuar nga fisi i dasaretëve dhe si kufi të kenë shërbyer ato që në burimet quhen malet e Ilirisë ose të taulantëve dhe që mund të identifikohen me vargun e maleve të Polisit, të Kamjes dhe të Ostrovicës.

### *Kryengritja e vitit 335 p.e. sonë*

Pas vdekjes së Filipit II, ilirët e krahinave të nënshtruara ngritën krye në vitin 355 p.e. sonë kundër pasardhësit të tij, Aleksandrit, kur ky ndodhej larg vendit, duke luftuar me tribalët dhe popullsi të tjera veriore. Këtu Aleksandrit i erdhi lajmi i kësaj lëvizjeje në Iliri. Kliti, i biri i Bardhylit, ishte shkëputur prej tij dhe me të ishte bashkuar edhe Glaukia, mbret i ilirëve taulantë. Si mësoi se Kliti kishte pushtuar qytetin Pelion, Aleksandri u drejtua me forcat e tij

kundër këtij qyteti. Rufi dhe Ariani që bëjnë fjalë për këtë ngjarje, përshkruajnë me hollësi pozicionin e qytetit, vendosjen e forcave kundërshtare dhe stratagjemat që përdorën të dyja palët. Sipas tyre Pelioni ishte një qytet i Dasaretisë, buzë lumit Eordai, dhe më i forti në këtë vend. Ushtria ilire ishte ndarë në dy pjesë: garnizoni që mbronte qytetin dhe repartet e lëvizshme që kishin zënë rrugët dhe majat përqark tij. Aleksandri vendosi t'i shkëpusë lidhjet midis tyre; ngriti lëmin pranë qytetit dhe filloi ndërtimin e një muri që do të pengonte garnizonin të dilte për të marrë pjesë në luftimet e jashtme. Mbërritja e befasishme e Glaukisë me një ushtri taulantësh e vuri ushtrinë maqedone në pozitë të vështirë dhe vetëm në sajë të një manovre të shpejtë, Aleksandri mundi të tërhiqte pa humbje të mëdha trupat e veta. Por ilirët nuk ditën ta shfrytëzonin fitoren. Duke besuar në një sukses të plotë, ata e lanë ushtrinë e tyre pranë Pelionit në shkujdesje. Kjo i dha mundësi Aleksandrit, që tri ditë pas tërheqjes, të kthehej fshehtas përsëri në fushën e betejës dhe ta godiste natën ushtrinë ilire. Pasi pësoi humbje të mëdha, masa kryesore e ushtrisë ilire u tërhoq në malet e taulantëve. Vetë Kliti, pas dështimit të kryengritjes u mërgua në vendin e taulantëve, ndërsa garnizoni u largua duke i vënë zjarrin qytetit. Deri në prag të kryengritjes duket se Kliti sundonte në mbretërinë e tij të dobësuar, duke njohur sovranitetin e mbretit maqedon. Kjo të paktën mund të nënkuptohet nga shprehja e Arianit që thotë se ai « u shkëput » prej Aleksandrit, kur e njoftuan për fillimin e kryengritjes. Por në burimet nuk thuhet se cila qe gjendja juridike që u vendos në këtë pjesë të Ilirisë pas largimit të Klitit. Aleksandri duket se u kënaq me rivendosjen e gjendjes së mëparshme në këtë pjesë të shtetit të tij dhe nuk e vazhdoi më tej konfliktin me ilirët; telashe të tjera e prisnin në Greqi. Taulantët, të cilët Filipi nuk kishte mundur t'i shkelte, paraqiten në këtë konflikt si një fuqi më vete dhe me një mbret të tyre. Tokat e këtij fisi përbënin siç duket atë pjesë të Mbretërisë Ilire që kishte mbetur e pavarur.

### *Organizimi politik i Mbretërisë Ilire*

Gjatë veprimtarisë së tij tridhjetëvjeçare deri në vitin 360 p.e. sonë Bardhyli e kishte rritur pushtetin e vet dhe kishte krijuar një mbretëri të fortë. Pellgu rreth liqenit Lyhnid ishte krahina ku u zhvilluan ngjarjet e rëndësishme të gjysmës së parë të shek. IV, por kjo krahinë nuk mund të identifikohet me territorin e shtetit ilir, shtrirja e plotë e të cilit është vështirë të rindërtohet. Sidoqoftë ai na paraqitet si një forcë që ishte në gjendje t'i kundërvihej me sukses Maqedonisë. Kuptohet vetiu që si i tillë ai përbënte një njësi të paktën të barabartë me të, si nga pikëpamja e territorit, ashtu edhe e forcës së gjallë njerëzore. Si rrjedhim, krahina të tjera të Ilirisë së Jugut, pa përjashtuar ultësirën bregdetare, duhet të kenë bërë pjesë në këtë njësi.

Organizimi politik i këtij formacioni shtetëror nuk njihet mirë. Bardhyli quhet prej autorëve antikë « mbret i ilirëve »; po kështu emërtohen dhe pasardhësit e tij. Kjo lejon që ky formacion të konsiderohet si një mbretëri, e cila nuk kishte marrë ende tiparet e qarta të një monarkie. Vetë Bardhyli, në fillimet e tij na paraqitet si një prijës i thjeshtë ushtarak që respekton shumë zakone të rendit fisnor. Duket më e besueshme, që mbretëria e tij të ketë qenë në fillim një bashkim i thjeshtë bashkësish ilire, të cilat i lidhnin interesa ekonomike dhe politike, në radhë të parë interesi i mbrojtjes nga rreziku i jashtëm. Çdo bashkësi kishte në

krye mbretin e vet të vogël që njihte sovranitetin e mbretit të federatës dhe i nënshtrohej atij. Me kalimin e kohës, autoriteti dhe pushteti i Bardhylit si mbret u rrit e u forcua së tepërmi. Ky pushtet mbështetej në forcat e armatosura. Në vitet 60 të shek. IV p.e. sonë, ai kishte një ushtri të rregullt, me një organizim dhe taktikë luftarake të përparuar. Kjo ushtri formohej nga një këmbësori e organizuar dhe e armatosur mirë që përbënte bazën e forcave të armatosura dhe nga kaloria, e cila, megjithëse e vogël në numër, ekzistonte si njësi më vete me cilësinë e një force të manovrueshme goditëse.

Ngjarjet politike që jetoi Mbretëria Ilire e kohës së Bardhylit dhe e pasardhësve të tij tregojnë gjithashtu se ajo përfaqësonte një forcë serioze. Veprimet e saj nuk janë të shkëputura, por gjejnë vend në kuadrin politik të kohës dhe janë shprehje e një qëndrimi që ka si objektiv të qartë dobësimin e kundërshtarit kryesor dhe forcimin e pozitave të veta në raport me shtetet fqinje. Kjo politikë mbështetej në marrëveshje e aleanca politike e ushtarake. Nuk mund të përfytyrohet dot një organizim fisnor apo një demokraci ushtarake që të luajë një rol kaq aktiv në situatën ndërkombëtare dhe të ketë pikësynime kaq të qarta politike, të cilat kërkonin përqendrim forcash e mjetesh, siç është rasti i Mbretërisë Ilire të kësaj kohe. Një veprimtari kaq e gjerë dhe kaq e guximshme në politikën e jashtme mund të ketë vend vetëm në kushtet e një organizimi shtetëror.

Por nuk duhet të kujtojmë se shteti ilir i kësaj kohe ishte një organizëm i përkryer që u përgjigjej të gjitha kërkesave të këtij nocioni në kuptimin e plotë të fjalës. Megjithatë ai kishte tiparet thelbësore që i duhen një shteti: territorin, ndarjen territoriale të popullsisë sipas njësive gjeografike-etnografike dhe pushtetin publik në duart e klasës sunduese. Struktura social-ekonomike e krijuar në gjirin e shoqërisë ilire të kësaj kohe çoi gradualisht në lindjen e këtij shteti, si një mjet që i duhej klasës sunduese për të nënshtruar shtresat e tjera dhe për të mbrojtur interesat e saj. Nuk mund të detyrohej masa e madhe e prospelatëve-dulle të punonte për pjesën tjetër të shoqërisë ilire, për despotët pa një aparat shtrëngimi të përhershëm siç ishte aparati shtetëror. Kjo përbënte funksionin kryesor të brendshëm të shtetit ilir. Karakteri i shtetit shprehet edhe në funksionin e jashtëm që realizohet nëpërmjet ndeshjeve me popujt fqinjë me anë të fushatave pushtuese dhe ngarkimit të tyre me tribute. Shteti ilir ndodhej në stadin e tij fillestar dhe karakterizohej nga mbeturina të theksuara të rendit fisnor që gjenin shprehje në anë të veçanta të jetës shoqërore. Por qytetet dhe popullsia e tyre, që përbënin bazën themelore ekonomike e shoqërore të tij, kishin marrë një zhvillim të dukshëm. Pozita dhe roli i tyre në jetën politike u bë më i qartë në periudhat e mëpastajme, dora-dorës me zhvillimin e mëtejshëm të shoqërisë antike ilire.

Shteti ilir lindi si rezultat i zhvillimit të brendshëm të forcave prodhuese në Ilirinë e Jugut. Procesi i lindjes dhe i formimit të tij përkon me periudhën e sundimit të mbretit Bardhyl; ai mund të konsiderohet edhe si themeluesi i shtetit ilir. Luftërat me Maqedoninë qenë, nga ana tjetër, një faktor i jashtëm me rëndësi që e shpejtoi këtë proces. Dështimi i përkohshëm në luftërat me Filipin II dhe Aleksandrin nuk e ndërpreu jetën shtetërore të ilirëve. Këto luftëra përbëjnë vetëm një episod të shkurtër politik që nuk e ndali këtë proces të thellë shoqëror në Iliri.

Shteti ilir lindi brenda territorit, të cilin e banonin sipas Plinit dhe gjeografit romak të shek. I, Melës « ilirët e mirëfilltë » dhe do të zhvillohet më tej në kuadrin e po këtij territori.

## 3. MBRETËRIA E DYTË ILIRE. DINASTIA E GLAUKISË (335-231 P.E. SONË)

### *Rimëkëmbja e shtetit ilir*

Shumë shpejt pasi pajtoi fqinjët veriorë dhe Greqinë, Maqedonia u drejtua nga lindja duke e lënë të qetë shtetin ilir. Fqinjësia me Maqedoninë nuk përbënte më atë rrezik serioz dhe ilirët u munduan ta shfrytëzonin gjendjen e krijuar për rimëkëmbjen e shtetit të tyre. Rufi njofton për trazira të reja në Iliri, por duket se ato nuk patën sukses, sepse në vitin 323 p.e. sonë, kur u bë ndarja e perandorisë së Aleksandrit, një pjesë e ilirëve ishte ende nën sundimin e Antipatrit, që u bë mbret i Maqedonisë, i Greqisë, i Ilirisë, i Epirit dhe i popullsive të tjera të pushtuara në Ballkan.

Gjendja e turbullt që u krijua në perandori pas vdekjes së Aleksandrit dhe shthurjes së perandorisë së tij krijoi kushte më të përshtatshme për çlirimin e tokave lindore ilire. Duke u lidhur me armiqtë e Maqedonisë, Glaukia, mbret i taulantëve, arriti t'i çlirojë këto toka dhe t'i bashkojë me mbretërinë e tij. Duket se pas kësaj ai mori edhe titullin « mbret i ilirëve » në vend të titullit të mëparshëm « mbret i taulantëve ».

Pasi realizoi bashkimin e tokave ilire dhe rimëkëmbi shtetin ilir, Glaukia u përpoq të dobësonte ndikimin maqedon në Epir. Për këtë qëllim ai u afrua me mbretin e molosëve, Ajakidin dhe u martua me Berojën, një bijë nga dera mbretërore molose. Në këtë politikë ai u ndesh me të birin e Antipatrit, Kasandrin, që pas shumë përpjekjesh ishte vendosur në krye të Maqedonisë. Në vitin 317 p.e. sonë, Kasandri rrëzoi nga froni molos aleatin e Glaukisë, Ajakidin, i cili kishte ndërhyrë në grindjet e brendshme për fronin maqedon, duke marrë anën e Olimbisë, nënës së Aleksandrit. Në këtë kohë Glaukia mori nën mbrojtje dhe mbajti në pallatin e tij birin e mbretit të rrëzuar, Pirron dyvjeçar. Me gjithë kërkesat këmbëngulëse të Kasandrit, Glaukia nuk e dorëzoi Pirron; ai nuk e bëri këtë as kur mbreti maqedon i premtoi si shpërblim shumën e madhe prej 200 talentesh, as kur ky e kërcënoi me luftë.

### *Shtrirja e sovranitetit mbi Dyrrahun e Apoloninë*

Tre vjet mbas kësaj ngjarjeje, në vitin 314, Kasandri, duke u nisur nga Epiri, sulmoi nga deti Apoloninë, pastaj Dyrrahun dhe u fut në Iliri. Në këtë luftë Glaukia u mund dhe Kasandri u bë zot i dy qyteteve të mëdha të Adriatikut. Trazirat politike e detyruan të kthehej në Greqi pasi la këtu garnizone të fuqishme. Një vit më vonë, më 313 p.e. sonë, Glaukia rrethoi Apoloninë, por pa sukses. Sipas Diodorit, me ndërmjetësinë e spartanëve ai pranoi të heqë rrethimin dhe të përfundojë një traktat paqeje me apoloniatët. Kushtet e paqes nuk dihen dhe as që bëhej fjalë për vendosjen e ndonjë forcë maqedone në qytet; por ngjarjet e

mëpastajme, të vitit 312 p.e. sonë, tregojnë se të dy qytetet mbroheshin nga garnizonet maqedone. Në këtë vit apoloniatët dhe dyrrahasit ngritën krye dhe i dëbuan forcat e Kasandrit nga qytetet e tyre. Një rol të veçantë u atribuon Diodori në këtë ngjarje korkyrasve, të cilët kishin ardhur për ndihmë. Sipas tij ata « çliruan Apoloninë dhe Dyrrahun ia dorëzuan Glaukisë, mbretit të ilirëve ». Burimet nuk japin një përgjigje të drejtpërdrejtë për çështjet se përse korkyrasit ua dorëzuan Dyrrahun ilirëve, cili ishte roli i ilirëve në këtë ngjarje, cilat kishin qenë raportet e tyre me Dyrrahun dhe ç'raporte u vendosën me Apoloninë. Megjithatë nuk është vështirë të kuptohet se korkyrasit në këtë rast vepruan si aleatë jo vetëm të apoloniatëve dhe të dyrrahasve, por edhe të ilirëve. Dalja e Maqedonisë në brigjet e Adriatikut cenonte interesat ekonomikë e politikë si të shtetit ilir, ashtu edhe të Dyrrahut, Apolonisë e të Korkyrës, prandaj ato u bashkuan kundër rrezikut maqedon. Dy qytetet e mëdha ishin, siç duket, për ruajtjen e marrëdhënieve të vjetra me shtetin ilir dhe nuk dëshironin t'i nënshtroheshin me dhunë mbretit të Maqedonisë. Dyrrahu duket se kishte qenë para kësaj në duart e ilirëve ose kishte njohur sovranitetin e mbretit ilir. Kundërshtimi që i bënë apoloniatët Glaukisë më 313 p.e. sonë tregon për një mbizotërim të përkohshëm në këtë qytet të një grupi promaqedon, i cili më vonë u përmbys nga kryengritja e qytetarëve që dëbuan forcat e Kasandrit.

Mbreti maqedon u shpejtua të vijë me forcat e tij përsëri para mureve të Apolonisë për të rivendosur gjendjen e mëparshme. Diodori pohon se « apoloniatët ishin lidhur me ilirët ». Megjithatë, nuk dihet nëse ishte kjo një aleancë e thjeshtë ushtarake apo diçka më tepër, por duhet nënkuptuar se ilirëve u ishte caktuar një rol i dorës së parë qëkurse forcat që mbronin qytetin « ishin më të mëdha » se ato maqedone. Kasandri u thye keqas dhe u detyrua të largohej, pasi kishte humbur një pjesë të mirë të ushtrisë. Përpjekjet e tij për t'u ngulur në Ilirinë bregdetare dështuan dhe pas kësaj ai nuk provoi më të kthehej në këto anë.

Luftërat me Kasandrin tregojnë se fuqia e shtetit ilir ishte rritur aq shumë saqë ai mundi të matej me sukses me Maqedoninë për zotërimin e bregdetit Adriatik. Qytetet e mëdha të këtij bregdeti prej kohësh kishin njohur sovranitetin e mbretit ilir; të paktën mbi Dyrrahun ishte vendosur ky sovranitet, por që nga viti 312 p.e. sonë edhe ndikimi mbi Apoloninë nuk duhet të ketë qenë më i vogël, megjithëse pozita juridike e këtij qyteti ndaj shtetit ilir formalisht mund të ketë qenë pak e ndryshme nga ajo e Dyrrahut.

Pas fitores mbi Kasandrin dhe forcimit të pozitës së tij në Dyrrah e në Apoloni, Glaukia u mor me përgatitjen e ekspeditës që do të vinte Pirron në fronin molos. Nuk ishte zemërgjerësia ndaj tij, as lidhjet që kishte me të nëpërmjet së shoqes, Berojës, bijë nga dera molose, ato që e shtynë Glaukinë në këtë ndërmarrje të guximshme. Epiri në këtë kohë ishte pika më nevralgjike e kontaktit dhe hallka më e rëndësishme në kontradiktat iliro-maqedone. Glaukia duhej ta shkëpuste këtë vend nga ndikimi maqedon dhe t'i rikthente shtetit ilir aleatin e humbur. Për këtë qëllim, në vitin 309 p.e. sonë, në krye të një ushtrie të madhe, ai hyri në Epir dhe pasi mposhti kundërshtimin e grupit promaqedon që përfaqësohej nga mbreti Alketa (ungji i Pirros), vuri në krye të shtetit molos 12-vjeçarin Pirro. Me këtë akt konflikti me Maqedoninë u zgjidh në favor të ilirëve. Veprimtaria politike dhe ushtarake e Glaukisë për rimëkëmbjen e forcimin e pozitave të shtetit ilir u kurorëzua me sukses.

Gjatë sundimit të Glaukisë, shteti ilir jetoi ditë lavdie; ai u bë një shtet i fuqishëm, duke përfshirë në gjirin e tij edhe qytetet Dyrrah e Apoloni. Ai ishte e vetmja forcë serioze që iu kundërvu Maqedonisë në këtë pjesë të Ballkanit, dhe u bë një faktor i rëndësishëm që ushtroi një ndikim të fuqishëm në ngjarjet politike të kohës.

***Forcimi i pushtetit mbretëror***

Në vitin 302 p.e. sonë Glaukia ishte ende në krye të shtetit ilir. Pas kësaj date ai nuk përmendet më. Periudha që pason është mjaft e errët dhe njihet vetëm nëpërmjet burimeve të fragmentuara, por ndonjëherë tepër të rëndësishme.

Rreth vitit 295 p.e. sonë si mbret i ilirëve përmendet Bardhyli i ri. Rrethanat në të cilat ai u gjend në krye të shtetit ilir dhe marrëdhëniet e tij me Glaukinë, të cilin e zëvendësoi, janë të paqarta. Një lidhje martesore e paraqet Bardhylin si aleat të Pirros. Plutarku thotë se pas vdekjes së gruas së parë, Antigonës, Pirroja « u martua me shumë gra, për arsye politike dhe për të rritur fuqinë e tij ». Një ndër to ishte edhe Brikena, bija e Bardhylit, mbretit të ilirëve. Historiani romak Justini dhe shkrimtari romak i shek. I Frontini njoftojnë nga ana e tyre për një fushatë të Pirros kundër ilirëve, në të cilën ai kishte dalë fitimtar dhe kishte pushtuar edhe qytetin që ishte kryeqendra e tyre, pa na thënë emrin e tij. Edhe historiani grek i shek. II Apiani, gjithashtu, i bën jehonë kësaj ngjarjeje, duke thënë se Pirroja zotëronte një pjesë të Ilirisë gjatë bregdetit Jon. Të gjitha këto burime nuk e përcaktojnë, megjithatë, se deri ku u shtri sundimi i mbretit molos mbi tokat ilire dhe si ndodhi që ai i rritur në oborrin e Glaukisë ndërhyri me forcë në shtetin e tij. Pas gjithë këtyre ngjarjeve fshihet një grindje e brendshme midis trashëgimtarëve apo pretendentëve për fronin e Glaukisë, e cila u shfrytëzua nga Pirroja. Por nuk është për t'u përjashtuar edhe pikëpamja sipas së cilës Bardhyli i ri të ketë qenë një pinjoll i Bardhylit I, që vjen në fuqi me ndihmën e Pirros, duke i lëshuar këtij të fundit një pjesë të Mbretërisë Ilire. Vetëm kështu mund të shpjegohet se si Pirroja u bë zot i krahinave perëndimore të Mbretërisë Ilire, ndofta edhe i Apolonisë, kurse Bardhylit i la krahinat lindore rreth liqenit Lyhnid, ose në perëndim të tij.

Por pushtimi i tokave ilire prej Pirros dhe sundimi i Bardhylit të ri si « mbret i lirëve » mbi një pjesë të shtetit ilir nuk duhet të kenë zgjatur shumë. Pasazhi i Apianit që thotë se këto toka i trashëguan dhe pasardhësit e Pirros bie në kundërshtim me zhvillimin e ngjarjeve të mëpastajme. Grindjet e brendshme për trashëgimin e fronit të Glaukisë duket se u kapërcyen shpejt. Në prologun e librit XXIV të historianit latin Trogut bëhet fjalë për « luftën që Ptolemeu e Kerouni (mbret i Maqedonisë) bënë me Monunin ilir dhe Ptolemeun, të birin e Lysimahut ». Ky lajm që i takon një ngjarjeje të vitit 280 p.e. sonë flet për një sundimtar ilir që ndërhyn në grindjet për fronin maqedon si aleat i pretendentit tjetër, birit të Lysimahut. Sipas renditjes së Trogut, Monuni është kundërshtar i parë i Keraunit dhe mund të supozohet edhe iniciator i kësaj lufte. Sidoqoftë ky Monun duhet të ishte sundimtar i një vendi, kufijtë e të cilit takonin me Maqedoninë.

Supozimi se ai ishte një mbret dardan, sot është zhvleftësuar duke i lënë vend mendimit se

në rastin konkret kemi të bëjmë me një sundimtar të shtetit ilir. Figura dhe veprimtaria e tij bëhet më e qartë nëpërmjet një monedhe të Dyrrahut. Kjo është një tridrahme, e cila mban simbolet e njohura të tridrahmes së mëparshme autonome të Dyrrahut; në faqe ka një lopë duke e pirë viçi, në shpinë një katror të mbushur me zbukurime lineare; ndryshe prej së parës monedha e re ka një peshë më të vogël (10,3-10,5 gr. në vend të 10,4-11,5 gr.) dhe krahas legjendës ????? apo ??? ka edhe emrin e mbretit (??S???OS ?????????) dhe një nofull derri mbi lopën, që mungojnë në tridrahmat e vjetra. Në një variant tjetër monedhave të Monunit u është hequr legjenda e shkurtuar e qytetit dhe është zëvendësuar me një heshtë. Këto tridrahme janë datuar me të drejtë pas vitit 300 p.e. sonë dhe përputhen si kohë me Monunin e përmendur prej Trogut.

Njoftimi i Trogut dhe prerja e këtaj monedhe dëshmojnë se me gjithë tronditjen që kishte pësuar shteti ilir mbas vdekjes së Glaukisë nga ndërhyrja e Pirros, Monuni kishte mundur të rimëkëmbte shtetin e tij në të gjithë territorin e dikurshëm, prej brigjeve të Adriatikut deri në kufi të Maqedonisë. Si duket, ai përfitoi nga largimi i Pirros për në Itali për t'i rikthyer shtetit të vet tokat e pushtuara. Pushteti i tij mbi Dyrrahun ishte rritur. Duke vënë dorë mbi punishten e monedhave, ai i thelloi më shumë se paraardhësi i tij marrëdhëniet me këtë qytet. Varianti i fundit i prerjeve të Monunit tregon se mbreti ilir duhet ta ketë ndjerë veten mjaft të fortë qysh se hoqi prej kësaj monedhe emrin e shkurtuar të Dyrrahut. Nuk dihet se si kanë qenë marrëdhëniet e tij me Apoloninë, por s'ka ndonjë arsye për t'i konsideruar të ndryshme. Edhe ky qytet duhet të ketë njohur sovranitetin e plotë të mbretit ilir, duke iu nënshtruar atij si Dyrrahu politikisht dhe ekonomikisht.

Pasardhës i Monunit dhe i fundit prej dinastisë së Glaukisë ka qenë Mytili. Edhe për të si traditë letrare kemi vetëm një njoftim të shkurtër në prologun e librit XXV të Trogut ku thuhet se « ...i biri i tij [Pirros], Aleksandri bëri me Mytilin luftën ilire ». Një monedhë bronzi e prerë edhe kjo në punishten e Dyrrahut vërteton plotësisht natyrën historike të personit të Mytilit. Kjo monedhë, e cila ka si simbole kryet e Herakliut në faqe dhe armët karakteristike të këtij heroi (harkun, mëzdragun dhe millin) në shpinë, ndryshon prej prototipit të vet, sepse në vend të nëpunësit monetar të Dyrrahut atë e siglon këtë radhë mbreti Mytil (??S???OS ???????), i cili ka hequr përveç kësaj nga monedha edhe legjendën e qytetit. Vetë këto të dhëna të monedhës tregojnë se Mytili ishte zoti i Dyrrahut dhe ushtronte mbi këtë qytet po atë pushtet që kishte edhe paraardhësi i tij Monuni. Monedha është tepër e rrallë, gjë që tregon se sundimi i tij ka qenë i shkurtër.

Lufta midis Mytilit dhe Aleksandrit, për të cilën bënte fjalë Trogu, i takon vitit 270 p.e. sonë. Për fat të keq nuk është ruajtur ndonjë njoftim i saktë mbi shkaqet dhe përfundimet e kësaj lufte, gjë që ka dhënë shkas edhe për supozime të ndryshme. Mendimi se ajo përfundoi në favor të Aleksandrit dhe se ky u bë përsëri zot i krahinave jugore të shtetit ilir, madje edhe i Apolonisë, u referohet Frontinit dhe Apianit. Një shqyrtim më i kujdesshëm i njoftimeve të tyre tregon se këto përfundime nuk janë plotësisht të drejta. Është e vërtetë se Frontini, që plotëson Trogun, bën fjalë për një ndeshje në të cilën Aleksandri mundi ilirët, por përleshja zhvillohet në tokën epirote dhe nga ky lajm nuk del se ai pushtoi qoftë edhe ndonjë pjesë nga tokat e shtetit ilir. Sa për njoftimin e Apianit, ai ka karakter tepër të përgjithshëm dhe as

ky dhe as ndonjë autor tjetër nuk paraqesin prova se Apolonia ka qenë nën sundimin e ndonjë mbreti epirot.

## 4. FUQIZIMI I SKLLAVOPRONARISË

### *Lulëzimi i qyteteve. Pamja e tyre*

Periudha midis viteve 335-230 p.e. sonë është koha e shtrirjes së mëtejshme të jetës qytetare në Iliri, e zhvillimit të vrullshëm dhe e lulëzimit të qytetit ilir. Ajo përputhet me fuqizimin më të madh të shtetit ilir. Jeta qytetare u zhvillua veçanërisht në krahinat e ultësirës bregdetare, në shpinë të Dyrrahut e Apolonisë, zonë që përbënte tani qendrën e shtetit ilir. Për Damastionin dhe qytetet e tjera të brendshme në burimet nuk bëhet më fjalë. Duket se pas hyrjes së disa krahinave lindore në përbërjen e shtetit maqedon, këto qytete e humbën rëndësinë që kishin në kuadrin e shtetit ilir. Qytete të tjera, si Bylisi, Amantia, Kanina (Thronioni ?) janë ndër ato qytete të vjetra, që u rritën e u zhvilluan dhe luajtën në këtë kohë një rol të dorës së parë. Krahas tyre lindën në këtë zonë edhe një varg qytetesh të reja, si Dimli, Olympe (Mavrovë-Vlorë), Gurzeza (Cakran), Antipatrea, qytetet në Zgërdhesh (Albanopoli ?), në Gradishtën e Belshit, në Selcën e Poshtme, në Irmaj etj., të panjohura më parë. Që nga kjo kohë jeta qytetare shtrihet edhe në krahinat bregdetare në veri të lumit Mat. Qendrat e para urbane në këto anë, Lisi, Skodra, Meteoni, Ulqini, Rizoni etj., lindën vetëm në fundin e shek. IV - fillimin e shek. III p.e. sonë. Por në krahinat e brendshme të luginës së Matit e të Drinit të mesëm nuk ka ende dëshmi të qendrave urbane dhe duket se jeta qytetare këtu nuk u zhvillua.

Qytetet e reja si edhe më parë, zënë një vend qendror midis një krahine të pasur nga pikëpamja ekonomike dhe lidhen me rrugët më të rëndësishme të komunikacionit tokësor e detar. Procesi i lindjes së tyre ndjek në përgjithësi rrugën e njohur të zhvillimit të mëtejshëm të vendbanimeve të fortifikuara të epokës së hekurit, por në disa raste si në Dimale, Olympe, Selcë e Poshtme etj., qyteti lind mbi një truall të ri. Karakteristikë e veçantë e qyteteve në veri të lumit Mat është se ato janë të kthyera me fytyrë nga deti. Për ndërtimin e tyre janë zgjedhur gjiret e futura apo grykat e lumenjve, vende të lidhura me detin, por edhe të mbrojtura nga rreziqet dhe të papriturat e tij.

Pamja e përgjithshme urbanistike nuk është e njëjtë për të gjitha qytetet ilire të kësaj kohe. Ato dallohen sipas madhësisë dhe rolit ekonomik e politik të tyre: ka qendra të mëdha qytetare, si Bylisi, Dimale, Nikaja, Amantia, Antigona, Skodra, Lisi etj., ka edhe qendra më të vogla prodhimi, si Albanopoli, Belshi, Irmaj, Symiza, Gurzeza, Kanina, Treporti, Çuka e Ajtojt etj. Një kategori tjetër formojnë qendrat me fizionomi qytetare, por me funksione ushtarake dhe administrative, si Beltoja, Xibri, Dorezi, Peshtani, Rabija, Cerja, Lekli, Selo, Ripsi etj..

Duke u mbështetur në kushtet e terrenit dhe të rrethanave në të cilat lindi dhe u zhvillua

qyteti ilir mund të veçohen tre tipa qytetesh.

Tipin e parë e përbëjnë ato qytete, të cilat kanë një akropol në majë dhe qytetin poshtë tij. Të tilla janë Lisi, Zgërdheshi dhe ndonjë qendër tjetër që u ndërtuan në faqe kodrash. Qendrat e vjetra që u dhanë jetë këtyre qyteteve zinin më parë majat e kodrave. Me kalimin e kohës kufijtë e ngushtë të këtyre qendrave u kapërcyen dhe qyteti u shtri nëpër faqet e kodrave. Kur u forcuan ekonomikisht qytetet rrethuan sipërfaqen e re me mure mbrojtëse, duke i zgjatur ato në vijim të mureve ekzistuese të vendbanimit të mëparshëm; muri i poshtëm i qendrës së vjetër u kthye në këtë rast në një mur të brendshëm të tërthortë, që ndante qytetin në dy pjesë: në atë të sipërm - akropolin, dhe në atë përfund tij - qytetin e poshtëm. Në Lis, ky tip qyteti pati një zhvillim të mëtejshëm, duke krijuar një ndarje të tretë, qytetin e mesëm, që veçohej prej pjesëve të tjera të qytetit me një mur të dytë të brendshëm.

Qendra e vjetër e tyre ishte ndërtuar mbi pllajën e vogël të një kodre të veçuar me faqe të thepisura, prandaj qyteti u zhvillua këtu rreth e qark qendrës së vjetër. U krijua kështu një tip qyteti me akropolin në mes dhe qytetin rreth tij. Qytetet e këtij tipi duket se nuk kishin një mur të jashtëm rrethues për lagjet e jashtme dhe mjaftoheshin vetëm me fortifikimin e akropolit.

Ndryshe prej këtyre qyteteve, Antipatrea, Dimale, Margëlliçi, Irmaj etj., u ngritën mbi kodra që kishin një syprinë kryesisht të rrafshtë me kurrize e thyerje të buta. Këto qytete që lindën mbi një truall të ri duket se nuk kanë pasur akropol dhe territoret e tyre rrethoheshin me një mur të vetëm. Ato përbëjnë tipin e tretë të qyteteve ilire.

Prej qyteteve të vjetra Bylisi ndoqi një rrugë të veçantë në zhvillimin e tij. Kodra e Klosit, mbi të cilën ishte ngritur qyteti i vjetër, në fund të shek. IV nuk i plotësonte më nevojat e zgjerimit të kësaj qendre. I vetmi vend që paraqiste kushte më të përshtatshme për këtë qëllim ishte kodra e Hekalit, 1 500 m prej Klosit, ku filluan të vendosen qytetarët, duke i dhënë jetë një vendbanimi të ri. Që nga kjo kohë të dyja qendrat u zhvilluan paralelisht si dy pjesë të veçanta, por të ndërlidhura, të një dyqytetshi, ku i riu fitoi epërsinë dhe u bë më përfaqësuesi. I parë më vete Bylisi ka të gjitha tiparet e qyteteve të tipit të tretë, pa akropol. por së bashku me Klosin ai përbën një kategori të veçantë qyteti.

Pavarësisht nga klasifikimet e ndryshme që mund t'u bëhen qyteteve ilire, trajtimi i tyre urbanistik u përgjigjej disa kërkesave themelore, siç ishin vendosja e qendrës së banuar në një terren jo të sheshtë, rrethimi i saj me mure, ndarja e territorit brenda mureve në tri pjesë kryesore, për banim, për veprimtari shoqërore e mbrojtje dhe krijimi sipas kushteve të terrenit, i unitetit midis agorasë dhe komplekseve të banimit.

Një nga kriteret bazë të qytetit ilir të asaj kohe ishte modelimi sipas vijës së jashtme i mureve rrethuese, traseja e të cilëve shfrytëzon sa më mirë mundësitë mbrojtëse të terrenit. Në këtë sistem fortifikimi muret e qendrave të vjetra të epokës së hekurit shfrytëzoheshin vetëm pjesërisht. Qytetet e ngritën mbrojtjen e tyre mbi një bazë krejt të re që u përgjigjej nivelit dhe kërkesave të kohës. Muret rrethuese të Lisit dhe të Shkodrës u ndërtuan në stilin e

njohur trapezoidal-poligonal, kurse ato të Bylisit, Dimales, Margëlliçit, Irmajt e të Zgërdheshit, ndiqnin stilin kuadratik. Këto ishin mure të fuqishme të ndërtuara me blloqe të mëdha e të skalitura me një trashësi prej 2,70-3,50 m dhe që në kohën e vet arrinin një lartësi prej 10-12 m. Ato përforcohen tani me kulla të shumta.

Në qoftë se vendbanimet e para kishin një ose dy porta, qytetet që kanë tani një jetë më të dendur dhe lëvizje të madhe kanë porta të shumta, të mëdha e të vogla, për të lehtësuar hyrjen e daljen e qytetarëve. Meqenëse portat përbënin pikat më të prekshme, mbrojtjes së tyre i kushtohej një kujdes i veçantë. Ato zakonisht vendoseshin midis dy kullave dhe në rastin kur mbroheshin nga një e tillë e vetme, atëherë kulla ngrihej në anën e djathtë të hyrjes, me qëllim që të shfrytëzohej krahu i zbuluar i armikut.

Nuk njihet ende në masën e duhur ndërtimi i brendshëm i këtyre qyteteve, por edhe ato të dhëna të pakta që kemi dëshmojnë se ato janë ndërtuar sipas shembullit të qyteteve bashkëkohëse në Greqi, Maqedoni dhe në Epir, në bazë të parimeve urbanistike të njohura të kohës helenistike. Përveç ndarjeve të mëdha, akropolit dhe qytetit të mesëm e të poshtëm, në këto qytete dallohet edhe pjesa ku ndodheshin sheshi publik dhe tregu i qytetit. Skodra e Lisi dhe qytete të tjera të ngritura buzë detit apo lumenjve, kishin edhe skelat e tyre.

Rrugët ishin një element themelor urbanistik që e ndanin qytetin në insola, që niseshin nga hyrjet kryesore apo të dyta, përshkonin qytetin në drejtime të ndryshme dhe lidhnin në mënyrë organike pjesët përbërëse të tij.

Vendet më në dukshme janë përdorur në qytetet ilire për ndërtimin e godinave të rëndësishme shoqërore. Vende të tilla zinin tempujt, teatrot, portikët, stadiumi në Bylis, Amantie, Dimale etj., varret monumentale në Selcë të Poshtme etj.. Kur terreni ishte i pjerrët, ai sistemohej për nevoja të ndërtimeve qytetare me anë tarracash.

Një kujdes i veçantë i kushtohej pajisjes së qytetit me kanale kulluese, të cilat shkarkonin ujërat jashtë mureve rrethuese. Furnizimi me ujë të pijshëm mbështetej kryesisht në sterat dhe rezervuaret që ndërtoheshin brenda qytetit ose në trashësinë e mureve rrethuese.

Një ide mbi madhësinë e qyteteve ilire e japin hapësira që ato zinin dhe perimetri i mureve të tyre rrethuese. Kështu, Lisi zinte një sipërfaqe prej rreth 20 ha dhe muret e tij kishin një gjatësi prej 2 200 m; Bylisi shtrihej mbi një sipërfaqe prej 28 ha, ndërsa muret ishin 25 550 m të gjatë, kurse Klosi kishte pushtuar në kodrën e vet 18 ha tokë, që rrethoheshin prej muresh me një gjatësi prej 1 850 m. Nuk dimë shtrirjen e saktë të Skodrës, por duket se ka qenë pak më e madhe se ajo e Lisit. Qytetet e tjera, si Antipatrea, Dimale, Zgërdheshi kishin një madhësi mesatare: sipërfaqja e shtrirjes së tyre arrinte deri në 10-15 ha, kurse muret perimetrale nuk i kalonin të 1 400 m. Një grup i tretë qytetesh, si Irmaj, Margëlliçi etj., ishin më të vegjël; muret e tyre ishin nën 1 400 m të gjatë dhe rrethonin sipërfaqe të vogla prej 5-7 ha. Megjithëse qytetet e kësaj kohe shtriheshin edhe tej mureve rrethuese (jashtë tyre gjejmë dendur gjurmë banesash, tempuj e ndërtime të tjera), prapëseprapë truallin kryesor të qytetit e përbënte territori brenda mureve rrethuese.

Muret rrethuese dhe godinat shoqërore që janë ruajtur dëshmojnë se ndërtimet e tyre u nënshtroheshin parimeve të njohura të urbanistikës antike. Vetëm ndërtues të aftë dhe me njohuri të thella teknike mund të zgjidhnin detyrat e ndërlikuara që paraqisnin ndërtimet mbrojtëse dhe ato me karakter publik e privat, në atë shkallë të gjerë dhe në atë nivel të lartë që njohin qytetet ilire që nga fundi i shek. IV deri në mesin e shek. III. Jeta dhe kërkesat e kohës i përgatitën këta ndërtues midis vetë popullsisë ilire. Realizimi i këtyre ndërtimeve ishte vepër e një shoqërie skllavopronare që kishte mundësitë e organizimit dhe të sigurimit të materialeve për një veprimtari kaq të gjerë ndërtuese.

Procesi i shndërrimit të disa qendrave të fortifikuara të epokës së hekurit në qytete nuk përfshin dhe as që mund të përfshinte të gjitha këto qendra. Midis tyre u veçuan dhe u kthyen në qytete vetëm ato që kishin një pozitë gjeografike të përshtatshme për një zhvillim më të lartë. Pjesa tjetër, më e madhja e tyre, ruajti pamjen e dikurshme me një jetë ekonomike të kufizuar. Nevojat e mbrojtjes dhe të tregtisë bënë, nga ana tjetër, që krahas këtyre qendrave të lindin në rrugët e komunikacionit ose rreth qyteteve edhe një varg vendbanimesh të vogla, të fortifikuara, me funksione ushtarake e administrative. Të tilla mund të konsiderohen kalaja e Xibrit në Mat, e cila zinte një pikë kyçe në rrugën që të çonte prej Dyrrahut në krahinat e brendshme lindore nëpër Shkallën e Tujanit - Qafë Murrizë - Dibër - Maqedoni; qyteza e Shkamit në rrugën e Krrabës, kulla e Kamunaut në Sulovë, në rrugën që lidhte ultësirën bregdetare pas Apolonisë me luginën e Devollit; pikëvrojtimi i Rabies në Mallakastër, në rrugën që ndjek krahun e djathtë të Vjosës e të tjera si këto, të cilat gjenden pa përjashtim në të gjitha rrugët e dorës së dytë që përshkonin truallin e vendit tonë. Tek autorët antikë dhe në burimet epigrafike këto qendra përmenden si kështjella apo fortesa rreth qyteteve me termat castellum apo peripolia. Ato janë në funksion të qyteteve qoftë nga pikëpamja strategjike dhe administrative, qoftë nga ajo ekonomike. E para duket në vendosjen e tyre pranë qafave ose rrugëve që të çojnë drejt qytetit, duke krijuar një kurorë fortifikimesh në zonën gjeografike ku qyteti mbizotëron me ekonominë e vet. E dyta shprehet në faktin se ato më tepër konsumojnë prodhimet e qytetit sesa prodhojnë vetë.

### *Rritja e prodhimit zejtar dhe e tregut*

Në fushën e prodhimit kjo periudhë shënon përparime të dukshme. Punishte të shumta metalesh funksiononin në çdo qytet. Mbeturinat e farkave, zgjyrat, të cilat janë ndër gjetjet e zakonshme në trojet e këtyre qyteteve, dëshmojnë qartë për këtë. Pasuritë minerale të Ilirisë së Jugut, veçanërisht ato të bakrit dhe të hekurit u siguronin atyre lëndë të parë të bollshme. Në këto punishte farkëtoheshin veglat e punës, armët dhe punoheshin stolitë e enët metalike që u nevojiteshin qytetarëve dhe banorëve të rretheve në jetën e tyre të përditshme. Gjetja me shumicë e këtyre sendeve në qytetet dhe në varrezat e kësaj kohe dëshmon për karakterin intensiv të prodhimit zejtar dhe për konsumin e gjerë të këtyre mallrave.

Në qytete kishte edhe punishte zejesh të tjera si ato për regjjen e lëkurave, punimin e veshmbathjes, endjen dhe thurjen e rrobave etj.. Një nga zejet më të rëndësishme ishte ajo e gurgdhendësve, të cilët angazhoheshin në ndërtimet monumentale të qytetit, si në ndërtimin

e mureve rrethuese të qytetit, në godinat shoqërore, në ngritjen e varreve monumentale etj.. Veprimtaria e grupeve të specializuara të gurgdhendësve provohet nga guroret e zbuluara në Selcë të Poshtme, Bylis, Amantia, në shkallët e Konispolit etj..

Zhvillim të dukshëm mori edhe zejtaria e prodhimeve qeramike. Enët prej balte që dilnin tani nga punishtet e qyteteve ishin të punuara kryesisht me çarkun e poçarit, kurse sasia e atyre të punuara me dorë është tepër e kufizuar. Kalimi në teknikën e re të prodhimit të enëve u shoqërua me largimin nga format tradicionale dhe me përshtatjen në shkallë të gjerë të formave greke. Nuk mungojnë edhe përpjekjet për të zhvilluar format e vjetra, por zakonisht ato çojnë në ndërthurje eklektike që nuk gjejnë përhapje të gjerë, me sa duket për shkak se nuk u përgjigjeshin kërkesave të tregut dhe shijeve të kohës. Prodhimi i enëve me forma greke merr përhapje të gjerë. Kështu nga furrat e punishteve qeramike të qyteteve ilire dalin tani enë të llojeve të ndryshme, duke filluar prej atyre të mëdha, si pitosa e amfora e deri tek enët e përdorimit të gjerë apo të luksit të lyera me vernik të zi apo të pikturuara. Një vend me rëndësi në këtë kohë zë edhe prodhimi i tullave e sidomos i tjegullave, që përdoreshin në ndërtimin e banesave dhe të godinave shoqërore. Sot njihen pothuajse për çdo qytet punishte qeramike të tilla që ishin pronë private e qytetarëve ilirë. Sipas vulave që kanë enët apo tjegullat del se një punishte në Lis ishte pronë e një farë Ortai; në Irmaj pronarët e punishteve quheshin Trito, Pato, Bato dhe Pito; një vulë me emrin e Kleitit, nga rrethi i Gramshit i takon një punishteje në Irmaj. Një Plator vulos buzën e një pitosi të gjetur në Tren të Korçës, kurse një Epikad te një enë tjetër e këtij lloji nga rrethi i Pogradecit. Pronari i një punishteje qeramike në Selcë të Poshtme (Polion) quhej Gent , në Bylis (Klos) një punishte e tillë i takonte Balaneut , kurse në Dimal kemi pronarët Epikad dhe Olnio. Në qytete të tjera, si në Zgërdhesh e Margëlliç vulat e pronarëve janë të shënuara me monograme apo shenja simbolike. Krahas këtyre, nëpër këto qendra ka edhe vula që mbajnë emra grekë e maqedonë. Prania e këtyre emrave në vulat e punishteve qeramike të qyteteve ilire nuk është domosdo e lidhur me qytetarë të origjinës greke apo maqedone në këto qendra. Në periudha të caktuara dhe aty ku pati vend një pushtim i qëndrueshëm maqedon, kjo gjë padyshim edhe mund të ketë ndodhur. Por kjo dukuri lidhet kryesisht me ndikime të karakterit kulturor, si pasojë e të cilave këta emra u përhapën dhe u adaptuan nga popullsia ilire. Dëshmi të gjalla të kësaj dukurie vihen re në mbishkrimet varrimore të Apolonisë e të Dyrrahut ku emri i parë është grek, kurse i dyti, ai i atit, është ilir ose anasjelltas. Në Apoloni kemi emra të tillë, si Nikanori i Gentit (???a???a Ge?????), ose në Dyrrah Anaia e Glaukisë (?????a G?a???a), Epiktesi i Tritos (?p??t???? ???t??), Teutaia e Aristionit (?e?t??a ??e?????), Euklidi i Tritos (?p??t?a?? ???t??), Teutaia e Aleksenit (?e?t??a ??e??????), Brygu i Afrodisit (?????? ?f??d?s?) etj..

Rritja e prodhimit zejtar i dha hov qarkullimit më të dendur të mallrave dhe zgjerimit të tregtisë. Prodhimet e zejtarisë së qyteteve ilire mbulojnë tani rrethin e tyre të ngushtë dhe lëvizin në drejtimet më të ndryshme për të ushqyer reciprokisht tregjet e njëri-tjetrit; jo rrallë ato shtrihen në krahina të brendshme. Në qoftë se deri në fund të shek. IV popullsia e këtyre krahinave të largëta kënaqej me prodhimet e qeramikës lokale të punuar me dorë ndërsa prodhimet e importit ishin sende luksi tepër të rralla, më vonë prodhimet e qeramikës qytetare ilire depërtojnë gjerësisht në këto anë dhe hyjnë në konsumin e përditshëm të

popullsisë. Zonat e thella të dasaretëve dhe të fiseve të tjera më të vogla që banonin në krahinat malore të rrjedhjeve të sipërme të Shkumbinit, të Devollit dhe të Osumit furnizonin me prodhimet e tyre qytetet e jugut, të cilat ishin më të dendura dhe më të zhvilluara. Marrëdhëniet e botës ilire me Dyrrahun e Apoloninë bëhen më intensive. Megjithëse këto nuk janë më qendrat e vetme që furnizojnë tregun ilir, prapëseprapë vazhdojnë të luajnë një rol të rëndësishëm. Midis tyre duket se ka një ndarje të qartë të zonave të tregtimit: ndërsa Dyrrahu shtrin veprimtarinë e vet kryesisht mbi krahinat në veri të Shkumbinit, në orbitën e Apolonisë hyjnë ato në jug të këtij lumi. Përmes këtyre dy qendrave përhapen gjerësisht në Iliri edhe prodhimet e qyteteve të Apulisë. Mallrat e qendrave greke që gjenden krahas tyre janë përkundrazi më të rralla, kurse ato maqedone dhe të Epirit ndeshen kryesisht në zonat kufitare.

Rrugët kryesore nëpër të cilat lëviznin mallrat dhe zhvillohej tregtia me botën ilire ishin luginat e lumenjve; ndër to ajo e Drinit, e Shkumbinit, e Devollit, e Osumit dhe e Vjosës formonin arteriet më të rëndësishme. Rrugë të tjera të shumta, të dorës së dytë, përshkonin grykat e ngushta dhe qafat e maleve për të lidhur njërën krahinë me tjetrën. Sado të vështira që ishin këto rrugë, asnjë krahinë e Ilirisë Jugore nuk mbeti në këtë kohë e izoluar dhe jashtë ndikimit të marrëdhënieve tregtare me qytetet. Më e rëndësishmja është se në tregun e brendshëm mbizotëronin prodhimet lokale, të cilat konkurronin si me prodhimet që vinin nga Dyrrahu e Apolonia, ashtu edhe me ato të importit dhe që ishin kryesisht sende luksi.

Fuqizimi ekonomik dhe rritja e prodhimit zejtar u lejoi qyteteve Skodra, Bylis, Amantia e Olympe të presin gjatë gjysmës së parë të shek. III monedhat e tyre prej bronzi në emër të bashkësive qytetare përkatëse.

### *Organizimi shoqëror e politik*

Burimet nuk hedhin dritë plotësisht mbi strukturën shoqërore dhe organizimin politik të qytetit ilir. Megjithatë nuk është vështirë të kuptohet se një bazë ekonomike e tillë si ajo që u krijua në Iliri në kohën e lulëzimit të jetës qytetare i takonte një shoqërie antike të zhvilluar me të gjitha tiparet e saj.

Duke qenë qendra ekonomike, një vend me rëndësi në popullsinë e qyteteve zinte shtresa e prodhuesve zejtarë dhe e mjeshtërve ndërtues, të cilët mund të ishin qytetarë të lirë ose dhe skllevër. Prania e këtyre të fundit dëshmohet në qytetet ilire vetëm përmes burimeve që lidhen me ngjarjet e mbarimit të shek. III dhe ato të fillimit të shek. II p.e. sonë, por nuk ka dyshim se në këtë kohë ato nuk janë një dukuri e re, ashtu si nuk janë vetë qytetet që përmendëm. Shtresën tjetër të popullsisë e përbënin pronarët e punishteve zejtare, tregtarët dhe në qytetet bregdetare, detarët. Krahas tyre, në qytetet ilire jetonin, me sa duket, edhe përfaqësues të aristrokracisë së vjetër fisnore që mbështeteshin në pronën e tokave dhe të blegtorisë. Si e tillë popullsia e qyteteve paraqitej në këtë etapë e diferencuar shumë qartë në shtresa shoqërore me interesa të ndryshme.

Nga pikëpamja e organizimit politik mbi bazën e federalizmit qyteti së bashku me rrethinat

fshatare dhe keshtjellat që formonin sistemin e tij mbrojtës dhe u shërbenin nevojave të tregtisë, përbënin koinonin që mbante emrin e qytetit kryesor, i cili ishte qendra e kësaj njësie. Koinoni kishte organe që zgjidheshin çdo vit nga eklesia ose mbledhja e përgjithshme. Prej saj dilte këshilli legjislativ ose buleja, si dhe organi përfaqësues i njësive i përbërë nga damiorgët. Zbatimi i vendimeve bëhej nga një kolegj nëpunësish, të quajtur prytanë që zgjidheshin çdo vit, të shoqëruar nga një sekretar. Në krye të koinonit qëndronte strategu. Në koinonin e bylinëve strategu ishte një nëpunës ushtarak që shoqërohej në këtë funksion edhe nga hiparku, komandanti i kalorisë. Pastaj vinin me radhë nëpunësit e ngarkuar me edukimin e rinisë (gymnasiarkët), me organizimin e festave dhe të garave sportive (epimeletët), me drejtimin e rojeve (toksarkët, peripolarkët) etj..

Koinoni duke qenë një organizëm autonom përbënte një njësi administrative të shtetit ilir. Si rrjedhim, shteti përbëhej nga disa koinone të organizuara mbi bazën e federatizmit.

Veprimtari e rëndësishme e qyteteve ishte emetimi i monedhave. Skodra, Lisi, Bylisi, presin monedhat e tyre në emër të bashkësive qytetare, gjë që dëshmon jo vetëm për fuqinë ekonomike të këtyre qyteteve, por edhe për një autonomi politike që ato gëzonin në kuadrin e shtetit ilir. Simbolet e monedhave të tyre hedhin dritë, mbase edhe mbi karakterin e pushtetit politik në këto qytete. Pasqyrimi i anijes në monedhat e Skodrës ka mundësi të përfaqësojë një shenjë për tregtinë detare që zhvillonte qyteti dhe të jetë, në këtë mënyrë, një e dhënë e tërthortë për peshën sunduese të shtresës tregtare në qytet. Në Bylis, përkundrazi, përdoret si simbol fytyra e themeluesit legjendar të qytetit, duke theksuar me këtë traditën, me të cilën lidhej kryesisht shtresa aristrokratike e qytetit.

Pak më i qartë bëhet ky problem në burimet e çerekut të fundit të shek. III. Këtu për herë të parë bëhet fjalë se në krye të qyteteve qëndronin polidinastet (sundimtarë të qyteteve), të cilët i nënshtroheshin plotësisht pushtetit të mbretit.

### *Dyrrahu dhe Apolonia*

Përfshirja e Dyrrahut dhe e Apolonisë në gjirin e shtetit ilir pati pasoja të rëndësishme si për jetën e këtyre qyteteve, ashtu edhe për vetë shtetin ilir.

Të dhënat arkeologjike tregojnë se qysh nga çereku i fundit të shek. IV p.e. sonë, lidhjet e këtyre qyteteve me botën ilire bëhen më të dendura dhe më të drejtpërdrejta. Tregtisë së Dyrrahut dhe të Apolonisë iu hapën lirisht rrugët e gjera të tregut ilir. Që nga kjo kohë në krahinat e brendshme ilire fillojnë të depërtojnë me lehtësi prodhimet e zejtarisë së zhvilluar të tyre. Nëpërmjet këtyre qyteteve, në Iliri hynin mallrat e importit, midis të cilave vendin më të rëndësishëm e zinin ato që vinin nga brigjet e përtejme të Adriatikut.

Dyrrahu dhe Apolonia fillojnë të hedhin në treg monedha të reja argjendi, ndër të cilat përhapje të gjerë merr drahma e argjendtë e këtyre dy qyteteve. Ajo ishte destinuar kryesisht për tregtinë me botën ilire, prandaj edhe me të drejtë është pagëzuar « drahma ilire ». Shfaqje e re e kësaj kohe është prerja nga këto qytete e monedhave të bronzit. Vënia në qarkullim

dhe pranimi në masë, siç tregojnë gjetjet, i këtyre monedhave me vleftë shumë herë më të vogël se monedhat e argjendit, tregon se ekonomia monetare ishte zhvilluar në një shkallë të gjerë në Iliri.

Gjatë kësaj kohe Dyrrahu dhe Apolonia jetojnë një periudhë të vërtetë lulëzimi. Ndërtimet më të rëndësishme e më monumentale në këto qytete i përkasin periudhës pas mesit të shek. IV p.e. sonë. Forcimi ekonomik dhe pasurimi i tyre nga tregtia me botën ilire u lejuan të ndërtonin mure të fuqishme mbrojtëse, që përfshinin në gjirin e tyre sipërfaqe shumë më të mëdha nga ato që njihnin më parë, të ngrinin tregje e sheshe publike, shëtitore, tempuj, gjimnaze e godina të mëdha administrative.

Një dukuri e re filloi të përshkojë dhe të ndryshojë në një drejtim të caktuar jetën shoqërore të këtyre qyteteve dhe përbërjen e mëparshme etnike të tyre. Emrat ilirë që janë gjetur vitet e fundit mbi gurët e varreve të zbuluara në nekropolin e Dyrrahut, përbëjnë mbi 1/3 e tërësisë së emrave të njohur në këtë qytet nga monumentet epigrafike. Këto emra dëshmojnë praninë në masë të popullsisë ilire në to. Emrat ilirë të prytanëve dhe të nëpunësve monetarë që gjenden në të dyja faqet e monedhave prej argjendi dhe bronzi dhe emrat në vulat e tjegullave të Dyrrahut dhe të Apolonisë, tregojnë se popullsia ilire kishte një peshë me rëndësi në jetën ekonomike, dhe kishte siguruar të drejta qytetare të plota deri në zënien e posteve më të larta në jetën administrative e politike të qytetit. Midis emrave të shumtë ishin edhe këta: ??????, Ge?????, ?a????, ?aa???da?, ???ta???, ?????????, ???t??, për Dyrrahun, ?at??, ?p??ad?? etj., për Apoloninë.

Kështu qysh nga fundi i shek. IV p.e. sonë, Dyrrahu dhe Apolonia humbasin karakterin tipik të një kolonie, mbasi popullsia e tyre përbëhet në një përqindje të madhe edhe nga ilirët. Procesi i ilirizimit të këtyre qyteteve, rezultat i shtrirjes së sovranitetit ilir mbi to, ushtroi një ndikim të thellë mbi gjithë jetën sociale-politike e kulturore të Ilirisë në shekujt e mëpastajmë. Rezultati i këtij procesi qe shkëputja e plotë e Dyrrahut dhe e Apolonisë nga qytetet mëmë dhe integrimi i tyre i plotë në jetën ekonomike e politike të shtetit ilir. Këtë integrim e favorizonte përputhja e interesave të tyre ekonomike e politike me ato të shtetit ilir. Mbreti dhe shtresa sunduese e shtetit ilir lakmonin fuqinë ekonomike të këtyre qyteteve të mëdha, kurse skllavopronarët e Dyrrahut dhe të Apolonisë pushtetin e fuqishëm të sundimtarëve ilirë mbi një krahinë shumë më të gjerë se sa territoret e ngushta të qyteteve-shtete të tyre me pasuri dhe treg të gjerë. Rezultati u arrit, siç tregojnë faktet, sado të pakta, nëpërmjet një lufte të ashpër politike, mjaft të ndërlikuar, ku u përzien edhe fuqi të jashtme, por edhe si rrjedhojë e një domosdoshmërie të diktuar nga kushtet objektive të kohës.

## 5. RËNIA E DINASTISË SË GLAUKISË

### *Gjendja politike në vitet 270-231*

Pas luftës së fundit të Mytilit kundër Aleksandrit II të Epirit, në vitin 270, nuk flitet më në

burimet për shtetin ilir. Duke zbritur drejt vitit 230 dalin të dhëna të reja mbi këtë shtet.

Megjithëse në vështrimin e parë kjo duket si një periudhë e errët, ajo përbën në vetvete një faqe me shumë interes në historinë ilire. Gjatë gjysmë shekulli, që nga Glaukia deri te Mytili, shteti ilir kishte mundur t'i bënte ballë me sukses agresionit të Kasandrit dhe më pas të Pirros e pasardhësit të tij. Të gjithë këta kishin dështuar në ndërmarrjet e tyre dhe më në fund qenë detyruar të hiqnin dorë prej Ilirisë. Ndërkaq gjendja në Greqi mbetej e paqëndrueshme. Sundimtarët maqedonë, Antigon Gonata dhe i biri i tij Demetri, u gjendën tërësisht të angazhuar në teatrin grek të veprimeve politike e ushtarake për të ruajtur hegjemoninë e Maqedonisë në këto anë.

Për shtetin ilir kjo qe një periudhë qetësie në marrëdhëniet me fqinjët, veçanërisht me Maqedoninë, dhe me këtë duhet shpjeguar edhe heshtja e burimeve. Por nuk qe Gonata ai që « diti, siç pretendohet, t'u imponojë paqen fqinjëve veriperëndimorë ». Burimet nuk bëjnë fjalë për një gjë të tillë. Në qoftë se midis Ilirisë dhe Maqedonisë nuk pati në këtë kohë ndonjë konflikt, kjo duhet shpjeguar më tepër me faktin se ilirët, të lodhur nga luftërat e deriatëhershme, nuk mundnin, pra, edhe nuk kërkuan t'i shfrytëzonin vështirësitë e Maqedonisë në interes të tyre.

Ndërkaq ka të ngjarë që nga mesi i shek. III p.e. sonë ose pak më parë shteti ilir të ketë njohur një periudhë trazirash të brendshme, hollësitë e të cilave nuk njihen mirë. Nuk është çudi që zhvillimi i vrullshëm i qyteteve të veriut, të mbetura jashtë konflikteve luftarake që prekën pjesën jugore të shtetit ilir bashkë me qytetet e tij, të ketë ndryshuar raportin e forcave dhe të ketë ndikuar apo të jetë bërë bazë e ndryshimeve politike që pasqyrohen vetëm në zëvendësimin e dinastisë sunduese të Glaukisë me atë të Agronit dhe në shkëputjen e dy qyteteve të rëndësishme të Adriatikut Lindor, të Dyrrahut e të Apolonisë, nga shteti ilir.

# K R E U  I V

# SHTETI I EPIRIT

## 1. LINDJA E SHTETIT TEK EPIROTËT

### *Territori dhe popullsia*

Në periudhën antike treva që nga malet e Llogarasë dhe të Kudhësit me rrjedhjen e mesme të Vjosës në veri dhe deri në gjirin e Ambrakisë dhe në kufijtë e Etolisë në jug, që nga malet e Pindit në lindje e deri tek brigjet e detit Jon në perëndim, përbënte një njësi gjeografike-politike më vete të formuar historikisht dhe të njohur me emrin Epir, nga greqishtja e vjetër Apeiros që do të thotë stere, tokë.

Me fjalën Epir autorët grekë nënkuptonin në fillim çdo vend kontinental përballë ishujve. Po me këtë kuptim, p.sh., Homeri e quan Akarnaninë Epir, gjithashtu më vonë edhe Tukididi. Kështu i quanin edhe brigjet përkundrejt tyre banorët e ishujve të Jonit, duke u nisur nga pozita e vet ishullore.

Ky emër i përdorur në fillim si një emër i përgjithshëm për të caktuar pozitën kontinentale të krahinës etnikisht ilire, që ndodhej përballë tyre, u shndërrua më vonë në një nocion të përveçëm gjeografik, që i atribuohej një krahine të veçantë me kufijtë pak a shumë të përcaktuar historikisht.

Në këtë kuptim emri Epir ndeshet për të parën herë tek shkrimtari grek i fundit të shek. VI p.e. sonë, Hekateu, kur thotë se Oriku është liman i Epirit, dhe pak më vonë tek Pindari, i cili e quan Epirin « të famshëm me hapësira kodrash të shkëlqyeshme... që fillojnë nga Dodona e deri në brigjet e Jonit ».

Në gjysmën e dytë të shek. IV p.e. sonë, me transformimin e bashkësisë molose në një shtet të ri federativ, të quajtur epirot, që përfshinte pjesën më të madhe të popullsisë së këtij territori duke pasur një nënshtetësi të vetme, epirote, emri Epir merr tani një kuptim të përcaktuar qartë politik.

Shkrimtari grek i shek. IV p.e. sonë numëron në këtë kohë në Epir vetëm 14 fise, por nga burimet e tjera historike-epigrafike rezulton që ky numër të ketë qenë shumë më i madh. Nga fiset më kryesore ilire, të cilat luajtën një rol të rëndësishëm në historinë politike të kësaj krahine, përmenden sidomos thesprotët, kaonët, molosët etj.. Ndërmjet këtyre fiseve ndodhnin luftëra të vazhdueshme për epërsi territoriale dhe politike dhe kishte një prirje për separatizëm midis sundimtarëve të veçantë të tyre. Kjo gjendje vazhdoi të paktën deri në fillim të shek. IV p.e. sonë, kur mbretërit molosë arritën t'u imponohen shumë prej fiseve fqinje epirote dhe të krijonin një mbretëri të fuqishme, me bazë federative, që autorët grekë e quanin Koinon të molosëve.

***Premisat për krijimin e shtetit në Epir***

Si rezultat i zhvillimit të mëparshëm ekonomiko-shoqëror, në shek. V p.e. sonë në Epir ishin krijuar të gjitha premisat për lindjen e formacioneve të hershme shtetërore.

Diferencimi social, sidomos tek fiset ekonomikisht më të përparuara të kësaj krahine, siç ishin molosët, kaonët, thesprotët etj., pasqyrohet qartë në burimet historike që në shek. VIII-VII p.e. sonë, por tani ai merr përpjesëtime më të gjera. Aristokracia epirote e tokës dhe e bagëtive, kishte arritur t'u impononte pushtetin e vet prodhuesve të vegjël fshatarë dhe të shfrytëzonte për interesat e saja ekonomike punën e shtresave të tjera e të skllevërve.

Në duart e kësaj aristokracie ishin grumbulluar tashmë pasuri të mëdha që i mundësonin asaj të hynte në marrëdhënie të ngushta me shoqërinë antike të Greqisë.

Në gjysmën e dytë të shek. V p.e. sonë, në Epir ekzistonin edhe shtresa të tjera; përveç aristokracisë së tokës, ishte fuqizuar edhe shtresa e zejtarëve e tregtarëve. Shumë kuptimplotë në këtë drejtim paraqitet një mbishkrim i vitit 427/426 zbuluar në sanktuarin e Poseidonit në Tenarë, sipas të cilit një farë Eskrioni, epirotas, liron skllavin e tij, Herakleid, duke ia kushtuar këtë akt hyut të detrave. Sipas përmbajtjes dhe vendgjetjes së mbishkrimit Eskrioni duhej të kishte qenë pikërisht njëri nga përfaqësuesit e tregtarëve skllavopronarë epirotas të lidhur me tregtinë detare. Kjo është prova më e hershme epigrafike, që dëshmon për ekzistencën e institucionit të skllavërisë në Epir të paktën që nga gjysma e dytë e shek. V p.e. sonë.

Mbi bazën e këtij diferencimi të brendshëm dhe të luftës së vazhdueshme që bënin sundimtarët e fiseve të veçanta për nënshtrimin e fqinjëve të tyre, në Epir lindën një tok federatash, sistemi politik i të cilave mbështetej në bashkimin e një grupi fisesh të federuara të quajtura koine.

Më herët këto bashkësi u krijuan rreth fiseve ekonomikisht dhe politikisht më të fuqishme të Epirit, si tek thesprotët, kaonët dhe molosët. Ashtu siç paraqiten në mesin e shek. V, ato ndryshonin midis tyre jo vetëm nga madhësia dhe rëndësia politike, por edhe nga struktura e tyre organizative. Sipas një lajmi të Tukididit, i cili u referohet viteve të para të luftës së Peloponezit, Koinonet e kaonëve dhe të thesprotëve nuk e njihnin pushtetin e mbretit. Në krye të tyre qëndronin dy magjistratë më të lartë ekzekutivë të quajtur në traditën historike, prostatë, të cilët zgjidheshin çdo vit nga rrethet aristokratike të fisit që kryesonte Koinonin.

Molosët, ndryshe nga dy koinonet e para, sundoheshin nga mbretër, pushteti i të cilëve tanimë ishte bërë i trashëgueshëm. Tukididi përmend që në vitin 470 p.e. sonë një mbret molos Admetin, që i dha strehim politik gjeneralit grek Themistokliut të dëbuar me ostrakizëm nga Greqia. Sipas përshkrimit të kësaj ngjarjeje, Admeti paraqitet si një sundimtar me origjinë fisnike, i fuqishëm dhe me influencë deri në rrethet qeveritare të Athinës.

Për veprimtarinë politike të federatave të Epirit burimet historike heshtin pothuajse fare. Ato i shohim të dalin në skenën e historisë vetëm në kohën e luftës së Peloponezit, kur ushtritë e kaonëve, të thesprotëve, të molosëve etj., me sundimtarët e tyre në krye, marrin pjesë në anën e Spartës në ekspeditën luftarake kundër qytetit Strato të Akarnanisë.

Midis këtyre bashkësive të veçanta rolin më të rëndësishëm dhe aktiv në historinë politike të vendit filloi ta luajë Mbretëria e Molosëve. Në qoftë se deri në fundin e shek. V p.e. sonë këto bashkësi vepronin të veçuara dhe në konflikte të brendshme me njëra-tjetrën, tani është Mbretëria Molose ajo që do të marrë iniciativën për të zgjeruar pushtetin e saj dhe për ta vënë Epirin në rrugën e bashkimit të tij politiko-ushtarak.

## 2. KOINONI (LIDHJA) E MOLOSËVE

***Gjendja ekonomiko-shoqërore dhe kulturore e Epirit në fundin e shek. V dhe gjatë shek. IV p.e. sonë***

Nga fundi i shek. V dhe sidomos gjatë shek. IV p.e. sonë, në Epir vihet re një zhvillim i mëtejshëm i ekonomisë në të gjitha degët e saj: në bujqësi, blegtori, e sidomos në zejtari; zhvillohet prodhimi i mallrave, zgjerohen lidhjet tregtare etj..

Në Epir shfaqet tani një faktor shumë i rëndësishëm që luan një rol të ndjeshëm në zhvillimin e mëtejshëm, ky është qyteti epirot. Kështu në fundin e shek. V dhe në gjysmën e parë të shek. IV, sipas të dhënave burimore historike dhe arkeologjike, lindin qytetet Kasope, në krahinën e Kasopisë në skajin jugperëndimor të Epirit dhe Elea afër Velianit në krahinën Eleatis të Thesprotisë. Në Epirin Qendror lindin qytetet Passaron (Gardhiqi), kryeqendra tradicionale e shtetit të molosëve dhe qyteti i Kastrisë që identifikohet me Euremenin ose Tekmonin antik.

Në gjysmën e dytë të shek. IV p.e. sonë urbanizimi në Epir mori përpjesëtime më të mëdha dhe rritet akoma më shumë pesha e tij në zhvillimin ekonomik dhe politik të vendit. Lindin qytete të reja, midis të cilave në Thesproti, Elina (Dymokastro), Kutçi dhe Gitana (Gumani) që sipas Tit-Livit, duhet të ishte qendra kryesore e Koinonit të thesprotëve; në Kaoni, Teqeja e Melanit, Himara, Foinike (Finiqi), që ishte qyteti më i madh dhe më i fortë i Kaonisë dhe kryeqendra e saj.

Qytetet e Epirit, ashtu sikurse dhe ato të Ilirisë, ishin të fortifikuara me mure të fuqishme prej blloqesh shumëkëndëshe ose të ndërthurura me teknikë muraturash trapezoidale apo kuadratike sipas kushteve të veçanta të terrenit ose të guroreve. Për përforcimin e mureve ngriheshin kulla në vendet më të atakueshme nga armiku. Në sistemet më të hershme fortifikuese këto kulla mungonin ose ishin dukuri të rralla. Vetëm nga gjysma e dytë e shek. IV, ato hynë në përdorim të gjerë si një komponent i nevojshëm dhe i domosdoshëm në kushtet e zhvillimit të mëtejshëm të teknikës luftarake.

Mënyra antike e prodhimit i dha një hov të menjëhershëm prodhimit zejtar dhe sidomos atyre degëve që lidheshin me ndërtimet. Brenda mureve mbrojtëse të këtyre qyteteve kishte muratorë, gurskalitës, farkëtarë, poçarë, tjegullabërës, arkitektë etj.. Zhvillimi i degëve të ndryshme të zejtarisë dhe shtimi i prodhimeve bujqësore dhe blegtorale nxitën dhe më tej zgjerimin e tregtisë brendapërbrenda, me kolonitë helene të bregut të Jonit dhe sidomos me krahinat fqinje mesdhetare. Kjo e fundit zhvillohej më tepër përmes trafikut detar, të përcaktuar nga vetë pozicioni i favorshëm bregdetar i krahinave, megjithëse funksiononin në këtë drejtim dhe rrugët tokësore.

Në qoftë se deri në shek. V p.e. sonë Epiri lidhjet ekonomike i mbante kryesisht me Korinthin dhe kolonitë e tij në brigjet e Jonit, nga fundi i këtij shekulli ai filloi të orientohet edhe nga Athina. Tani janë mallrat e prodhimit atik, ata që mbizotërojnë në tregjet e Epirit. Prej këtej Athina si këmbim tërhiqte prodhime bujqësore e sidomos blegtorale, lëkura, lëndë druri etj., për të cilat ajo kishte gjithnjë nevojë. Në zhvillimin e tregtisë detare rol të veçantë luanin edhe portet detare në brigjet e Kaonisë, si Onkesmi, Himara, Butrinti etj..

Zgjerimi dhe intensifikimi i tregtisë çoi nga ana e vet në shtimin progresiv të prodhimit të mallrave, bëri të nevojshme lindjen dhe qarkullimin e monedhës autonome. Në fillim ishte Lidhja e Molosëve ajo që hedh e para në treg monedhën e vet (rreth viteve 400 p.e. sonë). Këto ishin monedha kryesisht prej bronzi, megjithëse pati në këtë kohë edhe prerje jetëshkurtër dhe të kufizuar monedhash prej argjendi. Më vonë filluan të presin monedha edhe qytete të veçanta dhe në fund të shek. IV edhe shteti federativ i epirotëve.

### *Mbretëria e Molosëve gjatë sundimit të Tharypës (423-385 p.e. sonë)*

Në çerekun e fundit të shek. V p.e. sonë shtetin e molosëve e kryesonte Tharypa (423-385 p.e. sonë), i cili, sipas një lajmi të Tukididit, e trashëgoi fronin mbretëror të babait në një moshë të mitur duke pasur për një kohë si tutor Sabylintin, prijësin e atintanëve.

Tradita historike i atribuon këtij sundimtari një seri reformash të karakterit ekonomik, ushtarak dhe kulturor, të cilat çuan në zgjerimin dhe në forcimin e mëtejshëm të Mbretërisë Molose. Në radhë të parë ato prekën formën e hershme të qeverisjes dhe legjislacionin e vjetër të vendit. Kuvendi i popullit si organ i trashëguar nga rendi i komunës primitive, mori tani përmbajtje të re. Në organet drejtuese të shtetit, rol të rëndësishëm fillon të luajë prostati, funksionari më i lartë i shtetit pas mbretit. Ky zgjidhej për çdo vit në Kuvendin e Popullit nga rrethet aristokratike, të cilat ushtronin fuqishëm autoritetin e tyre në kuvend. Duke qëndruar pranë mbretit, si mbrojtës i ligjeve të vendit, prostati në fakt e kufizonte shumë pushtetin mbretëror, dhe me këtë ai ruante të palëkundshme pozitat e aristokracisë në veprimtarinë politike të shtetit.

Kjo formë e kufizuar e pushtetit qendror nga aristokracia e tokës, si edhe ligjërimi i të drejtave të tjera të saj, i japin Mbretërisë Molose atributet e një shteti me mbeturina të theksuara të rendit fisnor.

Mbretëria Molose që në fillim të veprimtarisë së saj politike tërhoqi vëmendjen e shteteve fqinje të Mesdheut dhe sidomos të Athinës dhe të Spartës, të cilat sapo kishin nisur midis tyre konfliktin e armatosur për supremaci ekonomike dhe politike në Greqi. Në këtë konflikt historikisht të njohur si Lufta e Peloponezit dhe që, siç dihet, zgjati me ndërprerje të vogla plot 28 vjet (432-404 p.e. sonë) dhe pati pasoja të rënda për Greqinë, të dyja palët ndërluftuese bënë përpjekje që të siguronin përkrahjen e shtetit të ri të molosëve, meqë territori i tij zinte një pozicion mjaft të favorshëm strategjik me rrugën midis brigjeve veriperëndimore të Greqisë dhe të Maqedonisë e Thesalisë.

Në fillim ishte Sparta ajo që ushtroi ndikimin e saj mbi shtetin molos. Në vitin 429 p.e. sonë, molosët i ofrojnë asaj deri ndihmën ushtarake, duke dërguar kontingjente të konsiderueshme luftëtarësh për pushtimin e qytetit Stratos të Akarnanisë.

Mirëpo edhe pas kësaj fushate të pasuksesshme, e cila synonte të dobësonte ndikimin e Athinës në këtë zonë kufitare të Epirit, diplomacia athinjote nuk hoqi dorë nga përpjekjet e saj për të përmirësuar marrëdhëniet me shtetin e molosëve. Ajo kishte shumë nevojë për përkrahjen e këtij shteti të ri energjik në qendër të Epirit. Përmes territorit të tij Athina mund të kontrollonte nga shpina maqedonët e paqëndrueshëm të Perdikës si dhe thesalët, me të cilët ajo sapo kishte krijuar lidhje miqësore pas kryengritjes së lynkestëve (433 p.e. sonë).

Nga ana tjetër, me këto marrëdhënie Athina synonte të kishte edhe përfitime ekonomike. Se sa rëndësi i jepte Athina lidhjeve me shtetin molos, këtë e tregon dhe fakti se ajo në këtë kohë merr përsipër edukimin e Tharipës së vogël në një nga shkollat e Athinës dhe e pret atë më vonë në Athinë me nderime të veçanta duke e regjistruar si qytetar nderi.

Për vendosjen e marrëdhënieve të mira me Athinën ishte i interesuar gjithashtu edhe vetë shteti i molosëve, i cili kërkonte të siguronte përkrahje për politikën e zgjerimit territorial që projektoi Tharypa, të cilën ai filloi ta realizonte në vitet e fundit të jetës së tij.

Këto marrëdhënie të ngushta ekonomike dhe politike me Athinën i hapën rrugë depërtimit të ndikimit të qytetërimit helen, i cili u shfaq në strukturën organizative të shtetit, në ndërtimet, në përdorimin e gjuhës dhe të shkrimit grek në rrethet e aristokracisë dhe të administratës shtetërore, në trajtimin tipologjik dhe metrologjik të monedhave të para molose sipas prototipave të monedhës atike të fundit të shek. V dhe fillimit të shek. IV p.e. sonë. Ky ndikim do të shfaqet gjithashtu dhe në jetën kulturore e artistike, qendra e së cilës bëhen qytetet. Në Passaron, p.sh., mendohet të jetë ftuar dramaturgu i shquar grek Euripidi, për të vënë në skenë tragjedinë e tij « Andromaka », ku lavdërohej origjina dinastike e mbretërve molosë. Kjo vepër ndikoi shumë në kultivimin e mitit gjenealogjik të molosëve, sipas të cilit zanafilla e tyre i referohet tani Molosit, biri i Neoptolemit të Akilit dhe i Andromakës, të vesë së Hektorit, që pas shkatërrimit të Trojës erdhën dhe u vendosën në Epir.

***Lidhja Molose (çereku i parë i shek. IV p.e. sonë).***

*Struktura e saj organizative*

Gjatë sundimit të Alketës, birit të Tharypës, shteti molos mori zhvillim të mëtejshëm. Nuk është përcaktuar me saktësi se në ç'kohë dhe në ç'rrethana e trashëgoi fronin. Dihet se në vitin 385 p.e. sonë ai gjendej i strehuar politik tek Dionizi, tirani i Sirakuzës. Në burimet historike nuk jepen as motivet që e shtynë Alketën të braktiste fronin. Ka mundësi që ky, duke dashur të vazhdonte politikën e aleancës me Athinën, në një kohë kur kjo kishte pësuar tashmë humbje ushtarake dhe diplomatike nga Sparta, të ketë ndeshur në kundërshtimin e partisë filospartane. Në këtë kohë kjo filloi të aktivizohej shumë, sidomos pas fitoreve të Agesilaut në Akarnani (389-388 p.e. sonë), që i hapën rrugën Spartës për të shtrirë ndikimin e vet jo vetëm në Greqinë Veriperëndimore, por edhe në Epir.

Dionizi që ishte interesuar dhe po vepronte aktivisht për të vendosur një kontroll efektiv në detin Adriatik dhe mbi rrugët që të çonin për në Epir, e mirëpriti Alketën dhe e ndihmoi atë që të rikthehej në fronin e humbur. Me këtë mënyrë tirani i Sirakuzës synonte të siguronte një aleat të ri, që do të përkrahte pikësynimet e tij politike dhe tregtare në brigjet e Ilirisë dhe të Epirit. Për këtë qëllim në vitin 385 p.e. sonë, Dionizi bëri një marrëveshje me Alketën për të ndërhyrë ushtarakisht në territorin e shtetit të molosëve duke i siguruar një ndihmë efektive në kontingjente luftarake dhe armatime. Ky sulm i papritur i forcave të bashkuara iliro-sirakuzane, u shkaktoi molosëve rreth 15 000 të vrarë sipas Diodorit të Sicilisë. Përforcimet që u dërgoi Sparta molosëve nuk e ndryshuan gjendjen e tyre të vështirë. Siç duket, ajo nuk u angazhua aq shumë në këtë luftë, pasi nuk ishte e interesuar të hynte në konflikt me Dionizin. Kështu ky aksion i nxitur prej tiranit të Sirakuzës përfundoi me sukses dhe me rivendosjen e Alketës në krye të shtetit molos.

Pasi përforcoi pozitat brendapërbrenda mbretërisë, Alketa vazhdoi politikën e zgjerimit territorial të shtetit të tij të filluar që në kohën e Tharypës, rivendosi marrëdhëniet e ndërprera për pak kohë, me Athinën. Në vitin 377 ndihmoi aktivisht Lidhjen e dytë detare të Athinës, duke lehtësuar veprimet e saj luftarake kundër Spartës në pellgun e Jonit. Në vitin 372 p.e. sonë Alketa i dha mundësi një reparti prej 600 pelltastësh të Stesiklit, të kalonin nëpër territorin molos dhe të lidheshin në Korkyrë përmes bregut të Epirit.

Me politikën e tij ekspansioniste, Alketa arriti të shtrijë sovranitetin e vet mbi një territor të konsiderueshëm të Epirit. Sipas një mbishkrimi dekretor të viteve 370-368 p.e. sonë kufijtë e Mbretërisë Molose që trashëgoi në këtë kohë i biri i tij Neoptolemi, shtriheshin në lindje deri në Hestiotiden perëndimore, në verilindje deri në kufijtë e Orestides në luginën e sipërme të Haliakmonit dhe në veriperëndim përmes një rripi toke deri në kufijtë e Parauejes në rrjedhjen e mesme të Vjosës. Molosët dolën në det siç duket në zonën e Kestrinës, në veri të lumit Kalama (Thiamis). Nga perëndimi pas aneksimit të Dodonës në fund të shek. V p.e. sonë, molosët e shtrinë kontrollin e tyre deri tek lugina e sipërme e Aheronit.

Kjo shtrirje territoriale e Mbretërisë Molose në kohën e Alketës, duket se përputhet plotësisht me cilësimin që i bën këtij sundimtari Polidami i Fardales në një fjalim të

transmetuar nga historiani e gjenerali grek Ksenofoni, kur e quan atë « sundimtar suprem të Epirit ».

Këto të dhëna burimore dhe epigrafike tregojnë se në kohën e këtij sundimtari dhe të pasardhësit të tij kishte avancuar mjaft procesi i bashkimit politik të popullsive të veçanta të Epirit, proces ky që çoi në krijimin e organizimit më të gjerë shtetëror që njihet me emrin Lidhja e Molosëve.

Duke gjykuar nga të dhënat mbishkrimore të kësaj periudhe, në këtë Lidhje përveç molosëve bënin pjesë edhe shumë popullsi të tjera epirote, si tripolitët, kelaithët, paialët, arktanët, genoait, ethenestët, onopernët, etj.. Këto grupe të veçanta etnike merrnin pjesë në qeverisjen e kësaj lidhjeje përmes përfaqësuesve të zgjedhur të tyre, të cilët në dekretet mbishkrimore quhen demiorgë ose synarhontë.

Një mënyrë e tillë qeverisjeje, i jepte këtij formacioni të ri shtetëror karakter federativ, por nën hegjemoninë e molosëve.

Lidhja Molose, e cila përfaqësonte etapën e parë në procesin e zgjerimit dhe të konsolidimit progresiv të shtetit federativ të Epirit, kishte një strukturë organizative të brendshme të përcaktuar qartë me institucione legjislative dhe ekzekutive. Në krye të Lidhjes së Molosëve qëndronte mbreti nga familja e Eakidëve. Por pushteti i tij, ashtu siç e thekson Aristoteli, ishte i kufizuar. Mbreti kur merrte pushtetin në dorë, ishte i detyruar të bënte fli në altarin e hyut të luftës në Passaron dhe të betohej përpara përfaqësuesve të shtetasve të tij, se do të sundonte sipas ligjeve të vendit. Përfaqësuesit nga ana e tyre, i premtonin mbretit se do ta përkrahnin atë gjatë sundimit të tij. Ky betim tradicional midis mbretit dhe përfaqësuesve, ishte një formë e trashëguar nga rendi i vjetër fisnor, por që tani merr një përmbajtje të re duke siguruar me këtë ndikimin e aristokracisë në drejtimin e kësaj lidhjeje shtetërore.

Mbreti ishte komandant suprem i ushtrisë së Lidhjes Molose dhe gëzonte një pushtet të padiskutueshëm në kohë lufte. Pas mbretit funksionari më i lartë në Lidhjen Molose vinte Prostati, një magjistrat eponym që zgjidhej për çdo vit nga komunitetet e ndryshme etnike të bashkuara në këtë lidhje. Ai kryesonte kuvendin e popullit, e thirrte atë, drejtonte punët e tij, paraqiste propozimet për t'u miratuar etj..

Në mbishkrime së bashku me prostatin përmendet edhe sekretari, që zgjidhej për çdo vit zakonisht nga i njëjti fis, të cilit i përkiste dhe prostati. Kuvendi i popullit përbëhej, me sa duket, nga të gjithë burrat e aftë për luftë, qofshin këta molosë apo anëtarë të bashkësive të tjera që përfshiheshin në Lidhjen e Molosëve. Ky kuvend votonte vendime, të cilat akordonin të drejta qytetarie, proksenie dhe privilegje të tjera. Në këtë kuvend legjislativ mund të merrnin pjesë të gjithë burrat e aftë për të mbajtur armë të të gjitha komuniteteve etnike të përfshira në Lidhjen e Molosëve. Kuvendi mund të mblidhej disa herë në vit, me përjashtim të rasteve të jashtëzakonshme. Vendi i mbledhjeve të tij ishte Passaroni, megjithëse ato mbaheshin edhe në qendra të tjera, si p.sh. në Dodonë etj.. Vendimet apo ligjet për të cilat votonte Kuvendi, përgatiteshin siç duket nga një institucion

tjetër i veçantë, nga Këshilli. Ky ndoshta ishte ai senat për të cilin flet Justini duke ia atribuar krijimin e tij mbretit Tharypë.

Organ tjetër, i ndryshëm nga Këshilli, ishte dhe kolegji i përfaqësuesve të komuniteteve të ndryshme në Lidhjen e Molosëve, me anë të të cilëve ato merrnin pjesë në drejtimin e përbashkët të punëve të shtetit. Në krye të këtij kolegji, qëndronte mbreti nga familja e Eakidëve dhe dy magjistratët e zgjedhur çdo vit, prostati dhe sekretari, të cilët mund të ishin molosë ose jo. I tërë ky organizim shtetëror i jepte Lidhjes Molose, që përfaqësonte njëkohësisht dhe shtetin më të fuqishëm në Epir deri në çerekun e fundit të shek. IV p.e. sonë, formën e një shteti federativ monarkik.

***Marrëdhëniet politike të Lidhjes me Maqedoninë***

Pas viteve 60 të shek. IV p.e. sonë në politikën e jashtme të Lidhjes Molose vihen re ndryshime të dukshme, që çuan në zgjerimin territorial dhe në fuqizimin e mëtejshëm politik të saj.

Në këtë kohë në kufijtë verilindorë të Epirit filloi të mëkëmbet me shpejtësi shteti maqedon. Gjatë sundimit të Filipit II Maqedonia u shndërrua në një monarki të fuqishme të centralizuar, në një forcë kryesore politike dhe ushtarake në Ballkan.

Duke shfrytëzuar krizën e shteteve greke, Filipi pasi zgjeroi dhe konsolidoi shtetin e vet, nuk vonoi të ndërhynte edhe në çështjet e brendshme të tyre duke zhvilluar një politikë konsekuente hegjemoniste mbi to. Në këtë drejtim Epiri duhet të shërbente si një mbështetje për të shtrirë kontrollin maqedon në brigjet perëndimore të Greqisë, për këtë qëllim Filipi II i dha një rëndësi të veçantë vendosjes së një aleance të qëndrueshme me Lidhjen Molose. Për këtë aleancë ishte interesuar dhe vetë Lidhja, sa kohë që Maqedonia do t'i linte dorë të lirë për ta çuar më tej politikën e zgjerimit të mëtejshëm të kufijve të saj. Dhe jo rastësisht Arryba, i cili kryesonte në këtë kohë Lidhjen, shpejtoi të lidhte krushqi me Filipin II, duke i dhënë këtij të fundit në vitin 357 p.e. sonë mbesën e tij, Olymbinë për grua.

Midis viteve 360-344 p.e. sonë, Lidhja Molose shënon një zgjerim të mëtejshëm të territorit të saj nga verilindja duke arritur kufirin më të largët në këtë drejtim deri tek Parauejtë në pellgun e Përmetit, Timfejtë dhe Orestët në luginën e sipërme të Haliakmonit.

Por në vitin 344 p.e. sonë, Lidhja detyrohet të heqë dorë nga këto krahina, të cilat Filipi II ia kaloi Maqedonisë. Kur pak më vonë Athina nisi të përzihet në çështjet e brendshme të Epirit, duke rrezikuar pozitat e Maqedonisë në Epir, Filipi II sulmoi ushtarakisht Ambrakinë duke kaluar nëpër territorin shtetëror të Lidhjes. Pasi mposhti Ambrakinë dhe nënshtroi kolonitë helene të elejve në Kasopi, Buketin, Pandosinë dhe Eletren, zboi nga froni Arrybën, aleatin e lëkundur dhe të pabindur të Maqedonisë, i cili kërkoi strehim në Athinë. Në krye të Lidhjes Molose vuri kunatin e vet Aleksandrin 20-vjeçar, të mbiquajtur Molos, të cilit i dorëzoi dhe qytetet që sapo i kishte pushtuar. Për ta angazhuar edhe më shumë ndaj Maqedonisë, Filipi II i dha Aleksandrit për grua të bijën, Kleopatrën, dhe e përkrahu atë në

politikën e zgjerimit territorial të shtetit molos. Gjatë sundimit të Aleksandrit (342-331 p.e. sonë), Lidhja Molose i zgjeroi shumë kufijtë e saj në drejtim të krahinave jugore dhe veriperëndimore të Epirit. Nën kontrollin e Lidhjes hynë tani jo vetëm kolonitë elease, por edhe tërë Kasopia fqinje, të cilat u bënë aleatë të saj (symnatios), duke gëzuar një farë autonomie dhe të drejtën që të prisnin monedhat e tyre.

Aleksandri arriti t'i imponojë pushtetin e tij dhe Koinonit të thesprotëve, deri atëhere i pavarur, megjithëse territorialisht në përfitim të Lidhjes Molose, e cila ushtronte mbi të presion të vazhdueshëm, për të dalë në det. Jashtë kontrollit të shtetit molos ende mbetej në këtë kohë Koinoni i kaonëve, që vazhdoi të ruante pavarësinë e tij. Zgjerimi territorial në drejtim të pjesës më të zhvilluar nga pikëpamja social-ekonomike të Epirit dhe në mënyrë të veçantë dalja e tij gjerësisht në det, e fuqizuan edhe më shumë ekonomikisht dhe politikisht shtetin molos, dhe hapën rrugë për një intensifikim të lidhjeve sidomos me brigjet perëndimore të Mesdheut.

Në vitin 334 p.e. sonë Tarenti kërkoi nga Aleksandri molos ndihmë ushtarake, meqenëse po rrezikohej pavarësia e qytetit dhe e aleatëve të tij nga lukanët. Aleksandrit do t'i jepej mundësia që të përhapte influencën e Epirit edhe në qytetet e tjera të Italisë së Jugut, për të cilën ishin të interesuara shtresat sunduese të vendit, që ai përfaqësonte dhe në mënyrë të posaçme ajo tregtare. Kjo u bë nxitje që Aleksandri të ndërhynte aktivisht në çështjet e qyteteve greke të Italisë së Jugut.

Pasi ia la sundimin e Mbretërisë Epirote gruas së vet sa kohë që ai do të mungonte, Aleksandri u nis për në Itali me forca të kufizuara, sipas Aristotelit me 15 anije ushtarake dhe mjaft anije tregtare. Me të zbritur në Itali, ai e zgjeroi bërthamën e ushtrisë së tij relativisht të vogël, me forca tarentine si edhe me mercenarë, me lukanë të dëbuar dhe me kontingjentet që i vunë në dispozicion qytetet e tjera greke të kërcënuara nga fiset italike.

Në fillim Aleksandri korri një sërë fitoresh kundër lukanëve dhe samnitëve, futi në dorë Heraklenë, koloninë e Tarentit, Sipontin e Apuljes etj., dhe për një kohë ai e konsideroi veten sundimtar të plotë mbi to. Nga kjo pozitë, ai bëri marrëveshje dhe me qytete të tjera, madje dhe me Romën. Nga vendet e kontrolluara prej tij dërgoi për në atdhe 300 familje të shquara si pengje. Më vonë lukanët dhe samnitët e morën veten dhe me forca të shumta të bashkuara, filluan të ushtrojnë përherë e më tepër presion mbi ushtrinë epirote dhe të aleatëve të saj numerikisht më të pakët, derisa në dimrin e vitit 331-330 p.e. sonë, pas një beteje të përgjakshme pranë Pandosisë, jo larg Kozencës, forcat e Aleksandrit u thyen keqas dhe ai mbeti i vrarë në këtë betejë.

Me rrjedhimet që patën këto ngjarje në Epir mbyllet dhe etapa e parë e zhvillimit historik të shtetit federativ epirot.

## 3. ALEANCA (SYMAHIA) EPIROTE

### *Formimi i shtetit të epirotëve dhe organizimi politik i tij*

Në gjysmën e dytë të shek. IV p.e. sonë ndodhën ndryshime të një rëndësie të veçantë në organizimin shtetëror të Epirit. Lidhja e Molosëve shndërrohet tani në një formë të re shtetërore të një karakteri gjithnjë federativ, si edhe më parë, por me një emërtim të ri kushtetues, të quajtur aleancë e epirotëve.

Ky shtet i epirotëve, siç rezulton nga të dhënat e ndryshme burimore të kohës, u formua nga bashkimi i shtetit të molosëve me aleatët (symahoi) e tij, me Kasopene dhe qytetet e Eleasë fqinje me të, si edhe me shtetin e thesprotëve.

Nuk njihen me saktësi motivet që çuan në konsolidimin juridik të këtij organizimi të ri shtetëror; po kështu ekzistojnë mendime të ndryshme rreth saktësimit të datës së kësaj ngjarjeje, duke e vendosur atë në kohën e Aleksandrit ose fill pas vdekjes së tij kur ishte regjente e shoqja e tij Kleopatra. Në qoftë se do të pranohet se organizimi i kësaj forme të re shtetërore u bë nga Aleksandri Molos, përpara se ai të fillonte fushatën luftarake në Itali, atëherë kjo duhet të ketë qenë rrjedhojë e fuqizimit të mëtejshëm të Mbretërisë Molose. Por, nëse formimi i saj do të ketë ndodhur fill pas vdekjes së Aleksandrit, ky organizim duhet parë si rrjedhojë e dobësisë së autoritetit të sundimtarëve molosë. Megjithatë, është e sigurt, se rruga drejt kësaj zgjidhjeje të re në organizimin shtetëror të vendit qe hapur nga Aleksandri me politikën e federimit të territoreve të reja që i ishin atashuar Lidhjes Molose.

Federata epirote nga pikëpamja e formës së qeverisjes, përfaqësonte një shtet federativ me bazë monarkike dhe me të drejta të barabarta të të gjithë pjesëmarrësve në të. Në kuadrin e kësaj federate çdo bashkësi e madhe apo e vogël etnike kishte organizimin e brendshëm të saj, Kuvendin e popullit, prostatin e tij. Bashkësitë merrnin pjesë në qeverisjen e shtetit epirot nëpërmjet kolegjit të përfaqësuesve (damiorgë) të tyre, që dilte nga çdo komunitet i veçantë etnik.

Institucionet drejtuese të këtij shteti nuk ndryshonin nga pikëpamja funksionale nga ato të Lidhjes Molose. Ndryshimi i emrave të tyre nga molos në epirot, nuk shprehin ende ndonjë diferencim real të institucioneve shtetërore. Në këtë drejtim mund të thuhet se Lidhja e Molosëve vazhdon, zgjerohet, por pa u dobësuar, në një formë të re, në atë të shtetit epirot.

Në krye të shtetit qëndronte mbreti, i cili zgjidhej gjithnjë nga familja mbretërore e molosëve të dinastisë tradicionale të Eakidëve, por tani si mbret i shtetit epirot. Si edhe më parë, pushteti i tij vazhdoi të ishte i kufizuar nga prostati, i cili megjithëse ruante titullin « i molosëve » ushtronte autoritetin e tij mbi të gjithë territorin e shtetit epirot. Ai kishte për detyrë të ruante ligjet, të organizonte mbledhjet e asamblesë të nënshtetasve epirotë, t'i drejtonte ato, të bëhej interpret midis mbretit dhe nënshtetasve në këmbimin e premtimeve reciproke në faltoren e Zeusit Arcios, në Passaron etj..

Eklesia e molosëve, ia lëshon vendin tani një asambleje të re më të gjerë ku merrnin pjesë popullsia e tërë shtetit epirot. Kjo asamble me funksione legjislative, që miratonte edhe dekretet shtetërore quhej Symahia e epirotëve.

Kjo federatë me karakter të theksuar politik-ushtarak merrej edhe me çështje të veçanta ekonomike dhe financiare që ishin në funksion të saj. Kështu p.sh. në bazë të një mbishkrimi dekretor të viteve 317-312 p.e. sonë, gjetur në Dodonë, nxirret përfundimi se të ardhurat doganore ishin caktuar të mblidheshin për llogari të kësaj aleance.

Me krijimin e kësaj kushtetute konfederale epirote, ndryshoi dhe sistemi i mëparshëm monetar. Monedhat e molosëve, të thesprotëve dhe të kasopasve, të cilat qarkullonin deri atëherë në Epir si monedha autonome, zëvendësohen tani me një prerje të përbashkët për të tërë Epirin, gjë që pasqyrohet qartë dhe në legjendën e tyre, « e epirotëve ». Nuk dihet me saktësi se ku qenë prerë këto monedha të Symahisë. Mund të mendohet të ketë qenë Dodona, ku më vonë do të provohet dhe ekzistenca e një punishteje monetare. Por kjo nuk përjashton mundësinë që ato të jenë prerë dhe në ndonjë vend tjetër, si p.sh. në Pasaron.

Aleanca epirote, me gjithë ndryshimet që mund të ketë pësuar gjatë jetës së saj, historikisht vazhdoi të ekzistonte rreth një shekulli deri në vitet 334-233 p.e. sonë, kur u zëvendësua nga Lidhja Republikane Epirote.

***Shteti i ri epirot në çerekun e fundit të shek. IV p.e. sonë***

Pas vdekjes së Aleksandrit molos, shteti i Epirit u gjet përpara vështirësive serioze, të shkaktuara nga grindjet e brendshme midis grupeve të ndryshme politike të shtresave sunduese, si edhe nga krijimi i situatave të jashtme të jo të favorshme, që çuan në prishjen e ekuilibrit në marrëdhëniet midis shtetit të Epirit dhe të Maqedonisë.

Në krye të luftës kundër Maqedonisë u vu tani Olymbia. Kjo, fill pas vdekjes së vëllait, qe kthyer në vendlindje për t'iu kundërvënë Antipatresit të Aleksandrit maqedon, me të cilin ishte në opozitë. Duke ardhur në Epir ajo zboi nga regjenca Kleopatrën (330-328 p.e. sonë) dhe filloi të sundojë shtetin epirot si tutore e të nipit të mitur, Neoptolemit II për një kohë dhe bashkë me Ajakidin të birin e Arrybës.

Në vitin 317 p.e. sonë, përpjekjet e Olymbisë për të marrë pushtetin në Maqedoni, u kurorëzuan me sukses, por vetëm për pak kohë, pasi qe e detyruar ta lëshojë atë nga presioni ushtarak që i bëri asaj Kasandri, i biri i Antipatrit. E ndjekur prej tij Olymbia u strehua në Pella, ku më kot priti ndihmën e Ajakidit, meqenëse një pjesë e madhe e ushtrisë së tij kundërshtoi vendimin për të hyrë në luftë me Maqedoninë. Kjo revoltë e ushtarëve, aktivizoi në prapavijë elementët promaqedonë, të cilët e detyruan këshillin e aleancës më në fund të dëbojë Ajakidin nga froni dhe të rivendosë lidhjet me Maqedoninë. Olymbia e lodhur nga rrethimi i gjatë, uria dhe nga sulmet e pareshtura të armikut, u dorëzua më në fund dhe u vra nga kundërshtarët e saj. Kjo disfatë në frontin e luftës, i dha shkas një vale të tërbuar ndjekjesh kundër përkrahësve të Ajakidit. Opozita kërkoi të zhdukte edhe të birin e

tij, Pirron dyvjeçar, por nuk arriti, pasi njerëzit e tij e dërguan fshehurazi tek mbreti ilir Glaukia, me të cilin Ajakidët kishin lidhje.

Për të shuar qëndresën antimaqedone në vend, Kasandri vendosi në Epir një regjim pushtimi. Ai e bëri këtë siç duket, me qëllim që të ishte i lirë në zbatimin e politikës së tij pushtuese në brigjet e Jonit dhe të Adriatikut. Por ky presion i vazhdueshëm politik dhe shoqëror i Maqedonisë, shkaktoi një valë të papërmbajtur zemërimi midis popullsisë epirote, e cila u hodh në opozitë të hapur me shkelësit e të drejtave të saj. Këtë pakënaqësi e shfrytëzoi Ajakidi. Ky, pasi u kthye në atdhe në vitin 313 p.e. sonë, me ndihmën e përkrahësve të tij nga Etolia, mundi të organizojë me lehtësi ushtrinë epirote dhe sulmoi kundërshtarët e tij të brendshëm dhe të jashtëm. Kjo ndodhi në një kohë kur Maqedonia sapo kishte filluar luftën kundër etolëve dhe ilirëve. Megjithatë kjo fushatë e Ajakidit nuk pati sukses dhe vetë mbreti mbeti i vrarë në fushën e betejës.

Gjendja në Epir nuk ndryshoi as më vonë, kur në krye të shtetit epirot u vendos Alketa II, i biri i Ajakidit. Ai bëri shumë përpjekje për t'u shkëputur nga Maqedonia, por pavarësisht nga sukseset e përkohshme, ai u detyrua më në fund të pranonte paqen me kundërshtarin në kushte të favorshme për këtë. Alketës II iu desh të ndryshonte dhe politikën e vet dhe të bënte aleancë me Maqedoninë. Ky veprim krijoi një opozitë të fortë në Epir, kundër së cilës ai luftoi me ashpërsi, por pa rezultat. Ndërkaq, veprimet e tij arbitrare, shkaktuan zemërimin e popullsisë, që shpërtheu në një kryengritje hakmarrëse dhe që përfundoi me vrasjen e Alketës II dhe të bijve të tij.

Në vitin 307 p.e. sonë u duk sikur gjendja do të ndryshonte. Glaukia, duke mos e parë me sy të mirë fuqizimin e ndikimit maqedon në Epir, ndërhyri me forcë në punët e brendshme të tij dhe vendosi në fronin mbretëror Pirron 12-vjeçar dhe bashkë me të edhe ndikimin e tij. Por ky nuk zgjati më shumë se 5 vjet, pasi Kasandri organizoi me njerëzit e vet shfronësimin e Pirros, në një kohë kur ai ende nuk kishte forcuar mirë pozitat e tij, dhe vendosi në fron Neoptolemin II. I ndodhur në këtë kohë jashtë Epirit, Pirroja u vu në shërbim të sundimtarëve helenistikë, Demetër Poliorketit dhe Ptolemeut të Egjiptit për disa vite me radhë. Në këto vende ai pati rast që të shohë e të mësojë shumë si nga jeta shoqërore, ashtu edhe nga arti luftarak i këtyre vendeve, ku dhe u dallua së tepërmi duke treguar shkathtësi, guxim dhe trimëri të rrallë në një varg betejash.

Në vitin 297 vdekja e Kasandrit të Maqedonisë dhe zemërimi i popullsisë epirote ndaj sundimit arbitrar të Neoptolemit II, e ndihmuan Pirron që të rikthehej në atdhe. Për këtë veprim ai qe përkrahur dhe nga Ptolemeu, i cili shpresonte të kishte në personin e Pirros një mbështetje efektive për planet e tij në Greqi. Pasi zbarkoi në brigjet e Epirit me forcat e veta ushtarake të sjella nga Egjipti dhe duke gjetur përkrahjen e popullit që, sipas Plutarkut, e priti duke e përshëndetur me mbiemrin « Shqiponjë », Pirroja u vendos më në fund në fronin e Mbretërisë Epirote. Në fillim ai u përpoq të përforconte pozitat e tij në Epir, dhe këtë e arriti me durim, duke e ndarë për një kohë fronin me Neoptolemin II, i cili kishte ende përkrahës në qarqet sunduese. Kur ia arriti këtij qëllimi, dhe, pasi mori vesh se rreth tij po kurdisej një kurth nga përkrahësit e Neoptolemit, Pirroja e vrau këtë, dhe pas kësaj shpejtoi

të përqendronte të tërë pushtetin mbretëror në duart e veta.

### *Epiri në kohën e sundimit të Pirros (297-272 p.e. sonë)*

Në fillim të shek. III p.e. sonë, Epiri del nga kriza e vështirë dhe me pasoja të rënda politike që e kishte mbërthyer pas vdekjes së Aleksandrit Molos dhe vihet në rrugën e zhvillimit të mëtejshëm ekonomiko-shoqëror dhe politiko-kulturor.

Nga një politikë e paqëndrueshme e brejtur nga kontradikta të brendshme dhe presione nga jashtë, shteti epirot kalon tani në një politikë energjike të pavarur, me një perspektivë të gjerë në fushën e forcimit të pushtetit shtetëror dhe të zgjerimit territorial të tij, që u realizuan me një shpejtësi dhe me një mënyrë të paparë deri atëherë. Gjatë sundimit të Pirros shteti epirot bëhet një fuqi imponuese e kohës me një pushtet të fortë mbretëror, me një potencial të madh ushtarak si dhe me një autoritet politik të shquar në botën mesdhetare të kësaj kohe.

Pirroja vendosi marrëdhënie diplomatike me disa shtete të fuqishme të asaj kohe dhe i forcoi lidhjet me martesa të shumta që bëri me bijat e sundimtarëve të tyre. Që kur ishte në oborrin e Ptolemeut I, Pirroja qe martuar me të bijën e tij Antigonën, më vonë pas vdekjes së saj, me Lanasen, të bijën e Agathoklit të Sirakuzës, prej së cilës mori si prikë dhe Korkyrën që ai kishte pushtuar dhe pastaj edhe me të bijat e sundimtarëve ilirë, Audoleonit të paionëve dhe të Bardhylit të Ri. Pirroja i kushtoi vëmendje të posaçme organizimit të ushtrisë, përpunimit të një strategjie efektive luftarake, për të cilat kishte njohuri të mëdha teorike, si dhe rritjes së aftësisë luftarake të ushtrisë. Ai favorizoi gjithashtu dhe përparimin ekonomik dhe kulturor të vendit që u pasqyrua në zhvillimin dhe në intensifikimin e mëtejshëm të urbanizimit të Epirit. U zhvillua një veprimtari e dendur ndërtuese në qytetet ekzistuese si në Dodonë, Ambraki apo në qytetet e tjera të reja epirote, midis të cilëve Berenike, Kasopi dhe Antigonea në Kaoni, të cilët mbajnë emra që kanë të bëjnë me siguri me kohën e sundimit të Pirros. Për një nivel të lartë të artit të ndërtimit në këtë kohë dëshmojnë edhe shtëpitë shumë të bukura dhe të ruajtura mirë të Amotoposit në Molosi, ku mendohet të ketë qenë dhe Fylakeja antike.

Pirroja projektoi një politikë të jashtme aktive ekspansioniste. Ai ndërhyri në çështjet e ndërlikuara të botës greko-maqedone dhe italike me mendimin që të krijonte një shtet të madh epirot, i cili do të përfshinte Ballkanin dhe përtej detit, Gadishullin Italik.

Së pari, Pirroja e drejtoi vëmendjen nga Maqedonia, ku pas vdekjes së Kasandrit kishin shpërthyer turbullira për trashëgimin e fronit. Këtë gjendje të vështirë të Maqedonisë e shfrytëzoi për të ndërhyrë në punët e brendshme të saj si përkrahës i Aleksandrit, të birit të Kasandrit. Me këtë rast Pirroja i shkëputi Maqedonisë mjaft krahina që gjendeshin në atë kohë nën kontrollin e saj dhe pikërisht Tymfenë e Paraunenë epirote të pushtuara nga Filipi II, Amfilokinë, Akarnaninë dhe Ambrakinë, të cilën e bëri kryeqytet të mbretërisë së tij.

Marrëdhëniet e fqinjësisë së mirë me Maqedoninë nuk vazhduan shumë dhe u prishën në vitin 294 p.e. sonë, kur Demetër Poliorketi zhduku aleatin e tij Aleksandrin dhe mori në duar

frenat e Mbretërisë Maqedone. Në këtë situatë Pirroja duke mos qenë më i sigurt në kufijtë lindorë të mbretërisë së tij, u vu në opozitë të hapur me sundimtarin e ri maqedon dhe aderoi në aleancën antimaqedone që u krijua pak më vonë në Greqi. Në vitin 289 p.e. sonë, Demetri duke dashur t'u imponohej kundërshtarëve të vet, pushtoi Etolinë dhe sulmoi Epirin, por Pirroja kundërveproi menjëherë. Pasi theu maqedonët në Etoli, duke u shkaktuar atyre humbje shumë të mëdha, i detyroi ata të tërhiqeshin dhe nga Epiri.

Kundër Demetrit të Maqedonisë filloi të veprojë pak më vonë koalicioni i sundimtarëve helenistikë: Ptolemeu i Egjiptit u nis me një flotë të madhe dhe ngriti kundër tij qytetet e Greqisë, kurse Lysimaku, sundimtar i Trakisë dhe i një pjese të Azisë së Vogël, hyri në Maqedoninë Veriore duke e shkretuar atë. Kjo gjendje vuri në lëvizje edhe Pirron, i cili e sulmoi Maqedoninë nga jugu. Ky iu drejtua qytetit Edisa, dhe e pushtoi atë pa hasur në ndonjë qëndresë të madhe, meqë forcat më të rëndësishme të ushtrisë së Demetrit ishin dislokuar në veri kundër Lysimakut. Pirroja ndërkaq përparonte pa ndonjë qëndresë nga ana e maqedonëve dhe arriti, madje, të shpallej mbret i tyre. Por kjo gjendje nuk zgjati shumë, pasi qe detyruar t'i ndante zotërimet e tij në Maqedoni me Lysimakun, i cili pretendonte se kishte dhënë ndihmesë në sukseset e Pirros duke mbërthyer për një kohë forca të shumta të Demetrit në kufirin verior të Maqedonisë. Këto lëshime të Pirros mënjanuan konfliktin e mundshëm me Lysimakun, por nuk zhdukën kontradiktat midis tyre.

Në këtë kohë, zotërimet e shtetit epirot në Ballkan arritën zgjerimin e tyre më të madh. Pirroja sundonte tani jo vetëm mbi tërë Epirin, por edhe mbi një pjesë të madhe të Maqedonisë dhe të Thesalisë në lindje, mbi krahinat greke në jug të Epirit, ku bënin pjesë Ambrakia, Amfilokia e Akarnania. Në veri zotërimet e tij shtriheshin dhe mbi një pjesë të vogël të Ilirisë, si edhe mbi disa ishuj të Jonit ku bënte pjesë edhe Korkyra. Kjo hapësirë territoriale, megjithatë, nuk përbënte një organizim të qëndrueshëm politik rreth një bërthame të fuqishme qendrore, as edhe një komunitet territoresh dhe popullsish të bashkuara me interesa të përbashkëta, por një konglomerat popujsh me zhvillim jo të njëllojtë social, ekonomik dhe politik, të nënshtruar nga ushtria epirote në krye të së cilës qëndronte si komandant Pirroja. Kjo ishte arsyeja që këto zotërime, në rastin më të volitshëm, u shkëputën nga varësia e Epirit. Dhe ky rast u shfaq menjëherë pas shpartallimit të Demetrit në Azi. Lysimaku që e ndiente tani veten të lirë dhe kohën të përshtatshme për të aneksuar tërë Maqedoninë, u drejtua me forca të mëdha kundër Pirros dhe e detyroi atë të hiqte dorë nga pushtimet në Maqedoni dhe në Thesali.

Ndërkaq në Italinë e Jugut u zhvilluan ngjarje, të cilat nuk lanë pa tërhequr vëmendjen e sundimtarit epirot, sidomos tani pas humbjes së Maqedonisë. Qytetet greke të Italisë së Jugut, me të cilat Epiri kishte vendosur me kohë lidhje tregtare, të dobësuara nga lufta e konkurrenca ndërmjet tyre, nuk qenë në gjendje të zhduknin kontradiktat e ashpra që karakterizonin marrëdhëniet midis tyre.

Këtë gjendje e shfrytëzoi me sukses Roma, e cila ndërhyri për t'i zgjidhur këto kontradikta në të mirën e vet. Por ky fakt ngjalli pakënaqësi tek Tarentinët, që hynë në konflikt të hapur me romakët. Duke mos e përballuar epërsinë e forcave romake, me të cilët u bashkuan si aleatë

edhe lukanët, mesapët dhe tarentinët kërkuan ndihmën e Pirros.

Shtetit epirot iu dha për të dytën herë mundësia që të ndërhynte aktivisht në punët e brendshme të qyteteve të Italisë së Jugut. Qarqet sunduese të Epirit e mirëpritën këtë ftesë, duke shpresuar se lufta në Itali do t'u sillte përfitime të mëdha. Pirroja iu përgjigj me kënaqësi kësaj thirrjeje, duke menduar se kishte ardhur koha për të bërë hapin e rëndësishëm në formimin e një perandorie të madhe në perëndim.

***Pirroja në Itali***

Në vitin 280 p.e. sonë, në krye të një ushtrie të madhe të përbërë kryesisht nga kontingjente molosësh, thesprotësh dhe kaonësh (20 000 këmbësorë, 3 000 kalorës, 2 000 varkëtarë e 500 hobetarë), Pirroja u nis për në Itali, duke pasur me vete dhe 200 elefantë. Pasi arriti në Tarent ai mori menjëherë masa për ta vënë qytetin në pozita lufte; rekrutoi ushtarë nga popullsia qytetare dhe në krye të forcave të bashkuara i doli përpara ushtrisë romake që po përparonte në drejtim të qytetit. Të dy ushtritë kundërshtare u ndeshën pranë Heraklesë. Këtu u zhvillua beteja e parë, në të cilën Pirroja korri një fitore të shkëlqyer, që ia ngriti lart autoritetin mbretit epirot në sy të aleatëve. Në anën e tij kaluan tani dhe fiset italike kundërshtare të Romës, si edhe pjesa më e madhe e qyteteve greke të Italisë së Jugut.

Fitorja e Heraklesë, megjithatë nuk e zgjidhi fatin e luftës. Në vitin 277 p.e. sonë, Roma grumbulloi forca të tjera të mëdha dhe e detyroi Pirron të hynte përsëri në luftë me të. Por në një betejë të ashpër dhe të përgjakshme që u zhvillua pranë Askulit, Pirroja arriti t'i thyente për të dytën herë romakët. Ata nuk mundën t'i qëndronin manovrimit taktik luftarak të Pirros dhe aq më pak sulmit të tërbuar të elefantëve, të cilët sollën panik në ushtrinë romake. Pirroja fitoi edhe kësaj radhe, por kjo fitore i kushtoi atij humbje shumë të mëdha. Që atëherë fitore të tilla me humbje u bënë zakon të quhen fitore pirrike ose « fitore e Pirros ». Pavarësisht nga sukseset e para të shpejta dhe të bujshme të Pirros, gjendja e tij në Itali sa vinte e vështirësohej. Forcat epirote të ndodhura larg atdheut të tyre, vinin gjithnjë duke u pakësuar dhe duke u dobësuar, ndërsa Roma kishte ende rezerva të shumta materiale e njerëzore për të vazhduar luftën. Pirroja, megjithatë, nuk u tërhoq nga fushata e tij në Itali. Mirëpo, pa përfunduar ende paqen me romakët, ai u nis për në Sicili për t'i shkuar në ndihmë Sirakuzës, të cilën e kishin sulmuar kartagjenasit. Për të kontrolluar gjendjen në Itali, ai la vetëm disa garnizone.

Në vitin 276 p.e. sonë, forcat aleate epirote, greke dhe italike të udhëhequra nga Pirroja, i shpartalluan keqas pushtuesit e ishullit dhe i zbuan ata pothuaj nga tërë Sicilia. Kjo fitore e shpejtë dhe e shkëlqyer e rriti pushtetin politik dhe ushtarak të Pirros, saqë siciliasit e deklaruan atë prijës dhe mbret të tyre. Por Pirroja, si gjithnjë i papërmbajtur në aspiratat e tij të guximshme politike, filloi menjëherë të ushqejë mendimin për t'u hedhur në Afrikë edhe pse nuk e kishte të sigurt akoma gjendjen në Itali. I prerë në vendimin e tij, ai iu vu përgatitjes së flotës dhe organizimit të ushtrisë, pa menduar se ata kërkonin rezerva të mëdha njerëzore dhe financiare, të cilat siciliasit e lodhur nga luftërat dhe anarkia që kishte pllakosur vendin pas vdekjes së Agathoklit, nuk mund t'i siguronin. Nga ana tjetër, ndërhyrja arbitrare

e Pirros në punët e brendshme të qyteteve të Sicilisë dhe shkelja nga ai e traditave të tyre demokratike, bëri që Pirroja të humbiste dita-ditës e më shumë besimin në ishull dhe të bëhej objekt sulmesh dhe komplotesh të rrezikshme për jetën e tij dhe fatin e ushtrisë epirote. Këtë situatë të brendshme plot turbullira dhe pasiguri, e shfrytëzoi menjëherë Kartagjena, e cila dërgoi ushtri të mëdha për ripushtimin e ishullit. Të përkrahur tani edhe nga qytetet opozitare, kartagjenasit arritën me lehtësi t'i shkaktonin humbje mbretit epirot. Në duart e tij mbeti vetëm Sirakuza, por edhe prej saj atij iu desh të hiqte dorë, meqenëse në këtë kohë romakët kishin rifilluar sulmet kundër aleatëve dhe garnizoneve të tij në Itali. Me t'u kthyer në Itali, Pirroja riorganizoi forcat e veta dhe të aleatëve të tij dhe u drejtua menjëherë kundër dy konsujve romakë, të cilët me legjionet e tyre po vepronin në drejtime të ndryshme. Në këtë situatë ai vendosi t'i thyejë ato veçmas, sa kohë që ende nuk ishin bashkuar. Sulmoi në befasi legjionin romak që gjendej pranë Beneventit. Këtu u zhvillua edhe beteja e tretë dhe e fundit për Pirron në Itali, ku pësoi disfatë të plotë. Pasi qe tërhequr me humbje të mëdha në Tarent, Pirroja provoi të kërkojë ndihma nga Antigon Gonata dhe Antiohu i Sirisë për ta vazhduar luftën kundër Romës, por më kot. I lodhur dhe pa pasur ndonjë shpresë për të realizuar i vetëm qëllimet e tij në Gadishullin Italik, ai u kthye në Epir me ushtrinë epirote që i kishte mbetur, duke lënë në Tarent vetëm të birin e tij Helenin.

Në luftën kundër Romës Pirroja angazhoi forca të mëdha epirote dhe aleate, që mbulonin mjaft mirë legjionet e kundërshtarit dhe manovroi me sukses për një kohë në operacionet luftarake, duke vënë në përdorim një sistem taktik luftimi nga më të përparuarit e kohës. Mirëpo ushtria që komandonte Pirroja, ndryshonte nga përbërja dhe fryma luftarake nga ajo e kundërshtarit. Ajo nuk e kishte kompaktësinë e ushtrisë romake të përbërë nga nënshtetasit e vet, por ishte një ushtri më tepër mercenarësh, të armatosur më së miri dhe të udhëhequr nga një strateg i talentuar, por që kishte hyrë në një aventurë ushtarake.

Pas dështimit të fushatës italike, Pirroja u përpoq të shfrytëzonte në favor të tij gjendjen e krijuar në Ballkan. Së pari, vendosi të shtinte në dorë Maqedoninë. Në vitin 274 p.e. sonë ai hyri në luftë me sundimtarin e saj Antigon Gonatën, i cili sa kohë që Pirroja luftonte në Itali, kishte arritur suksese në konsolidimin e pushtetit të tij qoftë në Maqedoni, qoftë dhe mbi një pjesë të Greqisë. Ai arriti të pushtojë një territor të gjerë të Maqedonisë. Antigonit i mbeti vetëm pjesa në lindje të lumit Vardar. Ishte e qartë se epirotët nuk mund të bëheshin zot të tërë Maqedonisë sa kohë që Antigoni mbante akoma në dorë Maqedoninë bregdetare dhe rrugët e komunikacionit detar. Në këto rrethana Pirroja vendosi ta luftonte kundërshtarin në Peloponez, i cili gjendej nën kontrollin e tij. Në vitin 272 p.e. sonë, pa siguruar ende mirë pozitat e tij në tokat e pushtuara të Maqedonisë, ai arriti në Lakoni. Këtu iu desh të përballonte presionin e forcave spartane dhe maqedone të bashkuara kundër rrezikut epirot. Pasi korri një sërë fitoresh të reja, Pirroja sulmoi më në fund Spartën dhe Argosin, me të cilat zhvilloi luftime të ashpra, por pa rezultate. Gjatë përleshjeve në rrugët e Argosit, Pirroja u plagos dhe ashtu siç ishte i dërrmuar, ra në duart e kundërshtarëve, të cilët e vranë. Ushtria epirote e mbetur pa prijës qe çorganizuar dhe më në fund u shpartallua.

Me luftërat e tij pushtuese në Ballkan, Itali dhe në Sicili, Pirroja e rriti shumë fuqinë politike të shtetit epirot dhe autoritetin e tij në botën mesdhetare. Gjatë sundimit të tij, Epiri arriti të

bëhet një nga shtetet më të fuqishme të kohës helenistike.

Në këto luftëra Pirroja pati përkrahjen e plotë të aristokracisë e të skllavopronarëve epirotë, gjithnjë të etshëm për pushtime e lavdi, kurse si mbështetje kishte ushtrinë e vet të stërvitur mirë, të përbërë kryesisht nga fshatarë të lirë, të gatshëm për të luftuar, meqë lufta për ta ishte një mjet fitimi, burim plaçke dhe pasurie. Në këto suksese të veprimeve ushtarake ndikoi edhe situata e jashtme e favorshme për të, dhe pikërisht turbullirat e anarkia që krijoheshin herë pas here në shtetet fqinje nga rrethanat e ndryshme politike.

Këto suksese të shpejta luftarake, megjithëse jo të qëndrueshme, i duhen atribuar në një farë mase dhe vetë manovrimit taktik, të përsosur për atë kohë, të forcave ushtarake gjatë luftimit, që ishte kryesisht meritë e aftësive të shquara taktiko-luftarake të Pirros.

Fitoret e njëpasnjëshme dhe guximi i tij i provuar në beteja të shumta, e rritën së tepërmi autoritetin e Pirros në sy të bashkëluftëtarëve të vet dhe e forcuan aq shumë pushtetin e tij, sa që arriti të sundonte dhe të vepronte i lirë nga çdo kufizim kushtetues i aleancës epirote mbi territoret e pushtuara. Në këtë drejtim ai shkoi aq larg sa caktoi, siç duket, edhe fëmijët e tij si mbretër trashëgimtarë në Itali dhe në Sicili.

Në këto vende Pirroja preu, në kundërshtim me kushtetutën federative epirote, edhe monedha ari e argjendi personale me legjendë « Mbreti Pirro »; por ato, siç kuptohet nga mungesa e tyre në trevat e Epirit, nuk duhet të jenë lejuar të qarkullonin brenda territorit të Aleancës, ku vazhdonin të kishin vlerë vetëm prerjet tradicionale të Federatës së epirotëve.

Në qoftë se në territoret e pushtuara Pirroja sillej si monark i pakufizuar, brenda Aleancës ai mbetej ashtu si dhe më parë mbret i molosëve dhe udhëheqës me pushtet të kufizuar i Federatës epirote.

Pirroja qe një nga strategët më të mëdhenj të kohës helenistike. Kur e pyetën njërin nga shokët e Aleksandrit të Maqedonisë, se kush ishte tani strategu më i shquar, ai iu përgjigj: « Pirroja kur të arrijë moshën e pjekurisë ». Ndërsa më vonë Hanibali, një ndër komandantët më të përmendur të botës antike, i dha Pirros vendin e dytë pas Aleksandrit, kurse vetes vendin e tretë. Pirroja qe njëkohësisht dhe teoricien i madh në artin ushtarak, por planet e tij të gjera nuk ishin gjithnjë të studiuara dhe kishin karakterin e aventurave ushtarake. Talenti i tij ushtarak nuk plotësohej me largpamjen e një politikani të matur dhe të pjekur. Synimet e tij ambicioze u bënë pa llogaritur mirë tendencat e zhvillimit të vrullshëm ekonomik dhe politik të shtetit të ri romak dhe potencialin ushtarak të tij, si dhe mundësitë e kufizuara materiale e njerëzore të Aleancës Epirote. Për këtë arsye dhe humbja përfundimtare e Pirros në këtë ndërmarrje të madhe përtej Adriatikut qe një përfundim i natyrshëm dhe i pashmangshëm.

### *Fundi i sistemit monarkik në Epir*

Pas vdekjes së Pirros, Aleanca Epirote filloi gradualisht të humbiste fuqinë e saj të

mëparshme politike dhe ushtarake. Me gjithë përpjekjet e bëra për të ruajtur zotërimet e mëparshme në Maqedoni, në Greqi dhe në Iliri, ajo qe e detyruar më në fund të tërhiqej prej tyre. Trashëgimtarit të Pirros, Aleksandrit, që në fillim iu imponua një luftë e rrezikshme nga mbreti i ilirëve Mytili, të cilën më vështirësi mundi ta përballonte. Kurse Demetri II, e detyroi atë të hiqte dorë jo vetëm nga Maqedonia, por për një kohë dhe nga vetë Epiri, mbi të cilin vendosi kontrollin e tij. Pasi qe rikthyer në atdhe me ndihmën e etolëve, Aleksandri u përpoq edhe një herë që të rimëkëmbte fuqinë e dikurshme të Aleancës Epirote por më kot, pasi ajo kishte marrë tatëpjetën.

Në vitet 30 të shek. III p.e. sonë, Mbretëria Epirote përjetoi periudhën e fundit të ekzistencës së saj, e mbërthyer në një krizë të ashpër, e cila rrëmbimthi e çoi deri në brerjen e themeleve të regjimit monarkik. Depërtimi gjithnjë e më i thellë i skllavopronarisë në fshatin epirot, po shkatërronte dhe po shpronësonte përherë e më shumë prodhuesit e vegjël të lirë fshatarë, që dikur përbënin masën kryesore dhe më energjike të ushtrisë federative epirote dhe çoi në dobësimin e fuqisë dhe të kompaktësisë ushtarake. Kjo krizë e brendshme u acarua dhe më tepër nga situatat e jashtme jo të favorshme për Aleancën Epirote. Përreth saj vepronin tani shtete të tilla të fuqishme, si Maqedonia, Lidhja Etole dhe Shteti ilir, të cilët kërkonin secili të fusnin nën kontrollin e vet Epirin, meqë ai zinte një pozitë kyçe në planet e politikës së tyre pushtuese. Në këto situata sundimtarët epirotë u treguan të paaftë të qeverisnin vendin. Aristokracia epirote, duke parë më në fund se ata nuk ishin më në gjendje të mbronin dhe të përkrahnin si dikur qëllimet e saj, e shfrytëzoi pakënaqësinë e popullit për t'i dhënë fund njëherë e përgjithmonë regjimit të vjetëruar monarkik në Epir. Ajo e realizoi këtë me vrasjen në vitin 234/233 p.e. sonë të mbretëreshës Deidames, që ishte dhe sundimtarja e fundit prej dy shekujsh e dinastisë së Ajakidëve.

## 4. LIDHJA EPIROTE

### *Organizimi i Lidhjes Epirote dhe karakteri i saj*

Kur kontradiktat e thella politike çuan në përmbysjen e regjimit monarkik në Epir, Aleanca Epirote që deri në atë kohë ekzistonte si një formë shtetërore federative nën hegjemoninë e mbretërve molosë, reformohet tani mbi një bazë të re republikane, pak a shumë sipas modelit të Lidhjes fqinje etole, duke u quajtur dhe Lidhja Epirote. Kjo ishte një lidhje politike që u siguronte të drejta të gjitha bashkësive të veçanta epirote që bënin pjesë në të dhe që ruanin, në kuadrin e kësaj federate, vetëqeverisjen e brendshme të tyre. Pra, edhe këtu si më parë mbetej parimi federativ i shtetit, por tani i bazuar mbi një konstitucion të ri, që nuk njihte më privilegje apo hegjemoni të ndonjërit prej anëtarëve të saj, siç ndodhte në Aleancën e mëparshme, ku kryesonte mbreti i molosëve. Në këtë aspekt Lidhja paraqitej si një formë më e lartë shtetërore, më kompakte dhe operative. Të gjithë anëtarët e saj kishin një shtetësi dhe njiheshin zyrtarisht me emrin e përbashkët epirotë. Lidhja, ashtu sikurse dhe aleanca epirote ruante të drejtën të merrte vendime në emër të të gjithë epirotëve, pavarësisht se kishte edhe bashkësi që qëndronin ende jashtë saj, siç ishin p.sh. kasopiasët dhe

athamanët.

Organi më i lartë i Lidhjes ishte Kuvendi i Përgjithshëm me fuqi të mëdha këshillimore dhe vendimore, që nuk ishte i pranishëm, (të paktën nuk është provuar ende), në federatën e mëparshme monarkike. Këtu mund të merrnin pjesë të gjithë nënshtetasit e saj të lirë. Kuvendi zgjidhte magjistratët federativë dhe vendoste mbi çështje të karakterit politik, ushtarak, ekonomik e shoqëror. Kështu ai vendoste për luftë ose për paqe, për thirrjen e popullit nën armë, për aleanca me shtetet e tjera, për të zgjedhur dhe për të ftuar delegacione, për t'u dhënë të huajve të drejta qytetarie, pronësie etj.. Ai ushtronte dhe funksionet e instancës më të lartë gjyqësore. Organi më i lartë ekzekutiv ishte Këshilli i Lidhjes, që përbëhej nga përfaqësues të zgjedhur të anëtarëve të saj. Në krye të këshillit qëndronte kolegji prej tre strategëve që duhet të përfaqësonin ndoshta të tri grupet më të mëdha etnike të Epirit: molosët, kaonët dhe thesprotët. Por mbi ta dominonte vetëm njëri, i ngarkuar me funksionin e komandantit ushtarak, funksion të cilin e ushtronte më parë mbreti i molosëve. Nëpunës të tjerë të Lidhjes ishin dhe sekretari i këshillit, hiparku, komandanti i kalorësisë etj..

Kryeqyteti i Lidhjes tani u bë Foinike, kryeqendra e Kaonisë. Këtu mblidhej zakonisht dhe Këshilli i Lidhjes, megjithëse të tilla mbledhje, siç duket, organizoheshin edhe në qytete të tjera të Epirit.

### ***Zhvillimi ekonomik dhe politik i Epirit në kohën e Republikës (234/233-168 p.e. sonë)***

Që në fillim të veprimtarisë së saj Lidhja u ndodh përpara vështirësive të mëdha të shkaktuara nga situata të brendshme dhe të jashtme jo të favorshme për të. Territorialisht ajo qe rrëgjuar afërsisht në kufijtë e shtetit epirot përpara sundimit të Pirros. Kështu nuk bënin më pjesë në të: Ambrakia, Kasopia dhe Athamania. Megjithatë, ajo mori një sërë masash për riorganizimin administrativ dhe ushtarak të vendit. Lidhja vuri dorë në sistemin e mëparshëm monetar të vendit. Të gjitha këto pasqyrojnë qartë ndryshimet që u bënë në organizimin e brendshëm politik dhe në zhvillimin ekonomik të vendit. Në periudhën e Republikës së Epirit u vu në qarkullim një masë e madhe monedhash, më e madhe se asnjëherë tjetër në Epir, prej bronzi dhe prej argjendi. Disa tipa të këtyre monedhave u përmbahen simboleve të vjetra të përdorura që më parë nga Lidhja Molose apo Aleanca Epirote, megjithëqë ishin në përshtatje edhe me një varg simbolesh të Aleksandrit dhe të Pirros të prera jashtë Epirit. Por, në monedhat e federatës republikane të Epirit shënohen për të parën herë edhe emrat e nëpunësve të lartë, që ka mundësi të lidhen dhe me strategët eponym të Lidhjes. Nuk dihet gjithashtu me saktësi se ku mund të jenë prerë këto monedha; supozohet të jenë prerë në Dodonë ndoshta dhe në Foinike, por nuk përjashtohet mundësia që një nga vendprerjet e tyre të ketë qenë dhe Antigonea, ku janë zbuluar tani së fundi monedha të pavulosura si dhe shufra bronzi për nxjerrjen e tyre. Përsa i përket zonës së qarkullimit të monedhave të Lidhjes Epirote, ato përhapjen më të madhe e kanë pasur brenda trevave të Epirit dhe sidomos në zonat veriore të tij. Pak prej tyre janë gjetur në Greqi e në Maqedoni, por kanë qarkulluar në sasira të konsiderueshme në qytetet dhe krahinat e Ilirisë së Jugut, sidomos në ato kufitare me Epirin. Kjo tregon se midis këtyre

trevave fqinje në çerekun e fundit të shek. III dhe në fillim të shek. II p.e. sonë ekzistonin marrëdhënie të rregullta dhe intensive tregtare, që shprehen edhe në afërsitë stilistike dhe tipologjike të disa monedhave republikane epirote me ato të Amantisë, të Orikut, të Apolonisë etj..

Qytetet epirote, nga pikëpamja e sistemit të fortifikimit, urbanistikës, strukturës së ekonomisë dhe tipareve të kulturës ngjanin shumë me qytetet bashkëkohëse ilire; puna e skllevërve zinte një vend të rëndësishëm. Historiani grek Polibi duke përshkruar me hollësi pushtimin e Foinikes nga ilirët në vitin 228 p.e. sonë, thotë se sipas marrëveshjes së paqes, epirotët e lirë qenë liruar me anë shpërblimesh, ndërsa skllevërit e qytetit, ilirët i morën me vete së bashku me pasuritë e tjera, prej të cilave Teuta mbeti shumë e kënaqur.

Të dhëna të shumta për format klasike të skllavopronarisë në qytetet epirote të kohës helenistike, ofrojnë dhe materialet epigrafike të zbuluara kryesisht në Dodonë e në Butrot. Vetëm në hyrjen perëndimore të teatrit të Butrotit janë afishuar të skalitura në blloqet e gurëve, 29 akte lirimi. Sipas këtyre dekreteve shpallen të lirë rreth 400 skllevër, pjesa më e madhe e të cilëve vinte nga sferat e prodhimit, midis të cilëve gjysma ishin gra.

Në kohën e Republikës një rol të madh në jetën ekonomike dhe politike të vendit filluan të lozin qytetet e trevave veriore të Epirit. Foinike, sipas Polibit, dallohet në këtë kohë si qyteti më i fuqishëm dhe më i pasur i Epirit, ndërsa të dhënat arkeologjike të fituara në këto vitet e fundit në Antigone e paraqesin këtë qytet të madh, me një sistem të fuqishëm fortifikimi dhe me një planimetri shumë të rregullt urbanistike (sistemi hipodamik). Në këtë qytet funksiononin punishte të veçanta të specializuara në degë të ndryshme të zejtarisë dhe zhvillohej një veprimtari e gjerë tregtare, rrezja e shtrirjes të së cilës arrinte deri në brigjet e Mesdheut Lindor dhe Perëndimor.

Në politikën e jashtme, Lidhja Epirote që në fillim u tregua e paqëndrueshme dhe nuk kishte fuqi të mjaftueshme për të përballuar presionin diplomatik dhe ushtarak të shteteve fqinje dhe konkretisht të lidhjes etole në jug, të Maqedonisë në lindje, shtetit ilir në veri dhe atij romak në perëndim. E ndodhur në një pozitë tepër kyçe midis këtyre shteteve rivale, me një potencial të madh ekonomik dhe ushtarak, ajo u tërhoq më tepër pas politikës së aleancave dhe të qëndrimit asnjanës, që e çuan më vonë Epirin në humbjen e pavarësisë së tij të plotë ekonomike dhe politike.

Në fillim Lidhja Epirote pati marrëdhënie të mira me etolët. Në vitin 230 p.e. sonë, kur asaj iu imponua një luftë e rrezikshme nga ilirët, të cilët për një kohë e pushtuan dhe kryeqytetin Foinike, qenë pikërisht etolët ata që bashkë me akejtë e ndihmuan aleaten e tyre që të përballonte këtë provë të vështirë. Por kjo ngjarje e tronditi aq shumë Epirin sa bëri që Lidhja të ndryshonte menjëherë politikën e saj kundrejt etolëve, duke hyrë në aleancë me kundërshtarët e tyre, me shtetin ilir, të kryesuar nga Teuta dhe pak më vonë me atë maqedon, në krye të të cilit qëndronte Antigon Dosoni. Madje në vitet 219-217 p.e. sonë, epirotët e ndihmuan aktivisht pasardhësin e Dosonit, Filipin V kundër etolëve. Por këtë veprim ata e paguan shtrenjtë, pasi etolët duke kundërvepruar, hynë në Epir dhe shkretuan

pjesë të tëra të tij duke mos kursyer as vetë Dodonën që ishte qendër e rëndësishme kulti. Edhe pas këtyre ngjarjeve Epiri e përkrahu Maqedoninë, madje edhe atëhere kur Roma hyri në luftë e vendosur për të zhdukur këta rivalë të fuqishëm të saj në Ballkan. Në vitin 205 p.e. sonë, Lidhja bëhet ndërmjetëse midis palëve ndërluftuese për vendosjen e një paqeje, që u nënshkrua në Foinike, për të cilën më tepër ishte e interesuar Maqedonia.

Në luftën e dytë maqedono-romake, Epiri u përpoq të ruante asnjanësinë midis Maqedonisë dhe Romës dhe të ndërmjetësonte rishtas në vitin 198 p.e. sonë për një paqe midis tyre, por kësaj radhe pa dobi, meqenëse kërkesat romake qenë të rënda për Filipin. Në këtë kohë tek një pjesë e epirotëve filluan të shfaqeshin tendencat e para për të përkrahur hapur Romën. Ndihma që u dha romakëve Karopsi, një prijës i kaonëve, për të thyer qëndresën e ushtrisë maqedone, e cila kishte zënë grykën e Vjosës midis maleve të Trebeshinit dhe Dhembelit, qe mjaft domethënëse në këtë drejtim dhe i kushtoi humbje të mëdha Filipit. Këto tendenca proromake u shfaqën më qartë, në prag të luftës së tretë maqedone. Të deleguar nga Roma erdhën në Epir dhe kërkuan nga Kuvendi i epirotëve, që ishte mbledhur në qytetin bregdetar Gitana (akoma i paidentifikuar), të përkrahte Romën në luftën e saj përfundimtare me Maqedoninë. Ky presion diplomatik i vuri në lëvizje përkrahësit e Romës në Epir. Mirëpo këta duke dashur t'i imponojnë këshillit të Lidhjes politikën e aleancës me Romën, ngjallën kundërshtimin e një pjese të anëtarëve të saj dhe në mënyrë të veçantë të molosëve, të cilët kërkonin të ruhej si dhe më parë politika e ekuilibrit midis palëve ndërluftuese, në sajë të së cilës Epiri kishte shpëtuar deri tani pa u dëmtuar. Më vonë këto kundërshtime dhe intriga të brendshme, çuan në dobësimin e unitetit të veprimit të Lidhjes. Në vitin 170 p.e. sonë molosët qenë hedhur më në fund definitivisht nga ana e Perseut, ndërsa kaonët e thesprotët u radhitën në luftë përkrah romakëve.

Në këto veprime arbitrare dhe të kundërta, Lidhja Epirote në fakt e humbi pavarësinë dhe funksionin drejtues të saj. Fatin e Epirit duhet ta vendoste tani lufta dhe rrjedhimet qenë katastrofike sidomos për krahinat që gjatë saj mbajtën qëndrim antiromak. Në vitin 169 p.e. sonë krahina të tëra të Epirit u shkretuan, rreth 70 qytete të tij u plaçkitën dhe u dogjën nga pushtuesit romakë, ndërsa 150 000 veta u kthyen në skllevër. Një numër i madh epirotësh të shquar u dërguan në Itali.

Pas vitit 168 p.e. sonë, vetëm disa krahina që përkrahën Romën në luftën e saj kundër Perseut ruajtën një farë autonomie formale; ato u riorganizuan në një Lidhje të re epirote, gjeografikisht të kufizuar, të quajtur sipas të dhënave epigrafike Lidhja e epirotëve përreth Foinikes, por që më vonë do të përmendet vetëm si Lidhja Epirote.

Qendra e jetës ekonomike dhe politike e kësaj Lidhjeje, qe përqendruar kryesisht në Foinike, por përveç Foinikes kishte edhe qendra të tjera të rëndësishme si Pandosia e Dodona, të cilat prenë në këtë kohë monedhat e tyre me legjendën e « Epirotëve », por pa emra nëpunësish, siç ishin, p.sh. ato të prera nga Lidhja republikane para vitit 168 p.e. sonë. Lidhja Epirote përreth Foinikes u krijua si një njësi kinse autonome politike-administrative dhe ekonomike, por ndër rrethana pushtimi dhe nën kontrollin drejtpërdrejt të Romës, të cilin ajo e ushtronte përmes njerëzve të besueshëm në Epir. Kjo Lidhje e vazhdoi ekzistencën e saj, pavarësisht

se politikisht nuk pati ndonjë rëndësi, deri në vitin 148 p.e. sonë, kur, bashkë dhe me pjesën tjetër të Epirit që kishte mbetur jashtë kësaj Lidhjeje, hyri më në fund në sferën e administrimit të provincës maqedone të porsakrijuar, ashtu sikurse dhe krahinat e tjera të Ilirisë të Jugut, në jug të lumit Mat.

## K R E U   V

## SHTETI ILIR - FUQI MESDHETARE.

## LUFTËRAT KUNDËR ROMËS
## (231 - 168)

*Në historiografinë moderne është bërë zakon që shtetin ilir të mesit të shek. III ta quajnë shteti ardian. Studiuesit që e pagëzuan me këtë emër ia atribuojnë formimin e këtij shteti fisit të ardianëve. Sipas tyre, ky fis, i shtyrë nga keltët që vinin nga veriu u bart gjatë shek. IV në bregun e djathtë të Naronës, përballë ishullit Far, në jug të dalmatëve; pa i braktisur këto krahina, aty nga mesi i shek. III p.e. sonë në kohën e sundimit të Pleuratit, atit të Agronit, ardianët zbritën gjatë bregdetit deri thellë në jug. Nën goditjet e ardianëve, sipas këtyre studiuesve, ranë mbretëritë e vjetra të enkelejve dhe të taulantëve dhe ardianët u imponuan pushtetin e tyre gjithë fiseve të Ilirisë së Jugut; u krijua kështu një mbretëri e re, shumë më e gjerë sesa të parat, që shtrihej nga kufijtë e Epirit deri përtej Naronës në veri.*

*Kjo tezë, ndonëse përfaqësonte mendimin më të përhapur, nuk mbeti pa u kundërshtuar. Studiues të tjerë vunë në dyshim rolin e ardianëve në formimin e shtetit dhe u përpoqën që t'i zëvendësonin ata me labeatët, të cilët kishin një pozitë qendrore në mbretëri ndaj asaj periferike të ardianëve. Nuk u pranua gjithashtu origjina ardiane e dinastisë themeluese të Agronit, e cila u kërkua përsëri te labeatët; u vu në dukje me të drejtë, se Agroni njihej si mbret i ardianëve, vetëm te historiani Dion Kasi, një burim i vonë i shekullit II të erës sonë, kurse autorë të tjerë, më të hershëm e më të besueshëm, e përmendin si një mbret të ilirëve. Më në fund u përjashtua mundësia e lindjes së këtij shteti, si rrjedhojë e pushtimeve të një fisi dhe u paraqit si krijesë e një grupi sundimtarësh, të cilët bashkuan fise që kishin interesa të përbashkëta dhe lidhje afërie me dinastinë pushtuese.*

*Me gjithë ndryshimet që paraqesin pikëpamjet e shqyrtuara, ato bashkohen në vështrimin që i bëjnë thelbit të çështjes: formacioni politik për të cilin bëhet fjalë paraqitet si një shtet fisnor dhe si një vepër personale e një sundimtari, qoftë ky Pleurati apo i biri i tij, Agroni.*

*Teza mbi zhdukjen pas vitit 270 të mbretërisë së enkelejve dhe të taulantëve dhe formimi rreth mesit të shek. III p.e. sonë i një mbretërie ardiane shumë më të gjerë e më të fuqishme se të parat paraqitet sot si një trajtesë mekanike. Me të drejtë është vënë në dukje se kësaj teze i mungon argumentimi historik dhe se e ashtuquajtura mbretëri e enkelejve është një krijesë e historiografisë moderne.*

*Nga ana tjetër, shteti ilir i mesit të shek. III shihet si një dukuri krejt e re në botën ilire. Sipas autorëve të kësaj pikëpamjeje ilirët nuk njihnin më parë veçse një rend fisnor dhe vetëm pas mesit të shek. III u krijua ky « entitet politik krejtësisht i ri ». Analiza objektive e burimeve tregon se mbretëria e Agronit është trashëgimtare e drejtpërdrejtë e shtetit të mëparshëm ilir, pa asnjë ndërprerje në traditën e vet politike. Qendra e këtij shteti ka qenë më në jug se sa pranohet dhe bërthamën e tij kryesore e përbënin tokat e shtetit të vjetër ilir, të cilat gjatë konfliktit me Romën u bënë teatri i veprimeve më të rëndësishme ushtarake. Ardianët banonin gjithashtu më në jug; sipas autorëve antikë ata nuk janë veçse një nga popullsitë e rëndësishme që bënin pjesë në shtetin ilir dhe nuk u njihet ndonjë rol i veçantë në formimin e mbretërisë së Agronit. Përfshirja e tyre në përbërjen e shtetit ilir ndodhi, sikurse është vënë në dukje me të drejtë, në*

*drejtim të kundërt nga ai i pranuar, nëpërmjet shtrirjes së këtij shteti në veri. Burimet tregojnë qartë se banorët e këtij shteti quhen si më parë « ilirë », vendi « Iliri » dhe sundimtarët « mbretër ilirë ».*

*Meqë në jetën politike të shtetit ilir nuk ka pasur asnjë ndërprerje, dinastia e Agronit duhet të ketë qenë e re dhe me origjinë veriore. Midis asaj dhe sundimtarëve të mëparshëm nuk ka pasur asnjë lidhje. Ka të ngjarë që në mesin e shek. III p.e. sonë ose pak më parë, shteti ilir të ketë njohur një periudhë trazirash të brendshme, hollësitë e të cilave nuk i dimë. Nuk është çudi që zhvillimi i vrullshëm i qyteteve të Veriut, të mbetura jashtë konflikteve luftarake që prekën pjesën jugore të shtetit ilir bashkë me qytetet e tij, të ketë ndryshuar raportin e forcave dhe të ketë ndikuar apo të jetë bërë bazë e ndryshimeve politike që pasqyrohen vetëm në ndryshimin e dinastisë sunduese dhe në shkëputjen e dy qyteteve të rëndësishme të Adriatikut Lindor, Dyrrahut e Apolonisë, nga shteti ilir.*

*Historia e 60 vjetëve të fundit (231-168 p.e. sonë) të shtetit ilir është kryesisht historia e luftërave me Romën. Ngjarjet që u zhvilluan në prag të këtyre luftërave janë vetëm një prelud i tyre. Megjithatë këto janë një dëshmi e rëndësishme për vendin që zinte ky shtet midis fuqive të tjera të Ballkanit dhe për rolin e tij historik në ngjarjet politike të kohës.*

*Burimi më i rëndësishëm për këto luftëra është vepra e historianit grek Polibi. Por, kjo vepër e shek. II p.e.s., që përfaqëson një histori të përgjithshme, përshkohet nga një tendenciozitet dhe subjektivizëm i theksuar, ku nuk fshihet simpatia ndaj Romës. Historia e ilirëve, ashtu sikurse në përgjithësi historia e kundërshtarëve politikë të Romës, paraqitet e shtrembëruar. Qëllimi kryesor i Polibit është të justifikojë në këtë vepër pushtimet romake, të cilat i quan të drejta, të nevojshme dhe të dëshirueshme nga popullsitë vendase. Për Polibin këto pushtime ishin të pashmangshme, sepse « fati i kishte caktuar Romës misionin të sundojë botën ». Një pjesë e burimeve që ka përdorur Polibi vjen nga historiani më i lashtë romak Fabi Piktor dhe, sipas një mendimi të përgjithshëm, ka karakter thjesht propagandistik.*

*Burimet e tjera për këtë periudhë, duke qenë nën ndikimin e një tradite të korruptuar rëndë paraqiten më të pasakta. Kjo vihet re në radhë të parë tek Livi, i cili i kushton më tepër vëmendje efektit retorik e moralizues sesa të vërtetës historike. Për hir të paraqitjes së bukur dhe tërheqëse të ngjarjeve, ai shpeshherë sakrifikon këtë të vërtetë. Tregimet e tij janë të veshura me petkun moralizues dhe në mjaft raste me hollësi fantastike.*

*Shumë të pasigurta janë edhe njoftimet e shkrimtarëve të tjerë, Dion Kasi e Apiani, që përfaqësojnë ritransmetime të cunguara, dhe më tepër të pasakta të tradicionit të vjetër.*

# 1. NGJARJET NË PRAG TË LUFTËS ME ROMËN

## *Aleanca iliro-maqedone*

*Sulmi kundër Medionit*

Në vitet 30 të shek. III p.e. sonë shteti ilir kishte arritur kulmin e fuqisë së vet. Polibi thotë se « Agroni, mbreti i ilirëve dhe i biri i Pleuratit, kishte një fuqi detare dhe tokësore shumë më të madhe nga ajo që kishin pasur mbretërit e mëparshëm të Ilirisë ». Kufijtë e shtetit të tij përfshinin një trevë të gjerë që nga Narona deri në Aoos me përjashtim të Dyrrahut e të Apolonisë. Qytetet e veriut, Lisi, Skodra, Ulqini e Rizoni, me limanet e gjiret e tyre të mbrojtura, strehonin flotën e fuqishme ilire dhe përbënin bazën e shtetit ilir.

Ndër fqinjët e shtetit ilir vetëm Mbretëria Dardane ishte në ngjitje, ndërsa vendet jugore jetonin ditë të vështira. Epiri, Maqedonia dhe Greqia ishin të kapërthyera nga luftërat e ashpra socialo-politike dhe rivaliteti midis tyre. Në mesin e shek. III pozita e Maqedonisë ishte lëkundur përsëri. Përpjekjet e Antigon Gonatës për të ruajtur hegjemoninë e saj në Greqi nuk sollën rezultatet e pritura. Pasardhësi i tij Demetri II u gjet në një situatë edhe më të vështirë. Lëvizja antimaqedone ishte forcuar, sepse më në fund dy lidhjet e mëdha greke, ajo Etole dhe Ahease ishin bashkuar kundër Maqedonisë. Përmbysja e monarkisë në Epir (viti 234) dhe dalja e këtij vendi nga aleanca me Maqedoninë për t'u bashkuar me koalicionin republikan, antimaqedon, e rëndoi edhe më shumë gjendjen. Raporti i forcave ndryshoi në dëm të Maqedonisë. Në vitin 231 të dy lidhjet e shtuan presionin e tyre ushtarak mbi Maqedoninë, duke ndërhyrë me forca të armatosura kundër Akarnanisë, një vend i vogël që gëzonte mbrojtjen e Maqedonisë. Pothuajse në të njëjtën kohë një sulm i furishëm dardan i pavarur apo i bashkërenduar, shpërtheu mbi Maqedoninë nga veriu. I ndodhur ngushtë, si rrallë ndonjëherë, Demetri kishte nevojë për aleat dhe këtë e gjeti te sundimtari i shtetit ilir, Agroni.

Kushtet e marrëveshjes nuk pasqyrohen në burimet historike të kohës. Versioni i Polibit, që është edhe burimi i vetëm për këtë çështje, sipas të cilit se Demetri ia mbushi mendjen Agronit me të holla për të ndihmuar qytetin akarnan Medionin, që mbahej i rrethuar nga etolët, duket se shpreh tendencën e këtij autori për t'u rezervuar ilirëve një pozitë të padenjë. Ngjarjet konkrete që u zhvilluan pas kësaj e sqarojnë më mirë politikën e shtetit ilir, si edhe domethënien e përmbajtjen e kësaj marrëveshjeje.

Sidoqoftë një aleancë midis Maqedonisë dhe Ilirisë qe përfunduar dhe ajo i vinte këto dy shtete kundër koalicionit republikan në Greqi dhe kundër rrezikut që vinte prej tij. Ky rrezik qe bërë real në Epir dhe mund të ndikonte keq edhe përtej kufijve të tij. Ky ishte shkaku i kësaj aleance, për hir të së cilës Maqedonia do të sakrifikonte, siç do ta shohim, disa nga interesat e saj në Epir dhe në brigjet e Jonit, për të kënaqur aspiratat ilire në këto anë.

Aleanca hyri në veprim; ndërsa Demetri ishte i zënë me dardanët, një flotë ilire prej 100

anijesh me 5 000 veta u dërgua nga Agroni kundër etolëve në Medion. Etolët, që e mbanin të rrethuar qytetin, prisnin dorëzimin e tij nga çasti në çast. Ata ishin aq të sigurt saqë kishin filluar të bënin llogaritë për ndarjen e plaçkës. Të shkujdesur nga çdo problem i karakterit ushtarak, etolët u gjetën përpara të papriturës së hidhur. Ilirët që ishin futur në liman natën pa u ndjerë, zbritën me të shpejtë nga anijet dhe pasi u rreshtuan në formacion luftarak u sulën kundër lëmit etol. Ilirët ditën ta maskojnë mirë lëvizjen e flotës së tyre të madhe dhe të hyjnë në gjirin e Ambrakisë, pa u diktuar. Por edhe sikur të kishte ndodhur ndryshe, asnjëra nga flotat e dobësuara greke nuk qe në gjendje t'u dilte atyre përpara. Duke përshkruar këtë fushatë, Polibi i atribuon një rol të veçantë befasisë në taktikën ilire dhe qëndrimit të shkujdesur të armiqve të tyre. Në të vërtetë ruajtja e fshehtësisë në lëvizjen e forcave, ashtu sikurse befasia janë elemente të domosdoshme të taktikës luftarake. Por këta nuk qenë faktorët kryesorë që vendosën fatin e betejës. Nga vetë zhvillimi i saj nuk është vështirë të kuptohet se rolin vendimtar në këtë ndeshje e luajti organizimi më i mirë i ushtrisë ilire dhe epërsia e saj taktike në manovrimin e forcave. Pesha që kishte « rreshtimi i tyre » dhe përqendrimi i forcës goditëse në pikën më të dobët të armikut, pohon Polibi, bënë që ilirët të shkulnin armikun nga pozicionet e tij. Të thyer nga ilirët, etolët u gjetën pas kësaj midis dy zjarreve. Medionasit, që deri atëherë qëndronin të mbyllur në qytet, dolën dhe i ranë armikut në shpinë. Të asgjësuar, etolët lanë në fushën e betejës shumë të vrarë e të plagosur dhe gjithë pajisjet e tyre luftarake.

Përshtypja që bëri në Greqi kjo ngjarje qe shumë e madhe. Ushtria që mbahej si më e forta ndër ushtritë greke, që krenohej me traditat e saj luftarake, për fitoren mbi galët në vitin 270 dhe që për gati 10 vjet me radhë i kishte shkaktuar kaq telashe Demetrit II të Maqedonisë, kishte marrë papritur një grusht dërrmues. Jo më i vogël qe edhe shqetësimi që ngjalli në botën greke kjo ngjarje, që nuk dihej se ç'pasoja mund të kishte. Por ilirët nuk kishin detyrë tjetër këtë radhë veç zhbllokimit të Medionit, gjë që u dha mundësi të izolonin Epirin nga kontakti me etolët, duke përgatitur kështu kushtet për një ndërhyrje të gjerë në këtë vend. Pas përfundimit të betejës ata ngarkuan menjëherë plaçkën në anijet e tyre dhe morën rrugën e kthimit. Në atdhe fitorja mbi etolët u kremtua me të madhe dhe Polibi tregon se mbreti Agron u dha aq shumë pas të pirit dhe dëfrimeve saqë ato i shkaktuan vdekjen.

### *Fushata e vitit 230 kundër Epirit*

Trashëgimi në fron i takonte të birit, Pinit, që Agroni e kishte me gruan e dytë, Triteutën. Meqë ky ishte i mitur, sundimin e mori në dorë bashkëshortja e tij e parë, Teuta. A ishte ky një veprim i ligjshëm apo një uzurpim nuk dihet me saktësi, por ardhja e saj në fuqi paraqet një rast të veçantë në të drejtën e trashëgimisë. Mundet që paaftësia e së ëmës t'i ketë lënë vendin thjeshtrës; mundet gjithashtu që në vijën mashkullore të mos ketë pasur një tjetër më të afërt me trashëgimtarin e ligjshëm, por më shumë ka të ngjarë që thjeshtra energjike nuk donte t'ia kalonte këtë të drejtë një dege tjetër të familjes mbretërore, e cila mund të sillte më vonë ndërlikime në fatin e pinjollit të Agronit. Sidoqoftë ardhja e saj në fuqi nuk u bë në rrugë të zakonshme dhe vdekja e papritur e Agronit, ka të ngjarë të ketë krijuar në oborrin ilir një gjendje të nderë. Por çështja gjeti zgjidhjen e vet. E përkrahur nga përfaqësuesit më të fuqishëm të shtresës sunduese ilire, « miqtë » e mbretit, ajo u vu në krye të shtetit dhe me

ta « ushtroi - siç thotë Polibi, - drejtimin e punëve ».

Teuta nuk e ndryshoi politikën e jashtme të shtetit ilir dhe veprimtaria e mëtejshme e tij u zhvillua në frymën e aleancës së farkëtuar nga Agroni me Maqedoninë. Në vitin 230, një vit pas fitores mbi Medionin, një forcë ushtarake dhe detare ilire, « jo më e vogël se ajo e Agronit », u vu përsëri në lëvizje drejt jugut. Këtë radhë ajo kishte si objektiv kryesor aleatin verior të etolëve dhe aheasve, Epirin. Njëkohësisht flota ilire kishte marrë urdhër të konsideronte troje armike gjithë anëdetjen dhe t'i shtrinte veprimet deri thellë në Elidë dhe në Meseni, krahina që ishin nën ndikimin etol. Me këtë aksion flota do të mbante nën presion armikun deri në skajet më të largëta dhe do të përcaktonte qëndrimin e shtetit ilir ndaj aleatëve të etolëve e të aheasve, kurse forcat kryesore do të godisnin nga deti dhe nga toka objektivin kryesor, Epirin. Forcat detare ilire zbritën në afërsi të kryeqendrës së Lidhjes Epirote, Foinikes, dhe u drejtuan kundër saj. Pasi bindën mercenarët galë t'u dorëzonin qytetin, e zunë atë pa vështirësi. Epirotët të shqetësuar dërguan forcat e tyre në ndihmë të Foinikes. Por pa arritur mirë të vendosin lëmin e tyre buzë lumit, që rrjedh pranë qytetit (Bistrica e sotme), morën vesh se një ushtri tjetër ilire prej 5 000 vetash, nën komandën e Skerdilaidit, ishte drejtuar kundër tyre, duke kaluar nëpër ngushticën e Antigonesë (gryka e Tepelenës). Forcat epirote që u dërguan kundër tyre nuk e ndaluan dot marshimin ilir. Ndërkaq ilirët që kishin zënë Foiniken ndërmorën një sulm të fuqishëm kundër lëmit epirot që ndodhej në anën e përtejme të lumit (Bistricës). Epirotët u shpartalluan plotësisht, duke lënë në fushë të luftës shumë të vrarë e të plagosur; vetëm një pjesë mundën të shpëtojnë e të ikin tek atintanët. Por edhe këtë radhë dështimin e epirotëve Polibi e shpjegon me befasinë e goditjes ilire dhe shkujdesjen e armiqve të tyre.

Pas këtij dështimi epirotët e humbën çdo shpresë në fuqitë e veta dhe iu drejtuan për ndihmë aleatëve të tyre etolë e aheas. Ndihma nuk vonoi t'u jepej dhe forcat e të dy lidhjeve arritën në vendin e quajtur Helikanon (një vend i paidentifikuar) diku në pellgun e Vurgut. Këtu erdhën dhe pushtuesit e Foinikes bashkë me forcat e Skerdilaidit, që duhet të kenë ndjekur rrugën më të shkurtër nga qafa e Skarficës për të arritur në Foinike. Të dyja palët u radhitën përballë njëra-tjetrës, por nuk arritën të përleshen, sepse, siç thotë Polibi, ilirët morën urdhër nga Teuta të tërhiqeshin nga Epiri, për t'u dalë përpara dardanëve që po sulmonin nga lindja dhe për të qetësuar disa nga fiset që ishin bashkuar me ta.

Sa qe real dhe serioz ky rrezik dardan nuk mund të thuhet, por fakti është se ilirët nuk u shqetësuan shumë dhe nuk u shpejtuan të largohen nga Epiri pa i rregulluar mirë punët e tyre. Ata përfunduan më parë një armëpushim me epirotët, në bazë të të cilit u kthenin atyre qytetin dhe robërit që ishin qytetarë të lirë, kundrejt një shpërblimi, kurse skllevërit dhe plaçkën i mbajtën për vete. Ushtria dhe flota morën rrugën e kthimit duke marrë me vete, me sa duket, edhe premtimin për një aleancë të ardhme. Dhe me të vërtetë kjo nuk vonoi të përfundohet. Përfaqësuesit epirotë arritën me të shpejtë te mbretëresha ilire dhe përfunduan me të një aleancë, duke marrë përsipër të ndihmonin ilirët dhe të jenë armiq të etolëve dhe të ahejve. Po këtë gjë bënë edhe akarnanët, të cilët kishin ardhur së bashku me epirotët. Rezultati u arrit: Epiri u shkëput nga etolët dhe aleanca me akarnanët krijoi tani një kufi të largët, por të drejtpërdrejtë midis lidhjeve greke dhe shtetit ilir.

### ***Shqetësimet në Romë. Përgatitjet për luftë***

Shqetësimet në Greqi qenë të mëdha, por më të mëdha ishin ato në Romë. Reagimi romak është transmetuar në dy versione. Versioni i parë i përket Polibit. Sipas tij, në këtë kohë senati dërgoi te mbretëresha ilire dy delegatë për t'u ankuar kundër sulmeve të piratëve ilirë, të cilët prej kohësh u binin në qafë tregtarëve italikë, por që e kishin tepruar sidomos gjatë fushatës kundër Foinikes. Bisedimet përfunduan në grindje dhe fyerje, që çuan në vrasjen, me urdhrin e Teutës, të njërit prej delegatëve, gjatë rrugës duke u kthyer. Bisedimet janë dhënë me hollësi megjithatë vërtetësia e tyre është e dyshimtë. Teutës, i është veshur një qëndrim mendjelehtë prej gruaje, që me të drejtë është konsideruar si një formulim tipik i huajtur nga historiografia helenistike e llojit sensacional.

Versioni i dytë, ai i Apianit, ndryshon shumë prej atij të Polibit. Sipas tij Agroni kishte pushtuar disa vise të Epirit dhe Korkyrën, pastaj Epidamnin dhe Farin dhe kishte vendosur garnizone në to. Por meqë zuri të sulmojë me flotën e tij edhe vise të tjera, ishulli Isa kërkoi ndihmën e romakëve. Këta atëherë dërguan delegatë së bashku me isejtë, por delegatëve u dolën në det anijet ilire dhe vranë përfaqësuesin e Isës dhe një romak. Pra në versionin e dytë motivi nuk është aspak pirateria, por mbrojtja e Isës dhe e qyteteve të tjera të bregdetit; delegatët vriten, por pa arritur të zhvillojnë bisedime dhe Teuta nuk zihet aspak në gojë.

Sidoqoftë në të dy rastet, sipas këtyre burimeve, Romës i bëhej një fyerje dhe shkelej « e drejta njerëzore ». Ky ishte motivacioni me të cilin do të nxitej opinioni publik dhe do të justifikoheshin veprimet e mëtejshme të Republikës, një motivacion banal, të cilin politika romake do ta përsëriste të paktën edhe një herë tjetër më vonë kundër ilirëve dalmatë. Por këtë herë prej gojës së Polibit mësojmë, për çudi, se romakët u shpallën luftë dalmatëve për t'i nënshtruar, « por përpara popujve të tjerë hiqeshin se e bënin këtë për shkak të sjelljes së keqe të dalmatëve kundrejt përfaqësuesve të tyre ».

Roma filloi të përgatitej haptazi për luftë. Edhe mbretëresha ilire nga ana e saj nuk vonoi të marrë masa mbrojtëse. Më parë ajo u kujdes për forcimin e rendit të brendshëm dhe qetësoi fiset që qenë shkëputur pas sulmit dardan. Por vëmendjen kryesore Teuta ia kushtoi sigurimit të bregdetit. Ajo e dinte se në gjendjen e krijuar një pozitë me rëndësi zinin Isa në veri, Korkyra në jug dhe dy qytetet e mëdha të bregdetit, Dyrrahu e Apolonia. Ishte e qartë se këto ishin pikat më delikate që do të synonte armiku dhe zotërimi i tyre do të luante një rol të dorës së parë për fatin e luftës. Prandaj mbretëresha shpejtoi të vërë dorë mbi to.

Isa u sulmua e para, por meqenëse nuk u dorëzua, ilirët vendosën bllokadën e saj. Pak më vonë, në pranverë të vitit 229, një ekspeditë e madhe u vu, njëkohësisht në lëvizje, kundër Epidamnit dhe Korkyrës. Ndërsa shumica e flotës vazhdoi lundrimin drejt jugut, një pjesë e saj u ndal në Epidamn. Orvatja për pushtimin e qytetit dështoi. Atëherë ilirët u tërhoqën në anijet e tyre dhe pasi dolën në det të hapur, u bashkuan përsëri me forca të tjera për të vazhduar lundrimin drejt Korkyrës. Sapo mbërritën këtu, forcat ilire zbarkuan dhe rrethuan qytetin. Korkyrasit e rrethuar kërkuan ndihmën e etolëve dhe të aheasve. Në të njëjtën kohë

erdhën për të kërkuar ndihmë tek ata edhe delegatë nga Epidamni dhe Apolonia. Kërkesa u mor parasysh. Flota ahease prej 10 anijesh të mëdha lufte nxitoi drejt Korkyrës. Ilirët, si morën dhe 7 anijet që u kishin dërguar akarnanët, sipas marrëveshjes, u dolën ahejve përpara. Ndeshja u zhvillua afër ishullit Paksos. Flota ahease u shpartallua. Katër anije u kapën dhe një e pestë u fundos, të tjerat u detyruan të sprapsen me shpejtësi për t'i shpëtuar fatit të të parave. Lembet e lehta e të shpejta ilire vendosën fatin e kësaj beteje. Të përdorura me guxim e shkathtësi nga detarët ilirë, ata triumfuan mbi anijet e rënda katër e pesërremëshe greke. Pas kësaj Korkyra iu dorëzua ilirëve. Si morën në dorëzim qytetin, ilirët lanë këtu një garnizon nën komandën e Demetër Farit, kurse forcat kryesore u kthyen dhe bllokuan përsëri Dyrrahun.

E tillë ishte gjendja kur forcat e paftuara romake u nisën kundër Ilirisë.

## 2. LUFTA E PARË ILIRO-ROMAKE

### *Shkaqet e luftës. Veprimet ushtarake*

Problemi i ndërhyrjes romake në Iliri ka qenë për historiografinë një tezë e parapëlqyer, rreth së cilës janë zhvilluar mjaft diskutime. Pikëpamja që ka qenë për një kohë të gjatë më e pranuar është se shkaku kryesor i kësaj ndërhyrjeje ka qenë pirateria ilire, që i sillte dëme të rënda tregtisë italike. Duke përsëritur Polibin, kjo ndërhyrje u paraqit si një konflikt që iu imponua senatit romak, në kundërshtim me vullnetin e tij, « për të frenuar veprimet e sundimtares mendjelehtë ilire ». Tezës që e shikonte ndërhyrjen romake si pjesë të një plani për një ekspansion më të gjerë në lindje iu kundërvu versioni se Roma as në këtë kohë e as më parë nuk ka pasur një politikë orientale. Më vonë kjo teori u përsërit dhe në ditët tona. Pasues të saj i atribuojnë monarkisë ardiane një « rol organizues » që i dha piraterisë ilire « pamjen e një imperializmi fillestar » dhe si pasojë bëri që « zgjerimi ilir të ndeshet me interesat romake ».

Është e rëndësishme të sqarohet në këtë rast nëse ishte pirateria ilire ajo që çoi në konfliktin iliro-romak dhe që bëri të pashmangshme luftën apo shkaqe të tjera më të thella.

Pirateria lindi dhe u zhvillua tek ilirët, ashtu sikurse dhe te popujt e tjerë të Mesdheut, në një stad të caktuar të zhvillimit të tyre historik. Kështu, burimet i përshkruajnë etruskët, në gjysmën e dytë të shek. IV, si një popull që terrorizonte lundrimin në Adriatik dhe në Egje; etolët në shek. III kishin gjithashtu një nam të keq si piratë. Edhe vetë romakët, pretenduesit e mbrojtjes së rendit, e kanë ushtruar piraterinë në prag të erës sonë. Tek ilirët ajo luajti një rol të dukshëm qysh nga fundi i shek. IV. Ky mendim pajtohet si me njoftimet e autorëve antikë, ashtu dhe me vetë zhvillimin shoqëror e politik të ilirëve në këtë kohë. Pirateria ishte një dukuri e pandarë e shoqërisë skllavopronare, që e shoqëroi atë në forma të ndryshme gjatë gjithë ekzistencës së saj.

Por veprimet ilire që përshkruan Polibi dhe që kanë të bëjnë me ngjarjet në prag të konfliktit të armatosur me Romën, nuk kanë aspak karakter piratesk. Ato ishin pjesë e politikës së shtetit ilir lidhur me gjendjen e krijuar në Greqi. Prandaj përpjekja e studiuesve për t'i shpjeguar shkaqet e ndërhyrjes romake me anë të piraterisë ilire nuk është e përligjur. Nuk kanë munguar orvatjet për të kërkuar shkakun e luftës edhe te « frika e zakonshme e romakëve ndaj fqinjit të fortë ». Por edhe ky nuk është një shpjegim i plotë. Ndërhyrja e Romës lidhej në rastin konkret me rrezikun që paraqiste ky fqinjë i fortë, aleati i Maqedonisë për aspiratat e saj në kushtet e një Greqie të dobësuar nga lufta e brendshme. Sukseset në perëndim e kishin rritur oreksin e qarqeve sunduese skllavopronare romake dhe e kishin bërë më të fuqishme tendencën për të mos e ndarë sundimin e Mesdheut me fuqi të tjera, kurse dalja e shtetit ilir në arenë u shkonte ndesh këtyre tendencave. Midis kontradiktave të thella që kishin përfshirë në këtë kohë botën mesdhetare, ato të shtetit ilir me Romën dolën në plan të parë dhe shkaktuan konfliktin e armatosur të vitit 229. Në të ardhmen këto kontradikta do të thellohen e do të shtrihen gjithnjë më në lindje, duke sjellë me vete konflikte të reja të armatosura.

Që nga sulmi kundër Foinikes deri tek ardhja e delegatëve kishte kaluar një vit. Megjithatë, kjo çështje ziente qysh prej 2 vjetësh, nga ngjarja e Medionit. Gjatë kësaj kohe Roma kishte arritur të bënte, siç e pamë, hapat e nevojshëm diplomatikë për përgatitjen e opinionit publik. Ishin grumbulluar gjithashtu forca të konsiderueshme ushtarake, të cilat në rastin e rënies së Korkyrës u vunë menjëherë në lëvizje. Një flotë prej 200 anijesh dhe një ushtri prej 20 000 këmbësorësh do të merrte pjesë në këtë operacion, të cilin do ta drejtonin dy konsujt që ishin në fuqi atë vit. Kjo tregon se sa i madh ishte preokupacioni i romakëve për fushatën ilire dhe sa të ndërgjegjshëm ishin ata për vlerën reale të kundërshtarit të tyre. Nuk ishte kjo, pra, një çështje kaq e lehtë dhe e thjeshtë, siç është bërë zakon të paraqitet.

Por zhvillimi i ngjarjeve tregon se mbretëresha nuk arriti t'i dalë rrezikut përpara. Qytetet e mëdha të bregdetit, Dyrrahu, Apolonia dhe Korkyra, të cilat do të përbënin pikëmbështetjet kryesore të mbrojtjes, kishin mbajtur një qëndrim negativ. Plani për pushtimin me forcë të tyre nuk pati sukses. Kur romakët iu drejtuan Korkyrës, flota dhe forcat ilire ishin të shpërndara dhe të angazhuara në bllokadën e Dyrrahut dhe të Isës. Garnizoni ilir i Korkyrës kishte mbetur i izoluar dhe kësaj iu shtua tradhtia e Demetër Farit. Romakët, që edhe kështu kishin ardhur me forca të mëdha (200 anije), i gjetën portat e hapura dhe e zunë qytetin pa vështirësi. Forca të tjera të nisura nga Brindisi dhe ato të Korkyrës, pasi u bashkuan, iu drejtuan Apolonisë e më pas Dyrrahut dhe i zunë po me kaq lehtësi. Shtresa sunduese e këtyre qyteteve, e cila e kishte përcaktuar pozitën e vet që më parë, i mirëpriti pushtuesit; ajo u tregua e gatshme të hyjë në ombrellën romake mjaft që të ruante pozitat e veta dhe të siguronte pasurinë e tregtinë. Këtë politikë ndoqi edhe aristokracia parthine e atintane, e cila ishte e lidhur ngushtë me interesa ekonomike me qytetet fqinje, Dyrrahun dhe Apoloninë, ajo shpejtoi gjithashtu, siç thotë Polibi, « t'u nënshtrohej me dashje » romakëve dhe të sigurojë « miqësinë e tyre ».

Të mbështetur në planin fillestar të mbrojtjes së vijës bregdetare, ilirët nuk qenë në gjendje dhe nuk patën kohë të organizonin një qëndresë serioze. Vetëm në krahinat në veri të

Dyrrahut romakët ndeshën në kundërshtimin ilir. Këtu ardianët i pritën me armë në dorë. Polibi nuk jep hollësira për luftën e tyre, thotë vetëm se i « i nënshtruan », por këtë radhë nuk përdor më shprehjen « me dashje » si në rastin e parthinëve dhe atintanëve. Ai nuk ka mundur, gjithashtu, të heshtë për qëndresën e fortë të qytetit Nutria, pushtimi i të cilit u kushtoi romakëve shumë ushtarë dhe oficerë të vrarë. Duke përparuar drejt veriut gjatë bregdetit, thuhet se romakët morën edhe qytete të tjera, por emrat e tyre nuk zihen në gojë. Dimë që Isën e bllokuan romakët dhe ilirët, që e mbanin të rrethuar, u strehuan në qytetin Arbone, kurse Teuta me forca të vogla u mbyll në qytetin e fortifikuar të Rizonit.

Fushata e asaj vere thuajse e kishte zgjidhur përfundimisht fatin e luftës. Viset e pushtuara në veri, konsujt i lanë nën mbikqyrjen e Demetër Farit dhe vetë u kthyen në Dyrrah me flotën dhe forcat e tyre tokësore. Njëri prej tyre u nis për në Romë duke marrë me vete pjesën më të madhe të forcave; tjetri mbeti në Iliri me 40 anije dhe si rekrutoi ushtarë në qytetet që ishin rreth e rrotull, vendosi ta kalojë aty dimrin për të vigjëluar ardianët dhe popullsitë e tjera që ishin vënë nën « mbrojtjen » e Romës.

***Paqja e vitit 228 dhe pasojat e luftës së parë***

Ndërkaq Mbretëria Ilire kishte filluar të shpërbëhej. Duke parë këtë gjendje, në pranverë të vitit 228, Teuta dërgoi në Romë përfaqësuesit e saj që përfundoi paqen me senatin. Kushtet e paqes qenë të rënda. Sipas Polibit, Teuta detyrohej: 1. t'u paguante romakëve një tribut, 2. të hiqte dorë nga pjesa më e madhe e Ilirisë duke mbajtur për vete vetëm pak vende dhe 3. të mos lundronte në jug të Lisit me më shumë se dy anije, por edhe këto të paarmatosura. Të formuluara me terma kaq të përgjithshëm këto kushte janë bërë objekti i diskutimeve të shumta. Përpjekjet që janë bërë për të shpjeguar ndryshimet territoriale që iu bënë Mbretërisë Ilire dhe për të përcaktuar gjendjen juridike të tokave të shkëputura prej saj kanë çuar në përfundime të ndryshme, të cilat në ndonjë rast ishin të tilla që nuk mund të cilësohen as si hipoteza.

Për një kohë ka zotëruar një mendim, sipas të cilit, romakët i ndanë pushtimet e tyre në dy pjesë. Në veri krijuan një shtet të vogël që përbëhej nga ishulli i Farit dhe disa toka të bregdetit përballë. Në krye të atij ata vunë tradhtarin Demetër Farin, me qëllim që të vëzhgonte dhe të njoftonte për çdo veprim të Mbretërisë Ilire. Me tokat e tjera të pushtuara në jug romakët krijuan një protektorat, që shtrihej prej Lisit e deri tek malet Akrokeraune dhe ato Kaone. Në këtë protektorat u përfshinë, përveç Dyrrahut, parthinëve dhe atintanëve, edhe qytetet Dimale, Aulona, Oriku, Bylisi, Amantia e deri Antigonea e largët. Këtyre u shtoheshin edhe ishujt Isa e Korkyra.

Ndryshe nga kjo pikëpamje, më realist është mendimi që nuk njeh ndonjë teprim lidhur me të ashtuquajturin protektorat romak në Iliri. Me të drejtë është vënë në dukje se ai nuk ka përbërë kurrë një rrip të pandërprerë toke, që nga Lisi e deri te bregu kontinental përballë Korkyrës, por ka qenë përbërë, ashtu si e nënkupton Polibi dhe e shpreh Apiani, nga Apolonia, Dyrrahu dhe territoret e tyre, nga ishujt Korkyra, Isa dhe nga parthinët e atintanët, pa asnjë territor më tepër nga ato që i ishin dorëzuar Romës. Lisi, i cili në bazë të traktatit

përbënte një kufi detar, nuk pranohet edhe si kufi tokësor midis Mbretërisë Ilire dhe protektoratit romak. Duke u nisur nga kjo është shprehur mendimi se disa toka në jug të protektoratit mbetën përsëri nën vartësinë e Mbretërisë Ilire, me gjithë vështirësitë që paraqiste kjo vartësi për të qenë reale. Me këtë sistem, traktati i siguronte Romës lundrimin e qetë në ngushticën e Otrantos dhe mbikqyrjen me anë të protektoratit të Mbretërisë Ilire, duke i hequr kësaj çdo mundësi që të bëhej përsëri një fuqi e madhe.

Kohët e fundit janë bërë përpjekje që këto mendime të zëvendësohen me një tezë të re, sipas së cilës zotërimet romake kufizohen gjithashtu me tokat e Dyrrahut, të Apolonisë, të parthinëve dhe të atintanëve, por parthinët shtriheshin në luginën e mesme dhe të epërme të Shkumbinit, kurse atintanët në Çermenikë. Kështu protektorati ngushtohet, por shtrihet thellë në lindje. Rreth tij pastaj vendosen një sërë zonash të pavarura, që shërbejnë, sikurse thuhet, si amortizatorë për zotërimet romake. Në veri të Dyrrahut deri në afërsi të Skodrës vendoset zotërimi i Demetër Farit, që ndante protektoratin nga Mbretëria Ilire; në lindje zotërimet romake, duke depërtuar thellë deri në burimet e Drinit të Zi, ndanin mbretërinë ardiane nga aleatët e saj maqedonë dhe bllokonin rrugët nga Maqedonia për në brigjet e Adriatikut; më poshtë Dasaretia, që zinte territorin midis Devollit dhe Osumit, u bë gjithashtu një zonë e pavarur dhe formoi një amortizator tjetër ndaj Maqedonisë; më në fund, në jug zona që hyri në vartësinë e Romës përfundonte në territorin e Apolonisë, që takonte bregun e Vjosës, por nuk përfshinte Aulonin, Orikun, Bylisin dhe Amantien. Këto katër qytete formonin një grup të pavarur ose neutral, me fjalë të tjera një amortizator tjetër ndaj Lidhjes Epirote.

Është e pabesueshme që romakët të kenë projektuar dhe realizuar një sistem të tillë mbrojtës, të paktën në mënyrë të ndërgjegjshme, siç na paraqitet. Senati nuk mund të zbatonte një politikë jo realiste. Shtete të tilla të vogla nuk mund të kishin një vlerë reale, sepse fuqitë që qëndronin pas këtyre të ashtuquajturve amortizatorë nuk do t'i përfillnin ato, nuk do t'i konsideronin si pengesë. Në fakt të gjitha sulmet që shpërthyen më vonë prej Mbretërisë Ilire apo Maqedonisë kundër zotërimeve romake nuk kanë ndeshur në pengesën e këtyre lloj shteteve dhe nuk ka të dhëna që mbrojtja romake të jetë mbështetur në to. Përveç kësaj, disa fakte të veçanta që përfshihen në këtë tezë janë krejt arbitrare. Kështu, është e pabazuar vendosja e zotërimeve të Demetër Farit në veri të Dyrrahut deri në afërsi të Skodrës dhe, po kështu, nuk qëndron lokalizimi i atintanëve në Çermenikë.

Duke pranuar si të drejtë mendimin që zotërimet romake në tokën ilire formoheshin nga Dyrrahu, Apolonia dhe parthinët e atintanët, mbetet sidoqoftë e paqartë shtrirja territoriale e këtyre zotërimeve. Përpjekjet për lokalizimin e parthinëve dhe të atintanëve nuk kanë dhënë përfundime të kënaqshme. Në qoftë se për parthinët ka ardhur duke u saktësuar mendimi që ata, si banorë të tokave në shpinë të Dyrrahut, shtriheshin prej Ardaksanit e deri në Aps (Apsos), për atintanët mendimet e studiuesve ende nuk përkojnë. Megjithatë, po t'i çlirojmë këto pohime nga ndonjë interpretim jo i drejtë i burimeve dhe të lëmë mënjanë si të dyshimta, ato burime që i shtrijnë atintanët deri në Dodonën e largët apo në luginën e Drinos, atëherë do të vërejmë se burimet kryesore e më të besueshme e vendosin këtë popullsi në shpinë të Apolonisë, në Mallakastrën e sotme. Kështu, parthinët e atintanët së

bashku zinin gjithë bregdetin prej Ardaksanit deri në Aps (Apsos) me një shtrirje në lindje që përfshinte edhe brezin kodrinor të ultësirës bregdetare. Në këtë territor bënin pjesë një varg qytetesh ilire, midis të cilave ka të ngjarë edhe Dimale, por jo Bylisi, që zinte skajin më jugor.

Me vënien nën sundimin e tyre të tokave më të rëndësishme të bregdetit, romakët likujduan kështu zotërimet e Mbretërisë Ilire në jug. Edhe në qoftë se në këto anë mbeti ndonjë zonë që nuk u përfshi në zotërimet romake, siç mund të ishte Bylisi me rrethin e afërt të tij, Dasaretia apo ndonjë zonë tjetër e brendshme malore, ato në fakt mbetën të shkëputura nga Mbretëria Ilire, me të cilën edhe më parë, për vetë natyrën e shteteve antike, jo gjithmonë kishin lidhje të forta. Koinoni i bylinëve, si një bashkim i popullsisë dhe i qendrave të vogla përreth, që na përmendet në burimet epigrafike i takon, me sa duket, kësaj kohe.

Nga analiza e pikave të traktatit arrihet në përfundimin se Roma e reduktoi shtetin ilir në një mbretëri të vogël në veri të Lisit. Në jug ajo krijoi një zotërim të vetin që formohej nga Dyrrahu, Apolonia, parthinët dhe atintanët. Këtë zotërim ajo do ta përdorte si një bazë për të garantuar respektimin e traktatit dhe për të shtypur çdo përpjekje për rimëkëmbjen e shtetit ilir. Zotërimet (dinasteia) e Demetër Farit përbënin gjithashtu një kundërpeshë ndaj Mbretërisë Ilire në veri, kurse krahinat apo qytetet e tjera të jugut, që mbetën të shkëputura nga kjo mbretëri, u lanë të papërfillura me besimin që, si njësi të vogla, favorizonin pozitën e Romës në këto anë. Ndalimi, sipas traktatit, i lundrimit në jug të Lisit kishte për qëllim të kufizonte nga ana tjetër fuqinë detare të Mbretërisë Ilire; për këtë do të shërbenin në mënyrë të veçantë zotërimi i Isës dhe i Korkyrës. Kështu me anë të këtij traktati Roma siguronte të gjitha masat e mundshme për ta dobësuar shtetin ilir dhe për ta mbajtur atë nën kontroll, por jo për ta asgjësuar plotësisht.

Në marrëdhëniet me Romën Mbretëria Ilire mbeti, pas përfundimit të traktatit, një shtet tributar. Është thënë se tributi ka qenë një dëmshpërblim që do të paguhej me këste, megjithëse masa dhe mënyra e shlyerjes së tij në traktat nuk përcaktohet. Gjendja juridike e qyteteve dhe e popullsive që u përfshinë në zotërimet direkte të Romës nuk është gjithashtu e qartë. Marrja e tyre nën të ashtuquajturën mbrojtje nga Roma lejon të nënkuptohet se ato qenë vënë nën një lloj varësie. Ka shumë të ngjarë që këto të jenë konsideruar nga ana formale si « aleatë » apo « miq » që u lejohej e drejta e një vetadministrimi të kufizuar. Por në fakt ato ishin të varurit e Romës dhe si të tillë nuk mund të hynin në marrëdhënie të lira me shtetet e tjera. Përveç kësaj, ata ishin të detyruar të pranonin në çdo kohë ushtritë romake dhe t'i furnizonin ato me ushqime apo t'i plotësonin me kontingjente ndihmëse tokësore e detare, siç ndodhi, qysh në vitin e parë të pushtimit, në dimrin e vitit 229/228 dhe më vonë. E njëjta gjë mund të thuhet edhe për Demetër Farin, që u vu në shërbim të Romës, si dinast i varur i një zotërimi të vogël në ishullin e Farit dhe brigjet e Dalmatisë.

Gjatë konfliktit Maqedonia, Lidhja Epirote dhe Akarnania kishin mbajtur një qëndrim që nuk pajtohej me detyrimet e tyre si aleatë të shtetit ilir dhe me interesat e tyre politike në përgjithësi. Ky qëndrim shpjegohet me një varg rrethanash. Sado me rezerva ta kenë parë këta aleatë rritjen e fuqisë ilire, dalja e Romës në brigjet lindore të Adriatikut nuk mund të ishte për ta më e mirë. Por, nga ana tjetër, nuk shohim, të paktën burimet nuk na e thonë, që

krahas masave mbrojtëse me karakter ushtarak, shteti ilir të ketë marrë edhe masa për vënien në lëvizje të aleatëve të tij. Duket qartë se ilirët, ashtu edhe aleatët e tyre nuk arritën t'i përfundonin përgatitjet për t'i dalë përpara rrezikut që po i kërcënonte. Jo vetëm kaq, por vetë Maqedonia u gjend në këtë kohë e rrezikuar seriozisht nga një sulm dardan, i cili i kushtoi jetën sundimtarit të saj, Demetrit II. Ky fakt nuk ishte pa rëndësi në zgjedhjen e momentit të përshtatshëm për shpërthimin e konfliktit të armatosur kundër ilirëve. Edhe në qoftë se ky sulm ishte krejt i pavarur, nuk mund të mos merret parasysh fakti që ai përkon në kohë me ngjarjet e përshkruara më lart. Në këto rrethana romakëve nuk u mbetej gjë tjetër veçse të ndanin dhe të paralizonin aleatët jugorë, Lidhjen Epirote dhe Akarnaninë prej mbretërive ilire. Këtë detyrë ata e zgjidhën duke drejtuar goditjen e tyre të parë kundër Korkyrës dhe Apolonisë.

Pasi rregulluan punët në Iliri, romakët përcaktuan edhe qëndrimin e tyre ndaj aleatëve dhe armiqve të shtetit ilir. Në gjendjen e re të krijuar senati deshi t'u jepte atyre një provë më të qartë të pozitës së Republikës. Menjëherë pas përfundimit të traktatit të paqes, konsulli që mbeti në Iliri u dërgoi një delegacion etolëve dhe ahejve për t'u shpjeguar arsyet e ndërhyrjes dhe të luftës në Iliri dhe për t'u bërë të ditur kushtet e paqes që u kishin imponuar ilirëve. Përfaqësuesit bënë çmos të justifikonin këtë iniciativë të Romës, duke nxjerrë në pah pasojat e « lumtura » që rridhnin prej saj për helenët. Kujdesit dhe mirësjelljes së tyre të shtirë, lidhjet e mëdha greke qenë detyruar t'u përgjigjeshin duke i pritur këto delegacione plot respekt dhe duke dhënë kështu, miratimin e tyre për këto veprime të Republikës. Më vonë delegatët vizituan edhe dy qytete të mëdha tregtare, Korinthin dhe Athinën, që përfaqësonin kundërshtarin më të vendosur të Maqedonisë dhe jo vetëm gjetën të njëjtën pritje, por si asnjëherë më parë, u lejuan të merrnin pjesë në lojërat istmike. Krenaria greke ishte thyer dhe Roma kishte bërë në këtë drejtim hapin e parë konkret. Nga ana tjetër, Maqedonia, Epiri dhe Akarnania, aleate të Mbretërisë Ilire, nuk u vizituan. Me këtë qëndrim mospërfillës Roma u dha të kuptojë atyre se në cilën anë ishin simpatitë e saj.

## 3. LUFTA E DYTË ILIRO-ROMAKE

### *Përpjekjet për t'u shkëputur nga varësia romake*

*Lufta e dytë*

Në vështrimin e parë mund të duket se punët në Iliri u rregulluan në atë mënyrë që garantonin respektimin e traktatit të paqes dhe një sundim të qetë për pushtuesin. Megjithatë, ngjarjet politike treguan se as ilirët, as fqinjët e tyre maqedonët, nuk donin të pajtoheshin me gjendjen e krijuar.

Në vitet që pasuan luftën e parë, Demetër Fari u bë regjent i Mbretërisë Ilire, në vend të Teutës, që thuhet se kishte vdekur apo abdikuar. Nuk dihet nëse ky akt u krye me pëlqimin e Romës, por është e sigurt se duke shtrirë pushtetin e tij mbi gjithë Mbretërinë Ilire, Demetri u forcua mjaft. Nuk duhet përjashtuar që në këtë rast ai të ketë pasur edhe

përkrahjen e komandantit të njohur të Teutës, Skerdilaidit, me të cilin bashkëpunoi për një kohë.

Pas vitit 225 ose pak më vonë vihet re largimi i Demetrit nga miqësia me Romën, që u pasqyrua në veprimet e pavarura të tij. Në vitin 223 ai mori pjesë në invadimin e Peloponezit si aleat i mbretit të Maqedonisë, Antigon Dozonit dhe në vitin pasues forcat ilire të komanduara prej tij luajtën një rol vendimtar në betejën e Selanisë. Këto veprime të Demetrit, megjithëse nuk drejtoheshin haptazi kundër Romës, shprehnin qartë tendencën e tij për t'u shkëputur nga varësia romake dhe preknin me këtë pozitën e Republikës në Iliri.

Është pohuar se Farosiani mundi të veprojë lirisht për shkak të « indiferentizmit » që treguan romakët ndaj ngjarjeve në Lindje, ose sepse ekzistonte një keqkuptim në përcaktimin e marrëdhënieve midis ilirëve dhe Republikës, që buronte nga mënyra e ndryshme e të menduarit dhe të kuptuarit të këtyre marrëdhënieve nga palët. Por do të ishte gabim të hidhej poshtë vlerësimi që i bënte Polibi situatës dhe të nënvleftësohet ndikimi që patën ngjarjet në Itali dhe Greqi ndaj qëndrimit të Demetrit. Nuk ka dyshim se sulmi gal dhe rreziku kartagjenas lehtësuan veprimet e Dozonit në Greqi dhe përcaktuan pozitën e Farosianit. Para Romës së kërcënuar në Perëndim Demetri preferoi aleancën me Maqedoninë. Roma në fund të fundit nuk i kishte kënaqur ambicjet e tij pas luftës së parë, kurse ai tani donte të forconte pozitat e fituara si sundimtar i shtetit ilir, duke shfrytëzuar vështirësitë e Republikës.

Senati e kuptoi atë që po ndodhte në Iliri dhe provoi ta frenonte Demetrin. « E thirri në Romë, sepse ishte bërë kryelartë dhe i rëndë... », por pas kësaj ai u tregua edhe më i pabindur dhe u hodh në veprim të hapur kundër Romës. Në vitin 221 bëri për vete istrianët dhe së bashku me ta sulmoi anijet italike, kurse më 220 ndërmori veprime edhe më të guximshme; pushtoi disa nga qytetet e Ilirisë që ishin nën vartësinë e Romës dhe nxiti një kryengritje të atintanëve, rezultat i së cilës qe largimi i tyre prej romakëve. Më në fund, në përkrahje të veprimeve maqedone në Greqi, ai ndërmori së bashku me Skerdilaidin një ekspeditë detare kundër Pylosit (në Meseni) dhe këndej u hodh me anijet e tij kundër Cykladeve.

Për shumë vite me radhë, Roma nuk qe në gjendje të merrte masa kundër Demetrit, por sidoqoftë në vitet e fundit gjendja për të qe bërë më e favorshme. Ajo ishte lehtësuar nga pesha e rëndë e luftës me galët, kurse në Greqi pas vdekjes së Antigon Dozonit ishin riaktivizuar, jo pa nxitjen e saj, armiqtë e Maqedonisë, me shpresën se pasardhësi i tij, Filipi V, për moshën e re nuk do të ishte në gjendje të mbante frenat e vendit.

Ndërsa Demetri po e forconte aleancën me pasardhësin e Dozonit, një e çarë u vërtetua edhe në marrëdhëniet e tij me Skerdilaidin. Ajo u shfaq pas dështimit të sulmit kundër Pylosit, por shkaqet duhen kërkuar më thellë. Skerdilaidi nuk e ndoqi Demetrin në ekspeditën e tij në Iliri. Rrugës u ndal në Naupakt. Këtu, me ndërmjetësinë e mbretit të athamanëve, që e kishte të tijin, ai mori një vendim të papritur: u lidh me etolët dhe i ndihmoi në veprimet e tyre kundër aleatëve të Maqedonisë. Shenja të mospajtimit me politikën e Demetrit ishin shfaqur në Iliri edhe më parë. Forca ilire të kundërta me të kishin

sulmuar Maqedoninë në kohën kur Demetri luftonte përkrah Dozonit në Selasi dhe mbreti maqedon qe detyruar të kthehej me të shpejtë për të shpëtuar vendin nga ky rrezik. Edhe më vonë Demetri qe detyruar të merrte masa të rrepta ndaj kundërshtarëve të tij në qytetet e Ilirisë e t'ua jepte pushtetin miqve të besuar. Tani që Skerdilaidi kishte marrë vendim, Filipi V u detyrua të ndërhynte vetë për ta neutralizuar dhe në takimin që pati me të mundi ta bindë që të largohej nga etolët me premtimin se « do ndihmonte për të rregulluar punët e Ilirisë »; megjithëse Skerdilaidi pranoi të lidhte aleancë me Filipin, marrëdhëniet me Maqedoninë nuk gjetën në vitet që pasuan terren të përshtatshëm për t'u zhvilluar e forcuar.

Veprimet e etolëve e kishin detyruar Filipin, nga ana tjetër, t'u shpallte këtyre luftë, por si përgjigje pati një kryengritje të « kleomenistëve », miq të Etolisë në Spartë. I tërhequr nga ngjarjet në Greqi, Filipi qe detyruar të lërë mënjanë çështjet e Ilirisë dhe Farosiani mbeti i vetmuar përballë Romës.

Gjendja e turbullt në Iliri dhe në Greqi i lejoi senatit të ndërhyjë me forca të armatosura për të rivendosur autoritetin e tronditur në brigjet lindore të Adriatikut. Kjo i duhej Romës edhe për një arsye tjetër të rëndësishme: në perëndim kishin filluar të bëheshin gjithnjë më të qarta shenjat e një konflikti të afërt me Kartagjenën.

Në pranverën e vitit 219 romakët zbritën për të dytën herë me ushtritë e tyre në brigjet e Ilirisë. Këtë radhë ata e drejtuan goditjen kundër pikave më të rëndësishme të mbrojtjes së Demetrit në jug kundër qytetit Dimale, kurse në veri kundër kryeqendrës së tij, Farit. Megjithëse këto dy qendra ishin shumë të fortifikuara dhe me gjithë masat mbrojtëse që kishte marrë Demetri, Dimale nuk i qëndroi sulmit romak veçse një javë. Fari ra gjithashtu shumë shpejt si rezultat i një dredhie taktike të romakëve; konsulli e shkatërroi krejt qytetin. Demetri mundi të shpëtojë duke u larguar fshehurazi me një anije të vogël dhe arriti te Filipi, ku qëndroi deri në fund të jetës së tij si këshilltar i keq i mbretit të Maqedonisë.

Polibi tregon se pas kësaj konsulli « pushtoi dhe pjesën tjetër të Ilirisë dhe i rregulloi punët si deshi vetë ». Ky pohim nuk duhet të jetë i saktë, sepse po ky autor e përmend Skerdilaidin ende të pavarur në veprimet e tij dhe si aleat të Filipit në vitin 218. Me sa mund të gjykohet prej Apianit, vetëm Pineu iu nënshtrua romakëve dhe nënshkroi me ta marrëveshje e traktate të dyta, kurse Skerdilaidin ata nuk e prekën dhe me sa duket e kursyen, megjithëse edhe ai kishte shkelur traktatin e vitit 228. Kjo mund të mendohet edhe për atintanët kryengritës apo për ndonjë nga popullsitë dhe qytetet e tjera. Konsujt duhet të kënaqeshin këtë radhë me dëbimin e Demetrit dhe të ktheheshin me të shpejtë në atdhe, sepse Hanibali e kishte sfiduar keq Republikën me veprimet e tij në Spanjë. E konsideruan se me këtë aksion kishin treguar në mënyrë të mjaftueshme forcën e Romës, pa e zgjeruar luftën në Iliri dhe pa hyrë në konflikt të hapur me Maqedoninë; morën me vete skllevër dhe plaçkë të shumtë dhe u kthyen në Romë ku festuan fitoren mbi Farin me një triumf të bujshëm, megjithëse lufta që kishin bërë nuk e meritonte këtë.

***Lufta për ribashkimin e shtetit ilir***

Lufta e dytë e la shtetin ilir të përçarë dhe në një kaos të brendshëm politik. Ndërsa Pineu u mbeti « besnik » romakëve, Skerdilaidi vepron ende më 218 si aleat i Maqedonisë, duke përkrahur Filipin në ndërmarrjet e tij detare të atij viti. Por i penguar nga komplotet dhe trazirat që i kishin shkaktuar dinastët e qyteteve të Ilirisë, nuk mundi të dërgonte më shumë se 15 anije, baras me gjysmën e atyre që kishte premtuar. Nga ana tjetër, kontingjente ilire, nën komandën e Demetrit vepronin krahas forcave maqedone në Greqi dhe luanin një rol të parëndësishëm në operacionet e mbretit maqedon kundër etolëve dhe aleatëve të tyre.

Gjendja në Iliri ishte shumë e rëndë edhe për shkak të luftës së brendshme, e cila po ziente në qytete prej disa vitesh. Polibi e paraqet këtë si një luftë që zhvillohej në sferat e larta sunduese, midis dinastëve të qyteteve dhe sundimtarëve të lartë të shtetit ilir. Megjithatë nuk ka dyshim se ajo ishte shumë më e ndërlikuar. Në situatën e rëndë që jetonte Iliria, ajo shprehte si kontradiktat në gjirin e shtresës sunduese, ashtu edhe ato midis saj dhe shtresave të tjera të ulëta qytetare. Orientimet promaqedone dhe proromake, si edhe rrymat decentralizuese dhe centralizuese ishin shprehja e jashtme e saj.

Ndërkaq, ndërsa në Greqi vazhdonte me furi lufta midis Maqedonisë dhe Lidhjes Etole, në të cilën qenë tërhequr edhe ilirët përkrah aleatëve të njërës apo tjetrës palë, në perëndim shpërtheu lufta vendimtare midis Romës dhe Kartagjenës, e njohur si Lufta e Dytë Punike. Kontradiktat midis fuqive të mëdha mesdhetare dhe rezultatet e kësaj lufte patën një ndikim të thellë në orientimet politike të fuqive ndërluftuese në Greqi dhe rënduan edhe më shumë gjendjen e Ilirisë. Kështu me gjithë dështimet që kishte pësuar në vitin 217, Roma nuk ngurroi të dërgonte përfaqësues në Iliri për të bërë presion politik me qëllim që të ruante pozitat e saj në brigjet e Adriatikut dhe të mënjanonte një qëndrim eventualisht të kundërt nga ana e Pineut. Ajo nuk la mënjanë edhe Maqedoninë, të cilën e konsideronte si armike potenciale të saj. Të dërguarit e senatit i vunë në dukje Pineut se ishte vonuar në shlyerjen e tributit dhe se po të donte ta shtynte duhej të jepte pengje, kurse Filipit i kërkuan dorëzimin e Demetrit pa përfilluar kështu pozitën e tij të pavarur.

Por rezultatet e luftës me Hanibalin ishin të tilla që nuk mund të mos errësonin këto hapa të senatit. Në Maqedoni ato u pritën me entuziazëm dhe ngjallën një shpresë për largimin e rrezikut romak, i cili qëndronte pezull mbi këtë vend qysh nga lufta e parë iliro-romake. Lajmi i fitores së Hanibalit, pranë liqenit të Trazimenit e bëri më të vendosur Filipin. I nxitur edhe nga Demetri, ai mori aty për aty vendimin të çlirohej nga lufta në Greqi për t'u drejtuar kundër Romës.

Kur Filipi nuk kishte përfunduar ende paqen me etolët në Naupakt (verë e vitit 217), ishte hedhur në luftë kundër tij Skerdilaidi. Polibi tregon se një flotë e tij kishte dalë papritmas në Leukas, sulmoi dhe rrëmbeu disa anije të Filipit dhe pastaj vazhdoi lundrimin drejt Maleas, duke zënë e plaçkitur rrugës tregtarët. Në të njëjtën kohë, Skerdilaidi kishte sulmuar Filipin nga toka, kishte pushtuar Piseun, një qytet i vogël në Pelagoni, dhe, pasi kishte bërë për vete qytetet e Dasaretisë, midis të cilave edhe qytetin e rëndësishëm Antipatrean, kishte kryer sulme edhe kundër një pjese të Maqedonisë në kufi me këto qytete.

Shkakun pse sundimtari ilir, ish-aleat i Maqedonisë, u gjend papritur në luftë me Filipin dhe u prish me të, Polibi e shpjegon në mënyrë të thjeshtëzuar. Ai thotë se Skerdilaidi ishte zemëruar me mbretin maqedon, sepse « nuk i kishte dhënë të hollat që i detyrohej sipas marrëveshjes ». Një shpjegim i tillë nuk mund të jetë bindës edhe në qoftë se ky fakt është i vërtetë; shkaqe më të thella duhej të kenë tronditur marrëdhëniet e tij me Maqedoninë.

Ajo që preokuptonte Skerdilaidin vitet e fundit ishte kapërcimi i vështirësive të brendshme që vinin nga trazirat e dinastëve të qyteteve. Në verën e vitit 217 ai i kishte eleminuar ato me sukses dhe mbase përmes tyre kishte arritur t'i jepte fund përçarjes politike që ekzistonte midis tij, Demetrit dhe Pineut. Nuk ka dyshim se pas kësaj ai u bë sundimtar i vetëm i shtetit ilir dhe është fakt që për Pineun nuk bëhet fjalë më në burimet. Roma duhet të mos i jetë kundërvënë Skerdilaidit, në veprën e tij të ribashkimit, kurse për Maqedoninë kjo nuk mund të thuhet. Përveç premtimeve, Filipi, që përkrahte Demetrin, nuk i kishte dhënë atij asnjë ndihmë konkrete. Shtrirja e pushtetit të Skerdilaidit mbi qytetet e Dasaretisë, që u bashkuan me të vullnetarisht, nuk duhet të jetë mirëpritur në oborrin mbretëror në Pela dhe ka shumë të ngjarë që këtu të ketë zanafillën e vet edhe konflikti i armatosur midis sundimtarit ilir dhe Filipit.

## 4. LUFTA MAQEDONO - ROMAKE DHE NGJARJET NË ILIRI

### *Agresioni i Filipit V kundër Ilirisë*

Koha të cilën Skerdilaidi e kishte zgjedhur për t'i rikthyer shtetit ilir Dasaretinë nuk ishte aspak e përshtatshme. Filipi sapo ishte çliruar nga lufta në Greqi dhe nuk kishte asnjë vështirësi për t'u drejtuar kundër tij. Aq më tepër që kjo ndërmarrje përputhej edhe me planin e tij të madh për të dalë në brigjet e Adriatikut prej nga ëndërronte të hidhej në Itali. Me një fushatë të shpejtë ai pushtoi qytetet rreth liqenit Lyhnid dhe ato të Dasaretisë, deri në Antipatrea.

I vendosur në ndërmarrjen e tij, Filipi e zgjeroi vitin tjetër ndërhyrjen në Iliri, duke iu drejtuar asaj këtë radhë nga deti. Pasi ndërtoi në skelat e Maqedonisë 100 anije, në verë të vitit 216 doli në ishujt e Jonit. Kur u sigurua se flota romake ishte larg, lundroi për në brigjet e Ilirisë. Në planin e tij ishte pushtimi i Apolonisë, të cilën e mendonte si bazën më të përshtatshme për aksionin e tij të ardhshëm. Por, kur iu afrua grykës së Aosit, mori papritur, lajmin se anijet romake ishin drejtuar për në Apoloni. Pa sqaruar ende fuqinë e kundërshtarit, flota maqedone u tërhoq në panik. Skerdilaidi që e kishte ndjerë rrezikun e një sulmi nga deti ua kishte bërë të ditur këtë gjë romakëve dhe kishte kërkuar ndihmën e tyre. Në përgjigje të kësaj kërkese romakët shkëputën nga flota e tyre e Sicilisë 10 anije pesërremëshe dhe i dërguan në Apoloni. Ishte kjo skuadër e vogël që shkaktoi panik te maqedonët dhe dështimin e tyre.

Pasojat e kësaj ngjarjeje qenë edhe më serioze. I kërcënuar nga Maqedonia, sundimtari ilir qe

detyruar të kthehej me fytyrë nga Roma, pasi kishte luftuar kaq vjet për të shpëtuar prej saj. Me agresionin kundër Ilirisë, Filipi kishte bërë një hap fatal për vetë fatin e Maqedonisë dhe të Ballkanit në tërësi: kishte bërë që interesat e sundimtarit ilir të përputheshin detyrimisht me ato të Republikës. Që nga kjo kohë Skerdilaidi do të vepronte si aleat i Romës, duke i dhënë politikës së shtetit të tij një kurs të ri që do të ndiqej për rreth katër dekada me radhë.

Drejtimi që kishin marrë punët qysh prej vitit 217 u përcaktua edhe më qartë pas fitores së Hanibalit në Kanë. Në vitin 215 Filipi dhe Hanibali përfunduan një traktat aleance sipas të cilit zotoheshin të ndihmonin njëri-tjetrin në luftën kundër Romës. Në traktat nuk përfilleshin aspak interesat e shtetit ilir. Klauzola sipas së cilës romakët nuk duhet të mbeteshin « zotër të Korkyrës, as të Apolonisë e Epidamnit, as të Farit, as të parthinëve dhe Dimales, as të Amantisë », i njihte praktikisht Maqedonisë të drejtën e sundimit në Iliri. Po të pranojmë se përfundimi i një aleance midis Kartagjenës dhe Maqedonisë ishte objekt bisedimesh qysh prej kohës së Dozonit dhe se qe vonuar për shkak të pavendosmërisë së Filipit, atëherë në dritën e klauzolës së sipërme ka arsye të mendohet se lakmitë e Maqedonisë kanë qenë prej kohësh një shqetësim për Ilirinë dhe mbase kanë pasur edhe ato ndikimin e tyre në marrëdhëniet midis Skerdilaidit e Filipit.

Duke përcaktuar sferat e interesave marrëveshja përcaktonte edhe zonat e veprimeve ushtarake. Në frymën e marrëveshjes të dyja palët ndërmorën në vitin 214 veprime të përbashkëta në Itali dhe Iliri. Ndërsa Hanibali sulmoi Tarentin, Filipi u drejtua sërishmi kundër qyteteve bregdetare të Ilirisë. Me një flotë prej 120 lembesh u fut në Aos dhe provoi të merrte Apoloninë, por shpejt u bind se kjo nuk ishte një punë e lehtë. Atëherë papritmas u drejtua kundër Orikut, të cilin e pushtoi me sulmin e parë, sepse nuk ishte aq i mbrojtur. Ndërkaq mbante të ngujuar Apoloninë dhe shpresonte ta merrte me qetësi, duke menduar se romakët nuk do të ishin në gjendje ta shqetësonin në operacionet e tij. Por ndodhi e kundërta. Reagimi i romakëve qe i menjëhershëm: një flotë prej 50 anijesh pesërremëshe u nis nga Brindisi dhe pushtoi Orikun që Filipi e kishte lënë në duart e një garnizoni të vogël. Pastaj pa u vonuar forcat romake u gjendën në Apoloni, ku hynë natën pa u diktuar. Këndej së bashku me forcat e qytetit, sulmuan në befasi kampin e Filipit, të cilin e gjetën krejt të pambrojtur. Afër 3 000 maqedonë mbetën në fushën e betejës ose u zunë robër. Mbreti provoi të ikte nga deti, por si e gjeti grykën e lumit të mbyllur nga flota romake, dogji anijet e veta dhe u tërhoq nga toka për në Maqedoni me mbeturinat e ushtrisë.

Dështimi para mureve të Apolonisë i tregoi Filipit se plani për daljen në brigjet e Adriatikut dhe kalimi në Itali nuk ishte një punë e lehtë. Në të dy vitet që pasuan ai e ndryshoi drejtimin e sulmit të tij: nënshtroi atintanët, parthinët bashkë me qytetin e tyre Dimalin dhe u fut në tokat e ardianëve, duke u shtyrë në veri deri në Lis. Mendimi se atij iu nënshtrua edhe Skodra, madje se u shtri deri përtej lumit Narona, nuk qëndrojnë dhe kanë gjetur pak përkrahje. Veprimet e dy viteve të fundit dëshmojnë për një strategji të re politike-ushtarake të Filipit, që synonte të zgjeronte pushtimet në Iliri. Marrja e Lisit, megjithëse i siguroi një dalje në det, nuk mund të lidhet me planin e vjetër të kalimit në Itali. Qyteti ishte shumë larg brigjeve të përtejme të Adriatikut dhe sa kohë që Dyrrahu dhe Apolonia ishin në duart e romakëve, çdo kalim përmes detit ishte i paracaktuar të dështonte. Duket më e besueshme

që Filipi të jetë interesuar në këto çaste në radhë të parë për vendosjen e një sundimi të shëndoshë në Iliri me perspektivën e dëbimit të plotë të romakëve prej këndej, kurse plani i kalimit në Itali të ketë ardhur duke u zbehur. Pushtimet e tij ishin padyshim një rezultat me rëndësi: ato ngushtuan shumë zotërimet romake në Iliri dhe duke hyrë si pykë midis tyre dhe shtetit ilir, e ndanë këtë të fundit prej romakëve.

### ***Koalicioni antimaqedon***

Në qoftë se më 213 dhe 212 Filipi i kishte duart e lira në Iliri, më vonë punët ndryshuan. Me marrjen e Syrakuzës dhe të Kapuas (212-211), romakët filluan të shijojnë frytet e para të epërsisë së armëve të tyre mbi Hanibalin. Pas kësaj ata riaktivizuan politikën e tyre në lindje: më 211 përfunduan një aleancë me etolët, në të cilën tërhoqën më vonë edhe disa shtete të tjera greke, Atalin e Pergamit si dhe shtetin ilir, të përfaqësuar nga Skerdilaidi dhe i biri i tij Pleurati. Duke shfrytëzuar me kujdes armiqësitë e popujve të ndryshëm ndaj politikës pushtuese të Filipit, romakët arritën kështu të krijojnë në Ballkan një koalicion të fuqishëm antimaqedon, që ua lehtësoi shumë peshën e luftës përtej Adriatikut.

Filipi u njoftua për aleancën në Pela ku ishte duke dimëruar. Duke ditur se gjendja e krijuar në Greqi do ta tërhiqte plotësisht andej, ai vendosi të siguronte më parë shpinën e mbretërisë nga rreziku ilir; ndërmori papritur një ekspeditë kundër tokave të Orikut dhe Apolonisë dhe shkretoi viset fqinje të Ilirisë me Maqedoninë, me qëllim që të linte pas frikë dhe terror. Në pranverë iu kthye Greqisë, por aleatët ia kishin marrë iniciativën dhe duke e goditur në shumë anë e detyruan të vihet në pozita mbrojtëse.

Në 209 Filipi i mbante ende tokat e pushtuara në Iliri, sepse në bisedimet për paqe, që u zhvilluan midis tij dhe etolëve në Falaia dhe pastaj në Aigon, mbretit iu kërkua t'u kthejë romakëve Atintaninë dhe Skerdilaidit ardiejtë, pra pushtimet e tij më veriore. Bisedimet dështuan dhe problemi në këtë rrugë nuk gjeti zgjidhje. Por, po këtë vit, Skerdilaidin e gjejmë në Etoli duke luftuar kundër maqedonëve dhe një vit më vonë, më 208, midis panikut që kishte kapur aleatët e Maqedonisë në Greqi, Filipit i erdhi lajmi shqetësues nga mbretëria: « Skerdilaidi dhe Pleurati ishin vënë në marshim ». Hollësitë rreth këtij sulmi ilir dhe rezultatet e tij nuk dihen, por fakti që ky marshim kishte ngjallur shqetësime në Maqedoni tregon se sundimtarët ilirë kishin zbritur thellë në jug dhe si pasojë i kishin dëbuar forcat maqedone të paktën nga pushtimet e tyre veriore, Lisi dhe tokat e ardiejve.

Ndryshe nga këto përfundime, vitet 207 dhe 206 shënojnë një rënie të luftës kundër mbretit maqedon. Romakët që deri atëherë kishin luftuar kundër Filipit me forca të pakta, u tërhoqën nga fusha e betejës, duke menduar se ia kishin arritur qëllimit të tyre për të larguar Filipin nga ndërhyrja në perëndim. Shembullin e tyre e ndoqi dhe Atali, i thirrur në atdhe për nevoja të mbretërisë. Pesha e luftës mbeti kështu mbi aleatët ballkanikë. Duke shfrytëzuar këtë gjendje, Filipi përqendroi goditjen mbi etolët dhe më 206 i detyroi ata të bëjnë paqe të veçantë.

Në këto rrethana romakët u detyruan të dërgojnë me të shpejtë forca në Iliri. Në pranverë të

vitit 205 zbritën në Dyrrah me 10 000 këmbësorë dhe 1 000 kalorës me 35 anije. Sapo mësuan ardhjen e romakëve, parthinët dhe popuj të tjerë fqinjë u ngritën kundër maqedonëve. Duke pushtuar pa vështirësi tokat e tyre, romakët arritën në Dimale, të cilin e rrethuan. Ndërkohë ata dërguan një pjesë të forcave të tyre me 15 anije në Etoli me shpresë se mund të prishnin paqen.

Këtu në Apoloni të dyja palët, nën ndikimin e disa rrethanave, shprehën dëshirën për të mos e vazhduar më tej luftën. Gjendja në Itali kishte ndryshuar; Hanibali kishte pësuar humbje të rënda në Itali dhe aleanca me të kishte humbur çdo kuptim për Filipin. Edhe romakët e ndienin veten të lodhur nga lufta e gjatë me Kartagjenën. Të dyja palët ishin të prirura për një paqe ose të paktën për një armëpushim të gjatë. Epirotët u vunë në rolin e ndërmjetësit dhe Foinike, kryeqyteti i tyre, u bë qendër e bisedimeve. Paqja u vendos dhe sipas kushteve të marrëveshjes, romakëve u njihej e drejta mbi parthinët e Dimalen dhe dy qytete të vogla pranë tij, kurse Filipi mbante Atintaninë dhe, kuptohet, Dasaretinë. Midis aleatëve të Romës është përfshirë edhe sundimtari i shtetit ilir, Pleurati, i cili tani përmendet pa të atin, Skerdilaidin. Në marrëveshje nuk thuhet shprehimisht cilat qenë të drejtat që i njiheshin atij. Paqja, pa dyshim, i jepte fund gjendjes së luftës midis mbretit ilir dhe Maqedonisë ndërsa çështje territoriale, të pazgjidhura midis tyre, me sa duket, nuk kishte. Fakti që në bisedimet e Foinikes nuk bëhet fjalë më për Lisin dhe ardianët tregon se çështja kishte gjetur zgjidhje që më parë, mbase që në vitet 209 ose 208.

### *Lufta e dytë maqedono-romake. Dështimi i Filipit V*

Paqja e Foinikes, ashtu sikurse u përfundua, i la hapur kontradiktat midis Romës dhe Maqedonisë. Pozita që ruajti Maqedonia në Iliri nuk ishte aspak e favorshme për Republikën, por ajo e bënte këtë hap vetëm e vetëm që të çlirohej dhe të përqendronte forcat për betejat e ardhme vendimtare me Hanibalin. Filipi nga ana e tij e kishte kuptuar se për të nuk kishte rrugë tjetër, veçse të forconte pozitat në Ballkan dhe në Lindje, ku ai parashikonte ndeshjen e ardhme me Romën.

Këtë drejtim morën, në fakt, edhe ngjarjet në vitet që pasuan. Ndërsa Roma ishte duke përfunduar luftën me Hanibalin, Filipi ndërmori një varg veprimesh diplomatike dhe ushtarake në Lindje: përfundoi një aleancë me Atalin III të Sirisë, zgjeroi pushtimet në Egje, duke u shtrirë deri në Helespont, shtoi presionin mbi Greqinë dhe u mori disa toka etolëve, goditi në veri dardanët dhe në kundërshtim me traktatin e Foinikes bëri pushtime të vogla në Iliri që i lejuan t'u shkëpuste romakëve parthinët.

Ndërkaq në vitin 201 romakët e thyen përfundimisht Hanibalin dhe e detyruan Kartagjenën të përfundonte paqen. Fitimtarët, që edhe më parë nuk e kishin duruar Filipin, nuk mund të lejonin tani që t'u cenoheshin interesat e tyre në Iliri dhe në përgjithësi nuk mund ta shihnin me sy të mirë forcimin e pozitave të tij në Lindje.

Goditjen vendosën t'ia japin nga Iliria. Në vjeshtë të vitit 200 dy legjione zbritën në Apoloni dhe ngritën lëmin në afërsi të lumit Aps. Këtej filloi sulmi kundër pozitave të Filipit në

Dasareti. U dërgua menjëherë një ekspeditë kundër Antipatreas, sepse ky qytet i rëndësishëm ishte pika më e përparuar e Filipit në Iliri dhe zinte një pozitë kyçe në rrugën që kalonte përmes luginës së Devollit për në Maqedoni. Me një sulm të shpejtë forcat romake zunë tri kështjella në rrethet e qytetit (Karagun, Geruntin dhe Orgesin) dhe sakaq u gjendën para mureve të tij. Komandanti romak u mundua të hyjë në Antipatrea me anën e marrëveshjes, por paria, duke pasur besim te madhësia e qytetit, te muret dhe pozita e tij e mbrojtur kundërshtoi të dorëzohet. Atëherë romakëve iu desh ta merrnin me sulm, gjë që u kushtoi shumë shtrenjtë. Për këtë arësye komandanti romak u soll në mënyrë barbare. Ai urdhëroi masakrimin e popullsisë prej 16 vjeç e lart dhe pasi plaçkiti qytetin, e dogji dhe i shkatërroi muret mbrojtëse të tij. Pas kësaj romakët pushtuan edhe dy qytete më të vogla në thellësi: Kodrionin dhe Knidin dhe pasi lanë një garnizon në Kodrion u kthyen në lëmin e tyre në Aps. Kjo ekspeditë e përmirësoi shumë pozitën e romakëve; ata kishin asgjësuar një bastion të Filipit siç ishte Antipatrea, kurse me vendosjen e garnizonit në Kodrion kishin shtyrë në thellësi pikën e kontaktit me armikun dhe kishin hapur rrugën për operacionet e ardhshme.

Gjatë dimrit konsulli romak u kujdes të siguronte aleatë. Thirri në lëmin e tij në Aps mbretërit e vendeve fqinje me Maqeoninë, midis të cilëve Pleuratin e Ilirisë, Baton e Dardanisë dhe Aleksandrin e Athamanisë dhe u mori atyre premtimet për ndihmë në luftën kundër Filipit. Por përpjekjet për të tërhequr etolët përsëri në luftë dështuan, kurse Epiri i mbeti besnik Filipit.

Mbreti i Maqedonisë po përgatitej në mënyrë të ethshme për fushatën e stinës së ardhshme të vitit 199. I siguruar nga qëndrimi i Epirit dhe i Lidhjes etole në jug ai i përqendroi forcat në veri. Me qëllim që të mënjanonte rrezikun e një depërtimi dardan në Maqedoni, dërgoi forca për të mbyllur grykën e Pelagonisë. Me forcat kryesore u vendos diku në afërsi të malit Lynkus duke pritur një sulm të konsullit dhe të Pleuratit, që mendonte se do t'i vinte përmes luginës së Genusit në drejtim të Lyhnidit. Por u gabua. Konsulli nuk e ndryshoi drejtimin e tij. Duke rimarrë operacionin u shty më tej në Dasareti dhe nëpër luginën e Apsosit (Devollit) doli në fushën e Korçës. Këtu u furnizua me drithë nga hambarët e pasur të Dasaretisë dhe prej këndej mbërriti në Oresti dhe Elimioti.

Kur mësoi për drejtimin që kishte marrë konsulli, Filipi shpërnguli forcat nga Pelagonia dhe Lynku në drejtim të jugut. Por me këtë i hapi rrugën Pleuratit i cili, me sa duket, pasi çliroi parthinët, ndoqi luginën e Genusit dhe arriti në Lyhnid. Edhe dardanët vërshuan nga veriu në Maqedoni. Në këtë kohë romakët u kthyen përsëri në Dasareti dhe pushtuan qytetin Peilon. Meqenëse qyteti kishte një pozitë të përshtatshme për të sulmuar Maqedoninë, konsulli la këtu një garnizon dhe si mori me vete plaçkën dhe skllevërit, e solli ushtrinë përsëri në krahinën e qetë të Apolonisë, aty prej nga ishte nisur.

Filipit, përkundrazi, iu desh të bëjë përpjekje të mëdha për të përballuar pas kësaj, në veri ilirët e Pleuratit dhe dardanët që kishin hyrë në Maqedoni, kurse në jug athamanët dhe etolët, të cilët pas sukseseve të romakëve kishin vendosur të hynin përsëri në luftë kundër mbretit të Maqedonisë. Kështu në dy fushata gjatë viteve 200 dhe 199 Filipi u dëbua nga tokat e

parthinëve dhe Dasaretia, ndërsa kundër tij u ngritën përsëri etolët dhe popullsi të tjera të vogla fqinjë.

Në vitin e tretë të luftës (198) veprimet ushtarake u shpërngulën në jug, në luginën e lumit Aos. Operacionet e dy viteve të para u kishin treguar romakëve se rruga për në Maqedoni, përmes Dasaretisë ishte e lidhur me vështirësi serioze përsa i përket furnizimit dhe rezervat e kësaj krahine nuk i përballonin dot nevojat e ushtrisë romake. Duhej kërkuar një rrugë tjetër më e sigurt. E tillë paraqitej lugina e Aosit që të çonte në Maqedoni përmes Thesalisë. Kjo krahinë ishte një hambar i sigurt për një ushtri që do të shkëputej kaq shumë nga bazat e saj. Përveç kësaj, me hyrjen e etolëve në luftë gjendja në jug ishte bërë më e favorshme për romakët, prandaj depërtimi në zemër të Greqisë përmes luginës së Aosit u siguronte romakëve bashkimin me aleatët e tyre.

Filipi që e kishte ndjerë këtë rrezik dërgoi në pranverë të vitit 198 një pjesë të forcave që të zinin grykën e Antigonesë, duke menduar se romakët mund të merrnin rrugën përmes luginës së Drinos dhe fushës së Malësisë për të dalë në Thesali. Mbas disa ditësh arriti edhe vetë me forcat kryesore dhe, si e pa gjendjen, vendosi t'ia kushtojë vëmendjen kryesore mbrojtjes së ngushticës së Aosit, e cila megjithëse nëpër një rrugë më të vështirë, por më të shkurtër, të çonte gjithashtu në Thesali. Pa lëshuar grykën e Antigonesë ai vendosi forcat në të dyja anët e lumit Aos. Mbrojtjen e krahut të majtë, nga ana e malit Asnau (mali i Golikut), dhe grykën e Antigonesë ia besoi komandantit të tij, Atenagorës, kurse krahun e djathtë, d.m.th. atë nga ana e malit Merop (mali i Shëndëlliut) dhe rrugën që kalonte nga kjo anë buzë lumit, e mbajti vetë.

Romakët që kishin ngritur lëmin e tyre përballë të dyja grykave qëndruan për një kohë të gjatë të pavendosur për të sulmuar, sepse pozitat e mbretit maqedon ishin shumë të forta. Gjatë kësaj kohe nuk munguan edhe përpjekjet për të arritur në një marrëveshje, por Filipi shpresonte në rezultate më të mira dhe nuk i pranoi kushtet e konsullit.

Ndërkaq romakët mundën të siguronin një dalje në shpinë të Filipit me ndihmën e njërit prej parisë epirotase. I zënë në befasi nga mbrapa dhe i goditur me forcë në ballë, Filipi u detyrua të lërë pozicionet e tij të fuqishme dhe të tërhiqej me humbje të mëdha. Duke ndjekur armikun, romakët u bënë shumë shpejt zotër të një pjese të mirë të Greqisë Qendrore.

Pas kësaj Lidhja Epirote, deri tani aleate e Filipit, por që nuk kishte hyrë në konflikt të armatosur, u afrua me romakët. Së shpejti edhe Lidhja Epirote-Ahease u shkëput nga aleanca me Maqedoninë.

Në vitin 197 ushtria romake dhe ajo e aleatëve ishin përqendruar në Thesali. Në betejën që u zhvillua në afërsi të Kinoskefales, Filipi mori goditjen vendimtare dhe u detyrua të kërkonte paqe. Kushtet e paqes qenë shumë të rënda. Filipi detyrohej të hiqte dorë nga gjithë Greqia dhe nga zotërimet e tij aziatike, t'u kthente romakëve tokat e pushtuara në Iliri që ishin njohur nga paqja e Foinikes dhe të prishte flotën, duke e zbritur atë në pesë anije. Për të kënaqur kërkesat e aleatëve të tyre, romakët bënë shumë ndryshime territoriale dhe u

njohën autonominë disa krahinave të vogla, të cilat ishin ngritur kundër Filipit, gjë që e thelloi edhe më tepër përçarjen politike në Greqi. Me pushtimin e Dasaretisë dhe të Atintanisë, romakët i zgjeruan zotërimet e tyre në Iliri dhe e shtynë kontaktin me Maqedoninë në thellësi. Pleuratit i njohën të drejtën mbi parthinët dhe Lyhnidin dhe me këtë i zgjeruan kufijtë e shtetit ilir nga jugu deri në Genus, kurse në lindje përfshinë penestët deri te liqenet Lynkeste, duke vënë kështu edhe shtetin ilir në kontakt direkt me Maqedoninë në kufijtë e vjetër lindorë.

Por duke e detyruar Filipin të kthehej në kufijtë e vjetër e të ngushtë të Maqedonisë dhe duke u asgjësuar si fuqi detare, romakët nuk kishin ndërmend të asgjësonin tani për tani shtetin maqedon dhe as të shfarosnin vetë Filipin. Duke iu përgjigjur shqetësimeve të aleatëve grekë lidhur me këtë çështje, konsulli u tha se « ishte e qartë se liria e Greqisë kërcënohej nga forca e mbretërve maqedonë, por po të shkatërrohej kjo mbretëri... trakët, ilirët, grekët... do të dyndeshin në Greqi ».

### *Pasojat e luftërave romako-maqedone për Ilirinë*

Luftërat që u zhvilluan në truallin ilir gjatë çerekut të fundit të shek. III p.e. sonë patën pasoja të rënda për Ilirinë.

Mbretëria e cunguar dhe e dobësuar ilire, pasi kishte dështuar në përpjekjet e saj për të dalë nga gjendja e krijuar prej dy luftërave të mëparshme, u gjend këtë radhë në një aleancë të detyruar me Romën. Si e tillë asaj i takoi të mbante një pjesë të peshës së luftës në dobi të Republikës. Krahinat në jug, që ishin shkëputur nga mbretëria prej kohësh, u kthyen në rezerva strategjike të Romës; qytetet e parthinëve dhe të atintanëve qenë detyruar të kontribuojnë në këto luftëra pushtuese të Romës me trupa ndihmëse dhe të strehojnë e të furnizojnë ushtritë pushtuese. Duke u kthyer në fushë lufte, këto krahina kaluan herë në duar të romakëve, herë të maqedonëve dhe më se një herë u grabitën dhe u shkretuan.

Gjatë luftës së dytë maqedone u dëmtua në mënyrë të veçantë Dasaretia. Qytetet e saj u plaçkitën e u rrënuan; Antipatrean e shkatërruan nga themelet dhe popullsia e saj u masakrua; Pelioni u plaçkit dhe i morën skllevër banorët e qytetit që përbënin forcën prodhuese kryesore; fshatarësia dasarete u detyrua të braktiste vatrat e saj dhe të merrte malet në kohën kur ushtritë pushtuese romake grabisnin hambaret e saj.

Luftërat e vazhdueshme ndikuan rëndë edhe mbi gjendjen ekonomike të Dyrrahut dhe të Apolonisë. Si aleatë të Romës këto qytete qenë detyruar të përballonin një varg detyrimesh ushtarake dhe ekonomike. Dyrrahu, i cili mbeti pak i mënjanuar nga teatri kryesor i veprimeve luftarake, duket se i përballoi më me lehtësi këto detyrime. Ruajtja e standardeve dhe e simboleve tradicionale në prerjet e tij monetare dëshmon për një farë stabiliteti në jetën ekonomike e politike të qytetit. Por Apolonia, e cila shërbeu si kryeura e zbarkimit të trupave romake në Iliri dhe si pika më e synuar e maqedonëve në kundërveprimet e tyre ndaj Romës, e ndjeu më shumë peshën e luftës. Barra e rëndë e detyrimeve që rridhnin nga aleanca me Romën dhe shkretimi i tokave nga sulmet e Filipit V e rënduan shumë gjendjen

ekonomike të këtij qyteti. Për ta përballuar këtë gjendje apoloniatët u detyruan të intensifikojnë prerjen e monedhave prej bronzi dhe të hidhnin në treg variante të reja monedhash që ndryshojnë herë pas here simbolet e tyre. Me detyrime të rënda ngarkuan romakët edhe qytetet e afërta me Apoloninë: Bylisin, Orikun dhe Amantien. Është për t'u shënuar se në këtë kohë monedhat e këtyre qyteteve huazojnë simbolet e prerjeve apoloniate, gjë që u imponohet me dashje ose pa dashje, nga nevoja për të përballuar së bashku peshën e luftës.

Kështu, paqja e vitit 196 e gjeti Ilirinë të raskapitur nga luftërat e gjata dhe të dobësuar ekonomikisht e politikisht.

## 5. LUFTA E TRETË ILIRO-ROMAKE<br>RËNIA E SHTETIT ILIR

### *Gjendja politike në Ballkan e në Iliri pas vitit 196*

*Ardhja në fuqi e Gentit dhe gjallërimi i forcave antiromake në Iliri*

Pasi fitoi luftën e dytë me Maqedoninë, Roma u kujdes të forconte pozitat e saj në Greqi dhe të zinte këtu vendin e Maqedonisë. Për këtë qëllim ajo shfrytëzoi me mjeshtëri kontradiktat që ekzistonin midis shteteve greke; duke përkrahur Lidhjen e Ahesë asgjësoi lëvizjen e Nabisit në Spartë, më pas u dha fund pretendimeve të Lidhjes Etole për hegjemoni në Greqi dhe njëherësh me këtë u preu rrugën synimeve të Antiohut të Sirisë mbi këtë vend.

Në këto ngjarje Mbretëria e dobët Ilire, e varur dhe e lidhur me detyrime ndaj Romës, veproi si aleate e saj. Pleurati qe detyruar të dërgonte flotën e tij kundër brigjeve të Greqisë dhe të ndihmonte me këtë për fitoren romake mbi etolët në vitin 189.

Edhe Filipi V mori anën e romakëve. Ai i ndihmoi ata kundër Nabisit dhe pastaj edhe në luftën kundër etolëve dhe Antiohut. Duke u përzier në këtë luftë Filipi shpresonte të përmirësonte pozitat e tij dhe u mundua t'i kthejë Maqedonisë një pjesë të tokave të humbura, por romakët e detyruan të tërhiqej në kufijtë e vitit 196, duke i dhënë të kuptonte se nuk kishin ndërmend të ndanin me të pozitat e tyre në Greqi.

Interesat e Maqedonisë u ndeshën përsëri me politikën agresive të Romës. Filloi një periudhë e re marrëdhëniesh të acaruara, që çuan dalëngadalë në konfliktin e fundit të armatosur midis tyre. Përgatitjet për luftë gëlltitën për shumë vite me radhë burimet më të rëndësishme ekonomike dhe ngritën në këmbë forca ushtarake që nuk kishte njohur më parë historia e luftërave të këtyre dy vendeve. Me luftën e ashpër politike për të bërë aleatë dhe përkrahës ato e shtrinë konfliktin mbi një zonë të gjerë të Ballkanit dhe të Lindjes. Shtetet e kësaj zone dhe shtresat e ndryshme shoqërore u tërhoqën në konflikt sipas interesave të tyre politike dhe ekonomike.

Historia e shtetit ilir në këtë kohë është e lidhur ngushtë me përpjekjet që bëhen në Maqedoni dhe në Ballkan për të përballuar rrezikun e ri romak. Gjendja që u krijua pas luftës kundër etolëve dhe Antiohut dhe ngjarjet e lidhura me marrëdhëniet midis Maqedonisë e Romës gjetën një vlerësim të ri në Iliri. Politika agresive e Romës që synonte tani asgjësimin e plotë të shtetit maqedon nuk mund të pritej mirë nga shtetet e vogla të Ballkanit, duke përfshirë këtu edhe shtetin e dobësuar ilir. Gjendja e ekuilibruar që ishte krijuar nga prania përballë njëra-tjetrës në Gadishull e forcës maqedone dhe asaj romake, ishte i vetmi faktor që kishte siguruar, në një mënyrë ose në një tjetër, mbijetesën e këtyre shteteve. Prishja e kësaj gjendjeje nuk ishte në interesin e tyre. Duke vlerësuar drejt këtë rrezik u gjallëruan dhe u aktivizuan forcat antiromake në Iliri. Si pasojë, në vitet e fundit të sundimit të Pleuratit vihet re një kthesë në marrëdhëniet e mbretit ilir me Romën, që u shpreh në afrimin e tij me Maqedoninë. Të dhënat numizmatike dëshmojnë për vendosjen e lidhjeve të ngushta ekonomike dhe politike midis shtetit ilir dhe Maqedonisë. Edhe prania e trupave ilire në përbërjen e garnizonit të Kasandresë që provohet nga Livi dhe që sipas fjalëve të tij « i pat dërguar prej kohësh Pleurati », vërteton këtë mendim.

Senati reagoi me forcë të madhe kundrejt qëndrimit të ri ilir, veçanërisht pas ardhjes në fuqi të Gentit, i cili pasoi Pleuratin në vitin 181. Politika romake u drejtua kundër mbretit të ri me tërë ashpërsinë e saj. Ai u akuzua si nxitës për rifillimin e piraterisë nga ana e ilirëve dhe për trajtimin e keq që po u bëhej gjoja aleatëve të Romës dhe qytetarëve romakë në Korkyra Nigra. Me këtë pretekst senati caktoi në vitin 178 një flotë të posaçme prej 10 anijesh, e cila do të vepronte në Adriatik për të ruajtur nga flota ilire ujërat midis Ankonës dhe Tarantos.

Brenda vendit mbreti u vu, jo pa nxitjen e Romës, përpara vështirësive edhe më serioze. Kundër tij u ngritën dalmatët, të cilët u shkëputën nga mbretëria. Përpjekje të tilla u bënë edhe nga krerë të fiseve të tjera. Gentit iu desh të bënte një luftë të ashpër kundër aristokracisë së lartë me tendenca proromake, e cila kishte përkrahës edhe në oborrin mbretëror. Në këtë luftë ai nuk u ndal as përpara sakrifikimit të vëllait, Platorit, që Roma synonte ta vinte në fron në vend të tij.

### ***Përpjekjet për forcimin ekonomik e politik të Mbretërisë***

Kërcënimi i ri romak diktonte nevojën e përgatitjeve për t'i dalë përpara një konflikti të hapur, i cili siç tregojnë ngjarjet, ishte i pashmangshëm. Duke e kuptuar qartë këtë detyrë, Genti i kushtoi gjithë vëmendjen e tij forcimit ekonomik dhe politik të mbretërisë.

Midis masave me karakter ekonomik ajo që na dëshmohet më mirë nga burimet është veprimtaria e dendur monedhaprerëse që zhvilloi Genti. Krahas Skodrës dhe Lisit mbreti u njohu të drejtën e prerjes së monedhave edhe dy qyteteve të tjera të mëdha, Rizonit dhe Lyhnidit, si dhe dy fiseve të rëndësishme Labeatëve e Daorsëve. Kjo zgjeroi shumë qarkullimin monetar dhe e shtriu atë në viset më të thella të mbretërisë. Rëndësi të veçantë patën përpjekjet e Gentit për vendosjen e një sistemi të përbashkët monetar në mbretërinë e tij. Për këtë qëllim ai ndërpreu prerjet e vjetra të punishtes së Skodrës dhe në vend të tyre hodhi në treg monedha të reja. Tani monedha kryesore e Skodrës në vend të Zeusit, mban

në faqe portretin e mbretit, kurse në shpinë, duke ruajtur si simbol anijen ilire, vendin e legjendës së qytetit e zë titulli dhe emri i mbretit.

Monedhën me mburojë përkrenare që u fut në sistemin monetar të Skodrës qysh prej kohës së Pleuratit, Genti vazhdoi ta presë, por edhe kësaj i hoqi legjendën e vjetër dhe në vend të saj vuri titullin dhe emrin e vet. Kjo tregonte se Genti i kishte hequr Skodrës autonominë monetare dhe punishten e bashkësisë qytetare e ktheu në punishte mbretërore.

Ndryshe prej Skodrës mbreti u njohu Lisit, Labeatëve dhe Daorsëve të drejtën që monedhat e tyre t'i siglojë me emrin e bashkësisë qytetare apo fisnore (?as????? Ge?????), por edhe këta i detyroi të respektojnë standardin shtetëror: të pajisin monedhat e tyre me portretin e mbretit dhe anijet ilire, si dhe t'u japin të njëjtën masë e peshë që kishin monedhat e prera në punishten mbretërore të Skodrës.

Më vonë mbreti shtiu në dorë edhe punishten monetare të Lisit dhe i ndaloi qytetit prerjen e monedhave autonome; që nga kjo kohë ai krijoi për Skodrën, Lisin dhe krahinat qendrore të mbretërisë, një sistem monetar të përbashkët të përbërë nga tri monedha: dy prej tyre ishin monedhat e njohura që priteshin në punishten mbretërore të Skodrës; njëra me portretin e mbretit - anijen ilire, dhe tjetra me mburojë - përkrenare. Monedha e tretë ishte monedha e vjetër, e vogël e Lisit, e cila paskëtaj do të siglohej me titullin dhe emrin e mbretit. Në sistemin e ri monedha e parë përfaqësonte nominalin, kurse dy të tjerat nëndarjet e tij.

Sistemi monetar që vendosi Genti në zonën qendrore nuk u shtri edhe në qytetet periferike të mbretërisë. Monedhat prej argjendi të Rizonit me mburojë - pegas dhe ato prej bronzi të Lyhnidit me mburojë gjysmë anije, të prera në emër të bashkësisë qytetare (??ss?t??, ?aß?at??, ?a??s??) dëshmojnë për një farë autonomie në marrëdhëniet ekonomike të këtyre qyteteve me mbretërinë.

Gjatë sundimit të Gentit, Skodra, Lisi dhe qytete të tjera të mbretërisë fituan një gjallëri të madhe ekonomike. Rrezja e qarkullimit të monedhave të prera në emër të mbretit apo të qyteteve e të fiseve në punishtet e Skodrës, Lisit, Rizonit, Lyhnidit etj., u shtrinë në skajet më të thella të Mbretërisë Ilire dhe në disa raste edhe përtej kufijve të saj. Në jug monedhat e Gentit zbresin deri në Dyrrah e Apoloni. Vetë prerjet e daorsëve dhe të labeatëve si dhe monedhat e gjetura në Mat, Peshkopi, Malësi e Madhe dhe në krahinat e thella të Malit të Zi, tregojnë se qarkullimi monetar kishte depërtuar dhe në krahinat e brendshme malore.

Politika e ndjekur prej Gentit në fushën e prerjeve monetare mund të konsiderohet një reformë e vërtetë, që i lejoi mbretit të përqendrojë në duart e tij mjete të fuqishme financiare. Dëshmi e qartë e kësaj është përmbajtja e thesarit mbretëror që u kap nga romakët. Livi na thotë se në arkën e mbretit u gjetën 27 ponde ari, 19 ponde argjendi, 13 000 denarë dhe 120 000 monedha ilire argjendi. Kjo ishte një shumë e madhe që mbreti e kishte grumbulluar nga të ardhurat e pronarëve mbretërorë dhe taksat e rënda që u kishte vënë nënshtetasve.

Dendësimi i prerjeve monetare dhe përpjekja për të përqendruar në arkën shtetërore sa më

shumë mjete financiare diktohej në radhë të parë nga gjendja ndërkombëtare. Rreziku romak sa vinte bëhej më i qartë dhe mbreti duhej të shtonte përpjekjet e tij për forcimin e ushtrisë dhe të flotës. Fakti që në kohën e shpërthimit të konfliktit efektivi i ushtrisë ilire numëronte 15 000 veta, me të cilët Genti u drejtua kundër romakëve (pa llogaritur këtu garnizonet e veçanta të qyteteve) dhe fakti që flota ilire numëronte ende në fund të luftës 220 anije, tregon se sundimtari ilir e kishte vlerësuar drejt këtë rrezik dhe u kishte kushtuar gjithë vëmendjen përgatitjeve për ta përballuar atë.

Ato elemente të organizimit shtetëror që në burimet e periudhës së sundimit të Agronit apo të pasardhësve të tij dolën në mënyrë sporadike, tek Genti vijnë e plotësohen dhe problemi bëhet më i qartë në tërësinë e tij.

Në kohën e Gentit, edhe pse e cunguar, Mbretëria Ilire shtrihej ende në një territor mjaft të gjerë dhe përfaqësonte fuqinë e dytë pas Maqedonisë, në pjesën perëndimore dhe jugore të Gadishullit. Pasi i dhanë Pleuratit Parthen dhe Lyhnidin, romakët i njohën Mbretërisë Ilire si kufi jugor Genusin; në lindje ajo përfshinte edhe tokat e Penestisë, kurse në veri pas shkëputjes së dalmatëve nuk shtrihej më tej se krahina rreth gjirit të Rizonit.

Kryeqytet i mbretërisë ishte Skodra. Njësitë administrative të saj duket se përputheshin me territorin rreth qyteteve. Ato kishin si qendër një qytet të rëndësishëm dhe rreth tij një varg kështjellash, të cilat mbronin kryeqendrën dhe gjithë krahinën. Një njësi të tillë formonte Rizoni me kështjellat e vogla rreth këtij gjiri. Që nga koha që Skodra u bë kryeqytet i mbretërisë duket se qendra e Labeatëve kaloi në Meteon. Në jug, si shembull mund të sillet krahina e penestëve, për të cilën burimet lejojnë të nënkuptohet se formonte një tërësi të tillë. Uskana, qyteti më i madh i penestëve, ishte kryeqendra e krahinës, kurse kështjellat që përmenden rreth saj ishin, me sa duket, qendra me funksione më të ngushta administrative e mbrojtëse.

Burimet nuk sjellin të dhënat e nevojshme për të përcaktuar sa njësi të tilla kishte mbretëria, megjithatë, duhet menduar se atje ku kemi një qytet të rëndësishëm, rreth tij kemi dhe një krahinë që formonte një njësi administrative të mbretërisë. Nuk mund të kërkohet kjo për krahinat e thella malore ku jeta qytetare nuk u zhvillua. Rolin e qendrave kanë mundur ta luajnë këtu vetëm fortesat e vogla që shërbenin si seli e aristokracisë së fiseve.

E mbështetur në ekonominë e përparuar skllavopronare të qyteteve Mbretëria Ilire e Gentit paraqitet me tipare të qarta të një monarkie të tipit helenistik. Pushteti më i lartë ishte në duart e mbretit. Ashtu si dhe paraardhësit e tij ai mbante titullin « mbret i ilirëve » dhe sundonte si një mbret romak dhe nuk njihej në burimet ndonjë organ tjetër që të kufizonte veprimet e tij. Anëtarë të veçantë të familjes mbretërore zinin detyra me përgjegjësi në punët e shtetit, por rolin më të rëndësishëm në jetën politike e luanin « miqtë » e mbretit. Ata ishin bashkëpunëtorët më të afërt e më të besuar të tij. Këtë institucion, që ishte tipik helenistik e ndeshim në Mbretërinë Ilire për herë të parë gjatë sundimit të Teutës; « miqve » ajo u besoi drejtimin e punëve të shtetit. Në kohën e Gentit « miqtë » e mbretit luanin një rol të dukshëm në qeverisjen e vendit dhe ngarkoheshin me misione të rëndësishme diplomatike.

Mbreti ishte kryekomandant i forcave të armatosura tokësore dhe detare. Veprimet ushtarake i drejtonte vetë ose ua besonte komandantëve të veçantë. Bërthamën kryesore të ushtrisë që ishte mbështetja kryesore e pushtetit mbretëror e përbënin kontingjentet e rregullta, të cilat sipas rastit qëndronin si garnizone në qytete ose përqendroheshin për të ndërmarrë një ekspeditë apo për të përballuar luftimet në një front të caktuar. Burimet nuk bëjnë fjalë për forca ndihmëse në përbërjen e ushtrisë ilire, por nuk duhet përjashtuar mundësia që fiset malore të kenë ushqyer ushtrinë mbretërore me forca të tilla, sa herë që i thërriste mbreti, duke qenë të komanduara nga krerët e tyre.

Njësi e flotës ilire është lembi, një anije e vogël, por e shpejtë dhe e manovrueshme. Çdo lemb, përveç rremtarëve, kishte edhe 50 luftëtarë që përbënin njësinë bazë të forcave ushtarake detare dhe mbase edhe tokësore ilire.

Mbreti kishte nën kontroll punishtet monetare dhe autorizonte prerjen e monedhave në emër të vet ose të bashkësisë qytetare e fisnore. Një aparat fiskal vilte taksat me të cilat Genti kishte ngarkuar shtetasit; kurse burgjet dhe nënkuptohet, një aparat dhune garantonin rendin e vendosur nga shtresa sunduese dhe përfaqësuesi i saj më i lartë, mbreti.

Në marrëdhëniet me botën e jashtme shtetin e përfaqësonte gjithashtu mbreti; ai shpallte luftën dhe përfundonte paqen, lidhte aleanca, zhvillonte bisedime të drejtpërdrejta ose përmes përfaqësuesve caktonte pengje për të garantuar një marrëveshje, merrte hua etj..

Administrimi i qyteteve dhe i krahinës që lidhej me to u besohej dinastëve, të cilët mbreti mund t'i zëvendësonte. Në zonën qendrore të mbretërisë Genti arriti ta kufizonte shumë autonominë e qyteteve dhe ta dobësonte autoritetin e dinastëve lokalë, të cilët në burimet njihen ndryshe dhe si « principa illyriorum ».

Siç shihet, në këtë periudhë shteti ilir paraqitet me një strukturë të gjithanshme dhe me organe administrative që ishin ngarkuar me funksione të ndryshme në veprimtaritë për forcimin e pushtetit qendror dhe konsolidimin e shtetit. Reforma monetare ishte një shprehje e qartë e kësaj politike. Kontradiktat në plan ndërkombëtar që mplekseshin me ato sociale, të brendshme, e diktonin një politikë të tillë. Genti e përçoi këtë pa ngurrim dhe me rezultat në zonën qendrore të mbretërisë.

### ***Politika e jashtme e Gentit***

Duke qenë në marrëdhënie të ndera me Romën, Genti u kujdes të vendosë marrëdhënie të mira me fqinjët ballkanikë. Qysh në fillim të sundimit të tij, ai ia arriti të vendoste lidhje miqësore me fqinjën lindore, Mbretërinë Dardane. Këto marrëdhënie mbreti i përforcoi me një martesë dinastike dhe sado e ndërlikuar që u bë më vonë gjendja politike në Ballkan, nga burimet nuk del që ato të jenë prishur.

Por bazën e politikës së jashtme të shtetit ilir në këtë kohë e përbënin marrëdhëniet miqësore

me Maqedoninë. Synimet ekspansioniste të Romës kishin diktuar një politikë të tillë qysh në vitet e fundit të sundimit të Pleuratit. Tani në kohën e Gentit, vazhdimi i kësaj politike bëhej edhe më i nevojshëm, sepse, në fund të viteve 80 dhe sidomos gjatë dekadës së re, senati e shtoi presionin politik mbi shtetet e Ballkanit dhe në mënyrë të veçantë mbi Maqedoninë dhe Mbretërinë Ilire. Burimet letrare nuk hedhin dritë mbi marrëdhëniet e tij me sundimtarin e Maqedonisë Perseun, në vitet e para të sundimit të Gentit, por në to vihet re qartë një paralelizëm në qëndrimin armiqësor të Republikës (Romës) ndaj tyre. Nga ana tjetër, materiali numizmatik dëshmon për lidhje të ngushta ekonomike dhe si rrjedhim edhe politike, midis Mbretërisë Ilire dhe Maqedonisë.

Marrëdhëniet e Gentit me Perseun dokumentohen më mirë në prag të luftës së fundit. Dy lajme të Livit që lidhen me fundin e vitit 173 dhe fillimin e vitit pasues hedhin dritë mbi këto marrëdhënie. Njëri ka të bëjë me vrasjen e Artetaurit, një dinasti të vogël që përkrahte politikën romake diku në Iliri, ndoshta në zonën e pushtuar nga romakët dhe që në burime paraqitet si një aksion i kombinuar i Perseut dhe i Gentit. Lajmi tjetër bën fjalë për dy sulme të Gentit kundër tokave të Isës dhe përkon në kohë me aktivitetin që zhvillon Perseu për të përmirësuar pozitat e tij në jug dhe në lindje. Këto ngjarje që shkaktuan shqetësimin e romakëve dhe të aleatëve të tyre nuk mund të merren thjesht si një produkt i propagandës romake që synonte t'i paraqiste të dy sovranët si provokatorë. Livi, sipas Polibit, pohon se, krahas delegatëve që vijnë nga Lindja me ankesa kundër Perseut, delegatë nga Isa vijnë para senatit për të akuzuar Gentin për atë që « ishte në një mendje me mbretin e Maqedonisë dhe që të dy së bashku po përgatitnin luftën kundër romakëve ». Gjendja ishte e tillë që u impononte të dy sovranëve nevojën e veprimeve të bashkërenditura për të përballuar rrezikun romak që sa vinte bëhej më kërcënues. Megjithatë është fakt se duke u përgatitur për t'i bërë ballë këtij rreziku, të dy sovranët nuk donin një konflikt të hapur me Romën, fuqia e së cilës nuk ishte për të mos u përfillur. Prandaj Genti, ashtu siç bën edhe Perseu, u shpejtua të dërgonte delegatë në Romë « për të larë nga fajet që i ngarkonin isasit ». Senati nuk pranoi të bisedonte me të dërguarin e mbretit dhe i bëri të ditur pakënaqësinë e tij duke e shoqëruar me kërcënime. Duke dashur, nga ana tjetër, që ta izolonte plotësisht Perseun, senati provoi ta bindë Gentin që të shkëputej nga miqësia me mbretin maqedon dhe të bashkonte armët e tij me ato të romakëve. Genti qëndroi në pozitat e tij dhe delegati romak u kthye në atdhe i dyshuar se ishte korruptuar me të hollat e mbretit ilir. Me këtë ndërpriten përpjekjet romake për të tërhequr Gentin nga ana e tyre.

Kështu në pragun e luftës kundër Maqedonisë, kur Roma zhvillonte një veprimtari të etshme diplomatike, të shoqëruar me presion të madh politik, për të izoluar Perseun, sundimtari ilir nuk mori anën e Republikës. Livi e paraqet Gentin të lëkundur, por faktet tregojnë se as këtë radhë, as më pas, mbreti ilir nuk tregon shenja lëkundjeje në qëndrimin e tij ndaj Romës. Ishte vetëm përgatitja e pamjaftueshme që do ta pengonte për të dalë në fushën e betejës kundër saj.

### *Lufta e tretë romako-maqedone, veprimet luftarake të vitit 171*

Krahas përgatitjeve diplomatike, Roma po merrte edhe masat ushtarake për të asgjësuar

Maqedoninë dhe Mbretërinë Ilire që ishin dy forcat kryesore, të cilat pengonin planet e saj ekspansioniste në Ballkan.

Në nëntorin e vitit 172 senati urdhëroi dërgimin e forcave të para në brigjet e përtejme të Adriatikut, të përbëra nga 5 000 këmbësorë dhe 300 kalorës. Ky kontingjent i vogël që dërgohej si pararojë e ushtrisë konsullore, pasi zbriti në Epir, me sa duket në Orik, ngriti lëmin e vet në afërsi të Nymfeut, në tokat e Apolonisë. Këndej një njësi prej 2 000 vetash u dërgua menjëherë për të zënë, siç na thuhet, « fortesat e dasaretëve dhe të ilirëve ». Po të gjykojmë nga të dhënat e mëvonshme, forcat romake duhet të jenë vendosur në këtë kohë në Lyhnid, Uskanë dhe në disa kështjella rreth saj, aty ku prania e tyre na del papritur në ngjarjet e dimrit të vitit 170/169. Ky aksion kishte një qëllim të largët strategjik. Ai duhet të siguronte pozitat romake në Iliri, të mbante të hapura rrugët kryesore për në Maqedoni dhe të bënte presion mbi Mbretërinë Ilire, duke e ndarë atë territorialisht nga Maqedonia.

Më vonë forca të pakta u dërguan në Greqi dhe u vendosën nëpër qytete si garnizone të vogla që kishin më tepër karakter simbolik. Një kontingjent i veçantë u dërgua në Thesali për të zënë Larisën si një pikë me rëndësi strategjike. Pasi ishin zënë pozitat e përparuara në Iliri e Thesali, në pranverën e vitit 171, senati vendosi të fillonte luftën kundër Perseut. Goditja do të jepej nga Thesalia. Ushtria konsullore pasi zbriti në Apoloni, përshkoi Epirin dhe ra në ultësirën thesale; këtu ajo u gjend përpara forcave të Perseut që kishin zënë rrugën e hyrjes për në Maqedoni; 40 000 ishin forcat konsullore përballë 43 000 forcave të Perseut, megjithatë të dyja palët iu shmangën betejave vendimtare dhe stina e verës së vitit 171 u mbyll pa ndonjë rezultat të shënuar, duke i lënë kundërshtarët në pozitat e mëparshme, fillestare.

Ndërkaq Roma nuk e la krejt pas dore edhe Mbretërinë Ilire. Ndërsa ushtria konsullore u nis për të zbritur në Apoloni, flota romake vuri dorë mbi 54 anije të Gentit, pa marrë pëlqimin e mbretit dhe i përfshiu në përbërjen e forcave detare që do të zinin Qefaloninë dhe do të vepronin gjatë bregdetit grek në mbështetje të forcave tokësore romake. Më vonë romakët duket se ndërmorën një aksion të dytë, shumë të rëndësishëm, kundër Mbretërisë Ilire. Ndërsa po zhvillohej fushata verore në Thesali, konsulli urdhëroi të nënshtroheshin disa qytete në Iliri. Midis tyre Karnunti, një qytet i paidentifikuar, u bëri një qëndresë të fortë pushtuesve, prandaj pretori që komandonte forcat romake, urdhëroi plaçkitjen e këtyre qyteteve. Nuk është thënë qartë për ç'qëllim u organizua kjo fushatë, megjithatë një ngjarje që ndoshta mund të lidhej me të, do të ishte ajo që ka të bëjë me ndryshimet në kufirin jugor të Mbretërisë Ilire. Duke qenë në marrëdhënie të ndera me Gentin dhe pasi dështuan përpjekjet për ta bërë atë për vete, senati urdhëroi aneksimin e tokave dhe të qyteteve parthine që i pat njohur Pleuratit më 196 dhe e shtyu kufirin e Mbretërisë Ilire nga Genusi në Ardaksan, aty ku shënohet disa vite më vonë. Në këtë rast Karnunti dhe qytetet e tjera që u sulmuan bashkë me të duhen kërkuar në veri të Genusit. Është për t'u shënuar se si për rastin e grabitjes së anijeve, ashtu dhe për ndryshimet që ndodhën në kufirin jugor të mbretërisë, sundimtari ilir nuk jep asnjë shenjë kundërshtimi, sepse, me sa duket, nuk ishte në gjendje ta bënte një gjë të tillë.

***Fushata e Perseut në Iliri në dimrin e vitit 170/169***

*Aleanca iliro-maqedone*

Gjendja në frontin thesal edhe në vitin 170 mbeti e pandryshuar. Në Iliri përkundrazi u zhvilluan ngjarje të rëndësishme. Në verën e këtij viti romakët i shtuan forcat e tyre rreth Mbretërisë Ilire. Garnizoni i Isës që kishte më parë vetëm 12 anije të vogla vendase u përforcua me 18 anije të tjera pesërremëshe dhe 2 000 ushtarë, që do të ishin të gatshëm për çdo rast kundër Gentit. Nga ana tjetër, Senati dërgoi në Iliri edhe 4 000 këmbësorë dhe kjo forcë u rrit më vonë me 8 000 veta, me trupat ndihmëse që u mobilizuan midis aleatëve të Romës. Kështu forcat romake nga 5 000 që ishin në fillim të konfliktit u rritën në vitin 170 në 15 000 veta. Kjo forcë e konsiderueshme që ushtronte presionin e vet të vazhdueshëm mbi Mbretërinë Ilire, kishte krijuar një gjendje lufte të pashpallur.

Gjendja e krijuar në Iliri shqetësonte mjaft edhe Perseun, sundimtarin e Maqedonisë. Forcat romake që ishin grumbulluar këtu po bëheshin një rrezik gjithnjë më serioz për të dhe po e ngushtonin Gentin që ai e quante aleatin e tij të natyrshëm. Prandaj, pasi përfundoi fushatën kundër dardanëve, Perseu vendosi t'i godiste pozicionet romake në Penesti dhe, duke u shtyrë në thellësi të Ilirisë, të vendoste kontaktet me Gentin. Si kohë të përshtatshme për këtë ekspeditë, Perseu zgjodhi mesin e dimrit (dhjetor-janar 170/169), kur një sulm romak kundër Maqedonisë nga ana e Thesalisë ishte pothuajse i pamundshëm, meqenëse bora e madhe i bënte të pakapërcyeshme malet që ndanin këto dy vende. Pasi përqendroi një forcë goditëse prej 12 500 vetash në Stuberë u drejtua kundër Uskanës, qytetit më të madh të tokës së penestëve dhe e rrethoi atë. Mbas një qëndrese të vogël garnizoni romak prej 4 000 vetash dhe forcat ndihmëse të mobilizuara tek ilirët u dorëzuan. Romakët i ndanë në grupe të vogla dhe i shpërndanë nëpër qytete për t'i mbajtur në rojë, kurse uskanasit dhe ilirët e zënë rob i shitën.

Pas kësaj Perseu u drejtua kundër qytetit Oene, që zinte një pozitë strategjike në rrugën për në krahinën e labeatëve, qendër e mbretërisë së Gentit. Por më parë iu desh të nënshtronte një varg kështjellash, midis të cilave Draudakun, një qendër e fortë dhe me një popullsi të dendur, që zinte një vend me rëndësi në mbrojtjen e Oenes. Vetëm pasi zuri këto kështjella dhe bashkë me to edhe garnizonet e vogla romake, gjithsej 1 500 veta, Perseu arriti në Oene. Qyteti ishte vendosur në një vend të mbrojtur mirë nga lumi që i kalonte pranë dhe një mal i lartë në shpinë të tij. Meqenëse nuk pranoi të dorëzohej, mbreti qe i detyruar ta merrte me forcën e armëve pas një rrethimi të gjatë e të lodhshëm. I zemëruar, Perseu urdhëroi të masakroheshin të gjithë burrat; gratë e fëmijët i mori rob dhe qytetin ua la ta plaçkisnin ushtarakëve.

Pas kësaj fitoreje ekspedita i kishte arritur objektivat e saj: kishte larguar njëherë për njëherë rrezikun e një invazioni romak nga perëndimi dhe kishte çelur rrugën për tek Genti. I kënaqur Perseu u kthye në Stuberë dhe menjëherë u kujdes për të hyrë në lidhje me mbretin ilir, aleancën me të cilin në këtë çast e çmonte shumë. Për këtë qëllim, nisi dy përfaqësues të vet, Adeun nga Maqedonia, dhe ilirin Pleurat, i cili gjendej pranë tij i mërguar dhe që do të shërbente si përkthyes. Delegatët u porositën të informonin Gentin mbi rezultatet e luftës

kundër romakëve dhe dardanëve, në mënyrë të veçantë t'i vinin në dukje fitoret që kishte korrur Perseu gjatë fushatës së fundit në Iliri dhe t'i propozonin aleancë. Pasi përshkuan një rrugë të gjatë, përmes krahinave malore të Ilirisë delegatët arritën në Skodra. Genti ndodhej në Lis, prandaj i ftoi ta gjenin atje. Bisedimet që filluan këtu në janar të vitit 169 dhe që u rimorën disa herë gjatë këtij viti, përfunduan vetëm në janarin tjetër të vitit 168. Që në takimin e parë Genti e pranoi idenë e një aleance, por u tha të dërguarve të Perseut se nuk kishte armë dhe të holla të mjaftueshme për t'u shpallur luftën romakëve. Pas kësaj përgjigjeje të Gentit, tradicioni antik dhe pas tij gjithë historiografia moderne, kanë parë gjithmonë lëkundjet dhe pavendosmërinë e mbretit ilir për t'u prishur haptazi me romakët dhe dëshirën e tij për të përfituar sa më shumë të holla. Perseu, nga ana tjetër, paraqitet gjatë traktativave si një koprac që do t'ia arrijë qëllimit me një çmim sa më të lirë, prandaj humbet kohën me bisedime të zgjatura dhe pa rezultat. Nuk ka dyshim se qëndrimi proromak i Polibit, që i transmeton këto bisedime, ka bërë që të errësohet përmbajtja racionale e këtyre traktativave. Rezerva që bën Genti në lidhje me mungesën e armëve dhe të të hollave dëshmon vetëm se ai ishte i papërgatitur për të hyrë në luftë. Kjo vërtetohet edhe me atë që një vit më vonë ai do ta bënte këtë pa ngurrim. Fakti që Genti nuk iu përgjigj menjëherë kërkesës së Perseut tregon se midis tyre kishte, me sa duket, vështrime të ndryshme të karakterit taktik për çështjen e luftës. Ndërsa mbreti maqedon, mbasi kishte hyrë në luftë, donte që me aksionet e tij ushtarake dhe politike t'u imponohej romakëve, t'i bindte se ishte e pamundur fitorja mbi maqedonët, dhe t'i bënte të pranonin një zgjidhje kompromisi, Genti që e shikonte ende të balancuar forcën romake me atë maqedone, donte të fitonte kohë për një përgatitje të mjaftueshme para se të hynte në luftë, në qoftë se kjo do të ishte e pashmangshme.

Ndërsa këta dy sovranë mendonin dhe vepronin me mënyrën e tyre, romakët merrnin masa për të kaluar në veprime vendimtare. Në muajt e fundit të dimrit të vitit 169, aksionet e tyre në Iliri ishin ende të parëndësishme: ata ndërmorën një sulm që përfundoi pa sukses, për të ripushtuar Uskanën dhe më pas u kujdesën që të forconin kontrollin mbi krahinat e pushtuara të Ilirisë, duke marrë për këtë qëllim pengje nga parthinët dhe disa qytete të penestëve, që kishin mbetur në duart e tyre. Romakët nuk patën sukses në një aksion që ndërmorën në Epir. Por në prag të verës gjendja ndryshoi. Në frontin thesal romakët, me një manovër të shkathët kaluan masivin e Olimpit dhe papritur u gjendën në Maqedoni, duke e detyruar Perseun të tërhiqej në pozita të reja mbrojtëse.

Ndërkaq forcat romake në Iliri u rritën në 30 000 veta. Në numrin e përgjithshëm të forcave tokësore dhe detare që përqendroi Republika në fillim të vitit 168, kjo ishte një fuqi e konsiderueshme. Në kundërshtim me tendencën e historiografisë antike dhe moderne për të minimizuar rolin e Mbretërisë Ilire, kjo shifër tregon qartë se ç'vend zë ajo në këtë luftë vendimtare për fatet e popujve të Ballkanit, sa kohë që Roma qe detyruar të drejtonte kundër saj një forcë të tillë ushtarake.

Përpjekjet që u bënë nga Perseu gjatë dimrit 169/168 për të gjetur një zgjidhje diplomatike të konfliktit, duke përdorur si ndërmjetës shtetet helenistike, dështuan. Në këto rrethana u bë e qartë se fati i luftës do të zgjidhej vetëm në fushën e betejës.

Në janar të vitit 168 bisedimet midis përfaqësuesve të Perseut dhe Gentit morën fund pasi pala maqedone kishte marrë përsipër të jepte një ndihmë financiare prej 300 talentesh për nevojat e luftës dhe « gjithë sigurimet e domosdoshme ». Kjo frazë që mbase nënkuptonte rregullimin e gjithë marrëdhënieve midis dy mbretërive gjatë dhe mbas luftës, mbetet për fat të keq te Polibi e papërfunduar. Menjëherë pas kësaj Genti ratifikoi marrëveshjen në Meteon dhe pasi bëri betimin, u dorëzoi përfaqësuesve të mbretit maqedon pengjet. Perseu që i jepte një rëndësi të veçantë kësaj aleance, në këtë çast kritik për Maqedoninë, e shpalli përfundimin e marrëveshjes me një solemnitet të veçantë: ai organizoi në Dium ceremoninë e betimit dhe të këmbimit të pengjeve në prani të kalorisë maqedone, duke llogaritur kështu edhe efektin psikologjik që do të kishte kjo ngjarje në trupat e tij.

Përveç delegacionit që asistoi në ceremoninë e ratifikimit të marrëveshjes, Genti dërgoi në Maqedoni edhe dy përfaqësues, të cilët së bashku me një delegacion maqedon do të shkonin në Rod për ta tërhequr këtë fuqi detare në aleancën e tyre. Këtij misioni sovranët i jepnin një rëndësi të madhe, sepse sipas tyre po të bënin për vete këtë qytet, romakëve nuk do t'u mbetej asnjë shpresë për fitore as në tokë, as në det. Ata kishin shumë besim në suksesin e këtij misioni, sepse edhe Rodi, me pozitën hegjemone në Mesdheun Lindor nuk e donte daljen e Republikës në këto anë.

Pas kësaj Genti mori qëndrimin e parë të hapur kundër romakëve, të cilët kohët e fundit kishin riaktivizuar diplomacinë e tyre për ta bërë për vete mbretin ilir. Dy delegatë që senati kishte dërguar për këtë qëllim i arrestoi dhe menjëherë kaloi në masat efektive për fillimin e veprimeve luftarake. Në këtë pikë tradita polibiane i atribuon Perseut një veprim të pandershëm që e shpjegon me vesin e tij të kopracisë. Sipas Polibit, mbreti maqedon i bindur se me këtë hap Genti ishte komprometuar në marrëdhëniet me romakët, ndërpreu dërgimin e ndihmës financiare, lejoi vetëm dërgimin e 10 talenteve, kurse shumën tjetër të parave, të vulosura me simbole ilire, që kishte arritur në kufi, urdhëroi ta kthenin mbrapsht. Ky pasazh i Polibit, për vërtetësinë e të cilit e mbrojnë me forcë edhe autorë modernë, është vënë në dyshim me të drejtë, si një shprehje e qëndrimit të tij, përgjithësisht armiqësor ndaj Perseut, ashtu sikurse edhe ndaj Gentit, figurat e të cilëve ky historian dhe pas tij gjithë burimet antike i paraqisnin në një dritë të rreme.

### *Lufta e tretë iliro-romake*

Kështu në çastin kur konflikti kishte arritur kulmin e tij, mbreti ilir kishte vendosur të hynte në luftë kundër Romës, duke e zgjedhur këtë si të vetmen rrugë për mbrojtjen e pavarësisë politike. Vendimi i tij u prit me entuziazëm në Maqedoni, në Rod dhe duhet menduar edhe në vise të tjera të Ballkanit, sepse ngjallte shpresa për fitoren mbi romakët.

Genti nuk vonoi të vepronte. Pasi kishte grumbulluar në Lis një forcë të konsiderueshme prej 15 000 vetash, u hodh në sulm. Me forcat kryesore u drejtua kundër qytetit Basania, i cili siç na ka mbërritur në tekstin e Livit, ishte 5 milje nga Lisi. Ky qytet ishte në aleancë me romakët. Genti u mundua ta bëjë për vete atë me anë të bisedimeve, por mbasi nuk pranoi

të nënshtrohej, e rrethoi. Ndërkaq të vëllanë Karavandin e dërgoi me 1 000 këmbësorë dhe 50 kalorës, në veri për të nënshtruar fisin e Kavëve. Qyteti Durn e priti mirë, kurse qyteti tjetër i mbylli dyert Karavandit. Genti nuk pati sukses edhe në operacionet detare. Flota e tij prej 80 anijesh që ishte dërguar të godiste tokat rreth Dyrrahut dhe Apolonisë dhe, me sa duket, të vendoste kontrollin mbi rrugën detare që lidhte të dy brigjet e Adriatikut, u thye në afërsi të Apolonisë në ndeshjen me flotën romake dhe qe e detyruar të tërhiqej në drejtim të veriut.

Pas kësaj romakët, që kishin përqendruar ndërkaq forcat e tyre në Genus, u drejtuan kundër mbretit në Basania. Forcat romake, dy herë më të mëdha në numër, mbasi pushtuan qendrat e rëndësishme gjatë rrugës, u gjendën para mureve të Skodrës. Boshllëku që është krijuar në tekstin e Livit nuk jep mundësi për të njohur hollësitë e këtyre veprimeve luftarake.

Qëndresën e fundit Genti e bëri në Skodra. Ai shpresonte shumë në këtë qytet që e kishte zgjedhur si kryeqendër të mbretërisë, sepse pozita e tij ofronte një mbrojtje të sigurt. Dhe me të vërtetë i rrethuar nga dy lumenj, Klausali dhe Barbana dhe i fortifikuar mirë, qyteti mund të përballonte me sukses një rrethim të gjatë. Por mbreti nuk diti ta organizonte mirë mbrojtjen. Në vend që forcat ilire të qëndronin brenda mureve rrethuese të qytetit dhe t'i shmangeshin përleshjes në fushë të hapur, u futën në betejë aty ku armiku kishte epërsi numerike, dhe i theu keqas. Pasi dështuan edhe përpjekjet e vëllait të tij, Karavandit, për të grumbulluar forca të tjera nga krahinat përqark, Genti u dorëzua.

Dhjetë ditë më vonë pas rënies së Skodrës, në betejën që u zhvillua në Pydna u shkatërrua përfundimisht dhe ushtria maqedone. Njëherësh me Ilirinë dhe Maqedoninë romakët nënshtruan dhe Epirin. Genti dhe Perseu bashkë me familjet e tyre, me plaçkë e robër të shumtë lufte u dërguan në Romë.

Kështu u nënshtruan dy shtetet e fuqishme të Ballkanit dhe u vendos në këto krahina sundimi romak.

### *Copëtimi i tokave të shtetit ilir*

Menjëherë pas mbarimit të luftës romakët u morën me ndarjen administrative të tokave të shteteve të mundura. Senati romak i shpalli « të lirë » ilirët e maqedonët; në të vërtetë, sikurse e treguan ngjarjet e mëvonshme, ai shpalli humbjen e pavarësisë së tyre. Në një mbledhje që u bë në Skodra, në vitin 167 p.e. sonë, ku morën pjesë pesë të dërguar të posaçëm nga Roma dhe përfaqësuesit e parisë ilire proromake, komandanti i ushtrisë Lue Anici shpalli vendimet e senatit romak. Tokat e shtetit ilir u ndanë në tri njësi administrative të veçanta. Në krahinën e parë, me qendër Lisin, qenë përfshirë tokat përreth këtij qyteti deri te lumi Mat në jug. Njësia e dytë administative përbëhej nga krahina e banuar prej labeatëve, qendra e së cilës ishte Skodra. Në krahinën e tretë bënin pjesë viset bregdetare ilire në veri të Skodrës deri te lumi Narona, duke përfshirë qytetet Rizen e Olcin. Pushtuesit romakë shpallën gjithashtu se të gjithë ilirët, që nuk ishin bashkuar me Gentin në luftën kundër Romës nuk do të paguanin taksa, kurse ilirët e tjerë do t'i jepnin shtetit romak gjysmën e

taksave që i kishin paguar mbretit Gent. Romakët larguan nga qytetet dhe kështjellat ushtritë e tyre dhe në krye të njësive administrative të formuara rishtas vunë përfaqësues nga paria ilire, përkrahëse të politikës pushtuese të Romës në Iliri.

Çfarë fshihej prapa « Lirisë » së dhënë nga Roma? Për të kuptuar këtë duhet marrë parasysh pohimi i autorëve antikë, që theksojnë se Iliria e Maqedonia, të mundura ishin vënë « nën pushtetin e popullit romak » dhe se ilirët e maqedonët do të jetonin « të lirë » vetëm mbasi romakët t'u jepnin atyre kushtetutën, duke rregulluar ligjet dhe duke caktuar taksat. Pastaj tri krahinat ilire të ndara dhe të bazuara mbi autonominë e « civitates-ve » bashkësive, do të kishin organet e tyre administrative, por nuk do të kishin të drejtë për të pasur asnjë lloj marrëdhënie gjinie, ekonomike e politike midis tyre. Në këtë mënyrë ndërpriteshin lidhjet ekonomike, bëhej i pamundur një bashkim ushtarak i tyre dhe shmangej kështu rreziku i një kryengritjeje.

Krahinat e qytetet ilire në jug të lumit Mat, të cilat nuk kishin bërë pjesë në shtetin ilir të Gentit, sundimtarët e paria e të cilëve qysh në dy luftërat e para iliro-romake kishte mbajtur krahun e Romës, siç qenë parthinët e atintanët, romakët i mbajtën nën protektoratin e tyre. Të tjerët që nuk kishin marrë pjesë në luftë, si bylinët, amantët, dasaretët etj., i lanë përsëri më vete. Qytetet greke Korkyra, Apolonia e Dyrrahu ruajtën autonominë e tyre, por mbetën baza të rëndësishme ushtarake për veprimet luftarake të mëvonshme të Romës në Ballkan. Për pjesëmarrjen në luftën kundër shtetit ilir senati romak u ndau atyre 220 anijet që ishin pjesë e plaçkës së zënë në Iliri.

Në tokat e shtetit të Epirit, ku romakët kishin hasur gjatë veprimeve ushtarake një qëndresë të fortë, pas shkatërrimeve të mëdha, pas masakrave që bënë legjionet romake dhe shndërrimit në skllevër të një pjese të madhe të popullsisë, u vendos një regjim i rreptë ushtarak. Vetëm qytetit Foinike, bashkë me një territor të vogël të banuar nga kaonët, romakët u lanë një farë autonomie, sikurse tregojnë disa mbishkrime dhe monedhat e prera prej këtij qyteti.

Kështu pas mbarimit të luftës së tretë iliro-romake, Iliria e Jugut u copëtua ekonomikisht e politikisht. Të vëna nën protektoratin e Romës ose duke pasur një farë autonomie, krahinat e qytetet ilire nuk mundën të zhvillonin si më parë ekonominë e tyre. Disa degë të prodhimit, si nxjerrja e metaleve e ndërtimi i anijeve u ndërpre dhe kaluan në duart e romakëve. Megjithëse disa qytete të Ilirisë së Jugut vazhduan prerjen e monedhave autonome, qarkullimi monetar dhe marrëdhëniet tregtare nuk kishin më atë intensitet që kishin pasur para luftërave iliro-romake. Në këtë kohë u forcua edhe më tepër pozita e shtresës së pasur ilire, e skllavopronarëve të mëdhenj, të cilët e mbështetnin politikën e Romës dhe kërkonin të përfitonin nga rrethanat e reja ekonomike e politike për të shtuar pronat e pasuritë e tyre.

Kjo gjendje që u krijua në Ilirinë e Jugut në fund të shek. III dhe gjatë shek. II p.e. sonë nuk zgjati shumë. Ajo qe e varur në përgjithësi nga politika që Republika do të ndiqte në Gadishullin Ballkanik dhe nga synimet pushtuese të saj. Dy ngjarje që ndodhën brenda një

kohe të shkurtër, agresioni romak ndaj krahinave veriore ilire dhe kthimi i Maqedonisë në provincë e bënë të qartë qëndrimin që do të mbante Roma kundrejt ilirëve. Romakët, pas kryengritjes maqedone të vitit 149 p.e. sonë, krijuan provincën e Maqedonisë dhe përfshinë në të të gjitha krahinat ilire në jug të lumit Mat.

## K R E U VI

## MBRETËRIA E DARDANISË

*Mbretëria Dardane doli në skenën historike në shek. IV p.e. sonë dhe u bë një prej faktorëve relevantë, politikë dhe ushtarakë në Evropën Juglindore gjatë shekujve III-I p.e. sonë Shteti i Dardanisë, duke i bërë sfidë dominimit romak për një kohë të gjatë, ra nën pushtetin e Perandorisë Romake. dhe iu bashkangjit Provincës së Mezisë së Epërme (Moesia Superior) në vitin 44 e. sonë. Mëvehtësia e dikurshme, që krijoi identitetin dardan dhe rezistenca e vazhdueshme, bënë që në vitin 279 e. sonë të krijohej njësia e veçantë administrative-politike romake, Provinca e Dardanisë.*

## *Territori dhe popullsia*

Dardania shtrihej në territorin e Kosovës së sotme, të Maqedonisë Veriperëndimore, të Serbisë Jugore dhe në një pjesë të Sanxhakut. Në gjysmën e dytë të shek. III p.e. sonë, në kuadër të mbretërisë hyri edhe Peonia dhe qyteti me rëndësi gjeo-strategjike Bylazora (Veleshi i sotëm). Kosova, duke përfshirë edhe territorin e Shkupit, përbënte hapësirën qëndrore të kësaj mbretërie.

Dardania kishte një pozitë të volitshme gjeografike dhe gjeostrategjike, që mundësoi krijimin e ndërlidhjeve me hapësirat fqinje dhe ato më të largëta. Territori i saj, duke u përshkuar nga luginat e lumenjve Vardar, Drin, Moravë, Ibër dhe Sitnicë, përbënte një udhëkryq të rrugëkalimeve të rëndësishme ballkanike që shpinin drejt Egjeut, Adriatikut dhe Detit të Zi.

Falë edhe pasurive natyrore (arit, argjendit, hekurit, fushave pjellore, pyjeve, kullotave), si dhe të klimës së përshtatshme, kontinentale dhe mesdhetare, Mbretëria Dardane në shek. IV-II p.e. sonë njohu lulëzimin më të madh.

Në Dardani jetonin një varg fisesh, por nga burimet e shkruara ngelën të njohur vetëm fisi i dardanëve, galabrëve, daunëve dhe i thunatëve Pa dyshim, fisi i dardanëve, pas konsolidimit dhe fuqizimit të aristokracisë fisnore, në shekujt VI-IV p.e. sonë, mori rolin udhëheqës mbi bashkësitë fisnore duke i dhënë emrin mbretërisë. Në shek. V p.e. sonë këto fise banonin në hapësirën midis lumenjve Axios (Vardar), Drilon (Drin), Margus (Moravë) dhe Timakus (Timok).

Etimologjia e emrit dardan, përkatësisht e Dardanisë, lidhet me glosën indoevropiane dardh-a, shqip: dardha, dhe do të thotë vendi i dardhave. Edhe qytetet antike dardane e përcjellin zhvillimin fonetik të shqipes, si Naissus-Nish, Scupi-Shkup, apo emrat e maleve e të lumenjve në Dardani, si Scardus mons (Mali Sharr), Drinus (Drini) etj..

Dardanët janë një nga fiset e mëdha ilire. Në epokën e hekurit, ata formuan një kulturë me veçori lokale duke ruajtur tiparet e përbashkëta me kulturën ilire. Vendbanimet në këtë kohë janë ngritur në kodra gjeostrategjike, pranë burimeve të qëndrueshme ekonomike. Vendbanimet rrethohen me ledhe prej dheu, përforcohen me gjerdhe, apo me ledhe prej gurësh, të ngritura me teknikë të thatë. Këto vendbanime njihen sot me emrat gradina, gadisha e gradisha, disa prej tyre që banuan edhe në antikitetin e vonë e në mesjetë, njihen me toponimet gjytet dhe kala.

Deri në shek. IV p.e. sonë varrimi kryesor është bërë në nekropole tumulare, si në gjithë trevën tjetër ilire. Në fazat e hershme të epokës së hekurit ka edhe varrime me urna - kultura Bërnicë (shek. XI-IX p.e. sonë).

## *Dardania paraurbane*

Bazat për lindjen e shtetit dardan vërehen në protohistorinë dardane gjatë shek. VI-IV p.e.

sonë. Në këtë fazë protourbane fuqizohet aristokracia fisnore, e cila akumulon pushtetin, duke krijuar kështu bazë për një shtresë të ardhshme skllavopronare.

Lidhjet me jugun e zhvilluar, gjatë shek. VI-V p.e. sonë shpejtuan procesin e diferencimit shoqëror. Tregtarët sollën në trojet dardane importe të shumta luksoze për të plotësuar nevojat e aristokracisë vendëse gjithnjë në rritje.

Prodhimtaria e mjeshtërve dardanë u intensifikua nga mesi i shek. V p.e. sonë. Zejtarët poçarë, prodhonin enë me çark sipas traditës vendëse dhe sipas modeleve helene.

Vendbanimet e fazës protourbane gjenden ende në kodra, por me elemente më të avancuara arkitektonike, siç janë themelet me gurë e me lidhje të thatë. Ato zgjerohen në shpate kodrash, me tendencë të vendosjes së tyre rrëzë kodrave apo në rrafsh, gjë që bëhet tipike në fazën vijuese, me krijimin e qendrave urbane.

Nekropolet e shek. VI-IV p.e.s. vazhdojnë të jenë të tipit tumular duke qenë pjesë e traditës së hershme ilire.

## ***Dardanët në shek. IV p.e. sonë***

*Lindja dhe forcimi i Mbretërisë Dardane*

Lajmi i parë për dardanët i përket mesit të shek. IV p.e. sonë dhe tregon për një përpjekje të mbretërisë së Maqedonisë, që ishte bërë asokohe fuqia politike-ushtarake më e madhe në Ballkan, për të forcuar kufijtë veriorë. Sipas historishkruesit romak, Justinit, Filipi II kishte mundur të mposhte e të nënshtronte dardanët e fqinjët e tjerë. Kjo luftë e sundimtarit maqedon lidhet me pushtimin e Paionisë dhe në përgjithësi me veprimet e tij ushtarake kundër ilirëve, sepse në vitin 344 p.e. sonë ai sulmoi edhe shtetin ilir.

Gjendja që Filipi II vendosi në kufirin me dardanët qe e përkohshme dhe më tepër një sigurim i kufijve me fqinjët ilirë, të cilët e kundërshtonin politikën hegjemoniste të Maqedonisë në Ballkan. Në kufirin me dardanët shteti maqedon kishte arritur pasi kishte pushtuar viset e paionëve. Ngjarjet që ndodhën pas kësaj lufte, duke filluar me kryengritjen e vitit 335 p.e. sonë tregojnë qartë se dardanët nuk u pajtuan me politikën pushtuese të Maqedonisë dhe me gjendjen e krijuar në kufirin jugor, prandaj edhe u bashkuan me koalicionin antimaqedon.

Duke përshkruar ngjarjet e mësipërme, autorët antikë nuk përmendin asnjë qendër banimi të dardanëve dhe nuk thonë asgjë për organizimin e tyre të brendshëm. Madje, ata nuk përmendin as sundimtarin e tyre. Por ngjarjet e mëvonshme dhe të dhëna të tjera burimore dëshmojnë se në gjysmën e dytë të shek. IV p.e. sonë ishte kryer bashkimi i fiseve në një bashkësi të fuqishme. Dardania asokohe përbënte një tërësi gjeografike e politike më vete. Në bashkësinë e dardanëve ishte rritur mjaft pushteti i parisë pronare të tokave. Nga gjiri i kësaj parie doli më vonë dinastia mbretërore, që i vazhdoi luftërat me Maqedoninë, shkaku i të cilave nuk qe vetëm plaçka. Këto luftëra u nxitën, në radhë të parë, nga politika e

sundimtarëve maqedonë, të cilët duke mbajtur të pushtuar Paioninë kishin ndërprerë marrëdhëniet miqësore midis dy fqinjëve dhe kërcënonin në mënyrë të vazhdueshme dardanët.

Në fillim të shek. III p.e. sonë në trevën qendrore të Ballkanit del Mbretëria Dardane si një organizëm politik i rëndësishëm. Në vitet 80 të atij shekulli, në trevën e mësipërme ndodhën dy ngjarje të rëndësishme, të cilat lidhen njëra me tjetrën: invazioni i keltëve, kalimi i tyre në drejtim të Greqisë e të Maqedonisë dhe ndihma që dardanët i ofrojnë Maqedonisë për t'u mbrojtur nga ky invazion. Sipas njoftimit të Justinit, në vitin 279 p.e. sonë « mbreti i dardanëve » kishte dërguar delegatë te mbreti maqedon Ptoleme Kerauni për t'i ofruar një ndihmë ushtarake prej 20 mijë luftëtarësh në luftën kundër keltëve. Por Ptoleme Kerauni e përbuzi ndihmën dhe iu përgjigj me fjalë fyese delegatëve dardanë. Dardanët morën masa mbrojtëse kundrejt keltëve. Pas disfatës në Greqi, keltët të mundur e të shpartalluar u tërhoqën drejt veriut. Tepricat e ushtrisë së tyre « u asgjësuan të gjitha në tokën e dardanëve, nëpër të cilën deshën të kalonin », kështu shkruante Diodori në tregimin e tij për përfundimin e invazionit të keltëve.

Ngjarjet që lidhen me invazionin e keltëve janë një burim i çmuar për të njohur gjendjen e krijuar te dardanët në fillim të shek. III p.e. sonë. Ndonëse nuk njihet emri i sundimtarit të dardanëve, dihet se këta të fundit kishin mbretërinë e tyre, e cila tashmë ishte një forcë politike-ushtarake e fuqishme. Ndryshe nuk ka si shpjegohet ndihma prej 20 000 luftëtarësh që mbreti dardan i ofroi shtetit maqedon. Ky veprim i sundimtarit të dardanëve duhet parë si një tregues i fuqisë së Mbretërisë së Dardanëve dhe, ndoshta, edhe si një përpjekje për të ndryshuar marrëdhëniet me fqinjët jugorë.

Pas këtyre ngjarjeve, në burimet e shkruara antike, për katër dekada nuk ka ndonjë lajm për dardanët. Së pari mund të mendohet se gjatë kësaj kohe dardanët qenë të shtrënguar të merrnin masa për zhdukjen e pasojave të invazionit kelt. Duke u mbështetur në përhapjen e onomastikës dardane dijetarët kanë shfaqur edhe një mendim tjetër: gjatë periudhës së mësipërme Mbretëria e Dardanëve u forcua edhe më tej duke zgjeruar njëkohësisht kufijtë e saj në veri e në jug.

Në gjysmën e dytë të shek. III p.e. sonë rifilluan luftërat midis Mbretërisë Dardane dhe shtetit maqedon. Shkaku i fillimit të luftërave duket se ka qenë politika pushtuese e sundimtarëve maqedonë kundrejt fqinjëve të tyre iliro-veriorë dhe në mënyrë të veçantë pushtimi i truallit të paionëve. Paionët herëpashere janë ngritur kundër pushtuesve maqedonë dhe, duke u bashkuar në aleanca antimaqedone, kanë mundur të çlirohen. Një aleancë e vjetër, më tepër se sa një pushtim, duhet të ketë ekzistuar midis dardanëve e paionëve, sepse nuk mund të shpjegohen ndryshe të dhënat e autorëve antikë sipas të cilëve, sa herë që paionët fitonin pavarësinë, dardanët e kishin të hapur rrugën drejt Maqedonisë.

Një politikë të tillë ndoqi edhe sundimtari i parë dardan që njohim me emër, Longari, i cili, pasi çliroi Paioninë në vitin 231 p.e. sonë, luftoi kundër Demetrit II të Maqedonisë duke kundërshtuar kështu përpjekjet e shtetit maqedon për të zgjeruar kufijtë veriorë. Mbretëria

Dardane ishte forcuar shumë dhe prej kësaj kohe sundimtarët maqedonë u detyruan të angazhonin forca të mëdha ushtarake në konfliktin me dardanët, çka ndikoi negativisht në veprimet e tyre luftarake në Greqi dhe në përgjithësi në dobësimin e shtetit maqedon.

Në këtë periudhë ngritjeje të mbretërisë së tyre sundimtarët dardanë bënë përpjekje për ta forcuar pozitën e tyre në zemër të Ballkanit edhe kundrejt shteteve të tjera fqinje. Në vitin 229 p.e. sonë, duke përfituar nga rasti që shteti ilir, në krye të të cilit ndodhej Teuta, ishte i zënë në veprime ushtarake në jug, në Epir, « një pjesë e ilirëve, - shkruan Polibi, - ishin shkëputur dhe ishin hedhur nga ana e dardanëve ». Teuta dha urdhër për të bërë paqe me epirotët dhe për kthimin e ushtrisë, e cila duhet të nënshtronte popullsitë e shkëputura nga varësia e shtetit ilir. Polibi nuk thotë nëse shteti ilir i futi nën vartësinë e tij ata ilirë që u bashkuan me dardanët. Trazirat, me të cilat, sipas tij, u ndesh dhjetë vjet më vonë Skerdilaidi, të çojnë në mendimin se shteti ilir nuk mund t'i mbante nën vartësi këto fise. Dardanët, po atë vit, duke shfrytëzuar gjendjen e vështirë që kalonte mbretëria maqedone sulmuan tokat e saj. Maqedonia e dobësuar e përballoi me vështirësi sulmin e dardanëve, gjatë të cilit u vra edhe sundimtari i Maqedonisë Demetri II.

Luftërat dardano-maqedone vazhduan edhe gjatë sundimit të Antigon Dozonit, kur iniciativa e luftës kaloi në duart e Maqedonisë, e ndihmuar edhe nga gjendja e re e krijuar nga aleanca me shtetin ilir. Antigon Dozoni mundi të nxirrte dardanët jashtë Maqedonisë e Paionisë dhe nga të gjitha viset që kishin pushtuar në vitet e fundit të sundimit të Demetrit II. Në qytetin paion Bylazora, në luginën e lumit Aksios, maqedonët vendosën një garnizon të fortë ushtarak. Ky qytet kishte një rëndësi të madhe strategjike, sepse duke u ndodhur në luginën e Aksiosit u mbyllte dardanëve rrugën në drejtim të Maqedonisë. Një forcim i tillë i maqedonëve në kufirin me dardanët ishte i domosdoshëm për mbrojtjen e hegjemonisë mbi Greqinë, aq më tepër kur në brigjet perëndimore të Adriatikut kishin zbarkuar legjionet romake dhe Republika e Romës kishte ardhur në kontakt me Maqedoninë. Kjo gjendje herët a vonë do t'i çonte të dyja palët në luftë.

Politikën antidardane e zbatoi më me konsekuencë pasardhësi i Dozonit, Filipi V. Siç tregojnë burimet e shkruara, Mbretëria Dardane edhe gjatë sundimit të këtij mbreti nuk u pajtua me gjendjen e krijuar në Paioni, as me pretendimet hegjemoniste të Maqedonisë. Në vitin 219 p.e. sonë, kur Filipi V ndodhej në Peloponez ushtria dardane çliroi atë pjesë të Paionisë që mbanin të pushtuar maqedonët dhe bashkë me të edhe qytetin Bylazora. Filipi V u detyrua të ndërpriste luftën në Greqi dhe ta dërgonte ushtrinë e tij në kufijtë veriorë. Veprimet ushtarake u përqendruan përreth Bylazorës dhe luginës së Aksiosit. Forcimi i kufirit verior të mbretërisë maqedone dhe zotërimi i Bylazorës, që sipas Polibit do ta vështirësonte hyrjen e dardanëve në Maqedoni, nuk i ndali sulmet e këtyre të fundit. Në një pasazh të Livit tregohet se sundimtari maqedon u kthye përsëri në vitin 211 në kufirin dardan dhe kësaj radhe pushtoi edhe qytetin Sintia në pjesën jugperëndimore të Dardanisë, dhe në veri të Pelagonisë (rrafshi i Manastirit) një pikëmbështetje tjetër e rëndësishme e sulmeve të dardanëve.

Luftërat që Mbretëria e Dardanëve bëri me shtetin maqedon gjatë sundimit të Filipit V,

pavarësisht që nuk arritën të zgjidhnin në favor të tyre çështjen e vartësisë së paionëve, e dobësuan mjaft Maqedoninë dhe u bënë një pengesë serioze për realizimin e ndërhyrjeve ushtarake që synonin rivendosjen e hegjemonisë maqedone në Greqi. Për Mbretërinë Dardane u krijua një situatë e favorshme në konfliktin me Maqedoninë pas agresionit të Filipit V në Ilirinë e Jugut. Në vitin 208 p.e. sonë, dardanët në aleancë me Eropin, sundimtarin e një krahine ilire juglindore, sulmuan Maqedoninë. Ndërsa ky i fundit i kufizoi veprimet ushtarake në qytetin Lyhnid dhe në zonën përreth tij, ushtria dardane zbriti deri në Orestidë, një krahinë në kufirin jugperëndimor të Maqedonisë. Kësaj radhe, duke bashkëpunuar me forcat ilire të Dasaretisë, ushtria dardane kaloi nëpër Pelagoni në kufirin perëndimor të mbretërisë maqedone. Futja e ushtrive ilire në tokat e shtetit maqedon dhe sidomos pushtimi i Orestidës nga ana e ushtrisë së dardanëve e detyruan mbretin maqedon të hiqte dorë nga lufta e Ahesë dhe të kthehej në Maqedoni. Sulmet e dardanëve, shkruante Livi, bënë që Filipi « të tërhiqej edhe nga lufta kundër romakëve dhe e vunë përpara domosdoshmërisë që të mbronte mbretërinë e vet ». Me këto ngjarje të fundit duhet të lidhet edhe një lajm i Justinit, sipas të cilit « dardanët kishin filluar të shkretojnë krahinat kufitare të Maqedonisë dhe kishin marrë 20 mijë robër ». Më pas, vazhdon ai, Filipi V duke analizuar situatën e vështirë në të cilën gjendej Maqedonia dhe marrëdhëniet me kundërshtarët kryesorë të saj, vendosi që fushatën e parë ta bënte kundër dardanëve, sepse ata përbënin një kërcënim serioz dhe zotëronin fuqi të mëdha ushtarake. Për zbatimin e këtij vendimi ai luftoi kundër dardanëve në vitet 208 e 206 para e. sonë.

### *Bashkëpunimi dardano-romak kundër maqedonëve (Shek. II p.e. sonë)*

Gjendja e krijuar në Ballkan në fund të shek. III p.e. sonë, pas paqes që shteti maqedon bëri me etolët dhe romakët, që i dha mundësi atij për të sulmuar dardanët, nuk vazhdoi gjatë. Livi shkruan se në vitin 200 p.e. sonë, pas ekspeditës së suksesshme të romakëve në Dasareti (kundër Maqedonisë) tek lëmi i romakëve erdhën mbretër të ndryshëm e prijësa fqinjë të maqedonëve, midis të cilëve Pleurati, i biri i Skerdilaidit dhe Batoja, i biri i Longarit. Ata i ofronin komandantit romak ndihmë ushtarake kundër maqedonëve. Dardanët u futën përsëri në koalicionin antimaqedon, por tani të përgatitur nga Roma për qëllimet e saj. Ky koalicion e afroi Mbretërinë e Dardanëve edhe me shtetin ilir. Duke bashkëpunuar me ushtrinë romake që kishte arritur në kufijtë e Maqedonisë dhe duke i bashkërenditur me të veprimet luftarake, paria sunduese dardane shpresonte se me premtimet territoriale që i kishte bërë Roma, do të realizonte aspiratën e saj të vjetër, futjen e Paionisë nën varësinë e saj. Kështu në luftën e dytë romako-maqedone morën pjesë edhe dardanët.

Veprimet e para që ndërmori shteti maqedon në luftën kundër romakëve qenë ato kundër aleatëve të tyre, dardanëve, të cilët, sipas Livit, bashkë me etolët formonin dy mbështetje të mëdha për romakët. Këto veprime u përqendruan në mbylljen e në forcimin e grykës së Pelagonisë, një rrugë tjetër kalimi e përdorur nga dardanët sidomos pas afrimit të tyre me sundimtarët e Ilirisë së Jugut. Në vitin 199 p.e. sonë, nën presionin e ushtrive romake Filipi V i largoi forcat ushtarake të komanduara nga djali i tij Perseu që mbanin ngushticat e Pelagonisë dhe në këtë mënyrë u hapi rrugën për në Maqedoni ushtrive ilire të Pleuratit e të

dardanëve. Edhe në këtë luftë maqedonët i konsideruan dardanët si armiq më të rrezikshëm. Duke u tërhequr para forcave kundërshtare, sundimtari maqedon mori masa vetëm kundër dardanëve, të cilët pasi kishin plaçkitur Maqedoninë e Sipërme bashkë me romakët, u tërhoqën drejt viseve të tyre. Ushtria dardane që po largohej nga Maqedonia, e sulmuar nga maqedonët u detyrua të rreshtohej për luftim. Beteja që vuri përballë ushtrinë e armatosur rëndë të dardanëve kundër kalorisë e këmbësorisë së lehtë të stërvitur mirë të Maqedonisë përfundoi pa fitoren e asnjërës palë. Taktika që përdori ushtria dardane bëri që në këtë betejë ajo të mos kishte humbje të mëdha dhe të mos mbetej asnjë rob në duart e armikut.

Në vitin 197 p.e. sonë, pas betejës së Kinokefalit që përfundoi në favor të romakëve, u vendos një armëpushim midis Romës e Maqedonisë. Dardanët, megjithëse luftuan përkrah romakëve, ndryshe nga shteti ilir, nuk patën asnjë përfitim, kështu u bë e qartë politika e diferencuar e Romës dhe synimet e qëndrimi i saj ndaj shteteve të ndryshme ballkanike. Pakënaqësia e krijuar tek paria dardane ndaj romakëve, pas ngjarjeve të mësipërme, shkaktoi një të çarë të thellë në marrëdhëniet midis tyre. Ata filluan përsëri të bëjnë një politikë të pavarur që e provon edhe fakti se etolët në vitin 190 p.e. sonë, u kërkuan dardanëve ushtarë me pagesë në luftën kundër romakëve.

Nga ana tjetër, maqedonët përfituan nga paqja e qëndrimi hakmarrës i romakëve kundër dardanëve, të cilëve iu desh të luftojnë të vetëm kundër një armiku të egërsuar. Për këtë qëllim, Filipi V, me forca të shumta sulmoi dardanët dhe në betejën që u bë pranë qytetit Stobi në Paioni e theu ushtrinë e tyre. Por dardanët mbetën për maqedonët gjithnjë kundërshtarë të fortë që nuk e ndërprenë luftën kundër tyre. Duke e ndjerë forcën e Mbretërisë Dardane dhe mospajtimin e saj me politikën maqedone, sundimtarët e Maqedonisë menduan ta shkatërrojnë atë me anën e forcave të treta. Për këtë Filipi V i shfrytëzoi bastarnët që banonin në krahinën e Danubit.

« Qëllimi i Filipit, - thotë Tit-Livi, - ishte që të zhdukte fisin e dardanëve dhe të vendoste në tokat e tyre bastarnët. Ai [Filipi V], mendonte se prej kësaj do të kishte një përfitim të dyfishtë, nga njëra anë, do të zhdukej fisi i dardanëve, i cili gjithmonë kishte qenë armik i rrezikshëm i Maqedonisë dhe shqetësonte mbretërit e saj në çaste të vështira, kurse, nga ana tjetër, do të dërgonte bastarnët në Itali që ta shkretonin atë pasi të linin në Dardani gratë dhe fëmijët e tyre ».

Bastarnët invaduan viset dardane në vitin 179 p.e. sonë të ndihmuar edhe nga trakët e skordiskët, fqinjë veriorë e lindorë të tyre. Invazionet dhe qëndrimi i bastarnëve në viset e dardanëve krijoi për këta të fundit një situatë shumë të vështirë, kurse Perseu, pasardhësi i Filipit V, mundi ta vazhdonte i qetë luftën kundër Romës. Dardanët e pësuan për të dytën herë nga aleatët e tyre romakë. Roma nuk i dha asnjë përgjigje ankesës së delegatëve dardanë që njoftonin senatin romak se invazioni i bastarnëve ishte i përgatitur dhe i nxitur nga Maqedonia. Të mbetur përsëri vetëm, sundimtarët dardanë grumbulluan ushtrinë e tyre dhe i sulmuan bastarnët. Beteja përfundimtare, tregon Tit-Livi, u zhvillua nën muret e një qyteti dardan. Kjo betejë, të cilën e fituan dardanët, edhe pse Livi nuk e përmend këtë, përfundoi me largimin e bastarnëve nga Dardania në dimrin e vitit 176-175 p.e. sonë.

Atë që shteti maqedon nuk mundi ta bëjë me anën e bastarnëve, u përpoq ta bënte me forcën e armëve të tij. Në vitin 172 p.e. sonë në krye të ushtrisë maqedone që sulmoi Mbretërinë Dardane u vu vetë mbreti Perseu. Fitorja e përkohshme nuk i lëkundi dardanët dhe nuk pati ndonjë rëndësi të madhe, sepse në dy vitet që pasuan Mbretëria e Dardanëve përmendet si një fuqi e rëndësishme në brendi të Ballkanit. Në këtë kohë ata e forcuan miqësinë me shtetin ilir nëpërmjet një lidhje martesore të Teutës, bijës së mbretit Monun, me Gentin. Kjo aleancë u shoqërua me një veprimtari ushtarake të përkohshme kundër Maqedonisë në kufijtë perëndimorë të saj, por sukseset e Perseut në krahinën e banuar nga penestët dhe politika antiromake që filloi të bënte Genti e afruan shtetin ilir me shtetin maqedon. Koniunktura politike që u krijua në prag të luftës së fundit të romakëve kundër shtetit maqedon e shtetit ilir e detyroi Mbretërinë Dardane të afrohej përsëri me romakët, etolët e penestët kundër maqedonëve. Por me gjithë pjesëmarrjen e tyre në koalicionin antimaqedon edhe pas mundjes përfundimtare të Maqedonisë, dardanët nuk e morën Paioninë. « Dardanëve, të cilët kërkonin Paioninë, pasi ishin kufitarë me tokat e tyre, komandanti romak, - thotë Livi, - iu përgjigj se u jepte liri gjithë atyre që qenë nën sundimin e Perseut. Duke mos u dhënë Paioninë e kërkuar prej tyre, u dha të drejtën të tregtonin kripë ».

### *Organizimi politik dhe zhvillimi ekonomiko-shoqëror i dardanëve në shek. III-II p.e. sonë*

Mbretëria Dardane në shekujt III e II p.e. sonë u shfaq në ngjarjet historike të Ballkanit si një formacion politik i fuqishëm dhe i rëndësishëm. Treva në të cilën u krijua kjo mbretëri ndodhej në zemër të Ballkanit dhe identifikohet me truallin në të cilin autorët antikë kanë vendosur fisin e madh ilir të dardanëve. Kjo trevë në kohën e lulëzimit të Mbretërisë së Dardanëve arrinte në veri deri në lumenjtë e Angros (Morava e Ibari) dhe te qyteti Nais, në kufirin me autariatët e skordiskët. Në jug ajo shkonte deri te rrjedha e lumit Aksios (Vardar), duke u kufizuar me Paioninë, Pelagoninë e Penestinë. Në lindje lumi Margos (Morava Perëndimore) e ndante Dardaninë nga Trakia, kurse në perëndim lumi Drin e mali i Sharit e kufizonin me truallin e shtetit ilir. Dardania e lashtë në vija të përgjithshme i përgjigjet krahinës së sotme të Kosovës.

Për mungesë të dhënash burimore nuk e njohim ende mirë organizimin e brendshëm të Mbretërisë së Dardanëve.

Nga të dhënat burimore të derisotme, që janë të pamjaftueshme, arrihet në përfundimin se dardanët nuk arritën atë zhvillim ekonomik e shoqëror dhe atë organizim politik e shtetëror që patën shtetet fqinje bashkëkohëse të Ilirisë së Jugut e të Maqedonisë. Por kjo nuk do të thotë se dardanët qenë në një shkallë të tillë të zhvillimit që përjashtonte praninë tek ata të një organizimi shtetëror. Nga pikëpamja e strukturës shoqërore dhe ekonomike Mbretëria Dardane, e lindur mbi bazën e një bashkësie fisnore, nuk ka qenë thjesht një organizëm fisnor, primitiv. Gjatë gjithë ekzistencës së saj Mbretëria Dardane ka pasur synime politike të qarta dhe me një veprimtari të organizuar, ku vendin kryesor e zënë natyrisht luftërat me

Maqedoninë. Nuk është vetëm « etja për plaçkë » ajo që i shtynte dardanët në luftë me maqedonët. Luftëra plaçkitëse nuk ka bërë vetëm Mbretëria Dardane, ato i kanë bërë në Greqi edhe sundimtarët maqedonë, sikurse edhe më vonë komandantët romakë. Luftërat dardano-maqedone kanë pasur si burim politikën e dy palëve ndërluftuese. Në plan të parë qëndronte politika hegjemoniste e Maqedonisë, por duhet thënë se në kohën e lulëzimit të saj edhe Mbretëria Dardane ka pasur prirje ekspansioniste, kryesisht kundrejt fqinjës së saj, Paionisë.

Në marrëdhëniet me fqinjët Mbretëria Dardane, ashtu si shtetet e tjera, përfaqësohej nga mbretërit, të cilët janë përpjekur të mbrojnë interesat e shtetit të tyre edhe nëpërmjet lidhjeve martesore.

Në Mbretërinë Dardane pushteti mbretëror ishte i trashëgueshëm. Mbreti komandonte dhe disponpremte fuqinë ushtarake të të gjithë dardanëve. Nga ato pak burime që njihen, del se ushtria dardane ka qenë një ushtri e rregullt, e organizuar mirë, në bazën e së cilës qëndronte falanga me tetë mijë luftëtarë. Ajo ishte një ushtri e përbërë nga këmbësorë të armatosur rëndë, që manovronte në luftë sipas një taktike të veçantë. Në vitin 199 p.e. sonë kur ushtria dardane po tërhiqej nga Maqedonia u sulmua nga ushtria maqedone; « dardanët, - shkruan Tit-Livi, - kthyen flamujt dhe u vendosën në radhë të rregullta përballë armikut, beteja u zhvillua njëlloj si në një luftë të vërtetë ». Dhe më poshtë ai shton: « Por sapo dardanët viheshin në rrugë, njerëzit e mbretit [Filipi V] i bezdisnin me kalorinë e këmbësorinë e tyre të lehtë, kurse dardanët nuk kishin ushtri të këtij lloji dhe ishin ngarkuar me armë të rënda... U vranë pak, të plagosur pati më shumë, por asnjë nuk u zu, sepse në raste të rralla dalin nga radhët e tyre dhe të shtrënguar të gjithë së bashku luftojnë ose tërhiqen ». Një ushtri e tillë nuk mund të ishte një ushtri fisnore. Në Mbretërinë Dardane ushtria përbënte një forcë të madhe. Në vitin 279 p.e. sonë mbreti dardan i ofron si ndihmë Ptoleme Keraunit një ushtri prej 20 mijë luftëtarësh. Shtatëdhjetë vjet më vonë, pasi kishte hyrë në Maqedoni, ushtria dardane duke u tërhequr mori me vete 20 mijë robër, kurse në betejën e vitit 170 p.e. sonë kundër Perseut ajo humbi 10 mijë luftëtarë. Këto shifra të larta, të cilat tregojnë fuqinë ushtarake të Mbretërisë Dardane, edhe pse mund të duken të tepruara, bashkë me të gjitha veprimet luftarake të saj, janë dëshmi e pranisë së një organizimi shtetëror në Dardani.

Mbretëria Dardane, si një organizëm politiko-ushtarak i veçantë ka pasur mënyrën e vet antike të prodhimit. Jeta ekonomike në Dardani ka qenë mbështetur në radhë të parë në zhvillimin e bujqësisë. Rrafshinat e Dardanisë kanë qenë pjellore dhe të përshtatshme për të gjitha degët e bujqësisë. Bujqësia duke qenë dega kryesore e ekonomisë, ka bërë që te dardanët të mbizotërojë popullsia fshatare dhe njëkohësisht të ruhet karakteri rural i popullsisë. Një burim me vlerë për të njohur zhvillimin ekonomiko-shoqëror dhe format e pronësisë tokësore te dardanët në shek. III p.e. sonë janë të dhënat e Agatharkidit. Në veprën e tij « Evropaikon », ai shkruan se « dardanët kanë kaq shumë skllevër sa dikush kishte një mijë... kurse një tjetër edhe më shumë. Secili nga këta [skllevër] në kohë paqe punon tokën, kurse në kohë lufte merr pjesë në ushtri, duke pasur si prijës të zotin e vet ». Duke pranuar mendimin e përgjithshëm se me termin dulloi = skllevër, duhet kuptuar një popullsi fshatare e varur, vërtetohet prania te dardanët e një shtrese të pasur që zotëronte

prona të mëdha tokësore dhe të një popullsie të shpronësuar, e cila kishte detyrime ndaj parisë ose shtresës sunduese dardane. Paria dardane shfrytëzonte jo vetëm « skllevërit » që përmend Agatharkidi, por edhe robërit e luftës. Kjo duhet të ketë qenë arsyeja që në luftën e vitit 216 p.e. sonë ushtria dardane mori me vete 20 mijë robër nga Maqedonia. Por kjo nuk ka qenë forma e vetme e pronësisë së tokës në Mbretërinë Dardane. Te dardanët ka pasur edhe një shtresë të fuqishme fshatarësh të lirë, të cilët bashkë me zejtarët e lirë kanë luajtur një rol të rëndësishëm në jetën ekonomike të vendit. Edhe gjatë pushtimit romak, kur skllavëria si sistem ekonomiko-shoqëror u përhap në një shkallë të gjerë, fshatarët e lirë mbetën një forcë e madhe në provincën e Dardanisë. Një degë gjithashtu e rëndësishme në jetën ekonomike të dardanëve ka qenë xehtaria, nxjerrja dhe përpunimi i metaleve. Në mungesë të të dhënave të mjaftueshme të drejtpërdrejta duhet marrë parasysh shfrytëzimi i madh i burimeve metalifere në kohën e pushtimit romak, përvoja e xehtarëve dhe e metalpunuesve dardanë.

Nga mesi i shek. IV p.e. sonë disa nga vendbanimet e fortifikuara të tipit gradina zëvendësohen me qendra urbane. Ato u ngritën pranë xeherorëve ose në rrafsh e në udhëkryqet tregtare. Damastioni ishte një prej qyteteve të hershme, i cili u ngrit afër minierave të argjendit rreth shek. V p.e. sonë. Në njoftimet fragmentare të autorëve antikë ato quhen me termat polis, urbs, oppidum. Straboni përmend si të tilla Scupi, Naisi, Ulpiana pararomake, Novobërda etj.. Qyteti Sitnia, në veri të Pelagonisë, përmendet si qendër e rëndësishme. Ptolemeu, autor i shek. II e. sonë përmend katër qytete të vjetra dhe të rëndësishme të Dardanisë: Naissos, Arribantion, Ulpianon dhe Scupi.

Duke iu referuar burimeve e të dhënave arkeologjike mund të mendohet se në shek. III-II ato kishin filluar të merrnin tiparet e qendrave urbane. Objekte të tilla, si vegla pune, stoli e prodhime qeramike që janë zbuluar në disa qendërbanime të fortifikuara dhe që janë prodhime vendase, dëshmojnë për transformimin e tyre në qendra zejtare. Monedhat maqedone, ato të Damastionit e të qyteteve Dyrrah e Apoloni etj., si edhe objekte të ndryshme të importuara duhen marrë si tregues të këmbimit mall-para dhe të një veprimtarie tregtare mjaft të gjerë që arrinte deri në Adriatik e në detin Egje.

### *Mbretëria Dardane në luftën kundër Romës*

Pas pushtimit të Paionisë e të Maqedonisë nga romakët marrëdhëniet e dardanëve me ta ndryshuan. Që nga kjo kohë për parinë sunduese dardane u bë e qartë se me romakët nuk kishte vend më për bashkëpunim, i cili nuk u kishte sjellë përveç dëmeve, asnjë përfitim. Në kufijtë jugorë vendin e shtetit maqedon e kishte zënë Roma, synimet e së cilës për nënshtrimin e plotë të ilirëve nuk mund të fshiheshin. Tradhtisë së romakëve dardanët iu përgjigjën, në fillim me sulme kundër viseve të pushtuara prej tyre ose duke mbrojtur kundërshtarët e Romës. Më vonë, pas largimit të skordiskëve, të cilët me sulmet e tyre kishin dobësuar Mbretërinë Dardane, dardanët u radhitën në luftë kundër romakëve përkrah fqinjëve të tyre lindorë, medëve. Veprimet e përbashkëta të medëve e të dardanëve, për disa dekada e penguan depërtimin e ushtrisë romake në viset e tyre. Ekspeditat e ndryshme romake të viteve 97 e 85 p.e. sonë gjetën një qëndresë të fortë te medët e dardanët dhe

përpjekjet për t'i nënshtruar jo vetëm që nuk patën sukses, por përfunduan me humbje për Romën. Në vitin 84 dardanët bënin pjesë në fiset ballkanike që duke sulmuar provincën romake të Maqedonisë arritën deri në Delf. Për komandantët e mëkëmbësit romakë u bë e qartë se dardanët ishin kundërshtarë të fortë dhe për nënshtrimin e tyre duheshin forca të mëdha ushtarake dhe një përgatitje e veçantë për luftë në të cilën objekti kryesor i goditjes do të ishin dardanët.

Këto masa i mori konsulli romak Gai Skribon Kurioni, i dërguar në vitin 76 p.e. sonë në provincën e Maqedonisë në krye të pesë legjioneve. Me këto operacione luftarake Roma donte të arrinte nënshtrimin sistematik të fqinjëve veriorë të provincës maqedone. Kryengritja që bëri njëri nga pesë legjionet fill pas zbarkimit në Iliri tregon se në qarqet ushtarake të Romës jehona e ekspeditave të dështuara kundër dardanëve dhe qëndresa e këtyre të fundit ishin një fakt tanimë i njohur. Frontini shkruan në Stratagemat, se « kur në luftën e Dardanisë, njëri nga pesë legjionet, e vendosura në rrethinat e Dyrrahut ngriti krye, iu shmang shërbimit ushtarak dhe tha se nuk kishte ndërmend të ndiqte komandantin e paarsyeshëm dhe një ekspeditë të vështirë e të rrezikshme, Konsulli G. Kurioni, urdhëroi katër legjionet të dilnin të armatosura dhe të radhiteshin në formacion luftarak me armë të zhveshura ». Katër legjionet e sjella nga Kurioni dhe ushtria romake që ndodhej në provincën e Maqedonisë sulmuan Mbretërinë Dardane dhe u futën në Dardani. Burimet e shkruara romake nuk japin të dhëna të drejtpërdrejta për atë se si u zhvillua kjo « luftë me dardanët », që qe një luftë e vërtetë për nënshtrimin e Dardanisë, si dhe për përfundimin e saj. Por dihet se ushtria romake ka gjetur një qëndresë të fortë dhe u soll mizorisht me dardanët. Kujtimi i masakrave romake në Dardani u ruajt për një kohë të gjatë. Në shek. IV e. sonë Amian Marcelini, duke shkruar për dënimet me dhjetim që perandori Valentinian i dha ushtrisë së tij, e krahasonte atë me mizorinë e Skribon Kurionit në Dardani. Ky i fundit pas kësaj lufte arriti me ushtrinë e tij deri në Danub dhe më vonë festoi edhe triumfin në Romë. Por në burimet e shkruara dardanët dalin edhe më vonë si kundërshtarë të romakëve. Në bazë të këtyre të dhënave kuptohet që edhe pas ekspeditës së Kurionit nuk ndodhi një nënshtrim i plotë i Dardanisë, por më tepër një varësi nëpërmjet së cilës dardanët kishin disa detyrime kundrejt romakëve. Disa ngjarje të mëvonshme tregojnë se dardanët edhe pse të dobësuar nga luftërat kundër romakëve dhe nga pasojat e tyre, vazhduan të kundërshtonin politikën pushtuese të Romës.

## K R E U   V I I

## QËNDRESA E ILIRËVE KUNDËR PUSHTUESVE ROMAKË

*Luftërat e gjata të shtetit ilir dhe atij maqedon ishin bërë pengesa më e fuqishme kundër pushtuesve romakë. Thyerja e këtyre dy fuqive më të rëndësishme në Ballkan i kishte hapur Romës rrugën për të vazhduar më tej politikën e saj ekspansioniste në këtë gadishull dhe më tej në Lindje. Në shekullin II p.e. sonë dhe në shekujt që pasuan, Roma i shtriu luftërat e saj pushtuese edhe mbi krahinat e tjera të Ilirisë së brendshme dhe të asaj veriore.*

*Objekt i synimeve të Romës u bënë, në radhë të parë Mbretëria Dardane dhe federata e dalmatëve, dy formacione shtetërore ilire, të cilat dolën në skenën politike më vonë. Mbretëria Dardane, siç u pa në kreun e mëparshëm, përmendet në burimet e shkruara edhe para këtyre luftërave dhe del si kundërshtare e fortë e ekspansionit maqedon në Ilirinë Verilindore, duke arritur zhvillimin e saj më të madh në pjesën e dytë të shek. III dhe gjatë shek. II p.e. sonë. Në këtë shekull të fundit dardanët u bënë gjithashtu edhe kundërshtarët më të fortë të pushtuesve romakë.*
*Flamurin e luftës e morën dalmatët dhe fiset e tjera të veriut, që u bënë simbol i qëndresës kundër romakëve për një shekull e gjysmë. Kryengritjet e njëpasnjëshme të ilirëve morën karakter të gjerë duke përfshirë thuaj gjithë trevën ilire nga Danubi në veri deri në skajet jugore të Ilirisë.*

*Në prag të erës sonë shpërtheu kryengritja e madhe e ilirëve, e quajtur kryengritja e Batos, e cila qe kurorëzim i të gjitha kryengritjeve të mëparshme dhe i solli dëme të ndjeshme Perandorisë Romake duke e detyruar të hiqte dorë nga politika e saj agresive në Evropën Qendrore.*

## 1. FEDERATA E DALMATËVE

Në veri të shtetit ilir dhe të Mbretërisë Dardane banonin popullsi të ndryshme ilire, të cilat me përjashtim të ilirëve të bregdetit të Adriatikut. dalin vonë në burimet e shkruara antike. Midis tyre ata që përmenden më herët janë « liburnët » të njohur si një nga popullsitë ilire që zhvilluan detarinë. Por nga ilirët veriorë, të cilët njihen më mirë dhe që zënë një vend të rëndësishëm në ngjarjet e shekujve II-I p.e. sonë e në qëndresën kundër pushtuesve romakë, kanë qenë dalmatët.

Kjo gjendje e trashëguar nga përshkrimet e autorëve antikë për ilirët e veriut është pasqyruar në një farë mënyre edhe në historiografinë e sotme. Nuk mund të thuhet se mungojnë studimet për ilirët e veriut, por këto studime lidhen më tepër me popullsi të veçanta, me shtrirjen e tyre gjeografike dhe nuk ka një trajtim të përgjithshëm të historisë së tyre. Këto studime mbështeten pak nga të dhënat e arkeologjisë, edhe pse këto janë të pasura në krahinat veriore ilire për periudhat prehistorike e protohistorike dhe për periudhën e pushtimit romak.

### *Federata e dalmatëve dhe luftërat kundër pushtuesve romakë*

Në shek. II p.e. sonë, dalmatët shfaqen në Ilirinë e Veriut si një fuqi politike aktive. Tokat e banuara prej tyre deri në atë kohë ndodheshin në krahinën e brendshme, në jug të Alpeve Dinarike, ku gjendej edhe kryeqendra politike e tyre, kështjella e Delminit. Në këtë krahinë dalmatët krijuan një federatë të fuqishme, e cila erdhi duke u shtrirë në drejtim të bregdetit. Në federatën e dalmatëve u përfshinë edhe disa popullsi fqinje. Gjatë shek. II p.e. sonë territori i saj u zgjerua mjaft, në këtë territor qenë përfshirë jo vetëm tokat e brendshme, por edhe ato bregdetare. Në veri treva e federatës arriti deri te lumi Titius (Krka e sotme), duke pasur si fqinjë liburnët. Në jug, në fillim ishte lumi Tilur (Cetina), por më vonë kufiri arriti deri te rrjedhja e poshtme e Naronës (lumi i sotëm Neretva), në brigjet jugore të së cilës banonin daorsët. Më i vështirë është përcaktimi i kufirit lindor, pasi kemi të bëjmë me një krahinë malore, por ka shumë të ngjarë që ai të arrinte deri tek viset e banuara nga desidiatët, në Bosnjë. Pjesa më e madhe e trevës së federatës së dalmatëve, brenda këtyre kufijve dhe detit Adriatik ishte thuajse tërësisht malore, por nuk mungonin edhe disa pllaja të mëdha. Kjo veçori e relievit të viseve dalmate dhe kullotat e pasura të rrafshnaltave favorizonin zhvillimin e blegtorisë, kanë bërë që blegtoria të ishte baza kryesore e ekonomisë dhe që vetë dalmatët të njihen më tepër si blegtorë. Bujqësia vinte në rend të dytë, kurse xehtaria ka qenë më pak e zhvilluar.

Të dhënat e arkeologjisë tregojnë se edhe te dalmatët sikurse tek ilirët e tjerë, në periudhën e parë të hekurit kishte filluar shthurja e bashkësisë primitive dhe diferencimi ekonomik e shoqëror. Në gjirin e shoqërisë së dalmatëve ishte krijuar një shtresë e veçantë që zotëronte kope të mëdha bagëtish të imta, nga e cila doli paria fisnore, që u vu në krye të federatës dhe e udhëhoqi në luftërat e ndryshme. Kësaj kohe i përkasin edhe një tok qendërbanimesh të

fortifikuara, të quajtura zakonisht « gradina » të ngritura përreth pllajave të brendshme, rrënojat e të cilave janë ruajtur deri në ditët tona. Këto qendërbanime të fortifikuara apo kështjella ngriheshin në majat e sheshuara të disa kodrave të ulta dhe janë të njëkohshme. Ato përveç mbrojtjes natyrore ishin të fortifikuara me ledhe gurësh që dalmatët bënë kundër pushtuesve romakë. Ndryshonte prej tyre Delmini, kryeqendra e dalmatëve, të cilën Straboni e ka quajtur një qytet të madh; sikurse del nga përshkrimet e disa autorëve të tjerë antikë, ai ka qenë shumë i fortifikuar, i rrethuar me mure të larta dhe i vështirë për t'u pushtuar. Për të njohur natyrën e qendërbanimeve të fortifikuara të dalmatëve mund të ndihmonte arkeologjia; por ato qendërbanime kanë mbetur ende të pastudiuara mirë. Sidoqoftë ato nuk u zhvilluan si qendra qytetare, veçse me ndonjë përjashtim të rrallë, por i shërbyen kryesisht popullsisë blegtorale. Duke qenë blegtoria degë kryesore e ekonomisë së viseve të brendshme dalmate, në këto vise u zhvilluan ato zeje që lidhen me blegtorinë. Kështu pasuria e madhe me dhen i dha shkas punimit të leshit dhe krijimit të punishteve të tekstilit. Në popullsinë blegtorale të dalmatëve pati një zhvillim edhe punimi i drurit, i ndihmuar nga pyjet e pasura të viseve të tyre.

Të dhënat burimore të shkruara dhe arkeologjike, tregojnë se te dalmatët e viseve të brendshme u ruajt më gjatë organizimi fisnor; për marrëdhëniet ekonomike e shoqërore të ruajtura te dalmatët e brendshëm bën fjalë Straboni kur shkruan se, ende në kohën e tij, dalmatët e ndanin tokën çdo tetë vjet dhe se ndryshe nga banorët e bregdetit, përdornin monedhat. Nga kjo e dhënë e Strabonit kuptohet se nuk ishte fjala për tokat e kulturave bujqësore, ku ekzistonte prona private, por për kullotat, pyjet etj., të cilat vazhdonin, si edhe tek ilirë të tjerë, të ishin prona të përbashkëta. Por, në të njëjtin vend Straboni shkruan se Salona ishte një skelë e dalmatëve dhe se në viset e tyre ka pasur qendërbanime të shumta (sipas tij numri arrinte në 50); qytete të rëndësishme, përveç Salonës e Delminit, kanë qenë Propona, Ninia, Andetri etj.. Është e qartë se njoftimi i parë i Strabonit u përket viseve të brendshme, kurse në krahinën bregdetare gjendja ishte krejt ndryshe. Në ishujt fqinjë dhe në bregdet ndodheshin kolonitë greke të Farit e të Isës dhe qytetet Tragur e Epeti, të varura prej kësaj të fundit. Në krahinën bregdetare ku ndodheshin të gjitha qendrat qytetare që u përmendën më sipër, janë gjetur materiale arkeologjike e monedha, midis të cilave edhe monedha të Dyrrahut e të Apolonisë, tregues të një zhvillimi ekonomik e shoqëror të përparuar. Në këtë krahinë të gjerë të federatës së dalmatëve organizimi fisnor po ia lëshonte vendin shoqërisë skllavopronare. Ka qenë ky zhvillim që pati treva e federatës së dalmatëve, i cili e bëri këtë të fundit një fuqi politike të rëndësishme në brigjet e Adriatikut Verior në shek. II-I p.e. sonë.

Në fillim të shek. II p.e. sonë, gjatë sundimit të Pleuratit dalmatët qenë në vartësinë e shtetit ilir, por për një kohë të shkurtër. Me vdekjen e Pleuratit dhe me ardhjen e Gentit në krye të shtetit ilir në vitin 181 p.e. sonë ata u bënë përsëri të pavarur. Pas shkëputjes nga shteti ilir federata e dalmatëve u forcua shumë. Në këtë kohë dalmatët bashkuan rreth vetes edhe popullsi të tjera ilire, të cilat qenë detyruar t'i jepnin federatës si tribut, bagëti dhe grurë. Në viset bregdetare adriatikase, Traguri e Epeti, dy qytete që ishin nën varësinë e kolonisë sirakuziane, Isës, dhe që ndodheshin pranë Salonës, qenë detyruar t'i jepnin gjithashtu një tribut federatës së dalmatëve. Dalmatët u përpoqën njëkohësisht të nënshtronin daorsët, të

cilët zotëronin vetëm krahinat pas bregut të majtë të rrjedhjes së poshtme të lumit Naretva. Daorsët para vitit 168 p.e. sonë bënin pjesë në shtetin ilir dhe me rënien e këtij të fundit kishin hyrë nën protektoratin e Romës.

Forcimi i federatës së dalmatëve sidomos në viset bregdetare jugore, nuk mund të mos ngjallte shqetësime në shtetin romak, që ndiqte një politikë pushtuese në viset veriore ilire. Këtë politikë pushtuese shteti romak e justifikonte, gjoja për të mbrojtur kufijtë lindorë të Italisë. Kështu pati vepruar që në kohën e luftërave iliro-romake, ndërsa në vitin 178 p.e. sonë ushtria romake, pasi kishte thyer qëndresën e istrëve, kishte pushtuar gjithë gadishullin e banuar prej tyre. Duke zbatuar më tej politikën pushtuese Roma sulmoi edhe federatën e dalmatëve. Për luftën kundër dalmatëve romakët përdorën si pretekst ankesat e daorsëve e të Isës, të cilët ishin nën tutelën e Romës, dhe sjelljet e këqija të dalmatëve kundër delegatëve të tyre. Vepra e Polibit, që është burimi kryesor për këto ngjarje, tregon se nuk qenë veprimet e dalmatëve shkaku i luftës, por plani i Romës, i përgatitur me kohë për të pushtuar trevën veriore ilire. « Duke ndërmarrë një fushatë kundër dalmatëve, shkruan Polibi, në njërën anë do të nxitnin, do të ngrinin shpirtin luftarak të popullit të tyre dhe, në anën tjetër, do t'u jepnin një mësim ilirëve dhe do t'i detyronin t'i nënshtroheshin sundimit të Romës. Për këto arsye romakët u shpallën luftë dalmatëve, por përpara popujve të tjerë hiqeshin se e bënë këtë për shkak të sjelljes së keqe të dalmatëve ndaj përfaqësuesve të tyre ».

Në vitin 156 p.e. sonë ushtria romake duke pasur si bazë rrjedhjen e poshtme të lumit Naretva filloi sulmin kundër dalmatëve. Përpjekja e parë e ushtrisë romake për t'u futur në viset e dalmatëve përfundoi keq dhe ajo u detyrua të kthehej përsëri në bazën e nisjes. Konsulli romak G. Mark Figuli, duke shpresuar se do t'i zinte dalmatët në befasi, i sulmoi përsëri ata në fillim të dimrit. Dalmatët e përballuan me sukses sulmin që ushtria romake i bëri kryeqendrës së tyre Delminit, por një vit më vonë, pas përgatitjesh të mëdha, romakët duke përdorur të gjitha mjetet mundën të pushtojnë Delminin. Burimet e shkruara nuk bëjnë fjalë për gjendjen që u krijua pas luftës. Ngjarjet e mëpastajme tregojnë se lufta vërtet përfundoi keq me pushtimin e Delminit, por jo me nënshtrimin e dalmatëve. Pas kësaj lufte romakët e zgjeruan agresionin e tyre në Ilirinë e Veriut duke sulmuar japodët e panonët. Kësaj radhe sulmet e romakëve patën si pikënisje kufirin verilindor të Gadishullit Italik dhe si bazë për fushatat e tyre kundër ilirëve shërbeu qyteti Akuilea, në Gadishullin e Istrisë, ku shteti romak kishte vendosur një koloni me qytetarë romakë. Japodët e panonët, ashtu si dalmatët i vazhduan për një kohë të gjatë luftërat kundër pushtuesve romakë. Me qëndresën që i bënë shtetit romak për më se njëqind vjet - nga gjysma e dytë e shek. II deri në gjysmën e dytë të shek. I p.e. sonë - popullsitë ilire të veriut, e detyruan atë të dërgonte në viset e tyre ushtri të reja, por pa arritur rezultate të dukshme. Në krye të popullsive veriore ilire, në luftën kundër romakëve, qëndronin dalmatët, të cilët për shumë vjet me radhë mbetën kundërshtarët më të fortë të Romës.

Në gjysmën e dytë të shek. II p.e. sonë kundër pushtuesve romakë luftuan edhe ardianët. Ardianët ishin një nga popullsitë e mëdha ilire që jetonte në brigjet e Adriatikut të Mesëm deri në afërsi të liqenit të Shkodrës. Viset e tyre, që bënin pjesë në shtetin ilir, pas vitit 168 p.e. sonë, ishin futur në njërën nga krahinat pseudoautonome të krijuara nga shteti romak.

Nën ndikimin e luftës dhe të qëndresës së federatës së dalmatëve kundër Romës, ardianët e ndryshuan statusin e vendosur në vitin 168 dhe u bënë të pavarur. Në përpjekjet për të forcuar pozitën e tyre në një krahinë të varur politikisht nga shteti romak, ata u ndeshën së pari me « aleatët » e këtij shteti. Sipas Tit-Livit ardianët e pleurejtë « shkretonin Ilirinë që ishte nën romakët ». Përpjekjet e ardianëve e të pleurejve për të forcuar pavarësinë e tyre, në një kohë kur edhe fise të tjera ilire luftonin kundër pushtuesve romakë, krijuan për Romën një situatë të vështirë, të rënduar edhe nga kryengritja e skllevërve në Sicili. Për të dalë nga kjo situatë shteti romak dërgoi në viset e ardianëve e të pleurejve një ushtri relativisht të madhe, të përbërë nga 10 mijë këmbësorë e 600 kalorës. Mënyra se si u zhvilluan luftimet tregon se sulmi romak i gjeti ardianët e pleurejtë të papërgatitur për një luftë e qëndresë të gjatë. Burimet japin njoftime vetëm për një betejë që u bë në vitin 135 p.e. sonë, ku romakët i thyen ardianët e pleurejtë. Pas kësaj lufte shteti romak, për të shmangur një kryengritje e re, i shpërnguli me forcë ardianët nga bregdeti në viset e brendshme malore të Hercegovinës së sotme.

## 2. KRYENGRITJET E ILIRËVE

### *Kryengritjet e ilirëve në mesin e shek. I p.e. sonë*

Megjithëse popullsitë e ndryshme ilire ishin mundur në beteja të veçanta nga ushtria romake, kjo e fundit nuk e kishte thyer përfundimisht qëndresën e tyre. Pas luftërave mbrojtëse filluan kryengritjet. Mizoritë e ushtrive romake, veprimet arbitrare të komandantëve e të qeveritarëve romakë, taksat e rënda, plaçkitjet e grabitjet e pushtuesve i shtynë në kryengritje ilirët e veriut dhe të jugut. Pushtimi romak bëhej përherë e më i rëndë; në krahinat e pushtuara nuk ishin të siguruara as gjëja, as nderi dhe as jeta e ilirëve.

Kjo bëri që në gjysmën e dytë të shek. I p.e. sonë, gjatë krizës politike që kaloi Republika Romake për shkak të luftës civile, lufta çlirimtare e ilirëve të zgjerohej edhe më shumë. Në krahina të ndryshme të Ilirisë, sidomos në ato bregdetare u krijua një situatë e favorshme, e cila u dha shkas përpjekjeve për çlirim. Duke pasur synime të qarta politike, ilirët u përpoqën të përfitonin nga konfliktet që lindën në gjirin e klasës sunduese romake. Kështu në vitet 50 të shek. I p.e. sonë një pjesë e qyteteve (ku ishin vendosur qytetarë italikë) që kishin filluar të zhvilloheshin ekonomikisht, morën anën e Cezarit; paria ilire, e nisur nga interesat e saj jetësore, përkrahu kundërshtarin e tij, Pompeun.

Të parët që morën armët dhe u ngritën kundër romakëve qenë pirustët; në vitin 50 p.e. sonë ata sulmuan krahinat jugore të vëna nën administrimin e Cezarit. Shteti romak mori masa mbrojtjeje kundër pirustëve kryengritës, dërgoi forca të reja ushtarake dhe fortifikoi qytetet. Ne kemi dëshminë e tri mbishkrimeve latine të gjetura në Lezhë dhe të vetë Cezarit për rindërtimin e fortifikimeve të Lisit, që duhet të ketë qenë një nga qytetet e para të sulmuara nga pirustët.

Atë që nuk mundën ta bënin pirustët, dëbimin e pushtuesve romakë nga vendi i tyre, e bënë dalmatët. Në vitet 50 të shek. I p.e. sonë dalmatët rimëkëmbën federatën e tyre. Në kufirin verior me liburnët ata çliruan qytetin Promona dhe thyen ushtrinë e fortë romake të dërguar kundër tyre nga Cezari. Në vitet 47-48 në një betejë të madhe ata shkatërruan tërësisht ushtrinë romake të përbërë nga 15 kohorta këmbësorësh e 3 000 kalorës. Më shumë se 2 000 ushtarë, 30 centurionë e 4 tribunë romakë u vranë në këtë betejë. Me disfatë përfunduan edhe operacionet e tjera të ushtrisë romake, e cila u thye, duke humbur edhe flamujt. Sipas Apianit, dalmatët pas këtyre betejave « nga plaçka e shumtë që zunë jo vetëm u pasuruan në të holla, por rritën fuqinë e tyre ushtarake ». Dalmatët mbetën të pavarur dhe të fuqishëm edhe pas vdekjes së Cezarit.

Kundër pushtuesve romakë u ngritën edhe parthinët, tokat e të cilëve gjatë luftërave u bënë shesh lufte. Me pasoja për ta qe lufta midis Cezarit e Pompeut që shkatërroi ekonominë e tyre. Gjatë kësaj lufte ushtritë romake grabitën popullsinë parthine dhe krijuan aty një gjendje pasigurie. Për herë të parë parthinët ngritën krye në vitin 48 p.e. sonë, por kryengritja më e madhe e tyre ka qenë ajo e vitit 39, gjatë së cilës u shkaktuan pushtuesve romakë humbje të mëdha. Por në luftimet u vranë rreth 5 000 kryengritës. Sipas tregimit të Apianit, edhe pasi ishte shtypur kryengritja, njëri prej komandantëve romakë, Mark Antoni, do të ndihmonte ushtrinë që kishte në tokat ilire dhe me qëllim që ta bënte të pasur dhe njëkohësisht ta stërviste, e hodhi këtë ushtri kundër parthinëve.

Gjatë gjysmës së dytë të shek. I fise të tjera kryengritëse ilire të veriut vazhduan të luftojnë kundër pushtuesve romakë. Oktaviani, që ishte bërë në vitet 40 sundimtar i vetëm i shtetit romak, u detyrua të vinte vetë në viset ilire të çliruara në krye të një ushtrie prej 8-10 legjionesh (pothuaj 1/5 e ushtrisë së tij). Me këtë fushatë të madhe ushtarake Oktaviani kërkonte të forconte njëkohësisht edhe pozitën e tij në Itali. Në vitin 35 p.e. sonë ushtria i sulmoi nga toka dhe nga deti liburnët, kaonët dhe japodët. Këta të fundit u bënë legjioneve pushtuese një qëndresë të madhe. Në qëndresën ilire të kësaj kohe mbetet si një shembull i madh lufta për mbrojtjen e Metulit, qytetit kryesor të japodëve. Romakët mundën të pushtonin këtë qytet vetëm kur ai u shkatërrua i tëri dhe kur ishin vrarë mbrojtësit e tij. Për të mos rënë në duart e armikut, gratë metulase me fëmijët e tyre u hodhën në zjarrin që përfshiu qytetin. Shteti romak sulmoi pastaj edhe fise të tjera ilire si panonët, dalmatët e dardanët.

Pas kësaj fushate të përgjakshme që u kushtoi rëndë romakëve, këta të fundit arritën deri në Danub, duke hapur edhe rrugën tokësore që lidhte krahinat danubiane me detin Egje. Ilirët kryengritës, që luftonin jo të bashkuar u mundën nga ushtria e madhe romake e armatosur dhe e organizuar mirë. Por popullsitë ilire nuk iu nënshtruan pushtuesit as pas fushatës së viteve 30, me gjithë masat e marra nga shteti romak, largimin me forcë prej vendit të tyre të shumë kryengritësve dhe kthimin në skllevër të robërve të zënë gjatë luftërave pushtuese.

### *Kryengritja e ilirëve e viteve 6-9 të erës sonë*

Kryengritja më e madhe ilire kundër pushtuesve romakë ka qenë ajo e viteve 6-9 të e. sonë.

Ajo dallohet nga kryengritjet e tjera për shtrirjen e gjerë të saj, pjesëmarrjen e popullsive të tëra ilire, për luftën e paepur të kryengritësve dhe për gjendjen e vështirë që krijoi për shtetin romak. Kryengritja filloi në një kohë kur Perandoria Romake, duke vazhduar politikën pushtuese të saj, po përgatitej për luftën kundër markomanëve gjermanikë, të cilët kishin krijuar në tokat e Çekisë së sotme një federatë fisnore të fuqishme. Shteti skllavopronar romak kishte ngarkuar me tribute popujt e pushtuar dhe i kishte detyruar të jepnin rekrutë për luftërat e reja pushtuese. Për luftën kundër markomanëve ishte përgatitur një ushtri e madhe prej 12 legjionesh, e cila do të plotësohej me reparte ndihmëse. Ushtarët e këtyre reparteve do të rekrutoheshin kryesisht tek fiset e mëdha të veriut: dalmatët, desidiatët, panonët etj.. Rekrutimi i bërë me forcë i shtyti përsëri në kryengritje ilirët, që ishin rënduar edhe nga pagesa e taksave. Dalmatët edhe para kësaj kryengritjeje kishin qëndruar të qetë. Të parët u ngritën desidiatët dhe shumë shpejt kryengritja u përhap edhe tek popullsitë e tjera ilire, nga lumenjtë Sava e Dava në veri, deri tek lumi Mat në jug, ku u ngritën pirustët. Kjo ka qenë kryengritja më e madhe ku, për të parën herë, një tërësi popullsish ilire rrokën armët së toku dhe u hodhën në luftë kundër pushtuesve romakë. Ushtria kryengritëse ilire përbëhej nga 200 mijë këmbësorë e 9 000 kalorës dhe udhëhiqej nga tre komandantë: nga Bato Desidiati dhe nga një tjetër Bato e Pini nga fisi i breukëve panonë. Duke bashkërenditur veprimet e tyre, kryengritësit ilirë filluan operacionet në tri drejtime: 1) Një grup kryengritësish u drejtuan nga krahinat bregdetare adriatikase dhe, duke çliruar mjaft qytete e kështjella, zbritën në jug deri në afërsi të qytetit të Apolonisë, në provincën e Maqedonisë. 2) Një grup tjetër kryengritësish u drejtua nga veriperëndimi, për të çliruar krahinat ilire në kufi me Italinë dhe për të forcuar mbrojtjen në këto vise. 3) Një pjesë tjetër e kryengritësve qëndroi në brendësi të viseve dalmate, duke pasur si detyrë jo vetëm çlirimin e plotë të vendit, por edhe organizimin e mbrojtjes.

Lufta çlirimtare e ilirëve dhe fitoret e para të tyre u bënë shqetësuese për romakët, të cilët po humbnin kështu tokat e pushtuara në pjesën veriore të Ballkanit. Vrulli i kësaj lufte e tronditi shumë pushtetin qendror romak. Në Romë u shpall mobilizimi i përgjithshëm. Vetë perandori Oktavian lëshoi kushtrimin në senat, se « në dhjetë ditë, po të mos merren masa mbrojtjeje, armiku mund të hyjë brenda në Romë ». Perandori kërkoi që për nevojat e ushtrisë shtresat e pasura të jepnin një pjesë të pasurisë së tyre. U thirrën nën armë veteranët e luftërave të mëparshme dhe u pranuan në ushtri edhe skllevërit e liruar. Me markomanët shteti romak bëri një marrëveshje, e cila u lehtësua edhe nga fakti që nuk kishin filluar veprimet e luftës. Legjionet romake, të dërguara kundër markomanëve dhe të vëna nën komandën e Tiberit, morën urdhër të drejtohen për në Iliri, ku ziente kryengritja.

Me gjithë masat e forta që mori Perandoria Romake, gjatë dy viteve të para të luftimeve me legjionet romake, iniciativa ishte në duart e kryengritësve, të cilët duke vepruar me shpejtësi dhe shkathtësi e goditnin ushtrinë romake në befasi dhe në disa drejtime në një kohë, sulmonin kolonat e furnizimit etj.. Në luftë kundër kryengritësve ilirë, shteti romak solli nga Siria dy legjione nga më të fortat, kërkoi ndihmën e aleatit të tij Remetalkut, mbretit të Trakëve dhe dërgoi në Ilirik komandantët më të mirë ushtarakë. Ushtria romake gjatë operacioneve në viset ilire përdori të gjitha mjetet për të mposhtur qëndresën e ilirëve, forcën e armëve, djegien e qendërbanimeve të ilirëve kryengritës, shkatërrimin e arave, të

kopshteve e të pyjeve, vrasjen e kthimin e popullsisë ilire në skllevër. Në vitin e tretë të kryengritjes duke shfrytëzuar gjendjen e vështirë të krijuar pas dimrit të fortë në vitet 7/8, duke përdorur intrigat dhe përçarjet, romakët mundën me anë premtimesh të bënin për vete Baton, njërin prej prijësve breukë. Megjithëse Batoja i breukëve u kap shpejt nga kryengritësit dhe u dënua si tradhtar, kryengritësit panonë ishin përçarë dhe ushtria romake mundi ta shtypte qëndresën e fiseve kryengritëse të Panonisë.

Në vitin 9 vatra kryesore të kryengritjes mbetën krahinat dalmate. Shteti romak, në luftën kundër kryengritësve ilirë angazhoi të gjitha forcat ushtarake të grumbulluara. Kryengritësit ilirë, ndër të cilët forcën kryesore e përbënin dalmatët, qenë të detyruar t'u bënin ballë sulmeve të një ushtrie armike disa herë më të madhe dhe që zotëronte mjete të shumta lufte. Kryengritësit dalmatë treguan në luftimet kundër legjioneve romake një trimëri e vendosmëri të madhe dhe u shkaktuan dëme të shumta armiqve. Nën muret e kështjellës së Andetrit, në Dalmati romakët nga rrethues u shndërruan në të rrethuar dhe shpëtuan nga një katastrofë e madhe, të ndihmuar përsëri nga tradhtia e disa përfaqësuesve të parisë vendase. Në mbrojtje të një kështjelle tjetër, Arbudës, me kryengritësit u bashkuan edhe gratë, të cilat për të mos rënë në duart e armiqve u hodhën me fëmijët e tyre në zjarrin që kishte përfshirë kështjellën dhe në humnerat poshtë saj. Kështjellat dalmate, të mbrojtura nga kryengritësit ranë në duart e pushtuesve romakë si gërmadha dhe pa banorë. Popullsi të veçanta ilire e vazhduan qëndresën edhe pas rënies së kështjellave dalmate. Të fundit që u mposhtën qenë desidiatët e pirustët, të cilët sikurse shkruan historishkruesi romak Velei Paterkuli, pjesëmarrës në luftën kundër kryengritësve ilirë, « ishin pothuaj të pathyeshëm në sajë të pozitës së vendeve dhe të maleve, të natyrës së tyre të egër, të zotësisë së tyre të çuditshme për të luftuar... ».

Kryengritja e ilirëve e viteve 6-9 të e. sonë, sipas historishkruesit romak Suetonit, « ishte më e tmerrshme nga të gjitha luftërat e jashtme pas luftës punike ». Gjatë luftës për mposhtjen e kryengritjes shkruan një tjetër historianshkrues antik, « shumë njerëz humbën dhe u shpenzua një sasi e madhe të hollash. Sepse gjatë kësaj lufte u desh të mblidhej shumë ushtri, ndërsa plaçka e luftës ka qenë shumë e paktë ». Pasojat e kryengritjes së madhe ilire, dobësimi i fuqisë ushtarake të Perandorisë Romake, që nuk disponpremte mjete të mjaftueshme për një luftë të re, u dukën shumë qartë në disfatën e në humbjen e tri legjioneve në pyllin e Teutiburgut në viset gjermane. Kryengritja e madhe e ilirëve e viteve 6-9 krijoi në Perandori një situatë të nderë e të vështirë. Ajo i dha fund periudhës agresive të politikës së jashtme të Oktavianit. Shteti romak u detyrua të hiqte dorë nga politika e tij pushtuese kundër markomanëve gjermanikë dhe Evropës Qendrore.

Raprezaljet që bënë romakët në viset ku shpërtheu kryengritja qenë të tmerrshme. Kryengritësve iu mor toka dhe çdo gjë që kishin; disave u prenë duart, kurse shumë të tjerë u shitën si skllevër. Vetëm pas më shumë se një shekulli e gjysmë luftimesh pushtuesit romakë mundën të mposhtnin qëndresën e armatosur të ilirëve dhe t'i nënshtronin « në një farë mënyre ». Straboni shkruante asokohe se shkretimi i Ilirisë « ka filluar prej shumë kohësh dhe në disa vise nuk ka pushuar as sot e kësaj dite për shkak të kryengritjeve... ». « Romakët po ngrehin lëmet në shtëpitë e tyre ».

Pas kryengritjes së madhe të viteve 6-9 të e. sonë ndonëse nuk pati lëvizje të mëdha të organizuara të ilirëve kundër romakëve, qëndresa e ilirëve ndaj pushtuesve, e sidomos kundër romanizimit e asimilimit vazhdoi gjatë.

# K R E U   V I I I

# ILIRIA NË PERIUDHËN E ZGJERIMIT DHE TË RËNIES SË PERANDORISË ROMAKE

## 1. GJENDJA EKONOMIKO - SHOQËRORE DHE ADMINISTRIMI I ILIRISË NË SHEK. I-III E. SONË

Shteti romak si gjatë luftërave, ashtu edhe pas mbarimit të tyre u mor me organizimin administrativ të viseve të pushtuara, të cilin e kreu në disa etapa dhe me ndryshime sipas koniunkturave që krijoheshin herë pas here dhe në pajtim me mundësitë që kishte vetë shteti romak. Qëllimi kryesor i organizimit administrativ të Ilirisë, ka qenë përforcimi i pushtetit romak, me anë të të cilit do të kalohej në një administrim e shfrytëzim më racional e sistematik të provincave ilire. Kjo ka ndodhur në periudhën e fundit të Republikës së Romës dhe në mënyrë të veçantë me krijimin e perandorisë. Këtij qëllimi i shërbyen masa të tilla si konfiskimi i tokave dhe ndryshimet në pronësinë tokësore, shndërrimi i disa qyteteve në koloni romake dhe ngulimet e një popullsie italike e orientale, zhvillimi i teknikës dhe i prodhimit, shfrytëzimi i minierave dhe ndërtimi e rindërtimi i rrugëve dhe në përgjithësi situata e rëndë që iu imponua ilirëve, veçanërisht duke filluar nga shek. I e. sonë. Bashkë me këtë politikë Roma bëri përpjekje të mëdha për asimilimin, « romanizimin » e popullsisë ilire, por pa arritur rezultate të dukshme.

### *Marrëdhëniet agrare. Krijimi i latifondeve*

Që në shek. I p.e. sonë, por në mënyrë të veçantë pas shek. I e. sonë, shteti skllavopronar romak filloi zbatimin në viset ilire të një politike agrare, në thelb të së cilës ishte marrja me forcë, konfiskimi i tokave më të mira e pjellore, të cilat i shpalli « ager publicus », prona të shtetit romak. Një pjesë të madhe të tokave të konfiskuara Roma ua dha qytetarëve romakë, kolonistëve romakë e italikë dhe veteranëve të ushtrisë, të cilët banonin në periferinë e qyteteve, duke i shndërruar në toka të qyteteve që qenë kthyer në koloni e në municipe. Por nga fondi i tokave të grabitura morën prona edhe përfaqësuesit e aristokracisë tokësore; në këtë mënyrë në Iliri u krijuan ekonomitë e mëdha bujqësore, latifondet. Latifondet gjendeshin kryesisht në fushat, zonat e ulëta kodrinore dhe në luginat e ulëta të lumenjve, më tepër pranë rrugëve të mëdha, sepse ato furnizonin me prodhime bujqësore qendërbanimet e mëdha. Nga burimet e shkruara del se zotërime të mëdha tokash, latifonde ka pasur në krahinat bregdetare dhe në fushat e brendshme. Përreth Buthrotit ka pasur prona të mëdha tokësore Pompon Atiku, që i përkiste parisë skllavopronare romake, kurse në rrethet e kolonive të Ulpianës e të Skupit, në Dardani, zotëronte prona të gjera tokësore familja patrice romake e Turëve.

Me gjithë konfiskimet tokësore pushtuesit romakë i lanë toka edhe popullsisë ilire dhe në këtë drejtim vepruan sipas qëndrimit që mbanin kundrejt fiseve të ndryshme. Në mënyrë të

veçantë pronat tokësore të vendasve u ruajtën në viset e brendshme ilire, ku në shekujt e parë të erës sonë, një pjesë e madhe e popullsisë jetonte, ende në fshatra, e organizuar në bashkësi fshatare. Pjesëtarët e këtyre bashkësive fshatare, krahas pronës së përbashkët, kullotave, djerrinave e pyjeve zotëronin ngastra toke, të cilat i punonin vetë, me mjetet e tyre.

Skllavopronarët romakë, pas tyre dhe paria ilire, vazhduan të konfiskonin tokat duke bërë përpjekje të reja për t'i rritur pronat e tyre tokësore. Të dhënat mbishkrimore tregojnë se në fillim të shek. II të erës sonë, territori bujqësor i qytetit të Dyrrahut arrinte deri në Skampin (Elbasan) që ishte një fshat « vicus » i varur nga Dyrrahu. Mbishkrimet latine, të zbuluara në fshatra të ndryshme të fushës së Tiranës dhe që i takojnë shek. I të erës sonë mbajnë emra jo ilire, çka do të thotë se edhe në këtë zonë pronat bujqësore u ishin marrë vendësve. Në lidhje me grabitjen e tokave të bashkësive fshatare vendëse me shumë interes është një mbishkrim i shek. II të erës sonë i zbuluar në tokat e orestëve, që banonin në krahinat kufitare juglindore ilire. Në këtë dokument mbishkrimor, i gjetur pranë Vatinës, theksohet e drejta e njohur e orestëve për zotërimin e tokave shtetërore në territorin e qytetit Vatina. Në mbishkrim theksohet gjithashtu se nga kjo e drejtë përjashtohen « të huajt », në këtë rast pronarët romakë të tokave që kërkonin të zgjeronin pronat e tyre tokësore. Një organizim të ngjashëm me orestët, pra edhe marrëdhënie agrare të ngjashme me ta kanë pasur edhe dasaretët. Një veçanti e krahinave të banuara nga orestët, dasaretët dhe popullsitë e tjera malësore të Ilirisë Juglindore është mungesa, në gjetjet arkeologjike, e dokumenteve mbishkrimore në gjuhën latine. Kjo mungesë mund të shpjegohet vetëm me një status të posaçëm të këtyre krahinave ilire.

Marrëdhëniet e reja agrare të vendosura në Iliri gjatë sundimit romak e keqësuan shumë gjendjen sidomos të asaj pjese të fshatarësisë ilire që i ishin grabitur tokat. Fshatarët e mbetur pa tokë u detyruan të iknin dhe të kërkonin punë si argatë në qytetet dhe në minierat. Ata që mbeteshin në fshat për të jetuar, u shtrënguan të punonin si mëditës - arrendatorë - në pronat tokësore të qyteteve dhe të latifondistëve romakë. Në veprën e tij « Mbi ekonominë fshatare » shkrimtari romak Varroni shkruan për ekzistencën në shek. I të erës sonë të fshatarëve të varur, të skllavëruar në borxhe, të cilët ai i quan « obaerati », që sipas tij gjendeshin me shumicë në Iliri dhe punonin në vende e në kushte të vështira. Edhe gjendja e fshatarëve të lirë nuk ishte aspak e mirë; mbi ta rëndonin taksa e detyrime të ndryshme, të cilat i çuan në shkatërrim të plotë. Shumë prej fshatarëve të shpronësuar, në pamundësi për të përballuar jetën hynin në borxhe, shpeshherë duke u kthyer edhe në skllevër. Skllevërit në përgjithësi i bënin punimet bujqësore në latifondet dhe në pronat tokësore të qyteteve.

Zhvillimi i ekonomive bujqësore në territoret e konfiskuara nga qytetet, rritja e pronave të mëdha tokësore e shpejtoi procesin e zëvendësimit të pronës së përbashkët (prona kolektive u bë pronë e « shtetit romak ») me atë private dhe pati si pasojë shtrirjen dhe thellimin më tej të marrëdhënieve skllavopronare në fshatin ilir. Ky proces preku edhe pronat e vogla private në ato vise që hynin nën administrimin e qyteteve ose ku kishte mundësi të zhvilloheshin latifondet. Më pas u bënë përpjekje për t'i shtrirë marrëdhëniet e reja agrare edhe në viset e brendshme. Megjithatë, në krahinat e brendshme ilire vazhdoi të ruhej edhe prona e vogël tokësore dhe fshatarët e lirë. Në këto krahina blegtoria, krahas bujqësisë, mbeti një degë e

fuqishme e ekonomisë së popullsisë ilire.

### ***Qytetet***

Duke filluar nga shek. I i e. sonë në krahinat ilire ndodhën ndryshime edhe në jetën qytetare. Këto ndryshime u bënë natyrisht në pajtim me traditat vendase të urbanizimit dhe me kushtet e reja politiko-ekonomike të krijuara në tre shekujt e parë të erës sonë.

Kështu në Ilirinë e Jugut dhe në Epir, gjatë shekujve të mësipërm nuk u ngritën qytete të reja, madje në krahasim me periudhën pararendëse numri i tyre u pakësua. Nuk kanë të bëjnë me procesin e urbanizimit të asaj kohe, disa kështjella (castra), me karakter thjesht ushtarak, të cilat u ngritën gjatë rrugëve më të rëndësishme.

Me pushtimin romak dhe me organizimin administrativo-ekonomik provincial pjesa më e madhe e qyteteve autoktone nuk i kishin më funksionet ekonomike e politike që kishin pasur më parë dhe, duke mos pasur mundësi të zhvilloheshin më tej, filluan të bien. Në kushte të tilla banorët e disa qyteteve e qytezave të fortifikuara ilire braktisën vendbanimet kodrinore-malore dhe zbritën në fushë. Disa prej tyre, megjithëse u kthyen administrativisht në gjendjen e fshatrave, nuk kanë pushuar së qeni qendra qytetare, të tjerat u bënë vendbanime fshatare duke u marrë kryesisht me bujqësi. Pati edhe ndonjë qendërbanimi të fortifikuar ilire, që duke pasur qysh në fillim karakter mbrojtës u shndërrua si qendër e një garnizoni ushtarak romak.

Shpëtuan nga rrënimi për dy-tre shekuj pak qytete që përfituan nga politika e diferencuar që zbatuan në fillim autoritetet pushtuese romake. Kjo politikë mbështetej në qëndrimin proromak të disa qyteteve gjatë periudhës së luftërave iliro-romake dhe ndikohej nga fakti se romakët për një farë kohe nuk qenë në gjendje të qeverisnin drejtpërdrejt të gjitha krahinat bashkë me të gjitha qytetet e pushtuara. Në krye të këtyre qyteteve ishte ai i Apolonisë, ku u ruajtën krahas autonomisë së brendshme edhe traditat kulturore-artistike helenistike, gjuha greke dhe punishtja monetare, ku priteshin monedha deri në fillim të shek. III të erës sonë. Statusin e vjetër dhe një autonomi të brendshme ruajtën edhe qytetet Amantia e Foinike.

Një impuls të ri në zhvillimin e tyre ekonomik e kulturor patën në të gjithë Ilirinë qytetet që morën statusin e kolonisë dhe të municipit. Në Ilirinë e Jugut koloni romake u bënë Skodra, Dyrrahu, Bylisi dhe Buthroti, kurse në Ilirinë e Veriut dhe të brendshme si koloni të rëndësishme qenë Narona, Salona, Jader, Epidauri dhe Skupi. Të dhënat që kemi për këto koloni tregojnë se një pjesë e konsiderueshme e popullsisë së tyre përbëhej nga italikë të ardhur aty, nga veteranë të legjioneve romake dhe banorë me prejardhje nga Lindja. Kjo popullsi, pavarësisht nga përbërja etnike, kishte të drejtën e qytetarisë romake dhe formonte shtresën më të pasur të qyteteve. Në duart e saj ishin përqendruar postet më të rëndësishme administrative. Mbajtja e tyre, që konsiderohej detyrë nderi, ishte e lidhur edhe me detyrime në fushën e ndërtimeve, të zbukurimit të qyteteve etj.. Përfaqësuesit e shtresës së pasur, kalorët, financonin shfaqje teatrale, garat sportive dhe luftërat e përgjakshme të gladiatorëve. Të hollat për të gjitha këto nxirreshin nga puna e skllevërve dhe e masës së gjerë të popullsisë

së varfër.

Në përbërjen e shtresave të larta ka pasur edhe ilirë të pasur, përfaqësues të shtresës skllavopronare ose të parisë së vjetër fisnore, të cilët kishin marrë qytetarinë romake. Në një situatë të tillë, paria provinciale ilire, si një shtresë e privilegjuar, e cila më të shumtën i përkiste shtresës së kalorëve dhe prej nga dilnin edhe komandatë ushtarakë, u bë një përkrahëse e shtetit romak, sepse ajo shihte te pushteti i fortë perandorak mbrojtësin e interesave të saj.

Shtresat e tjera të popullsisë së lirë, me të drejta qytetare, përbëheshin nga pronarët e vegjël të tokave, zejtarët e tregtarët. Banorët vendës që në to kanë qenë të paktë, sepse qenë dëbuar që në fillim, madje edhe nga zonat periferike bujqësore, nuk kishin të drejta politike dhe kryenin punë të rënda si punëtorë krahu, druvarë, barinj etj..

Kolonitë, bashkë me municipet, kanë qenë baza ekonomike të Romës dhe njëkohësisht bërthama përçuese të politikës së asimilimit të popullsisë ilire. Veprimtaria ekonomike e kulturore e tyre ka qenë e lidhur ngushtë me Romën e modelet romake dhe gjuha zyrtare e tyre ka qenë gjuha latine.

Institucionet municipale ishin të njëjta në të gjitha qytetet-koloni të Ilirisë dhe ishin organizuar sipas shembullit të Romës. Organ drejtues ka qenë këshilli i qytetit ordo decuriorum, i cili vendoste për çështjet më me rëndësi. Pushteti ekzekutiv ushtrohej nga një kolegj prej dy magjistratësh të lartë, të zgjedhur për 5 vjet, duumviri quinquennales. Funksionarë të tjerë të qytetit ishin edilet (aediles), të cilët kujdeseshin për ndërtimet publike e furnizimin e popullsisë, kuestorët (questores), që kishin nën kontrollin e tyre arkën e shtetit. Në administrimin e qytetit një detyrë e lartë ka qenë detyra e mbrojtësit ose e patronit të kolonisë (patronus coloniae), i cili ishte i ngarkuar nga perandori për të mbrojtur interesat e saj.

Në krahinat ilire, përveç qyteteve-koloni në shekujt e parë të erës sonë një rol të rëndësishëm kanë luajtur disa qendërbanime të vogla të quajtura municipe, të cilat kanë pasur një vetëqeverisje më të kufizuar. Municipet zotëronin gjithashtu prona tokësore në periferinë e afërt; zejtaria e tregtia nuk kanë qenë aq të zhvilluara dhe në përgjithësi në këto qendërbanime nuk ka pasur institucione, që ishin karakteristike për kolonitë. Municipe ka pasur edhe në viset e brendshme, disa prej të cilave kanë qenë lidhur me minierat. Një municip i tillë ka qenë Ulpiana në Dardani (afër Prishtinës), e ngritur në fillim të shek. II të erës sonë pranë një qendre minerare, që u bë shpejt qendra kryesore e krahinës. Në municipet e zonave të brendshme popullsia ishte thuajse tërësisht vendase, në to puna e skllevërve ka qenë përdorur fare pak, për të mos thënë aspak, kurse banorët ilirë në pjesën më të madhe të tyre kanë qenë marrë me bujqësi e blegtori. Në këto qendërbanime u ruajtën më të forta traditat e lashta vendëse dhe politika asimiluese e shtetit romak gjeti një kundërshtim e një qëndresë më të madhe se në rajonet bregdetare.

Burimet e shkruara antike tregojnë për ekzistencën në Iliri të disa qendërbanimeve të vogla të

fortifikuara, të cilat i quajnë castella ose oppida (kështjella apo qyteza), banorët e të cilave nuk kishin të drejtën e qytetarisë romake. Këto kështjella e qyteza ilire ishin edhe qendra të njësive krahinore të brendshme civitates-ve, ku qenë vendosur paria vendase dhe autoritetet provinciale të perandorisë që zbatonin politikën sunduese të saj.

***Zejtaria, tregtia dhe komunikacioni***

Zhvillimi i mëtejshëm i qyteteve dhe lulëzimi i jetës qytetare në shekujt e parë të erës sonë në provincat ilire ka qenë i lidhur ngushtë me zhvillimin që morën degët e ndryshme të ekonomisë, zejtaria, tregtia dhe bashkë me ta rrjeti i komunikacionit. Me gjithë ngritjen që pati në dy shekujt e parë të perandorisë provinca e Maqedonisë, ku qenë përfshirë edhe Iliria e Jugut dhe Epiri, këto nuk arritën gjendjen që kishin pasur në kohën kur qenë të pavarura. Ndryshe prej tyre, në krahinat e brendshme e të veriut, në Dalmati, Panoni, Dardani etj., vendosja e mënyrës antike (romake) të prodhimit u pasua nga një zhvillim ekonomik më i lartë se ai që kishin pasur më parë.

Në këtë periudhë u zhvilluan në Iliri ato degë të zejtarive, prodhimet e të cilave ishin të destinuara për të plotësuar kërkesat e një rrethi të gjerë konsumatorësh, në radhë të parë të vendasve. Në këtë kategori hynin veglat e punës, orenditë shtëpiake, enët prej balte, qelqi dhe stolitë. Zhvillimi i metalurgjisë dhe i disa zejeve të rëndësishme u pasua me futjen në përdorim të një sërë veglash të reja pune, të cilat e shtuan edhe më tej prodhimin. Njëkohësisht vërehet edhe krijimi, sidomos në qytetet e mëdha, të punishteve, të cilat i zotëronin skllavopronarë të njohur italikë, sikurse është rasti i kandilave prej balte të pjekur të prodhuar në Bylis nga firmat e njohura FORTIS e FELIX të Italisë së Veriut, të cilat ishin llogaritur gjithashtu për tregun vendës. Nga fundi i shek. I dhe sidomos në shek. II të e. sonë bëhet i zakonshëm edhe në provincat prodhimi i kandilave me firmë, me kallëpe të sjella nga Italia. Në qytetet e mëdha ku zejtaria ka qenë më e zhvilluar zejtarët ishin të bashkuar sipas zejeve në shoqata (collegia). Disa mbishkrime të zbuluara përmendin kolegjet e zejtarëve që punonin hekurin, gurin e drurin. Shumë qytete të Ilirisë kanë qenë të njohura për prodhimin e tullave e të tjegullave, të armëve, të tekstileve etj..

Një nga degët e ekonomisë që mori një zhvillim të madh në krahinat ilire në shek. I-III të erës sonë dhe për të cilën pushtuesit treguan një zell të madh ka qenë shfrytëzimi i minierave. Pas pushtimit të Ilirisë edhe minierat e arit, të argjendit, të bakrit e të hekurit të Dalmatisë, të Dardanisë e të viseve të pirustëve u bënë prona të shtetit romak dhe patën një rëndësi të madhe për perandorinë. Shfrytëzimin e minierave perandorake ose e bënte vetë shteti ose ua jepte sipërmarrësve të vegjël romakë. Në minierat punonin, në kushte të këqija, skllevërit dhe banorët e lirë vendës. Minierat e provincave ilire filluan të shfrytëzoheshin në mënyrë intensive në shek. II e. sonë. Flori, historian i shek. I-II të e. sonë, tregon se pas kryengritjes së viteve 6-9 romakët i shtrënguan dalmatët « të gërmojnë tokën dhe të nxjerrin prej saj arin ». Më vonë minatorët dalmatë e pirustët u dërguan me forcë për të punuar në minierat e provincës së Dakisë.

Një rol jo të vogël në jetën e krahinave ilire ka luajtur edhe tregtia. Më e zhvilluar ishte

tregtia që bënin qytetet si qendra të prodhimit zejtar me periferinë e tyre bujqësore dhe me viset e brendshme, në të cilën merrnin pjesë gjerësisht shtresat e gjera të popullsisë vendëse. Një zhvillim të madh mori gjithashtu tregtia tranzite dhe ajo që bëhej në Gadishullin Italik e në provincat mesdhetare të perandorisë, që ishte në duart e shtresës së tregtarëve negotiatores, të cilët u dukën në viset ilire që në gjysmën e dytë të shek. I p.e. sonë. Nga tregtia përfituan ato krahina që ishin në afërsi të qendrave të mëdha tregtare ose të përshkuara nga rrugët e mëdha të komunikacionit. Qendra të rëndësishme tregtare të kësaj kohe qenë Dyrrahu, Salona, Jader etj., në skelat e të cilave shkarkoheshin mallra të ndryshme që drejtoheshin nga perëndimi në lindje dhe anasjelltas. Sipas një burimi të shkruar, nga krahinat dardane eksportohej djathë, kurse Dalmatia, përveç djathit, eksportonte lëndë druri të përshtatshme për ndërtime dhe hekur.

Qytetet dhe qendërbanimet e rëndësishme të provincave ilire të kësaj kohe kanë qenë lidhur me rrugë. Shteti romak, fill pas pushtimit të tyre, nisi ndërtimin e rrugëve të reja dhe rregullimin e rrugëve të vjetra. Një rrugë e njohur dhe e rrahur ka qenë rruga Egnacia (e ndërtuar fill pas formimit të provincës së Maqedonisë (mesi i shek. II p.e. sonë), mbi rrugën më të vjetër të Kandavisë), e cila duke u nisur nga Dyrrahu e Apolonia dhe duke kaluar nëpër Thesalonik arrinte në Bizant (Kostandinopojën e mëvonshme), pasi kishte përshkuar një pjesë të mirë të krahinave jugore të Ballkanit. Sipas Strabonit, rruga Egnacia ka qenë e gjatë 553 milje, afërsisht 830 km. Ajo ishte rruga më e shkurtër dhe më e sigurt midis Italisë së Jugut, Greqisë Veriore, Maqedonisë e Azisë së Vogël. Një rrugë e rëndësishme transballkanike ka qenë edhe ajo që nisej nga bregdeti jugor i Adriatikut, kalonte nëpër Lis, kapërcente Drinin dhe dilte në Dardani duke arritur në Nais. Në Nais ajo lidhej me rrugën që vinte nga Veriu (Danubi), nga Singiduni e Viminaci dhe që mbaronte në Thesalonik. Rrugë të tjera të dorës së parë kalonin gjatë bregdetit për në veri dhe për në jug. Të dhëna më të plota për këto rrugë gjenden në itineraret (lista rrugësh e harta grafike, të hartuara që në fillim të shek. III e. sonë), që janë një burim i çmueshëm për rrugët e lashta, ku jepen edhe emrat e vendbanimeve dhe situata gjeografike. Mjetet e nevojshme për ndërtimin e rrugëve dhe krahët e punës romakët i nxirrnin nga popullsia vendase. Gjatë këtyre udhëve ka pasur vende për këmbimin e kuajve (mutatio) dhe stacione të posaçme me bujtina (mansio).

### *Organizimi administrativ i Ilirisë*

Në fund të shek. I p.e. sonë u krijua provinca e Ilirikut (Illyricum), ku qenë përfshirë krahinat e Ilirisë Veriore. Provinca e Ilirikut përfshinte një territor shumë të gjerë: në veri arrinte deri në Danub, kurse në jug deri te lumi Mat; në lindje provinca e Ilirikut shtrihej në qendër të Ballkanit, duke përfshirë në përbërjen e saj edhe territorin e Serbisë së sotme. Ndryshimet që ekzistonin midis krahinave perëndimore bregdetare dhe atyre të brendshme malore bënë të nevojshëm krijimin në pjesën qendrore të Ilirisë të një province tjetër. Provinca e Mëzisë - me këtë emër u quajt provinca e re - përfshinte edhe Dardaninë, e cila deri atëhere kishte bërë pjesë në provincën e Maqedonisë.

Kryengritjet dhe në përgjithësi kundërshtimi që iu bë pushtimit në viset ilire, sidomos në ato

të provincës së Ilirikut e detyruan shtetin romak të rishikojë marrëdhëniet me provincat dhe të riorganizojë aparatin administrativ. Pas kryengritjes së madhe të viteve 6-9 të e. sonë provinca e Ilirikut u nda më dysh: në jug u krijua provinca e Dalmatisë dhe në veri ajo e Panonisë. Në etapën e fundit të organizimit administrativ të provincave ilire, nga Perandoria e hershme Romake (shek. II e. sonë), u krijua provinca e Epirit, ku u futën krahinat ilire në jug të Vjosës, i gjithë Epiri dhe Akarnania e Etolia, në jug të tij.

Provincat e nënshtruara e të qetësuara në një farë mënyre, ishin nën mbikëqyrjen e senatit romak, kurse provincat që kishin rëndësi strategjike, ku gjendja ishte e pasigurt dhe ku ishte e nevojshme të mbaheshin reparte ushtarake, vareshin drejtpërdrejt nga perandori. Në Iliri provinca perandorake ishin Panonia, Dalmatia, Mëzia e Epiri, kurse Maqedonia ishte provincë e varur nga senati.

Në krye të provincave qëndronin sundimtarë të posaçëm, mëkëmbësit, të cilët sipas rëndësisë së provincave ishin të rangjeve të ndryshme. Në provincën perandorake të Dalmatisë, mëkëmbësi ishte në rangun e konsullit (legatus) (Augustipropraetore). Provinca e Epirit hynte në grupin e provincave të dorës së dytë dhe sundohej nga mëkëmbës që vinin nga shtresa e kalorëve romakë. Në krye të provincës së Maqedonisë kanë qenë vënë senatorë në rangun e propretorit.

Mëkëmbësit emëroheshin në administrimin e provincës për një vit, duke pasur edhe funksionin e lartë gjyqësor dhe politikën fiskale. Në provincat ku mbaheshin reparte ushtarake ata kishin në dorë edhe pushtetin ushtarak. Mëkëmbësit kanë qenë zotër të vërtetë të provincave dhe kanë pasur një pushtet të pakufizuar. Veprimtaria e mëkëmbësve në provincat ka qenë jashtë çdo kontrolli, ata kishin në duart e tyre jetën e banorëve të provincave dhe shfrytëzonin postin e tyre për interesat vetjake, duke shtuar pasurinë e tyre me anë të grabitjeve sistematike. Në përgjithësi veprimet e mëkëmbësve të provincave karakterizoheshin nga një arbitraritet i theksuar. Shembull i abuzimeve dhe i plaçkitjeve të sundimtarëve romakë, i shthurjes dhe i paligjshmërisë së plotë në provincat, ishte bërë provinca e Maqedonisë, gjatë sundimit të mëkëmbësit romak Kalpurn Pizonit, në vitet 57-55 p.e. sonë. Në një ligjëratë të mbajtur kundër Pizonit, oratori i njohur romak Ciceroni, e ka përshkruar gjendjen e krahinave ilire në provincën e Maqedonisë të asaj kohe me këto fjalë: « Dyrrahu e Apolonia të shkatërruara... parthinët e bylinët të gënjyer, Epiri krejt i shkatërruar... të gjithë kanë provuar se ti kishe ardhur vetëm për t'i vjedhur, plaçkitur, keqpërdorur dhe trajtuar si armiq... ».

Në provincat ilire mëkëmbësit kishin mjaft nëpunës ndihmës, midis tyre ishin kuestorët që merreshin me financat, prokuratorët që drejtonin degë të ndryshme të ekonomisë dhe legatët që kryenin detyrat e tyre në ushtri dhe në gjyqe. Një detyrë themelore e mëkëmbësve dhe e ndihmësve të tyre ka qenë mbledhja e taksave nga popullsia ilire. Shteti romak kishte përpunuar një sistem të hollësishëm të nxjerrjes së taksave dhe të detyrimeve të tjera në popullsitë e viseve të pushtuara. Taksat kryesore kanë qenë ato që paguheshin për tokën dhe ato për frymë (tributum soli dhe tributum capiti). Baza e sistemit fiskal romak ka qenë regjistrimi i pasurisë. Me caktimin e taksave janë marrë prokuratorët, të cilët i caktonin ato

sipas të ardhurave, sipërfaqes dhe cilësisë së tokës. Këto taksa, në fillim i paguanin vetëm banorët vendës, të cilët romakët i quanin « peregrini » (të huaj). Më vonë taksat u shtrinë edhe mbi qytetarët romakë të vendosur në provincat ilire.

Përveç taksave të drejtpërdrejta, popullsia vendëse ka qenë e shtrënguar të paguante edhe taksa të tjera të tërthorta, që merreshin pjesërisht në të holla e pjesërisht në natyrë, si p.sh. taksën për ndërtimin e rrugëve, për pyllin, për peshkimin dhe taksën doganore. Taksa doganore apo e kufirit paguhej për disa mallra të importuara që kalonin nëpër rrugët tokësore lumore ose detare nga një njësi administrative-doganore në tjetrën. Një njësi doganore më vete përbënte Iliriku (portorium Illyrici), në të cilën qenë përfshirë provinca e Dalmatisë, e Panonisë, e Mëzisë, e Norikut dhe më vonë provinca e Dakisë. Nga banorët e provincave ilire nxirreshin shuma të mëdha në të holla për mbajtjen e administratës romake dhe të reparteve ushtarake të dislokuara në to. Të gjitha taksat e abuzimet e nëpunësve romakë rëndonin thuajse tërësisht mbi popullsinë e thjeshtë. Përfaqësuesit e pushtetit perandorak, legatët, prokuratorët, fajdexhinjtë e tregtarët italikë i shihnin provincat si objekt grabitjeje. Një nga provincat që u shkatërrua shpejt nga veprimtaria grabitqare e sundimtarëve romakë ka qenë provinca e Maqedonisë. Pasiguria e krijuar në këtë provincë, kundërshtimet dhe kryengritjet e banorëve të saj kundër qeveritarëve romakë, bënë që më vonë ajo të kthehej nga një provincë e administruar nga senati në një provincë perandorake.

Grabitjet dhe barra e rëndë e taksave kanë qenë më të theksuara në krahinat bregdetare dhe në ato të përshkuara nga rrugët e mëdha të komunikacioneve, ku kishte gjithfarë nëpunësish romakë. Në viset e brendshme dhe në krahinat malore të provincave ilire, pushtuesit romakë nuk mund të vendosnin marrëdhënie të tilla vartësie as edhe të nënshtronin plotësisht banorët vendës ndaj autoriteteve shfrytëzuese të perandorisë. Shumë krahina e bashkësi territoriale ruajtën për një kohë të gjatë një vetadministrim të brendshëm. Këto bashkësi, të quajtura civitates, ishin të përbëra nga qendërbanime të vogla e fshatra që kishin përreth tyre një territor bujqësor të gjerë, që shtrihej në kufijtë e vjetër të popullsive ilire dhe që ishte pjesërisht tokë private dhe pjesërisht pronë e përbashkët. Në krye të civitates-ve ka pasur një prefekt (praefectus civitatis) që zakonisht zgjidhej midis ushtarakëve të reparteve të afërta. Në këto bashkësi prefektët ushtronin autoritetin e tyre në emër të shtetit romak, pa pëlqimin e të cilit nuk mund të merrej asnjë vendim. Më vonë oficerët romakë u zëvendësuan nga përfaqësues të parisë vendëse që kishin marrë qytetarinë romake. Duke organizuar bashkësitë vendëse sundimtarët romakë, mundën të siguronin një farë kontrolli mbi popullsinë vendëse dhe ta tërhiqnin atë në jetën e shtetit romak. Në burimet mbishkrimore përfaqësuesit e parisë ilire të vënë në krye të bashkësive autonome, si p.sh. te dalmatët, japodët, desidiatët e dokleatët, janë quajtur praepositi (kryetarë). Pranë tyre ka pasur edhe një këshill fisnor, i përbërë nga përfaqësues të ndryshëm të parisë vendëse, principes, që ishin gjithashtu njerëz të besuar të Romës. Kjo shtresë e parisë ilire erdhi gjithnjë duke u kufizuar; nga gjiri i saj kanë dalë më vonë ata që bënë përpjekjet e fundit, por pa rezultat, për të mëkëmbur perandorinë e hershme romake dhe për të mbajtur gjallë skllavopronarinë që ishte në shthurje e sipër.

Për të lehtësuar sundimin e tyre romakët krijuan krahina të mëdha gjuhësore-administrative,

të quajtura kuvende (conventus provinciae). Në provincën e Dalmatisë ka pasur tri kuvende. Në kuvende merrnin pjesë përfaqësuesit e shtresave sunduese të qyteteve dhe të parisë ilire të bashkësive territoriale; midis tyre zgjidhej për një vit, kryetari i kuvendit dhe prifti i kultit të perandorit.

## 2. ILIRIA NË PERIUDHËN E RËNIES SË PERANDORISË ROMAKE

Historia e ilirëve gjatë shek. IV, V e VI e. sonë, një periudhë që ka të bëjë me krizën e sistemit antik të prodhimit dhe me rënien e Perandorisë Romake, ndryshe nga ajo e tre shekujve të parë të erës sonë ka mbetur më pak e studiuar. Vëmendjen e studiuesve për këtë periudhë e kanë tërhequr sulmet e « barbarëve » dhe luftërat që Perandoria Romake dhe më pas perandoria e hershme bizantine kanë bërë për mbrojtjen e kufijve veriorë. Nuk ka munguar interesimi i historiografisë së huaj edhe për « perandorët ilirë », të cilët bënë përpjekje për t'ia zgjatur jetën Perandorisë Romake dhe njëkohësisht rendit skllavopronar në rënie e sipër.

Kjo është, në historinë e ilirëve, një periudhë plot me ngjarje të rëndësishme, në të cilën ndodhën invazione e dyndje popujsh të ndryshëm, që u shoqëruan me ndryshime në përbërjen etnike të popullsive ballkanike. Shekujt IV-VI janë jo vetëm periudha e përballimit me sukses të invazioneve barbare, por edhe periudha e rigjallërimit të ilirëve pas rënies së Perandorisë Romake, rigjallërim që shfaqet në shumë aspekte të jetës e të kulturës së tyre. Ndryshe nga ajo e veriut, popullsia ilire e trevave jugore u qëndroi dyndjeve dhe invazioneve « barbare » duke ruajtur fizionominë e vet etnike. Kjo me të drejtë është njohur si një premisë themelore historike e etnogjenezës së popullit shqiptar, sepse në këtë trevë, në mesjetën e hershme, u mbrujt kombësia shqiptare.

### *Kriza e sistemit antik të prodhimit dhe e Perandorisë Romake*

Duke filluar nga shek. III e. sonë, në Perandorinë Romake mënyra antike e prodhimit i kishte shteruar mundësitë e saj për një zhvillim të mëtejshëm dhe filloi të shkonte drejt rënies. Skllavëria nuk sillte të ardhura si më parë. Rendimenti i skllevërve, që nuk kishin asnjë nxitje për punë, bëhej gjithnjë e më i pakët, kurse shfrytëzimi i tyre më pak i leverdisshëm dhe skllevërit e tepërt ishin bërë një barrë e rëndë për pronarët e tyre. Marrëdhëniet e vjetra po bëheshin një pengesë në rrugën e zhvillimit shoqëror. Filloi kështu kriza e përgjithshme e sistemit antik të prodhimit.

Në fushën e ekonomisë kriza u shfaq me rënien e prodhimit, me varfërimin e masave të gjera të popullsisë, dobësimin e lidhjeve tregtare midis krahinave e provincave të ndryshme. Në shumë qytete pati një ulje të nivelit të jetës, çka është vërejtur edhe në zbulimet arkeologjike. Me rënien e qendrave të mëdha zejtare banorët e provincave nisin t'i prodhojnë në vend sendet për të cilat kishin nevojë, por kësaj radhe për një rreth të ngushtë konsumatorësh. Në gjendjen e krijuar duke filluar nga shek. IV u rrit edhe më shumë roli i bujqësisë. Ajo u bë

dega vendimtare e prodhimit në gjithë botën antike. Ekonomia e latifondeve, që ishte bazuar në punën e skllavit nuk sillte më të ardhura ndaj, ekonomia e vogël u bë përsëri e vetmja formë e bujqësisë që sillte fitime.

Banorët e provincave mbetën gjithnjë nën presionin e vazhdueshëm të taksave, prej të cilave nëpunësit perandorakë kërkonin të nxirrnin burime të ardhurash sa më të mëdha. Burimet e shkruara antike përmendin Probin, sundimtarin e Ilirikut, i cili që nga fundi i shek. III e. sonë, duke mbledhur taksat në mënyrë të padrejtë, i kishte dobësuar krahinat veriore ilire, para se ato të shkatërroheshin nga barbarët.

Një shenjë tjetër e krizës ishte edhe dobësimi i pushtetit qendror në perandori. Gjendja e keqe e popullsisë qytetare e fshatare u bë shkak për shpërthimin e kryengritjeve. Në kryengritjet me skllevërit e kolonët u bashkuan si fshatarët e varfër, dhe vegjëlia e qyteteve. Lufta e tyre e tronditi thellë regjimin perandorak. Shpeshherë perandorët e sundimtarët për të shtypur kryengritjet e popullsive të provincave kërkonin ndihmën e barbarëve. Kështu veproi perandori Honor me gotët e udhëhequr nga Alariku: në vitin 395 e. sonë kishin ngritur krye taulantët dhe duke mos qenë në gjendje të shtypte « kryengritjen e shtetasve të tij », Perandori dërgoi kundër ilirëve vizigotët që ishin futur asokohe në Ballkan.

Në acarimin e krizës së përgjithshme të sistemit antik të prodhimit një rol jo të vogël kanë luajtur sulmet e « barbarëve ». Kufijtë veriorë e verilindorë që nga shek. III e këtej filluan të sulmoheshin gjithnjë e më shumë nga fise të ndryshme « barbare ».

Një nga shfaqjet më të rënda të krizës që ndikoi në dobësimin e perandorisë ka qenë edhe prirja e qarqeve sunduese të provincave për t'u shkëputur nga pushteti qendror dhe sidomos lufta për pushtet ose lufta midis senatit e ushtrisë, midis perandorëve të senatit e perandorëve të ushtrisë, bashkë me ta edhe ndryshimet e shpeshta në fron. Mbështetja e vetme e sigurt e pushtetit perandorak u bë ushtria. Në periudhën e krizës dhe pas saj, pjesa më e madhe e ushtrisë vinte kryesisht nga popullsia fshatare e provincave. Në provincat periferike një vend të dorës së parë zinin provincat ilire, sidomos ato veriore e lindore ku ishin përqendruar njësi ushtarake të shumta dhe ku prona e vogël e tokës kishte një peshë të madhe. Ushtria, e cila vinte nga këto shtresa, u bë mburoja e fundit e perandorisë dhe filloi të luajë një rol vendimtar në ngjarjet politike të kohës. Nga gjiri i saj u krijua një pari e fortë provinciale e interesuar për ruajtjen e skllavopronarisë dhe e gatshme për të luftuar kundër skllevërve, kolonëve dhe shtresave popullore, të cilat ngrinin krye herë pas here Në vitin 212 e. sonë, i imponuar nga fillimet e krizës dhe situata e krijuar si pasojë e saj, perandori Karakalla shpalli ediktin e tij, me anë të të cilit popullsive të provincave të konsideruara deri atëhere « të huaja » iu dhanë të drejtat e qytetarisë romake. Perandoria Romake e mori këtë masë për të zgjeruar bazën shoqërore mbi të cilën mbështetej pushteti qendror dhe për rëndësinë që kishin provincat e pasura të Gadishullit Ballkanik. Në këtë mënyrë u thellua edhe më shumë procesi i « provincializmit » dhe i « barbarizmit » të Perandorisë Romake. Masat e marra nga perandorët në shek. III dhe më vonë nuk mundën të ndalonin krizën e përgjithshme dhe të ruanin skllavopronarinë. Këtë nuk mundën ta bënin as disa nga përfaqësuesit e shtresave sunduese provinciale, të cilët arritën të bëhen

edhe perandorë.

Në shekujt III-IV e. sonë, madje deri në shek. IV në krye të Perandorisë Romake kanë qenë disa perandorë me prejardhje ilire. Perandorë « ushtarë » ilirë kanë qenë: Deci, Klaudi II, Aureliani, Probi, Diokleciani dhe Konstandini. Burimet e shkruara bashkëkohëse tregojnë se këta perandorë, si përfaqësues të qarqeve sunduese provinciale, në vija të përgjithshme ndoqën një politikë, e cila synonte të forconte pushtetin e perandorit, të ruante skllavopronarinë dhe të shtypte lëvizjet kryengritëse. Ata forcuan ushtrinë dhe me anën e saj u përpoqën të mbronin kufijtë e perandorisë nga sulmet e jashtme. Figura më kryesore midis perandorëve ilirë ka qenë Diokleciani, një ilir nga qyteti Dioklea (në provincën e Dalmatisë), që sundoi në vitet 284-305. Diokleciani ndoqi të njëjtën politikë si paraardhësit e tij, por ai bëri edhe disa reforma administrative e ushtarake. Perandoria Romake u nda në katër prefektura dhe 12 dioceza. Në pjesën lindore të saj gjendej prefektura e Ilirikut, e cila ndahej në tri dioceza e në disa provinca. Tokat shqiptare që nga gjysma e parë e shek. IV, qenë përfshirë në provincën e Prevalit me qendër Shkodrën, ku bënin pjesë Dalmatia e Jugut, Mali i Zi dhe Shqipëria Veriore, në provincën e Dardanisë me qendër Skupin, ku hynin pothuaj të tëra krahinat e Kosovës së sotme, në provincën e Epirit të Ri me qendër Dyrrahun, që përmblidhte krahinat e Shqipërisë Qendrore e Jugore deri te lumi Vjosa dhe në provincën e Epirit të Vjetër, me qendër Nikopolin, ku hynin tokat në jug të Vjosës deri në gjirin e Prevezës.

Me reformat e tij ushtarake Diokleciani e rriti numrin e legjioneve dhe formoi me ushtarë të zgjedhur njësi ushtarake të lëvizshme, të cilat në kohë lufte shoqëronin sundimtarët dhe në kohë paqeje qëndronin si garnizone në qytetet e kështjellat e provincave.

Duke filluar nga gjysma e dytë e shek. III, por në mënyrë të veçantë gjatë shek. IV në provincat ilire u bënë ndërtime me karakter fortifikues dhe u hapën e u riparuan rrugë të ndryshme. Në radhë të parë këto punime u bënë në provincat veriore dhe shërbyen për mbrojtjen e kufijve nga sulmet e « barbarëve ». Por edhe në provincat e brendshme jugore, po për qëllime ushtarake u rifortifikuan shumë qytete dhe u ngritën kështjella të reja. Ndryshe nga ato të veriut, përveç detyrës së mbrojtjes së Perandorisë nga invazionet e « barbarëve », që mund të hynin në Gadishullin Ballkanik, ato patën edhe një mision tjetër, shërbyen për qëndrimin e garnizoneve dhe për të përballuar kryengritjet e vendësve, të cilat u shtuan në situatën e krijuar nga kriza e rendit skllavopronar.

Reformat administrative e ushtarake dhe ndërtimet fortifikuese të bëra nga Diokleciani e vonuan pak rënien e Perandorisë Romake, por nuk mundën ta ndalonin. Në këtë drejtim një rol jo të vogël kanë luajtur provincat veriore e verilindore ilire, por ndihmuan edhe rrethanat politike, sidomos lufta kundër sulmeve të barbarëve në kufirin danubian. Kjo luftë kishte një karakter të dyfishtë për perandorët e komandantët ushtarakë ilirë, ishte një luftë për mbrojtjen e vendit të tyre, por edhe për mbrojtjen e Perandorisë me të cilin ishin lidhur ngushtë interesat e tyre.

Në sajë të disa masave që mori paria e re provinciale, duke përfshirë edhe atë ilire, u bë e

mundur të përballohej për një farë kohe kriza e Perandorisë Romake. Por ato nuk mundën ta shmangnin atë.

### *Tiparet e krizës në provincat ilire*

Shthurja e sistemit antik të prodhimit, që përfshiu gjithë perandorinë dhe që ishte arsyeja themelore e krizës së saj, nuk pati kudo përpjesëtime të njëjta. Në Lindje dhe në Ilirik, ku prona private ishte zhvilluar më ngadalë, kjo krizë nuk qe aq katastrofike sa në provincat perëndimore.

Pas shek. III e. sonë edhe në provincat ilire bujqësia fitoi një rëndësi të madhe. Në fshatin ilir, deri në fund të shek. IV e. sonë ka pasur një rritje të prodhimit bujqësor. Sipas burimeve të shkruara në Ilirik ka pasur fshatarë të pasur që kishin skllevër, të cilët ishin, kryesisht, robër lufte me origjinë gote. Në provincat ilire, për një farë kohe u gjallëruan edhe pronarët e mëdhenj të tokave, që i shtuan pronat e tyre pas rënies së qyteteve. Por latifondet qenë relativisht të pakta dhe të kufizuara në ultësirat bregdetare.

Me gjithë gjendjen e keqe që u krijua në Perandorinë Romake, në provincat ilire fshatarët e lirë mbetën edhe për një farë kohe një forcë e madhe. Për ruajtjen e popullsisë së lirë fshatare dhe për ta mbrojtur atë nga shkatërrimi prej borxheve, ishin të interesuar edhe perandorët, të cilëve u duhej si rezervë për ushtrinë dhe për taksat e ndryshme. Në zonat e brendshme malore ilire kishte edhe bashkësi fshatare, pjesëtarët e të cilave ishin zotërues tokash.

Zbulimet arkeologjike dëshmojnë për një zhvillim të bujqësisë dhe të vendbanimeve fshatare në Iliri në shek. III-IV. Veglat bujqësore prej hekuri ishin të zakonshme dhe mbizotëruese në inventaret e varreve të kësaj kohe, që u takonin vendbanimeve fshatare kryesisht të vogla. Vendbanimet fshatare u shtuan edhe në zonat e brendshme; disa prej tyre qenë lidhur me minierat e ndryshme, të cilat në kohën e krizës kishin kaluar në duart e banorëve vendas.

Në pronat bujqësore të provincave ilire filloi të shtohet numri i kolonëve, një dukuri që njihej edhe më parë. Kolonët në fillim kanë qenë qiramarrës të lirë dhe vinin kryesisht nga radhët e fshatarëve të rrënuar dhe të mbetur pa tokë. Kolonë zunë të bëheshin edhe robërit e luftës. Borxhet, që erdhën duke u shtuar i shkatërruan kolonët, fillimisht të lirë, dhe i bënë pjesë të pandarë të tokës. Në përgjithësi gjendja e kolonëve edhe në Ilirik ka qenë e keqe dhe nuk ndryshonte nga ajo e skllevërve. Në kushte të tilla kolonët braktisnin shpesh tokat dhe arratiseshin. Perandori Konstandin, me anë të një dekreti, kishte shpallur se të gjithë ata që fshihnin kolonët e ikur gjobiteshin, kurse kolonët e arratisur duhej të ktheheshin me forcë në vendbanimin e tyre. Ky ligj u përsërit disa herë, por pa sukses. Në vitin 371 të e. sonë u lëshua një urdhër i posaçëm për kolonët e Ilirikut. Tani ligjet ndalonin shitjen e kolonëve pa tokën, kështu që këta të fundit u shndërruan në një shtresë shoqërore që lidhej me tokën.

Të gjitha masat që mori perandoria në kohën e krizës në fushën e marrëdhënieve agrare kishin të bënin me politikën fiskale të saj. Taksat që paguanin pronarët e tokave caktoheshin

jo vetëm sipas sipërfaqes së tokës që ata kishin, por edhe nga numri i frymëve, i njerëzve që punonin në to. Kolonët mbetën të lidhur me tokën, ata ishin paraardhësit e bujkrobërve të kohës së mesjetës.

Pas shek. III e. sonë kriza e tatëpjeta e përgjithshme pati përfshirë edhe mjaft qytete të provincave ilire, sidomos të atyre jugore, duke ndikuar në rënien e jetës qytetare, ndonëse jo në atë masë si në pjesën perëndimore të perandorisë. Qytete të rëndësishme, si Apolonia, Bylisi, Amantia, Foinike, Antigonea e ndonjë tjetër që si koloni, municip apo qytet « i lirë » i qenë përshtatur organizimit administrativ, me fillimin e krizës së sistemit antik të prodhimit e me rënien e ekonomisë morën tatëpjetën për t'u zhdukur më vonë bashkë me ato qytete ilire që kishin filluar të binin që në dy shekujt e parë të erës sonë. Disa prej këtyre qendrave të vjetra qytetare nuk mundën të qëndrojnë si të tilla edhe pse u bënë qendra peshkopatash. Një dukuri që nis të duket në shek. IV e. sonë ka qenë ngritja e gjallërimi i disa qytezave të lashta e të reja, të fortifikuara me nismën e fuqinë e popullsisë vendase, roli ekonomik i të cilave u rrit, i ndihmuar nga kriza ekonomike e politike e perandorisë.

Në rrënimin e qyteteve ndikuan faktorë të ndryshëm. Së pari, duhet theksuar rënia e pronës së vogël e të mesme bujqësore të lidhura me qytetin, të cilat kishin ruajtur deri vonë tiparet e një ekonomie skllavopronare. Gjatë shek. IV pronat tokësore të qyteteve u fortifikuan nga perandorët dhe nga kleri kristian ose kaluan në duart e pronarëve të mëdhenj. Pronat e mëdha tokësore dhe fshatrat me bashkësi të lira luanin asokohe një rol të rëndësishëm në jetën ekonomike të perandorisë. Në këto prona e fshatra u zhvillua edhe zejtaria, me të cilën u morën në latifondet skllevërit e kolonët dhe në fshatrat zejtarët e lirë. Pranë tyre u zhvendosën një pjesë e popullsisë së qyteteve dhe u krijuan tregjet. Qytetet humbën edhe autonominë e privilegjet e vjetra duke kaluar nën vartësinë e prokuratorëve, të cilët ishin emëruar nga sundimtarët e provincave. Edhe gjendja e shtresës së lartë qytetare ishte keqësuar shumë. Kuritë që kishin zënë vendin e dekurionëve të mëparshëm, të cilët mbanin ofiqet administrative në qytetet, u pakësuan. Ata jo vetëm që duhej të nxirrnin nga qytetet detyrimet e taksat, por ishin të detyruar të paguanin edhe vetë. Detyra e kurive u bë një barrë e rëndë; nën shtrëngimin e sundimtarëve, në disa qytete ajo u bë e trashëgueshme. Kurialët që të shpëtonin nga detyrimet e rënda largoheshin nga qytetet, duke ikur në fshat ose duke u futur në ushtri. Në gjysmën e dytë të shek. IV ndonjë perandor bëri përpjekje për të rimëkëmbur kuritë qytetare, por pa sukses. Rendi i kurive e kishte jetuar kohën e tij. Qytetet mbetën në duart e nëpunësve perandorakë, të cilët u pasuruan në sajë të shpërdorimeve që bënin në kurriz të shtresave të ulëta qytetare. Kjo gjendje vazhdoi në ato qytete që përballuan krizën.

Në provincat jugore jeta qytetare nuk u shua; pati edhe qytete, të cilat mbetën si qendërbanime të rëndësishme, sidomos në ultësirën bregdetare. Në një burim të shkruar, kur tregohet për pushtimet e bëra nga Teodoriku në provincën e Epirit të Ri thuhet: « askush nuk do të duronte që ai të mbante qytete kaq të mëdha ». Qyteti më i madh në trevën jugore ilire, i cili jo vetëm ruajti fizionominë e tij, por nga shekujt V e VI, sidomos në këtë të fundit, pati një zhvillim e lulëzim të mëtejshëm, ka qenë Dyrrahu. Ai ishte njëkohësisht edhe kryeqendër e provincës dhe seli peshkopale. Një funksion të tillë ka pasur edhe qyteti i

Skodrës. Mbetën si qendra qytetare, edhe pse për një farë kohe u degraduan si kështjella me karakter më tepër ushtarak, qytetet e qytezat e lashta të Lisit, të Antipatresë, të Aulonit, të Kaninës, të Adrianopolit, të Justinianopolit, të Buthrotit etj.. Në shekujt IV-VI pati edhe kështjella ushtarake që u kthyen në qendra qytetare, sikurse ndodhi me Skampinin.

Një tablo tjetër kemi në qytetet e provincave veriore dhe të brendshme ilire, të cilat kishin reparte ushtarake të shumta. Në disa qytete, si në Salona, Naisi e ndonjë tjetër ka pasur një ngritje të madhe të atyre degëve të zejtarisë që lidheshin me ushtrinë. Për këtë qëllim u zgjerua punimi i hekurit dhe punishtet për përpunimin e tij. Në provincat ballkanike prodhohej rreth 40% e armëve të ushtrisë romake. Qyteti Nais i Dardanisë ishte njëri nga qytetet ku ndodheshin punishtet e mëdha perandorake për prodhimin e armëve. Nga provincat e Dalmatisë dhe të Dardanisë, sipas një burimi të shkruar të kohës, vazhdonin të tregtoheshin si mallra të kërkuara, hekuri, druri dhe prodhimet blegtorale.

Por me gjithë zhvillimin që patën disa qytete, gjendja që u krijua në përgjithësi në qytetet e provincave ilire që kishin përballuar krizën, qe e rëndë. Kjo bëri që perandorët të merrnin disa masa për të shmangur rrënimin e shtresave të ulëta e të mesme qytetare të përbëra nga zejtarët, tregtarët, pronarët e tokave, sepse ndryshe rrezikoheshin të ardhurat shtetërore. Për këtë qëllim në qytetet e Ilirikut u krijua institucioni për mbrojtjen e shtresave të ulëta qytetare, i cili duhej të kishte pushtet në çështjet policore, juridike dhe financiare. Por këto masa nuk u zbatuan dhe gjendja e vështirë e popullsisë së qyteteve të Ilirikut nuk u përmirësua; nëpunësit perandorakë vazhduan veprimet e tyre grabitëse, sepse më vonë dolën dekrete të tjera që kishin të njëjtën frymë. Ashtu si në pronat bujqësore e në fshatrat, edhe në qytete u lëshuan urdhëresa perandorake që të siguronin pagesën e rregullt të taksave dhe furnizimin e ushtrisë me mallra e prodhime të ndryshme. Në shek. IV të gjithë zejtarët qenë shtrënguar të regjistroheshin në kolegje nga të cilat as fëmijët e tyre që trashëgonin zanatin nuk mund të largoheshin. Por si skllevërit, kolonët e fshatarët e varfëruar, edhe shtresat e ulëta qytetare nuk e duruan këtë gjendje, ndaj ngritën krye, duke u bashkuar edhe me « barbarët » që invadonin gjithnjë e më shpesh Gadishullin Ballkanik.

### *Provincat ilire*

Me ndarjen e Perandorisë Romake në fund të shek. IV provincat ilire mbetën me perandorinë e Lindjes, Bizantin. Edhe pasi u bënë pjesë e Perandorisë Bizantine struktura ekonomiko-shoqërore e provincave ilire nuk ndryshoi. I vetmi ndryshim ishte se ato u bënë krahina periferike të perandorisë, çka ndikoi më vonë në jetën e tyre.

Në Perandorinë Bizantine, ku bënin pjesë krahina të pasura me qendra të mëdha zejtare dhe ku ruheshin fshatarët e zejtarët e lirë, kriza e skllavopronarisë nuk ishte ndjerë aq shumë. Edhe pse nuk arriti të ndalonte dyndjet e « barbarëve » në Ballkan, Perandoria Bizantine me burimet e saj ekonomike mundi të përballonte gjendjen e krijuar gjatë këtyre dyndjeve dhe të qëndronte si një shtet i madh edhe një mijë vjet të tjera. Kurse perandoria e Perëndimit nuk mundi të rezistojë para sulmeve të « barbarëve » dhe në vitin 476 ra në duart e gjermanikëve, të udhëhequr nga Odoakri.

Në shek. V-VI provincat jugore e juglindore ilire si Prevali, Dardania, Epiri i Ri dhe Epiri i Vjetër, pas shkatërrimeve e dëmeve të shkaktuara nga invazionet barbare u mëkëmbën, madje në shek. VI patën një farë ngritjeje që u vu re në shumë drejtime.

Bujqësia mbeti edhe në këta shekuj një degë e rëndësishme e ekonomisë. Karakteri i pronave bujqësore mbeti ai që kishte qenë edhe më parë. Në disa vendime shtetërore që i takojnë vitit 535 duket shumë qartë gjendja e pronave bujqësore në Ilirik. Qëllimi i këtyre vendimeve ishte ndalimi i përpjekjeve të pronarëve të mëdhenj dhe i fajdexhinjve për t'u marrë fshatarëve borxhlinj tokat e bagëtitë. Në pronat e mëdha bujqësore figura qendrore ka qenë koloni. Në legjislacionin e asaj kohe flitet për kolonë të lirë e kolonë të varur. Të parët, krahas tokës që merrnin nga pronarët, kishin edhe ngastra e vegla të tyre, kurse të fundit ishin të lidhur pas tokës; as vetë, as edhe fëmijët e tyre nuk mund të largoheshin nga vendet ku ishin regjistruar. Më vonë, midis kolonëve nuk kishte më asnjë ndryshim çka u pasqyrua më pas edhe në legjislacion.

Edhe në shekujt V-VI në provincat ilire nuk qenë zhdukur pronat e vogla tokësore; në viset malore vazhdonin të ruheshin edhe bashkësitë e lira fshatare. Si më parë, edhe tani shteti bizantin duke ruajtur pronat e vogla fshatare dhe duke ndaluar rrënimin e tyre, kërkonte të siguronte një prodhim sa më të madh drithërash, të mblidhte taksat dhe të rekrutonte ushtarë. Fshatarët ishin të detyruar të kryenin edhe angari të shumta në hapjen e rrugëve, në ndërtimin e urave e të kështjellave. Për t'u shkëputur nga vështirësitë ekonomike, ngarkesat e shumta me taksa, veprimet e padrejta e dhuna e nëpunësve të financave dhe për të mos u kthyer në kolonë, fshatarët kërkuan mbrojtjen e pronarëve të mëdhenj me ndikim që ishin të interesuar të kujdeseshin për ta (v. 468). Lindi kështu patronazhi latifondar, i cili u përhap mjaft saqë perandorët nxorën urdhra për ta ndaluar atë.

Rrënimi i fshatarësisë u bë më i theksuar, veçanërisht në fund të shek. V dhe në fillim të shek. VI, kur ajo u ngarkua me taksa edhe më të rënda. Fshatarët e provincave ilire qenë të detyruar t'u paguanin pronarëve të mëdhenj të tokave një taksë të re në të holla, ndërsa shtetit në ar. Të gjitha këto ndihmuan në ruajtjen në këto provinca të marrëdhënieve mall-para, por fshatarët qenë shtrënguar të shisnin në treg prodhimet e tyre ose të merrnin hua nga fajdexhinjtë. Duke mos qenë në gjendje për të paguar me kohë borxhet ata duhet t'u dorëzonin atyre gjithçka zotëronin dhe pastaj të kërkonin mjete jetese në qytetet ose të hynin në radhët e ushtrisë. Në këtë mënyrë, në ushtrinë e perandorisë së hershme bizantine hynë shumë ilirë.

Për provincat jugore ilire të asaj kohe ka qenë karakteristik zhvillimi i bujqësisë në qendërbanime të vogla, të fortifikuara, të cilat, sikurse tregojnë të dhënat e arkeologjisë, të shek. V-VI, ishin bërë qendra të rëndësishme ekonomike. Por në këta shekuj ekzistonte një ndryshim midis provincave jugore e veriore; këto të fundit i përballuan të parat goditjet e sulmeve të « barbarëve ». Në provincat jugore që nuk u prekën aq nga inkursionet e barbarëve dhe qenë krahina pa trupa të rregullta ushtarake, u ruajt në mënyrë më kompakte popullsia e vjetër fshatare e qytetare. Burimet e shkruara tregojnë se edhe në shek. V

dardanët përbënin një popullsi të madhe e kompakte, kurse nga burimet mbishkrimore rezulton se në këtë provincë edhe në shek. VI vazhdonin të ruheshin emra vetjakë e emra fshatarësh ilirë.

Në provincat ilire edhe në shek. V e VI jeta qytetare vazhdoi pa ndërprerje, megjithëse numri i qyteteve ishte pakësuar edhe më shumë. Hierokli, në udhërrëfyesin e tij të shek. VI përmend në katër provincat jugore ilire, emrat e 27 qyteteve, disa prej të cilave ishin edhe qendra peshkopale. Sidoqoftë, me gjithë numrin e pakësuar të qyteteve dhe krizën e skllavopronarisë, në shek. VI, në Iliri kishte ende qytete relativisht të pasura ose qytete që kishin ruajtur rëndësinë e tyre. Në këtë kohë, pas shkatërrimeve të shekujve paraardhës, ka qenë karakteristike një rigjallërim i jetës në qytet dhe në fshat, dhe një qëndrueshmëri në raportet mall-para.

Që nga fundi i shek. V dhe gati gjatë gjithë shek. VI, kur ndodhi rilulëzimi i jetës qytetare, numri i monedhave u shtua në mënyrë të ndjeshme. Monedha të kësaj kohe, e sidomos monedhat e perandorit Justinian, të perandorit Justin qarkullonin gjerësisht; ato gjendeshin jo vetëm në qytetet, por edhe në qendërbanime të fortifikuara e të vogla e në zona të brendshme malore.

Në pjesën ballkanike të perandorisë së Bizantit një qytet i madh ka qenë Dyrrahu. Në Dyrrah vinin anije nga vende të ndryshme të Mesdheut, kurse rrugët tokësore që niseshin nga ky qytet nuk e kishin humbur rëndësinë e tyre. Këtu ndodheshin punishtet dhe arsenalet që furnizonin me armë e me mjete të tjera ushtrinë e flotën perandorake. Qyteti, dy herë i dëmtuar nga tërmetet dhe nga pushtimi i gotëve, ishte mëkëmbur dhe zbukuruar me mure të reja. Perandori bizantin Anastasi (v. 491-518) që ka qenë me origjinë nga ky qytet, e rrethoi Dyrrahun me një kurorë trefishe muresh mbrojtëse dhe ndërtoi aty një hipodrom të madh. Shkrimtari i shek. VI, Prokopi nga Gaza, e përshkruan Dyrrahun « si një qytet të madh që zgjatet nga toka në det, që ka me tepricë nga ato që mund të prodhojë toka e deti ».

Ndërtime me karakter fortifikues në provincat jugore ilire janë bërë edhe pas sundimit të Anastasit. Prokopi i Cezaresë, bashkëkohës i perandorit Justinian ka shkruar se ky i fundit, për të mbrojtur perandorinë e provincat e saj nga sulmet e mundshme të barbarëve, ndërtoi e rindërtoi një varg kështjellash. Vetëm në tri provincat ilire jugore sipas listës së hartuar nga autori i mësipërm, numri i qendërbanimeve të fortifikuara arrinte deri në 168. Kërkimet arkeologjike kanë treguar se në shek. V-VI në Iliri janë ndërtuar një tok kështjellash, shumë prej të cilave nuk përfshihen në listën e atyre kështjellave, që sipas Prokopit të Cezaresë janë ndërtuar e rindërtuar nga perandori Justinian. Përveç qyteteve të rrethuara rishtas me mure, por shpeshherë të kufizuar në sipërfaqe të vogla, vërehen në këta dy shekuj përpjekje të vetë popullsisë për të fortifikuar qendërbanime të reja ose për t'u kthyer në kështjellat e vjetra. Sikurse është provuar nga të dhënat arkeologjike, në këta shekuj vihet re një rritje e rolit ekonomik të qytezave të reja të fortifikuara, sidomos në ato krahina ku ishte dobësuar autoriteti perandorak. Kjo bëri, sidomos në periudhën parafeudale, që të rigjallërohet popullsia vendëse dhe që krahinat e brendshme të fitojnë një rëndësi të veçantë, e cila do të shfaqet që nga shek. VII e më tej në vendosjen e feudalizmit si sistem ekonomik.

Në shek. VI u krijuan kushtet jo vetëm për ndërtime me karakter mbrojtës, por edhe për ndërtime të tjera me karakter monumental. Kësaj kohe i përkasin ndërtime të shumta të kultit të krishterë në qytetin e Bylisit, Butrintit si dhe në qendrat e tjera të vogla. Këto kanë qenë monumentet e fundit të shoqërisë antike.

Në shek. VI autoriteti perandorak ishte ende i fortë në krahinat bregdetare dhe në qytetet. Qytetet e provincave ilire nuk kishin më magistraturat municipale, as edhe vetadministrimin e vjetër. Ato kishin rënë në duart e funksionarëve perandorakë. Nga paria e vjetër sunduese kishte mbetur një pakicë e vogël e përbërë nga pronarët e mëdhenj të tokave. Funksionarët shtetërorë dhe të kishës i ruajtën të paprekura pozitat sunduese. Nga radhët e kësaj shtrese qenë zgjedhur edhe perandorët. I tillë ka qenë edhe Anastasi që vinte nga gjiri i aristokracisë senatoriale të Dyrrahut. Por edhe në këtë kohë ushtria vazhdonte të luante një rol të rëndësishëm në shtetin e Bizantit dhe prej asaj vazhduan si më parë, të dilnin perandorët. Ushtarakë ilirë, që kishin bërë karrierë në ushtrinë bizantine qenë edhe perandori Justin I (518-527) dhe ai Justinian (527-565). Sipas një burimi të shkruar bizantin perandori Justin, fshatar me origjinë nga Dardania, duke mos siguruar dot jetesën në vendlindjen e tij kishte shkuar në Konstantinopol dhe kishte hyrë në radhët e ushtrisë, ku arriti më pastaj deri në postin më të lartë shtetëror.

Me kohë, në qarqet sunduese të provincave ilire, si kudo në perandori, një rol të madh filloi të luante kisha e krishterë e përfaqësuar nga kleri i lartë, i cili për shërbimet kundrejt perandorisë merrte si dhuratë toka e pasuri të ndryshme. Në shek. VI kisha e krishterë ka pasur prona të saj në provincat e Bizantit prej nga nxirrte të ardhura të mëdha.

Shek. VI përbën përpjekjen e fundit të rigjallërimit të antikitetit në Ballkan. Në gjysmën e dytë të shek. VI dhe në gjysmën e parë të shek. VII do të rifillojnë invazione e dyndje të reja popujsh, të cilat do të sjellin ndryshime në përbërjen etnike të gadishullit dhe do të çojnë në rënien e plotë të sistemit antik të prodhimit. Në Perandorinë e Lindjes, në të cilën bënin pjesë edhe provincat ilire, ku skllavopronaria ka qenë më pak e zhvilluar, procesi i shthurjes së mënyrës antike të prodhimit dhe vendosja e feudalizmit u bë më me ngadalë.

## 3. KULTURA NË PROVINCAT ILIRE

### *Kultura në shekujt e parë të erës sonë*

Në shek. I të e. sonë, me pushtimin e plotë të Ilirisë, nisi të përhapej edhe kultura romake, duke u ndërthurur me kulturën vendëse ilire dhe duke zhdukur pak nga pak edhe ndryshimet kulturore që ekzistonin deri atëherë midis krahinave ilire. Një rol të rëndësishëm në përhapjen e kulturës romake në provincat ilire ka luajtur aparati administrativo-ushtarak i pushtuesve romakë. Vatra kryesore të përhapjes së kulturës romake u bënë kolonitë e municipet, ato qytete, të cilat si pasojë e organizimit të ri administrativ u bënë qendra të

rëndësishme ekonomike dhe patën një jetë të gjallë kulturore-artistike. Dukuritë më të shumta kulturore, të ndikuara nga Roma, zunë vend, në masën më të madhe, tek banorët e ardhur nga Italia ose nga provincat e tjera dhe te përfaqësuesit e shtresës së pasur vendëse.

Në provincat ilire, sikurse edhe në provincat e tjera të perandorisë romake u zhvilluan arkitektura zyrtare, skulptura - veçanërisht portreti, arti i mozaikut dhe piktura murale.

Pushtuesit romakë për nevojat e tyre bënë ndërtime të shumta, të cilat në disa raste ndryshuan planet e vjetra urbanistike të qyteteve. Këto ndryshime në planin urbanistik të qyteteve të vjetra në provincat jugore ilire u bënë sepse romakët nuk ngritën ndonjë qytet të ri. Më qartë ato shihen në Buthrot e Apoloni. Në njërën nga tarracat e mëdha, të formuara në kodrën ku shtrihej qyteti i Apolonisë, në pjesën perëndimore të saj, gërmimet kanë nxjerë në dritë tepricat e një ansambli godinash me karakter shoqëror të ngritura në fillim të shek. II e. sonë. Këto ndërtime, që i takojnë lagjes qendrore të qytetit, u bënë mbi rrënojat e godinave më të lashta ose duke i ndryshuar ato që i përkisnin gjithashtu qendrës së qytetit para pushtimit romak.

Në ansamblin e godinave të kësaj pjese qendrore të qytetit, bënin pjesë një teatër i vogël i mbuluar (odeon), një bibliotekë dhe një godinë me një fasadë monumentale, e quajtur në literaturën arkeologjike, monumenti i agonotetit, e cila ka shërbyer si seli e këshillit të qytetit (buleteurion). Me interes është këtu edhe mbishkrimi i skalitur në arkitekturën e fasadës që tregon, jo vetëm se kush e kishte ndërtuar këtë godinë monumentale, por edhe se me rastin e inaugurimit të saj ishin organizuar dyluftime midis 25 çifte gladiatorësh. Kjo supozon se në atë kohë në Apoloni ekzistonte një arenë amfiteatër i madh dhe se luftimet e gladiatorëve ishin shfaqje të futura nga shtresa skllavopronare sunduese e italike. Me kompleksin e godinave me karakter shoqëror të mësipërme lidhej edhe një hark triumfi me tri porta, i ngritur në mes të sheshit dhe një rrugë magjistrale, e cila nga godina e këshillit zbriste në drejtim të lagjeve të pjesës perëndimore të qytetit, ku ndodheshin edhe banesat e parisë skllavopronare apoloniate. Të gjitha këto godina nga pikëpamja e planimetrisë dhe e teknikës së ndërtimit nuk ndryshojnë nga ato bashkëkohëse të ngritura në provinca të tjera ballkanike.

Një plan të ri urbanistik ka pasur, në shekujt e parë të erës së sonë, edhe qyteti i Buthrotit. Nuk ka të dhëna që të provojnë nëse në fillim të erës sonë ndryshoi plani urbanistik i qytetit të Dyrrahut. Megjithatë, dihet se në këtë qytet, në shek. II, u ndërtua një amfiteatër i madh, një pjesë e të cilit është zbuluar.

Një zhvillim të mirë ka pasur në tre shekujt e parë të e. sonë edhe arti plastik, skulptura. Skulpturën e kësaj kohe e njohim në mënyrë të veçantë nga zbulimet e bëra në rrënojat e Apolonisë. Karakteristike për skulpturën apoloniate të kësaj kohe është se një pjesë e mirë e veprave skulpturore i mbetën besnike traditave të artit klasik e helenistik ose riprodhojnë vepra më të njohura të artit grek, kurse në portretet shpesh janë zbatuar rregullat kompozicionale dhe të skalitjes karakteristike për skulpturën romake. Në vargun e gjatë të skulpturave apoloniate të tre shekujve të parë të erës sonë ka vepra origjinale, të denja për

mjeshtra të zotë e me përvojë të madhe, portrete të stilit augustian e më të vona, si busti i Karakallës e ndonjë tjetër, por ka edhe kopje të veprave klasike, të cilat kanë një forcë të madhe shprehëse, janë shumë të bukura dhe dëshmojnë për një pjekuri artistike të autorëve të tyre (portreti i Demostenit, busti i Filozofit e ndonjë tjetër). Ndryshe ka ndodhur në relievin sidomos atë mortor, ku nuk ndeshen më kompozimet e bukura të stileve sepolkrale apoloniate dhe në vend të tyre skaliten relieve me një dekoracion uniform e monoton të marrë nga repertori i stileve romake.

Në plastikën e vogël vendin kryesor e zënë figurinat prej bronzi, të gjetura në qytete dhe në lokalitete fshatare. Në këto figura bronzi të vogla, të prodhuara më të shumtën në seri, të cilat lidhen me hyjni ashtu edhe me personazhe laike (aktorë, fëmijë, atletë etj.), ka edhe modele me vlera artistike të vërteta.

Një përhapje të gjerë, gjatë periudhës së pushtimit romak ka pasur edhe arti i mozaikut. Edhe mozaikët dhe zhvillimi i tyre, ashtu sikurse veprat më të bukura të arkitekturës dhe të skulpturës, kanë qenë lidhur me shtresat e larta të provincave, si të atyre të qyteteve, ashtu edhe të vendbanimeve fshatare, të zotëruesve të vilave e latifondistëve. Në këta mozaikë ku mbizotëron dekoracioni gjeometrik ndeshen edhe elemente e skena të marra nga mitologjia greke e tejlashtë (Akili e Pentesilea në mozaikët e Apolonisë etj.).

Ndryshime të dukshme ndodhën edhe në kulturën materiale e shpirtërore, veçanërisht në qytetet dhe në periferitë e tyre. Krahas me futjen në prodhim të një sërë veglash të reja pune, gjatë shekujve të parë të pushtimit romak hyjnë në përdorim edhe stoli të reja, një pjesë prej të cilave lidheshin me modele veshjesh të ardhura. Midis stolive vendin e parë e zënë fibulat, funksioni i të cilave sigurohej nëpërmjet një thumbi ku kapej gjilpëra, duke u zënë vendin atyre fibulave ku mbyllja sigurohej nëpërmjet një spiraleje, nga dilte gjilpëra. Fibula të kësaj kohe të llojit të quajtur « Aucissa », me këmbë përthyer ose të tipit « pincete » përhapen gjerësisht në provincat jugore ilire.

Me forma e teknikë të re paraqitet në tre shekujt e parë të erës sonë edhe qeramika, duke përfshirë edhe qeramikën e ndërtimit. Përveç punishteve të poçarisë vendëse, që prodhojnë forma enësh të zakonshme, edhe në provincat e tjera romake, një përhapje të gjerë mori në dy shekujt e parë (në drejtim më tepër si imitacion) qeramika e quajtur « terra sigillata ». Në këtë kohë zgjerohet më shumë edhe përdorimi i enëve prej qelqi.

Në qytetet e në zonat fshatare deri në thellësi hyjnë në përdorim tjegulla - solene e kaliptere - të lakuara, tulla me trajta e përmasa të ndryshuara, ndërsa në ndërtim hynë llaçi e gëlqerja, të cilat sollën ndryshime në teknikën e ndërtimit, në cilësinë dhe në pamjen e godinave.

Ajo që bie në sy në gërmimet e zbulimet arkeologjike është se këto ndryshime në kulturën materiale sikurse shfaqjet e tjera të kulturës së veçantë, i takojnë ultësirës bregdetare, periferive të qyteteve dhe disa luginave të përshkuara nga rrugë magjistrale. Në këto krahina është vërejtur edhe prania e kulteve të hyjnive romake dhe më rrallë edhe të hyjnive me prejardhje lindore. Viset e brendshme ilire u prekën shumë më pak nga ndikimet e kulturës

romake. Në përgjithësi në këto krahina elementet e kulturës materiale e shpirtërore romake janë të pakta, ndërsa ato vendase më të shumta. Ky raport do të thellohet edhe më tepër në shekujt që pasojnë, në kohën e krizës së skllavopronarisë, kur elementet kulturore vendase, tradicionale e të reja zënë një vend gjithnjë e më të madh në jetën e banorëve të provincave ilire.

### *Kultura në kohën e vonë antike (shek. IV-VI)*

Gjendja ekonomike e politike që u krijua në provincat ilire në shek. IV të e. sonë ndikoi edhe në zhvillimin e kulturës, nxiti gjallërimin dhe vazhdimin e traditave kulturore të lashta. Në shekujt që pasuan, kultura materiale, bashkë me ndikimet bizantine filloi të marrë tipare të qarta anase, mbi bazën e të cilave do të formohet kultura e hershme shqiptare. Ajo nuk pati atë zhvillim të madh si më parë, por në këtë lindën elemente të reja të rëndësishme (si në kulturën materiale, dhe në marrëdhëniet shoqërore), të cilat në mesjetë u zhvilluan në mënyrë më të plotë.

Ndryshe nga periudha pararendëse, në provincat ilire u zhvilluan më tepër ndërtimet me karakter fortifikues ushtarak dhe ato me karakter fetar, të krishterë. Në grupin e parë hynin kryesisht kështjellat e reja dhe kështjellat e lashta të fortifikuara për qëllime ushtarake, ndërtimi dhe rindërtimi i të cilave pati filluar që në shekullin IV dhe arriti kulmin në shek. VI në kohën e sundimit të perandorit Justianian, i cili sikurse shkruan biografi i tij, në dy provincat Epir i Ri dhe Epir i Vjetër, ndërtoi dhe rindërtoi 94 kështjella.

Nga qytetet, në të cilat u bënë ndërtime të mëdha e të rëndësishme që prekën edhe sistemin e brendshëm urbanistik ka qenë Dyrrahu. Këto ndërtime u bënë në kohën e sundimit të perandorit bizantin Anastas, që ishte me origjinë nga ky qytet. Nga këto objekte, me të vërtetë monumentale, janë ruajtur pjesë të sistemit fortifikues: muret rrethuese trefishe të Dyrrahut të ngritura nga perandori Anastas, të cilat llogaritet të kenë qenë 4 400 m të gjata, rreth 12 m të larta dhe 3,50 m të gjera. Me interes është edhe rrjeti i kanalizimeve që dëshmon gjithashtu për një qytet të madh dhe mjeshtra të aftë.

Arkitektura e banesave, siç kanë treguar zbulimet arkeologjike, nuk pati ndryshime të dukshme. Si në planin, ashtu edhe në ndërtimin e saj u ruajtën traditat e lashta.

Monumentet arkitektonike që lidhen me fenë e krishterë, dhe që ishin karakteristike për antikitetin e vonë kanë qenë bazilikat. Këto godina kulti janë me interes për planimetrinë e tyre, plastikën dekorative dhe për dyshemetë me mozaikë. Përsa u përket planimetrive janë gjetur bazilika të thjeshta me tri anijata (në Tepe të Elbasanit) dhe bazilika të tipit trikonke (në Lin të Pogradecit). Shpesh godinat e kultit paleokristian janë ngritur mbi ndërtime më të lashta, duke ndryshuar planimetritë e tyre (bazilika në Tiranë, pagëzimorja e Butrintit).

Rrënojat e një bazilike monumentale janë zbuluar në qytetin e sotëm të Ballshit, që në mesjetë u bë një qendërbanim i rëndësishëm shqiptar (në burimet mesjetare është njohur me emrin Kefalonia-Glavinica). Në këtë bazilikë monumentale është vërtet e pasur dhe me

vlerë artistike plastika dekorative arkitektonike. Në plastikë përveç kapiteleve, harqeve, arkitrave, spikasin në mënyrë të veçantë disa pilastra e panele të perdes ndarëse të altarit. Si pilastrat, dhe panelet janë punuar në reliev, kanë një trajtim të mirë artistik dhe një dekoracion të pasur ku nuk mungojnë elementet zbukuruese tradicionale vendase.

Midis monumenteve të skulpturës të kohës së vonë antike dhe që nuk lidhen me kultet fetare janë disa relieve mortore, të punuara nga artistë vendas. Këto relieve nga mënyra e trajtimit artistik, kompozimit, frymëzimit, modelimit e nga paraqitja e figurave dhe veshja e tyre, përbëjnë një tërësi që i veçon nga ato relieve sepulkrale të zakonshme për tre shekujt e parë të erës sonë. Ajo që i bën edhe më interesante këto vepra artistike ilire (sepse u takojnë ilirëve), është se ato janë gjetur jo në qendra qytetare, por në lokalitete të brendshme, në fshatra dhe se figurat që mbajnë paraqesin zakonisht njerëz të punës, fshatarë e zejtarë. Karakteristike për këtë kohë janë edhe disa portrete tek të cilët nuk vërehet as idealizmi i artit grek, as natyralizmi i skulpturës romake; portretet pasqyrojnë qoftë edhe në mënyrë të thjeshtë karakterin burrëror, por edhe të rreptë të popullsisë ilire.

Karakteristike për periudhën e vonë antike ka qenë lulëzimi i artit të mozaikut. Duke filluar nga shek. IV e. sonë arti i mozaikut përhapet edhe në viset e brendshme të provincave ilire, duke u lidhur në fillim me qendërbanimet rurale, « vilat » fshatare dhe më pas me godinat e kultit, bazilikat paleokristiane. Në këta mozaikë janë të pranishme, krahas elementeve të reja dekorative, edhe ato tradicionale më të lashta. Kështu në dyshemetë me mozaikë të godinave të kultit vërtet mbizotërojnë figurat që përfytyrojnë kafshë, shpendë e peshq tipike për artin masiv paleokristian, por krahas tyre, në kornizat që rrethojnë emblemat vërehen elemente dekorative gjeometrike, figura rombesh, motivi i gërshetës, i rrathëve që priten etj., që lidhen me një traditë të lashtë. Mozaikët e kohës së vonë antike, nga të cilët janë zbuluar mjaft në këto vitet e fundit, tregojnë për një lulëzim të këtij arti, sidomos në shek. V e VI dhe për praninë e atelieve mozaikpunuese vendase.

Në antikitetin e vonë ndodhën ndryshime të dukshme edhe në kulturën materiale. Zhvillimi i bujqësisë u shoqërua me futjen në përdorim dhe përsosjen e një sërë veglash bujqësore. Shfrytëzimi intensiv i vendbanimeve me metale bëri të nevojshëm shtimin e përmirësimin e veglave të minatorëve. Shek. IV, sipas të dhënave arkeologjike, me gjithë krizën e përgjithshme, ka qenë periudhë e një gjallërimi të zejtarive, të qyteteve të mëdha dhe të qendrave të brendshme. Kjo vërehet në prodhimin e stolive, ku vendin e parë e zënë fibulat, të cilat edhe në këtë kohë vazhdojnë të kenë një funksion praktik e estetik. Një përhapje të gjerë kanë pasur fibulat e gjoksit të tipit të quajtur me koka qepe dhe ato me këmbë të përthyer, pararendëse të fibulave të përdorura nga shqiptarët në mesjetën e hershme.

Edhe qeramika masive (tullat e tjegullat), edhe qeramika e përdorimit të përditshëm nuk ndryshon shumë nga ajo e shekujve pararendës. Ndërsa në elementet dekorative përdoret pikturimi me breza ngjyrë kafe e të kuqe, trajtat e enëve thjeshtohen. Gjithnjë e më shpesh enët prej balte të pjekur zbukurohen me motivin e gropëzuar, çatalla dhe vija rrethore ose të valëzuara të gërricura, motive këto të traditës ilire.

Përsa i përket kulturës shpirtërore për antikitetin e vonë kultet e besimit fetar të krishterë, përhapen gjithnjë e më shumë në popullsinë e provincave ilire. Feja e krishtere, e cila në fillim lindi si një fe e shtresave të varfra, të cilat mendonin të gjenin tek ajo rrugën e shpëtimit, u përqafua më vonë edhe nga shtresat e pasura dhe u bë fe zyrtare.

***Qëndresa e ilirëve ndaj romanizimit***

Gjatë gjithë periudhës së pushtimit, Perandoria Romake, zbatoi në provincat ilire një politikë asimilimi, ose, sikur është cilësuar ndryshe, romanizimi. Për të realizuar këtë politikë dhe për të forcuar pushtimin, shteti romak ka synuar që në krye të tërhiqte dhe të bënte për vete parinë vendëse. Për këtë, që herët, kësaj shtrese iu dha e drejta e qytetarisë romake dhe poste të ndryshme në administratën provinciale. Edhe rekrutimi i të rinjve në ushtrinë romake që Roma ka zbatuar gjerësisht në disa provinca, si në Dalmati, Panoni e Dardani ndikonte në këtë politikë të forcimit të sundimit të saj në Iliri. Të rinjtë e rekrutuar, që në fillim kryenin detyrimin ushtarak në formacionet ndihmëse të ushtrisë romake (në burimet e shkruara latine përmenden kohortat dalmate e dardane dhe kalorët dalmatë). Shteti romak i largonte nga vendlindja, i dërgonte në provincat veriore dhe në ato të Afrikës. Në këtë mënyrë, nga njëra anë, zëvendësoheshin humbjet e ushtrisë gjatë luftërave pushtuese, ndërsa, nga ana tjetër, dobësohej qëndresa e popullsisë ilire.

Në tregjet e provincave ilire shiteshin asokohe prodhimet e punishteve të mëdha italike e jashtitalike. Në fushat e ndryshme të prodhimit, në metalurgji, në zejtari dhe në bujqësi hynë në përdorim një tok veglash të reja pune më të përsosura e më praktike. Bashkë me to u përhapën edhe stoli e objekte zbukurimi të reja. Përhapje të gjerë ka pasur edhe qeramika romake e kuqe me lustër, e quajtur « terra sigillata », dhe në të njëjtën kohë u bë uniformizimi i shumë prodhimeve të qeramikës. Në përgjithësi në provincat ilire, sidomos në shekujt I-II të e. sonë, kishin hyrë elemente të kulturës materiale e artistike romake, bashkë me to edhe disa shfaqje të kulturës shpirtërore, që kishin marrë karakter kozmopolit dhe ndesheshin edhe në provincat e tjera.

Duke u nisur nga kjo pamje e përgjithshme që kanë pasur provincat ilire në tre shekujt e parë të erës sonë, disa dijetarë kanë shfaqur mendimin se sikurse popujt e tjerë, dakët, galët, iberët, edhe ilirët u « romanizuan » plotësisht. Sipas tyre asimilimi nga ana e Romës u bë « me anë të gjuhës, të antroponomisë, të fesë dhe të disa shfaqjeve shoqërore-politike ». Mirëpo, argumentet që sjellin dijetarët për « romanizimin » në tërësi të ilirëve, nuk arrijnë ta provojnë këtë. Duhet pasur parasysh fakti se procesi i romanizimit, preku gjerësisht shtresat e larta të popullsisë vendëse, të cilat për shkak të pozitës së tyre të privilegjuar ishin më të ekspozuara ndaj ndikimeve romake, por jo masën e popullsisë ilire. Pastaj ky proces nuk u zhvillua njëlloj në të gjitha krahinat e fushat e jetës dhe ndikimet e tij kanë ndryshuar nga njëra krahinë ose provincë në tjetrën. Kështu p.sh. procesi i romanizimit mori përmasa më të gjera në Ilirinë Veriore, ku u zhvillua edhe dalmatishtja, një gjuhë romane, e cila u zhduk përfundimisht në shek. XIX.

Një argument që përdoret për të provuar romanizimin e ilirëve është përhapja e gjuhës latine

si gjuha zyrtare e kohës. Ka edhe gjuhëtarë që i mbahen pikëpamjes se përdorimi i gjerë i gjuhës latine në të shkruar e në të folur, bëri që gjuha ilire të zhduket. Dokumentet mbishkrimore të zbuluara në provincat ilire tregojnë se gjuha latine ka qenë gjuha e administratës dhe e kulturës dhe nuk ka pasur në çdo kohë dhe kudo një përhapje të gjerë. Në mënyrë shumë të qartë kjo vërehet në provincat e Ilirisë Jugore, ku numri i mbishkrimeve latine është shumë i vogël dhe i kufizuar, madje edhe në kolonitë romake dhe në periferinë e tyre të afërt. Në shumë krahina të këtyre provincave, sidomos në brendësi të vendit, nuk ka dëshmi mbishkrimore të përhapjes së gjuhës latine. Gjuha latine nuk mundi asnjëherë t'i zinte vendin gjuhës ilire si mjet shprehës në marrëdhëniet shoqërore e familjare, madje as në qytetet ku ilirët bashkëjetuan me banorët italikë të ardhur. Hieronimi, një ilir nga Dalmatia dhe që ka jetuar në shek. IV të e. sonë, shkruante se ilirët në kohën e tij flisnin gjuhën e tyre, e cila ndryshonte nga gjuha latine. Për më tepër, vetë prania e gjuhës shqipe në trevat e Ilirisë Jugore dëshmon qartë kundër romanizimit të një pjese të madhe të popullsisë së këtyre trevave.

Një fushë tjetër, ku del qartë gjithashtu, qëndresa ilire, është onomastika, ruajtja e emrave tradicionalë vendës, si tek njerëzit, emrat e vendeve, lumenjve, maleve etj.. Emra vetjakë ilirë ka me shumicë në mbishkrimet latine të gjetura në provincat e ndryshme ilire. Emra ilirë ka edhe në monumentet mbishkrimore që u takojnë edhe personave zyrtarë e ushtarakëve që kishin marrë qytetarinë romake dhe ishin dërguar për të kryer shërbimin ushtarak larg atdheut. Ilirët ruajtën, bashkë me qendërbanimet, e tyre edhe emrat e lashtë. Si të tilla mund të përmenden Skodra, Lisi, Dyrrahu, Aulona, Skupi, Naisi etj.. Të rralla kanë qenë edhe midis qendërbanimeve të reja, që u zhvilluan si qytete, ato që mbanin emra romakë. U ruajtën, gjithashtu, edhe emrat e shumë lumenjve e maleve, si Drilon (Drin), Mathis (Mat), Skardi (Sharr) e shumë të tjerë, të cilët kanë mbetur si të tillë deri në ditët tona.

Ilirët nuk i kishin humbur vetitë e tyre kulturore e etnike dhe këtë e tregojnë riti i vjetër i varrimit me vendosjen e trupit në varr dhe mënyra e ndërtimit të varreve. Në monumentet skulpturore, kryesisht në gurët e varreve, përveç emrave ilirë, figurat e skalitura mbajnë edhe veshjen popullore ilire. Studiuesve të këtyre monumenteve u ka rënë në sy se shumica prej tyre, sidomos relievet, janë punuar disi më ndryshe nga ato të njohura si vepra të skulpturës romake. Ato ruajnë disa tradita të artit helenistik, të gërshetuara me një stil vendës, që është i ngjashëm dhe rrjedh nga ai i gdhendjes së drurit.

Një fushë tjetër ku pushtuesit romakë u ndeshën me traditat e lashta vendëse dhe ku hasën qëndresë, ka qenë besimi, feja. Romakët nëpërmjet kolonive e qytetarëve romakë përhapën hyjnitë e panteonit të tyre. Në të njëjtën kohë ata mundën që të unifikonin disa hyjni të vjetra vendëse me ato romake duke u dhënë edhe veshjen e jashtme, emrin latin (interpretatio romana). Në këtë mënyrë hyu i madh i parthinëve u barazua me Jupiterin romak, por në mbishkrimet ai do të cilësohet Jupiter Parthinus, sikurse hyjnesha e Kandavëve, kulti i së cilës ishte shumë i përhapur; ajo barazohej me Dianën e do të quhej Diana Candavensis - (Diana e Kandavëve). Në Dalmati hyun e vjetër ilir Vidas romakët e identifikuan me Silvanin e tyre, mirëpo në relievet ai vazhdoi të paraqitej me atributet e vjetra. Shumë nga kultet e vjetra ilire, me gjithë interpretimin romak, edhe gjatë tre shekujve

të parë të e. sonë, vazhduan të zinin një vend të rëndësishëm në jetën shpirtërore të ilirëve.

Të nisur nga këto fakte e të dhëna të tjera, dijetarë të ndryshëm e gjithnjë më të shumtë e kundërshtojnë tezën e « romanizimit » të ilirëve. Duke sjellë argumente gjuhësore, arkeologjike e jashtarkeologjike këta dijetarë kanë provuar se edhe pas futjes nën sundimin romak, ilirët nuk u shfarosën dhe as u asimiluan, por ruajtën elemente të shumta të kulturës shpirtërore e materiale, u ruajtën si një popullsi kompakte dhe e qëndrueshme, se « kombësia ilire i qëndroi romanizimit më mirë » në Ilirinë Jugore (pak a shumë tokat e banuara sot nga shqiptarët) dhe se gjatë sundimit romak, me përjashtim të disa qyteteve bregdetare, si Dyrrahu, Apolonia etj. në tokat e brendshme populli duhet të ketë folur ilirishten.

## K R E U   I

## SHQIPËRIA NË PERANDORINË BIZANTINE
## (SHEK. V - X)

### 1. SHQIPTARËT DHE NDRYSHIMET ETNO-POLITIKE E SHOQËRORE-EKONOMIKE NË MESJETËN E HERSHME

#### *Shqipëria dhe Bizanti*

Pas ndarjes së Perandorisë Romake në dy pjesë, më 395, trevat iliro-shqiptare hynë në përbërje të Perandorisë Bizantine, siç quhet zakonisht pas kësaj date Perandoria Romake e Lindjes sipas emrit antik të kryeqytetit të saj, Bizant, që për nder të Konstandinit të Madh u quajt Konstandinopojë.

Ashtu siç i kishin dhënë në shek. III-IV Perandorisë Romake një numër perandorësh e gjeneralësh të shquar, po ashtu gjatë periudhës së hershme bizantine (shek. V-IX), trevat iliro-shqiptare i dhanë Perandorisë Bizantine disa perandorë, ndër të cilët shquhen në mënyrë të veçantë Anastasi I nga Durrësi (491-518) dhe Justiniani I nga Taurisium i Shkupit (527-565). Me reformat dhe me masat e zbatuara në administratën civile e ushtarake, këta dy perandorë përgatitën kalimin nga antikiteti në mesjetë dhe hodhën bazat e asaj që do të ishte perandoria më jetëgjatë në historinë e qytetërimit mesdhetar.

Pozicioni skajor në kufi me Italinë, me të cilën interesat e Bizantit mbetën deri në fund të lidhura ngushtë, përcaktoi rolin e jashtëzakonshëm të trevave iliro-shqiptare në kuadrin e Perandorisë Bizantine. Ato u kthyen në një nyje komunikimi të Lindjes me Perëndimin dhe anasjelltas. Një rol të tillë e favorizonte ekzistenca e porteve të rëndësishme gjatë bregdetit të Adriatikut e të Jonit ose e arterieve rrugore që fillonin prej tyre dhe zgjateshin në thellësi të Gadishullit duke lidhur bregdetin me qendra të tilla të rëndësishme, si Nishin, Shkupin, Ohrin, Sofjen, Kosturin, Selanikun, Adrianopojën e vetë Konstandinopojën. Ashtu si në shekujt e lashtësisë, rruga Egnatia vazhdoi ta luante rolin si vija kryesore e komunikimit midis provincave të Perandorisë në rrafshin perëndim-lindje. Përgjatë traktit perëndimor të rrugës Egnatia (Durrës - Apoloni - Peqin - Ohër) janë zhvilluar disa nga betejat më të përgjakshme të historisë bizantine. Perandorët bizantinë i kushtuan vëmendje të veçantë mbrojtjes strategjike të trevave iliro-shqiptare. Perandori Justiniani, sipas biografit të tij, Prokopit të Cezaresë, ndërtoi nga e para apo rimëkëmbi 168 kështjella në katër provincat ilire: të Dardanisë, Prevalit dhe të dy Epirëve. Nga ana e tij, Anastasi I e rrethoi qytetin e tij të lindjes, Durrësin me mure madhështore që shihen ende sot. Veç Durrësit, pikëmbështetje të pushtetit bizantin në Shqipëri përbënin Tivari, Shkodra, Lezha, Kruja, Dibra, Prizreni, Shkupi, Berati, Devolli, Kolonja, Adrianopoja etj.. Mbrojtja e tyre dhe e territorit në juridiksionin e tyre, u ishte besuar forcave e komandantëve vendas. Trupa ushtarake iliro-shqiptare shërbenin gjithashtu në vise të tjera të Perandorisë, sa në Lindje aq edhe në

Perëndim. Në kohën e perandorit Justinian, ushtarë iliro-shqiptarë shërbenin në ushtrinë bizantine me qëndrim në Itali. Në një nga mbishkrimet e asaj kohe të gjetura në Itali, bëhet fjalë për « numrin e madh të ilirëve » (numerus felix Illyricianorum). Edhe në shekujt e mëvonshëm, reparte nga trevat iliro-shqiptare shërbenin në provincat bizantine të Italisë e në provinca të tjera në Evropë e Azi.

***Përhapja e krishterimit në Shqipëri***

Shqipëria është përcaktuar si një nga vendet mesdhetare, ku krishterimi depërtoi qysh në shekujt e parë. Autori i shek. VI, Kosmas, i përfshin iliro-shqiptarët në grupin e popujve që në kohën e tij kishin përqafuar krishterimin. Durrësi, Nikopoja ishin qendrat kryesore bregdetare, nga ku feja e re u përhap pastaj në thellësi të katër provincave ilire: të Prevalit, Dardanisë, Epirit të Ri dhe të Epirit të Vjetër. Që në shekujt e parë të erës së re, në qendrat urbane të këtyre trevave përmenden bashkësitë e para të krishtera, si dhe ngrihen ndërtesat e para të kultit të ri. Të tilla ndërtesa, bazilika e pagëzimore (baptistere) të shek. IV-VI, ruhen edhe sot pjesërisht në rrethet Durrës, Shkodër, Lezhë, Mat, Apoloni, Elbasan, Dibër, Ohër, Tiranë, Vlorë, Gjirokastër, Sarandë, Butrint e akoma më në jug.

Hershmërinë e krishtërimit shqiptar e provojnë gjithashtu një sërë emrash vendesh që u referohen martirëve të parë të Lindjes, kulti i të cilëve ka qenë i përhapur në shek. IV-VI. Të tilla janë toponimet Shirgj (Shën Sergj), Shubak (Shën Baku), Shëndekla (Shën Tekla), Shën Vlashi, që ndeshen në Shkodër, Durrës, Himarë e deri poshtë në Çamëri (Shën Vlash, Shën Tekla). Të lidhur me kultin e martirëve në fjalë si dhe me historinë e hershme të krishterimit, janë toponime të tilla të huazuara nga vendet e Lindjes, si Rozafë (vend në Siri, ku u varros Shën Baku e Shën Serxhi), Barbullush (Barbalista, vend buzë Eufratit, ku u masakrua Shën Baku), Sebaste, Jeriko.

Persekutimet e mëdha kundër të krishterëve regjistruan edhe në Shqipëri martirë të shumtë, kulti i të cilëve u ruajt në shekuj. Më të shquarit ndër këta martirë janë Shën Asti, peshkop i Durrësit, Shën Terini nga Butrinti, Shën Donati, peshkop i Evrojës (Paramithi), Lauri dhe Flori nga Dardania etj.. Po në këtë kohë në toponomastikën e vendit futen emra të krishterë të tipit Shëngjin, Shën Gjergj, Shupal (Shën Pal), Shmil (Shën Mëhill), Shën Koll apo Shën Nik (Shën Nikollë), Shëmri (Shën Mëri), Shëndëlli (Shën Ilia), Shëngjergj, Shtish - Shën Matish (Shën Matheu), Shingjon, Shëgjun (Shën Gjon), Shën Ndreu etj., etj.. Të gjithë këta emra bëjnë pjesë në fondin e hershëm të toponomastikës së krishterë (shek. I-VII). Të tilla toponime, që në Ballkan në një masë e në një shtrirje të tillë gjenden vetëm në trevat shqiptare, lidhen gjithsesi me periudhën para vendosjes së sllavëve në shek. VI-VII. Përhapja e tyre sa në viset bregdetare, aq edhe në viset e thella malore larg bregdetit, është një e dhënë më shumë që provon se këto hapësira mbetën në thelb të paprekura nga ngulimet e sllavëve paganë dhe se edhe pas dyndjeve sllave të shek. VI-VII, popullsia vendase autoktone u ruajt e paprekur në pjesën më të madhe të Ilirisë së Jugut.

Pavarësisht nga përpjekjet për mbytjen e fesë së re, krishterimi u afirmua në Shqipëri në mënyrë përfundimtare. Pas persekutimeve të mëdha të shek. IV, burimet historike flasin për

një strukturë kishtare mjaft të konsoliduar. Ajo ishte e organizuar mbi bazën e provincave administrative të epokës së Dioklecianit. Në qendrën e çdo province ndodhej kisha mitropolitane dhe aty e kishte selinë kryepeshkopi. Nën juridiksionin e këtij të fundit ndodheshin peshkopët e dioqezave vartëse (sufragane). Kështu, në katër qendrat kryesore kishtare në trevat shqiptare ishin kryepeshkopatat e Shkodrës (Prevali), Justiniana Prima (Dardania), Durrësi (Epiri i Ri), Nikopoja (Epiri i Vjetër).

Kryepeshkopi i Shkodrës kishte nën varësi 3 peshkopata vartëse (sufragane), ai i Shkupit 5, i Durrësit 8 dhe i Nikopojës 9. Me përhapjen e krishterimit në viset e brendshme, numri i peshkopatave sa vinte e rritej. Kështu, në shek. X mitropolia e Durrësit kishte tashmë 14 peshkopata vartëse (sufragane) mes të cilave: Tivari, Licini (Ulqini), Shkodra, Drishti, Dioklea (Genta), Pulti, Elisoni (Lezha), Kruja, Stefaniaka, Kunavia, Cërniku. Siç shihet, në atë kohë juridiksioni i mitropolisë së Durrësit ishte shtrirë drejt veriut duke përfshirë brenda saj provincën e dikurshme të Prevalit. Siç ndodhte shpesh, një përhapje e tillë e pushtetit fetar kishte pasuar shtrirjen në atë drejtim të juridiksionit politiko-administrativ të Durrësit (krijimi i temës së Durrësit në shek. IX).

Kryepeshkopët kishin për detyrë të emëronin, të shkarkonin, të transferonin e të shuguronin peshkopët e juridiksionit të tyre. Për zgjidhjen e problemeve të ndryshme që kishin të bënin me administratën kishtare të provincës së tij, kryepeshkopi thërriste periodikisht sinodin provincial. Nga ana e tyre, kryepeshkopët, të shoqëruar herë-herë edhe nga peshkopë të dalluar, merrnin pjesë në koncilet ekumenike, ku mblidheshin përfaqësuesit më të lartë të klerit të botës së krishterë, për të diskutuar mbi problemet e dogmës dhe të organizimit kishtar. Kështu, në Koncilin e famshëm të Nikesë, më 431, mitropoliti i Durrësit i shoqëruar nga sufraganët e tij, nënshkroi aktin përfundimtar që dënonte herezinë nestoriane. Në Koncilin tjetër të rëndësishëm, në atë të Kalcedonisë të vitit 451, ku u zgjidhën përfundimisht grindjet dogmatike mbi natyrën e Krishtit, morën pjesë edhe Lluka, mitropolit i Durrësit, Evandri, peshkop i Dioklesë dhe Euzebi, peshkop i Apolonisë.

### *Organizimi kishtar i trevave shqiptare*

Në pikëpamje të organizimit të përgjithshëm kishtar, kisha shqiptare ishte në varësi të Papës së Romës. Ky i fundit ushtronte autoritetin e vet në trevat shqiptare nëpërmjet mëkëmbësit (vikarit) të tij të përgjithshëm, me seli në Selanik. Por, duke filluar nga shek. V, Patriarkana e Konstandinopojës u përpoq t'i vërë në varësinë e vet peshkopatat shqiptare. Ballafaqimi midis Romës e Konstandinopojës për hegjemoni kishtare në Shqipëri (në kishën e Ilirikut) doli veçanërisht në pah gjatë së ashtuquajturës « Kriza akaciane » (484-519). Me atë rast, peshkopët iliro-shqiptarë konfirmuan besnikërinë e tyre ndaj Romës. Veçanërisht të vendosur në komunionin me Papën ishin kleri i provincave të Dardanisë, Epirit të Vjetër dhe Prevalit. Kurse në provincën e Epirit të Ri qëndrimi qe i pavendosur. Sipas raporteve të të dërguarit të papës Hormisda, më 519, populli dhe kleri i Skampës apo i Liknidit (Ohrit) ishin besnikë të vendosur të Papatit, ndërkohë që peshkopë të tjerë të provincës kishtare të Epirit të Ri, midis tyre edhe kryepeshkopi i Durrësit, anonin nga Patriarkati i Konstandinopojës. Perandori Anastasi I (491-518), me origjinë nga Durrësi, ndikoi nga ana e tij për të forcuar

lidhjet e mitropolisë së Durrësit me Patriarkatin e Konstandinopojës. Gjithsesi, perandori tjetër bizantin me origjinë iliro-shqiptare, Justiniani I (527-565), e njohu juridiksionin e Romës mbi kishën e Ilirikut, aq më tepër që, nën sundimin e tij, Italia u bashkua me Perandorinë Bizantine dhe kontrolli i Perandorit përfshiu edhe territoret nën juridiksionin e Papës së Romës. Nën sundimin e tij u krijua edhe një vikariat i dytë në Justiniana Prima (Shkup), që mori nën juridiksion provincat kishtare të Dardanisë dhe të Prevalit. Epiri i Ri dhe Epiri i Vjetër vazhduan të varen nga vikariati i Selanikut. Ndryshe nga bashkëpatrioti i tij nga Durrësi, perandori Anastas, që u përpoq t'i shkëpuste lidhjet e episkopatit të Ilirikut me Romën dhe ta vendoste atë nën juridiksionin e Konstandinopojës, Justiniani rikonfirmoi lidhjet e peshkopatave të Ilirikut me Papën e Romës, duke u vënë fre ambicieve të Patriarkut të Konstandinopojës për t'i shtënë ato në dorë.

Ndryshimet politike që ndodhën në trevat shqiptare dhe në krejt rajonin në shek. VI-X, u shoqëruan me ndryshime të rëndësishme edhe në kuadrin e organizimit kishtar. Në përfundim të dyndjeve të popujve, një sërë qendrash peshkopate u rrënuan dhe nuk përmenden më; të tilla qenë: Onkezmi, Skampa, Amantia, ndërkohë që të tjera seli peshkopate shfaqen për herë të parë: Cerniku, Deja, Kruja, Himara, Devolli, Kolonja, Dibra etj..

Në kohën e sundimit bullgar (shek. IX-X), selia mitropolitane e Nikopojës (Epiri i Vjetër) u zhvendos më në jug, në Naupakt, ajo e Dardanisë nga Shkupi kaloi në Ohër, kurse mitropolia e Prevalit nga Shkodra kaloi në Tivar.

Por ngjarja më e madhe në kuadrin e organizimit kishtar të trevave shqiptare ishte vendimi i vitit 732 i perandorit bizantin ikonoklast, Leoni III, për t'i hequr peshkopatat shqiptare nga varësia e Papës së Romës dhe për t'i kaluar ato nën juridiksionin e Patriarkut të Konstandinopojës. Tashmë një pjesë e mirë e Italisë bashkë me Romën ndodhej nën sundimin e frankëve, rivalë të rreptë të bizantinëve, kështu që pushoi së vepruari edhe ndikimi i perandorit bizantin mbi Papën e Romës.

Gjithsesi, edhe pas kësaj date vazhdoi ndikimi i Romës në një varg dioqezash të Shqipërisë së Epërme, në Preval e Dardani në mënyrë të veçantë. Në këtë drejtim luajtën rol lidhjet gjithnjë të gjalla ekonomike, tregtare e kulturore midis dy brigjeve të Adriatikut (atë kohë Italia e Jugut ishte gjithmonë provincë bizantine). Por një rol të veçantë në ruajtjen e lidhjeve kishtare me Romën luajtën manastiret e mëdha të urdhrit të Shën Benediktit, që shfaqen në trevat shqiptare që prej shek. VI dhe që vazhduan të mbijetojnë përgjatë gjithë mesjetës.

### *Dyndjet e popujve, ngulimet sllave në Ballkan*

Nën sundimin e Dioklecianit e më tej të Konstandinit, Perandoria Romake iu përshtat një organizimi të ri administrativ. Njësia më e madhe administrative u bë prefektura, që përmbante disa dioqeza, të cilat nga ana e tyre ishin të ndara në një numër edhe më të madh provincash. Prefektura e Ilirikut (praefectura praetorio per Illyricum), përfshinte dioqezat e

Dakisë e të Maqedonisë.

Në këtë të fundit bënin pjesë pronvincat e Prevalit, Dardanisë, Epirit të Vjetër dhe Epirit të Ri, që përfaqësonin hapësirën gjeografike të banuar nga pasardhësit e ilirëve, shqiptarët, përgjatë gjithë mesjetës e deri në kohët e reja. Funksionari më i lartë i prefekturës së Ilirikut, prefekti i pretorit për Ilirikun, e kishte selinë e vet në Selanik. Po këtu ndodhej edhe selia e kryetarit të kishës së kësaj prefekture.

Ndonëse nuk ndodhej në kushtet e dëshpëruara ku e kishte zhytur kriza e thellë ekonomike, shoqërore e politike pjesën perëndimore të Perandorisë Romake, edhe Perandoria Romake e Lindjes po i vuante pasojat e krizës së kapërcimit të dy epokave. Brishtësia e strukturave të saj shtetërore e ushtarake doli në pah gjatë ballafaqimit me dyndjet e popujve gjatë shek. IV-VII.

Megjithëse nuk përkonin me drejtimin kryesor të dyndjes së popujve, trevat shqiptare nuk mbetën tërësisht jashtë tyre. Inkursionet e gotëve, gotëve të lindjes (ostrogotëve) dhe atyre të perëndimit (vizigotëve) aty nga fundi i shek. IV prekën edhe trevat iliro-shqiptare. Popujt që u dyndën dhe invaduan Ballkanin shkaktuan dëme e rrënime të mëdha në të cilat u futën. Për periudhën e « dyndjes së popujve » burimet e shkruara janë mjaft të rralla dhe përbëhen nga kronikat bizantine. Historianët që janë marrë me këtë periudhë e kanë shpeshherë të vështirë t'i akordojnë këto burime midis tyre. Edhe materiali tjetër burimor, arkeologjik është i pamjaftueshëm.

Sipas burimeve tashmë të njohura vizigotët, pas betejës së Adrianopojës të vitit 378, arritën deri në brigjet e Adriatikut. Në marrëveshje me perandorin Theodhosi I, e me kusht që të kryenin shërbimin ushtarak, ata u lejuan të vendoseshin në pjesën veriore e perëndimore të Gadishullit Ballkanik, dhe ndërprenë për një kohë sulmet e tyre. Dyndjet e « barbarëve » vazhduan edhe pas ndarjes së Perandorisë Romake në dy pjesë të veçanta, në atë të lindjes dhe në atë të perëndimit (395).

Të dyja pjesët e perandorisë u detyruan për një kohë të gjatë t'u bënin ballë sulmeve e invazionit të « barbarëve ». Për pjesën lindore të Perandorisë, atë Bizantine, një rrezik të madh përbënin asokohe gotët e perëndimit që ishin vendosur në Gadishullin Ballkanik. Prijësat e tyre kishin arritur të zinin poste të larta si komandantë të besëlidhur - foederati, sikurse u quajtën « barbarët ». Këta të fundit ishin të pakënaqur nga marrëdhëniet me perandorinë. I pari u ngrit Alariku, prijësi i vizigotëve, me pretekstin se nuk u ishin paguar rrogat e premtuara si të besëlidhur. Me forcat e Alarikut u bashkuan edhe gotë të tjerë të vendosur në krahina të ndryshme të Ballkanit; kryengritësit filluan plaçkitjen e Greqisë dhe të trevave iliro-shqiptare. Perandoria Bizantine mundi të dalë nga kjo gjendje, pas paqes që bëri me Alarikun në vitin 398, duke lejuar vendosjen e ushtrive gote në krahinat jugperëndimore të Gadishullit si të besëlidhur dhe duke e emëruar prijësin e tyre si kryekomandant të ushtrive bizantine në Ilirik. Pas 10 vjetëve Alariku me vizigotët u largua për në Itali, ku në vitin 410 pushtoi Romën.

Sulmet e gotëve shkaktuan një rënie të mëtejshme të ekonomisë fshatare e qytetare, shkretimin e shumë krahinave. Ja si e ka përshkruar gjendjen Hieronimi nga Stridoni i Dalmacisë: « Më vjen të rrënqethët kur mendoj të tregoj shkatërrimet në kohën tonë, ka më tepër se 12 vjet që gjaku shkon rrëke. Gotët, sarmatët, alanët, markomanët shkretojnë, shkatërrojnë dhe plaçkitin Trakinë, Maqedoninë, Thesalinë, Dakinë, Akajen, Epirin dhe gjithë Panoninë. Kudo dhunë, kudo psherëtima, kudo fytyra e tmerrshme e vdekjes; për këtë dëshmitare është Iliria, dëshmitare është Trakia, dëshmitar është edhe vendi ku kam lerë, ku çdo gjë u shkatërrua, përveç qiellit e tokës, ferrave dhe pyjeve të dendura ».

Afërsisht, në mesin e shek. V Gadishullin Ballkanik e sulmuan hunët të komanduar nga Atila, duke shfrytëzuar rastin që ushtria bizantine ishte e zënë në luftë me vandalët. Brenda pak vjetëve ai pushtoi e grabiti shumë qytete të trevave iliro-shqiptare, në mënyrë të veçantë, Dardaninë. Burimet bashkëkohëse e përshkruajnë Dardaninë si një vend të shkretuar. Me vdekjen e Atilës federata hune u prish dhe kështu pushuan sulmet e tyre kundër Perandorisë Bizantine.

Në vitin 479, trevat iliro-shqiptare të përfshira në provincën e Epirit të Ri, u goditën nga sulmi më i rëndë i ostrogotëve të udhëhequr nga Teodoriku. Ostrogotët, rreth 50 mijë veta, ndër të cilët 10 mijë luftëtarë, u lëshuan nga vendbanimet e tyre provizore në Traki dhe nëpërmjet rrugës Egnatia depërtuan deri në viset bregdetare pranë Durrësit. Vetë kjo qendër e rëndësishme ra në duar të ostrogotëve. Perandoria Bizantine bëri ç'qe e mundur për t'i larguar të porsaardhurit nga ato treva, që ishin të një rëndësie strategjike të jashtëzakonshme për perandorinë. Në fakt ostrogotët shumë shpejt u detyruan të tërhiqeshin prej andej. Në periudhën midis viteve 500-517 hordhi hunësh të nisura nga rrjedha e poshtme e Danubit, përshkuan viset ballkanike deri në Epir e Thesali, duke shkretuar gjithë vendin. Bregdeti i Shqipërisë vuajti në atë kohë edhe nga sulme të ostrogotëve të organizuara nga Italia, ku ky popull ishte vendosur qysh prej fundit të shek. V.

Gjithsesi, pas kalimit të ostrogotëve në perëndim (488), në pjesën lindore të Perandorisë intensiteti i sulmeve të « barbarëve » u ul ndjeshëm. Kjo gjendje qetësie relative do të zgjaste deri në dhjetëvjeçarët e parë të shek. VI, kur në kufijtë veriorë u shfaqën popuj të rinj: bullgarët, avarët, antët, gepidët, e mbi të gjitha sllavët. Inkursionet e tyre u intensifikuan qysh në kohën e sundimit të perandorit Justinian. Rreth vitit 548 një turmë e madhe sllavësh plaçkiti e shkretoi disa provinca, duke depërtuar deri në afërsi të Durrësit. Komandantët ushtarakë të Justinianit nuk guxuan t'i futnin trupat e tyre në luftim dhe u mjaftuan t'i ndiqnin nga larg veprimet e sllavëve. Inkursionet sllave u përsëritën thuajse rregullisht edhe në vitet pasardhëse.

Me qëllim që të frenonte zbritjet e « barbarëve » nga kufijtë veriorë, perandori Justinian me origjinë nga Taurisium i Dardanisë, më i madhi i perandorëve të periudhës së hershme bizantine, i kushtoi vëmendje ngritjes së një sistemi fortifikatash në disa breza, që fillonte nga vija kufitare e Danubit, në veri, dhe zhvillohej valë-valë duke zbritur në drejtim të jugut. Sipas Prokopit të Cezaresë, historian i oborrit të Justinianit, vetëm në atdheun e tij, në Dardani, perandori bizantin meremetoi 61 kështjella dhe ndërtoi nga themelet 8 kështjella të

tjera. Një ndër këto kështjella, e quajtur për nder të tij Justiniana Prima (Shkupi), u ngrit në vendlindjen e perandorit, Taurisium.

Numri i kështjellave të ndërtuara në të katër provincat e Ilirisë së Jugut arriti në 168. Por këto masa mundën t'i frenojnë vetëm përkohësisht sulmet e popujve « barbarë ». Këto u bënë edhe më kërcënuese, kur me sllavët u bashkuan edhe avarët, një popull luftarak nomad. Pas vdekjes së Justinianit (565), hordhitë sllave shpeshherë së bashku me avarët ose të prira prej tyre, u lëshuan në drejtim të jugut. Rrugët e rrahura prej tyre zbrisnin nga rrjedha e Danubit në drejtim të jugut e juglindjes, ku synonin të godisnin qendra të tilla, si Selanikun, Adrianopojën e vetë Konstandinopojën. Më 586 Selaniku u rrethua nga sllavët, të cilët e vazhduan marshimin e tyre në jug, deri në Peloponez.

Por sulmi më i fuqishëm avaro-sllav në Ilirik qe ai i vitit 609. Hordhitë sllave shkretuan vise të tëra në Maqedoni, Thesali, Beoci e deri në Peloponez, prej nga arritën me anije edhe në ishujt e Egjeut e deri në Azinë e Vogël. Nga kjo valë u prekën edhe provincat e Dardanisë e të Epirit të Vjetër. Atë kohë Selaniku pësoi rrethimin më të gjatë të tij. Në qytet erdhën dhe u strehuan edhe të ikur nga viset më veriore, ndër të cilët edhe nga Nishi. Megjithëse drejtimi kryesor i dyndjeve avaro-sllave ishin viset jugore të Ballkanit dhe qendrat e mëdha si Selaniku e vetë Konstandinopoja, inkursionet shkatërruese nuk kursyen edhe brezin perëndimor të trevave iliro-shqiptare. Në radhë të parë prej tyre vuajtën viset dalmatine dhe provinca e Prevalit. Në vitin 592 një pararojë avaro-sllave arriti të shtyhej deri në qytetin e Lezhës. Disa vjet më vonë prej sllavëve u pushtua dhe u shkretua përfundimisht Salona. Banorët e qytetit dalmatin gjetën shpëtim në ishujt pranë e në Split. Në provincën e Prevalit, u rrënua qyteti i Dioklesë, banorët e të cilit kaluan në Tivar. Qendrat e tjera, si Budua, Ulqini, Shkodra, Lezha, rezistuan dhe patën vazhdimësi jete edhe në shekujt e ardhshëm.

Ndryshe nga popujt e tjerë, dyndjet e sllavëve në Ballkan u shoqëruan me një dukuri të re, atë të ngulimeve. Në vendet e shkelura prej tyre, sllavët u ngulën duke formuar të ashtuquajturat « Sklavini » (vende të sllavëve). Në fund të shek. VI e fillim të shek. VII, Sklavini të tilla ishin formuar në Maqedoni, Traki, Thesali, Beoti e, në një numër mjaft të madh, në Peloponez. Prej Maqedonie, grupe të veçanta sllavësh arritën të depërtojnë dhe të vendosen në lartësitë përgjatë luginës së lumit Devoll e Osum, por pa formuar bashkësi kompakte.

Në bregdetin dalmat, duke filluar nga gryka e Kotorrit e sipër, u vendosën tributë sllave të trebinjëve, kanavlitëve, zaklumëve, narentanëve. Konstandin Porfirogjeneti, perandor e historian bizantin i shek. X, i numëron këto bashkësi si fise sllave. Por diokleasit, që banonin më poshtë grykës së Kotorrit, ai nuk i përfshin ndër popujt sllavë. Në fillim të shek. VII, perandor Herakli lejoi vendosjen e dy fiseve të mëdha sllave, të kroatëve dhe të serbëve. Këta të fundit zunë vendet e përshkuara nga lumenjtë Lim e Drina e sipërme bashkë me Pivën e Tarën, luginën e Ibrit dhe rrjedhën e sipërme të Moravës perëndimore. Në jug dhe në perëndim serbët kufizoheshin me diokletë si dhe me trebinjët e zaklumët sllavë, që ndonjëherë njësohen me serbët. Bërthamën e vendeve serbe e përbënte krahina e Rashës, që

e merrte emrin nga kështjella me të njëjtin emër, në veri të Novi-Pazarit të sotëm. Në jug vendet e serbëve arrinin deri në burimet e lumit Lim.

Në përfundim të dyndjeve të popujve gjatë shek. IV-VI e sidomos të kolonizimit sllav të shek. VI-VII, përbërja etnike e trevave ballkanike, pësoi modifikime të ndjeshme. Në viset danubiane, në ato të Istries, të Dalmacisë e të rajoneve të brendshme u vendosën në mënyrë mjaft intensive popullsitë e reja sllave: trebinjatët, kanavlitët, paganët, serbët, kroatët. Masa sllavësh u vendosën në zonën e Nishit dhe përgjatë luginës së Vardarit, e deri në Selanik. Prej këndej, grupe të veçuara depërtuan nëpër luginat e Devollit e Vjosës, duke zënë kryesisht lartësitë përgjatë tyre. Ngulime sllave pati edhe në malësitë midis Thesalisë dhe Epirit (malet e Pindit). Vendosje masive të bashkësive sllave pati në Traki e Greqi, veçanërisht në Gadishullin e Peloponezit. Historiani bizantin i shek. X, Konstandin Porfirogjeneti, thotë se në atë kohë Peloponezi « ishte sllavizuar plotësisht ». Gjithsesi, burimet historike, të dhënat arkeologjike e ato gjuhësore, i kanë shtyrë studiuesit të dalin në përfundimin se brezi perëndimor i Ballkanit që përfshihej në provincat diokleciane të Prevalit, Epirit të Ri dhe të Epirit të Vjetër, me një shtyrje ku më shumë e ku më pak të thellë drejt brendësisë, është ndër rajonet më pak të prekur nga kolonizimi sllav. Përkundrazi, popullsia e hershme autoktone iliro-shqiptare u përforcua në këtë gjerësi gjeografike me grupe të tjera iliro-shqiptare të ardhura nga viset e brendshme, ku invazioni sllav kishte qenë masiv. Një zhvendosje e tillë e popullsisë autoktone iliro-shqiptare drejt zonave më të sigurta jugore dëshmohet pas rënies së Nishit, të Dardanisë e të Salonës në bregdetin dalmat pas vitit 612.

Gjithsesi, burimet historike të mesjetës së hershme, ndërsa flasin për krijimin e zonave kompakte të sllavizuara (sklavini) në viset fqinje të Dalmacisë, Rashës, Maqedonisë, Peloponezit etj., nuk përmendin ekzistencën e të tillave në katër provincat e Ilirikut Perëndimor. Mbijetesa, historikisht e dokumentuar, në këto treva të qyteteve antike, e qendrave dhe e strukturave kishtare, si dhe prania ndonëse e dobësuar e pushtetit bizantin flasin përgjithësisht për ekzistencën këtu të kushteve pak a shumë normale të jetës në shekujt e errët të mesjetës.

Grupet e izoluara sllave që kishin arritur të depërtonin drejt luginave të Devollit e Osumit, nuk arritën të organizoheshin në bashkësi kompakte. Për më tepër, duke filluar me Justinianin II, me qëllim që të siguronte ndërlidhjet jetike me bregdetin adriatik në boshtin e rrugës Egnatia, Perandoria Bizantine shpërnguli popullsi të tëra sllave nga viset që ishin në rrezen e saj duke i çuar në Azinë e Vogël.

Fuqizimi i shtetit bullgar, sidomos gjatë sundimit të carëve Simeon e Samuel, në shek. IX-X, u shoqërua me depërtime grupesh sllave, përkatësisht bullgare, që u vendosën kryesisht në vendet e prekura që më parë nga kolonizimi sllav. Por, me rënien e Perandorisë Bullgare dhe me rivendosjen e pushtetit bizantin në këto treva, bashkësi të tëra sllave u shpërngulën nga perandorët bizantinë dhe u vendosën në Traki e në Azinë e Vogël. Kjo vlen në radhë të parë për zona me rëndësi strategjike, siç qe Shqipëria. Grupe të tjera, në marrëdhënie me popullsinë vendase erdhën vazhdimisht duke u tretur e duke u asimiluar.

***Përvijimi i hapësirës shqiptare në mesjetë***

Që në shek. VII-VIII situata etnike në Ballkan u stabilizua dhe nuk përmenden më dyndje popujsh. Kjo gjendje etnike e shekujve të hershëm të mesjetës, në atë që u konstitua si atdheu mesjetar i shqiptarëve (Albania - Arbëria), mbeti në thelb e pandryshuar edhe në shekujt e mëvonshëm, kur nuk ka njoftime për dyndje të reja popujsh, nëse përjashtohen në shek. VIII-IX inkursionet episodike në brigjet shqiptare të arabëve të Sicilisë, të cilët gjithsesi nuk u vendosën në këto anë. Kronikat e vjetra serbe që përshkruajnë ekspansionin e shtetit serb të Rashës në Kosovë e në Diokle (Gentë) në shek. XII, bëjnë të njohur se serbët gjetën në ato treva një popullsi që ato e quajnë të huaj (barbare), ndërkohë që burime të tjera qoftë serbe, raguzane ose perëndimore, flasin në mënyrë më eksplicite për shqiptarë (Arbanasi, Arbanenses) në ato treva. Karvanet e tregtarëve që në shek. XIII-XV niseshin nga Raguza (Dubrovniku) e nëpërmjet Breskovës e Rudnikut (Sanxhak) mbërrinin në Trepçë e në Novobërdë, kalonin nëpër vende të banuara nga shqiptarë e ku flitej gjuha shqipe (lingua albanesca).

Shtrirja në këto treva e shtetit serb të Stefan Nemanjës, në çerekun e fundit të shek. XII, solli aty elementë sllavë, që erdhën dhe iu shtuan grupeve të tjera sllave të kohëve të kolonizimit të parë sllav (shek. VI-VII). Në Diokle, krahas popullsive shqiptare edhe atyre sllave, në disa nga qytetet e bregdetit mbijetonin edhe grupe të vogla popullsish të romanizuara, të përmendura edhe nga historiani-perandor Konstandin Porfirogjeneti (shek. X). Për rrjedhojë, në shek. XIV Dioklea-Genta (Zeta), veçanërisht ana e sipërme e saj, u shfaqej të huajve si një vend « me popuj e fe të ndryshme ». Gjithsesi, gjatë gjithë mesjetës krahina e bashkësi të tëra, si Kuçi, Markajt (Markoviçët), Pastroviçët, Piprët, Gjurashët (Cërnojeviçët) etj., njihen si shqiptare.

Marrëdhëniet e diokleasve me popullsitë tashmë sllave në veri të tyre, me trivunët dhe kanalitët, u shprehën edhe në ndikime politike të ndërsjella. Kështu, aty nga mesi i shek. XI Dioklea kishte një sundimtar, Stefan Vojisllavin, që pas çdo gjase ishte sllav. Në fakt, historiani bashkëkohës bizantin, Kekaumenos, e cilëson atë « trivunas serb », duke dëshmuar faktin se ai ishte i huaj në Diokle.

Në drejtim të jugut popullsitë shqiptare shtriheshin në Epirin e Vjetër (tema e Nikopojës). Kjo trevë i përjetoi më butë tronditjet etnike të fillimeve të mesjetës. Burimet vërtet të rralla greko-bizantine të shek. VII-XII vazhdojnë traditën e kohëve antike, duke i cilësuar banorët e Epirit si « ilirë » ose « barbarofonë », pra, që flasin gjuhë të huaj. Nga ai moment edhe këtu filloi të përdoret termi « arbëreshë » (arbanenses, arbanitai) me të cilin tashmë thirreshin pasardhësit e ilirëve të lashtë. Burime bizantine të shek XIV, si « Panegjiriku i Manuel Paleologut » apo historiani Joan Kantakuzeni, ndërsa e cilësojnë si shqiptare popullsinë e Epirit, nuk mungojnë të saktësojnë se shqiptarët epiriotë të kohëve të tyre janë pasardhësit e fiseve të dikurshme të tesprotëve, kaonëve e molosëve.

Trevat e Epirit ishin ato nga ku më së shumti e pati prejardhjen vala e madhe e shtegtimeve

shqiptare e shek. XIV-XV drejt Greqisë. Megjithatë, edhe pas kësaj hemorragjie të madhe, regjistrimet osmane të shek. XV-XVI konfirmojnë praninë e një popullsie të madhe e kompakte shqiptare në gjithë shtrirjen e Epirit.

Në kuadrin e trevave shqiptare, Arbri (Arbanon - Arbanum - Raban) zinte në mesjetë një vend të veçantë. I vendosur në qendër të tyre, në hapësirën e përfshirë mes Lezhës - Dibrës - Ohrit - Vlorës, dhe i përshkruar mes për mes nga boshti i rrugës strategjike Egnatia, Arbri u bë bërthama e trojeve shqiptare në të cilën në mënyrë më konsekuente e intensive u zhvilluan proceset ekonomike, politike, kulturore e psikologjike, që plazmuan qenien historike të kombit shqiptar. Me të drejtë, studiues si M. Shuflai, K. Jireçek, G. Prinzig, M. Angold, e kanë vlerësuar këtë territor si « bërthamën e trojeve shqiptare ».

Emri i vendit, Arbër, dhe i banorëve të tij, arbëreshë, trashëgohej nga kohët antike. Në fakt, në shek. II të erës sonë, gjeografi aleksandrin Ptolemeu, njoftonte praninë në këto territore të një fisi me emrin albanoi dhe të kryeqendrës së tyre, Albanopolis. Këta etnonimë iu trashëguan vendit dhe banorëve të tij edhe në mesjetë. Dhe falë rolit qendror që Arbri dhe arbrit luajtën në fatet historike të universit shqiptar, këta emra etnikë u shtrinë dora-dorës edhe në viset e tjera në veri, në jug e në lindje të tyre, ku banonte e njëjta popullsi. Tashmë në shek. XIII, Shqipëri (Albania) dhe shqiptarë (Albanenses) quheshin trevat dhe popullsitë nga kufijtë e Dioklesë (Gentës) e deri në gjirin e Prevezës. Udhëtarët e huaj dallojnë në të gjithë këtë shtrirje një popullsi me tipare etno-kulturore unitare.

***Shqiptarët e hershëm dhe « Kultura e Komanit »***

Në vitin 1898 u ra në gjurmë të një varreze të madhe, pranë Kalasë së Dalmaces, në fshatin Koman të Pukës. Në vazhdim u zbulua një numër i madh varrezash të ngjashme, rreth 30, të përhapura kryesisht në Shqipërinë e Veriut e në atë të Mesme. Shpërndarja gjeografike, tipologjia, inventari dhe kronologjia e njëjtë e këtyre varrezave i ka shtyrë studiuesit të identifikojnë në to kulturën e hershme mesjetare shqiptare, të quajtur « Kultura e Komanit » (shek. VI-VIII). Në vitet e fundit zbulime të « Kulturës së Komanit » janë bërë edhe në Shqipërinë e Jugut si dhe përtej kufijve shtetërorë, në Mal të Zi, Kosovë, Maqedoni e në Greqi.

« Kultura e Komanit » është kultura e një populli që në shek. VI-VIII ishte në kapërcyell të dy epokave, nga ajo e vonë antike, në periudhën e hershme mesjetare. Tipologjia e varreve, orientimi i tyre, inventari i armëve, i veglave të punës dhe i stolive, me praninë e elementëve të shumtë të simbolikës ilire, e lidhin « Kulturën e Komanit » me të kaluarën ilire të këtyre trojeve dhe me banorët e lashtë të tyre, ilirët.

Por, përveç elementëve të vazhdimësisë ilire, « Kultura e Komanit » përmban edhe elementë të rinj, që lidhen me periudhën e hershme bizantine. Durrësi, baza më e rëndësishme e Perandorisë Bizantine në perëndim, ishte qendra nga ku në thellësi të trevave shqiptare mbërrinin importet dhe, në përgjithësi, ndikimet bizantine. Këto të fundit shquhen qartë në disa grupe stolish, si tokëza rripi, brosha të praruara, vathë etj.. Por, mbi të gjitha, ndikimi

bizantin materializohet në elementë të artit, pra dhe të besimit kristian. Të tillë janë vathët me motive palloi, skena të Eukarestisë ose unaza me formula e lutje të krishtera. Ndërkohë që në shumë nga stolitë e gjetura në varrezat e « Kulturës së Komanit » dallohet qartë mbijetesa e motiveve pagane (p.sh. disku diellor), prania edhe e motiveve kristiane dëshmon se bartësit e « Kulturës së Komanit » kishin përqafuar, ose ishin duke përqafuar, besimin e krishterë. Në këtë kohë, pra në shek. VI-VIII, krishterimi, i përhapur nga qendrat urbane, si Durrësi, Shkodra, Ohri etj., kishte mundur të depërtonte edhe në zonat e brendshme rurale, ku dëshmohet « Kultura e Komanit ».

« Kultura e Komanit », qoftë në trashëgiminë e saj të kulturës së lashtë ilire, qoftë me elementet e reja të periudhës së hershme bizantine e, në fund, me shenjat e qarta të besimit të krishterë, është specifike për hapësirën ku dëshmohen shqiptarët në mesjetë. Ajo i dallon në mënyrë të qartë, bartësit e saj, shqiptarët, nga fqinjët e tyre të rinj e të vjetër, sllavët e grekët.

## 2. RURALIZIMI I JETËS NË MESJETËN E HERSHME

### Kushtet natyrore

Tabloja mjaft e larmishme e kushteve natyrore përcaktoi në një shkallë të madhe ndarjen e trevave shqiptare në disa rajone bujqësore me drejtime e karakteristika të ndryshme të prodhimit.

Dallohej pa dyshim në këtë drejtim ajo që historiania bizantine e shek. XI-XII, Ana Komnena, e quan « fusha ilirike » dhe që njësohej me ultësirën perëndimore shqiptare, ku ndodheshin rajonet bujqësore dhe qytetet ndër më të begatat e Shqipërisë mesjetare. Këto vise ofronin kushte të përshtatshme për zhvillimin e një bujqësie intensive dhe për zbatimin e një agroteknike të përparuar. I tillë ishte rajoni i Shkodrës, ai i Durrësit (fusha e Skurrisë etj.), zona e Karavastasë si pjesë e fushës së Myzeqesë (Myzakia = vendi i Muzakëve) dhe treva tejet e begatë e Vagenetisë (Çamërisë) në skajin jugor. I gjithë ky rajon karakterizohej nga një pjellori relativisht e lartë e tokës dhe që deri në shek. XIV nuk ishte prekur ende nga dukuria e moçalizimit, që erdhi si rezultat i shpyllëzimeve masive dhe i braktisjes së tokave në prag të pushtimit osman. Drithërat (gruri, elbi, meli) përbënin produktin kryesor të këtyre zonave. Por po aq të dëgjuara ishin prodhimet e kopshtarisë, vreshtarisë e të blegtorisë. Kultura e ullirit kishte përhapje mjaft të gjerë, duke u shtrirë në veri deri në rrethinat e Ulqinit, të Shkodrës e të Drishtit, ndërsa kultura e mëndafshit (serikultura) qe e përqendruar në zonën e Shkodrës, Vlorës, Beratit e të Këlcyrës.

Në të gjithë ultësirën perëndimore shqiptare, ku dikur kishin lulëzuar latifondet e mëdha, edhe në kushtet e reja prona e madhe tokësore vazhdoi të ekzistonte në zotërim të personave laikë apo të institucioneve fetare. Këto të fundit dalin që herët si grumbulluese fondesh të mëdha tokësore. Që në shek. VI bëhet fjalë për prona të mëdha të kishës (patrimonia) në

zonën e Shkodrës (të Prevalitanisë). Një pjesë e mirë e këtyre, bashkë me toka të tjera, figurojnë më vonë si pronë e manastireve të mëdha, katolike e ortodokse, të atij rajoni. Njëlloj të pasura me toka ishin edhe manastiret dhe peshkopatat e zonës së Durrësit, ato të Beratit apo të Vagenetisë në jug.

Njëkohësisht me institucionet fetare, fonde të mëdha tokash figurojnë në pronësi të personave laikë, që i përkisnin aristokracisë vendase por që, në ndonjë rast, ishin edhe fisnikë të huaj. Prania e këtyre të fundit, dhe në përgjithësi kontaktet që bregdeti i Adriatikut dhe ai i Jonit patën me Italinë, bënë që marrëdhëniet agrare të ndikoheshin aty nga modeli perëndimor i feudalizmit. Në dokumentet e shek. XIII-XV, që kanë të bëjnë me këto treva, ndeshet vazhdimisht një terminologji që flet për praninë aty të institucioneve feudale, tipike perëndimore, siç qe feudi (feudum), vasaliteti (vassallagium), betimi (juramentum), mbrojtja feudale (protectio), imuniteti (immunitas) etj..

Rajone të zhvilluara dhe dendësisht të banuara qenë edhe ato të rrafshnaltave ose luginave të brendshme të Kosovës, Dibrës, Ohrit, Korçës, Devollit, Matit, Këlcyrës, Drinit etj.. Këto përshkoheshin nga një rrjetë e dendur rrugësh komunikimi dhe nuk përbënin kurrsesi enklava të izoluara. Edhe këtu, ashtu si në ultësirën bregdetare perëndimore, procesi i përqendrimit të tokave në pak duar ndodhi shpejt dhe pjesa më e madhe e fondit tokësor ndahej mes një grupi pronarësh të mëdhenj ose institucioneve fetare. Këto treva qenë në Shqipëri trevat ku gjeti përhapjen klasike feudalizmi i tipit bizantin, i mishëruar në institucionin e pronies.

Së fundi, rajoni i tretë ishte ai i malësive dhe i zonave të thella, që zinte një pjesë të mirë të territorit. Këtu peshën kryesore në veprimtarinë ekonomike e zinte blegtoria, kurse kultivimi i arave kufizohej në lugina e në ngastra të ngushta të hapura me mund në sipërfaqet e pjerrëta apo në pyjet. Karakteristikë e këtyre zonave ishte mobiliteti (lëvizshmëria) periodike e një pjese të popullsisë të lidhur kryekëput me ekonominë blegtorale dhe që përcaktohej nga ndërrimi i kullotave, nga mali në verë, në fushat bregdetare gjatë stinës së dimrit (tranzumanca). Ndonëse banesa e qëndrueshme e blegtorëve ndodhej në katundin malor, ndodhte shpesh që, gjatë shtegtimit me bagëtitë e tyre drejt fushave bregdetare, në dimër, ata të merrnin me vete edhe familjet, me të cilat sistemoheshin përkohësisht në kasolle të ngritura kryesisht me dru e kashtë. Jo rrallë kjo popullsi blegtorale, e vendosur përkohësisht gjatë muajve të dimrit në zonat fushore bregdetare, ngulej aty në mënyrë të qëndrueshme, duke sjellë ndryshime të rëndësishme në strukturën dhe shpërndarjen e popullsisë. Nga ana tjetër, me zhvendosjet e saj të pandërprera nga fusha në mal e anasjelltas, kjo popullsi blegtore bëhej një faktor ndërlidhës midis sektorëve të ndryshëm të popullsisë shqiptare duke kontribuar në homogjenizimin e saj. Kështu, norma, doke dhe institucione të kahershme shqiptare, të ruajtura në malësi në format e tyre të pastra, me kohë zbritën dhe depërtuan edhe në shoqërinë shqiptare të zonave fushore bregdetare dhe të qyteteve, ndërkohë që praktika dhe institucione të shoqërisë « së qytetëruar » arritën deri në viset më të largëta malore, duke ndikuar në zhvillimet ekonomike, shoqërore, politike e kulturore të tyre.

***Marrëdhëniet e pronës në fshatin shqiptar në shek. VIII-X***

*Bashkësia fshatare dhe ngastrat ushtarake*

Kalimi në periudhën e mesjetës edhe në Shqipëri e zhvendosi qendrën e gravitetit ekonomik në fshat, ku qe përqendruar edhe masa dërrmuese e popullsisë. Funksioni ekonomik i qyteteve u rrudh dhe këto, duke përjashtuar Durrësin edhe ndonjë tjetër, përgjithësisht mbijetuan si qendra administrativo-ushtarake e peshkopale. Disa syresh, si Skampa, Apolonia, Bylis, Amantia, Onkezmi, Euroia etj., pushuan së ekzistuari si qendra të banuara që në të dalë të periudhës antike.

Qeliza jetësore e shoqërisë shqiptare u bë bashkësia fshatare, një grupim njerëzish i organizuar mbi bazën e një territori të përbashkët dhe të interesave të përbashkët. Lidhjet e gjakut te bashkësia fshatare ruajnë deri diku rëndësinë e tyre, por ato nuk janë më kryesore, si dikur në bashkësinë fisnore. Organizimi në bashkësi e kapërcente në ndonjë rast kuadrin e një vendbanimi fshatar, duke përfshirë disa të tilla. Kështu lindën bashkimet krahinore, që u njohën si të tilla edhe në kuadrin e organizimit administrativ e kishtar bizantin. Duke filluar nga shek. VIII, të tilla në trevat shqiptare përmënden: Kunavia, Stefaniaka, Pulti, Devolli, Kolonja, Himara, Vagenetia.

Organizimi dhe funksionimi i bashkësive fshatare në Perandorinë Bizantine në fazën e hershme (shek. VII-VIII) pasqyrohet në një dokument juridik të kohës, në të ashtuquajturin « Ligji bujqësor » (nomos georgikos). Ligji në fjalë kishte vlerë për të gjitha territoret ballkanike të Perandorisë Bizantine dhe, në këtë kuadër, edhe për trojet shqiptare. Mjaft norma dhe institucione, që gjejnë pasqyrim në « Ligjin bujqësor », u futën në të drejtën dokesore dhe si të tilla mbijetuan deri në kohët e reja në fshatin shqiptar.

Është e qartë që « Ligji bujqësor » pasqyron gjendjen e bashkësive fshatare në fazën e shpërbërjes, kur prona private po karakterizonte gjithnjë e më shumë marrëdhëniet e pronës. Fshatarët, të cilët jo rastësisht quhen aty « zot » (kyrios), kishin tokën e tyre arë, vreshtat, kopshtet, që, së bashku me shtëpinë dhe me bagëtitë, përbënin pasurinë kryesore vetjake të familjes fshatare. Mullinjtë, dhe shpeshherë edhe pyjet, ishin pronë e individëve të veçantë. Si pronë vetjake, arat, vreshtat, kopshtet, bagëtia etj., mund të trashëgoheshin, të shkëmbeheshin, të ndaheshin, të jepeshin me qira, të liheshin peng, madje më vonë edhe të shiteshin, veç brendapërbrenda bashkësisë. Pra, siç shihet, që në kohën e « Ligjit bujqësor » ekzistonin premisat ligjore për polarizimin shoqëror në gjirin e bashkësisë, nëpërmjet grumbullimit të mjeteve e pasurive në pak duar.

Dhunimi çfarëdo i pronës individuale ndëshkohej me masa që shkonin nga zhdëmtimi e deri në dënime të ashpra trupore, si me rrahje, damkosje me hekur të nxehtë, me verbim apo me prerjen e dorës. S'ka dyshim që ndëshkime të tilla të vrazhda pasqyrojnë ndikimin që ushtroi mbi të drejtën bizantine e drejta dokesore e popujve barbarë, që erdhën e u vendosën në territorin bizantin në shek. V-VII.

Me gjithë konsolidimin e pronës individuale, dispozitat e « Ligjit bujqësor » tregojnë se, në kohën e veprimit të tij, pronësia e përbashkët nuk ishte zhdukur përfundimisht. Kullotat,

pyjet, ujërat, tokat djerrë, vazhdonin të ishin pronë e bashkësisë dhe të administroheshin nga kjo. Bashkësia kishte një fond tokash të lira e të papunuara, që herë pas here ua ndante sipas nevojave anëtarëve të bashkësisë duke zbatuar sistemin e shortit (kleros). Një mbeturinë e kohëve, kur tokat ishin pasuri e përbashkët, ishte edhe sistemi i « arave të hapura », sipas të cilit, me përfundimin e korrjeve, bagëtitë mund të kullosnin lirisht në ngastrat e njërit apo tjetrit. Po ashtu, arat e braktisura, pas një afati të caktuar, i ktheheshin përsëri bashkësisë. Kjo mund t'i përdorte për të kompensuar anëtarët e bashkësisë që kishin nevojë për ngastra të reja shtesë ose që dëshironin të ndërronin tokën e mëparshme. Bashkësia, gjithashtu, kujdesej për veprimtari me interes të përbashkët, për shfrytëzimin e ujrave, për pajtimin e barinjve që kullotnin tufat e fshatit dhe që i shoqëronin ato në shtegtimet nga kullotat verore në ato dimërore, për pajtimin e mjeshtërve zejtarë që kryenin punime për nevoja të bashkësisë dhe të anëtarëve të veçantë të saj.

Njësi bazë shoqërore e bashkësisë ishte familja e madhe patriarkale, që bashkonte disa breza dhe që drejtohej nga më plaku. Të parët e familjeve, pjesëtarë të bashkësisë, formonin « këshillin e pleqve », i cili trajtonte dhe zgjidhte në bazë të dokeve, të gjitha problemet që kishin të bënin me marrëdhëniet e brendshme të bashkësisë, si dhe me marrëdhëniet e saj me bashkësitë fqinje dhe me pushtetin qendror.

Gjithsesi, bashkësia fshatare pasqyron periudhën e pasigurisë, që karakterizoi kalimin nga koha e vjetër në kohën e mesme, të shoqëruar me përmbysje të mëdha ekonomike, shoqërore, etnike e kulturore. Duke u ofruar mbrojtje dhe solidaritet antarëve të saj, bashkësia fshatare përfaqësonte një zgjidhje të përshtatshme për përballimin e kushteve të reja.

Por ajo, siç lënë të kuptohet edhe vetë nenet e « Ligjit bujqësor », mbetej një formë organizimi shoqëror kalimtare drejt shoqërisë feudale. Farët e diferencimit shoqëror janë të dukshme në të. Dokumente të shek. VIII-X provojnë se në gjirin e bashkësive qe diferencuar shtresa e « të fuqishmëve » (dynatoi) apo e « të mëdhenjve » (megistanes). Inventari arkeologjik i varrezave të ndryshme të gjetura në vendin tonë, dhe që i përkasin kësaj periudhe të vënies në lëvizje të procesit të feudalizimit, ofron nga ana e tij prova të prekshme, materiale, të diferencimit shoqëror që po përvijohej në shoqërinë shqiptare.

Krahas varreve me objekte të çmuara, si unaza floriri, monedha e pajisje luftarake, gjenden më së shumti edhe varre me inventar të varfër, ku qenë varrosur ata që në « Ligjin bujqësor » quhen « të skamurit » (aporoi). Këta punonin ngastrat e të tjerëve dhe jepnin për këta të dhjetën e prodhimit ose punonin si rrogtarë të thjeshtë (mistotë).

Përveç faktorëve të brendshëm, në diferencimin shoqëror në gjirin e bashkësive ndikoi dhe shteti. Duke e konsideruar bashkësinë një njësi fiskale, përveçse njësi administrative, shteti mblidhte prej tyre rregullisht detyrime, të cilat rëndonin jo njëlloj mbi anëtarët e bashkësisë. Për t'u shpëtuar tatimeve, të varfërit e gjenin shpesh herë rrugëzgjidhjen në shitjen apo braktisjen e ngastrave të tyre.

Megjithatë, një gjë e tillë nuk sillte zvogëlimin e sasisë së rentës, që i jepej shtetit nga bashkësia, sepse ky zbatonte sistemin e garancisë kolektive (alelengyon), sipas të cilit bashkësia paguante edhe për ata anëtarë që nuk qenë në gjendje të paguanin ose që kishin braktisur ngastrat e tyre ose ua kishin shitur të tjerëve. Në këtë rast të fundit, me qëllim që të mos prishej homogjeniteti i bashkësisë, ligji përcaktonte se të drejtën për blerjen e një ngastre të një anëtari të bashkësisë e kishte së pari fqinji i tij e pastaj një pjesëtar çfarëdo i saj. Kjo normë, që synonte të pengonte depërtimin e pronarëve të huaj në bashkësi, quhej e drejta e parablerjes (protimesis).

Në kohën ku në Bizant sunduan perandorët e « dinastisë maqedone », shek. IX-XI, njohën një përhapje të gjerë të ashtuquajturat « ngastra ushtarake » (stratiotika ktemata). Këto shteti bizantin ua shpërndante bujqve me kusht që këta të kryenin shërbimin ushtarak. Sistemi i « pronave ushtarake » njohu përhapje të gjerë në kohën e riorganizimit politiko-administrativ të Perandorisë Bizantine dhe të ndarjes së territorit të saj në provinca ushtarake (tema). Sistemi i temave, themeli ekonomik e shoqëror i të cilit ishte prona e vogël e bujkut-ushtar (stratiotit), u bë shtylla kurrizore e shtetit dhe e ushtrisë bizantine. Ndaj perandorët bizantinë bënë të pamundurën për t'i ruajtur të paprekura « ngastrat ushtarake » nga sulmi i pronarëve të mëdhenj. Por nëse për një farë kohë ata ia arritën këtij qëllimi, duke nxjerrë edhe legjislacion të posaçëm në mbrojtje të pronës së vogël, me kalimin e kohës u pa qartë se procesi i gllabërimit të ngastrave të vogla ishte i pandalshëm. Rrënimi i këtyre të fundit, qofshin ato prona të stratiotëve apo të anëtarëve të bashkësive fshatare, shkaktoi fillimin e një krize të gjatë e të pandalshme ekonomike, financiare e ushtarake që përfundoi në fund të fundit me vetë shembjen e Perandorisë Bizantine.

## 3. ORGANIZIMI SHTETËROR DHE JETA POLITIKE

### Regjimi i Temave në Shqipëri

*Tema e Durrësit*

Ndonëse mbetej gjithnjë provincë bizantine, Shqipëria i humbi lidhjet e drejtpërdrejta me Perandorinë pas dyndjes e kolonizimit sllav në Ballkan. Strukturat shtetërore-administrative nuk funksiononin më, ndërkohë që në qytete apo jashtë tyre po zhvilloheshin struktura autonome të qeverisjes. Në qendrat e mëdha, si p.sh. në Durrës, fillon e bëhet fjalë për njerëz me ndikim e pushtet, përfaqësues të aristokracisë vendase (arkondët), të cilët luajnë rol gjithnjë e më të dukshëm në zhvillimet politike të vendit. Vetë pushteti bizantin, duke mos qenë në gjendje të vendoste një kontroll të fortë në provincat e tij të skajshme perëndimore, u detyrua të zbatonte këtu forma specifike organizimi e marrëdhëniesh, forma në të cilat elementët lokalë ishin shumë të rëndësishëm. Shembull tipik të këtyre marrëdhënieve të reja përbën në këtë kohë Durrësi dhe treva e tij (Epiri i Ri). Në shek. VII-VIII treva e Durrësit përfaqësonte një arkondat, ku pushteti dhe autoriteti ushtrohej nga arkondët vendas. Këta ishin bartës të autonomisë lokale dhe të vetëqeverisjes. Deri në fillim të shek. IX, Durrësi dhe gjithë prapatoka e tij kaluan një fazë vetëqeverisjeje dhe autonomie. Arkondë të tillë, me

atribute pushteti, ndeshen në të njëjtën kohë edhe gjetkë, si në Vageneti (Çamëri), në Kolonjë etj..

Zbehja e rrezikut arab, në lindje, dhe keqësimi i situatës në zotërimet bizantine në Ballkanin Perëndimor dhe në Italinë e Jugut, si rezultat i sulmeve të sllavëve e të frankëve, e shtyu Perandorinë Bizantine të kalojë në një organizim të ri administrativ në këto treva, në atë të temave.

Dihet se regjimi i temave, ose i provincave ushtarake, filloi të zbatohej që nga shek. VII në viset me emergjencë ushtarake. Ai bazohej në thelb në rekrutimin e një ushtrie vendase në radhët e fshatarësisë së lirë, e cila në këmbim të tokës, ofronte shërbimin ushtarak. Në krye të temës qëndronte strategu i emëruar drejtpërdrejt nga perandori bizantin, i cili përqendronte në duart e tij si pushtetin ushtarak, ashtu edhe atë civil. Pas tij vinin funksionarë vartës, si pretori, nënstrategët, kartularët, klisarkët etj..

Ndër këto ofiqe, pretori dhe kartulari kishin karakter civil: pretori merrej me shqyrtimin e çështjeve gjyqësore dhe dërgohej nga pushteti qendror, kurse kartulari kryente detyrat e sekretarit të strategut. Ndër detyrat e tij kryesore ishte ndjekja e procesit të rekrutimit të trupave ushtarake, ajo e problemeve financiare të kancelarisë etj.. Nënstrategët e klisarkët, që dëshmohen si pjesëtarë të hierarkisë drejtuese në Temën e Durrësit, kryenin detyra kryekëput ushtarake në njësitë përbërëse të Temës apo në sektorët me rëndësi të posaçme strategjike, siç qenë klisurat (ngushticat) që kontrollonin lëvizjet në rrugëkalimet kryesore. Në shek. X në krye të Temës së Durrësit gjejmë një katepan që kishte në juridiksion edhe zotërimet bizantine të Puljes (Itali). Në shek. XI komandanti i Temës së Durrësit thirret tashmë me titullin dukë.

Organizimi i ri i temave synonte të konsolidonte forcën ushtarake bizantine nëpërmjet krijimit të një ushtrie që rekrutohej në vend nga radhët e stratiotëve ose bujqve ushtarë, që kishin të drejtën e shfrytëzimit të një parcele toke kundrejt kryerjes së shërbimit ushtarak. Mjaft të dhëna historike provojnë se, në fakt, forcat ushtarake të strategut të Durrësit përfaqësoheshin nga rekrutët vendas (enkoroi dynameis).

Themelimi i Temës së Durrësit bie me siguri në dhjetëvjeçarët e parë të shek. IX. Si terminus ante quem mund të konsiderohet një letër e vitit 826 e patrikut të Konstandinopojës, Teodor Studiti, për kryepeshkopin e Durrësit, Antonin, ku bëhet fjalë pikërisht edhe për një funksionar laik, Thomanë, në atë kohë me detyrën e hipatit e të kartularit në Durrës.

Juridiksioni i Temës së Durrësit shtrihej prej Tivari në veri, në Gjirin e Vlorës në jug e në një thellësi drejt lindjes, që kapte rrjedhën e lumit Drin. Territoret e tjera shqiptare, që dilnin jashtë kuadrit të Temës së Durrësit, u përfshinë në temat fqinje të Nikopojës, që shtrihej në kufijtë e provincës së dikurshme të Epirit të Vjetër, të Selanikut, e cila kishte nën juridiksionin edhe viset e Kosovës e të Maqedonisë Perëndimore, dhe të Dalmacisë. Të gjitha këto tema u krijuan gjatë shek. IX. Vonë, në vitet e para të shek. XI, në viset e

Maqedonisë Perëndimore u krijua një temë e re, qendra e së cilës ishte Shkupi.

Tema e Durrësit ishte në qendër të sistemit mbrojtës bizantin në zotërimet e perëndimit. Kjo është arsyeja që, në raste të veçanta, nën urdhrat e strategut të Durrësit viheshin edhe forcat ushtarake të temave fqinje, përfshirë ato të Italisë bizantine. Si rregull, veprimtaria e ushtrisë së temës përmblidhej brenda kufijve të temës përkatëse. Por, në raste të veçanta, ushtria apo reparte të veçanta të ushtrisë së temës dërgoheshin të vepronin edhe në fronte të tjera, siç ndodhte, p.sh. me luftëtarë nga Tema e Durrësit që dërgoheshin të luftonin në Italinë e Jugut.

Një karakteristikë dalluese për temën e Durrësit ishte roli i madh që elementi vendës shqiptar luante në strukturat administrative e ushtarake të saj. Ushtria e temës bazohej në rekrutët vendas. Nga ana tjetër, edhe elementë të aristokracisë vendase luanin një rol të rëndësishëm duke u integruar në sistemin e temës e duke luajtur shpeshherë një rol parësor në drejtimin e saj. Një rol të tillë ka luajtur p.sh. gjatë shek. X-XI familja e Krisilëve nga Durrësi. Pinjollë të saj u nderuan deri me titujt e lartë proteuon apo patric nga pushteti bizantin. Në vitet e fundit të shek. X e në fillimet e shek. XI, fati i vetë qytetit të Durrësit e rrethinës së tij ishte në duart e fisnikut Gjon Krisili, i cili ia dorëzoi një herë qytetin carit Samuel e ca vjet më vonë ia kaloi atë perandorit bizantin Bazili II. Aty nga viti 1040 i biri i Gjonit arriti të emërohej nga perandori bizantin komandant i ushtrisë së Temës së Durrësit dhe i forcave lokale që do të shkonin të shtronin Dioklenë, që kishte ngritur krye kundër sundimit bizantin. Pinjollë nga familje fisnike shqiptare të Temës së Durrësit, si Skurra, Vrana, Arianiti, Muzaka etj., arritën të zinin poste të rëndësishme në administratën e Temës. Madje, ndonjë syresh ngjiti shkallët e karrierës edhe në administratën qendrore.

Duke lënë mënjanë brezin bregdetar të Adriatikut, bërthamën e Temës së Durrësit e përbënte vendi i Arbrit (greQ. Al(r) banon, lat. Al (r) banum, sllav. Raban), me një fjalë treva e përfshirë midis Lezhës, Vlorës, Ohrit e Dibrës. Vendi i Arbrit përfaqësonte mbështetjen kryesore të Temës së Durrësit. Prej andej vinin kontingjentet kryesore ushtarake të Temës. Rëndësia e Arbrit ishte e tillë që, në një moment të caktuar, tema e Durrësit filloi të quhej « Tema e Durrësit dhe e Arbrit ». Një emërtim i tillë veç rëndësisë shprehte edhe individualitetin dhe pavarësinë e kësaj krahine brenda kuadrit të temës së Durrësit. Në fakt, Arbri ishte treva ku më tepër se në çdo trevë tjetër shqiptare, proceset politike kishin çuar që herët në krijimin e një autonomie relative ndaj pushtetit bizantin.

Autori bizantin i shek. XI, Mihal Ataliati, e ka fjalën pikërisht për trevën e Arbrit kur thotë se marrëdhëniet e shqiptarëve (Albanoi) me pushtetin bizantin ishin ndërtuar mbi bazën e sistemit të izopolitisë. Por nuk përjashtohet që pohimi i tij të vlejë, ku më shumë e ku më pak, edhe për treva të tjera shqiptare. Sistemi i izopolitisë ishte një sistem i privilegjuar marrëdhëniesh të një komuniteti të caktuar me pushtetin bizantin. Në thelb ai përfaqësonte një lloj statusi federimi, që Perandoria Bizantine u akordonte popujve dhe bashkësive të tjera, me të cilat i lidhte feja dhe përbashkësia e interesave. Statusi i izopolitisë iu akordua nga Bizanti për ca kohë edhe Venedikut. Izopolitia nënkuptonte njohjen e një autonomie të gjerë, përjashtimin nga taksat e detyrimet kryesore, si dhe privilegje të tjera. Detyrimi kryesor

i parashikuar nga një sistem i tillë kishte të bënte me furnizimin me trupa ushtarake, të drejtuara nga komandantë vendas, që viheshin në dispozicion të strategut bizantin (në rastin tonë të strategut të Durrësit) në rast fushatash ushtarake.

Të përfshira në ushtrinë bizantine, trupat e Arbrit vepronin jo vetëm në Temën e Durrësit, por edhe jashtë saj, si edhe në vende të tjera, Maqedoni, Greqi, Itali etj.. Gjithsesi ato përbënin një strukturë të veçantë, që dallohej nga masa tjetër e ushtrisë bizantine. Forca ushtarake, që treva e Arbrit arrinte të nxirrte në shekujt e mesjetës së hershme, përbënte edhe bazën e statusit të veçantë autonom që ai gëzoi në marrëdhëniet me Perandorinë Bizantine.

### *Lufta kundër ikonave dhe efektet e saj në Shqipëri*

Në kohën e sundimit të Leonit III (717-741), Perandoria Bizantine u përfshi nga një konflikt i ashpër i brendshëm fetar. Në thelb të tij qëndronte interpretimi i ndryshëm që i bëhej rolit që kishin imazhet e shenjta (ikonat) kishin në besimin e krishterë. Duke filluar nga koha e Justinianit kulti i ikonave të shenjtorëve (ikonolatria) njohu një përhapje aq të gjerë në kishën bizantine, saqë u kthye në një nga format kryesore të shprehjes së ndjenjës fetare. Kishat e manastiret u mbushën aso kohe me ikona shenjtorësh të çmuara e të kushtueshme, duke u bërë njëherësh tregues i luksit dhe i pasurisë në të cilin notonin kleri dhe institucionet fetare. Një gjë e tillë ushqente pakënaqësi në një masë të gjerë njerëzish të çdo niveli shoqëror, të cilët mendonin se kisha duhej të ishte si në kohën e apostujve, e varfër dhe e virtytshme. Nga ana tjetër, nuk mungonin edhe në vetë gjirin e kishës prirje kundër kultit të ikonave, sipas të cilave një kult i tillë s'kishte asgjë të përbashkët me krishterimin, si fe krejtësisht shpirtërore. Këto prirje ishin më të forta në provincat lindore të Bizantit, tokë gjithnjë pjellore për lëvizje fetare, ku vazhdonin të mbijetonin mbeturina të monofizizmit dhe ku atë kohë po forcohej dhe po shtrihej sekti i pavlikanëve, që luftonte kundër çdo forme kulti fetar.

Më në fund, lufta kundër kultit të ikonave ishte rezultat i ndikimit që ushtronin mbi krishterimin bizantin feja islame dhe ajo hebraike, me të cilat Bizanti ishte në kontakt të vazhdueshëm. Të dyja këto fe janë prerazi kundër çdo forme të riprodhimit në figurë të shenjtorëve të vet. Në këtë mënyrë, lufta kundër kultit të ikonave (ikonoklastia) kishte rrënjë të thella fetare, kulturore e shoqërore.

Perandor Leoni III, duke ndërmarrë hapur betejën kundër kultit të ikonave, synonte në radhë të parë të afirmonte fuqinë e pushtetit qendror mbi pushtetin e pakufizuar të institucioneve fetare si dhe mbi provincat, veçanërisht ato periferike, që jo rastësisht u rreshtuan në krahun e adhuruesve të ikonave. Ikonoklastia ndeshi në kundërshtim të ashpër në provincat bizantine të Italisë e të Ilirikut, që ishin nën juridiksionin kishtar të Papës së Romës. Megjithatë edhe këtu ikonoklastia nuk mungoi të bëjë për vete përkrahësit e vet. Kështu, nga dy letra që teologu i njohur bizantin, Teodor Studiti, i dërgoi në vitet 820, kryepeshkopit të Durrësit, Antonit, dhe një murgu tjetër po nga Durrësi, Dionisit, mësohet se ikonoklastia ishte përqafuar në atë dioqezë edhe nga përfaqësues të klerit rregullar

(murgjit), të cilët përgjithësisht qenë kundërshtarët më të rreptë të saj.

Nuk ka prova se lufta e ikonave do të ketë marrë në trevat shqiptare format e ashpra që pati në pjesë të tjera të Perandorisë Bizantine. Megjithatë, në kuadrin e saj ndodhi një ngjarje me rëndësi të madhe për zhvillimet jo vetëm kishtare, por edhe për ato politike në trevat shqiptare. Perandori ikonoklast Leoni III i shkëputi ato nga juridiksioni i Papës së Romës dhe i vuri nën varësinë e drejtpërdrejtë të Patriarkatit të Konstandinopojës (732). Ky hap, i shoqëruar edhe me krijimin, në fillim të shek. IX, të temës bizantine të Durrësit e asaj të Nikopojës, ndikoi së tepërmi në forcimin e kontrollit të pushtetit qendror në këto provinca perëndimore të Perandorisë.

### *Trevat shqiptare dhe Mbretëria Bullgare (shek. IX-X)*

Një ndër arsyet kryesore të krijimit të Temës së Durrësit në gjysmën e parë të shek. IX kishte qenë përballimi i presionit sllav, përkatësisht i atij bullgar. Që nga fundi i shek. VII, nga shkrirja e fiseve sllave dhe atyre bullgare (me origjinë turke), u krijua midis Danubit e maleve Ballkan shteti i parë ballkanik sllav, Mbretëria Bullgare, e cila shumë shpejt u bë një rrezik i madh për Perandorinë Bizantine. Aty nga mesi i shek. IX shteti bullgar i kishte shtrirë kufijtë e tij në Maqedoni dhe, nën mbretin Boris (852-879), përfshiu edhe brezin midis lumit Devoll e Vjosë. Kështjellat e Devollit dhe e Pulkeropolit (Beratit) u bënë baza të pushtetit bullgar në këto anë. Në vitin 864 Borisi përqafoi së bashku me popullin e vet, fenë e krishterë, duke marrë emrin Mihal. Feja e re i dha kohezionin e duhur shtetit sllavo-bullgar dhe i lejoi atij shtrirjen e mëtejshme në territoret bizantine. Në kohën e Simeonit (894-927), Bullgaria arriti shtrirjen e saj më të gjerë. Me përjashtim të Durrësit e të Shkodrës, Simeoni pushtoi krejt viset në Shqipërinë Qendrore e të Poshtme. Në jug ai mori Vlorën e një pjesë të mirë të Temës së Nikopojës. Në vitin 913 perandori bizantin Konstandini VII u detyrua t'i njihte Simeonit titullin « Perandor i Bullgarisë » dhe të martohej me një vajzë të carit bullgar. Ndërkohë prej vitesh Perandoria Bizantine ishte e detyruar t'u paguante bullgarëve një haraç të përvitshëm.

Por paqja bullgaro-bizantine nuk vazhdoi gjatë. Në vitet që ndoqën ushtritë e Simeonit sulmuan Durrësin dhe shkretuan rrethinat e tij. Më 918 bullgarët u shtynë në jug nëpër Temën e Nikopojës dhe mbërritën në Gjirin e Korintit.

Gjithsesi ëndrra e car Simeonit, për të krijuar një perandori bullgare në vend të asaj bizantine, përfundoi me vdekjen e papritur të tij më 27 maj 927. Trashëgimtarët e tij, Pjetri e Borisi, nuk ishin në lartësinë e Simeonit dhe u detyruan të njihnin, kush më shumë e kush më pak, sovranitetin bizantin.

Pushtimi bullgar la shenja të dukshme edhe në trevat shqiptare, sidomos në korridorin që zgjatej nëpër luginën e lumit Devoll e deri në bregdet, ku ai vazhdoi të ruhet deri në fillimet e shek. XI. Në krye të krahinave të veçanta këtu u vunë bujarë bullgarë, të cilët shpeshherë sollën me vete njerëzit e tyre, përfshirë edhe klerikë bullgarë, që ndihmuan për depërtimin e një kulture sllavo-bizantine në këto treva. Në gjysmën e dytë të shek. IX në zonën e Ohrit,

Korçës, Devollit, Beratit zhvilloi aktivitetin e tij misionar Klementi i Ohrit, dishepull i Cirilit e Metodit, i cili punoi për vite me radhë për hapjen e shkollave e të kishave sllave. Nga kjo kohë trevat midis rrjedhës së Devollit e të Vjosës u përfshinë në ndikimin kishtar e kulturor të Ohrit, të cilin bullgarët e kthyen në qendër të Patriarkatit të pavarur bullgar. Me pushtimin bullgar të shek. IX-X lidhet edhe lulëzimi i disa qendrave të rëndësishme ushtarako-administrative e kishtare, siç ishin Devolli, Glavinica (Ballshi) etj.. Në bazilikën madhështore të Ballshit u gjet në fillimet e shek. XX edhe një mbishkrim i gdhendur, që kujtonte kthimin e Boris-Mihalit dhe të popullit bullgar në fenë e krishterë më 864.

Pas disa dekadash nënshtrimi ndaj Perandorisë Bizantine, si rezultat i një kryengritjeje antibizantine që pati për epiqendër Maqedoninë, në fronin bullgar erdhi car Samueli (976-1014). Nën sundimin e tij, qendra e shtetit bullgar u zhvendos nga lindja, Preslavi, në Prespë e në Ohër. Në këtë kuadër trevat shqiptare morën një rëndësi të dorës së parë dhe u përfshinë për së afërmi në konfliktin e gjatë midis Samuelit dhe Perandorisë Bizantine. Car Samueli bashkoi nën sundimin e tij krejt Maqedoninë deri në Selanik, trevën e vjetër bullgare midis Danubit dhe vargmaleve Ballkan, si dhe Thesalinë, Temat e Nikopojës e të Durrësit, si dhe Dioklenë e Rashën në Veri. Nën sundimin e tij u rimëkëmb Patriarkati i pavarur bullgar, i cili vendosi përfundimisht selinë në Ohër, kryeqendra e Samuelit. Dëshmitë historike tregojnë se car Samueli nuk synoi të sjellë një përmbysje në strukturat administrativo-ushtarake të trevave shqiptare të pushtuara prej tij. Kështu, në Diokle, ai la në pushtet princin Gjon Vladimir, të cilit për më tepër i ofroi dorën e vajzës së tij, Kozarës. Në Durrës, pas vitit 997, Samueli nuk i preku privilegjet dhe pushtetin e parisë së qytetit, që përfaqësohej nga familja e fuqishme e Krisilëve. Gjon Krisili, proteuon i qytetit, e kishte favorizuar kalimin e qytetit në duart e Samuelit. Aleanca e carit bullgar me Krisilët e parinë durrsake u vulos edhe me martesën e tij me të bijën e Gjon Krisilit. Në trevën e Vlorës e të Beratit, Samueli ia besoi komandën pinjollit të një familjeje fisnike vendase, Elinagër Frëngut. Po kështu veproi në Devoll, Kolonjë, Vageneti e gjetkë. Shtrirja e pushtetit të Samuelit në këto vende u lehtësua edhe për faktin se ai zbatoi një sistem të ri detyrimesh ndaj fshatarësisë, i cili mbështetej mbi kontributet në natyrë e në lehtësira të tjera.

Kundërshtar i car Samuelit, që në fillim të sundimit të tij, ishte perandori i ri bizantin, Bazili II, i mbiquajtur « Bullgarovrasësi », (976-1025). Përpjekja e parë serioze e tij për të goditur perandorinë e Samuelit përfundoi me disfatë më 986 në afërsi të Sofjes (Serdika). Pas kësaj, perandor Bazili II kërkoi të gjejë aleatë në vetë trevat e pushtuara nga cari bullgar. Në vitin 1001 shpërtheu kundërofensiva e madhe bizantine e Bazilit II.

Në vitin 1004 Shkupi u kthye në duart e bizantinëve e pas një viti, si rezultat i një marrëveshjeje të fshehtë me proteuonin Gjon Krisili, edhe Durrësi iu dorëzua perandorit Bazili II. Qeveritari i vënë aty nga Samueli, Torona, dhëndër i carit bullgar, u arratis në oborrin bizantin. Me anë premtimesh e të marrëveshjeve paraprake, Bazili II arriti të bëjë për vete edhe qeveritarë e fisnikë të tjerë lokalë në Berat e në Devoll. Pak nga pak rrethi u shtrëngua rrotull Ohrit, kryeqendrës së Samuelit. Në qershor 1014, Bazili II i shkaktoi një disfatë të rëndë ushtrisë bullgare në ngushticat e malit Belashik, në rrjedhën e sipërme të Strumës. Rreth 15 000 luftëtarë të Samuelit u zunë robë. Vetë Samueli i shpëtoi me

vështirësi kapjes dhe u strehua në kështjellën e Përlepit. Bazili II urdhëroi të verbohen robërit bullgarë dhe t'i dërgoheshin carit të tyre në Përlep. Pamja makabër e kësaj ushtrie të verbër e tmerroi Samuelin që vdiq në vend (6 tetor 1014).

Vdekja e Samuelit shoqëroi edhe shpërbërjen e perandorisë ballkanike të tij. Ivan Vladislavi (1015-1018) u përpoq të vendoste përsëri hegjemoninë bullgare në provincat perëndimore të Dioklesë, Durrësit e të Nikopojës. Por, në shkurt të vitit 1018, gjatë një sulmi mbi Durrës, cari i fundit i Perandorisë Bullgare mbeti i vrarë. Pas kësaj, Bazili hyri triumfues në Ohër, ndërkohë që ushtria e tij i shuajti vatrat e fundit të qëndresës bullgare në lartësitë e Tomorrit, në Vlorë e në Thesali.

Pavarësisht nga egërsia me të cilën Bazili II asgjësoi Perandorinë Bullgare ndaj vendeve e popullsive, që futi përsëri nën sundimin bizantin, ai ndoqi një politikë të matur. Kështu, ai la këtu në fuqi edhe paskëtaj sistemin e detyrimeve në natyrë, të vendosur gjatë sundimit bullgar. Bujqit edhe paskëtaj i detyroheshin shtetit një mod grurë, një mod miell dhe një shtambë verë. Patriarkati i Ohrit vërtet u ul prej tij në shkallën e kryepeshkopatës, por edhe kështu Bazili II i njohu kësaj një sërë privilegjesh që kisha e Ohrit i kishte fituar në kohën e sundimit bullgar. Po kështu nuk u prek juridiksioni i kryepeshkopatës së Ohrit, e cila me gjithë protestat e kryepeshkopatave fqinje, veçanërisht asaj të Durrësit, vazhdoi të ketë në varësi mjaft peshkopata që s'kishin qenë sufragane të sajat dhe që ishin bërë të tilla nën sundimin bullgar. Këto të fundit perandori Bazili II i pajisi me toka e bujq me anë diplomash të veçanta. Me toka, privilegje, tituj dhe me ofiqe Bazili II pajisi edhe ata krerë shqiptarë, që gjatë luftërave me Samuelin kishin qëndruar në krah të tij. Njërit prej tyre, patricit David Arianiti, që llogaritej ndër komandatët më të shquar të tij në betejat me bullgarët, perandori i besoi postin e rëndësishëm e delikat të strategut të Temës së porsakrijuar të Shkupit. Kjo Temë së bashku me Temën tjetër të Paradunavit (Bullgari) kishin për detyrë të kontrollonin territoret e mbretërisë së dikurshme bullgare dhe të shtypnin që në embrion çdo përpjekje të re për shkëputje nga Bizanti.

Në krye të Temës së Durrësit, pikëmbështetja kryesore e bizantinëve në bregdetin Adriatik, u vu një dukë, njëlloj si në Temën e Selanikut, gjë që nënvizonte rëndësinë e veçantë të saj. Po kështu u veprua më vonë edhe me Temën e Shkupit.

### *Kriza e regjimit të temave dhe revoltat e dukëve bizantinë të Durrësit në gjysmën e dytë të shek. XI*

Kryengritja e madhe panballkanike e viteve 1040-1041, si dhe ajo e vitit 1073, që patën jehonë të thellë edhe në trevat shqiptare, paralajmëruan një periudhë të tërë trazirash e revoltash, që tronditën nga themelet Perandorinë Bizantine. Krahas lëvizjeve masive fshatare, periudhën 1040-1081 e karakterizojnë edhe një varg rebelimesh ushtarake të nxitura dhe të drejtuara nga komandantët (strategët) e temave të veçanta. Shqipëria e posaçërisht Tema e Durrësit u bë në ato vite një nga pikat më të nxehta të Perandorisë Bizantine.

Revoltat ushtarake të gjysmës së dytë të shek. XI, mes të cilave edhe revoltat e strategëve

(dukëve) të Durrësit, qe një pasqyrim i drejtpërdrejtë i ndryshimeve të brendshme që po pësonte në atë kohë Perandoria Bizantine dhe që lidhen kryesisht me zhvillimin e marrëdhënieve feudale. Pas vdekjes së Perandorit Bazili II dhe fundit të dinastisë maqedone me Konstandinin IX Monomahos (1042-1055), mori fund edhe epoka e karakterizuar nga prona e vogël e lirë e bujkut-ushtar (stratiotit). Deri në atë kohë, e mbrojtur me fanatizëm prej perandorëve bizantinë, që hartuan për këtë qëllim edhe një legjislacion të posaçëm, prona e vogël u la paskëtaj në mëshirën e pronarëve të mëdhenj, që në kurriz të saj filluan të zgjerojnë zotërimet e tyre. Një proces i tillë i gllabërimit të pronës së vogël të lirë dhe i ekspansionit të pronës së madhe feudale, kërcënonte me rrënim klasën e madhe të ushtarëve-bujq, të cilët për më se një shekull kishin qenë shtylla kurrizore e shtetit bizantin, përsa kohë bujqit shqiptarë qenë furnizuesit kryesorë të financave dhe të ushtrisë bizantine. Por bashkë me rënien e klasës së bujqve-ushtarë binte roli edhe i kastës së krerëve ushtarakë, strategëve, ndërkohë që rritej pesha e pronarëve të mëdhenj të tokave dhe e aristokracisë burokratike të kryeqytetit bizantin, Konstandinopojës.

Këto zhvillime të reja në gjirin e perandorisë Bizantine prekën nga afër Shqipërinë, që ishte vendi klasik i fshatarësisë së lirë dhe i stratiotëve. Ndaj, disa nga kryengritjet ushtarake më të fuqishme të shek. XI patën si teatër kryesor pikërisht trojet shqiptare.

Në vitin 1043 ngriti krye kundër pushtetit qendror Georg Maniaku, komandat bizantin i shquar nga luftimet kundër arabëve dhe normanëve në Sicili dhe Italinë e Jugut. Rritja e autoritetit të Maniakut nuk shihej me sy të mirë nga strategu i ri bizantin i Italisë, Mihal Dokianos, dhe nga vetë perandor Konstantini IX, i cili e shkarkoi atë nga detyra. I mbështetur nga repartet e tij besnike, midis të cilave shquheshin kontingjentet e ardhura nga Arbri, Maniaku dha sinjalin e kryengritjes në Sicili, ku trupat e tij e shpallën perandor. Në krye të tyre ai zbarkoi në Durrës dhe i përkrahur nga vendasit, që iu bashkëngjitën ushtrisë së tij bizantino-shqiptare, iu drejtua Selanikut nëpër Rrugën Mbretërore (Egnacia). Ushtria e kryengritësve përparoi në Maqedoni pa hasur pengesa, derisa në vendin e quajtur Ostrov u ndesh me ushtrinë perandorake. Vrasja aksidentale e Georg Maniakut, në kohën kur fitorja për kryengritësit ishte e sigurt, solli shuarjen e lëvizjes.

Megjithatë, ecuria e kryengritjes së Georg Maniakut tregoi qartë se Shqipëria, e veçanërisht Tema e Durrësit në vendin e Arbrit (Arbanon) ishin kthyer tashmë në një terren pjellor për ngjarje të tilla. Historiani bizantin i shek. XI, Mihal Ataliati, shprehet se në atë kohë shqiptarët, dikur aleatë të Perandorisë Bizantine (symmachioi), u bënë « papritur » kundërshtarë të saj (polemioi). Një zhvillim i tillë në marrëdhëniet e shqiptarëve me Bizantin, posaçërisht i atyre të trevës së Arbrit, nuk vonoi të pasqyrohej edhe në vetë marrëdhëniet e Temës së Durrësit me pushtetin qendror. Me pakënaqësitë e popullsisë shqiptare bashkoheshin shpeshherë edhe vetë dukët e Temës së Durrësit. Këta po shqetësoheshin gjithnjë e më shumë nga rrudhja e vazhdueshme e kompetencave sa në fushën ushtarake aq edhe në atë civile. Në fakt, pas vdekjes së Bazilit II, ushtria bizantine filloi të mbështetej gjithnjë e më shumë në angazhimin e trupave mercenare të dërguara nga qendra, gjë që e dobësonte rolin e ushtrisë së Temës të rekrutuar tek elementi vendas dhe të drejtuar nga strategu i Temës. Nga ana tjetër, edhe kompetencat e strategut të Temës në

lëmin e pushtetit civil u rrudhën në favor të nëpunësve, siç ishte gjykatësi i Temës (krites apo pretor), që varej drejtpërsëdrejti nga qendra dhe që tani trajtonte çështjet e administratës civile. Tronditjet e mëdha shoqërore të atij shekulli, si dhe vështirësitë e jashtme në lindje të Perandorisë Bizantine në marrëdhëniet me Perëndimin dhe me turqit selxhukë, kontribuan për të krijuar terrenin e përshtatshëm për kryengritjet e mëdha të strategëve ushtarakë të Durrësit të gjysmës së dytë të shek. XI. Tema e Durrësit u bë në atë kohë njëra nga vatrat kryesore të kryengritjeve ndaj pushtetit qendror bizantin. I pari ndër strategët e Durrësit, që ngriti krye kundër Konstandinopojës, ishte proedri Niqifor Brieni. Ky kishte qenë më përpara strateg i Temës së Shkupit, ku kishte shtypur kryengritjen e vitit 1073. I transferuar në Temën e Durrësit nga mesi i viteve 70, Brieni ishte dalluar në mbrojtjen e kufijve veriorë në luftë me sllavët kroatë si dhe me diokleasit. Njëherësh ai u ballafaqua edhe me sulmet pirateske të anijeve të normanëve të Italisë, të cilët tashmë synonin të shtriheshin drejt Lindjes, në territoret e Perandorisë Bizantine.

Në tetor të vitit 1077, strategu Niqifor Brieni dha sinjalin e kryengritjes kundër perandorit Mihal VII Dukas. Kronistët bizantinë të kohës pohojnë njëzëri se me kryengritësin Niqifor u bashkua popullsia vendase e Temës së Durrësit si dhe mjaft fisnikë vendas, në mes të të cilëve Bazil Kurtiqi nga Arbri. Niqifori e deklaroi të rrëzuar perandorin Mihal dhe, pasi e shpalli veten perandor, iu drejtua Konstandinopojës me një ushtri që rrugës vinte e zmadhohej me vullnetarë të rinj. Në Adrianopojë Brienin e prisnin kryengritës të tjerë të organizuar nga i vëllai, Johani. Por në të dalë të qytetit forcat kryengritëse u ndeshën me ushtrinë perandorake, të cilën tashmë e komandonte Aleks Komneni, një ndër gjeneralët bizantinë më të shquar të të gjitha kohërave. Ushtria kryengritëse u thye dhe mbeturinat e saj u shpërndanë.

Ndërkohë që Brieni me kryengritësit e tij ishin nisur në drejtim të Konstandinopojës, në Durrës kishte hyrë Niqifor Baziliaku, i emëruar dukë i Durrësit pas rebelimit të të parit. Por edhe duka i ri i Durrësit nuk vonoi dhe, vetëm pak muaj pas Brienit, u vetëshpall perandor dhe ngriti krye kundër qendrës.

I mbështetur nga paria dhe kleri vendas, ku u shqua peshkopi i Devollit, Teodori, ai grumbulloi forca të shumta shqiptaro-bizantine, ku nuk mungonin edhe mercenarë nga perëndimi. Në krye të tyre ai u nis nga Durrësi, kaloi Ohrin dhe iu drejtua qytetit të dytë të Perandorisë, Selanikut. Fillimisht perandori Niqifor III Botoniati u përpoq ta bindte kryengritësin të hiqte dorë nga marshimi mbi kryeqytet, duke i premtuar falje e tituj të rinj finikërie. Baziliaku e refuzoi ofertën dhe kështu u arrit në një betejë të përgjakshme me forcat qeveritare, të cilat i komandonte përsëri Aleks Komneni. Kryengritësit u shpartalluan dhe vetë Baziliaku u çua në pranga në Konstandinopojë.

### *Kryengritjet e mëdha antibizantine të shek. XI*

Bazili II ishte perandori i fundit i dinastisë maqedone që mundi të ruajë ekuilibrin e brendshëm shoqëror e politik midis interesave të shtetit, atyre të aristokracisë feudale dhe të fshatarësisë së lirë, si dhe të stratiotëve që përbënin shtyllën kurrizore të shtetit bizantin. Me

vdekjen e tij (1018) ky ekuilibër u prish: aristokracia feudale, civile apo ushtarake filloi t'i rrisë në mënyrë të pakontrolluar pronat e veta duke gllabëruar pronën e vogël. Pronarët e vegjël e humbën pak nga pak statusin e mëparshëm të lirisë dhe u kthyen në fshatarë të varur. Për një kohë të gjatë shteti bizantin, e në radhë të parë perandorët e dinastisë maqedone (shek. IX-XI) ishin përpjekur t'i vinin fre procesit të krijimit të pronës së madhe dhe të zhdukjes së pronës së vogël të fshatarit. Fshatari i lirë si dhe stratioti, që merrte nga shteti një parcelë toke kundrejt përmbushjes së detyrimit fiskal e atij ushtarak, kishin përfaqësuar për shumë kohë burimin kryesor të të ardhurave të arkës perandorake dhe njëherësh elementin bazë të ushtrisë bizantine. Por në kushtet e reja që u krijuan pas vdekjes së Bazilit II, pronarët e vegjël u gjendën përballë një sulmi të dyfishtë: të aristokracisë feudale të tokës, nga njëra anë, dhe të shtetit bizantin që rëndoi në mënyrë galopante barrën e taksave në dëm të tyre. Për rrjedhojë u krijua një gjendje shpërthyese, e cila jo rastësisht arriti kulmet e saj në territoret ballkanike të goditura rëndë nga luftërat e fundit bullgaro-bizantine. Në vitin 1040 shpërtheu këtu një kryengritje e fuqishme kundër pushtetit qendror e udhëhequr nga Pjetër Deljani, një bujar bullgar që e mbante veten për nip të car Samuelit dhe që e shpalli sakaq veten car. Kryengritja prej Beogradit u përhap me shpejtësi drejt Nishit e Shkupit. Strategu bizantin i Durrësit, Bazil Sinadeni, mblodhi ushtarakë të temës së tij dhe shpejtoi t'u zërë rrugën kryengritësve të Pjetër Deljanit « përpara se e keqja të përhapej », siç shprehet kronisti Johan Skilice që përshkruan këtë ngjarje. Por revolta preku edhe vetë radhët e ushtrisë së Temës së Durrësit dhe një ushtarak me emrin Tihomir ngriti flamurin e kryengritjes në zonën e Dibrës, ku ishin dislokuar forcat e strategut të Durrësit. Këtu kryengritësit i arriti Pjetër Deljani me të vetët. Forcat e kryengritësve u bashkuan nën drejtimin e Pjetër Deljanit, që ndërkohë kishte hequr qafe Tihomirin. Paskëtaj forcat kryengritëse iu drejtuan Durrësit, të cilin e morën, dhe më tej morën Selanikun. Flakët e kryengritjes përfshinë sakaq edhe temën e Nikopojës, popullsia e së cilës ishte tejet e pakënaqur nga arbitrariteti i nëpunësve perandorakë. Bizantinët mundën të mbanin këtu vetëm kështjellën e Naupaktit mbi Gjirin e Korintit.

Megjithatë, si rezultat i kontradiktave që vazhduan të ekzistojnë në gjirin e drejtuesve të kryengritjes edhe pas vrasjes së Tihomirit, lëvizja u shua më shpejt nga çka pritej po të kihen parasysh përmasat e saj. Këtu luajti rolin e vet edhe një djalë i carit bullgar Ivan Vladisllav, Alusiani, që u arratis nga Konstandinopoja ku mbahej rob dhe u bashkua me kryengritësit. Pasi eliminoi Pjetër Dejlanin, Alusiani u vu në krye të kryengritësve. Por pas një beteje të pasuksesshme me trupat perandorake, Alusiani iu dorëzua perandorit bizantin duke shpejtuar kështu edhe fundin e kryengritjes. Megjithatë kryengritja e madhe e vitit 1040-1041 ishte sinjali i parë i fuqishëm i tensioneve shoqërore që do të mbërthenin Perandorinë Bizantine. Në të njëjtën kohë, ajo qe një tregues i hendekut të madh që ishte krijuar ndërkohë midis pushtetit qendror bizantin dhe provincave perëndimore të tij, ku bënin pjesë edhe trevat shqiptare.

Rreth 30 vjet pas kryengritjes së Pjetër Dejlanit, një tjetër lëvizje shpërtheu në Kosovë, nga ku u hap me shpejtësi në viset fqinje. Kryengritësit kërkuan t'i printe princi i Dioklesë, Mihali, i cili dërgoi për këtë qëllim të birin, Konstandin Bodinin. Në Prizren kryengritësit e shpallën Bodinin mbret të tyre. Me Bodinin u bashkua edhe paria e Shkupit me kreun e saj,

Gjergj Vojtehu, i cili erdhi vetë në Prizren. Në Prizren kryengritësit thyen keqas edhe forcat e dukës bizantin të Shkupit, që u dërguan kundër tyre. Pas kësaj kryengritësit morën Nishin, Ohrin, Devollin dhe vetëm në Kostur forcat e riorganizuara bizantine mundën të thyenin grupin kryesor të kryengritësve. Pjesa tjetër e kryengritësve, me « mbretin » Bodin, ishte përqendruar në Nish. Në përpjekje për të sulmuar e për të pushtuar Shkupin, forcat e Bodinit u thyen keq nga ushtria bizantine e dërguar me ngut nga perandori bizantin « për të shuar flakën, përpara se ajo të merrte dhenë », siç është shprehur një kronist bizantin, dëshmitar i ngjarjes.

Gjatë betejës Bodini u zu rob dhe u dërgua në Konstandinopojë ku u mbyll në manastirin e Serxhit e të Bakut derisa i ati i tij, Mihali i Dioklesë, organizoi arratisjen e kthimin e tij në atdhe.

Marrëdhëniet e Perandorisë Bizantine me Bodinin e Dioklesë vazhduan edhe më tej të tensionuara. Pas betejës së vitit 1082 në rrethinat e Durrësit, kur Bodini nuk u erdhi në ndihmë ushtrive bizantine të angazhuara në një betejë vendimtare me normanët e Robert Guiskardit, princi i Dioklesë i shfaqi hapur ambicjet për ta shtrirë sundimin e vet sa në viset e Dalmacisë, në veri, aq edhe në territoret e Temës së Durrësit, në jug. Madje, sipas Kronikës së Priftit të Dioklesë, për një periudhë të shkurtër Bodini mundi të pushtojë dhe të mbajë temën në fjalë, së bashku me kryeqendrën e saj, Durrësin (tulit atque obtinuit totam terram Duracinorum et ipsam civitatem Durachium). Perandori bizantin, Aleksi I Komneni, dërgoi atëherë si strateg të Durrësit një kunatin e tij, Johan Duka, i cili rifitoi kontrollin mbi Temën e Durrësit dhe e mbajti Bodinin larg territoreve të saj.

# K R E U    II

# SHQIPËRIA MIDIS BIZANTIT DHE PERËNDIMIT
# (SHEK. XI - XIV)

## 1. NORMANËT NË SHQIPËRI

### *Shqipëria në luftërat e Komnenëve me normanët e Italisë*

Shekulli XI solli ndryshime thelbësore në strukturën e brendshme ekonomiko-shoqërore të Perandorisë Bizantine si dhe në marrëdhëniet e saj me botën e jashtme. Hipja në fron e perandorit Aleksi I Komneni (1081-1118), shënon ardhjen në fuqi të aristokracisë ushtarake. Fillon epoka e artë e feudalizmit ushtarak, që karakterizohet nga ekspansioni i pronës ushtarake të kushtëzuar (pronies) dhe që në Shqipëri u shfaq me ngritjen e një sërë familjesh shqiptare, pjesëtarë të të cilave fitojnë prona, tituj dhe funksione të larta nga pushteti qendror.

Në planin e jashtëm, Perandoria Bizantine merr një orientim të qartë perëndimor që do të ruhet përgjatë gjithë sundimit të dinastisë Komnene (1081-1185). Më 1071 Bizanti humbi kështjellën e tij të fundit në Italinë e Jugut, Barin. Nga ai çast, kundër territoreve bizantine filluan sulmet e paprera të normanëve dhe të kryqtarëve perëndimorë. Kjo dinamikë e re në marrëdhëniet Lindje-Perëndim i vendosi trevat shqiptare në qendër të ngjarjeve. Ato përbënin tashmë kufirin skajor perëndimor të Bizantit, ndërkohë që për fuqitë e reja të perëndimit Shqipëria, me portet dhe me rrugët gjatësore të saj, ku vazhdonte të shquhej Rruga e vjetër Mbretërore (Egnatia), ishte ura ideale që bënte të mundur avancimin e ushtrive pushtuese drejt Konstandinopojës. Për rrjedhojë, trevat shqiptare u bënë vendi i përplasjeve të mëdha ushtarake, kulturore e fetare, që ndikuan së tepërmi zhvillimin historik të tyre.

Pas pushtimit të Barit, më 1071, Robert Guiskardi arriti të bashkojë të gjitha zotërimet e princërve normanë të Italisë së jugut dhe krijoi një mbretëri të fuqishme, që menjëherë i hodhi sytë në anën tjetër të Adriatikut. Në pranverën e vitit 1081, një ushtri e madhe normane u nis nga portet e Brindizit e të Otrantos nën drejtimin e vetë Guiskardit dhe të djalit të tij, Boemundit. Ky i fundit me një pjesë të flotës zbarkoi në brigjet e Vlorës dhe, brenda një kohe të shkurtër, pushtoi këtë qytet dhe qendrat e rëndësishme strategjike të Kaninës e të Jerikos (Orikumit). Pjesa kryesore e ushtrisë normane, nën drejtimin e Robert Guiskardit, zbarkoi më në jug, në zonën e Butrintit. Atë e bir iu drejtuan Durrësit, i pari nëpërmjet detit, kurse i dyti me anë të një marshimi në rrugë tokësore. Një furtunë e befasoi Guiskardin në Kepin e Gjuhës, duke mbytur pjesën më të madhe të flotës normane. Mbeturinat e ushtrisë së tij arritën të bashkohen me forcat e Boemundit në Glavinicë (Ballsh), ku mbërritën dhe përforcime të reja nga Italia. Pasi pushtuan krejt « fushën e Ilirikut » në qershor 1081 ushtritë normane arritën të mbyllin rrethimin e Durrësit.

Perandori bizantin, Aleksi I Komnen, me çdo mënyrë kërkoi të shmangë pushtimin e qytetit kryesor të Adriatikut, që hapte rrugën drejt Selanikut e Konstandinopojës. Ai dërgoi si komandant të qytetit të afërmin e tij, Gjergj Paleologun. Me qëllim që të ndërpriste komunikimin e forcave të Robert Guiskardit me brigjet e Apulisë, Komneni lidhi një aleancë me Venedikun, i cili vuri në dispozicion të perandorit bizantin flotën e tij të fuqishme, kundrejt njohjes së privilegjeve tregtare në territoret e Perandorisë Bizantine. Kjo marrëveshje, që u përtëri disa herë në vitet e mëvonshme, vendosi bazat e hegjemonisë së Venedikut në detet e në tregjet bizantine.

Si rezultat i bashkëpunimit midis ushtrisë kryesore bizantine të dislokuar në lindje të Durrësit, garnizonit të qytetit nën gjeneralin Gjergj Paleologu dhe flotës veneciane në ujërat e Durrësit, normanët pësuan disa disfata, në tokë e në det. Por në një betejë vendimtare jashtë mureve të Durrësit, ku mori pjesë vetë perandori bizantin Aleks Komnen, normanët korrën një fitore të madhe. Në këtë betejë bizantinëve u mungoi ndihma e princit Bodin të Dioklesë, aleat i tyre, i cili në momentin e fundit refuzoi të përfshinte trupat e tij në betejë. Aleksi I bashkë me mbeturinat e ushtrisë së tij u tërhoq nëpër luginën e Erzenit, në qafën e Kërrabës e grykën e Shkumbinit dhe mbërriti në Ohër.

Ndërkohë normanët e Robert Guiskardit iu kthyen qytetit të Durrësit, të mbetur pa mbështetje nga jashtë. Komandanti Gjergj Paleologu, që kishte marrë pjesë në betejën e fundit, nuk kishte mundur të rifutej në qytet dhe qe larguar bashkë me perandorin. Në këtë mënyrë ky i fundit ia besoi mbrojtjen e Durrësit komandantit të trupave të Arbrit. Kronistja bizantine, Ana Komnena, e cila njëherësh ishte vajza e perandorit Aleks Komneni dhe që i përshkruan me hollësi ngjarjet në fjalë, sqaron se prijësi shqiptar kishte titullin e lartë të komiskortit. Me gjithë qëndresën e durrsakëve, qyteti u mor nga normanët në prag të dimrit. Tregtarë nga qyteti i Amalfit e i Venedikut, që banonin në Durrës, ua hapën tradhtisht portat e qytetit normanëve.

Pas rënies së Durrësit ushtritë normane u lëshuan drejt lindjes dhe në pak kohë zunë trevat e Dibrës, Pologut e të Devollit. Por në pranverë të vitit 1082 Robert Guiskardi u detyrua të kthehej në Itali, ku kishin shpërthyer revolta të princërve normanë, të nxitura edhe nga Aleksi I Komneni. Djali i Guiskardit, Boemundi, nuk mundi t'i mbajë për shumë kohë pozicionet e fituara. Nën goditjet e ushtrisë së rimëkëmbur bizantine dhe të popullsive vendase, normanët filluan tërheqjen. Më 1084 bizantinët, të ndihmuar nga banorët e vendit, rimorën Durrësin. Po atë vit Robert Guiskardi vdiq në zotërimet e tij në Itali dhe trupat e fundit normane u tërhoqën nga Shqipëria.

Deri në fund të sundimit të perandorit Aleksi I Komnen, më 1118, brigjet shqiptare u prekën edhe dy herë të tjera nga ushtri të ardhura nga perëndimi. Më 1096 në portet e Durrësit, Vlorës e të Butrintit zbarkuan ushtritë e Kryqëzatës së parë, të drejtuara nga sovranë e princër të ndryshëm të Evropës. Midis tyre ishte dhe Roberti i Flandrës dhe vetë Boemundi, sundimtari norman i Italisë së Jugut. Një tjetër grupim kryqtarësh, nën komandën e Rajmondit të Tuluzës, mbërriti në Durrës në rrugë tokësore, nëpërmjet Dalmacisë e

Dioklesë. Në Diokle, kryqtarët ishin pritur « miqësisht » nga princi Bodin, i cili tashmë ishte në luftë të hapur me pushtetin bizantin. Mbërritja e luftëtarëve perëndimorë në trevat, që vite më parë kishin qenë fushëbetejë mes normanëve e bizantinëve, e shqetësoi së tepërmi Aleks Komnenin. Ai i porositi komandantët e tij të Durrësit, Vlorës e të viseve të tjera që të ndiqnin me vëmendje lëvizjet e kryqtarëve dhe të parandalonin çdo përpjekje të tyre për të sulmuar e plaçkitur territorin bizantin. Megjithatë, Aleks Komneni iu shmang një përplasjeje të drejtpërdrejtë me ta dhe bëri gjithçka për të përshpejtuar largimin e kryqtarëve drejt lindjes. Ana Komnena dhe historianë perëndimorë, që shoqëruan kryqëzatën e parë, tregojnë se kryqtarët e lodhur e të rraskapitur nga lundrimi në Adriatik, gjetën në tregjet e panairet e begata të Durrësit, Glavinicës e të Adrianopojës (Gjirokastër) prehjen dhe furnizimet e nevojshme për të vazhduar marshimin e tyre drejt vendeve të shenjta.

Megjithatë kontradiktat midis perandorit bizantin dhe prijësve të kryqëzatave, sidomos pasi këta krijuan principatat e tyre në lindje, erdhën e u ashpërsuan derisa përfunduan në përleshje midis ushtrive të krishtera. Veçanërisht të mprehta qenë përplasjet e Aleks Komnenit me armikun e tij të vjetër, Boemundin, që kishte ngritur në Siri një principatë normane me qendër në Antioke. Në pamundësi për të përballuar perandorin bizantin në principatën e largët të Lindjes, më 1107 Boemundi u kthye në Itali dhe filloi përgatitjet për një invazion të ri të territorit bizantin.

Flota e madhe normane zbarkoi po atë vit në viset e Vlorës, nga ku ushtritë e Boemundit iu drejtuan nëpër tokë Durrësit. Qyteti mundi t'u qëndrojë përpjekjeve të përsëritura të normanëve, të cilët përdorën të gjitha mjetet dhe teknikat e kohës për pushtimin e tij. Pa e hequr rrethimin e qytetit, Boemundi vazhdoi marshimin e tij drejt Lindjes. Perandori Aleks Komneni u përpoq të ndalte përparimin e ushtrive normane duke bllokuar vendkalimet që çonin drejt Ohrit e Dibrës. Krahina e Arbrit, e papushtueshme për nga pozicioni strategjik e sistemet e fortifikuara të saj, u bë teatri kryesor i veprimeve luftarake. Drejtimin e tyre perandor Aleksi ua besoi komandantëve të shquar vendas, ndër të cilët shquheshin Aleksandër Kabashi (Kabasilla) e Eustath Kamizi. Vetë ai, me forca të shumta ishte pozicionuar më në thellësi, në zonën e Ohrit, Devollit e të Kolonjës, nga ku mbështeste njerëzit e tij të angazhuar në luftimet me normanët në Arbër, Vlorë e në Glavinicë. Pas disa muaj luftimesh rraskapitëse, ushtria normane, e bllokuar në Ultësirën Perëndimore, u detyrua të heqë dorë e të kthehet në Itali. Boemundi nënshkroi në kampin e perandorit bizantin në Kolonjë një marrëveshje poshtëruese për të, sipas së cilës ai hiqte dorë nga çdo sulm kundër territorit bizantin, prej zotërimeve të tij në Itali e në Siri (Antioke), si dhe e njihte veten si vasal të Aleksandrit I Komnen.

Nën sundimin e djemve të Aleksit I, Johanit II (1118-1143) e Manuelit I Komnen (1143-1180), normanët dhe bizantinët bënë secili nga një përpjekje për të kapërcyer Adriatikun. Më 1149 mbreti Ruxheri II i Sicilisë pushtoi Korfuzin dhe prej andej, pasi zbarkoi në sterenë e Epirit, vazhdoi në drejtim të Tebës e të Korintit. Por normanët u detyruan të tërhiqen shpejt nga këto qytete, qendra të industrisë së mëndafshit dhe çuan në Palermo, kryeqytet i mbretërisë së tyre, teknologjinë e prodhimit të mëndafshit. Perandor Manueli I Komeni ishte i pari sovran bizantin që imitoi Justinianin duke tentuar pushtimin e Italisë. Më 1155

një flotë bizantine e nisur nga portet shqiptare pushtoi qytetin e Ankonës. Në pak kohë bizantinët kapën gjithë vijën bregdetare nga Ankona në Taranto. Por menjëherë perandori bizantin u ndodh përballë një koalicioni fuqish armike, të drejtuara nga mbreti norman Guljelmi I. Edhe Venediku, aleati i vjetër i Bizantit, u rreshtua kundër tij. Shumë shpejt trupat bizantine u larguan nga trevat italiane të pushtuara prej tyre.

Në vitin 1185 mbreti Guljelmi I bëri përpjekjen e fundit të dinastisë normane të Italisë për të pushtuar territorin bizantin. Ky zbarkim i ri norman u paraprі nga një revoltë e banorëve të viseve të Vagenetisë (Çamëri) kundër pushtetit të perandorit Androniku I Komneni (1182-1185). Me një shpejtësi të pazakontë ushtritë normane pushtuan Durrësin, strategu i të cilit, Jan Vrana, parapëlqeu të dorëzohej. Pas Durrësit ushtritë normane u derdhën nëpër Rrugën Mbretërore (Egnatia) dhe mbërritën para qytetit të Selanikut. Garnizoni i kështjellës, i përbërë prej luftëtarësh nga Kunavija e Arbrit ua dorëzoi qytetin perëndimorëve. Por kësaj radhe, normanët nuk arritën të konsolidojnë fitoret e tyre. Më shumë se për meritë të ushtrisë bizantine, ata u tërhoqën për shkak të dobësive të organizimit e të furnizimeve në vende aq të largëta nga bazat e tyre. Gjithsesi, Durrësi e disa ishuj të Jonit mbetën edhe për disa kohë në zotërim të normanëve. Me vdekjen e Guljelmit I në krye të Mbretërisë së Sicilisë erdhi sovrani gjerman Henriku VI, që inauguroi sundimin e dinastisë Hohenshtaufen në Italinë e Jugut. Sovranët e rinj, bashkë me mbretërinë, trashëguan nga paraardhësit e tyre normanë politikën e pushtimeve lindore. Jo më kot mbreti Henriku VI Hohenshtaufen, sipas kronistit bizantin Niketa Konjati, e konsideronte veten « zot të tokave që shtrihen nga Durrësi në Selanik ».

## 2. JETA POLITIKE NË SHQIPËRI NË SHEK. XII-XIII

### *Principata e Arbrit*

Ballafaqimi i Perandorisë Bizantine me normanët e Italisë dhe me kryqëzatat në shek. XI-XII, nxori në plan të parë rolin e shqiptarëve dhe të tokave shqiptare që u ndodhën në qendër të këtij ballafaqimi. Qëndrimi i shqiptarëve përcaktoi dukshëm zhvillimin e fushatave ushtarake të Perëndimit, ndaj pushteti qendror bizantin u përpoq ta mbante në anën e vet fisnikërinë shqiptare, duke e joshur atë me privilegje e tituj deri dhe me ofiqe të lakmueshme në ushtrinë dhe administratën bizantine. Duke filluar nga gjysma e dytë e shek. XI në burimet historike përmenden familje fisnike shqiptare, si Skurra, Arianiti, Muzaka, Topia, Meksha, Jonima, Pliti, Blinishti, Kamona, që mbanin tituj të lartë bizantinë. Veçanërisht në shek. XII, shumë i përhapur ishte titulli sebast, që lidhet me periudhën e sundimit të dinastisë Komnene e posaçërisht me atë të Manuelit I (1147-1181). Luftërat e këtij perandori sa në Itali aq edhe në Ballkan, kryesisht kundër serbëve të Rashës, e rritën rolin dhe peshën ushtarake të faktorit shqiptar. Fisnikët shqiptarë ishin fuqizuar mjaft. Ndërkohë, ata shfrytëzuan privilegjet dhe ekskusitë e akorduara nga pushteti qendror, për të rritur shkallën e autonomisë së tyre. Ky proces zhvillimi politik autonom i feudalëve dhe i krahinave të veçanta eci më shpejt në trevën qendrore të Arbrit, me rol strategjik e ushtarak

të posaçëm. Në gjysmën e dytë të shek. XII këtu kishte ndodhur me siguri një proces përqendrimi pushteti. Në vitin 1166 përmendet, në fakt, një prior Arbanensis (princ i Arbrit). Së bashku me disa klerikë të lartë nga Arbri ky mori pjesë në përurimin e kishës së re të Shën Trifonit në Kotorr. Në ceremoni merrte pjesë dhe « duka e komandanti » bizantin për Dalmacinë, Dioklenë e për Arbërinë, Isaku. Kjo tregon se priori i Arbrit, Andrea, e njihte ende formalisht sovranitetin bizantin. Megjithatë, në këtë kohë autonomia politiko-administrative e Arbrit ishte rritur së tepërmi, siç tregojnë edhe privilegjet e vitit 1153 të perandorit Manuel për kryeqendrën e Arbrit, Krujën. Duke u nisur edhe nga marrëdhëniet e mira që vendosi me Papatin, perandori Manuel u tregua liberal edhe përsa u përket marrëdhënieve kishtare; në kohën e tij riti katolik njohu një përhapje të gjerë jo vetëm në Shqipërinë e Epërme, por dhe në atë Qendrore, posaçërisht në Arbër.

Këto zhvillime në Shqipëri, që përkonin në një plan më të gjerë me thellimin e procesit të feudalizimit të Perandorisë Bizantine, me dobësimin e pushtetit qendror dhe decentralizimin e tij, në fundin e shek. XII, çuan në krijimin e një strukture me tipare të qarta shtetërore në trevën e Arbrit dhe në kristalizimin e një dinastie sunduese vendase. Duke u nisur nga titulli « princ » (princeps), që papa Inocenti III i dha më 1208 njërit prej krerëve të saj, Dhimitrit, kjo strukturë shtetërore është quajtur zakonisht në historiografi « Principatë e Arbrit », njëlloj siç është quajtur « Despotat i Epirit », formacioni fqinjë me Principatën e Arbrit, me qendër në Artë, i cili kishte në krye një despot.

Pas rënies së dinastisë së Komnenëve dhe me ardhjen në fronin bizantin të dinastisë së dobët të Engjëllorëve, treva e Arbrit fitoi tiparet e një shteti të pavarur. Themelues i tij ishte Progoni (1190-1198), pushtetin e të cilit e trashëguan të bijtë, Gjini (1198-1206) dhe Dhimitri (1206-1216). Dokumentet e rralla të kohës nuk thonë se cilës familje të Arbrit i përkisnin këta. Ka shumë gjasë që sundimtarët e Arbrit në kapërcim të shek. XII-XIII t'i përkisnin familjes Skurra nga malësia e Tiranës, ku emri Skurrë ndeshet ende në toponiminë dhe antroponiminë e vendit. Emri i kësaj familjeje ndeshet vazhdimisht në burimet e shek. XII-XIII si ndër më kryesoret e Arbrit. Për pozitën e lartë shoqërore të saj flet edhe varri familjar i sebastit Mihal Skurra në kishën e Shën Mërisë së Brrarit i vitit 1201, apo varri i fisnikut tjetër nga kjo familje, Anton Skurrës, në kishën e Shën Ndout në Lezhë. Për pozitën e veçantë që kjo familje kishte në shek. XII-XIII në gjirin e fisnikërisë shqiptare, flet dhe fakti që pinjollë të saj lidhën krushqi deri edhe me familjen perandorake bizantine. Edhe princi Dhimitër i Arbrit u martua me mbesën e perandorit bizantin Aleksi II Engjëlli, Komnenën, lindur nga martesa e vajzës së këtij të fundit, Eudokisë, me mbretin e Serbisë, Stefan Nemanjën e Kurorëzuar. Princesha Komnena, që kishte lindur jo para vitit 1191, ishte në moshë të mitur kur aty nga viti 1202, iu blatua princit Dhimitër të Arbrit, gjë që në vetvete flet për karakterin politik të kësaj martese. Martesa e Dhimitrit të Arbrit me Komnenën synonte edhe të normalizonte marrëdhëniet me Stefan Nemanjën e Serbisë, i cili në vitet e fundit të shek. XII kishte mundur të pushtonte mjaft toka në Kosovë e në Diokle (Gentë). Nemanja e vazhdoi përparimin në thellësi të tokave shqiptare, duke marrë edhe trevën e Pultit (malësia në të dy anët e lumit Drin të bashkuar) që bënte pjesë në Principatën e Arbrit. Pas lidhjes familjare me Nemanjët e Serbisë, Principata e Arbrit ruajti në mënyrë të qëndrueshme shtrirjen Drin-Shkumbin, të përfshirë midis Lezhës, Durrësit, Ohrit e Dibrës.

Principata e Arbrit e arriti kohezionin e saj më të madh nën sundimin e Dhimitrit. Nën autoritetin e tij u vunë atë kohë edhe familje të shquara të Arbrit, siç qenë Jonimët, Plitët, Shtëpanët, Kamonat etj.. Në një traktat paqeje të nënshkruar prej tij më 1210 me Republikën e Raguzës, Dhimitri i quan këta, sipas së drejtës feudale perëndimore, « njerëzit e mi » (homines mei). Edhe titujt « gjykatës » (iudex) apo « princ » (princeps) që i atribuohen Dhimitrit prej papës Inocenti III, flasin për pozitën e tij të dalluar në gjirin e fisnikërisë së Arbrit. Ato tregojnë gjithashtu se familja e princërve të Arbrit në kapërcim të shek. XII-XIII ishte e ndikuar nga kultura dhe feudalizmi perëndimor. Këtë e konfirmon edhe hapi i ndërmarrë më 1208 nga princi Dhimitër për të kaluar në ritin katolik, duke u lidhur me kishën katolike të Romës. Me gjithë ndikimet që modelet feudale perëndimore patën në organizimin dhe në ndërtimin e Principatës së Arbrit, tradita bizantine mbetej ende shumë e fuqishme. Vetë Dhimitri parapëlqente të përdorte titujt bizantinë me prestigj panhypersebast apo megas arhond, ashtu si bujarët e tjerë mbanin titujt po bizantinë sebast ose protosebast. Qendra e Principatës së Arbrit ishte në qytetin e Krujës. Në kohën e Dhimitrit, Principata zotëronte edhe një dalje në det, në pjesën bregdetare midis Bishtit të Pallës dhe derdhjes së lumit Mat.

### ***Principata e Arbrit, Dukati i Durrësit dhe Despotati i Epirit***

Kryqëzata IV (1204) solli një ndryshim rrënjësor të kushteve politike në Perandorinë Bizantine e posaçërisht në viset e saj perëndimore.

« Traktati i ndarjes së tokave », i nënshkruar nga Venediku e fuqitë e tjera pjesëmarrëse në Kryqëzatë në prag të sulmit përfundimtar mbi Konstandinopojën, parashikonte që një pjesë e mirë e bregdetit shqiptar, prej Durrësit deri poshtë në Prevezë, të kalonte nën sundimin e Venedikut. Në fakt, venecianët arritën ta merrnin Durrësin dhe rrethinat e tij dhe të krijonin një zotërim të tyre të quajtur « dukati i Durrësit ». Por në jug të tij, në temën e dikurshme bizantine të Nikopojës (Epir), venecianët nuk arritën të vendosnin pushtetin e tyre. Që në dhjetëvjeçarët e fundit të shek. XII një degë e familjes perandorake bizantine të Engjëllorëve kishte siguruar në Epir, veçanërisht në provincën e Vagenetisë (Çaméri), prona të mëdha tokësore dhe kishte ngritur aty një pushtet thuajse të pavarur nga Konstandinopoja. Në këtë mënyrë, menjëherë pas pushtimit të Perandorisë Bizantine nga kryqtarët më 1204, një pinjoll i Engjëllorëve bizantinë, Mihal Engjëlli, djali i qeveritarit të dikurshëm të Epirit, krijoi këtu një zotërim të pavarur. Dokumentet e kohës e quajnë këtë « Despotat i Artës », sipas kryeqendrës së tij. Në historiografi është bërë zakon të quhet « Despotat i Epirit ». Gjatë historisë së tij më se dy shekullore, Despotati i Epirit e ndryshoi disa herë shtrirjen e tij. Sidoqoftë, bërthama e qëndrueshme territoriale përfaqësohej nga shtrirja e temës së dikurshme bizantine të Nikopojës, e përkufizuar nga malet Akrokeraune (Vetëtimës) në veri, nga gjiri i Artës (Ambrakisë) në jug dhe nga rrjedhja e lumit Vjosa e vargmalet e Pindit në lindje. Deti Jon lagte krahun perëndimor të Despotatit. Përveç kryeqendrës, Artës, qytete e keshtjella të tjera të rëndësishme ishin Janina, Ajdonati (Paramithia), Himara, Berati, Kanina dhe për një farë kohe (1213-1253) edhe Durrësi. Shqiptarët përbënin shumicën dërrmuese të popullsisë së Despotatit në shtrirjen klasike të tij. Po veç shqiptarëve kishte edhe popullsi

vllahe, greke e sllave të vendosura kryesisht në viset e Thesalisë, të Maqedonisë e të Etolo-Akarnanisë, që u aneksuan nga despotët e Epirit pas vitit 1216.

Nga pikëpamja e organizimit shtetëror, Despotati i Epirit ishte një shtet bizantin. Në krye të tij qëndronin despotët e familjes perandorake Engjëlli. Këta në aktet dhe në dokumentet zyrtare të tyre shfaqen me emrin e përbërë Engjëll-Duka-Komnen, duke kujtuar kështu lidhjet e Engjëllorëve me dinastitë e tjera bizantine. Vetë sundimtarët e Epirit nuk u pajtuan me statusin e sundimtarit të një province. Ata e mbanin veten për trashëgimtarë të ligjshëm të fronit bizantin dhe në këtë kuptim e konsideronin pushtetin e tyre në Epir si një pikënisje për të restauruar Perandorinë Bizantine, duke dëbuar kryqtarët nga vendet bizantine.

Vitet e para të sundimit despoti Mihali I Engjëlli (1204-1216) ia kushtoi konsolidimit të brendshëm të shtetit të posalindur. Nuk munguan në këtë kohë edhe konfliktet me principatat kryqtare, të krijuara pas vitit 1204 në kufijtë e Despotatit, në mbretërinë lombarde të Selanikut, në dukatin e Athinës dhe në Principatën frënge të Akesë. Me t'u krijuar një gjendje e qëndrueshme në kufijtë me këto formacione, iu vu punës për shtrirjen e Despotatit në drejtim të veriut. Në vitin 1210 Despotati i Epirit i ishte afruar së tepërmi dukatit venecian të Durrësit.

Ndërkaq sundimi i Venedikut në Durrës ishte treguar i paqëndrueshëm. Përpjekjet për ta shtrirë juridiksionin venecian përtej qytetit kishin hasur në kundërshtimin e princit Dhimitër të Arbrit. Fisnikë të Arbrit ishin tashmë zotër të tokave në rrethinat e Durrësit, gjë që shqetësoi jo vetëm pushtetin venecian të Durrësit, por dhe kryepeshkopatën katolike të qytetit, e cila pretendonte se Dhimitri dhe njerëzit e tij kishin okupuar pronat e saj. Me qëllim që të ushtronte presion mbi princin e Arbrit, duka i Venedikut lidhi një aleancë me princin e Dioklesë (Gentës), Gjergjin, i cili zotohej ta ndihmonte Venedikun kundër Dhimitrit. Por ky ndërkaq kishte arritur të bënte për vete papën e fuqishëm Inocenti III, të cilit i premtoi konvertimin e tij, të bujarëve e të popullit të tij në fenë katolike.

I brejtur nga konfliktet me princin e Arbrit, Papatin e me vetë kishën vendase, dukati venecian i Durrësit u tregua i pafuqishëm të përballonte mësymjen nga jugu të despotit të Epirit, të Mihalit I Engjëlli. Në vitin 1210 kufiri midis Despotatit dhe Dukatit venecian të Durrësit ishte vendosur në rrjedhjen e lumit Shkumbin. Atë vit duka Marin Valaresi u takua me despotin Mihal për të biseduar lidhur me vendosjen e një paqeje. Paqja u nënshkrua në verë të atij viti nga duka i Venedikut Pietro Xian dhe despoti Mihali I. Në bazë të saj njihej edhe de jure kufiri i Shkumbinit si caku verior i zotërimeve të Despotatit. Ndërkohë, despot Mihali zotohej të lejonte tregtarët venecianë të tregtonin lirisht, pa taksa e doganë, në tokat e tij dhe t'i mbronte ata nga shtetasit e tij, në rast konflikti me sipërmarrësit venecianë.

Në muajin shtator 1210 venecianët sheshuan edhe mosmarrëveshjet me kishën e Durrësit, duke vënë në krye të saj venecianin Manfred. Në marrëveshjen që nënshkroi me dukën Pietro Xian në shtator të vitit 1210, kryepeshkopi Manfred u betua se do t'i qëndronte besnik Republikës së Venedikut dhe se do të punonte që qytetarët si dhe bashkësia e Durrësit dhe e zonave përreth t'i bindeshin pushtetit venecian.

Megjithatë, shpresat e Venedikut për të ruajtur një minimum pranie në Durrës dhe në rrethinat e tij, pësuan goditjen e fundit më 1213, kur despot Mihali I Engjëlli ia shkëputi atë Republikës së Shën Markut dhe e bashkoi me zotërimet e tij. Ushtria e tij përparoi thellë në veri e më 1215 pushtoi Shkodrën, por shpejt u tërhoq prej andej për t'u vendosur në vijën e Durrësit.

Pushtimi jetëshkurtër i Shkodrës ishte ndërmarrja e fundit ushtarake e despotit Mihali I. Në rreth 10 vjet të sundimit të tij, shteti i vogël e i dobët epirot, arriti të zgjerohet duke zënë pak a shumë shtrirjen e temave të dikurshme bizantine të Nikopojës e të Durrësit. Përveç kryeqendrës, Artës, despot Mihali parapëlqente si rezidencë të zgjedhur të tij kështjellën e Beratit. Ende sot aty ruhen dëshmi të shumta të punimeve fortifikuese e të ndërtimeve të kultit të ndërmarra në kohën e sundimit të tij. Despot Mihali I vdiq pikërisht në kështjellën e Beratit në vitin 1216 pas një komploti të organizuar nga njerëz të afërt të tij. Pas kësaj në krye të Despotatit u vu i vëllai, Teodori. Nën sundimin e tij Despotati i Epirit arriti shtrirjen e tij më të gjerë. Politika e despotit të ri u orientua kryekëput nga lindja dhe synoi asgjësimin e principatave latine të kryqtarëve në Greqi, në Maqedoni e në Traki, rimëkëmbjen e Perandorisë Bizantine dhe kurorëzimin e tij si perandor i Bizantit. Në këtë kuadër fitoi rëndësi të posaçme kontrolli mbi Durrësin dhe mbi boshtin e Rrugës Mbretërore (Egnatia), i cili hapte rrugën drejt kështjellave të Maqedonisë e Selanikut dhe njëherësh shkëpuste lidhjet jetësore të perandorisë latine të Konstandinopojës ose të mbretërisë lombarde të Selanikut me fuqitë-mëmë të perëndimit. Duke pasur parasysh rëndësinë strategjike të këtij boshti rrugor e veçanërisht të pikënisjes së tij, Durrësit, mitropoliti i Korfuzit, Gjergj Bardhami, shprehej atë kohë se « despoti derdh pa kursim për Durrësin para, ushtri e çdo gjë tjetër, në mënyrë që të mos lejohen egërsirat nga Perëndimi të vënë këmbë në atë qytet, që ai e do mbi të tjerët ».

Në fakt, që në fillim të sundimit të tij, Teodorit iu desh të përballonte një përpjekje të latinëve për të shtënë në dorë korridorin e rrugës Egnatia. Në verën e vitit 1217, perandori i ri latin i Konstandinopojës, Pier dë Kurtëne, në krye të një ushtrie të nisur nga porti i Brindizit, zbarkoi në Durrës me destinacion Konstandinopojën. Pasi mori qytetin, ushtria latine e vazhdoi marshimin përgjatë rrugës Egnatia në drejtim të Selanikut. Historiani bizantin Gjergj Akropoliti rrëfen se despoti Teodor i kishte ngritur pritë ushtrisë latine « në vendet e ashpra të Arbrit », diku në luginën e Shkumbinit. Në betejën e zhvilluar këtu, ushtria frënge u shpartallua keq dhe vetë perandori Kurtënè u zu rob. Një kronist frëng, vazhduesi i Robert Autissiodorensis, ia atribuon katastrofën e perëndimorëve qëndrimit armiqësor të popullsisë vendase (malicia indigenorum) që bashkëpunoi me despotin e Epirit. Pas kësaj fitoreje, Teodori e ripushtoi Durrësin. Në qytet u përforcua sistemi i mbrojtjes dhe u kryen punime të ndryshme fortifikuese. Në vitet që pasuan, Teodor Engjëlli i zhvendosi veprimet luftarake në lindje. Këtu ai mori njërën pas tjetrës kështjellat e Ohrit, të Përlepit, të Pelagonisë (Manastir) etj.. Por objektivi kryesor ishte Selaniku, të cilin Teodori ua shkëputi baronëve lombardë në vitin 1224. Këtu ai u kurorëzua « perandor e autokrat i bizantinëve » nga kryepeshkopi i fuqishëm i Ohrit, Dhimitër Komatiani. Selaniku u bë qendra e re ku u zhvendos Teodori e oborri i tij. Qeverisjen e zotërimeve shqiptare Teodori ia besoi të vëllait,

Konstandinit, të cilit i akordoi titullin despot. Duke ndjekur shembullin e perandorëve të Bizantit, ai u shpërndau tituj fisnikërie si sebastokrator, domestik i madh, protovestiar etj., bashkëpunëtorëve të tij të afërt, midis të cilëve edhe mjaft bujarëve shqiptarë. Në administrimin e punëve të « perandorisë » së tij, Teodori ndihmohej nga një « këshill i të zgjedhurve ». Një mbështetje të fortë i jepnin politikës së tij prelatët e lartë të kishës, ndaj të cilëve Teodori tregoi vazhdimisht kujdes të veçantë. Mitropoliti i Naupaktit, Jan Apakauku, kryepeshkopi i Korfuzit, Gjergj Bardhani, ai i Ohrit, Dhimitër Komatiani, si dhe peshkopi i Kaninës ishin disa nga bashkëpunëtorët e këshilltarët më të afërt të Teodorit.

Pas marrjes së Selanikut, objektivi i dytë i madh mbetej për Teodorin pushtimi i Konstandinopojës, që do të shënonte fundin e Perandorisë Latine e rimëkëmbjen e Bizantit. Midis viteve 1225-1230 ushtritë e tij arritën suksese të mëdha në Maqedoninë Lindore e në Traki, ku pushtuan Adrianopojën. Por në vendin e quajtur Klokotnica, në vitin 1230, trupat e Teodorit pësuan një disfatë të rëndë nga ushtritë e carit bullgar, Ivani II Aseni, që ishte shqetësuar nga forcimi i shtetit epiriot e nga përparimi i Teodorit në zonën e interesave bullgarë.

### *Lufta midis Despotatit të Epirit dhe Perandorisë së Nikesë për hegjemoni në Shqipëri*

Beteja e Klokotnicës, ku vetë Teodori u zu rob, goditi rëndë aspiratat panbizantine të despotëve të Epirit. Paskëtaj, zotërimet epirote u ndanë në shumë pjesë. Në Selanik e Thesali vazhdoi të sundojë i vëllai i Teodorit, Manueli. Gjithë territori, prej Adrianopoje në Durrës, u pushtua nga Ivani II Aseni i Bullgarisë. Cari bullgar filloi paskëtaj ta quajë veten « perandor e autokrat, zot i krahinave prej Adrianopoje në Durrës » dhe të shpalosë me forcë pretendimet për Konstandinopojën e për fronin bizantin.

Krahinat e Epirit nuk u përfshinë në kufijtë e rinj të mbretërisë bullgare. Këtu shfaqet si sundimtar Mihali II Engjëlli, djali i Mihalit I. Për 10 vjet ky punoi për të forcuar pozitat e lëkundura të Engjëllorëve. Rrethi i bashkëpunëtorëve të tij u zgjerua me elementë të aristokracisë vendase, të cilëve u ishte besuar drejtimi i krahinave dhe i kështjellave të ndryshme të despotatit. Ashtu si dhe i ati, Mihali II i ruajti lidhjet e ngushta me Beratin, Vlorën e me parinë e këtyre dy qyteteve. Me qeveritarin e tyre, Jan Frëngun, pinjoll i një familjeje të vjetër fisnike vendase, despoti kishte edhe lidhje familjare.

Shthurja e Mbretërisë së Bullgarisë, pas vdekjes së Ivanit II Aseni (1241), e lejoi Mihalin II të zgjerojë kufijtë e Despotatit. Durrësi u bë përsëri pjesë e tij, ndërkohë që kështjella të tjera u aneksuan në Maqedoni e në Thesali. Por edhe kësaj radhe Despotati ndeshi në një kundërshtar të fuqishëm, që në atë kohë ishte bërë një faktor i rëndësishëm politik në Ballkan. Kjo ishte Perandoria e Nikesë, një formacion i ngjashëm me Despotatin e Epirit, që lindi pas vitit 1204 në Azinë e Vogël. Luftërat me Nikenë përbëjnë fazën e dytë të rëndësishme në historinë e Despotatit të Epirit. Ashtu si despotët e Epirit, edhe perandorët e Nikesë e mbanin veten për trashëgimtarë të ligjshëm të fronit bizantin. Marrja e Konstandinopojës e rimëkëmbja e Perandorisë Bizantine përbënin vijën kryesore të politikës

së tyre, nga ku buronte edhe armiqësia me rivalët e tyre të Epirit. Pas dobësimit të Mbretërisë së Bullgarisë, Perandoria e Nikesë fitoi epërsi në ngjarjet në Ballkan. Brenda vitit 1246 perandori i Nikesë, Joan Vatatze (1222-1254), pushtoi Trakinë, Maqedoninë dhe qytetin e Selanikut.

Sukseset e rrufeshme të nikeasve zbuluan mangësitë ushtarake e politike të shtetit epiriot. Tashmë ishte dobësuar aleanca e këtij shteti me krerët lokalë të krahinave të ndryshme të Despotatit, në të cilën bazohej forca e tij. Politika e zbatuar nga Teodori e nga Mihali II në funksion të pushtimeve kishte goditur drejtpërsëdrejti format e qeverisjes në rajone të caktuara të Despotatit të Epirit me Principatën e Arbrit, e cila ishte kthyer tashmë në një shtet vasal.

Çarja midis dy aleatëve të dikurshëm u pa gjatë konflikteve ushtarake që u zhvilluan në zonën e Maqedonisë Jugperëndimore midis forcave të Nikesë dhe atyre të Epirit në vitin 1253. Atë kohë princi i Arbrit, Gulami, bashkë me forcat e tij, kishte zënë pozicion në zonën e Kosturit për t'u prerë rrugën nikeasve që kërkonin të çanin në drejtim të Devollit. Por perandori i Nikesë, Jan Vatatze, arriti të tërheqë në anën e tij princin Gulam, që tashmë ishte ftohur me Mihalin e Epirit. Premtimet joshëse të perandorit të Nikesë u konkretizuan me nënshkrimin e një traktati, që vuloste aleancën e re midis Nikesë dhe Arbrit dhe që njihte autonominë e këtij të fundit.

Krahas Gulamit të Arbrit, me nikeasit u bashkuan edhe krerët e Kosturit e të Devollit, të cilët gjithashtu ishin të pakënaqur nga Mihali II i Epirit. Në këto kushte, despoti i Epirit u detyrua të kërkonte paqe, e cila u nënshkrua në Larisë (1253). Mihali II hiqte dorë nga kështjellat e Maqedonisë Perëndimore dhe nga kështjella e Krujës. Kësaj të fundit, perandori Jan Vatatze i njohu qysh atë vit një sërë privilegjesh të rëndësishme që kishin të bënin me sigurimin e pronave të fisnikëve, të klerit dhe të qytetarëve të saj, si dhe me heqjen e tatimeve të caktuara. Të njëjtat privilegje u konfirmuan pas dy vjetësh nga perandori i ri i Nikesë, Teodori II Laskari (1254-1258). Ato iu konfirmuan vazhdimisht krutanëve nga perandorët e mëvonshëm të Bizantit.

Humbja e mbështetjes që kishte patur në Principatën e Arbrit ia bëri të pamundur despotit Mihal ruajtjen e zotërimit të rëndësishëm të Durrësit. Në vitin 1256 qyteti iu dorëzua perandorit të Nikesë. Paqja e nënshkruar atë vit midis dy rivalëve sanksiononte tërheqjen e Despotatit të Epirit në kufijtë e tij fillestarë. Në viset e zbrazura nga epirotët u vendos administrata e Nikesë.

### *Kryengritja e shqiptarëve kundër Perandorisë së Nikesë (1257-1258)*

Vendosja e pushtetit të Nikesë në viset shqiptare nuk e përmirësoi gjendjen e tyre, përkundrazi, një administratë e rreptë ushtarake e civile u vendos në trevat shqiptare, përfshirë edhe Principatën e Arbrit, që kishte luajtur një rol vendimtar në suksesin e nikeasve. Në krye të saj u vu një qeveritar bizantin, Konstandin Habaroni, i cili së bashku me qeveritarët e krahinave të tjera të Shqipërisë e të Maqedonisë, u vu nën urdhrat e

komandantit epror, pretorit Georg Akropoliti që kishte selinë në Selanik.

Që të nesërmen e vendosjes së sundimit të Nikesë në Shqipëri filluan të duken shenjat e një pakënaqësie të thellë. Këto qenë më të forta në trevat e Principatës së Arbrit, e cila në kundërshtim me premtimet e dhëna, u privua nga çdo lloj autonomie prej regjimit nikeas. Qeveritari nikeas i Arbrit, Konstandin Habaroni, nuk ishte në gjendje të mbante nën kontroll gjendjen shpërthyese, ndaj, në dimrin e vitit 1257-1258, kryekomandanti i forcave perëndimore të Nikesë, pretori Gjergj Akropoliti, vendosi të organizonte një ekspeditë demonstrative në Arbër. Prej Selanikut, ekspedita e drejtuar prej tij përparoi nëpër Kostur, Ohër, Durrës, ku Akropoliti u takua me krerët dhe autoritetet e vendit. Marshimi i Akropolitit vazhdoi nëpër krahinat e thella të Matit e të Dibrës. Kudo ku kaloi Akropoliti u mundua të forcojë bazat e sundimit të Nikesë, duke riorganizuar administratën ushtarake e civile të saj. Pas tre muajsh misioni të vështirë në zonën shpërthyese të Arbrit, në shkurt të vitit 1258, Akropoliti mbërriti në Përlep. Këtu atij i erdhi lajmi se « mbarë populli i arbëreshëve ishte hedhur në kryengritje ». Për rrjedhojë edhe despoti Mihali II Engjëlli i Epirit e prishi paqen me Nikenë. Vetë qeveritari Nikeas i Arbrit, Konstandin Habaroni, u zu rob prej tij gjatë një prite që iu ngrit në Kaninë dhe ku pati dorë e fejuara e tij, Maria Frëngu, kunatë e despotit Mihal dhe pinjolle e familjes më të shquar të zonës së Vlorës në shek. XI-XIII.

Gjendja e re e detyroi Akropolitin të ndërmerrte një fushatë të vërtetë ushtarake për të shtypur kryengritjen. Goditja kryesore e nikeasve u drejtua kundër vatrës së trazirave, Arbrit. Ushtria e tyre, nën komandën e vetë Akropolitit pushtoi Ohrin dhe vazhdoi marshimin drejt Durrësit. Por qëndresa e kryengritësve shqiptarë e detyroi Akropolitin të bënte prapaktheu në Ohër. Paskëtaj, kryekomandanti nikeas u përpoq të hynte në Arbër nga ana e Dibrës, por edhe këtu ushtria e tij u rrezikua të asgjësohej nga kryengritësit, ndaj u tërhoq në drejtim të Përlepit.

Ndërkaq, i inkurajuar nga kryengritja e shqiptarëve, despoti Mihali II Engjëll i Epirit rifilloi veprimet luftarake në Maqedoni. Ushtria e tij, e përkrahur nga popullsia vendase, pushtoi Ohrin dhe kështjella të tjera të Maqedonisë Perëndimore. Pothuaj të gjithë komandantët e forcave të Nikesë u hodhën në anën e despotit të Epirit. Edhe kështjella e Përlepit, ku ishte i rrethuar kryekomandanti, Georg Akropoliti, u hapi portat epirotëve. Akropoliti dhe ushtarakë të tjerë ranë robër të Mihalit II. Në këtë mënyrë, gjithë këto treva u përfshinë përsëri në kufijtë e Despotatit të Epirit.

Sukseset e arritura në Maqedoni zgjuan te Mihali II i Epirit, ashtu si te paraardhësi i tij, ëndrrën e pushtimit të Konstandinopojës e të rimëkëmbjes së Perandorisë Bizantine, duke i paraprirë në këtë gjë rivalit të tij, perandorit të Nikesë. Në funksion të këtij qëllimi despoti i Epirit i hodhi sytë nga një aleancë e re me sovranin e Mbretërisë së Sicilisë, mbretin Manfred nga dinastia gjermane Hohenshtaufen, pavarësisht se ky kishte përfituar nga ngjarjet e fundit për të shtënë në dorë një pjesë të bregdetit shqiptar. Aleanca me Manfredin u bë fakt i kryer me martesën e këtij të fundit me vajzën e despotit Mihal, Helenën. Megjithatë përforcimet që mori nga Manfredi e dhëndri tjetër i tij, princi Guljelm II Vilëharduen i Akesë, nuk i

mjaftuan despotit të Epirit për të ndalur ofensivën e filluar në pranverën e viti 1259 nga perandori i ri i Nikesë, Mihali VIII Paleolog. Ohri qe një nga kështjellat e para që despoti i Epirit u lëshoi nikeanëve. Kësaj radhe ish-kryepeshkopi durrsak i qytetit, Konstandin Kabasilla, që erdhi bashkë me ushtrinë nikeane, ndikoi me autoritetin e tij për t'i bindur mbrojtësit t'ia dorëzonin kështjellën perandorit të Nikesë. Pas Ohrit, ushtria e Nikesë, nën komandën e sebastokratorit Jan, vëlla i perandorit Mihali VIII Paleolog, rrethoi kështjellën e Devollit, të cilën e mori pas luftimesh të ashpra.

Në verë të atij viti, Mihali II Engjëlli pësoi disfatën përfundimtare në fushën e Pelagonisë (Manastir).

Fitorja e Perandorisë së Nikesë mbi Despotatin e Epirit në Pelagoni u pasua nga një tjetër fitore e madhe e saj. Në verë të vitit 1261 nikeasit ua morën me sulm Konstandinopojën latinëve. Në këtë mënyrë, konflikti i gjatë për të korrur trashëgiminë e Perandorisë Bizantine u zgjidh në favor të Nikesë. Mihali VIII Paleologu u bë perandori i parë i Perandorisë Bizantine të rimëkëmbur.

Rivali i tij i dikurshëm, despoti Mihali II i Epirit, pas disfatës në Pelagoni i humbi krejt zotërimet e tij. Ushtritë e Paleologut përparuan deri thellë në kufijtë e Epirit historik e morën dhe qendrat e fundit të qëndresës epirote, Janinën e Artën. Mihali II Engjëlli u strehua në Korfuz, zotërim i dhëndrit të tij Manfred.

Por ashtu si më 1257, administrata e re bizantine hyri që në fillim në konflikt me popullsinë vendase. Rritja e pakënaqësisë gjeti shprehjen më të lartë në shpërthimin e kryengritjeve antibizantine në gjithë territorin shqiptar të Perandorisë. Këto kryengritje krijuan kushte që despoti Mihali II Engjëll të kthehej në Epir e pak nga pak të rikrijonte Despotatin e Epirit në kufijtë e ngushtuar të temës së dikurshme të Nikopojës.

Përsa u përket territoreve në veri të lumit Vjosë, kryengritjet antibizantine të shqiptarëve u mpleksën aty me një sërë rrethanash të tjera, të cilat krijuan një gjendje krejtësisht të re.

## 3. SHQIPËRIA DHE MBRETËRIA E SICILISË NË SHEK. XIII

### *Manfred Hohenshtaufeni në Shqipëri*

Kapërcimi i shek. XII-XIII solli në Mbretërinë e Sicilisë një ndryshim të dinastisë sunduese. Vendin e dinastisë normane Altavila, e zuri dinastia perandorake gjermane Hohenshtaufen. Bashkë me fronin e Sicilisë, sovranët e rinj gjermanë trashëguan dhe planet pushtuese në Lindje të paraardhësve të tyre.

Henriku VI Hohenshtaufen që me ardhjen e tij në pushtet i shpalli hapur pretendimet e tij në bregun lindor të Adriatikut. Sipas historianit bizantin Niketë Koniati, Henriku pretendonte

të ishte zot i gjithë territorit që shtrihej prej Durrësit e deri në Selanik, territor i pushtuar për një kohë të shkurtër nga paraardhësi i tij norman, Guljelmi II, gjatë fushatës së vitit 1185.

Por as Henriku VI, as pasardhësi i tij i madh, Frederiku II Hohenshtaufen, nuk qenë në gjendje të organizonin ndonjë ekspeditë si ato të normanëve në Shqipëri. Një gjë të tillë e bëri djali i Frederikut, Manfred Hohenshtaufeni. Duke përfituar nga konflikti midis despotit Mihali II i Epirit dhe perandorit të Nikesë, Teodorit II Laskari, si dhe i inkurajuar nga pakënaqësia e thellë që kishte pushtuar popullsinë shqiptare kundër këtyre dy rivalëve bizantinë, në mesin e dimrit të vitit 1257-1258 flota e Manfredit e komanduar nga admirali i tij, Filip Kinardi, zbarkoi në bregdetin shqiptar dhe pushtoi Durrësin, Vlorën, Spinaricën e Beratin. Ndonëse këto kështjella juridikisht ishin në atë kohë nën sundimin e perandorit të Nikesë (Durrësi), apo të despotit të Epirit (Vlora, Berati e Spinarica), as njëri e as tjetri nuk ushtronin pushtet real në to. Kryengritja e fundit e vitit 1257 e shqiptarëve i kishte detyruar garnizonet dhe administratën e perandorit apo të despotit të tërhiqeshin dhe ta linin qeverisjen e atyre vendeve në dorë të parisë lokale, e cila, me sa duket, ishte marrë vesh paraprakisht me Manfredin e Sicilisë për ndërmarrjen e tij.

I ndodhur para faktit të kryer, despoti Mihali II i Epirit e pa me vend mos të ndizte armiqësi të reja me mbretin e Sicilisë. Përkundrazi, me qëllim që ta tërhiqte atë në një aleancë ushtarake kundër rivalit të tij kryesor, perandorit të Nikesë, ai ia njohu Manfredit pushtimet e reja në bregdetin shqiptar. Madje i ofroi atij dhe dorën e së bijës, Helenës, bashkë me një sërë zotërimesh të tjera në cilësinë e pajës: Himarën, Sopotin (Borshin), Butrintin e Korfuzin. Në këtë mënyrë ndër të gjithë sovranët e mbretërisë së Sicilisë të dy shekujve të fundit, Manfredi qe i pari që zuri një pjesë të mirë të brezit bregdetar të Shqipërisë në pritje të kushteve të përshtatshme për të zgjeruar pushtimet në thellësi të Ballkanit.

Por beteja e Pelagonisë (Manastirit), në pranverë 1259, ku bashkë me forcat e despotit, Mihalit II të Epirit, u shpartallua edhe reparti i vogël prej 300 luftëtarësh që Manfredi i kishte dërguar për ndihmë vjehrrit të tij, i vuri në pikëpyetje vetë zotërimet siciliane në Shqipëri. Ngadhënjyesi i Pelagonisë, perandori i ri i Nikesë, Mihali VIII Paleologu (prej 1261 perandor i Bizantit), e vazhdoi mësymjen deri në bregdet, duke marrë të gjitha zotërimet e Manfredit, me përjashtim të Durrësit. Gjithsesi, në shtator të vitit 1261 Manfredi organizoi një fushatë të re në Shqipëri dhe arriti përsëri zotërimet e bregdetit, të cilat i mbajti deri në fund të jetës së tij (1266).

Baza e qeverisjes së zotërimeve të Manfredit në Shqipëri ishin kështjellat. Këtu u vendosën garnizonet siciliane nën komandën e kështjellarëve. Kështjellari i Kaninës, që kontrollonte dhe zonën e Vlorës, në vitet 1258-1274 ishte Jakob Balsiniani, pas çdo gjase një fisnik gjerman. Juridiksioni i tij shtrihej në një perimetër të gjerë rreth kështjellës, që përfshinte edhe fshatrat e Orikumit, Vranishtit, Vonicës etj.. Krerët feudalë vendas ishin përfshirë në sistemin e mbrojtjes së kështjellës së Kaninës dhe të territorit të saj. Përveçse në rast lufte, ata, normalisht, të shoqëruar nga njerëzit e tyre, kryenin për një muaj në vit shërbimin e garnizonit brenda në kështjellë.

Manfredi e respektoi traditën përsa i përket organizimit administrativ të Durrësit dhe të krahinës fqinje të Arbrit. Ato u ruajtën si një njësi e vetme administrative, nën drejtimin e një qeveritari ushtarak me titullin e kapitenit që e kishte selinë në Durrës. Duke pasur parasysh forcën dhe rolin e parisë feudale të Arbrit në fatet e kësaj treve, Manfredi ia besoi postin e kapitenit të Durrësit e të Arbrit një fisniku nga një shtëpi e njohur feudale, Andrea Vranës. Në vitin 1185, në kohën e fushatës normane, një tjetër pinjoll i kësaj familjeje kishte kryer funksione të ngjashme në atë trevë si strateg i Bizantit.

Rasti i njohur i kapitenit Andrea Vrana tregon se Manfredi diti të tërhiqte në administratën civile e ushtarake të zotërimeve të tij shqiptare edhe fisnikë vendas. Madje, trupa shqiptare nën komandën e krerëve vendas u integruan edhe në forcat e Manfredit të angazhuara në Itali kundër kundërshtarëve të tij.

Si mëkëmbës të përgjithshëm të zotërimeve të tij në Shqipëri, Manfredi caktoi njeriun e tij të besuar, admiralin Filip Kinardi. Megjithatë, pushteti i tij realizohej në zotërimet jugore. Treva Durrës-Arbër, si zonë me rëndësi të posaçme strategjike, ishte nën vëzhgimin e drejtpërdrejtë të mbretit Manfred.

Fillimisht, selia e admiral Kinardit ndodhej në Korfuz, por me kohë u zhvendos në Kaninë. Këtu ai u martua me të venë e një fisniku nga familja e vjetër Frëngu, që ishte njëherësh kunata e despot Mihalit II të Epirit. Miqësia që Filip Kinardi kishte me peshkopin ortodoks të Kaninës është një tjetër tregues i lidhjeve të ngushta, që Kinardi, e në përgjithësi gjithë administrata e Manfredit, vendosi me mjedisin, e veçanërisht me parinë vendase. Me këtë shpjegohet fakti që, pas vrasjes së Manfredit në Betejën e Beneventit (1266), disa nga bashkëpunëtorët më të ngushtë të tij, midis tyre dhe konti Frederik Lançia, dajë i Manfredit dhe personi numër një në oborrin e tij, erdhën dhe u strehuan në Shqipëri.

Fundi i mbretit Manfred në Betejën fatale të Beneventit, shkaktoi pështjellim në zotërimet shqiptare të Hohenshtaufëve të Sicilisë. Menjëherë pas Manfredit, edhe mëkëmbësi i tij admiral Kinardi ra viktimë e një komploti të kurdisur në Kaninë nga despot Mihali II Engjëlli i Epirit në bashkëpunim me të shoqen e njeriut të Manfredit, Maria Frëngun, që ishte edhe kunatë e tij. Por, pavarësisht nga kjo, despoti nuk arriti t'i shtinte në dorë zotërimet e Manfredit. Njerëzit e këtij, si këshilltari i Kaninës, Jakob Balsiniani, ai i Korfuzit, Verner Alamani, dhe kapiteni i Durrësit-Arbrit, Andrea Vrana, refuzuan t'ia dorëzojnë despotit të Epirit viset nën juridiksion të tyre. Të njëjtën gjë bënë edhe më 1267, kur ngadhënjyesi i Beneventit e vrasësi i Manfredit, francezi Karl Anzhu, u çoi fjalë funksionarëve të ish-mbretit Hohenshtaufen në Shqipëri që ta njihnin atë si mbret i ri i Sicilisë.

### *Anzhuinët dhe « Mbretëria e Arbrit »*

Sovrani i ri i mbretërisë së Sicilisë, Karli I Anzhu, trashëgoi synimet e vjetra të dinastive të Altavilëve normanë e të Hohenshtaufëve gjermanë. Në qendër të politikës së tij të jashtme u vu pushtimi i Lindjes e marrja e Konstandinopojës. Kjo politikë u nxit e u ushqye vazhdimisht nga kisha e Romës, e cila llogariste të organizonte, nëpërmjet anzhuinëve, një

kryqëzatë të re kundër Bizantit dhe të realizonte kështu bashkimin me dhunë të kishave. Pikërisht në praninë e papës Klementit IV u nënshkrua në maj të vitit 1267 në Viterbo marrëveshja midis Karlit I Anzhu e perandorit të shfronëzuar latin të Konstandinopojës, Balduinit II, në bazë të së cilës ky i fundit ia kalonte të drejtat e tij në Lindje mbretit anzhuin. Marrëveshja në fjalë përcaktonte si fazë të parë të ndërmarrjes anzhuine zënien e një kryeure në bregdetin shqiptar, në zotërimet e ish-mbretit Manfred.

Karli I Anzhu u mundua të afirmonte të drejtat e tij në vijë trashëgimije mbi zotërimet shqiptare të Manfredit, duke i shndërruar në vasalë të tij bashkëpunëtorët e Manfredit në Shqipëri. Në këtë kuadër, më 1267, Karli I emëroi si mëkëmbës të tij në Shqipëri Gaco Kinardin, një i afërm i mëkëmbësit të vrarë të Manfredit, Filipit. Por as kështjellari i Korfuzit, as ai i Vlorës, i Butrintit e i Sopotit dhe as kapiten Vrana e qytetarët e Durrësit nuk dëgjuan të kalojnë nën sovranitetin anzhuin. Përkundrazi, marrëdhëniet e mbretit Karl me bregun përballë mbetën të ndera deri në vitin 1271. Atë kohë, vetë ai shprehej në një letër se shqiptarët e « urrenin emrin e tij » (in odium nostri nominis).

Gjithsesi, anzhuinët nuk ndërmorën ndonjë fushatë të armatosur. Karli I u përpoq të tërhiqte me anë premtimesh krerët shqiptarë dhe në vitin 1271 ai duket se kishte vendosur një dialog me aristokracinë e Arbrit si edhe me bashkësinë qytetare të Durrësit. Gjatë atij viti dy priftërinj katolikë shqiptarë, Gjoni nga Durrësi dhe Nikolla nga Arbri, si të besuar të mbretit Karl dhe të aleatit të tij të madh, papës Gregori X, bënë disa udhëtime midis Napolit e Durrësit, duke përcjellë mesazhet e mbretit te krerët shqiptarë. Në fillim të shkurtit 1272 mbërriti në oborrin anzhuin në Napoli një përfaqësi e fisnikërisë së Arbrit dhe e bashkësisë qytetare të Durrësit. Në përfundim të traktativave me Karlin Anzhu u shpall bashkimi i « Mbretërisë së Arbrit » (Regnum Albaniae) me mbretërinë e Sicilisë nën sovranitetin e mbretit Karl (Carolus I, dei gratia rex Siciliae et Albaniae).

Kthesa e fisnikëve shqiptarë në marrëdhëniet me mbretin anzhuin ndodhi për një sërë arsyesh të jashtme dhe të brendshme. Në atë kohë bizantinët dhe serbët e kishin rritur presionin në trevat shqiptare që ishin ende jashtë kontrollit të tyre. Serbët i ishin afruar tashmë zonës së Dibrës, kurse Perandoria Bizantine e kishte rivendosur sundimin e saj në një pjesë të mirë të Shqipërisë së brendshme. Marrja e Beratit menjëherë pas fitores së bizantinëve në Pelagoni (Manastir), më 1259, i jepte Bizantit një bazë strategjike mjaft të rëndësishme për të shtrirë më tej zonën e kontrollit të vet deri në vijën bregdetare.

Vështirësive të aristokracisë shqiptare në marrëdhëniet me këto fuqi të huaja, u shtoheshin edhe ndarjet e konfliktet midis vetë fisnikëve shqiptarë. Në këtë kohë edhe Principata e dikurshme e Arbrit e kishte humbur shkëlqimin që kishte patur në kohën e princit Dhimitër. Në vend të një familjeje feudale, në trevën e Arbrit ushtronin ndikimin dhe pushtetin e tyre disa familje, shpesh herë në konflikt me njëra-tjetrën, siç ishin familjet Skurra, Vrana, Blinishti, Topia, Arianiti etj.. Në këtë mënyrë, njohja e një sovrani të huaj u pa edhe si një mjet për të qetësuar rivalitetet midis tyre. Së fundi, jo pa rol ishte edhe fakti që në Shqipëri, veçanërisht në zonën e Durrësit dhe të Arbrit, ekzistonte tashmë një grupim filo-anzhuin, që përfaqësohej kryesisht nga kleri katolik i Durrësit dhe i Arbrit, që nën sundimin e Manfredit,

armikut të egër të Papatit, kishte pësuar përndjekje nga më të ashprat. Për rrjedhojë, ky ishte i prirur të bashkëpunonte me sovranin e ri të Sicilisë, Karlin Anzhu, që ndryshe nga Manfredi, ishte beniamin dhe krahu i djathtë i kishës katolike të Romës.

Pavarësisht nga motive të tilla që flisnin në të mirë të anzhuinëve, kompromisi i vitit 1272 midis anzhuinëve e aristokracisë shqiptare u bë i mundur vetëm pasi Karli I Anzhu u dha krerëve shqiptarë garancitë e kërkuara. Në dy diploma të dala nga kancelaria e tij më 20 e 21 shkurt 1272, u premtonte atyre mbrojtjen e tij (protectionem suam) dhe njohjen e të gjitha privilegjeve, normave e dokeve « të mira » të mëparshme. Teksti i tyre tregon qartë që njohja e sovranitetit anzhuin nga krerët shqiptarë nuk qe një « dorëzim » pa kushte, por një ujdi e arritur, siç shprehej vetë mbreti Karl, « pa kurrfarë dhune e shtrëngimi » (absque aliqua violentia seu cohactione). Anzhuinët kënaqnin në thelb dy kërkesat themelore të shqiptarëve: kërkesën për një angazhim të anzhuinëve në marrëdhëniet e ndera të shqiptarëve me fuqitë e tjera, kryesisht Bizantin e Serbinë, dhe kërkesën për njohjen e autonomisë politiko-administrative të fisnikëve vendas brenda kuadrit të « Mbretërisë së Arbrit ».

Pavarësisht nga premtimet joshëse të anzhuinëve, jo menjëherë e jo të gjithë fisnikët shqiptarë u tërhoqën prej tyre.

Koha e gjatë, që iu desh Karlit I Anzhu për të realizuar planin e vet, ishte prova më e mirë se në gjirin e aristokracisë shqiptare kishte ngurrime lidhur me një orientim proanzhuin. Në fakt, anzhuinët përcaktuan qysh në fillim hapësirën midis Durrësit e Vlorës ose më saktë midis Matit e Seman-Devollit, si zonë e interesave të tyre jetike në Shqipëri. Tokat jashtë tyre anzhuinët i panë para së gjithash në funksion të marrëdhënieve me shtetet aleate ballkanike, në radhë të parë me mbretërinë e Serbisë. Kjo vijë politike e anzhuinëve i prishi këta qysh në fillim me një krah të rëndësishëm të aristokracisë shqiptare. Aleanca me Mbretërinë Serbe pati gjithmonë përparësi për Karlin Anzhu dhe ky refuzoi të merrte në mbrojtje fisnikët shqiptarë, si Gropajt e Dibrës, tokat e të cilëve ndodheshin nën kërcënimin e pushtimit serb.

Por marrëdhëniet e anzhuinëve nuk vonuan të prishen edhe me fisnikët-vasalë të tyre të « Mbretërisë së Arbrit ». Premtimet lidhur me njohjen e autonomisë e të privilegjeve të vjetra, që Karli I u kishte dhënë krerëve shqiptarë në fillim, u treguan se ishin demagogji. Fisnikët shqiptarë u detyruan të kryejnë « betimin dhe homazhin feudal » (ligii homagii iuramentum). Këtu u vendos një administratë e fortë ushtarake, ku aristokracia shqiptare nuk përfaqësohej në asnjë instancë të saj. Të gjithë funksionarët, që nga « kapiteni e mëkëmbësi i Mbretërisë së Arbërisë », te mareshali, keshtjellarët, intendentët e postet më të ulëta, ishin me kombësi franko-italiane. Shqiptarët ishin përjashtuar nga çdo rol efektiv në këtë « Mbretëri të Arbërisë ». Fisnikët shqiptarë, që njohin për kryezot Karlin I Anzhu e që u përfshinë në « Mbretërinë e Arbërisë », u organizuan prej anzhuinëve në një lloj « këshilli regjence ». Karli I u vinte atyre kufirin e të drejtave e detyrave, kur i këshillonte se « duhej t'i bindeshin mëkëmbësit e kapitenit të përgjithshëm të Mbretërisë së Arbrit dhe ta ndihmonin atë me të gjitha forcat e për çdo punë, qoftë me këshilla, qoftë me mjetet e nevojshme ».

Dokumentet anzhuine lënë të kuptohet qartë se ku konsistonte ndihma e krerëve shqiptarë për kryezotin anzhuin. Në radhë të parë ata duhet të shoqëronin trupat anzhuine në fushatat ushtarake. Ky shërbim i tyre përputhej me thelbin e regjimit anzhuin e të « Mbretërisë së Arbrit », të cilën anzhuinët e projektuan dhe e ndërtuan si një bërthamë të një perandorie të tërë ballkanike. Shqiptarët duhet të luftonin, kështu, për një qëllim që s'qe i tyre e që ata nuk e ndienin. Kjo i zhgënjeu shpresat fillestare të tyre, të ushqyera nga premtimet e Karlit I Anzhu, që ua serviri atyre « Mbretërinë e Arbrit » si një pasardhëse të natyrshme të Principatës së Arbrit, ku fisnikët shqiptarë do të ruanin autonominë e tyre e do të luanin rol parësor.

Por regjimi i ri anzhuin nuk pati pasoja negative vetëm në planin politik. Anzhuinët vendosën në zotërimet e tyre një regjim të rreptë shfrytëzimi. Fonde të mëdha tokësore iu rrëmbyen pronarëve vendas, në radhë të parë kundërshtarëve të regjimit anzhuin, e u shpërndanë në të mirë të kurorës, të funksionarëve e feudalëve anzhuinë dhe të kishave, kuvendeve e manastireve katolike të themeluara me shumicë nga klerikët e huaj, të ardhur bashkë me anzhuinët e që përfaqësonin një mbështetje shoqërore e mjet diversioni ideologjik të tyre. Fshatarësia shqiptare, që punonte në këto toka, iu nënshtrua një shfrytëzimi intensiv e të panjohur deri atëherë. Të ardhura të mëdha hynin në arkën mbretërore e të funksionarëve anzhuinë nga taksat e detyrimet që shpeshherë këta ia impononin në mënyrë arbitrare popullsisë vendase.

Vendosja e regjimit anzhuin pati reflekse negative edhe në jetën e qyteteve. Autonomia e tyre u ngushtua, organet bashkiake të qeverisjes pushuan së funksionuari e u zëvendësuan nga administrata anzhuine. Interesat ekonomikë të shtresave tregtare-zejtare e të vegjëlisë u dëmtuan rëndë nga politika e monopolit shtetëror mbi prodhimin e shitjen e produkteve kryesore, si dhe nga detyrimet nga më të ndryshmet që nëpunësit anzhuinë ngarkonin në kurriz të popullsisë qytetare. Të ardhurat e shumta që vinin nga prodhimi dhe tregtia e kripës shkonin në dobi të mbajtjes së trupave dhe të administratës anzhuine në Shqipëri.

Në këtë mënyrë regjimi anzhuin ngjalli që në muajt e parë zhgënjim e pakënaqësi midis shtresave më të ndryshme të shoqërisë shqiptare. Zëdhënëse e kësaj pakënaqësie u bë aristokracia shqiptare, brenda e jashtë kuadrit të « Mbretërisë së Arbrit », e cila e pa se anzhuinët i shkelën pa ngurruar aspiratat e saj politike. Për t'i detyruar krerët shqiptarë që t'i rrinin besnikë e mos të ngrinin krye, Karli I filloi të marrë peng fëmijët e tyre, të cilët i çonte e i ruante në kështjellat e Italisë së Jugut, ku këta trajtoheshin si të ishin robër, aq sa në mjaft raste ata të tentonin të arratiseshin.

Përplasjet e shqiptarëve me anzhuinët, që në fillimet e vendosjes së këtyre të fundit në Shqipëri, favorizuan lojën e bizantinëve. Duke filluar nga vera e vitit 1272, perandori bizantin Mihali VIII Paleolog ishte vënë në kontakt me fisnikët shqiptarë dhe përpiqej t'i bënte ata për vete e t'i hidhte kundër anzhuinëve. Përpjekja e tij mbështetej në premtimet e garancitë që u paraqiste shqiptarëve e s'ka dyshim që në këtë pikë ai nuk mbeti pas, madje e kapërceu rivalin e tij, Karlin I Anzhu, përderisa arriti qysh në fillim të bënte për vete (« të mashtrojë », sipas shprehjes së Karlit I) mjaft prej tyre.

Në verën e vitit 1274, vetë dokumentet anzhuine bëjnë fjalë për një aleancë operative midis bizantinëve e fisnikëve shqiptarë.

Në gusht të atij viti aleatët kishin arritur një fitore të parë mbi anzhuinët, duke u shkaktuar atyre mjaft të vrarë e duke zënë shumë të tjerë robër. Në muajin nëntor komandantët anzhuinë në Shqipëri i raportonin mbretit anzhuin Karl se « arbëreshët e bizantinët kishin rrethuar Durrësin ». Informatat e mëvoshme konfirmonin se luftimet tashmë ishin përqendruar në afërsi të kështjellave bizantine. Shpërthimi i konfliktit të hapur me shqiptarët bëri që fronti i luftimeve të zhvendosej me shpejtësi në afërsi të kështjellave anzhuine të bregdetit.

Forca tërheqëse e këtij orientimi të ri të aristokracisë shqiptare kundër anzhuinëve u bënë ata fisnikë që kishin mbajtur një qëndrim të rezervuar ndaj anzhuinëve e që nuk ishin përfshirë në « Mbretërinë e Arbrit ». Të tillë qenë Pal Gropa e Gjin Muzaka, zotër përkatësisht të zonës së Dibrës dhe asaj të Beratit. Me kohë me këta fisnikë u bashkuan edhe të tjerë, nga ata që ishin njohur vasalë të mbretit Karl. Në mënyrë mjaft domethënësë Karli I Anzhu fillon t'i quajë me emrin « tradhtarët e mi » (proditores nostros) fisnikë të tillë si Blinishtët, Skurrajt, Jonimët etj., që deri atëherë kishin qenë « besnikët e tij » (fideles suos). Ky qëndrim i ri qe me pasoja fatale për sundimin anzhuin. Zotërimet shqiptare të Karlit Anzhu apo, siç preferonte t'i quante ai, « Mbretëria e Arbrit », që s'ishte veçse një shumë zotërimesh të fisnikëve shqiptarë, vasalë të tij, u reduktua, pas armiqësimit me ta, në kështjellat bregdetare të Durrësit, Vlorës e Kaninës.

Rrjedhja e re, që morën marrëdhëniet e shqiptarëve me anzhuinët, dhe aleanca shqiptaro-bizantine, që pasoi, i përmbysi planet e mëdha të Karlit I Anzhu, i cili kishte shpresuar t'i çonte ushtritë e tij deri në Konstandinopojë. Për më tepër planet e mbretit anzhuin u komprometuan edhe nga afrimi i perandorit bizantin, Mihalit VIII Paleolog, me Papën. Ujdia që këta të dy arritën në Koncilin e Lionit, më 1274, për të realizuar bashkimin e kishave, e izoloi Karlin Anzhu duke i hequr atij përkrahjen e pakushtëzuar të Papatit. Në vend që të vazhdonte mësymjen drejt Lindjes, Karli u detyrua të nënshkruante një armëpushim me Mihalin VIII Paleolog (1276). Ndërkohë « bizantinët » e kishin kthyer Beratin në qendrën ku së bashku me fisnikët shqiptarë organizoheshin operacionet kundër kështjellave anzhuine. Komandën e kësaj kështjelle ata ia kishin besuar një fisniku vendas, sebastit Stano, që kryente funksionin e qefalisë (qeveritarit) të qytetit. Në atë kohë bizantinët kishin arritur të rrëmbenin edhe Spinaricën, lokalitetin bregdetar midis Vlorës e Durrësit. Në këtë mënyrë, zotërimet jugore të anzhuinëve ishin ndarë nga Durrësi nëpërmjet këtij pykëzimi bizantin nga Berati në bregdet. Ndërlidhjet midis zotërimeve anzhuine dhe midis tyre e Mbretërisë së Sicilisë kryheshin vetëm me anën e detit. Por edhe komunikimi detar ishte bërë i rrezikshëm, sepse një flotë bizantine me bazë në Spinaricë e në Butrint sulmonte anijet anzhuine.

Duke parë gjendjen katastrofike të trupave të tij në Shqipëri, mbreti Karli I Anzhu mendoi të organizonte një fushatë të re, gjatë së cilës të nënshtronte krerët kryengritës shqiptarë dhe të

merrte kështjellat e pushtuara ndërkohë nga perandori bizantin Mihali VIII Paleolog. Në këtë kuadër rëndësi e posaçme iu dha kështjellës së Beratit, kundër së cilës u përqendrua goditja kryesore anzhuine. Marrja e Beratit do të çlironte nga presioni bizantin bazat bregdetare të anzhuinëve (Vlorën, Durrësin) dhe do të krijonte kushtet për përparimin e ushtrive të Karlit Anzhu në brendësi të vendit. Është për këto arsye që Karli I i shkruante komandantit të ushtrisë anzhuine në Shqipëri se « nuk mund ta shprehte me fjalë rëndësinë që i jepte pushtimit të kështjellës së Beratit » (ad captionem castri Bellgradi, que ultra quam dici valeat cordi nostro residet ).

Në prag të mësymjes, Karli I Anzhu konfirmoi aleancat me Serbinë e me Despotatin e Epirit. Despot Niqifori I i Epirit u shpall vasal i mbretit anzhuin dhe i dorëzoi këtij kështjellat e Butrintit, të Sopotit e të Porto-Palermos. Por para së gjithash Karli I bëri një përpjekje të re për t’i rregulluar marrëdhëniet me shqiptarët e për t’i shkëputur këta nga bizantinët. Në këtë kuadër Karli I liroi nga burgjet italiane një numër krerësh shqiptarë kryengritës, mes të cilëve Gjin Muzakën, i cili mbahej « i lidhur me pranga të forta hekuri » në burgun e kështjellës së Brindizit së bashku me Dhimitër Zogun, Kasnec e Guljelm Blinishtin. Karlit I Anzhu i erdhën kërkesa të përsëritura nga fisnikët shqiptarë për ta liruar Muzakën. Me sa duket, Gjin Muzaka gëzonte pozitë e autoritet të veçantë dhe nëpërmjet tij mbreti anzhuin u përpoq të ndikonte mbi krerët shqiptarë. Në gusht të vitit 1280 ai urdhëroi lirimin e robit Muzaka, « pasi të kishte dhënë peng gruan e fëmijët e pasi të ishte betuar se nuk do të bashkohej më me armiqtë e mbretit Karl e nuk do të fliste e do të vepronte më kundër tij ». Në kushtet e përgatitjes së mësymjes anzhuine mbi Beratin, neutralizimi i Muzakajve, zotër të vendit, merrte kuptim të veçantë.

Megjithatë, përpjekjet e anzhuinëve për diversion në radhët e aristokracisë shqiptare nuk dhanë rezultat. Në prag të betejës vendimtare për Beratin lajmet që i vinin Karlit I nga komandatët e tij në Shqipëri e njoftonin se « arbrit kishin ngritur përsëri krye dhe sulmonin trupat anzhuine ». Qëndrimi i vendosur antianzhuin i shumicës së fisnikëve shqiptarë kushtëzoi në mënyrë vendimtare ecurinë e mësymjes anzhuine. Ndërkohë që ushtria e Hygo de Sylit, e përforcuar nga kontingjentet e ardhura nga Durrësi, Vlora e Butrinti, kishte mbyllur rrethimin e Beratit, shqiptarët sulmonin kështjellat anzhuine të bregdetit duke e detyruar komandantin anzhuin t’i shpërqendronte forcat e të niste përforcime në drejtim të atyre kështjellave.

Rrethimi anzhuin i Beratit zgjati disa muaj. Në dhjetor të vitit 1280 anzhuinët mundën më në fund të zinin lagjet e jashtme të qytetit (suburbia). Por në betejën finale, që u zhvillua në pranverën e vitit tjetër buzë Osumit, mbrojtësit e kështjellës i shkaktuan një disfatë të rëndë kalorisë frënge, duke zënë rob edhe vetë komandantin e ushtrisë anzhuine.

Pas disfatës së Beratit anzhuinët u tërhoqën me shpejtësi në skajin bregdetar, ku mundën të ruajnë edhe për ca kohë kështjellat e rëndësishme të Durrësit, Vlorës e Kaninës. Në vitin 1282 Karli I projektoi një fushatë të re kundër Bizantit, por po atë vit në Sicili shpërtheu kryengritja e madhe anti-anzhuine e « Mbrëmjeve siciliane », në të cilën kishin dorë edhe perandori bizantin, Mihali VIII Paleologu, e mbreti i Aragonës. Paskëtaj nisi një periudhë

20-vjeçare luftërash midis aragonasve e anzhuinëve për zotërimin e Sicilisë. Në kushte të tilla ekspedita e re kundër Bizantit mbeti e parealizuar. Kështjellat që anzhuinët mbajtën edhe për disa vjet në bregdetin shqiptar mbetën si ishuj të izoluar nën rrethimin e vazhdueshëm të shqiptarëve e të bizantinëve. Brenda vitit 1285 anzhuinët braktisën edhe Durrësin, Vlorën e Kaninën. Fortesat e Butrintit, Sopotit e Porto-Palermos, që ata mundën të mbajnë në jug, në territoret e Despotatit të Epirit, ishin pika mbështetëse pa ndonjë rëndësi strategjike të veçantë. Në këtë mënyrë, pas rreth 15 vjetësh përpjekjesh për të fituar e për të mbajtur pozitat e tyre në Shqipëri, anzhuinët u detyruan të tërhiqen e t'ia lënë vendin Perandorisë Bizantine, që sakaq rivendosi autoritetin e saj në një pjesë të mirë të tokave shqiptare.

## 4. GJENDJA KISHTARE NË SHQIPËRI NË SHEK. XI-XIV

### *Ndarja e kishave (1054). Përparimet e katolicizmit në Shqipërinë e Epërme*

Në kapërcim të shek. X-XI, trevat shqiptare ishin nën juridiksionin kishtar të tri kryepeshkopatave, të cilat drejtonin një numër të madh selish peshkopale vartëse (sufragane). Këto qenë kryepeshkopata e Naupaktit, ajo e Durrësit dhe kryepeshkopata e Ohrit. Kjo e fundit, e krijuar dhe e fuqizuar si e tillë nga carët bullgarë, mundi të tërheqë nën juridiksionin e vet një numër peshkopatash, deri atëherë sufragane të dy mitropolive fqinje. Të tilla qenë peshkopatat e Himarës, Butrintit, Drinopojës e Kozilit (pranë Prevezës), që iu shkëputën Naupaktit, apo selitë e Vlorës, Glavinicës e Cernikut që deri atë çast i përkisnin Durrësit. Në këtë mënyrë kryepeshkopata e Ohrit përmblodhi numrin më të madh të peshkopatave shqiptare. Përveç selive që iu shkëputën Durrësit e Naupaktit, ajo kishte nën vete edhe selitë peshkopale të Nishit, Prizrenit, Shkupit, Dibrës, Kërçovës, Përlepit, Devollit, Kolonjës, Manastirit etj.. Kryepeshkopata e Ohrit e ruajti këtë shtrirje edhe pas rënies së Perandorisë Bullgare (1018). Perandori Bizantin Bazili II ia rikonfirmoi kishës së Ohrit të gjitha sufraganet që i ishin akorduar nga carët bullgarë, përfshirë selitë e shkëputura nga Naupakti e Durrësi, me gjithë protestat e kryepeshkopëve të këtyre të fundit.

Juridiksioni i Durrësit, që fillimisht shtrihej prej Tivari në Vlorë vazhdoi të zvogëlohej derisa aty nga viti 1143, nga 14 sufragane që kishte më parë, i kishin mbetur vetëm 4 sufragane: Kruja, Kunavia, Stefaniaka dhe Lezha. Rëndësi të madhe pati shkëputja prej tij e selive peshkopale të Dioklesë (Gentës), të cilat përpiqeshin të krijonin një dioqezë kishtare më vete me qendër Tivarin. Në kuadrin e luftës për një autonomi politike nga Bizanti, princërit e Dioklesë i shfrytëzuan dhe i inkurajuan përpjekjet e klerit të tyre për një shkëputje kishtare nga Konstandinopoja. Rezultati i përpjekjeve të tilla ishte shkëputja më 1022 e peshkopatave të Ulqinit e të Tivarit nga Durrësi dhe rikthimi i tyre në sferën e kishës së Romës. Papa Benedikti VIII i shpalli në atë kohë dy peshkopatat shqiptare si sufragana të kryepeshkopatës së Raguzës.

Shembulli i Tivarit dhe i Ulqinit u ndoq në vitet e mëvonshme edhe nga peshkopatat e tjera shqiptare të veriut. Në këtë mënyrë, ndarja zyrtare e kishës (1054), në kishë katolike të

Perëndimit, me qendër në Romë, e në kishë ortodokse të Lindjes, me qendër në Konstandinopojë, i gjeti trojet shqiptare të ndara midis dy qendrave të mëdha të botës së krishterë. Pjesa më e madhe e tyre vazhdoi të qëndrojë e lidhur me Patriarkatin e Konstandinopojës. Por në skajin veriperëndimor ishte kristalizuar një enklavë katolike e përfaqësuar nga peshkopatat diokleate të Tivarit, Ulqinit, Shkodrës, Pultit, Drishtit që njohën autoritetin kishtar të Papës së Romës.

Një funksion të rëndësishëm, si bërthama të besimit katolik, zhvillonin në Diokle e në trevat e tjera veriore të Shqipërisë manastiret e mëdha benediktine, ndër të cilat shquheshin manastiri i Shën Serxhit e Bakut (Shirgjit) në derdhjen e Bunës, ai i Shën Mërisë së Rotecit afër Tivarit, si dhe manastiret e Shën Lleshit në Orosh (San Alexandro in monte), i Shelbuemit në Rubik, i Shën Mërisë së Ndërfandes (Mirditë), e të Shën Kollit (Mat). Pushteti jo vetëm shpirtëror, por edhe ekonomik i këtyre abacive qe aq i madh, sa që Papati i shkëputi ato nga juridiksioni i kryepeshkopit të Tivarit dhe i vuri nën administrimin e vet të drejtpërdrejtë.

Në çështje të organizimit të kishave katolike shqiptare të veriut Papati, ashtu si dikur Patriarkati i Konstandinopojës, u përpoq të evitonte një autonomi të madhe të tyre. Ndonëse më 1077 papa Grigori VII shpalli krijimin e kryepeshkopatës së Tivarit, kësaj nuk iu dhanë kompetencat e një mitropolie, në radhë të parë nuk iu njoh e drejta e emërimit të peshkopëve në selitë varëse. Së bashku me kishat e Ulqinit, Shkodrës, Shasit (Suaçit), Drishtit e Pultit, kryepeshkopata e re e Tivarit u vu në varësi të kishës së Raguzës. Për më se një shekull peshkopatat shqiptare luftuan për t'u shkëputur nga varësia e Raguzës, duke hyrë në konflikt jo vetëm me këtë, por edhe me vetë Papatin. Papa Anastasi IV më 1153 e, pas tij, papa Aleksandri III më 1167 kaluan deri në masa ekstreme, duke shkarkuar nga funksionet peshkopët e Ulqinit, Tivarit, Drishtit e duke kërcënuar me të njëjtën masë edhe prelatët e tjerë, që refuzonin të njihnin si autoritet epror kryepeshkopin e Raguzës.

Kjo luftë e gjatë e peshkopatave katolike shqiptare për një autonomi nga qendrat e huaja kishtare, përkatësisht nga Raguza, u kurorëzua më në fund me sukses në kohën e pontifikatit të papës Inocent III (1199-1211).

Kjo kthesë në politikën e Papatit ndaj kishës katolike shqiptare përkonte me një fazë të re zhvillimi për Kishën Katolike në përgjithësi. Dobësimi i Perandorisë Bizantine nga gjysma e dytë e shek. XII, që çoi në shembjen e saj më 1204 nga kryqtarët perëndimorë, i hapi rrugë strategjisë së Papatit për shtrirjen e ndikimit të vet në trevat ballkanike, që ishin nën juridiksionin e Patriarkut ortodoks të Konstandinopojës.

Në kuadrin e një strategjie të tillë, këndi i peshkopatave katolike shqiptare në veriperëndim të vendit fitoi rolin e një baze operacionale të katolicizmit kundër ortodoksisë. Duke u nisur nga kufijtë e dioqezës së Tivarit, kisha katolike depërtoi në thellësi, në drejtim të Lindjes (Kosovë) e të Jugut (Principata e Arbrit). Në fillim të shek. XIII, më saktë në vitin 1204, burimet historike flasin për herë të parë për ekzistencën e selive peshkopale katolike në Kosovë, si në Prizren e në Shkup. Në vitet e mëvonshme kisha katolike dëshmohen edhe në

qendra të tjera, si në Graçanicë, Trepçë, Novobërdë, madje edhe në lokalitete e deri në fshatra të vogla, gjë që flet për një përhapje të gjerë të ritit katolik në ato treva, që 5-6 shekujt e fundit, të paktën administrativisht, kishin qenë të lidhura me kishën ortodokse të Lindjes.

Shtrirja e ritit katolik në viset e Dardanisë së vjetër (Kosovë), të banuara kryesisht nga popullsi shqiptare, përkon me kalimin e tyre dhe të Dioklesë (Gentës) nga sundimi bizantin nën pushtimin e shtetit serb të Rashës. Politika kishtare e mbretërore serbe synonte që kisha ortodokse serbe, qysh prej vitit 1219 autoqefale, të zinte në këto hapësira vendin e Kishës së Konstandinopojës. Themelimi dhe kthimi në ritin serb i një sërë manastiresh e kishash në Kosovë, Maqedoni e në Diokle (Gentë), si dhe zhvendosja në Pejë e selisë së Patriarkatit serb i shërbenin pikërisht këtij qëllimi.

Megjithatë, të ndodhur nën presionin dhe kërcënimet e Papatit e të fuqive katolike të Evropës, mbretërit dhe kisha serbe u detyruan së paku fillimisht ta tolerojnë deri diku praninë e kishës katolike në viset e pushtuara sërishmi. Kjo vlen sidomos për viset e Dioklesë, tradicionalisht të lidhura me Romën. Për të shmangur ballafaqimin me popullsinë vendase dhe me botën katolike të përtejdetit, mbretërit e parë serbë të dinastisë Nemanja ua njohën për ca kohë atyre autonominë kishtare që kishin gëzuar edhe më parë, në kohën e sundimit bizantin. Në këtë kuadër, për gjithë gjysmën e dytë të shek. XIII, edhe pushteti laik në Diokle iu besua një princeshe katolike, gruas franceze të mbretit Stefani I Urosh, Helenës. Në kujtesën e popullsisë shqiptare të Dioklesë, emri i mbretëreshës Helena u ruajt për shumë kohë si bamirëse e mbrojtëse e besimtarëve dhe e objekteve të kultit katolik. Një mbishkrim mbi gur nga manastiri benediktin i Shën Serxhit e Bakut (Shirgjit), që ruhet sot e kësaj dite, kujton se në vitin 1290 mbretëresha Helenë e rindërtoi nga themelet këtë vend të shenjtë për besimtarët e zonës.

Sidoqoftë, qëndrimet tolerante ndaj katolikëve shqiptarë në viset e pushtuara përbënin vetëm një përjashtim në politikën e Nemanjëve serbë dhe lidheshin me rolin dhe ndikimin e mbretëreshës franceze, Helenës.

Qysh kur serbët e Stefan Nemanjës u shfaqën në viset e Kosovës e të Dioklesë (Gentës), fillojnë të duken dëshmitë e para historike mbi « persekutimet e Zhupanit të madh » (1173), si dhe për « ankthet e vuajtjet e katolikëve të robëruar » (1199). Politika e shtetit serb ndaj popullsive katolike të viseve shqiptare të pushtuara u kristalizua sidomos në kohën e sundimit të mbretërve Stefan Uroshi II (1282-1321), Stefan Uroshi III (1322-1331) e Stefan Dushani (1331-1355). Koha e sundimit të këtyre sovranëve është periudha e përqendrimit dhe e konsolidimit më të madh të mbretërisë serbe. Ajo përkon gjithashtu me prishjen përfundimtare të marrëdhënieve të kësaj me Papatin dhe me fuqitë katolike, siç ishin Hungaria dhe anzhuinët francezë. Duke i konsideruar shqiptarët katolikë si një element destabilizues dhe aleat i natyrshëm i këtyre fuqive, mbretërit serbë zbatuan një politikë të tërë, që erdhi duke u përpunuar dora-dorës e që gjeti shprehjen më të qartë në « Kodin e Stefan Dushanit » (1349). Disa nga nenet më të rëndësishme të këtij kodi, i kushtoheshin « shkuljes së herezisë katolike » dhe veprimeve kundër besimtarëve dhe klerikëve katolikë, që nuk dëgjonin të konvertoheshin në ortodoksinë serbe. Për këta shpallej hapur përvetësimi

dhe prishja e kishave, sekuestrimi i pasurisë, damkosja me hekur të nxehtë, dëbimi dhe deri ndëshkimi me vdekje. Dokumente të shumta të asaj kohe provojnë se këto masa të parashikuara kundër katolikëve në kodin e së drejtës mesjetare serbe, u zbatuan në praktikë me egërsinë më të madhe, duke shkaktuar kryengritjet e popullsisë shqiptare si dhe protestat e ashpra të Papatit, që më se një herë shpalli deri organizimin e kryqëzatave perëndimore për të shpëtuar popullsitë katolike që vuanin nën shtypjen e mbretërve « skizmatikë » të Rashës.

***Kisha e Arbrit në shek. XII-XIII***

Drejtim tjetër i përhapjes së ritit katolik në trevat shqiptare qe ai i territoreve në jug të rrjedhës së lumit Drin, ku në kapërcim të shek. XII-XIII fillonin kufijtë e Principatës së Arbrit. Ashtu si në trevat më veriore shqiptare, edhe në shtrirjen e Principatës së Arbrit, përhapja e ritit katolik u kushtëzua së tepërmi nga rrethanat politike që u krijuan këtu pas mesit të shek. XII e që lidhen me krizën e përgjithshme të Perandorisë Bizantine dhe tronditjen e pozitave të shtetit e të kishës bizantine në Shqipëri. Nuk përjashtohen këtu ndikimet që vinin nga Durrësi. Prania e kolonive tregtare italiane, siç qe ajo e venecianëve dhe e amalfitanëve, nënkuptonte dhe praninë e kishave të posaçme, rreth të cilave grumbulloheshin dhe organizoheshin këto komunitete të huaja. Të tilla kisha përmenden që më 1081, si kisha e Shën Mërisë së Amalfitanëve dhe ajo e Shën Andresë, kjo e fundit ndërtuar nga venecianët. Pas venecianëve dhe amalfitanëve, në Durrës nuk vonoi të shfaqej edhe një komunitet katolik vendas. Por, nga ana tjetër, ndryshimi i orientimit fetar në këtë trevë ishte shprehje e ndryshimit të orientimit politik të aristokracisë së Arbrit, që pas mesit të shek. XII merr nuanca të qarta properëndimore.

Ndikimet e katolicizmit në trevën e Arbrit përcilleshin, pra, nëpërmjet kishës së Dioklesë (Gentës), nga veriu, dhe nëpërmjet kishës katolike të Durrësit, nga perëndimi. Për më tepër, ashtu si në Dioklenë fqinje, në Arbër ekzistonin prej kohësh shumë të vjetra një numër abacish të urdhrit të benediktit të themeluar nga misionarë perëndimorë. Ndonëse nën hije, këto vazhduan të funksionojnë edhe pas ndarjes së kishave, më 1054, duke mbajtur gjallë orientimin roman (katolik) të tyre e duke shërbyer si pikëmbështetje e Papatit në këto treva. Të tilla manastire qenë, p.sh., manastiri i Shën Lleshit në derdhjen e poshtme të Matit, i Shën Pavlit në Blinisht, i Shën Mërisë së Ndërfanit buzë Fanit të Madh, manastiri i Shën Lleshit në Orosh, i Shën Kollit në Breg-Matë, i Shënepremtes në Kurbin e së fundi, manastiri i Shelbuemit në Rubik. Këto abaci nuk përmenden përpara vitit 1166, por elementë të veçantë, si shtresat me mozaikë, afresket apo mbishkrimet e mureve, dëshmojnë qartë për një hershmëri shumë të madhe të tyre. Pas ndarjes së kishave, më 1054, këto manastire u kthyen në avanposte të katolicizmit roman në sferën ortodokse, duke luajtur rolin e tyre në ndryshimin e raportit të forcave midis ritit ortodoks dhe atij katolik në zonën e Arbrit. Aty nga mesi i shek. XIII, kisha ortodokse kishte humbur tashmë mjaft terren në këtë zonë. Në vitin 1143 arkimandriti Nil Doksopatri kumton se mitropolisë ortodokse të Durrësit i kishin mbetur vetëm 4 sufragane nga 14 që kishte pasur dikur. Nga këto, tre i përkisnin territorit të Arbrit dhe qenë peshkopatat e Krujës, Kunavisë dhe Stefaniakës, që edhe gjeografikisht ndodheshin më pranë Durrësit. Ndërkaq, më 19 qershor të vitit 1166, titullari i kishës së Arbrit, peshkopi Lazar, i shoqëruar nga abati i manastirit benediktin të Shelbuemit (Rubik),

Gjergji, mori pjesë në ceremoninë e përurimit të kishës katolike të Shën Trifonit në Kotorr, ku iu rezervua nderi i veçantë i konsakrimit të njërit prej altareve të kishës. Në ceremoninë në fjalë ndodheshin edhe përfaqësues të peshkopatave dhe të abacive të tjera katolike shqiptare nga Drishti, Shirgji, Ulqini, Tivari, Shasi si dhe « priori Andrea i Arbrit » që me sa duket përfaqësonte pushtetin laik të asaj krahine. Një vit më vonë, papa Aleksandri III, në një letër dërguar peshkopit Llazar të Arbrit, lëvdon angazhimin e tij për ta shkëputur kishën e tij nga ortodoksia bizantine e për ta lidhur atë me Romën. Me atë rast e fton Llazarin të njohë si epror të tij, të caktuar nga Selia e Shenjtë, mitropolitin e Raguzës.

Ashtu si selitë e tjera peshkopale shqiptare, edhe peshkopata e Arbrit nuk pranoi të vihej nën urdhërat e kryepeshkopatës dalmatine. Por ajo nuk u shpall as sufragane e kryepeshkopatës së Tivarit, kur kjo e fundit fitoi atribute mitropolitane dhe grumbulloi rreth vetes qendrat peshkopale të Dioklesë. Një dokument papal i vitit 1188 bën të ditur se peshkopata e Arbrit ishte vendosur në atë kohë nën varësinë e drejtpërdrejtë të Selisë së Shenjtë. Emërimi dhe shugurimi i kreut të saj bëhej vetëm nga Papa i Romës. Peshkopata e Arbrit ishte e vetmja ndër të gjitha peshkopatat katolike të pellgut dalmato-shqiptar që gëzonte një status të tillë.

Është jashtë çdo dyshimi se lëvizjet e kishës së Arbrit përcaktoheshin në një masë të madhe nga vullneti politik i krerëve të Arbrit. Orientimi i ri i kishës së Arbrit nga Roma katolike, si dhe organizimi i saj i pavarur nga qendrat fqinje, i përgjigjej drejtimit të ri properëndimor e autonomist të politikës së tyre.

Akti i fundit i këtij orientimi ishte edhe braktisja e ritit ortodoks dhe konvertimi në katolicizëm nga vetë krerët e Principatës së Arbrit. Një hap i tillë u ndërmor në vitin 1208 nga princi Dhimitër. Në një letër për papën Inocenti III, Dhimitri i shfaqte kreut të kishës katolike vendimin për t'u futur bashkë me vasalët e tij, në gjirin e kishës katolike. Papa nisi që atë vit në drejtim të Arbrit dy emisarë të tij, ndër të cilët njëri ishte arkidhjaku katolik i Durrësit, që do të merreshin me përgatitjen doktrinale të princit të Arbrit e të njerëzve të tij. Ceremonia solemne e bashkimit të tyre me kishën e Romës do të zhvillohej në një fazë të dytë, në praninë e një legati apostolik, të dërguar posaçërisht nga Papa.

Traktaktivat midis Papatit e princërve të Arbrit u ndërprenë si rezultat i rrethanave të reja politike që u krijuan në krejt zonën e Durrësit e të Arbrit pas vitit 1210. Këto u përfshinë përsëri për rreth gjysmë shekulli në sferën e ndikimit bizantin e gjatë kësaj kohe kisha e Arbrit u lidh sërish me botën ortodokse. Megjithatë, prirjet pro-katolike mbetën gjithmonë të fuqishme si në Arbëri, ashtu dhe në Durrës. Këtu, krahas kishës ortodokse, vazhdoi të funksionojë pandërprerë edhe kisha katolike, që, në mungesë të kryepeshkopit, drejtohej nga një arkidhjak i zgjedhur nga mbledhja e klerit vendas. Në këtë kohë në Durrës duken edhe shenjat e para të mbërritjes së misionarëve të urdhrave të rinj, dominikanë e françeskanë. Në zonat periferike të Arbrit, në kufi me Pultin e Shkodrën, kisha katolike i ruajti të paprekura pozitat e saj. Vetë peshkopi i Arbrit, i përsëriti më 1250 papa Inocentit IV dëshirën për futjen e dioqezës së tij nën tutelën e Romës. Kësaj iu paraqit një rast ideal për konsolidimin e pozitave të katolicizmit në një zonë kaq të kontestuar nga të dy kishat rivale, atëherë kur anzhuinët e Napolit morën Durrësin dhe e shtrinë juridiksionin e tyre në të gjitha viset e

Principatës së Arbrit (1272). Në atë kohë u derdhën në Shqipëri një numër i madh fretërish dominikanë e françeskanë, që u vendosën në abacitë e vjetra benediktine ose themeluan qendra të reja manastirore. Ata u kthyen në një mjet aktiv të propagandës papale, e cila ndikoi mjaft në konsolidimin dhe në shtrirjen e mëtejshme të pozitave të katolicizmit në Shqipëri. Megjithatë, përsa i përket shtrirjes së ngushtë të Arbrit, këtu riti katolik nuk arriti të zhvendoste plotësisht besimin ortodoks. Qoftë për traditë, qoftë si rrjedhojë e ndikimit, që kisha ortodokse ushtroi vazhdimisht në këtë bërthamë qendrore të trojeve shqiptare, këtu u arrit të realizohej një simbiozë e deri një përzierje e të dy riteve, për të cilën papët e Romës u ankuan më se një herë. Një simbiozë e përzierje e tillë u shpreh materialisht në ekzistencën e funksionimin paralel të kishave e manastireve katolike e ortodokse në gjithë zonën e Arbrit si dhe në Durrës. Nuk janë madje të rralla rastet kur brenda të njëjtit tempull të gjenden së bashku elementë simbolikë, ikonografikë, ritualë e kulturorë që i përkasin njërit apo tjetrit rit. Shembull tipik në këtë drejtim ishte kisha e hershme e Shën Mërisë në Brrar afër Tiranës, një themelim i bujarëve Skurra, ku skenat biblike në afresket e mureve, ose mbishkrimet latine apo greke, dëshmojnë për një pozitë të papërcaktuar të gjithë kësaj treve midis katolicizmit e ortodoksisë e në një kuptim më të gjerë midis qytetërimit perëndimor e atij bizantin. Pikërisht për këtë arsye, një misionar katolik, që vizitoi Arbërinë më 1308, konstatonte se banorët e këtij vendi qenë « sa katolikë, aq edhe ortodoksë ». Edhe më kuptimplote për çështjen e prirjeve kulturore e fetare që mbizotëronin në atë kohë në trevën e Arbrit është shembulli i Karl Topisë, princ i Arbrit në vitet 1350-1385. Edhe pse botërisht shpallej si princ katolik e ithtar i Papës, Karl Topia në praktikë u shqua si themelues (ktitor) kishash e manastiresh ortodokse e në përgjithësi si mbrojtës e përkrahës i kulturës bizantine në principatën e tij.

***Kristalizimi i sferës ortodokse në shek. XIII-XIV***

Pavarësisht nga dobësimi apo humbja e pozitave në treva të caktuara, fakti është se përtej brezit Durrës-Ohër pozitat e kishës ortodokse në Shqipëri nuk u rrezikuan asnjëherë seriozisht nga mësymja e katolicizmit roman.

Aty ndihej fuqishëm veprimi i qendrave të mëdha të ortodoksisë bizantine, siç qenë kryepeshkopatat e Durrësit, Naupaktit, dhe sidomos ajo e Ohrit. Një numër i madh kishash e manastiresh bizantine, të ndërtuara që në shekujt e hershëm të mesjetës e që ruhen ende sot në vende të tilla, si në Ohër, Korçë, Elbasan, Pojan, Berat, Ballsh, Përmet, Gjirokastër, Sarandë, dëshmojnë për ndikimin e plotfuqishëm që kisha ortodokse bizantine ushtronte në këto vise. Disa nga këto manastire administroheshin e drejtoheshin drejtpërdrejt nga Patriarku i Konstandinopojës e gëzonin kështu statusin e lakmuar të manastirit stavropegjiak. Të tillë dëshmohen të kenë qenë manastiri i Shën Kollit në Mesopotam (Delvinë), një fondacion i hershëm i perandorit bizantin Konstandini IX Monomak (1042-1054), apo manastiri i Labovës së Kryqit dhe ai i Hoteahovit (Çamëri).

Ndryshe nga viset e tjera shqiptare në veri të vijës Durrës-Ohër, në territoret në jug të saj kriza e Perandorisë Bizantine në shek. XII dhe shembja e saj më 1204 nga kryqtarët nuk i tronditi pozitat e ortodoksisë bizantine. Për më se gjysmë shekulli pas rënies së

Konstandinopojës, e gjithë shtrirja prej Durrësit në Prevezë u përfshi në kufijtë e Despotatit të Epirit, një formacion që në pikëpamje shtetërore e kishtare qe një imitim i Perandorisë Bizantine. Nën tutelën e Despotëve të Epirit, peshkopatat e Durrësit, Ohrit, Kaninës, Beratit, Devollit, Drinopojës, Himarës, Butrintit, Eurojës etj., njohën një periudhë lulëzimi të veçantë. Pas vitit 1260, pjesa më e madhe e këtyre trevave u përfshi edhe për gati një shekull tjetër (deri më 1346) në kuadrin e Perandorisë së rindërtuar Bizantine, gjë që ndikoi akoma më shumë në forcimin e karakterit ortodoks të besimit në to. Rrethanat politike bënë shpesh që familjet fisnike Matrënga, Muzaka, Zenebishi, Spata, Losha të kishin marrëdhënie me fuqitë katolike si anzhuinët e Napolit ose Venediku, madje dhe me vetë Papatin. Si rezultat ndodhi që në pikëpamje kishtare ndonjë pinjoll i tyre të kthehej në katolik. Një dokument i vitit 1290 jep pikërisht emrat e një grupi « neofitësh » katolikë që u përkisnin familjeve në fjalë. Pavarësisht nga episode të tilla, trevat jugore shqiptare dhe banorët e tyre qëndruan, në përgjithësi, të lidhura me ritin ortodoks.

Pavarësisht nga fakti që ndarja kishtare që prej shek. XI u bë një realitet në jetën shoqërore në Shqipëri, ajo nuk arriti asnjëherë të ushqejë shfaqje të intolerancës e të fanatizmit fetar. Përgjatë gjithë mesjetës këtu s'ka asnjë të dhënë që të pohojë ekzistencën e ballafaqimeve e të konflikteve fetare midis shqiptarëve ortodoksë dhe atyre katolikë. Kjo bashkëjetesë e ky mirëkuptim u ruajt edhe kur struktura fetare në Shqipëri ndryshoi në mënyrë radikale dhe kur pjesa më e madhe e popullsisë u konvertua në islamizëm.

## 5. PRONA FEUDALE NË SHQIPËRI GJATË SHEK. XI-XIV

### *Prona feudale dhe evoluimi i saj në Shqipëri (shek. XI-XIV)*

Shekulli X ofron dëshmitë e para historike për format fillestare të pronës feudale në Shqipëri. Ato kanë të bëjnë kryesisht me pronat kishtare, dokumentacioni i të cilave mundi të ruhej më mirë nëpër arkivat e bibliotekat e manastireve dhe institucioneve të tjera kishtare. Konkretisht, për vitet 1018 e 1020 ruhen dy akte dhurimi të perandorit bizantin Bazili II për disa nga peshkopatat shqiptare. Në aktet (diplomat) në fjalë bëhet fjalë për numra të ndryshëm klerikësh e parikësh, që përfaqësojnë kategori të ngjashme bujqish, të cilët bashkë me tokën e tyre lidheshin pas peshkopatave në fjalë me detyrimin që t'u dorëzonin atyre tatime të caktuara, të cilat më parë i dorëzoheshin shtetit bizantin. Kështu, kryepeshkopit të Ohrit i akordoheshin 30 klerikë e po aq parikë, njëlloj sa edhe peshkopit të Kosturit. Kurse peshkopi i Glavinicës do të kishte në viset nën juridiksion të tij, në Mallakastër e Kaninë, 40 klerikë e 40 parikë, po aq sa dhe peshkopi i Beratit. Peshkopë të eparhive më pak të rëndësishme, si të Cernikut (Cërrikut), e Dropullit (Adrianopolit) do të kishin nga 15 për secilën nga të dy kategoritë, kurse ai i Himarës 12 për çdo kategori. Në aktet e Bazilit II përcaktohet se peshkopatave në fjalë u jepej e drejta e nxjerrjes për vete (ekskusia) të të ardhurave që më parë i dorëzoheshin shtetit bizantin.

Lidhja e një numri të caktuar fshatarësh, bashkë me ngastrat e tyre, pas personave fetarë ose

laikë me qëllim shlyrjen në favor të këtyre të fundit të atyre detyrimeve, që fshatarët në fjalë deri atëherë ia kishin dorëzuar shtetit, përbën një shenjë paralajmëruese për marrëdhëniet e reja që po përvijoheshin në fshatin shqiptar. Megjithatë, një lidhje e tillë qe ende e brishtë, qoftë për faktin se numri i ekonomive fshatare që i atashoheshin një personi a një institucioni fetar të caktuar qe i ulët, qoftë për faktin se pjesa e rentës që këta të fundit merrnin nga këto ekonomi fshatare qe ende e vogël në krahasim me sasinë e rentës që shkonte në favor të shtetit. Nga ana tjetër, ky sistem linte krejtësisht në duart e shtetit atributet e pushtetit gjyqësor, duke i dhënë atij një pozitë mbisunduese si ndaj bujqve « të dhuruar », ashtu dhe ndaj beneficiarit që tash e tutje përfitonte një pjesë të rentës së tyre.

Gjithsesi, aktet e dhurimit të perandorit bizantin Bazili II të viteve 1018-1020 zbulojnë një fazë embrionale të sistemit të pronies (pronoia), i cili nga shek. XI u bë forma tipike e pronës feudale në Bizant. Institucioni i pronies pati një përhapje të gjerë edhe në trevat shqiptare, aq sa fjala « pronie » u trashëgua në fjalorin e shqipes, duke marrë në dallim nga kuptimi që kishte fillimisht, kuptimin e çdo forme zotërimi të pakushtëzuar (pronë).

Në fakt, pronia ishte një sasi e caktuar toke e përfaqësuar nga një numër ekonomish fshatare, që perandori bizantin me anë të një diplome të posaçme (krysobull) ua shpërndante personave laikë apo institucioneve fetare për t'i pasur në zotërim të kushtëzuar.

Pronia nuk ishte kurrsesi një zotërim me të drejta të plota. Duke marrë pronien, titullari i saj, proniari, fitonte të drejtën të vilte nga ekonomitë fshatare, që përbënin pronien e tij, një numër të caktuar detyrimesh që deri atëherë shkonin në dobi të arkës perandorake. Në këmbim ai ishte i detyruar t'i përgjigjej thirrjes së perandorit për shërbim ushtarak, duke u paraqitur me një numër kalorësish e këmbësorësh të armatosur me shpenzimet e veta. Kështu në fund të shek. XIV një proniar nga familja Dukagjini i përgjigjej thirrjes së kryezotit për luftë duke u paraqitur me 40 kalorës e 100 këmbësorë. Në pikpamje juridike, pronia ishte, pra, e ngjashme me stratiotika ktemata, d.m.th. me ngastrat e ushtarëve-bujq të periudhës paraardhëse. Si njëra dhe tjetra jepeshin për shfrytëzim me kusht dhe kushti kryesor ishte kryerja e shërbimit ushtarak. Por në pikëpamje shoqërore ndryshimi mes njërës dhe tjetrës qe i madh. Zotëruesit e ngastrave ushtarake i përkisnin klasës së fshatarësisë së lirë, që merreshin vetë me punimin dhe shfrytëzimin e tyre. Në të kundërtën, zotëruesit e pronies i përkisnin klasës së pronarëve të mëdhenj, që përdornin punën e të tjerëve, të bujqve parikë (paroikoi).

Pronia lidhej ngushtë me personin të cilit i jepej. Ajo nuk shitej, nuk ndahej, nuk dhurohej. Pas vdekjes së titullarit, proniarit, ajo i kthehej përsëri pushtetit qendror dhe me një krysobull të re perandori ia kalonte atë një proniari të ri, që sigurisht merrte përsipër detyrimin ushtarak. Pronia mund të trashëgohej nga i ati tek i biri në rast se ky merrte përsipër të kryente detyrimet ushtarake si i ati. Por dhe në këtë rast nevojitej miratimi i pushtetit qendror, përkatësisht i perandorit.

Instituti i pronies e përshpejtoi edhe në Shqipëri procesin e feudalizimit, sidomos nëpërmjet krijimit të një shtrese të re të pasurish, të fisnikërisë ushtarake. Në shek. XII vendi gëlonte

nga fisnikë të tillë që mbanin tituj bizantinë, si sebastos, kaballarios etj.. Për shumë nga këta, pajisja me pronia e me tituj nga pushteti qendror bizantin shënoi edhe fillimin e një procesi integrimi në shtetin dhe administratën bizantine.

Me kalimin e kohës pronia pësoi ndryshime thelbësore. Në shek. XIII-XIV proniarët fituan një numër të madh privilegjesh e atributesh, duke e zhvendosur gjithnjë e më shumë pushtetin qendror. Sasia e rentës që shkonte në dobi të proniarit u rrit së tepërmi në raport me atë që i shkonte arkës qendrore. Proniarët filluan të merrnin për vete edhe taksën e tokës, që ishte atribut i pandashëm i pushteti qendror. Proniarët ngritën një aparat të tyrin administrativ, që zëvendësoi atë shtetëror, me nëpunës, roje, ushtarë, ndonjëherë edhe me gjykatës të vetët.

Në fakt, pas shek. XIII, ndodhte shpesh që proniarët të përvetësonin edhe të drejtën e gjykimit fillimisht për çështjet e vogla, më vonë edhe për krimet e rënda, duke i hequr pushtetit qendror një nga prerogativat kryesorë të ushtrimit të sovranitetit.

Në shek. XIV, pronia i ishte afruar së tepërmi statusit të një zotërimi feudal të pavaruar. Ajo tanimë mund të trashëgohej, të ndahej, madje dhe të shitej. Gjithnjë e më rrallë proniari përmbushte detyrimin kryesor ndaj shtetit, atë ushtarak, madje kjo shpjegon përse në ndonjë rast del se zotërues dhe administratorë të proniave të ishin edhe gra.

Megjithatë, në fund të shek. XIV dhe gjatë gjithë shek. XV, në përputhje me intensifikimin e veprimtarive ushtarake si pasojë e sulmeve të turqve osmanë, vihet re një rigjallërim i institucionit të tokave ushtarake (stratiotika ktemata), qoftë në formën e mirëfilltë feudale (pronia), por sidomos në formën e vjetër të parcelave të vogla ushtarake të periudhës së perandorëve « maqedonë » (shek. IX-XI). Shumë nga shqiptarët e emigruar në Greqi, në shek. XIV-XV, u vendosën bashkë me familjet e tyre në zotërimet e feudalëve bizantinë, të cilët u dhanë atyre në përdorim toka, vreshta e kullota kundrejt kryerjes së shërbimit ushtarak në mbrojtje të zotërimeve në fjalë. Burimet e kohës i quajnë ata rëndom stratiotë (ushtarë). Institucioni i pronies njohu një përhapje të madhe në zonën e Shkodrës, ku në shek. XIV dëshmohet një numër i madh proniarësh, të cilët me miratim të Venedikut administronin fonde të caktuara tokash nën juridiksionin e Shkodrës kundrejt detyrimit për t'i shërbyer me luftëtarë qeveritarit venecian të atij qyteti. Nga ana tjetër, në zotërimet e saj të Peloponezit, të Eubesë e të Dalmacisë, Republika e Venedikut tërhoqi masa të tëra emigrantësh shqiptarë, të cilëve u premtonte ngastra toke, vreshta, kullota etj., kundrejt angazhimit të tyre në mbrojtje të kështjellave e zotërimeve veneciane nga sulmet e turqve osmanë. Për më se një shekull, këta pronarë-luftëtarë shqiptarë (stratiotë), qenë shtylla kurrizore e ushtrive të Venedikut sa në zotërimet e tij të Shqipërisë, ashtu dhe në ato të Greqisë e të Dalmacisë. Reparte stratiotësh shqiptarë u përdorën nga Venediku edhe në Itali, në luftërat me shtetet rivale të tij. Fama e stratiotëve shqiptarë, si Mërkur Bua, Manol Blesi etj., i kapërceu edhe kufijtë e Italisë e u përhap në Gjermani, Francë, Poloni, ku këta stratiotë ofruan shërbimet e tyre.

Ndonëse pronia u bë dukuri mbizotëruese në shek. XI-XIV, krahas saj vazhduan të

ekzistojnë forma të tjera të pronës. Kjo vlen në radhë të parë për bashtinën apo pronën më të drejta të plota e të pakushtëzuara, që posedohej mbi bazën e titujve të pronës (titulus possessionis). Kishte bashtina që i përkisnin përfaqësuesve të aristokracisë dhe që si të tilla kishin shtrirje të madhe dhe punoheshin nga bujqit. Këto njiheshin në Bizant me emrin « paraspor ». Por kishte edhe bashtina të vogla, prona të bujqve, që punoheshin nga vetë pronari. Kategorisë së bashtinës i përkisnin edhe pronat e qytetarëve të Durrësit, Shkodrës, Drishtit etj., në rrethinat e qyteteve në fjalë. Në Durrës qytetarët zotëronin në pronë të plotë edhe kullotat në malin e afërt të Temalit. Ndarja, trashëgimia apo shitblerja e bashtinave ishte një dukuri e zakonshme, që ndeshet herët në Durrës, Dibër, Devoll, Vageneti e gjetkë. Bashtina ishte e vetmja kategori e pronës që paraqitej lirisht në tregun e tokës. Shitblerja e saj pasqyrohej në ndryshime të shpejta e të thella të statusit shoqëror. Një shitje e shpejtuar e tokës apo edhe një përjashtim nga e drejta e trashëgimisë mund ta kthente sakaq një pronar në një bujk të varfër (paroikos), siç ndodhi më 1223 me Tanushin, birin e Gjinit, nga Dibra, i cili u detyrua të punonte si bujk (poroikos) në tokat e të tjerëve, pasi e ëma dhe vëllezërit nuk i dhanë pjesën e tokës që i përkiste si trashëgim nga i ati.

Afrimi i statusit të pronës së kushtëzuar (pronies) me atë të pronës së pakushtëzuar (bashtinës) pas shek. XIII, i dha vrull të papërmbajtur procesit të përqendrimit të tokave në pak duar, rrjedhimisht dhe rrënimit të pronarëve të vegjël. Ky proces u shoqërua me rritjen e të drejtave (imuniteteve) dhe të atributeve sovrane të pronarëve të veçantë dhe me fuqizimin e pozitës së tyre ekonomike, juridike e politike si ndaj masës së fshatarëve të vet, ashtu edhe ndaj pushtetit qendror. Kjo është koha kur mund të flitet për marrëdhënie feudale të zhvilluara në Shqipëri.

Zotërimi feudal në Shqipëri, si kudo në Bizant apo në Perëndim, përbëhej nga dy pjesë kryesore: toka e fshatarëve-parikë e ndarë në ngastra (stases) dhe toka e zotërisë që ishte në zotërim të drejtpërdrejtë të tij. Toka e fshatarit përfaqësohej nga shtëpia e tij (zjarri) me anekset dhe me arën, vreshtin, kopshtin etj.. Zotërimi i fshatarit nuk ishte i përqendruar: ai ndahej në shumë ngastra të vogla, shpeshherë larg njëra-tjetrës. Pjesa tjetër e fondit të tokës në një zotërim feudal ishte pronë e drejtpërdrejtë e fisnikut dhe si e tillë administrohej prej tij (paraspori). Kjo pjesë e zotërimit feudal (ekonomia demaniale) erdhi vazhdimisht duke u shtuar, paralelisht me fuqizimin e aristokracisë. Karakteristike është që, në një fazë të parë, ishin ngastrat e fshatarëve ato që realizonin pjesën kryesore të prodhimit feudal. Por në shek. XI pjesa e tokave në administrim të drejtpërdrejtë të fisnikut i kaloi të parat si nga sasia, ashtu dhe nga prodhueshmëria. Shtrirja e madhe e tyre lejonte përdorimin e metodave e të teknikave të përparuara, siç qe qarkullimi bujqësor 3-vjeçar, si dhe shfrytëzimin intensiv i tokave nëpërmjet ujitjes, plehërimit etj..

Edhe më i shpejtë ishte procesi i përqendrimit të tokave në duart e institucioneve fetare, manastireve e peshkopatave. Ndryshe nga ç'kishte ndodhur deri në shek. XII, kur sipërfaqet në zotërim të tyre ishin rritur si rezultat i dhurimeve të bëra nga ana e pushtetit qendror, tani, pas shek. XII, dhuruesit e mëdhenj të manastireve e të peshkopatave janë fisnikët e mëdhenj apo të vegjël, pa përjashtuar dhe kategorinë e njerëzve të thjeshtë të fshatit e të qytetit. Në fillim të shek. XIV manastiret e peshkopatat kishin arritur të grumbullonin sasi të pamasa

fondesh tokësore. Një pjesë e konsiderueshme e viseve të Kosovës ishin atë kohë pronë e manastireve të mëdha, si ai i Hilandarit në malin Athos, ai i Deçanit (në rrethin e Pejës), i Vranjës (Shkodër), i Kryeëngjëllit (Prizren), i Shën Gjergjit (Shkup) etj.. Vetëm manastiri i Deçanit zotëronte në shek. XIV rreth 20 000 ha tokë, që zinin një zonë pak a shumë kompakte në Rrafshin e Dukagjinit. Toka i dhurohej manastirit bashkë me bujqit, të cilët çliroheshin nga detyrimet ndaj feudalit. Këto i kalonin manastirit tërësisht, në formën e detyrimeve në natyrë, në të holla e në punë angari.

As feudali, pronar i dikurshëm, as njerëzit e tij nuk mund të shkelnin në atë tokë e të mblidhnin detyrimet. Në aktdhurimin e dy fshatrave të zonës së Dibrës për manastirin e Hilandarit, më 1426, Gjon Kastrioti deklaronte se fshatrat në fjalë do të ishin të lirë nga çdo lloj detyrimi që i kishin dhënë deri atëherë atij; këto të drejta ai ia kalonte të plota manastirit.

Të ardhurat e manastireve ishin kryesisht në produkte bujqësore. Por një pjesë, sigurisht më e vogël, vinin nga veprimtaria zejtare dhe nga aktivitete të tjera. Kështu, manastiri i Prizrenit merrte falas nga zona e Pultit një sasi fshikëzash mëndafshi, verë e kripë, kurse manastiri i Deçanit përpos këtyre merrte edhe një sasi hekuri (50 nade). Manastiri i Prizrenit merrte 1 mijë hyperperë në vit nga doganat e Prizrenit. Të ardhura të mëdha manastiret nxirrnin nga panairet të organizuara në territorin e tyre. Shpeshherë në panaire të tilla, si p.sh. në panairin e Shën Gjergjit në Shkup, ishte e ndaluar të tregtoheshin produkte të tjera, që s'ishin të manastirit në fjalë.

Një burim i qëndrueshëm të ardhurash për kishën mbetej, në fund, taksa për kishën (kanonikon), e paguar në natyrë e në të holla. Një pjesë e mirë e saj merrte rrugën për në Romë e Konstandinopojë. Dorëzimi i detyrimeve (prebenda) ishte një nga shkaqet e fërkimeve që lindnin herë pas here midis klerit vendas shqiptar, nga njëra anë, dhe Papatit të Romës e Patriarkatit të Konstandinopojës, nga ana tjetër.

Në përpjekje për të gjetur mjete financiare plotësuese, veçanërisht në kohë luftërash, pushteti qendror vendoste tatime të jashtëzakonshme mbi popullsinë. Kështu, në vitet e fundit të shek. XII, perandori bizantin vendosi mbi popullsinë e provincave perëndimore të perandorisë të ashtuquajturin alamanikon (taksa gjermane), për të përballuar nevojat e luftës me perandorin gjerman, Henrikun V të Sicilisë. Në shek. XV Venediku u impon561 banorëve të zotërimeve të tij në Shqipëri mbledhjen e herpashershme të detyrimeve të jashtëzakonshme (recollecta), me të cilat siguronte paqen me komandantët osmanë të krahinave fqinje.

E gjithë piramida e shoqërisë feudale mbështetej në shfrytëzimin e punës së bujqve (parikëve). Kategori të tjera bujqish ishin edhe « të huajt » e « të lirët » (ksenoi, eleutheroi). Këta ishin të privuar nga toka e nga çdo lloj prone, pra të parregjistruar nga fisku dhe vendoseshin në feud në cilësinë e punëtorit me mëditje. Por me kohë edhe këta pajiseshin me një copë tokë për të cilën paguanin detyrimet përkatëse, duke u shkrirë, kështu, dhe ata në masën e parikëve.

***Detyrimet feudale***

Sistemi i detyrimeve feudale që rëndonin mbi fshatarin nuk ishte i njëjtë për të gjitha viset shqiptare. Ai ndryshonte sipas konfiguracionit të terrenit, por edhe sipas sferave politike në të cilat përfshihej kjo apo ajo zonë. Edhe raporti midis llojeve të ndryshme të rentës, në natyrë, në të holla e në angari, ndryshonte nga vendi në vend e nga koha në kohë. Fuqizimi i fisnikëve kundrejt pushtetit qendror bëri që nga shek. XIII, pjesa e rentës në angari e në të holla të rritej në krahasim me rentën në natyrë. Njëherësh ndryshoi edhe raporti midis rentës që shkonte në favor të shtetit dhe asaj në dobi të fisnikut, në fitim të këtij të fundit.

Detyrimet për shtetin përfshinin detyrimin mbi tokën (soku), që në trevën e Shkodrës përbëhej nga pagimi i një dukati dhe të një modi grurë (afër 250 kg) në vit nga çdo ekonomi fshatare. Krahas sokut paguhej dhe taksa « për tym » (zjarr, shtëpi) e barabartë me një dukat flori, e ashtuquajtura « e dhjeta e melit », taksa e obrokut, baras me 4 grosh argjendi në vit, që paguhej si kontribut për mbajtjen e ushtrisë dhe të nëpunësve qeveritarë gjatë qëndrimit në një vend të caktuar etj.. Një vend të rëndësishëm zinte aerikoni, që në fillimet e tij kishte qenë thjesht një gjobë e parashikuar për një numër shkeljesh e krimesh (vrasje, përdhunim, gjetje thesari). Me kalimin e kohës aerikoni u kthye në një detyrim të përhershëm. Kontribute të tjera të bujkut për shtetin kishin të bënin me punë angari në ndërtime rrugësh, urash, kështjellash (kastroktisia) apo në transporte të ndryshme, me taksa të veçanta si e dhjeta e derrave, taksa e verës, e vajit etj..

Nga ana e tij, fisniku merrte si rregull 1/10 e prodhimeve, por kjo nuk përjashtonte që duke shfrytëzuar pushtetin, ai të kërkonte sasi më të madhe. Në rastet kur pronari jepte me qira ngastra nga paraspori i tij për bujq nevojtarë, ai kërkonte deri në 1/4 e 1/2 e prodhimit. Për raste festash fshatarët ofronin gjithashtu dhurata në natyrë (kaniske), të cilat ishin të detyruara dhe aspak me dëshirë, siç e thotë emri i tyre. E madhe ishte gama e punëve angari që bujqit kryenin gjatë vitit në pronat e fisnikut: nga lërimi i tokës, mbjelljet, korrjet, vjelje e vreshtave, e deri te transportimi i produkteve nëpër depo, prerja e transporti i druve të zjarrit, i kripës etj.. Në shek. XIV angaritë zinin një peshë të madhe të detyrimit të fshatarit. Në disa zona të Shqipërisë ato zinin deri në 2 ditë pune në javë në pronat e fisnikut apo në shërbime të ndryshme.

Në shek. XII-XIV vertikalizimi feudal i shoqërisë shqiptare u thellua edhe më tepër. Lidhjet e varësisë ekonomike e juridike përfshinë sektorë gjithnjë e më të gjerë të popullsisë fshatare. Burimet flasin për kthim në pronë feudale jo vetëm të zonave fushore, por dhe të atyre kodrinore e madje malore. Në pronësi feudale po kalonin edhe bastionet e fundit të pronës së bashkësisë, pyjet, kullotat, korijet, peshkoret etj.. Ky proces feudalizimi mori vrull sidomos në periudhën e dobësimit të Perandorisë Bizantine, që përkon me sundimin e dinastisë së Perandorisë Paleologe (shek. XIII-XV). Atë kohë edhe prona e përkohshme dhe e kushtëzuar (pronia) përmbylli evolucionin e saj të kthimit në një pronë të vërtetë feudale të përhershme, të trashëgueshme e të pakushtëzuar. Shitblerja e lirë e tokave e favorizoi së tepërmi përqendrimin e tokës në duar të një numri të kufizuar pronarësh.

Por masën dërrmuese njerëzore, mbi të cilën ngrihej pushteti i fisnikut, e përbënin pa dyshim bujqit, që banonin dhe punonin në zotërimet e tij. Tashmë lidhjet feudale të varësisë po ktheheshin në një karakteristikë themelore të marrëdhënieve të tyre me « të fuqishmit ». Burimet historike i përmendin shpesh herë bujqit me termat servi, villani apo paroikoi, që dëftejnë bujkrobin e mirëfilltë. Të njëjtat burime japin të dhëna të mjaftueshme, që tregojnë se në zona të gjera të Shqipërisë popullsia e fshatit kishte rënë realisht në statusin e bujkrobërisë. Një udhëtar anonim tregon, në vitin 1308, se fshatarët në krahinat kryesisht malore të Këlcyrës, Tomorricës, Stefaniakës, Kunavisë, Pultit e Dibrës, punonin tokat dhe vreshtat e fisnikëve të veçantë, u dorëzonin atyre detyrime të caktuara dhe kryenin shërbime të tjera shtëpiake për ta. Historiani bizantin Kantakuzeni, nga ana e tij, dëshmon se fuqia e krerëve të këtyre krahinave mbështetej së tepërmi në bagëtitë e imta e të trasha që ata zotëronin në kope të panumërta.

Ky përqendrim i pasurisë në pak duar, kishte pa dyshim anën tjetër të shpronësimit e të varfërimit të masës së bujqve.

## 6. QYTETET E SHQIPËRISË

### ***Zhvillimi urbanistik dhe popullsia***

Qytetet qenë ato që pësuan më shumë gjatë periudhës kalimtare të kapërcimit nga lashtësia në mesjetë. Si rezultat i shthurjes së plotë të sistemeve të vjetra të qeverisjes, të ekonomisë, të komunikimit qytetet shqiptare shënuan një dobësim e tkurrje në funksionet e tyre. Nga ana e tyre, sulmet « barbare » që u përsëritën rregullisht në shek. V-VII, i dhanë dhe ato një goditje të pandreqshme pjesës më të madhe të qyteteve të Ilirikut Perëndimor. Nishi, Doklea, Skampa, Amantia, Onkezmi, Euroia nuk i mbijetuan dot kësaj periudhe të trazuar. Qytete të tjera, si Apolonia, Butrinti, Adrianopoli, Bylisi (Glavinica) humbën shkëlqimin e dikurshëm dhe mbijetuan vetëm si qendra të thjeshta peshkopale e ushtarako-administrative. Në fakt, edhe burimet e kohës i emërtojnë pjesën më të madhe të qyteteve të hershme, jo më si qytete (polis), por si kështjella (kastellia, polismata), duke nënvizuar me këtë rënien e funksionit ekonomik e shoqëror të tyre. Shkodra, Lezha, Ulqini, Liknidi (Ohri) arritën të mbeten qendra të banuara, ndonëse dhe ato u goditën rëndë. Në mjaft raste, qytetet e dikurshme u shpërngulën në lartësitë e afërta, ku popullsia ndihej më e sigurt brenda mureve të rindërtuara ose të ndërtuara rishtas. I tillë qe rasti i Krujës, i Kaninës, i Petrelës. Edhe në Lezhë, qendra e gravitetit u zhvendos nga qyteti i poshtëm i zhvilluar rreth portit (Lissus), në pikën e afërt mbizotëruese, ku ndodhej kështjella e vjetër.

Një rast të përveçëm përbën qyteti i Durrësit, i cili edhe në shekujt e mesjetës së hershme vazhdoi të jetë « metropoli i Ilirikut » (Niqifor Brieni). Qyteti-port, pikënisje e rrugës Egnatia, ishte nyja kryesore që lidhte Perandorinë Bizantine me zotërimet e saj në Itali dhe, në përgjithësi, me Perëndimin. Në shek. V perandor Anastasi I, me origjinë nga ky qytet, e qarkoi atë me mure solide që u qëndruan të gjitha kohërave. Rëndësi e veçantë iu kushtua

fortifikimit të Durrësit nga krahu i veriut (Kepi i Pallës), ku një istëm me gjerësi 7 km e bashkonte qytetin me pjesën tjetër të kontinentit. Në këtë krah, ku priteshin goditjet kryesore kundër qytetit, gjendej e ashtuquajtuara « Porta e Kalorësit », e përmendur më 1246 dhe që e mori emrin nga statuja e bronztë e kalorësit, e vendosur s'dihet kur mbi traun e portës. Po në këtë krah ngrihej një kullë e fuqishme, e restauruar më 1225 nga despoti Teodor Engjëlli i Artës. Rreth vitit 1280 anzhuinët ndërtuan në mbrojtje të portit një kullë të re në krahun jugor, buzë detit, që u lidh me kështjellën bizantine me anë të një muri. Në këtë anë të kështjellës ekzistonte qysh në shek. XI një lagje e banuar prej tregtarësh nga Venediku dhe Amalfi. Në pjesën më të lartë të qytetit ndodhej fortesa (castrum, praetorium), ku qëndronte garnizoni i qytetit.

Në shek. XIII edhe qendra të tjera shqiptare, si Drishti, Deja, Shasi, Prizreni, Lezha, Kruja, Berati, Kanina etj., bënë një hap të rëndësishëm drejt kthimit të tyre nga kështjella me fizionomi kryesisht ushtarake, në qendra urbane të zhvilluara. Në pamundësi për t'u zhvilluar brenda rrethit të mureve të trashëguara nga e kaluara, qytetet në fjalë u shtrinë jashtë tyre. U formuan kështu lagjet e jashtme (proastion, suburbium), të cilat shumë shpejt u kthyen në qendra të jetës ekonomike të qytetit. Këtu zhvilloheshin tregjet dhe ishin përqendruar dyqanet e punishtet. Në mjaft raste, si p.sh. në Berat, këto lagje u rrethuan edhe ato me mure për t'u mbrojtur në rast rreziku. Për të siguruar furnizimin me ujë të qytetit, përveç burimeve natyrore, shfrytëzoheshin ujërat e mbledhura në cisterna të posaçme të hapura në vendin më të sigurt të qytetit. Në raste të veçanta, si p.sh. gjatë rrethimit të gjatë të Beratit nga anzhuinët, më 1280-1281, shfrytëzohej edhe uji i lumit, me të cilin kështjella lidhej me sisteme të fshehta e të mbrojtura vendkalimesh.

Duke filluar nga shek. XIII, qendra të reja, me drejtim kryesisht tregtar e doganor, lindën në grykëderdhjet e disa prej lumenjve kryesorë të Shqipërisë. Të tilla qendra ishin: Shirgji (Bunë), Shufadaja (Mat), Bregu (Shkumbin), Pirgu (Seman), Spinarica (Vjosë) etj..

Zakonisht qytetet kishin nën jurisdiksionin e tyre edhe një territor pak a shumë të shtrirë, që përfshinte fshatra, toka buke, vreshta, ullishte, pyje, kullota si dhe kripore apo peshkore. Kështu, më 1274, në juridiksionin e Vlorës ishin dy distrikte (arkondi) me një numër fshatrash (casalia). Në vitin 1343 rreth 17 fshatra përreth Krujës, mes të cilëve Zalli, Shën Vlashi, Vilëza, Çerkeza, Kallmeti, ishin pronë e banorëve të qytetit dhe figuronin si pjesë e territorit të tij. Situatë e ngjashme dëshmohet edhe në Shkodër e në Durrës. Për shfrytëzimin e pronave e të pasurive në territoret përreth, banorët e qyteteve punonin vetë ose pajtonin vendas me pagesë (villici, villani). Kufijtë e juridiksionit ishin të përcaktuara historikisht dhe çdo përpjekje për ndryshimin e tyre bëhej shkak për konflikte, shpeshherë edhe të armatosura, me qytetin fqinjë. Probleme të tilla juridiksioni pati qyteti i Ulqinit me atë të Shasit (Suatium), Shkodra me Sardën (Shurdhahun). Grindja për disa fshatra, që dikur kishin qenë nën juridiksionin e Drishtit, u bë shkak për marrëdhënie të acaruara midis tij e Shkodrës, që më 1399 degjeneruan në një përplasje të armatosur.

Në gjysmën e parë të shek. XIV, popullsia e qyteteve u rrit mjaft. Durrësi llogaritej të kishte atëherë rreth 25 mijë banorë. Qyteti u bë një qendër që thithte vazhdimisht banorë të rinj

nga zonat fshatare. Durrësi dhe Shkodra në shek. XIV njohën një dyndje të madhe banorësh të rinj të ardhur nga fshatrat përreth. Në shek. XV, një pjesë e mirë e popullsisë së Pargës përbëhej nga të ardhur prej fshatrave fqinje Aja e Rapëzi. Në mjaft raste, autoritetet e mirëprisnin këtë imigracion të brendshëm. Përveçse sillnin gjak e fuqi të reja, të porsaardhurit paraqitnin edhe leverdi të tjera; në shumë raste, si në Durrës, bujqit e vendosur në qytet detyroheshin të derdhnin një shumë të caktuar parash ose ta shlyenin këtë shumë me punë angari në tokat e komunës. Por krahas masave fshatare, popullsisë së qyteteve i shtoheshin edhe fisnikë të rrethinave që për një arsye apo tjetrën vendosnin të shpërnguleshin përfundimisht ose ta kalonin aty një pjesë të mirë të kohës për të ndjekur interesat e tyre ekonomikë, ose për të shijuar kënaqësitë që jepte jeta qytetare (pro factis suis vel pro placere). Shumë prej tyre kishin prona, magazina dhe kishin blerë edhe shtëpi të tyre në qytet. Në shek. XIV urbanizimi i zotërve të tokës u bë një dukuri normale. Me kohë, këta përfaqësues të aristokracisë së tokës u integruan në jetën e qytetit, morën në dorë veprimtari të ndryshme ekonomike, fituan statusin e « qytetarit » (civis) dhe shpeshherë u përfshinë në organet drejtuese bashkiake.

Nëse rryma e banorëve të ardhur prej fshatit jepte ndihmesë në rritjen e popullsisë së qyteteve, faktorë të tjerë shkaktonin bjerrjen e saj. Këtu vijnë në vështrim të parë luftërat dhe pasojat e tyre shkatërrimtare. Rrethanat e shekujve të parë të mesjetës, kur mjaft qytete u rrënuan për të mos u rimëkëmbur më, u përsëritën herë pas here edhe në mesjetën e mesme dhe në atë të vonë, duke çuar drejt rrënimit dhe zhdukjes së plotë qytete të tëra. Kështu, nga sulmet e tartarëve, në vitin 1242, e pësoi keq qyteti i Shasit (Suatium), i cili paskëtaj mbulohet nga heshtja. Në vitin 1356, si rrjedhim i sulmeve të serbëve, qyteti i Drishtit dhe ai i Ballecit përshkruhen si « tërësisht të rrënuara » (totaliter dissipatum). Po atë vit një ushtri serbe sulmoi Beratin, duke djegur e shkatërruar me themel lagjet e jashtme të qytetit. Duke filluar nga çereku i fundit të shek. XIV, shumë nga qytetet shqiptare u bënë pre e inkursioneve osmane, me pasoja të rënda për to.

Përballë sulmeve të ushtrive të huaja, forcimi i sistemit të mbrojtjes përbënte një shqetësim kryesor të autoriteteve dhe të popullsisë së qyteteve. Meremetimi i mureve dhe i kullave mbrojtëse përbënte në këtë kuptim një veprimtari të rëndomtë. Ndërkohë, në momente të jashtëzakonshme rreziku, siç qe ai që u shfaq nga dhjetëvjeçarët e fundit të shek. XIV me inkursionet osmane, u ndërmorën masa të pashembullta mbrojtëse. Kështu, për të penguar inkursionet osmane drejt Butrintit, pak kilometra në veri të tij, u ngrit një mur, i quajturi Heksamil, sipas shembullit të murit që, po për të njëjtën qëllim, ishte ngritur në istmin e Korintit. Për të shmangur goditjet e ushtrive osmane në vitet e para të shek. XV, në Durrës u konceptua një projekt madhështor, që parashikonte hapjen e një kanali në krahun lindor të qytetit dhe kthimin e tij në një ishull. Rrallimi i popullsisë së qyteteve për shkak të luftërave dhe epidemive të ndryshme i detyronte autoritetet e ndonjë qyteti të urdhëronin ripërkufizimin e zonës urbane, duke ngritur mure të reja rrethuese brenda perimetrit të mureve të dikurshme.

Përpos luftërave, dukuri të tjera të zakonshme për kohën, si zia e bukës, epidemitë dhe fatkeqësitë natyrore, ndikonin në uljen e numrit të banorëve të qyteteve. Epidemitë, si ajo e

murtajës, bënin kërdinë posaçërisht në qytete, ku kishte një dendësi të madhe popullsie dhe kushte të papërshtatshme sanitare. Qyteti i Durrësit përjetoi epidemi vdekjeprurëse më 1362, 1401 e 1481. Murtaja e vitit 1481 goditi rëndë edhe Vlorën, e cila, siç thonë burimet, u braktis krejtësisht nga banorët që kërkuan shpëtim në fshatrat përreth. Murtaja e vitit 1348, e ashtuquajtura vdekja e zezë, që u përhap në të gjithë Evropën, shkaktoi viktima të shumta edhe në Shqipëri. Përveç murtajës, edhe epidemi të tjera, si kolera e malarja, mbillnin vdekjen në qytetet shqiptare.

Pasoja të rënda për qytetin kishin fatkeqësitë e ndyshme natyrore. Përmbytjet, zjarret dhe tërmetet goditnin herë pas here, duke shkaktuar pasoja të rënda e duke ndryshuar deri edhe fizionominë e tyre. Tërmeti i vitit 1269 e shkatërroi thuajse krejtësisht qytetin e Durrësit dhe, me atë rast, një pjesë e mirë e banorëve që mbijetuan gjetën strehë në qytete fqinjë, si në Berat, ose emigruan në Itali. Një tërmet shkatërrues goditi, më 1356, edhe qytetin e Beratit, kurse më 1452 ishin rrufetë ato që dogjën e shkretuan qytetin e Dejës.

Për të shmangur rrezikun e rënies së zjarreve e të epidemive, autoritetet bashkiake në qytete, si Durrësi, Shkodra, Tivari etj., nxirrnin urdhëresa që disiplinonin ndërtimin e shtëpive, hedhjen e plehrave në vende të caktuara dhe derdhjen e ujërave të zeza në kanale e gropa të posaçme. Problemet e higjienës qytetare gjenin pasqyrim edhe në Statutet e qyteteve, siç provojnë Statutet e qytetit të Shkodrës. Megjithatë kushtet e jetesës, veçanërisht në lagjet popullore mbeteshin shumë të rënda dhe shtëpitë e ulta me dërrasë e kashtë të ngjitura njëra pas tjetrës, rrugët e ngushta e të errëta, që ktheheshin në depozita plehrash e ujërash të zeza, bëheshin vatra zjarri e epidemish vdekjeprurëse.

Problemi i sigurisë ishte gjithashtu një shqetësim i vazhdueshëm dhe që nuk lidhej vetëm me situatat e jashtëzakonshme të konflikteve të jashtme. Rastet e sulmeve dhe të plaçkitjeve ndaj qytetarëve dhe pronës së tyre ishin të shpeshta, veçanërisht në orët e vona. Statutet e Shkodrës i detyronin qytetarët që lëviznin natën të mbanin pishtarë të ndezur, për t'u identifikuar nga rojet e qytetit. Nëse ndokush kapej duke lëvizur pa pishtar « pas rënies së kambanës së tretë », atij i viheshin në ngarkim vjedhjet që rastësisht ndodhnin atë natë në qytet.

Edhe më e rrezikshme ishte dalja jashtë qytetit. Punëtorët e kriporeve të Durrësit shkonin në punë të armatosur me shkopinj, çekiçë e shpata nga frika e plaçkitësve (1436).

Banorët e qyteteve, që kishin statusin e qytetarit (civis), ndaheshin në fisnikë (nobiles) e popullorë (popolares). Fisnikët përfshinin sipërmarrësit e mëdhenj, pronarët e anijeve, tregtarët, nëpunësit e lartë komunalë, si dhe pronarët e mëdhenj të tokave që jetonin në qytet. Zakonisht shtëpitë e tyre ndodheshin në pjesën më të lartë e më të mbrojtur të qytetit (castrum), që izolohej nga pjesa tjetër me mure dytësore. Në aktet mesjetare përfaqësuesit e fisnikërisë qytetare dallohen nga titulli « zot » (kyr, ser) që shoqëron emrin e tyre. Në shtresën e popullorëve përfshiheshin zejtarët e tregtarët e zakonshëm, çirakët, kallfët, marinarët, punëtorët e krahut në përgjithësi. Në qytete kishte edhe një masë të madhe banorësh, kryesisht të ardhurit rishtas nga fshatrat, që ende nuk e kishin fituar të drejtën e

qytetarisë. Këta ishin të përjashtuar nga një sërë të drejtash dhe nga pjesëmarrja në jetën politike e shoqërore të qytetit.

Banorët e qyteteve kishin një sërë detyrimesh ndaj kryezotit ose komunës. Si dëshmi të njohjes së sovranitetit mbi tokën, ata u paguanin atyre një shumë të prerë për sokun e obrokun apo siç quhej ndryshe akrostiku. Detyrime të tjera paguheshin për masat e peshat, për tregun, për therrjen e bagëtisë, për peshkimin, për mirëmbajtjen e mureve të qytetit (maldenar). Në raste të veçanta, qytetarët detyroheshin të kryenin edhe shërbim roje në muret e qytetit ose të merrnin pjesë në punime mbrojtëse.

Dallimet ekonomike dhe pakënaqësitë shoqërore, marrëdhëniet shpeshherë problematike me rrethinën bujqësore dhe me aristokracinë e saj, ndërhyrjet e ndikimet e huaja, ishin disa nga faktorët që ushqenin konfliktualitetin në qytetet shqiptare në mesjetë. Shprehja më e lartë e tyre ishin revoltat popullore, si ato të kapërcimit të shek. XIV-XV në Shkodër e në Drisht, revolta që bashkuan masa të gjera të qytetit e të fshatit kundër « kryezotit » të huaj dhe fisnikëve vendas të lidhur me të. Por edhe kur shumë nga qytetet ranë nën sundimin e fisnikëve vendas, në gjysmën e dytë të shek. XIV, konfliktet me ta nuk munguan. Me të tilla u shoqërua hyrja e Balshajve në Shkodër, në Tivar apo në Vlorë, sundimi i Topiajve në Durrës apo i Dukagjinëve në Lezhë. Konfliktet në fjalë ishin shprehje e një dukurie të përgjithshme për Ballkanin e mbarë Evropën feudale. Qytetet detyroheshin t'u paguanin kryezotërve ose fisnikëve një shumë të caktuar (akrostik, census, dacium, tributum). Në vitin 1363, Durrësi u detyrua të rrisë doganat e portit, për të siguruar tributin për fisnikët fqinjë. Komuna e Tivarit duhej t'i paguante Balshës 2 000 dukate në vit.

Pavarësisht nga lidhjet e ngushta dhe nga fakti që marrëdhëniet qytet-fshat rregulloheshin nga tradita, doket e deri te normat statutore, nuk mungojnë rastet e konflikteve të ashpra deri të përgjakshme mes banorëve të qytetit dhe të fshatit. Domethënës për shkallën e armiqësisë që ndizej herë pas here është rasti i vitit 1438, kur qytetarët e egërsuar të Tivarit sulmuan një fshat në rrethin e Ulqinit, duke djegur shtëpi e duke vrarë e masakruar banorë.

Krahas qytetarëve me të drejta të plota (cives), që merrnin pjesë pa kufizim në jetën ekonomike, shoqërore e politike të qytetit, në qytetet tona përmenden shpesh edhe banorët me qëndrim e status të përkohshëm (habitantes, morantes), të cilët jo rrallë herë ishin artizanë, tregtarë e sipërmarrës të huaj. Në shek. XI në Durrës dëshmohen dy koloni me qytetarë nga Venediku e nga Amalfi, që kishin lagjet si dhe kishat e tyre, përkatësisht kishën e Shën Andresë dhe kishën e Shën Mërisë së amalfitanëve. Venecianët e Durrësit, sipas kronistit italian Malaterra, ishin « nga familje fisnike » (de nobili genere). Ashtu si venecianët në Durrës, edhe raguzanët kishin në Shkodër, në Tivar e në Vlorë kolonitë e tyre tregtare me lagje e kisha të veçanta. Në Durrës, në vitin 1401, dëshmohen edhe disa banorë hebrenj, të varfër e të paktë në numër. Ata merreshin kryesisht me tregtinë e vogël, dhe, siç del, ishin të detyruar të paguanin një taksë shtesë. Një prani e vogël hebrenjsh dëshmohet edhe në Vlorë, në fund të shek. XIV.

Të huajt nuk kishin të drejtë të zgjidhnin e të zgjidheshin në organet bashkiake, porse

gëzonin mbrojtje të veçantë për jetën e pasurinë e tyre. Venediku e Raguza kishin konsujt e tyre në qytete, si Durrësi, Vlora, Spinarica, që mbronin interesat e qytetarëve të tyre. Ndonëse midis masës së qytetarëve dhe këtyre banorëve të huaj të qytetit lindnin herë pas here keqkuptime, këto nuk dëshmohet të jenë shndërruar ndonjëherë në pogrome e raprezalje kundër tyre. Marrëveshje të rregullta dypalëshe garantonin jetën e pasurinë e qytetarëve venecianë apo raguzanë në Durrës ose në Vlorë. Megjithatë, ndodhte që në kohën e krizave politike midis qyteteve shqiptare dhe shteteve të Venedikut, Raguzës, Napolit etj., tregtarët e sipërmarrësit e ndryshëm me origjinë nga këto shtete, të bëheshin objekt i armiqësisë dhe i sulmeve të popullsisë vendase. Në raste të tilla, Republika e Venedikut ose ajo e Raguzës, kanë hyrë në traktativa të gjata me perandorin bizantin apo me princërit e zotërit shqiptarë, për të siguruar dëmshpërblime për qytetarët e vet.

Në qytetet e zhvilluara të bregdetit, veçanërisht në Durrës, kishte një rreth tregtarësh e sipërmarrësish vendas të lidhur ngushtësisht me interesa ekonomikë me Raguzën e sidomos me Venedikun. Ata eksportonin dhe importonin prej andej mallra të ndryshme dhe shpeshherë kishin aty magazina, dyqane, madje dhe shtëpi të tyre. Sipas burimeve të kohës, për shkak të interesave ekonomikë, por edhe të një formimi kulturor kozmopolit, kjo kategori njerëzish në marrëdhëniet e përditshme shpeshherë « hiqej sikur të ishte me origjinë veneciane » (pro Venetis expediantur). Kjo shtresë kishte mbështetjen e Venedikut. Në fakt, në momentin e kalimit të Durrësit në duart e Venedikut, më 1392, u duk qartë roli vendimtar i këtij krahu « filo-venecian », ku bënte pjesë edhe kryepeshkopi durrsak Dhimitër Nesha, si dhe ndonjë feudal i fuqishëm i rrethinave.

### *Institucionet qeverisëse në qytetet shqiptare*

Në pikëpamje të strukturës shoqërore e të organizimit politik, në Shqipërinë mesjetare ndesheshin dy lloje qytetesh: qytetet e llojit italo-dalmatin dhe ato të tipit bizantin. Që të dyja këto gëzonin një traditë të gjatë vetëqeverisëse, bartëse e së cilës ishin fillimisht një grup familjesh, që shquheshin për pasuri, prona e pushtet. Të tilla qenë në Durrës gjatë shek. X-XIII familjet Krisili e Kabasilla (Kabashi), pinjollë të të cilave shfaqen herë pas here si « të parë » të vendit (proteuon) dhe si mbajtës titujsh e dinjitetesh të larta bizantine, përfshirë ato të arkondit e të patricit. Fuqia ekonomike e këtyre familjeve mbështetej në ndërtesat, dyqanet, depot e në anijet që ato zotëronin në qytet, e sidomos në sipërfaqet e mëdha të tokave që kishin sa në rrethet e Durrësit, aq edhe në Lezhë, Mat, Myzeqe e deri në Dibrën e në Kolonjën e largët. Në Vlorë e në krahinën e saj, prej shek. XI e deri vonë në shek. XVII, familja Frëngu është vazhdimisht protagoniste në qeverisjen dhe në ngjarjet që lidhen me atë zonë.

Gjatë gjithë periudhës së sundimit bizantin apo të sundimeve të tjera të huaja, të drejtat sovrane mbi qytetet i përkisnin kryezotit, që sipas rastit mund të ishte perandori bizantin, mbreti serb, mbreti i Napolit apo Republika e Venedikut. Këta e ushtronin sovranitetin nëpërmjet zyrtarëve të caktuar enkas prej tyre dhe që ishin njëherësh komandantë të ushtrisë dhe gjykatës. Në vitin 1166 në Krujë funksione të tilla kryeshin nga një prior, kurse në Durrës nga një proteuon (të dyja fjalët, njëra latine e tjetra bizantine, përkthehen « i pari »).

Në shek. XIII Ulqini dhe Tivari kishin në krye një kont. Në periudhën e fundit bizantine dhe gjatë sundimit serb të Stefan Dushanit (1332-1355) mjaft qytete kishin në krye sebastin ose qefalinë, që u korrespondojnë ofiqeve napolitane e veneciane të kontit e të kapitenit (shek. XIII-XIV). Në kohën e sundimit të despotëve serbë Llazareviçë (1421-1443), në Drisht, në Tivar e në Novobërdë kryezoti përfaqësohej nga vojvoda. Funksioni i tij, kryekëput ushtarak, flet për një kufizim të të drejtave tradicionale vetëqeverisëse të këtyre qyteteve.

Me shembjen e Perandorisë Serbe të Stefan Dushanit (1355), mjaft nga qytetet ranë në dorë të krerëve feudalë shqiptarë: Balsha (Shkodra, Drishti, Tivari, Vlora), Zaharia (Deja), Dukagjini (Lezha), Topia (Durrësi, Kruja), Gropa (Ohri, Dibra), Muzaka (Berati, Kosturi), Zenebishi (Gjirokastra, Parga), Shpata (Arta) etj.. Në ndonjë qytet, si në Drisht, në Shas e diçka më përpara në Prizren, pushteti laik ushtrohej në mënyrë të pazakontë nga peshkopi i qytetit. Shenja për një përfshirje të klerit në qeverisjen e qytetit ekzistojnë edhe në Tivar, ku më 1372 përmendet « burgu i kryepeshkopit ».

Venediku solli një nomenklaturë të re në qeverisjen e qyteteve shqiptare pas vitit 1392, kur ai u bë zot i tyre. Në Durrës u vu të qeveriste bail-kapiteni, në Shkodër kont-kapiteni, kurse në Tivar e në Drisht qeveritari venecian quhej podesta. Në Lezhë pushteti venecian përfaqësohej nga kështjellari (castellanus) i qytetit.

Gjithsesi, edhe në kohën e sundimeve të huaja, posti i qeveritarit u besohej në ndonjë rast edhe vendasve. Kështu, më 1251 konti i Drishtit ishte një fisnik vendas; po përfaqësues i parisë lokale ishte më 1266 edhe kapiteni i Durrësit, Andre Vrana, që ishte caktuar në atë post nga kryezoti i radhës, mbreti Manfred Hohenshtaufen i Sicilisë.

Përgjithësisht, sundimtarët e huaj përpiqeshin të fitonin simpatitë e parisë dhe të popullsisë së qyteteve, duke u përpjekur të harmonizonin interesat e veta me interesat dhe ndjeshmëritë e vendasve. Megjithatë, që një harmonizim i tillë ishte i pamundur, këtë e tregojnë ankesat e vazhdueshme të përfaqësive qytetare ndaj shkeljeve dhe abuzimeve që qeveritarët e huaj bënin gjatë ushtrimit të mandatit të tyre. Kështu, në shek. XV, banorët e Tivarit ishin aq shumë të zemëruar nga përvetësimet e paligjshme, nga detyrimet e angaritë arbitrare si dhe në përgjithësi nga sjelljet e vrazhda të podestasë venecian Xhakomo Delfin, saqë e kishin bërë zakon ta quanin atë me emrin « Neron ».

Një nga lëshimet themelore, që kryezotët e ndryshëm u detyruan t'u bënin qyteteve shqiptare, ishte njohja deri në një farë shkalle e kuadrit juridik e institucional, që përbënte thelbin e autonomisë tradicionale të tyre. Në çastin e vënies në zotërim të Durrësit, përkatësisht në 1272 e 1392, Karli I Anzhu dhe Republika e Venedikut nxituan të deklaronin qëllimin e tyre për të respektuar pronat, privilegjet si dhe statutet e « doket e mira » (bonos usus) të durrsakëve. Një pjesë e të ardhurave, që merreshin nga doganat komunale (në Shkodër dogana e peshkut, në Drisht ajo e mishit dhe e barit), edhe paskëtaj vazhduan të shkonin në dobi të bashkisë. Mbi të gjitha, u ruajtën deri diku institucionet tradicionale vendase, që vazhduan të funksiononin krahas pushtetit të kryezotit të përfaqësuar nga

qeveritarët e tij. Në Durrës, Vlorë e gjetkë dëshmohet mbijetesa e bashkësisë së qytetarëve (universitas, communitas), që ishte forma më e gjerë e organizimit qytetar. Ishin pikërisht banorët e qytetit me status të qytetarit, që në një ditë të caktuar të vitit mblidheshin dhe zgjidhnin nëpunësit komunalë. Në Shkodër mbledhja e qytetarëve bëhej ditën e Shën Markut, më 25 prill. Atë ditë kambanat e Shën Stefanit ftonin popullin të grumbullohej në sheshin para katedrales, ku në praninë e peshkopit dhe të parisë së qytetit bëhej përzgjedhja e gjyqtarëve (tre), e këshilltarëve (tetë) dhe e financierëve (dy) të komunës. Mandati i tyre ishte për një vit. Gjykatësit, këshilltarët, financierët bashkë me më të shquarit e qytetarëve (boni homines) ishin anëtarët e një asambleje më të ngushtë, Këshillit komunal. Ky mblidhej nën drejtimin e gjykatësit të parë, që në Durrës e në Vlorë quhej me emrin bizantin prokathemen, dhe trajtonte çështje që kishin të bënin me besnikërinë dhe me integritetin moral të qytetarëve e të nëpunësve komunalë. Veç kësaj, Këshilli komunal kishte detyrë të zgjidhte një radhë tjetër nëpunësish, mes të cilëve noterët dhe sekretarët e gjyqit (cancellarius). Noterët në mjaft raste parapëlqeheshin me kombësi të huaj, për të shtuar shkallën e besueshmërisë së tyre. Për këtë qëllim, noterët rekrutoheshin jo rrallë edhe nga radhët e klerit. Në Durrës dualizmi kulturor-fetar pasqyrohej edhe në ekzistencën paralele të dy noteriateve: noterë që i përpunonin aktet e tyre në latinisht dhe ata që i përpunonin në greqishten bizantine.

Në Vlorë, si nën sundimin bizantin e serb, ashtu edhe në kohën e sundimit të Balshajve (1371-1418), ndër postet më të rëndësishme komunale ishte ai i admiralit, që tradicionalisht mbulohej nga një fisnik vendas. E njëjta gjë ndodhte në Durrës me postin e protontinit. Si admirali, ashtu edhe protontini, ishin komandantë të flotës së qytetit.

Caktimi i vulës së qytetit, i njësive të matjes e të peshave ishin disa nga prerogativat kryesore të organeve bashkiake. Ato ishin të patjetërsueshme. Çdo qytet kishte vulën, masat e peshat e veta. Një nëpunës i posaçëm ishte caktuar për të verifikuar çdo muaj saktësinë e tyre. Në Durrës masat dhe peshat e autorizuara mbanin vulën e qytetit. Statutet e Shkodrës parashikonin dënime të rënda për ata që përdornin masa e pesha të falsifikuara. Në Durrës vula e qytetit vihej edhe mbi thasët e kripës, prodhimi i së cilës ishte monopol i bashkisë. Në Shkodër letrat që mbanin vulën e qytetit (charta sigillata) kishin vlerën e dokumentit autentik, njëlloj si aktet noterike.

Statutet ishin shprehja më e lartë e organizimit komunal të qyteteve shqiptare në mesjetë. Ato përmblidhnin aktet normative që rregullonin në tërësinë e tyre organizimin e funksionimin e qytetit, si dhe marrëdhëniet midis qytetarëve, midis tyre dhe shtetit, midis vetë qytetit dhe ambientit rrethues. Nga të dhënat e deritanishme del se me statute ishin pajisur Durrësi, Shkodra, Drishti, Tivari e Ulqini. Statutet e Durrësit u nxorën jashtë përdorimit dhe humbën gjatë sundimit të Topiajve në qytet (1368-1392). Disa vite pas kalimit të qytetit nën sundimin e Venedikut, më 1398, u gjetën 35 kapituj të këtyre statuteve, që ruheshin në kuvendin françeskan të qytetit. Statutet e Drishtit, të quajtura « Statutet dhe urdhëresat e kapitullit të kishës katedrale të Drishtit », pasqyrojnë jetën e një qyteti që identifikohej me fenë dhe ku kleri, posaçërisht peshkopi i qytetit, kishin një rol mbizotërues. Ato që ruhen të plota janë pikërisht « Statutet e Shkodrës », një kopje e të cilave u zbulua së

fundi në fondet e Muzeut Korrer në Venedik. « Statutet e Shkodrës », siç thuhet në Kreun IV të tyre, ruheshin në dy kopje autentike, njëra në dhomën e thesarit dhe tjetra pranë gjykatës së qytetit. Ato përbëhen nga 279 kapituj shkruar në venecianishten e shek. XV. Edhe pse të ngjashme me statutet e qyteteve italo-dalmatine, statutet e Shkodrës përmbajnë mjaft elementë origjinalë, që i referohen ambientit specifik shqiptar. Mjafton të përmenden në këtë suazë referencat ndaj institucionit të « besës » dhe të « hakmarrjes », që nuk gjenden në statute të tjera.

***Tregtia dhe zejet***

Për shkak të pozitës së saj të favorshme strategjike si urë midis Lindjes e Perëndimit, Shqipëria vazhdoi të jetë në mesjetë një vend i përfshirë në trajektoret kryesore të lëvizjeve tregtare, posaçërisht të atyre me drejtim Perëndim-Lindje e anasjelltas. Një numër i madh rrugësh zinin fill nga pikat bregdetare të Tivarit, Ulqinit, Shirgjit, Meduës (Shëngjinit), Shufadasë, Durrësit, Bregut, Pirgut, Spinaricës, Vlorës, Butrintit, Sajadhës, Pargës etj.. dhe zgjateshin drejt brendësisë, duke u ndalur në qendrat e njohura të Breskovës, Zveçanit, Nishit, Pejës, Prizrenit, Shkupit, Dibrës, Ohrit, Manastirit, Janinës, Kosturit, Selanikut e deri në Konstandinopojë.

Durrësi dhe rruga e vjetër Egnatia qenë dy nyje thelbësore në rrjetin ndërkombëtar të shkëmbimeve tregtare. Që në shek. XI dhe akoma më shumë në shekujt pasardhës, tregtarë venecianë sillnin në Durrës produkte të ndryshme, një pjesë të të cilave e çonin drejt Lindjes nëpërmjet rrugës Egnatia. Veprimtari e ethshme zhvillohej edhe në krahun e kundërt, nga Konstandinopoja e Selaniku për në Durrës, e prej këndej, me anije, për në Venedik. Bartës të tregtisë në një itinerar të tillë ishin shpeshherë edhe tregtarët durrsakë, të cilët vazhdimisht përmenden me anijet e tyre në Venedik. Rëndësinë e tyre e evidenton qysh më 1155 gjeografi arab Al Idrizi. Në këtë qark tregtar, midis Venedikut e Konstandinopojës, Shqipëria futej natyrshëm me eksportet dhe me importet e saj. Gruri, kripa, produktet e leshit, bulmetrat, vera, dylli, mëndafshi, lëkurët, lënda e drurit ishin zërat kryesorë të tregtisë e të eksporteve shqiptare. Mes tyre, një vend të rëndësishëm zinte edhe eksporti i bagëtisë së gjallë. Një objekt luksi veçanërisht të kërkuar përfaqësonin kuajt, posaçërisht ata të Kolonjës. Më 1391, perandori Manueli II Paleologu i dhuroi ministrit të tij, Georg Mazalon, « kalë arbërie » (albanos hyppos), duke e quajtur atë « një dhuratë të shkëlqyer për një burrë të shkëlqyer ». Për të shkuar nga prodhuesi te konsumatori produktet e ndryshme rëndoheshin me dogana e taksa të ndryshme, që shpeshherë bëheshin objekt kontestimi mes tregtarëve dhe autoriteteve. Dhënia e privilegjeve doganore ishte kërkesa kryesore që Republika e Venedikut dhe ajo e Raguzës u kërkonin autoriteteve në Shqipëri. Të tilla privilegje jepeshin me marrëveshje të veçanta, siç ishte ajo e Dhimitrit të Arbrit me Raguzën (1208), ose ato të qyteteve të Durrësit e Vlorës me qytetet italiane të Adriatikut: Ankonën, Riminin etj..

Privilegjet tregtare, të akorduara më 1208 nga Princi Dhimitër i Arbrit, zbulojnë që në këtë kohë Republikën tregtare të Raguzës si një partner të rëndësishëm për qytetet dhe sundimtarët lokalë shqiptarë. Në fakt, tregtarët raguzanë u shquan për një prani të

kudondodhur të tyre në trevat shqiptare, në kërkim të produkteve jetike për qytetin-shtet të Adriatikut, veçanërisht të grurit e të kripës. Aktet raguzane të shek. XIII-XV dëshmojnë qartë se Republika e Raguzës në luftë të përhershme me zotërinjtë sllavë të prapatokës dhe me Republikën rivale të Venedikut, e bazonte mbijetesën e vet edhe tek importet që vinin nga Shqipëria.

Tregtarët raguzanë importonin me shumicë lëndë druri nga limanet e vogla, që duke filluar nga shek. XIII, lindën në grykëderdhjet e lumenjve kryesorë të Shqipërisë. Si pasojë e prerjeve masive të porositura prej tyre, sipërfaqe të tëra pyjore që mbulonin fushën perëndimore, veçanërisht në derdhjet e Matit, Bunës e Drinit, erdhën duke u zhdukur.

Produkte të tjera të eksportit shqiptar drejt Raguzës ishin vera, dylli, mëndafshi, velanija, lëkurët e deri armët dhe plumbi e argjendi, që mbërrinin nga qytetet e Kosovës. Nga ana tjetër, një numër produktesh të zgjedhura vinin në Shqipëri nga jashtë, kryesisht nga Venediku, Raguza e qytetet e tjera italiane. Të tilla ishin cohërat e shtrenjta, armë, stoli prej ari, xhama, enë e orendi shtëpie prej xhami e fajance etj.. Vlora ishte bërë në shek. XIII-XIV një qendër për tregtinë e beharnave, që mbërrinin këtu nga vendet e Lindjes dhe prej këtej rishpërndaheshin për në Venedik e qendra të tjera të Italisë e të Dalmacisë.

Vëllimi i madh i shkëmbimeve tregtare diktoi qysh herët praninë e përfaqësuesve të Venedikut ose të Raguzës në qytetet kryesore shqiptare, ku ata përfaqësonin dhe mbronin interesat e shtetasve të tyre. Njoftimi i parë mbi ekzistencën e një « konsulli » venecian në Durrës i përket vitit 1249 (Nicolaus Mauro, consultor Venetorum in Durachio).

Më 1277 dëshmohet për herë të parë prania e një « konsulli » venecian edhe në Spinaricë, gjë që në vetvete flet për lulëzimin e kësaj qendre të re tregtare në bregdetin në veri të Vlorës. Spinarica ishte porti kryesor nga ku niseshin për në Raguzë eksportet e grurit dhe, për të mbështetur veprimtarinë e tregtarëve raguzanë, një konsull i Raguzës u caktua të vepronte në këtë qendër tregtare (1301). Edhe në Prizren Raguza kishte vendosur konsullin e saj, të paktën nga viti 1332. Konsuj të Venedikut e të Raguzës kishte edhe në Shkodër e në Ulqin.

Qytetet shqiptare u kthyen në qendra të zhvilluara të prodhimit zejtar. Në Durrës dhe, në një masë më të vogël në Vlorë, një masë e madhe njerëzish e kishin lidhur jetën me detin. Përveç pronarëve të anijeve, të kapitenëve (nauclerius) dhe të detarëve të thjeshtë, kishte edhe grupe të tëra që merreshin me peshkim e me nxjerrjen e kripës. Karpentierë e ndërtues anijesh merreshin drejtpërsëdrejti me prodhimin e barkave dhe të anijeve. Në fushën e përpunimit të drurit shquheshin edhe prodhuesit e vozave (botarii). Në Durrës përmenden gjithashtu zanate të tjera: lëkurëtarë, këpucarë, bukëpjekës, kasapë (macellarius). Gurskalitësit (petrarii) e këpucarët përmenden pak a shumë në të gjitha qytetet, ndërkohë që prodhimi i mëndafshit zinte mjaft forca pune në Shkodër, Prizren, Pult, Drisht, Vlorë e në Berat.

Në Prizren, në Durrës e në Shkodër punohej metali për prodhimin e armëve, të veglave të punës dhe të orendive shtëpiake. Në Ulqin e Shkodër njiheshin prodhuesit e kambanave, në

Vlorë përmenden prodhuesit e shpatave (spadarius), kurse farkëtarët (ferrarii) gjendeshin pak a shumë në çdo qytet të Shqipërisë. Shqiptarët shquheshin në mbathjen e kuajve, aq sa në disa qytete italiane veçohej mënyra shqiptare e mbathjes së kuajve (ferrare al modo albanese). Qytete të Kosovës, si Novobërda, Zveçani, Janjeva, përveçse për nxjerrjen, dalloheshin edhe për punimin e mjaft xeherorëve, si arit, argjendit, plumbit. Prizreni gëzonte një famë të pakrahasueshme për aftësitë e argjendarëve të tij.

Ndër mjeshtëritë që kërkonin një përgatitje të veçantë ishin ato të mjekut, piktorit e të arkitektit. Mjeshtër të këtyre zanateve i gjejmë të ushtrojnë veprimtarinë e tyre edhe jashtë vendit, siç qe rasti i një piktori nga Durrësi që më 1388 punonte për llogari të komunës së Raguzës, ose rasti i arkitektit Andre Aleksi po nga Durrësi, i cili midis viteve 1448-1477 ndërtoi një sërë kishash e altaresh në qytetet dalmatine të Arbes, Traut e Splitit. Në Berat kishte mjeshtër të shquar në pikturë, në punimin e arit e të argjendit, në gdhendjen e drurit. Porositës i veçantë i punëve të tyre ishte kisha, për llogari të së cilës ata punuan miniaturat elegante të kodikëve, afresket, ikonat, ikonostasët, pajisjet e orenditë e çmuara të kultit, që pjesërisht ruhen deri sot. Porositës të veprave me vlerë artistike ishin gjithashtu komunat qytetare si dhe përfaqësues të aristokracisë.

Në qytetet kryesore zejtarët ishin të organizuar në korporata. Në Prizren këpucarët kishin shoqatën e tyre të drejtuar nga kryemjeshtri (protomaistor). Në Durrës një kryekasap (protomacellarius) drejtonte shoqatën e kasapëve të qytetit. Shoqatë kishin në Durrës edhe noterët. Organizimet zejtare merrnin shpeshherë ngjyra fetare. Në Shkodër, Drisht, Ulqin e në Tivar organizime të tilla quheshin « shkollë » ose « vëllazëri » (scuola, frataglia). Ato mbanin emrin e një shenjtori, patroni. Kështu, në Shkodër njihen « shkolla e Shën Barbarës », « shkolla e Shën Mërkurit » dhe « shkolla e Kryqit të Shenjtë ». Në Drisht tri shkollat më me emër (scuole maiores) ishin e Shën Gjergjit, e Shën Mërisë dhe e Kryqit të Shenjtë. Ndikimi i kishës në këto organizata zejtare shfaqet edhe nga emri me të cilin thirrej mbledhja e anëtarëve të tyre, kapitull (capitulus). Përveçse mbronin interesat e anëtarëve të tyre, organizatat në fjalë merreshin edhe me vepra bamirësie, duke ofruar ndihmë për të vobektët e të sëmurët.

Tregues i zhvillimit ekonomik dhe i rritjes së vëllimit të tregtisë në qytetet e Shqipërisë është edhe qarkullimi i madh i monedhave. Përdoreshin që nga monedhat me vlerë të veçantë prej ari, si ato të Bizantit (hyperper, nomisma, emmanuelata), dukati i Venedikut e fiorini i Firences, deri te monedhat prej argjendi, bronzi e bakri, si groshi, denari, stamena etj.. Rritja e autonomisë së qyteteve dhe krijimi i principatave të pavarura shqiptare në shek. XIV-XV u pasqyrua edhe në prerjen e monedhave vendase. Monedhën e vet e kishin në këtë kohë Shkodra, Ulqini, Tivari, Drishti, Shasi (Souacia). Monedha e Shasit paraqet, në njërën anë, kështjellën e qytetit me shkrimin latinisht Civitas Souacia, kurse në krahun tjetër mban figurën e padronit të qytetit, Shën Gjonit. Monedha të tyre prenë edhe sundimtarë të fuqishëm shqiptarë, si Gropajt e Ohrit e Balshajt e Shkodrës. Monedha e Gjergjit II Balsha ka në njërën anë padronin e qytetit të Shkodrës, Shën Stefanin, kurse në anën tjetër simbolin e Balshajve, ujkun, të rrethuar nga emri në latinisht i Gjergjit.

# K R E U   I I I

# FUNDI I SUNDIMEVE TË HUAJA.
# FORMACIONET SHTETËRORE SHQIPTARE
# NË SHEK. XIV - FILLIMI I SHEK. XV

## 1. SHKËPUTJA NGA BIZANTI DHE EKSPANSIONI SERB NË TREVAT SHQIPTARE

### *Fundi i pranisë anzhuine dhe shtrirja e depërtimit serb në Shqipëri*

Me thyerjen përfundimtare të ushtrive anzhuine në Berat më 1281, Perandoria Bizantine e rivendosi edhe një herë autoritetin e vet në Shqipëri, por kontrolli i saj kufizohej tani në një zonë më të ngushtë në krahasim me fundin e shek. XII. Në krahun verior bizantinët morën Durrësin dhe Krujën, por nuk arritën të shtriheshin më tutje. Atë kohë mbreti serb Stefan Uroshi II Milutin (1282-1321) kishte nisur një mësymje në front të gjerë në gjithë vijën Mat-Ohër. Madje, më 1296 ai mundi të pushtonte përkohësisht edhe Durrësin, ndërkohë që në krahun lindor ushtritë serbe nuk mundën t'i afrohen Ohrit, të mbrojtur nga fisniku shqiptar, Progon Skurra. Një mbishkrim mbi murin e kishës së Shën Klementit në Ohër, rindërtuar prej tij në vitin 1295, kujton se Progoni mbante titullin e lartë bizantin të heteriarkut të madh dhe se gruaja e tij, Eudokia, ishte mbesë e perandorit Androniku II Paleolog.

Gjithsesi paqja e arritur më 1299 midis perandorit Androniku II të Bizantit dhe mbretit serb Uroshi II ua njohu serbëve territoret e pushtuara në veri të Durrësit e të Ohrit. Megjithatë, ato vazhduan të jenë një zonë jo e qetë. Nga njëra anë, inkursionet serbe vazhduan edhe paskëtaj në jug të Matit, por, nga ana tjetër, në vitet e para të shek. XIV vihet re një riaktivizim i anzhuinëve të Napolit në Shqipëri. Vërshimi i serbëve në trevën e Durrësit dhe të Arbrit të hershëm prekte edhe interesat e anzhuinëve e të Papatit, të cilët vazhdonin ta konsideronin veten si titullarë të pushtetit laik e fetar në ato treva. Rikthimi i anzhuinëve në Shqipëri u mirëprit edhe nga vetë fisnikëria shqiptare, e cila shpresat e një ndalimi të mësymjes serbe i varte tashmë te bashkëpunimi me botën perëndimore katolike. Në shtator 1304 bashkësia qytetare e Durrësit dhe krerët shqiptarë nga familjet Matrënga, Arianiti, Skurra, Blinishti, Zenebishi, Shpata etj., njohën për kryezot princin Filip të Tarentit, djalin e mbretit Karli II Anzhu. Nga ai çast trashëgimtari i fronit të Napolit mori dhe titujt zot i Mbretërisë së Arbrit dhe despot i Romanisë (Epirit). Në pranverë të vitit 1305 princi Filip i Tarentit zbarkoi me një ushtri në Durrës dhe me ndihmën e vendasve e mori qytetin. Megjithatë, ofensiva e re anzhuine u shua shumë shpejt. Marrëdhëniet e princit të Tarentit me fisnikët shqiptarë u prishën dhe po atë vit ky u kthye në Itali me synim që të vinte përsëri në pranverën e ardhshme me një ushtri më të madhe.

Megjithatë, edhe paskëtaj anzhuinët nuk mundën ta shtrijnë kontrollin e tyre përtej Durrësit. « Vasalët » e tyre shqiptarë nuk mungonin të ngrinin krye dhe të këputnin çdo lidhje me

kryezotin e përtejdetit, sa herë që ky kërkonte ta ndërtonte një pushtet real në Durrës dhe në « Mbretërinë e Arbrit ». Në pamundësi të realizonin synimet e tyre në Shqipëri, në vitin 1311 anzhuinët e Napolit menduan për një çast t'i ndërronin zotërimet e tyre me Sicilinë. Por titullari i kësaj të fundit, Frederiku i Aragonës, i informuar se anzhuinët nuk zotëronin një pushtet real në Durrës dhe në trevën e Arbrit, nuk e pranoi ofertën, megjithëse këto territore, siç shprehej ai, « ishin shumë të pasura dhe bujare » (que es molt noble e rich).

Në këtë mënyrë, në Durrës dhe në prapashpinën e tij vazhdoi të ruhej edhe paskëtaj një sovranitet gjithnjë e më formal i anzhuinëve. Për bashkësinë qytetare të Durrësit dhe për fisnikërinë feudale të Arbrit, mbajtja e lidhjeve me anzhuinët konsiderohej e dobishme, sidomos tani kur serbët po mësynin gjithnjë e më fort drejt jugut. Midis anzhuinëve dhe serbëve vazhdonin të ekzistonin marrëdhënie aleance, që këta të fundit hë për hë nuk donin t'i prishnin. Në fakt marrëveshja e arritur më 1308 kishte rikonfirmuar zonat e ndikimit anzhuin e serb në Shqipëri edhe për vitet e ardhshme.

Anzhuinët dhe Papati filluan t'u përgjigjen realisht ftesave të aristokracisë shqiptare për t'iu kundërvënë ofensivës serbe në dhjetëvjeçarin e dytë të shek. XIV, kur plasën hapur kundërshtitë serbo-anzhuine mbi sundimin në Shqipëri e në Dalmaci dhe kur u fik çdo shpresë e Romës lidhur me një kthim të mbretërve serbë në fenë katolike.

Aty nga viti 1318 serbët shpërthyen një ofensivë të re në Shqipëri, duke pushtuar Durrësin dhe Arbrin bashkë me Krujën. Atë kohë u krijua një koalicion antiserb i fuqive katolike, të bashkërenduara nga papati, në të cilin kishin një rol të rëndësishëm edhe shqiptarët. Në pranverën e vitit 1319 një numër fisnikësh shqiptarë nga dyert Blinishti, Jonima, Arianiti, Matrënga, Muzaka etj., nëpërmjet peshkopit të Krujës, Andreas, i bënin të ditur papa Johanit XXII se ishin gati « të ngrinin krye dhe të hidhnin tej zgjedhën e mbretit të Rashës (Serbisë) ». Ata premtonin gjithashtu të braktisnin ritin ortodoks dhe të përqafonin katolicizmin, duke u ndarë edhe kishtarisht nga pushtuesit serbë.

Si rezultat i kësaj qëndrese të organizuar dhe të bashkërenduar me Papatin dhe me fuqi katolike të Evropës, si Napoli, Hungaria, Kroacia etj., serbët u bllokuan edhe për disa vjet përtej Durrësit dhe krahinës së tij, ku anzhuinët vazhduan të ushtronin një sovranitet përherë e më të vakët.

### ***Shqipëria « bizantine » në gjysmën e parë të shek. XIV. Shkëputja nga Bizanti***

Nën presionin serb dhe përballë ujdisë së krerëve shqiptarë me anzhuinët e Napolit, qysh në vitet e para të shek. XIV Perandoria Bizantine u detyrua të braktiste Durrësin, Krujën dhe territoret e tyre, duke mbajtur viset në jug të rrjedhës së lumit Shkumbin. Pushteti bizantin u ruajt pak a shumë në mënyrë të qëndrueshme në trevën që përfshinte viset e Myzeqesë, Vlorës, Beratit, Tomorricës, Këlcyrës, Skraparit, Ohrit, Korçës, Kolonjës e Kosturit. Viset poshtë Vlorës e rrjedhës së Vjosës vazhduan, kur më shumë e kur më pak, të bëjnë pjesë në Despotatin e Artës (Epirit). Territoret e fituara rishtazi në veri të tij, Perandoria Bizantine i organizoi në një njësi të veçantë politiko-administrative, Despotatin e Beratit. Qyteti buzë

Osumit, përveçse qendër e rëndësishme strategjike, fitoi tani një profil të plotë edhe përsa i përket zhvillimit ekonomik. Roli i tij u rrit së tepërmi pas shkëputjes të rrugës së vjetër Egnatia nga sfera e sundimit bizantin. Berati u bë pika kulmore e arteries së re që lidhte pellgun e Ohrit me portin e Vlorës, e cila u bë porti kryesor bizantin në Adriatik. Gjatë fundit të shek. XIII dhe gjysmës së parë të shek. XIV, në Vlorë shënohet një lëvizje e pazakonshme mallrash. Kanina vazhdonte të luante edhe tani rolin e një kështjelle në mbrojtje të Vlorës. Por Kanina ishte njëherësh rezidenca e parapëlqyer për aristokracinë e krahinës si dhe qendër peshkopale, së cilës perandor Androniku II Paleologu i rikonfirmoi më 1307 të drejtat dhe privilegjet e vjetra.

Përfaqësues i drejtpërdrejtë i pushtetit bizantin në Despotatin e Beratit ishte qefaliu, që ishte para së gjithash një funksionar ushtarak. Në dokumentet e kohës ai cilësohet si « qefaliu i Beratit », por edhe « qefaliu i Vlorës ». Në fakt, edhe rezidenca fikse e tij luhatej midis këtyre dy qendrave, që ishin më të rëndësishmet e despotatit. Me qëllim që qefaliu të mbahej sa më shumë nën kontroll, pushteti qendror e vuri atë nën vartësinë e një funksionari epror, i cili ushtronte pushtet të pakufizuar në despotat. Të tillë « guvernatorë të përgjithshëm » në Despotatin e Beratit dëshmohen që nga viti 1277. Ata zgjidheshin gjithmonë nga rrethi familjar i perandorit dhe mbanin tituj të lartë, si megas dukas, despot, protovestiar. Nëse këta zgjidheshin gjithmonë nga rrethi më i afërt familjar i perandorit, qefalitë ishin shpeshherë përfaqësues të aristokracisë lokale. Shqiptarë ishin, p.sh., qefaliu i parë i Beratit, me emrin Stano (1277), ose Gjon Pikerni (1314). Nivelet më të ulëta të administratës dhe të ushtrisë së despotatit përfaqësoheshin në pjesën dërrmuese nga elementi vendas. Fisnikë nga familjet Matrënga, Skurra, Muzaka, Ganxha, Frëngu etj. përmenden vazhdimisht në jetën politike të Despotatit të Beratit. Por tashmë shumë prej këtyre po e shfrytëzonin postin dhe autoritetin për të ndërtuar pushtetin e tyre të pavarur.

Despotati i Beratit fitonte një rol specifik në kuadrin e Perandorisë Bizantine të shek. XIII-XIV. Përveçse përfaqësonte « portën » e vetme bizantine drejt Perëndimit, ai formonte edhe barrierën kryesore përballë ekspansionit të Serbisë drejt jugut. Por, nga ana tjetër, Despotati i Beratit ishte edhe pikëmbështetja nga ku Perandoria Bizantine ushtronte presion mbi Despotatin fqinjë të Artës (Epirit). Ky vazhdonte të ishte, qysh nga viti 1204, një formacion i pavaruar. Despotët e tij bizantino-italianë nga familjet Engjëlli e Orsini, gjatë gjithë viteve 1270-1330 u përpoqën të ruanin pushtetin e tyre kundrejt perandorëve të Bizantit, të cilët këmbëngulnin ta quanin Despotatin si « tokë të tyre », ndërsa despotët e tij si « vasalë » të perandorëve bizantinë. Për të siguruar mbështetje ndaj presionit bizantin, despoti Niqifori I Engjëlli pranoi, më 1294, të bëhej vasal i anzhuinëve të Napolit. Më 1320, despoti tjetër, Nikolla Orsini, kërkoi t'i vinte tokat e tij nën mbrojtjen e Venedikut, duke njohur këtë për kryezot. Nga ana tjetër, despotët e dobët të Epirit nuk ishin në gjendje të mbyllnin çdo portë dhe të kërkonin ballafaqim me Bizantin. Pothuaj të gjithë ata, pas Mihalit II Engjëll (1230-1268), ishin martuar me princesha nga oborri bizantin.

Sidoqoftë kjo lojë e despotëve të Artës, për ta mbajtur mirë sa me anzhuinët e Napolit, aq edhe me perandorët e Bizantit, shpehherë rezultoi të ishte e rrezikshme. Në vitin 1303 e 1306 anzhuinët u shfaqën me ushtri nën muret e Artës për të kërkuar përmbushjen e

detyrimeve që rridhnin nga vasaliteti i despotit Thoma (1296-1318). Po ashtu, në vitin 1314 ushtria dhe flota e Despotatit të Beratit, nën komandën e qefalisë Gjon Pikerni dhe protontinit të Vlorës, Gjergj Ganxha, kryen një inkursion mbi Artën nga toka e nga deti. Disa vjet më vonë, më 1308, Janina bashkë me pjesën më të madhe të Vagenetisë (Çamërisë) iu aneksua Despotatit bizantin të Beratit. Si qeveritar të këtij territori të ri bizantin, perandori Androniku II Paleolog caktoi komandantin shqiptar, sebastin Skurra.

Dhjetëvjeçarët e fundit të pranisë bizantine në Shqipëri, përkatësisht në Shqipërinë e Poshtme, karakterizohen nga dy dukuri që e bënin gjithnjë e më formale lidhjen e saj me Bizantin. Nga njëra anë, ushtria dhe administrata bizantine mbusheshin gjithnjë e më shumë me elementin vendas, kurse, nga ana tjetër, po zgjerohej vazhdimisht numri i zonave autonome, ku pushtetin real e ushtronin krerët dhe zotërit e vendit. Njoftimet historike të viteve 30 të shek. XIV bëjnë të ditur se atë kohë Perandoria Bizantine vazhdonte të ruante kontrollin e saj kryesisht nëpër qytetet dhe kështjellat e Despotatit të Beratit. Rrethinat e tyre, sidomos zonat e brendshme dhe malore, qeveriseshin tashmë nga fisnikët vendas. Me qëllim që t'i mbante të lidhur pas vetes krerët shqiptarë, Perandoria Bizantine u detyrua ta njihte edhe me marrëveshje të veçanta (synthekai) pushtetin e tyre, madje duke i shpërblyer edhe me tituj të lartë bizantinë. Atë kohë, Andrea I Muzaka, zoti i fuqishëm i viseve mes Ohrit, Kolonjës e Beratit, u shpërblye me titullin e lartë bizantin të « despotit », që ishte i dyti në hierarkinë e titujve bizantinë, pas atij të perandorit. Të tjerë fisnikë shqiptarë u nderuan me të tjerë tituj të lartë, si sebastokrator etj..

Megjithatë tensioni midis pushtetit bizantin dhe aristokracisë vendase shqiptare doli në pah gjatë luftërave civile në Bizant (1321-1328) dhe shpërtheu hapur pas ardhjes në fuqi të perandor Andronikut III Paleolog (1328-1341). Midis viteve 1328-1333 Andronikut III iu desh të drejtonte vetë disa fushata ushtarake për të nënshtruar shqiptarët e Ohrit, Devollit, Kolonjës, Epirit e të Thesalisë. Sipas fjalëve të historianit bizantin Johan Kantakuzeni, pjesëmarrës dhe kryekomandant në ato operacione, shqiptarët jetonin në autonomi dhe nuk e njihnin pushtetin e perandorit.

Por kryengritjet shqiptare shpërthenin në vatra të reja, sapo që ushtritë bizantine arrinin të shuanin të mëparshmet. Aty nga mesi i viteve 30 ato mbërritën në shkallën më të lartë të pjesëmarrjes dhe të organizimit të tyre. Atë kohë të pakënaqur nga politika e re centralizuese e këtij perandori dhe të vendosur të shkëputeshin njëherë e mirë nga Bizanti, krerët shqiptarë ngritën në këmbë krahina të tëra. Në Vlorë, Berat, Këlcyrë, Skrapar, Kolonjë e në Ohër, në Epir dhe në Thesali, kryengritësit shqiptarë sulmuan qytetet dhe kështjellat bizantine dhe pjesërisht i morën ato.

Kryengritja shqiptare e shtyu perandorin Androniku III Paleolog të ndërmerrte një fushatë të madhe ushtarake në Shqipëri. I shoqëruar nga domestiku i madh, Johan Kantakuzeni, perandori bizantin hyri në tokat e Despotatit të Beratit në pranverën e vitit 1336. Ushtria bizantine, bërthamën e së cilës e përbënin repartet e zgjedhura me mercenarë osmanë, i shtypi me ashpërsi flakët e kryengritjes. Fshatra të tëra u dogjën, ndërkohë që popullsisë iu rrëmbyen pasuri të paçmueshme në të holla, në produkte e në bagëti. Kantakuzeni flet për

300 mijë kokë qe, 5 mijë kuaj e 1 milion e 200 mijë krerë dhen të rrëmbyera pronarëve shqiptarë. Shtypja e kryengritjes shkaktoi valën e parë të madhe të eksodit shqiptar drejt jugut. Mjaft familje fisnike shqiptare u detyruan të lënë gjënë dhe pronat e tyre dhe të vendoseshin në Peloponez. Të tjera u përpoqën të gjejnë shpëtim në Durrësin anzhuin dhe të marrin rrugën e Italisë.

Shtypja e dhunshme e kryengritjes në Despotatin e Beratit përcaktoi rënien e lëvizjes edhe në trevat e tjera. Despina e Epirit, Ana, dhe bashkësitë shqiptare të Thesalisë pranuan më në fund të njihnin pushtetin bizantin.

Megjithatë, rivendosja e pushtetit bizantin në trevat e Despotatit të Beratit, të Despotatit të Epirit dhe të Thesalisë nuk e pati jetën e gjatë. Tensioni antibizantin në këto vise vazhdoi të mbetej i gjallë, dhe me vdekjen e perandorit Androniku III (1341), kryengritjet morën një hov të ri. Tashmë pasardhësit e Andronikut III, të angazhuar në një luftë të re për fronin dhe të ndodhur përballë një ofensive të re të Serbisë drejt Jugut, nuk mund të merreshin me kryengritjen shqiptare. Për rrjedhim, bizantinët u detyruan të lënë në duart e kryengritësve shqiptarë edhe keshtjellat e tyre të fundit në Shqipëri.

### *Shqipëria gjatë sundimit të car Stefan Dushanit (1331-1355)*

Qëndresa e organizuar e fisnikëve shqiptarë, herë-herë e bashkërenduar edhe me anzhuinët e me fuqi të tjera evropiane, kishte mundur t'i mbajë serbët për mjaft kohë larg Durrësit e Principatës së Arbrit. Por pushtimi i këtyre të fundit si dhe i gjithë tokave shqiptare, njohu një shkallëzim të ri në kohën e sundimit të mbretit serb, Stefan Dushanit (1331-1355). Që në verën e vitit 1336, në ujdi me perandorin bizantin Androniku III Paleolog, i cili në atë kohë drejtonte ekspeditën ndëshkimore në Shqipërinë e Poshtme, mbreti serb organizoi një fushatë të madhe, në përfundim të së cilës pushtoi viset qendrore midis Matit e Shkumbinit.

Pushtimi serb u bë shkas për riorganizimin e krerëve shqiptarë. Për t'i dhënë më tepër gjerësi qëndresës së tyre, këta iu drejtuan për aleancë mbretit Robert Anzhu të Napolit, i cili ishte i interesuar së tepërmi për Durrësin e prapatokën e tij që anzhuinët vazhdonin t'i konsideronin feud të tyre. Në fakt, mbreti Robert dërgoi që atë vit në Shqipëri një ushtri të vogël nën komandën e djalit të tij, Luigjit, e cila duhej të bashkëpunonte me forcën kryesore të kryengritësve shqiptarë. Në muajin dhjetor midis Luigjit, që përfaqësonte mbretin Robert, dhe despotit Andre II Muzaka, përfaqësuesit të krerëve feudalë shqiptarë, u nënshkruan në Durrës paktet e aleancës që hapeshin me premtimin anzhuin për t'u ofruar ndihmë ushtarake fisnikëve shqiptarë. Paktet në fjalë numëronin edhe një sërë të drejtash e privilegjesh, të cilat anzhuinët ia njihnin posaçërisht despotit Andre Muzaka dhe familjes së tij. Të tilla të drejta e privilegje kishin të bënin me pronat e pasuritë e tundshme e të patundshme të Muzakajve, me titujt, nderet e ofiqet, që u ishin dhënë atyre që së hershmi nga perandorët e Bizantit e që do t'u jepeshin në të ardhmen nga mbretërit anzhuinë etj.. Kundrejt këtyre, despoti Andre Muzaka duhej të konfirmonte bindjen dhe besnikërinë e tij ndaj oborrit anzhuin e t'i garatonte ato duke dërguar peng në Napoli njërin nga djemtë e tij.

Një traktat të ngjashëm anzhuinët e nënshkruan dy vjet më vonë, më 1338, edhe me kontin Tanush Topia, të cilit i konfirmuan zotërimin e tokave midis Matit e Shkumbinit bashkë me dhënien e një shpërblimi vjetor prej 1 000 grosh.

Përmbajtja e pakteve në fjalë, si dhe ecuria e deriatëhershme e marrëdhënieve të oborrit anzhuin me krerët shqiptarë, tregojnë se pozita e tyre kundrejt njëri-tjetrit kishte ndryshuar në favor të të dytëve. Anzhuinët jo vetëm nuk ishin në gjendje të impononin me forcë sundimin dhe vullnetin e tyre, por në të kundërtën, ata përpiqeshin t'i joshnin me tituj e privilegje zotërit e plotfuqishëm shqiptarë për të ruajtur sovranitetin e tyre formal mbi Durrësin e mbi prapatokën e tij.

Mobilizimi i ri i fisnikëve shqiptarë nuk mundi t'u bënte ballë për një kohë të gjatë sulmeve të përsëritura të serbëve. Brenda vitit 1343 forcat eprore të Dushanit kishin mundur të shtronin territoret e Arbrit të hershëm, me kryeqendër Krujën. Po atë vit qyteti i Beratit pësoi sulmin e parë nga një ushtri serbe që vinte nga ana e Ohrit. Në verën e vitit 1346 ishte vetë Stefan Dushani, që në krye të një fushate të madhe, pushtoi njërën pas tjetrës kështjellat e Kosturit, Beratit dhe të Kaninës. Në 2-3 vjetët që pasuan, Stefan Dushani, i cili që prej vitit 1346 filloi të quhej « perandor i Romanisë, i Sklavonisë dhe i Arbërisë », aneksoi Epirin e Thesalinë, duke krijuar një perandori të re ballkanike, kufijtë e së cilës fillonin nga Danubi e përfundonin në gjirin e Korintit dhe në detin Egje. Një numër popujsh të huaj, shqiptarë, bullgarë, grekë, vllehë hynë në përbërje të Perandorisë Serbe.

Perandoria e Stefan Dushanit qe konkretizimi i ambicieve pushtuese të klasës feudale serbe. Në vendet e pushtuara feudalët serbë u pajisën me fonde të mëdha tokësore që iu rrëmbyen popullsisë vendase. Burimet historike dëshmojnë masat veçanërisht të ashpra që Stefan Dushani zbatoi në dëm të popullsisë shqiptare. « Arbrit janë të shtypur keq nga zgjedha e padurueshme dhe tepër e rëndë e sunduesve të urryer sllavë.... Klerikët poshtërohen e persekutohen, fisnikët shpronësohen e burgosen », shkruhet në një relacion të vitit 1332 të kryepeshkopit frëng të Tivarit, Guljelmi i Adës.

Pushtimi serb solli ndryshime të mëdha përsa i përket përbërjes së elitës sunduese. Në krahinat apo në qytetet e pushtuara u vendos një administratë serbe, në krye të së cilës qenë njerëzit më të afërt të carit, të cilët mbanin sipas rastit titujt despot, cezar, qefali etj.. Kështu, në krye të provincës së Beratit u vu despoti Ivan Aseni, kunati i carit serb, në Epir u zgjodh Simeon Uroshi, vëllai i tij, kurse në Thesali Qezar Preljubi, i cili në vitin 1355 u vra gjatë një revolte të shqiptarëve të atyshëm.

Pushtimi serb solli ndryshime të reja nëpërmjet intensifikimit të shtypjes ekonomike e shoqërore të popullsisë shqiptare. Kodi i Stefan Dushanit, dokumenti kryesor që sanksiononte marrëdhëniet ekonomike, politike e juridike të shtetasve të Perandorisë me pushtetin e carit e të klasës sunduese serbe, përfshinte në sistemin e marrëdhënieve feudale edhe bashkësitë e lira fshatare e blegtorale, duke i dhënë ato si pronë feudale për manastiret e për feudalët serbë. Një masë e tillë godiste rëndë fshatarësinë e lirë shqiptare, posaçërisht atë të zonave malore, që kishte mundur t'i shpëtonte deri atëherë shfrytëzimit feudal e të ruante

një farë autonomie politike ndaj pushtetit qendror. Kodi i Stefan Dushanit mbështetej në institucionet juridike dhe dokesore serbe dhe si i tillë ai në shumë aspekte binte ndesh me institucionet dhe traditën e popujve të tjerë që u përfshinë në suazën e shtetit serb. Në mjaft raste ai shpallte ndalimin e institucioneve tradicionale vendase, siç qe ai i mbledhjeve (kuvendeve) të fshatit, ku vendosej e gjykohej për probleme të ndryshme, që tani kalonin në kompetencë të feudalëve të veçantë e të vetë carit serb.

Pasoja sidomos negative pati pushtimi serb në viset veriore shqiptare e veçanërisht në Kosovë, ku sundimi serb zgjati gati dy shekuj. Të pasura me toka bujqësore, me qendra të zhvilluara minerare, zejtare e tregtare, këto territore kishin qenë një joshje e vazhdueshme për mbretërit serbë. Duke filluar nga shek. XIII, mbretërit serbë nga dinastia Nemanja punuan për ta zhvendosur epiqendrën e shtetit të tyre nga Rasha në drejtim të viseve të pasura të Kosovës e të Gentës. Qytetet e këtyre të fundit, Shkodra, Prizreni, Prishtina e Shkupi, u bënë në kohë të ndryshme seli të oborrit serb. Një tjetër qendër e rëndësishme e Kosovës, Peja, prej mesit të shek. XIII u kthye në qendër të kishës autoqefale serbe. Zhvendosja e qendrave të gravitetit të shtetit serb drejt jugut u shoqërua me dukuri të tjera të natyrës shoqërore e etnike, të cilat qenë më të dukshme në Kosovë. Një pjesë e aristokracisë vendase u shpronësua e u zëvendësua nga aristokracia serbe e tokës, laike e sidomos fetare. Duke filluar nga gjysma e dytë e shek. XIII serbizohen kishat e manastiret e Kosovës dhe ndërtohen shumë syresh, të cilat u pajisën me fonde të mëdha tokësore. Në kohën e sundimit të Stefan Dushanit, aty nga gjysma e shek. XIV manastiret, tashmë të serbizuara, të Deçanit, Greçanicës, Banjskës, Kryeëngjëllit, manastiri i Hilandarit në Malin Athos e krahas tyre peshkopatat e Pejës, Prizrenit etj., zotëronin një pjesë të konsiderueshme të fshatrave të Kosovës e të viseve të tjera veriore shqiptare.

Shtrirja e shtetit serb në drejtim të Kosovës u shoqërua edhe me ardhjen këtu të kolonëve të rinj nga territoret e Serbisë së mirëfilltë (Rashës). Të porsaardhurit populluan fshatrat e braktisura (selishtë) ose u vendosën në pronat e përvetësuara rishtazi nga feudalët apo kishat e manastiret serbe.

Krahas kolonizimit, mbretërit serbë, e në veçanti car Stefan Dushani, zbatuan një politikë që synonte asimilimin e popullsive shqiptare të viseve të pushtuara. Si më të efektshme në këtë drejtim u zgjodhën represioni dhe persekutimet në lëmin fetar. Kapituj të tërë të kodit të Stefan Dushanit dhe urdhëresa të veçanta të carit serb parashikonin masa të rrepta, si sekuestrim të pasurisë, damkosje, dëbim e deri dënim me vdekje për të krishterët katolikë e ortodoksë, që nuk pranonin të konvertoheshin në ortodoksinë serbe e nuk ripagëzoheshin duke marrë emra sllavë. Krahas dokumenteve arkivore dëshmitarë të ndryshëm të kohës, si udhëtari anonim i vitit 1308, kryepeshkopi frëng i Tivarit, Guljelm i Adës (1332), kardinali italian Guido da Padova (1350), e nënvizojnë me theks të veçantë këtë aspekt të politikës së mbretërve serbë ndaj popullsive të pushtuara josllave, e cila ishte sanksionuar në të drejtën mesjetare serbe, kodin e Stefan Dushanit (1349). Masa të tilla goditnin në radhë të parë popullsitë shqiptare të besimit katolik e të atij ortodoks-bizantino të viseve veriore e verilindore, ku presioni i shtetit serb ishte më i fortë. Ato përcaktuan përhapjen e fenomenit të sllavizimit fetar-onomastik në shtresa të caktuara të popullsisë shqiptare. Kjo është arsyeja

që midis shek. XIII-XIV, krahas shqiptarëve gjithsesi të shumtë, që mbanin emra, si Gjin, Dedë, Gjon, Progon, Llesh, gjenden në këto treva edhe shqiptarë të tjerë, të cilësuar nga vetë dokumentacioni si të tillë, që mbanin emra sllavë ose që i ishin përshtatur onomastikës sllave. Emra, si Pribisllav, Radomir, Vladislav apo mbiemrat Vogliç, Kuqeviç, Flokovci, Gjinovci etj., dëshmojnë se në këtë kohë (gjysma e parë e shek. XIV) një pjesë e popullsisë shqiptare të trevave veriore, nën presionin e dhunshëm të pushtuesve serbë, gjendej në një fazë kalimtare të një asimilimi kulturor e fetar. Në mjaft treva ky proces asimilimi u ndërpre në kushtet e reja që u krijuan me shkatërrimin e shtetit serb e mbërritjen e turqve osmanë (gjysma e dytë e shek. XIV). Pikërisht në këtë kohë vihet re aty një kthim i popullsisë në onomastikën karakteristike shqiptare, krahas dukurisë së re të marrjes së emrave osmanë. Megjithatë, në një pjesë të territoreve në fjalë, sidomos në zona të veçanta të Gentës (Zetës), procesi i sllavizimit vazhdoi edhe paskëtaj duke çuar gradualisht në asimilimin kulturor dhe etnik të bashkësive të tjera shqiptare.

Pushtimi serb i Stefan Dushanit, i ngarkuar me pasoja të rënda ekonomike, shoqërore e etnike, ndeshi në qëndresën e ashpër të popullsisë shqiptare. Që në vitin e parë të sundimit të Stefan Dushanit, në trevat veriperëndimore shpërtheu një kryengritje antiserbe, në krye të së cilës u vu bujari Dhimitër Suma (1332). Zgjerimi i saj e nxiti kryepeshkopin e Tivarit, Guljelmin e Adës, të projektonte organizimin e një kryqëzate të Perëndimit kundër serbëve, e cila do të mbështetej në kontributin vendimtar të kryengritësve shqiptarë të zonave të veriut. Në letrën që i dërgonte për këtë qëllim dukës së Burgonjës, Filipit VII Valua, prelati frëng pohonte se për organizimin e kësaj kryqëzate antiserbe nuk mund të gjendej vend më i përshtatshëm sesa zonat kryengritëse në fjalë, « ...ku populli arbër mund të nxirrte në luftë më se 15 000 kalorës, burra të shëndetshëm, trima e luftëtarë të mirë, të aftë për çdo betejë ».

Qëndresa e shqiptarëve kundër pushtimit serb nuk qe karakteristikë vetëm për viset e veriut, por për të gjitha trevat shqiptare deri thellë në Epir. Ajo doli akoma më në pah pas vdekjes së carit serb, Stefan Dushanit (1355). Kryengritjet e zonës së Beratit (1356) dhe të Himarës (1358), e reduktuan pushtetin e despotit sllav Ivan Komnen Asenit vetëm në qytetin e Vlorës e në rrethinat e tij. Më 1356 dështoi një përpjekje për të ripushtuar Beratin me ndihmën e ushtrisë së Simeon Uroshit, sundimtarit serb të Epirit. Megjithatë, sipas një shënimi të kohës në një nga kodikët e Beratit, serbët me atë rast u sollën aq mizorisht « saqë edhe të vdekurit i nxorën nga varri ». Një vit më parë, më 1355, shqiptarët e Thesalisë ngritën krye kundër qeveritarit serb, Qezar Preljubit, dhe e vranë atë. Pak kohë pas ekspeditës së tij kundër Beratit, edhe Simeon Uroshi, vëllai i Dushanit, u detyrua nga shqiptarët e Epirit t'i linte zotërimet e veta. Në këtë mënyrë që nga Genta e Kosova deri poshtë në Epir lindën ose u ringjallën formacione politike të dyerve më të shquara shqiptare, Balshët, Gropajt, Topiajt, Matrëngët, Muzakët, Zenebishët, Bua-Shpatat etj..

Zhvillimi i pavarur politik i trojeve shqiptare hynte tani në një fazë vendimtare, duke i orientuar ato gjithnjë e më shumë drejt krijimit të një shteti të përqendruar shqiptar.

## 2. FORMACIONET SHTETËRORE SHQIPTARE NË SHEK. XIV DHE NË FILLIM TË SHEK. XV

### *Despotati shqiptar i Artës*

Aty nga fundi i shek. XIII në Epir fillon të shquhet familja fisnike Shpata. Në vitin 1304 një dokument anzhuin i rendit Shpatajt midis aristokratëve më në zë të Shqipërisë.

Ashtu si dhe për shtëpitë e tjera fisnike shqiptare, edhe për Shpatajt procesi i fuqizimit dhe i emancipimit politik kishte ndjekur një rrugë vazhdimisht në ngjitje, derisa gjeti shprehjen më të plotë pas shembjes së Perandorisë Serbe të Stefan Dushanit (1355). Në atë çast Shpatajt e fisnikë të tjerë shqiptarë e shtrinë sundimin e tyre politik në krejt Epirin dhe, në vitet që pasuan, filluan të zgjerohen në krahinat fqinje jugore të Akarnanisë e të Etolisë. Qeveritari serb i Epirit, mbreti Simeon Uroshi, u detyrua të largohej në Thesali, ku zuri vendin e komandantit serb Qezar Preljubit, i vrarë gjatë një përpjekjeje me shqiptarët e atyshëm. Përfaqësues të tjerë të aristokracisë dhe të administratës së vjetër bizantino-serbe gjetën strehim në qytetin e Janinës.

Shtrirja e pushtetit të fisnikëve shqiptarë në Epir ndeshi pengesë te pinjolli i fundit i dinastisë së vjetër sunduese të Epirit, despoti Niqifori II Engjëlli. Në verën e vitit 1358 ky u doli përpara forcave shqiptare në vendin e quajtur Akelou (Akarnani). Ushtria e tij, e përbërë pjesërisht prej mercenarëve osmanë, u asgjësua në betejën e përgjakshme që u zhvillua aty e ku vetë despoti bizantin humbi jetën.

Pas betejës së Akelout krahinat jugore të Epirit, të Akarnanisë e të Etolisë u përfshinë në kuadrin e dy formacioneve shtetërore shqiptare. I pari, me qendër në Artë, kishte në krye fisnikun Pjetër Losha, kurse i dyti, me qendër në Angjelokastër (Akarnani), drejtohej nga despoti Gjin Bua Shpata. Pas vdekjes së Pjetër Loshës më 1374, Despotati shqiptar i Artës dhe ai i Angjelokastrës u bashkuan nën sundimin e despotit Gjin Bua Shpata. Zotërimet e këtij të fundit përbënin tani një vazhdimësi territoresh prej gjirit të Korintit, në jug, deri në derdhjen e lumit Akeront (Glyki), në veri, ku puqeshin me zotërimet e Gjon Zenebishit. Megjithatë në pjesën lindore të Epirit mbeti një territor i ngushtë me qendër Janinën, i cili nuk u përfshi në kufijtë e këtyre dy formacioneve shqiptare fqinje. Këtu përfaqësuesit e fisnikërisë e të administratës së vjetër serbo-bizantine të Epirit u përpoqën të organizojnë qëndresën kundër hegjemonisë së krerëve shqiptarë. Të mbështetur edhe nga qeveritari i deriparadokohshëm serb i Epirit, Simeon Uroshi, ata mundën të imponojnë si qeveritar të Janinës despotin serb Thoma Preljuboviç. Si djalë i Qezar Preljubit, qeveritarit të Thesalisë të vrarë më 1355 nga shqiptarët, Thomai trashëgoi një armiqësi dhe urrejtje të pashuar kundër tyre.

Despotati i Janinës ishte mbeturina e fundit e sundimit serb në Epir. Qenia e tij përbënte një rrezik real për formacionet fqinje shqiptare të Gjirokastrës e të Artës, pasi Thoma Preljuboviçi vështronte t'i zgjeronte kufijtë e despotatit të tij pikërisht në dëm të zotërimeve

të Shpatajve e të Zenebishëve. Nga ana tjetër, despoti serb nuk ngurroi të thërriste për ndihmë kundër sundimtarëve shqiptarë reparte serbe, italiane e, ç'ishte më keq, osmane, duke e kthyer Epirin në një fushë beteje ku mercenarët e huaj mbillnin terror e shkatërrime të pafundme.

Këto arsye, si dhe arsye të tjera të natyrës ekonomike (Janina ishte një qendër mjaft e pasur ekonomike e tregtare), i futën sundimtarët shqiptarë të Epirit në një konflikt të gjatë të armatosur me despotin e Janinës. Për tre vjet rresht (1370-1373) kështjella e Janinës iu nënshtrua rrethimit e sulmeve të njëpasnjëshme të despotit të Artës, Pjetër Losha, e të aleatëve të tij, bashkësive shqiptare të mazarakëve e të malakasëve që banonin përreth Janinës. Megjithëse u detyrua të kërkonte paqe, Thoma Preljuboviçi nuk pushoi së përndjekuri e së tiranizuari popullsinë shqiptare të Janinës e të fshatrave përreth, nga e cila tërhiqte robër e pengje që i mbyllte në burgje të posaçme. Për këtë zell të tij kundër shqiptarëve, bashkëkohësit i ngjitën despotit serb nofkën « shqiptarovrasës » (alvanitoktonos).

Pas vdekjes së Pjetër Loshës, më 1374, në krye të despotatit të Artës u vu zoti i Angjelokastrës, Gjin Bua Shpata. Në kohën e sundimit të tij, konflikti me despotin serb, Thoma Preljuboviçin, u ashpërsua edhe më. Që në vitin 1375 Gjin Bua Shpata u shfaq me ushtrinë e tij nën muret e Janinës. Qyteti mundi të qëndrojë edhe kësaj radhe falë mureve të tij të papushtueshme. Gjithsesi, i interesuar për pushimin e armiqësive, Thomai i ofroi Shpatës dorën e së motrës, Helenës.

Por martesa nuk e fashiti konfliktin midis Gjin Bua Shpatës dhe Thomait. Për më tepër, në vitet që vijuan Janina u bë pre e sulmeve të bashkësisë shqiptare të malakasëve. Nën komandën e Gjin Fratit këta e sulmuan kështjellën më së pari në vitin 1377, por pa mundur ta merrnin atë. Dy vjet më vonë, më 1379 malakasët arritën të zinin ishullin në liqen si dhe kullën e brendshme të kështjellës së Janinës. Kësaj radhe në anë të tyre qëndronin edhe pjesëtarë të parisë vendase, përfshi mitropolitin Mateo, përkrahës i Gjin Bua Shpatës. Por edhe kësaj radhe shqiptarët dështuan në qëllimin e tyre. Mungesa e mjeteve të mjaftueshme ua bëri atyre të pamundur që të shpërthenin muret e kështjellës, qoftë nga toka e qoftë nga liqeni. Mitropoliti Mateo u detyrua të linte Janinën bashkë me të tjerë dhe të strehohej te Gjin Bua Shpata.

Krahas despotit serb të Janinës, formacioni i Shpatajve të Artës u fut në këtë kohë në një konflikt të ashpër me anzhuinët e Napolit, të cilët qysh prej një shekulli vazhdonin të ngulnin këmbë në pretendimet e tyre mbi bregdetin epirot. Ky konflikt u shpreh më së pari në përleshjet e armatosura me forcat e kontit Leonard Toko, që sundonte mbi ishujt e Qefalonisë e Leukadës si vasal i mbretëreshës Xhovana të Napolit. Dokumentet e kohës informojnë se qysh në vitin 1360 « konti i Qefalonisë bënte luftë të madhe me Despotatin e arbërve ». Në vitet që pasuan ndeshja me anzhuinët u ndez edhe më keq. Në vitin 1378 mbretëresha e Napolit organizoi një fushatë të madhe për asgjësimin e Despotatit shqiptar të Artës. Bërthama e ushtrisë së grumbulluar prej saj përbëhej nga Urdhri i Joanitëve të Rodit, një formacion i famshëm për bëmat e tij luftarake, që ishte futur në shërbim të anzhuinëve të

Napolit.

Ekspedita anzhuine filloi me marrjen e Naupaktit (Lepantos), kështjella më jugore e Shpatajve, e vendosur mbi bregun verior të gjirit të Korintit. Prej këndej ajo përparoi drejt veriut e brenda pak kohe qendra e Despotatit shqiptar, Arta, u ndodh nën rrethimin e ushtrisë napolitane. Gjatë betejës vendimtare që u zhvillua nën muret e Artës, despoti Gjin Bua Shpata korri një fitore të madhe. Vetë kryekomandanti i ekspeditës anzhuine, Mjeshtri i Madh Huan Fernandez Heredia i Urdhrit të Joanitëve, u zu rob prej shqiptarëve.

Në pranverë të po atij viti, Gjin Bua Shpata fitimtar mbi anzhuinët, rifilloi sulmet sistematike mbi Janinën. Thoma Preljuboviçi kësaj radhe gjeti një aleat të fuqishëm kundër shqiptarëve te turqit osmanë, të cilët kishin filluar të vendoseshin në Thesalinë fqinje. Disa herë brenda viteve 1380-1384 reparte osmane, të thirrura nga Thomai, kryen inkursione shkatërruese në zotërimet e Gjin Bua Shpatës e në ato të Gjon Zenebishit, duke lehtësuar presionin e tyre mbi Janinën. Me ndihmën e osmanëve, despoti Thoma pushtoi përkohësisht një numër fshatrash rreth Janinës si dhe kështjellën e Paramithisë (Shën Donatit). Gjithsesi, tirani i Janinës ra pre e një komploti dhe, i urryer nga të gjithë, vdiq në dhjetor 1384. Në vend të tij paria e Janinës e mbreti serb i Thesalisë, Joazaf, thirri e vuri italianin Izau Buondelmonte Açajuolin, kunat i kontit Leonard Toko të Qefalonisë. Ky gëzonte njëherësh mbështetjen e perandorit të Bizantit, të Venedikut, Firences dhe të Mbretërisë së Napolit. Marrëdhëniet e shqiptarëve me Despotatin e Janinës mbetën të tendosura edhe në kohën e sundimit të Izaut, ndonëse aty nga viti 1394, ky mori për grua të bijën e Gjin Shpatës, Irenën, i nxitur edhe nga arkondët e qytetit. Inkursionet e reparteve osmane, të thirrura nga despoti i ri i Janinës, vazhduan edhe paskëtaj, madje për të siguruar mbështetjen më të madhe të sulltanit osman, despoti Izau u shpall vasal i tij (1387). Ndërkohë mbi Despotatin shqiptar të Artës qenë intensifikuar edhe sulmet e kontit të Qefalonisë Karl Tokos, nip i Izaut.

Në rrethana të tilla të vështira, më 29 tetor të vitit 1399 vdiq despoti Gjin Bua Shpata « burrë i fuqishëm, i admirueshëm e lavdi e Arbërisë », siç e quan atë një kronikë e kohës. Me emrin e tij është e lidhur periudha më e lulëzuar e historisë së Despotatit shqiptar të Artës. Zotërimet e Shpatajve u ndanë midis të afërme të tij, që shpeshherë ishin në armiqësi e mëri me njëri-tjetrin. Një mëri e tillë ekzistonte dhe midis Muriq Shpatës dhe Sguro Bua Shpatës, që qeveriste zotërimet jugore të Shpatajve. Si vëlla i Gjinit, këtij i takonte të ishte trashëgimtar i ligjshëm i fronit. Por Muriqi, i ri dhe ambicioz, mundi ta mënjanojë kushëririn e tij plak dhe të marrë në dorë drejtimin e principatës.

Me ardhjen në pushtet vëmendja e Shpatës së ri u zhvendos nga Lindja, ku despotët e Janinës dhe osmanët e Thesalisë kishin qenë kujdesi kryesor i paraardhësit të tij të madh. Me komandantët osmanë të Thesalisë Muriqi nuk e pati të vështirë të gjente një modus vivendi, sidomos pas katastrofës që sulltan Bajaziti pësoi nga mongolët e Timurlengut në betejën e Ankarasë (1402). U shtensionuan edhe marrëdhëniet me despotin Ezau të Janinës, që ishte njerk i Muriqit dhe që për më tepër kërkoi dorën e vajzës së Muriqit për djalin e tij të lindur nga martesa me shqiptaren Evdoqia Balsha, vajzë e Gjergjit I Balsha.

Në këtë mënyrë vëmendja e Muriq Shpatës u përqendrua nga rreziku që i vinte zotërimeve të tij nga konti i Qefalonisë Karl Tokoja. Për sa kohë në krye të principatës kishte qenë Gjin Bua Shpata, Tokoja kishte dalë gjithnjë i mundur nga ballafaqimi me shqiptarët. Këta, madje, ishin në gjendje të organizonin me anije sulme mbi ishujt e tij të Qefalonisë dhe Leukadës, gjë që e kishte shtyrë kontin të kërkonte ndihmën e Napolit e të Venedikut. Por në vitet e para të sundimit të Muriq Shpatës, raporti i forcave paraqitej i ndryshuar në favor të Tokos. Grindjet dhe pakënaqësitë ndaj sundimtarit të ri të Artës shtynë mjaft feudalë shqiptarë dhe krerë bashkësish nga Parga, Paramithia, Margëlliçi e Janina (përfshirë bashkësitë e mëdha të mazrekëve e malakasëve) të dorëzoheshin përpara dhuratave dhe premtimeve që u drejtoi atyre me bollëk konti Karl Toko. Në këtë mënyrë, me një ushtri, lulen e së cilës e përbënin luftëtarët shqiptarë, ku shquheshin vëllezërit Muriq e Dhimo Bua, si dhe me ndihmën e një flote të ofruar nga mbreti i Napolit, Karl Tokoja, filloi t'i rrëmbejë Muriq Shpatës njërin zotërim pas tjetrit. Si pasardhës i kontëve nga familja Orsini të Qefalonisë, ai pretendonte të bëhej, ashtu siç qenë bërë ata një shekull më parë, despot i krejt Epirit.

Në këtë mënyrë, me luftë dhe më shumë me dredhi, Karl Tokoja u rrëmbeu Shpatajve një sërë kështjellash, fillimisht në jug të gjirit të Artës, si Katohinë, Varnakun, Kandilen, Anatolikon e Dragomestin (1401-1404). Prej këndej ai filloi sulmet dhe plaçkitjet në territorin e Angjelokastrës e të Artës. Shumë shpejt Muriq Shpata u detyrua të lëshojë kështjellat e Riniasës e Ajtoit, që siguronin mbrojtjen e Artës. Gjatë një beteje me forcat e Tokos, u plagos rëndë e më tej vdiq edhe vëllai i legjendarit Gjin Bua Shpata, Sguroj, i cili të paktën në çastet e fundit gjeti ngushëllim kur pa se Muriq Shpata me forcat e tij po vraponte t'i vinte në ndihmë.

I biri i Sguros, Pal Shpata, në pamundësi t'i ruante zotërimet që i la i ati në jug të gjirit të Artës, nxitoi t'ia ofrojë ato Venedikut. Më 1402 ai i propozoi këtij lëshimin e kështjellës së rëndësishme bregdetare të Lepantos si dhe vetë kryeqendrën e vet, Angjelokastrën. Ndërsa mori në dorëzim të parën (1407), kundrejt një shpërblimi, Republika e Venedikut u mor vesh me Karl Tokon që e dyta, Angjelokastra, t'i kalonte këtij të fundit (1408). Në këtë mënyrë Shpatajt humbën përfundimisht zotërimet në jug të gjirit të Artës, në Etoli e në Akarnani.

Në kushtet e dobësimit e të përçarjes së krerëve shqiptarë, konti Karl Toko nuk e pati të vështirë të zinte vendin e despotit Ezau të Janinës, kur ky i fundit vdiq (1411). Krahas elementëve të parisë së qytetit, ku u shqua greku Simon Stratigopulos dhe dhëndri i tij, serbi Stefan Vojsllavi, dorëzimin e Janinës në duar të Karl Tokos e përkrahën edhe mjaft krerë e bashkësi shqiptare, brenda e jashtë qytetit, të cilët ai i kishte joshur me dhurata e premtime. Tashmë i pafuqishëm ndaj ngjitjes së rivalit të tij, Muriq Shpata nuk qe në gjendje të shfrytëzonte momentin e favorshëm pas thyerjes së ushtrive të Tokos nga Gjon Zenebishi në betejën e Kranesë, afër Mesopotamit (1411). Më 1415 ai vdiq, duke ia lënë barrën e drejtimit, të asaj që kishte mbetur nga Principata e dikurshme e Gjin Bua Shpatës, vëllait të tij, Jakupit, që kishte kaluar në fenë islame.

Jakupi tregoi që në fillim një dinamizëm e trimëri që s'e kishin karakterizuar vëllanë e tij. Me

të u bashkuan mjaft edhe nga krerët apo bashkësitë shqiptare që ishin hedhur në anën e Karl Tokos, siç qe, p.sh., prijësi i shquar Muriq Bua.
Në pamundësi për ta thyer sundimtarin e ri shqiptar në fushë të hapur, Karl Tokoja i përgatiti atij një pritë në kështjellën e Vombljanës, afër Artës. I ftuar nga kështjellari i saj, njeri i Karl Tokos, gjoja për ta marrë në dorëzim kështjellën, Jakup Shpata u sulmua tradhtisht nga forcat e Tokos ndërsa u qe afruar me trupat e tij mureve të saj. Jakupi vdiq me shpatë në dorë mes luftëtarëve të tij. Me vrasjen e tij u shënua dhe fati i Artës dhe i gjithë zotërimit të Shpatajve. Më 4 tetor 1416 Karl Tokoja hyri në Artë. Pinjollët e fundit të Shpatajve ose pranuan të hyjnë në shërbim të Karl Tokos, ose emigruan drejt Moresë dhe ishujve të Jonit.

## ***Principata e Zenebishëve***

Emri i Zenebishëve, si një ndër familjet fisnike më të shquara të Shqipërisë së Poshtme, përmendet krahas dyerve më në zë shqiptare në një dokument të vitit 1304. Shkëlqimin më të madh kjo familje e arriti pas gjysmës së dytë të shek. XIV, kur në krye të saj ishte sebastrokratori Gjon Zenebishi (?-1418). Kryeqendra e këtij të fundit ishte kështjella e Gjirokastrës, e cila përmendet për herë të parë pikërisht në këtë kohë si rezidencë e Zenebishëve. Në vitet 70 të shek. XIV zotërimi i Zenebishëve përfshinte, veç Gjirokastrës dhe rrethet e saj, luginën e Drinos, Delvinën dhe një pjesë të mirë të zonës së pasur të Vagenetisë (Çamërinë e Sipërme), deri në derdhjen e poshtme të lumit Gliki, ku zotërimet e Gjon Zenebishit kufizoheshin me ato të vjehrrit dhe aleatit të tij, Gjin Bua Shpatës së Artës. Së bashku me këtë të fundit, Gjon Zenebishi ndërmori inkursione të vazhdueshme kundër kështjellës së Janinës, ku sundonte despoti serb Thoma Preljuboviçi, armik i betuar i shqiptarëve, i cili, siç është theksuar tashmë, i thirri për herë të parë osmanët në këto anë më 1380 kundër shqiptarëve. I mbështetur dhe nga një pjesë e parisë serbo-bizantine të Janinës, Thomai mundi ta ruante sundimin brenda mureve të Janinës, deri në vrasjen e përgjakshme të tij, në vitin 1386.

Despoti i ri i Janinës, italiani Ezau Buondelmonti Açajuoli (1386-1411), i cili mori pushtetin në Janinë si përfaqësues i interesave të huaja në atë qytet e në krejt Epirin, ndoqi që në fillim një politikë agresive ndaj sundimtarëve shqiptarë të kësaj treve, veçanërisht ndaj Gjon Zenebishit. Me ndihmën e reparteve osmane ai i mori këtij të fundit portet dhe tregjet e rëndësishme të Sajadhës e Kastrovilës, buzë detit Jon (Çamëri e sotme). Por në pranverën e vitit 1399, ushtria e Zenebishit u shkaktoi forcave të despotit Ezau një disfatë fatale gjatë një beteje në Dhivër (Mesopotam), ku vetë despoti i Janinës u zu rob nga sundimtari shqiptar, që sakaq e mbylli në burgun e kështjellës së tij të Gjirokastrës. Të gjithë aleatët e Ezaut, nga komuna e Firences, që e kishte qytetar të vetin, Mbretëria e Napolit, Republika e Venedikut e deri te komandanti osman i Thesalisë, ndërhynë te Gjoni për lirimin e tij. Të njëjtën gjë i kërkoi Zenebishi edhe aleati e vjehrri i tij, Gjin Bua Shpata i Artës. Ezau u lëshua kundrejt një shpërblimi të majmë prej 10 mijë copë florinjsh. Gjithsesi, ai pushoi së qeni një shqetësim për zotërimet e Zenebishit, i cili shtiu përsëri në dorë limanet dhe tregjet bregdetare nga Sajadha e Kastrovila e deri në Pargë. Porse mbajtja e këtyre vendeve bëri të pashmangshëm një konflikt të ri me Republikën e Venedikut. Përleshjet e para të Gjon

Zenebishit me Venedikun ishin regjistruar që në vitin 1386, kur ky i fundit, pasi shtiu në dorë ishullin e Korfuzit, i rrëmbeu Zenebishit edhe disa nga qendrat kryesore ushtarake e ekonomike të bregdetit, si Butrintin, Ksamilin dhe Sajadhën. Kjo e fundit u rimor prej Gjonit aty nga viti 1400. Për Sajadhën, veçanërisht për kriporet me famë të atij vendi, të cilat konkurronin rëndë kriporet veneciane të Korfuzit, u luftua me këmbëngulje si nga Venediku, ashtu edhe nga Zenebishi. Në një letër, që i çonte për këtë çështje Senatit të Venedikut në qershor 1401, Gjon Zenebishi bënte të qartë se « paqja e tij me Republikën do të sigurohej vetëm kur Venediku të hiqte dorë nga përpjekjet për të shtënë në dorë kullën dhe kriporet e Sajadhës, që ai i kishte trashëguar nga të parët dhe që ishin buka e tij ».

Megjithatë, rrethanat e krijuara në vitet e para të shek. XV e detyruan Gjon Zenebishin të hiqte dorë si nga Sajadha, ashtu dhe nga Kastrovila e Parga dhe të kërkonte rregullimin e marrëdhënieve me Republikën e fuqishme të Venedikut.

Vdekja e despotit Ezau, më 1411, nxori përsëri në plan të parë problemin e pushtetit në Janinë. E veja e Ezaut, Evdokia Balsha, vajzë e të famshmit Gjergjit I Balsha, iu kundërvu përpjekjeve të një pjese të parisë së qytetit, që donte t'ia dorëzonte qytetin nipit të despotit Ezau, kontit të Qefalonisë, Karl Toko. E mbështetur kryesisht nga shtresat e ulta dhe të mesme të qytetit, « despina e Arbërisë » hyri në traktaktiva me Gjon Zenebishin, gjë që vuri në lëvizje përkrahësit e Karl Tokos. Pas një komploti të organizuar prej tyre, despina Evdokia u detyrua të braktiste qytetin dhe të strehohej përkohësisht te Gjon Zenebishi në Gjirokastër.

Ambiciet e despotit të ri të Janinës, Karl Tokos, që synonte të vinte nën sundimin e tij të gjitha territoret e Despotatit të dikurshëm të Epirit, e çuan atë drejt një ndeshjeje të pashmangshme me zotin e fuqishëm të Gjirokastrës. Në verën e vitit 1411 Gjon Zenebishi i zuri rrugën në Kranesë (Mesopotam) ushtrisë së Karl Tokos, që kishte depërtuar në thellësi të zotërimeve të tij dhe synonte të kapte Gjirokastrën. Në betejën e ashpër të zhvilluar në atë vend, forcat e Zenebishit arritën një fitore të bujshme duke e asgjësuar krejtësisht ushtrinë e Tokos. Paskëtaj, ky u përpoq t'i bënte ballë sundimtarit shqiptar duke u mbështetur kryekëput tek aleanca që lidhi me osmanët dhe që u vulos edhe me martesën e vajzës së tij me Musa Beun, pretendentin e fronit.

Presioni osman, i cili ishte veçanërisht i fortë në zotërimet e Zenebishëve dhe të Shpatajve të Epirit, e shtyu Gjonin të kërkonte aleancën e Republikës së Venedikut. Në korrik të vitit 1414 ai i kërkoi kësaj të fundit t'i vinte në dispozicion 30 balestrierë, me të cilët të mund të mbronte keshjellat e tij dhe njëherësh të ndalte vërshimin e osmanëve në brigjet e Jonit. Në të njëjtën kohë, sundimtari shqiptar kërkonte nga Venediku që të lejohej të blinte disa prona në Korfuz, ku të mund të strehohej në rast se do të detyrohej të largohej nga vendi i tij.

Në fakt, deri në atë kohë, në Korfuz ishin vendosur mjaft familje shqiptare të ikura nga zotërimet e Zenebishit për shkak të kushteve të rënda të krijuara nga inkursionet e osmanëve. Në verën e vitit 1418 një ushtri osmane prej 30 000 vetash, e thirrur nga Karl Tokoja, hyri në zotërimet e Zenebishit. Pasi pushtoi mjaft vise e keshtjella, Hamza Beu,

dhëndër i Tokos, rrethoi Gjirokastrën. Sundimtari plak i Gjirokastrës mundi t'i bënte ballë këtij sulmi të parë mbi kryeqendrën e tij, por, kur osmanët ndërmorën në vjeshtën e parë të atij viti, një fushatë të re akoma më të fuqishme, ai nuk jetonte më dhe djemtë e tij ua lëshuan atë osmanëve dhe u strehuan në Korfuz. Nga Korfuzi trashëgimtarët e sebastokratorit të shquar, Gjon, të mbështetur edhe nga Venediku, Papati dhe Mbretëria e Napolit, nuk i reshtën përpjekjet për të çliruar zotërimet atërore, duke organizuar e duke u vënë në krye të kryengritjeve të fuqishme antiosmane.

### *Principata e Topiajve*

Në kapërcim të shek. XIII-XIV, roli i familjes së shquar fisnike të Skurrajve në trevën e Arbrit u kishte kaluar fisnikëve të familjes Topia. Emri i kësaj familjeje nuk përmendet para shek. XIII.

Në vitet 70 të shek. XIII bëhet fjalë për një pinjoll të saj, përfaqësues i aristokracisë ushtarake me titullin miles. Në atë kohë Topiajt ditën t'i bënin vend vetes, duke u shkëputur nga Bizanti e duke vendosur lidhje të ngushta me anzhuinët e Napolit si dhe me Papatin e Romës. Këtij të fundit Topiajt i premtuan kalimin e tyre nga riti ortodoks në atë katolik. Për rrjedhojë, kisha e Romës u njohu Topiajve si zotërim të familjes tokat midis rrjedhës së Matit dhe asaj të Shkumbinit, të cilat përputheshin pak a shumë me shtrirjen e Principatës së dikurshme të Arbrit. Të drejtat e Topiajve mbi këto vise u konfirmuan më 1338 edhe nga anzhuinët e Napolit, të cilët e konsideronin veten kryezot të Durrësit e të Arbrit si dhe Topiajt vasalë të tyre. Topiajt ishin shpallur vasalë të mbretit të Napolit, Karli I Anzhu, që në vitin 1272. Megjithatë varësia e tyre nga oborri i Napolit mbeti thjesht formale. Si mbreti Karli I, ashtu dhe pasardhësit e tij, Karli II e Roberti I Anzhu, ankoheshin vazhdimisht në aktet e tyre për « mosbindjen » madje edhe për « rebelimet » e vazhdueshme të Topiajve dhe të krerëve të tjerë shqiptarë kundër pushtetit sovran të tyre. Megjithatë, të ndërgjegjshëm se s'do të mund ta ruanin autoritetin e tyre mbi Durrësin dhe Arbrin, anzhuinët këmbëngulnin t'i mbanin afër Topiajt, qoftë duke u falur herë pas here « fajet », qoftë duke u dhënë edhe provizione (para) të mëdha vjetore, siç vepruan më 1338 me kontin Tanush Topia. I vëllai i këtij të fundit, Domeniku, ishte klerik i lartë dhe në vitin 1336 mbreti Robert Anzhu e kishte tërhequr në oborrin e Napolit si kapelan e këshilltar të tij.

Marrëdhëniet e Topiajve me anzhuinët e Napolit pësuan një ngrirje të fortë në kohën e sundimit të Andreas, djalit të Tanushit. Ndonëse qe martuar me një vajzë jashtë martese të mbretit Robert, Andre Topia tregohej fare i pabindur ndaj tij, aq sa anzhuini vuri njerëz dhe e vrau.

Zotërimi i Topiajve arriti fuqinë dhe shkallën më të lartë të organizimit në kohën e princit Karl Topia, djali i madh i Andreas, që erdhi në fuqi në vitin 1359. Brenda viteve 50 të shek. XIV ai arriti të konsolidonte në luftë me rivalët e shumtë pushtetin e vet në trevën e Arbrit. Ashtu si paraardhësit e vet, Karli shfrytëzoi mjeshtërisht për këtë qëllim lidhjet e hershme të familjes së tij me anzhuinët e Napolit. Ai nuk ngurronte të vinte në dukje « lidhjet e gjakut » që kishte me këta të fundit nga e ëma. Në këtë kuptim ai i shtoi stemës familjare të Topiajve,

që paraqiste një luan, edhe simbolin e anzhuinëve, zambakun.

Pavarësisht se u mëshonte lidhjeve të veçanta të Topiajve me kryezotërit e Napolit, Karli kishte vendosur t'u shkëpuste këtyre qytetin e Durrësit. Më 1362 forcat e tij sulmuan Durrësin nga toka dhe nga deti. Ndonëse nuk u mor dot, qyteti u detyrua t'i paguajë Topisë një tribur vjetor, i cili nxirrej nga rritja e taksave mbi tregtarët e huaj që vizitonin Durrësin.

Sulmi i Karl Topisë mbi Durrësin ngjalli shqetësim sa në bashkësinë e këtij qyteti, që i trembej pushtetit feudal, aq dhe te mbretëresha Xhovana e Napolit, dhe te Republika e Venedikut. Kjo e fundit nuk mund të pajtohej me faktin që princi shqiptar zotëronte tashmë një flotë ushtarake, të ankoruar në Kepin e Rodonit në veri dhe në Kepin e Melit (caput Meliarum) në jug të Durrësit, me të cilën ai mund të kontrollonte ose të dëmtonte trafikun e anijeve veneciane nëpër Adriatik. Ndaj në maj të vitit 1364 Senati i Venedikut e urdhëronte kapitenin e flotës së Adriatikut që të pengonte çdo aksion të flotës së Karl Topisë dhe, në rastin ekstrem, t'i kapte anijet shqiptare dhe t'i digjte ato, si dhe të shkatërronte bazën e tyre në Kepin e Melit. Të gjitha këto duhet të bëheshin në mënyrë të fshehtë pa rënë në sy të princit shqiptar, me të cilin gjithsesi Republika ishte e interesuar të mbante marrëdhënie të mira. Në fakt Topia pati rastin të tregonte se nuk ishte një sundimtar i zakonshëm, kur po atë vit theu të fuqishmin Gjergj Balsha. Ndaj, me qëllim që të ndikonte sa më shumë mbi princin shqiptar, në prill të vitit 1366 Senati i Venedikut e shpalli Karl Topinë qytetar të Venedikut. Megjithatë kjo nuk e ndali këtë të fundit të forcojë flotën e tij dhe të intensifikojë sulmet mbi Durrësin. Më në fund, në muajt e parë të vitit 1368, qyteti ra në duart e Topisë. Nga ai çast sundimtari shqiptar i shtoi titullit të tij si « princ i Arbrit » edhe titullin tjetër të « zotit të Durrësit ».

Në jug Principata e Topiajve u bë fqinje me atë të Muzakëve, të cilët, aty nga viti 1370, aneksuan zotërimin e sebastokratorit Vlash Matrënga, që shtrihej midis derdhjes së Shkumbinit dhe Semanit. Gjithsesi aleanca e Muzakajve me Balshajt e veriut e keqësoi gjendjen e principatës së Karl Topisë, duke shtrënguar darën rreth saj. Ishte keqësuar ndërkohë edhe pozita ndërkombëtare e saj. Sovranët e Napolit nuk ia falën « vasalit » Karl Topia marrjen e Durrësit më 1368. Plot moskuptime e përplasje paraqiteshin edhe marrëdhëniet me Venedikun, pavarësisht që Republika e detrave e kishte shpallur Karl Topinë qytetar të saj. Marrëdhëniet ishin ftohur dukshëm edhe me Papatin e posaçërisht me papën Gregori XI, i cili nuk i falte princit shqiptar prirjet « heretike » duke e akuzuar atë për patarin (ithtar i lëvizjes antipapale patarine). Edhe miqësia me Raguzën dhe me Hungarinë nuk i sillte ndonjë avantazh të madh Karl Topisë në planin politik. Raguza ishte në fakt një fuqi tregtare, por ajo s'kishte ndonjë peshë në ngjarjet politike e ushtarake. Përsa i përket afrimit me Mbretërinë Hungareze, në sfond të saj qëndronte thjesht armiqësia e kësaj të fundit me Venedikun, pra kishte karakter koniunktural pa ndonjë ndikim në planin praktik.

Në kushte të tilla, kur dhe marrëdhëniet me bashkësinë qytetare të Durrësit qenë acaruar, Karl Topia e humbi qytetin, i cili kaloi përsëri për pak kohë nën sovranitetin e anzhuinëve të Napolit. Madje këta të fundit në fillim të vitit 1372 vendosën të organizonin një fushatë të madhe për të shtrirë pushtimet tej Durrësit dhe për të rikrijuar « Mbretërinë e Arbrit » të

kohës së Karlit I Anzhu. Në planet e organizatorëve ishte edhe zënia rob e Karl Topisë dhe e Gjergj Balshës, për të cilët premtohej një çmin prej 1 000 dukatë ari. Por fushata që iu besua Gjergjit të Navarës dhe që mori edhe bekimin e papës Gregori XI nuk arriti të realizohej. Karl Topia mbeti zot i plotfuqishëm i « gjithë vendit të Arbrit ». Madje, ai mundi t'u marrë Muzakëve edhe zotërimet e dikurshme të Vlash Matrëngës, midis derdhjeve të lumenjve Shkumbin e Seman. Tashmë principata e Karl Topisë kapte gjithë hapësirën midis Drinit e Semanit. Vetë Durrësi, ndonëse formalisht mbeti në zotërimin e anzhuinëve të Napolit, në të vërtetë e ndiente gjithnjë e më shumë pushtetin e princit shqiptar. Me sa duket ky i fundit, i ndërgjegjshëm për interesat e shumtë që ndërthureshin në Durrës, kishte vendosur ta merrte qytetin në mënyrë « të ligjshme », duke shmangur përdorimin e armëve. Në fakt aty nga viti 1383 ai e bleu atë nga anzhuinët kundrejt një shume të madhe të hollash. Sundimi i Karl Topisë mbi qytetin e dëshiruar buzë Adriatikut nuk zgjati shumë. Marrja e qytetit prej tij ndodhi në një kohë kur ishte rindezur konflikti i hershëm me Balshajt, ndërkohë zotër edhe të Vlorës.

Me një sulm të befasishëm në vitin 1384 Balsha II e pushtoi Durrësin. Tashmë në aktet zyrtare ai filloi t'i atribuojë vetes titullin « dukë i Durrësit ». Por nuk e gëzoi gjatë. Më 18 shtator 1385 forcat osmane të Hajredin Pashës shpartalluan në Savër të Myzeqesë ushtrinë e Balshës II dhe të aleatëve të tij. Karl Topia hyri përsëri në Durrës, por tashmë edhe ai, si mjaft sundimtarë të tjerë shqiptarë, u detyrua t'i nënshtrohej hegjemonisë së osmanëve. Në përpjekje për t'i shpëtuar kësaj të fundit, Topia u kthye nga Venediku. Midis viteve 1386-1387 ai bëri disa përçapje pranë Republikës, duke i ofruar kësaj vendosjen e një lloj protektorati mbi zotërimet e tij. Duke iu shmangur një angazhimi të drejtpërdrejtë në një zonë që tashmë ishte në vëmendjen e osmanëve, Venediku u mjaftua t'i premtonte Karl Topisë ndihma modeste ushtarake, sigurisht kundrejt privilegjeve tregtare. I ndodhur nën trysninë e vazhdueshme të osmanëve, Karl Topia tentoi në maj të 1387 një ujdi të fundit me Republikën. Propozimi i tij i ri kishte të bënte me shitjen e Durrësit, me largimin e vetë Karlit dhe vendosjen e tij në ndonjërën nga kolonitë veneciane në Kretë ose në Eube.

Por edhe kësaj radhe nuk u përfundua gjë, qoftë për shkak të hezitimeve të Venedikut, që tashmë ishte i bindur se marrja e Durrësit do të thoshte luftë me osmanët, qoftë edhe se, shumë shpejt pas paraqitjes së këtij propozimi të ri, princi Karl Topia ndërroi jetë. Trashëgimtari i dobët i Karl Topisë, Gjergji, mundi të ushtrojë pushtetin e tij në Durrës e në rrethinat e tij. Kruja dhe krahina përreth saj i kaluan motrës së tij, Helenës, që ishte martuar me fisnikun venecian Mark Barbadigun. Konti Niketa Topia, një kushëri i Gjergjit, sundonte ultësirën në jug të Durrësit. Feudalë të tjerë, që s'i përkisnin familjes fisnike Topia, sundonin tashmë të pavarur në viset e Tiranës, në luginën e Shkumbinit e gjetkë. Marrëdhëniet e tyre me Gjergj Topinë ishin shpeshherë armiqësore. Në këtë mënyrë juridiksioni i trashëgimtarit të Karl Topisë kufizohej në qytetin e Durrësit dhe në rrethinat e afërta të tij. Në fakt, edhe në burimet e kohës Gjergji cilësohet thjesht « zot i Durrësit », ndryshe nga paraardhësi i tij i madh, princi Karl Topia, që quhej « zot i gjithë vendit të Arbrit ».

Ardhja në pushtet e Gjergj Topisë përkoi me intensifikimin e sulmeve osmane në viset bregdetare dhe, për rrjedhojë, edhe me politikën e re të Venedikut, për të shtënë në dorë

qytetet bregdetare shqiptare. Herë me premtime dhe herë me presione Venediku arriti të bindte Gjergjin që fillimisht t'i lëshonte kullën e poshtme të qytetit, atë që ruante pjesën e portit.

Më tej, Venediku arriti të fuste në kontroll gjithë qytetin, duke shfrytëzuar vështirësitë e zotit të Durrësit, si dhe lidhjet e veta me një sërë fisnikësh shqiptarë nga familjet Muzaka, Skurra, Nesha e vetë Topia, të cilëve u shpërndante provizione vjetore. Me marrëveshjen e nënshkruar me Venedikun në gusht të vitit 1392, Gjergj Topia pranonte që, pas vdekjes së tij, i gjithë qyteti të kalonte edhe de jure nën sundimin e Venedikut. Një kalim i tillë i pushtetit në Durrës ndodhi vetëm ndonjë muaj më vonë, kur sundimtari shqiptar vdiq.

Vitet që pasuan shënuan zhdukjen nga skena edhe të Topiajve të fundit. Në vitin 1403 konti Niketë Topia mori kështjellën e Krujës nga duart e kushërirës së tij, Helenës. Në këtë mënyrë Niketa bashkoi nën sundimin e tij territoret pjellore rreth e rrotull Durrësit prej të cilave nxirrte fitime të mëdha. Venediku ia njohu zotërimet sundimtarit shqiptar, aq më tepër që ato formonin një perde midis Durrësit dhe posteve të përparuara osmane në Maqedoni. Nga ana tjetër, nga zotërimet e Niketës mbërrinin në Durrës produktet bujqësore e blegtorale të domosdoshme për mbijetesën e qytetit. Megjithatë zotërimi i të fundit të Topiajve nuk pati jetë të gjatë.

Më 1412 kontit Niketa iu desh ta paguajë me një disfatë të bujshme dhe me burgimin e tij rivalitetin me Teodor Muzakën e Beratit për zotërimin e fushave rreth Shkumbinit. Falë ndërhyrjes së Republikës së Raguzës, Niketa u lirua nga burgu i Muzakës. Por paskëtaj ai duhej të matej me sulmet e osmanëve, që pikërisht në atë kohë njohën një intensifikim të ri. Me vdekjen e Niketës, osmanët pushtuan kryeqendrën e vjetër të Arbrit dhe të Topiajve, Krujën. Në fillim të vitit 1415 qyteti kishte një komandant turk, Ballaban Beun, i cili quhej « subash i Krujës dhe i Arbrit ».

### ***Principata e Muzakajve***

Historiania bizantine e shek. XI-XII, Ana Komnena, përmend e para emrin e një fisniku nga familja Muzaka, i cili rreth vitit 1090 ishte ndër komandantët më të besuar të perandor Aleksi I Komneni. Origjina e familjes ishte nga zona e Oparit, ku Muzakajt kishin zotërimet fillestare të tyre me fshatrat Voskop, Lavdar, Xerje, Bec, Mazrek, Marjan, Dushan, Zerec etj.. Kronisti Gjon Muzaka (1510) kujton se varret e të parëve të familjes ndodheshin pranë kishës së Shën Triadhës në Lavdar të Oparit. Autoriteti dhe roli politik i Muzakajve dëshmohet qartë që në shek. XIII.

Gjatë luftërave me anzhuinët e Napolit (1273-1281), i pari i derës së Muzakajve, Gjoni I Muzaka, u shqua si një ndër krerët kryesorë të qëndresës. I zënë rob gjatë një beteje, në tetor të vitit 1279, Gjoni u burgos në kështjellën e Brindizit bashkë me tre bashkëpunëtorët e tij, Dhimitër Zogun dhe Kasnec e Guljelm Blenishtin. Por, nën presionin e krerëve shqiptarë, mbreti Karli I Anzhu u detyrua ta lironte atë vitin tjetër, kundrejt premtimit se « nuk do të fliste e nuk do të vepronte më kundër tij ».

Në fund të shek. XIII, duke përfituar nga marrëdhëniet e tyre me pushtetin qendror bizantin, Muzakajt mundën të siguronin prona të shumta në krahinat fqinje të Tomoricës, Skraparit, Këlcyrës e Beratit në perëndim dhe në ultësirën e Korçës në lindje. Atë kohë Muzakajt afrohen me anzhuinët, që vazhdonin të mbanin Durrësin, dhe nëpërmjet tyre me Papatin, i cili ishte vënë në krye të koalicionit të fuqive evropiane e ballkanike kundër mbretërisë serbe. Në vitin 1319 papa Johanit XXII i njoftuan gatishmërinë e tyre për t'iu bashkuar frontit antiserb shumë fisnikë shqiptarë, mes të cilëve edhe tre vëllezërit Muzakaj, zotër në Këlcyrë. Qëndresa e organizuar nga bujarët Muzaka kundër ekspansionit të serbëve në trevat shqiptare, ende nën sundimin bizantin, u vlerësua edhe nga perandorët e Bizantit, të cilët i shpërblyen ata me pronia të reja e me tituj fisnikërie. Dikur para vitit 1335, i pari i Muzakajve, Andrea II, mori titullin e lartë despot, i cili vinte i dyti, pas atij të perandorit, në shkallën e hierarkisë bizantine. Ndërkohë, pinjollë të Muzakajve vazhduan të qëndronin në poste të rëndësishme në Konstandinopojë, si epistrati Muzaka në vitet 1320.

Krijuesi i një principate të vërtetë të kësaj familjeje ishte pikërisht despot Andrea II Muzaka (1335-1372). Nën drejtimin e tij, Muzakajt u vunë në krye të lëvizjeve antibizantine të viteve 1335-1341, që përfshiu trevat shqiptare jugore. Me atë rast, despot Muzaka lidhi edhe një aleancë me anzhuinët e Napolit. Në paktet e nënshkruara në Durrës më 30 dhjetor 1336 me Luigj Anzhunë, nip i mbretit Robert, Andrea II Muzaka njohu për kryezot mbretin e Napolit, i cili nga ana e tij i konfirmoi fisnikut shqiptar pronat, titujt e gradat e dhuruara nga perandorët e Bizantit. Si peng të besnikërisë ndaj sovranit anzhuin, Andrea II Muzaka duhej të linte në Durrës, pranë përfaqësuesit të mbretit të Napolit, njërin prej djemve të tij.

Shtypja e kryengritjeve antibizantine të jugut më 1336 u shoqërua me shpronësimin dhe me dëbimin e mjaft fisnikëve të familjes Muzakaj, të cilët u strehuan në Greqi, posaçërisht në Peloponez. Edhe në kohën e pushtimit serb të Stefan Dushanit (1345-1355) Muzakajt ishin frymëzuesit e qëndresës dhe ishin vazhdimisht në luftë me qeveritarin sllav të zonës së Beratit e të Vlorës, despotin Ivan Komnen Asenin. Aty nga viti 1350 Andrea II Muzaka mori Beratin, duke e detyruar qeveritarin e Stefan Dushanit ta zhvendoste selinë e vet në Kaninë. Pushteti i Muzakajve u shtri ndërkohë në Myzeqe, që e mori këtë emër pikërisht prej tyre (Muzakia=vendi i Muzakajve). Ndikimi i Muzakëve u bë i ndjeshëm edhe në qytetin e Durrësit, ku despot Andrea zotëronte pasuri të patundshme dhe ku marrëveshja e vitit 1336 me anzhuinët e lejonte të qëndronte dhe të lëvizte lirisht në atë qytet.

Pas vdekjes së car Dushanit dhe shthurjes së Perandorisë Serbe, despot Andrea II Muzaka i zgjeroi më tej kufijtë e zotërimeve të tij në drejtim të zonës së Korçës e Devollit, duke dëbuar prej andej sundimtarët serbë të vendosur rishtazi. Nga fundi i viteve 60 ai aneksoi zotërimet e zotit të Karavastasë, sebastokratorit Vlash Matrënga, pushtoi keshtjellën e rëndësishme të Bregut, doli mbi Shkumbin e mori tokat e Gosës e të Garunjës, duke u ballafaquar drejtpërsëdrejti me princin e fuqishëm të Arbrit, Karl Topinë. Po në atë kohë Andrea II Muzaka mori Vlorën e Kaninën nga duart e sebastit Aleksandër, që sundonte aty pas vdekjes së despotit Ivan Komnen.

Megjithatë, despot Muzaka shumë shpejt ia kaloi në formë paje këto dy qytete vëllait të vogël të Balshajve, Balshës II, pas martesës së këtij me vajzën e tij, Komitën. Siç duket, në bazë të aleancës midis këtyre dy familjeve fisnike shqiptare qëndronte rivaliteti i tyre i përbashkët me Topiajt e veçanërisht me sundimtarin serb Vukashin, atë kohë zot i Kosovës e i gjithë Maqedonisë Perëndimore, deri në Kostur. Pikërisht me ndihmën e Balshajve, despot Andrea II Muzaka theu më 1370 pranë Kosturit ushtrinë e krajl Vukashinit. Kjo fitore u përshëndet edhe nga perandori i Bizantit, Johani V Paleologu, i cili me këtë rast i konfirmoi Andrea II Muzakës titullin e despotit, duke i dhuruar fronin bashkë me shenjën përkatëse dalluese, shqiponjën me dy krerë e me yll në mes. Kjo zëvendësoi emblemën e hershme të Muzakajve, e cila paraqiste një burim që shpërthente nga toka duke u ndarë më dysh.

Bashkë me konfirmimin e titullit despot, perandor Johani V Paleologu i kaloi Andrea II Muzakës edhe të drejtat mbi Kosturin.

Ndonjë vit më vonë, me ndihmën e Balshajve e të bujarëve të tjerë shqiptarë, despot Andrea i rrëmbeu Mark Krajleviçit, të birit të Vukashinit, qytetin e Kosturit. Në këtë mënyrë, në fund të jetës së tij, despoti plak, Andrea II Muzaka, kishte përfshirë në principatën e tij Myzeqenë, Beratin, Tomoricën, Skraparin, Këlcyrën, Përmetin, Oparin, Devollin, Kolonjën e Kosturin. Megjithatë, në krahun perëndimor të zotërimeve të Muzakajve, ndihej fort hegjemonia e Balshëve të fuqishëm, të cilët nga Vlora e Kanina ushtronin ndikim të madh në zonat përreth, deri në Berat, siç e dëshmon edhe mbishkrimi i të ashtuquajturit « Epitaf i Glavinicës » i vitit 1372. Aty nga viti 1374, Muzakajt ishin detyruar të tërhiqeshin edhe nga tokat që kishin zënë para pak vjetësh përtej Shkumbinit, si dhe nga kështjella e nga tregu i Bregut, në derdhje të Shkumbinit. Këto vende i kaluan rivalit të tyre, princit Karl Topia.

Vdekja e despot Andrea II Muzakës menjëherë pas marrjes së Kosturit (ai u varros në kishën e Shën Ndoit në Durrës) ndikoi gjithashtu në dobësimin e zotërimit të Muzakajve. Ky u nda midis tre bijve të tij: Gjonit, Teodorit e Stojës. I pari trashëgoi zotërimet stërgjyshore të familjes, i dyti Beratin e zonën e Myzeqesë, kurse i treti viset nga Devolli në Kostur. Shumë shpejt, në vitin 1375, Stojë Muzakës iu desh të përballonte një sulm të Mark Krajleviçit, i cili me një ushtri mercenare osmane u përpoq pa sukses të rimerrte Kosturin. Deri në pushtimin përfundimtar nga osmanët, më 1385, qyteti mbeti në duar të Muzakajve, siç e vërteton edhe një mbishkrim ktitorial në kishën e Shën Thanasit, të ngritur më 1382 nga vëllezërit Stojë e Teodor Muzaka. Stoja vdiq në vitin 1384, kurse vëllai i dytë, Teodori, mbeti i vrarë në betejën e Fushë-Dardanisë, më 1389, ku kishte shkuar me forca të shumta bashkë me fisnikë të tjerë shqiptarë. Vëllai i madh Gjini, pasi kishte kaluar mjaft vjet në burgun e Kaninës, ku e kishte mbyllur i kunati, Balsha II, vdiq edhe ai para vitit 1390 në një çast rrëmuje e shthurrjeje të principatës. Osmanët tashmë shfaqeshin rregullisht në zotërimet e tyre dhe në zonën e Korçës ata ishin bërë zotër realë të vendit. Zotërimet e Muzakajve u rrudhën kryesisht në viset malore. Mjaft pinjollë të tyre, si djali i madh i Gjinit, Andrea, ishin vendosur në Durrës ku ishin vënë në shërbim të Venedikut.

Periudha e shkurtër e rimëkëmbjes së zotërimit të Muzakajve pas disfatës së osmanëve në betejën e Ankarasë (1402) lidhet me emrin e Teodorit III Muzaka, djalit të Andresë. Ky për

disa vjet arriti ta shtrijë përsëri zotërimin e Muzakajve në fushën e Myzeqesë, duke ringjallur për këtë konfliktin e vjetër me Topiajt, posaçërisht me kontin Niketë Topia, i cili gjatë një përpjekjeje më 1412 ra rob i Muzakës.

Me rifillimin e sulmeve osmane zotërimi i Muzakajve u prek rëndë. Më 1417, njëherësh me Vlorën, ra edhe Berati. Teodor Muzaka u kthye nga ajo kohë në vasal të sulltanit dhe pasardhësit e tij me përkrahjen e osmanëve apo të Venedikut, mbajtën një minimum të principatës së dikurshme derisa pas rënies së Shkodrës, më 1478, i fundi i Muzakajve të krishterë, Gjon Muzaka, autori i njohur i Gjenealogjisë së shtëpisë Muzaka (1510), e la vendin dhe u vendos në Mbretërinë e Napolit.

### *Shteti i Arianitëve*

Arianitët ishin një familje e vjetër fisnike. Zotërimet e tyre shtriheshin përgjatë luginës së Shkumbinit e Rrugës Mbretërore (Egnatia) dhe në lindje arrinin së paku deri në afërsi të Manastirit.

Në burimet historike emri i familjes fisnike të Arianitëve haset për herë të parë në shek. XI në veprën e Gjergj Kedrenit Përmbledhje Historish. Ai tregon se në fillim të shek. XI (1001-1018) perandori i Bizantit emëroi patricin David Arianitin si strateg të Selanikut dhe, më pas, si strateg të Shkupit. Ai luftoi kundër bullgarëve në Strumicë e në Shkup. Edhe djali i tij, Konstandini, përmendet në vitet 1049-1050 si ushtarak në shërbim të Perandorisë Bizantine. Në një marrëveshje që Karli I Anzhu lidhi me disa fisnikë shqiptarë, në fund të shek. XIII (1274), përmendet ndër këta edhe sebast Aleks Arianiti. Emri i Arianitëve do të vazhdonte të ishte i pranishëm edhe më shumë nëpër dokumente të shek. XIV. Në dy dokumente të vitit 1304 të princit të Tarentit, Filipit, dhe të mbretit të Sicilisë, Karlit II, ndër emrat e disa familjeve fisnike shqiptare, që u njiheshin privilegjet e mëparshme, është shënuar edhe emri i Arianitëve. Në një letër të vitit 1319, që papa Johani XXII ua drejtoi disa fisnikëve shqiptarë, është shënuar emri i protolegatorit Guljelm Arianiti. Në Epitafin e Glavinicës, të qëndisur në vitin 1373, gjendet edhe emri i qëndistarit Gjergj Arianiti.

Për këto figura me mbiemrin Arianiti nuk mund të krijohet një lidhje e sigurt dhe të pohohet se domosdo ata i përkisnin të njëjtit trung familjar. Sidoqoftë, nëpërmjet tyre del qartë së Arianitët ishin një familje fisnike e vjetër e Shqipërisë Qendrore, nga më të njohurat dhe me ndikim të veçantë në jetën politike të vendit. Rol pozitiv në këtë drejtim kishte zotërimi e kontrolli prej Arianitëve i segmenteve të rëndësishme të Rrugës Mbretërore (Egnatia) nëpër të cilën lëviznin karvane të shumta për tregtimin e drithit, të kripës e të mallrave të tjera. Për zotërimin e kësaj rruge tregtare shumë të rëndësishme, Arianitët duhet të kenë bashkëpunuar me Pavël Kurtikun, zotërimet e të cilit gjendeshin në krahinat përgjatë rrjedhjes së mesme të lumit Shkumbin, si dhe me Andre Gropën, sundimtarin e qytetit të Ohrit. Pozicioni mbizotërues i kështjellës së Ohrit, mbi tërë rajonin e një liqeni shumë të pasur me peshk të cilësisë së lartë, kishte bërë që zotërimi i tij të ishte në qendër të aksioneve politike e ushtarake të zotërve të rajoneve pranë tij.

Veprimtaria politike e Arianitëve do të pasqyrohet më mirë në dokumentet e shek. XV, kur ata, prej pushtimeve osmane, humbën rajonet e pasura lindore dhe filluan të ndiqnin një politikë më aktive, sidomos qysh nga vitet 30 e më pas, kur Gjergj Arianiti korri një varg fitoresh kundër ushtrive osmane.

Krahas mbiemrit Arianiti kjo familje fisnike përmendet në burimet historike edhe me emra të tjerë familjarë, si Komneni, Golemi, Topia, Shpata e Çermenika, si dhe me disa tituj fisnikërie. Titujt ishin të trashëguar dhe dëshmonin për lidhjet krushqore që kishin krijuar Arianitët me familjet e tjera fisnike, duke përfshirë edhe atë perandorake të Bizantit, siç e tregon mbiemri Komneni. Si familje sundimtare Arianitët kishin edhe simbolet e veta. Shqiponja dykrenare ishte në stemën e tyre. Në një dokument të kohës tregohet se Gjergj Arianiti kishte porositur në Raguzë që të thurej flamuri i tij.

Pema gjenealogjike e Arianitëve nuk mund të ndërtohet saktësisht, që nga periudhat më të hershme, kur ata përmenden për herë të parë. Sipas autorëve të vjetër shqiptarë, Marin Barlecit e Gjon Muzakës, i ati i Gjergj Arianitit ka qenë Komnen Arianiti. Ky qe martuar me vajzën e Nikollë Sakatit, që kishte edhe mbiemrin Zaharia, zot i qytetit port të Buduas. Komnen Arianiti pati tre djem (Gjergjin, Muzakën dhe Vladanin), si dhe një vajzë që u martua me Pal Dukagjinin.

Muzakë Arianiti kishte vetëm një djalë, Moisiun, bashkëluftëtarin e njohur të Skënderbeut, që njihet kryesisht me mbiemrin Golemi (Moisi Golemi). Ky u martua me Zafinë Muzakën, ish-gruan e Muzakë Topisë, i cili u rimartua me të motrën e Skënderbeut, Mamicën.

Vëllai i vogël i Gjergj Arianitit, Vladani, u martua me vajzën e Gjon Kastriotit, Angjelinën, shumë kohë përpara se Skënderbeu të dilte në krye të luftës antiosmane të shqiptarëve. Djali i tyre Muzaka (i cilësuar si Muzaka i Angjelinës, për t'u dalluar nga i ungji) do të ishte pjesëmarrës në Kuvendin e Lezhës të vitit 1444.

Veprimtaria politike dhe ushtarake e djalit të madh të Komnen Arianitit, Gjergjit, i dha familjes fisnike shqiptare të Arianitëve emër e peshë të veçantë në jetën politike të Shqipërisë.

Gjergj Arianiti u martua me Marie Muzakën, me të cilën pati tetë vajza. Vdekja e saj bëri që, më pas, Gjergji të martohej me italianen Despina (ose Petrina) Frankone, vajzë e guvernatorit të qytetit Leçe të Mbretërisë së Napolit. Me të Gjergj Arianiti pati tre djem (Thomanë, Kostandinin dhe Arianitin) dhe një vajzë.

Zotërimet e Arianitëve, ashtu si dhe ato të fisnikëve të tjerë shqiptarë, gjatë periudhave të ndryshme kanë njohur zgjerime e ngushtime. Pavarësisht nga këto, duke zotëruar segmente të rëndësishme të Rrugës Mbretërore (Egnatia) dhe të degëzimeve të ndryshme të saj, Arianitët kanë gëzuar një pozitë të veçantë në jetën ekonomike e politike të Shqipërisë dhe në marrëdhëniet e lidhjet që mund të krijoheshin midis rajoneve të ndryshme të vendit dhe forcave politike të tyre. Dëshmi e kësaj janë edhe lidhjet e shumta martesore të Arianitëve

me zotërit e tjerë të viseve shqiptare, që ishin kufitare me ato të Arianitëve, si Muzakajt e Kastriotët, apo edhe më të largëta si Dukagjinët e deri me despotin serb, Stefan Brankoviçin, kur ky, pas pushtimit të Despotatit të Rashës prej osmanëve, u vendos në vitin 1459 në Krujë, ku qëndroi për disa vjet pranë Skënderbeut dhe u martua me një vajzë të Gjergj Arianitit.

Për rëndësinë politike dhe ekonomike të shtetit të Gjergj Arianitit dëshmon më së miri martesa e dytë e tij me vajzën e guvernatorit të qytetit të Leçes në Italinë e Jugut, që ishte porti më jugor i krahinës së Puljes dhe, në rrugë detare, më i afërti me bregdetin shqiptar. Interesat ekonomikë në Shqipëri e kanë shtyrë guvernatorin e Leçes të martonte vajzën larg vendit të tij e përtej detit Adriatik, së pari në Korfuz, dhe, pasi mbeti e ve, me Gjergj Arianitin në Shqipëri, që ka qenë eksportuese e rëndësishme drithërash. Shtrirja lindore e shtetit të Gjergj Arianitit ka qenë e thellë. Ajo i ka përfshirë, ose së paku ka qenë kufitare me fushat e Manastirit e të Follorinës, që ishin rajone të prodhimit të bollshëm të drithërave, ku çmimi i shitjes së tij ka qenë më i ulëti se në rajonet e tjera të prodhimit të tij në Shqipëri dhe shumë më i ulët se çmimi i shitjes në Itali. Gjithashtu nën zotërimin e Arianitëve ka qenë, në mos tërësisht, pjesërisht, rajoni i liqenit të Ohrit, prej të cilit siguroheshin të ardhura shumë të mëdha nga peshkimi dhe nga eksportimi i gjerë i peshkut të thatë të cilësisë së lartë, artikull ushqimor ky që ishte shumë i parapëlqyer nga banorët e rajoneve të tjera.

Nën zotërimin e Arianitëve mund të kenë qenë për një kohë edhe qytetet e Manastirit e të Follorinës, para se të binin nën pushtimin osman. Në këtë rajon Arianitët kanë zotëruar kështjellën e Sopotnicës (Sfetigradi), që osmanët e ripagëzuan me emrin Demir Hisar, kështjellë në një pozicion kyç, nga mund të kontrolloheshin disa rrugë tregtare shumë të rëndësishme. Si kufij natyrorë jugorë të shtetit të Gjergj Arianitit kanë qenë lumi Devoll dhe zotërimet e Muzakajve, kurse në veri shteti i Kastriotëve. Në perëndim Arianitët kanë pasur dalje të gjerë në detin Adriatik në jug të Durrësit dhe në rajonin e Myzeqesë. Gjergj Arianiti kërkonte të kishte nën zotërimin e tij edhe Vlorën e Kaninën bashkë me rrethinat e tyre, që formonin rajonin bregdetar shqiptar, i cili, në rrugë detare, ishte më afër bregdetit italian. Këto synime të Gjergj Arianitit kanë zënë vend në aktet zyrtare të marrëdhënieve të tij me Mbretërinë e Napolit. Gjurmë të tyre mbetën edhe pas vdekjes së Gjergjit. Një djalë dhe një nip i tij ushtruan detyrën e funksionarëve të lartë osmanë në rajonin e Vlorës. Në një dokument të fundit të shek. XV, ky rajon është shënuar si pjesë e « Arbërisë së Arianitit », emërtim i përdorur krahas « Arbërisë së Skënderbeut ».

### *Balshajt dhe përpjekjet për një shtet të bashkuar shqiptar*

Ndër principatat e pavarura shqiptare, që lulëzuan pas mesit të shek. XIV, më e rëndësishmja ishte ajo e familjes Balsha me origjinë nga qyteza e Balëz, në afërsi të qytetit të Shkodrës. Gjatë pushtimit serb të atyre anëve, emri i kësaj familjeje mbetet në errësirë. Megjithatë ka arsye të mendohet se Balshajt qenë një ndër dyert e shumta fisnike shqiptare, të shpronësuara dhe të keqtrajtuara të kësaj treve, për të cilat flet më 1331 kryepeshkopi i Tivarit, Guljelmi i Adës. Gjithsesi, pas mesit të shek. XIV, tre vëllezërit Balsha, Strazimiri, Gjergji I dhe Balsha II, e vunë këtë familje në ballë të politikës dhe të proceseve

shtetformuese shqiptare, duke shfrytëzuar edhe momentin e përshtatshëm që pasoi vdekjen e car Stefan Dushanit. Me shthurjen e Perandorisë së tij, vëllezërit Balshaj iu vunë punës për ta kthyer Gentën (Zetën), ashtu si Dioklenë e dikurshme, në një shtet të pavarur nga mbretëria serbe. Për këtë qëllim, ata prenë çdo lidhje me oborrin e carit të ri serb, Stefan Uroshit, i cili i konsideronte Balshajt « rebelë » dhe i trajtonte si kundërshtarë të papajtueshëm të tij. Kundër sundimtarëve shqiptarë të Gentës, ai u përpoq të nxiste sundimtarët sllavë si dhe Republikën e Venedikut, e cila i druhej fuqizimit të Balshajve dhe sidomos kthimit të principatës së tyre në një principatë detare. Me zotërimin e Ulqinit, të Tivarit e të vetë Shkodrës dhe të skelës së Shirgjit, si dhe me shtënien në dorë përfundimisht të Buduës më 1367, Balshajt ishin në gjendje të kontrollonin lëvizjet tregtare nëpër Adriatik. Në duart e tyre ndodheshin rrugët tregtare që zgjateshin prej bregdetit drejt viseve të brendshme. Më e rëndësishmja prej tyre ishte rruga që fillonte në pikën doganore të Dejës, ku bashkoheshin rrugët që vinin nga portet e Shëngjinit, të Ulqinit e të Tivarit, dhe vazhdonte nëpër luginën e Drinit për të arritur në Rrafshin e Dukagjinit, nga ku degëzohej në qendërbanimet kryesore të Kosovës. Gjithë pushtetin e Balshajve në këto treva nxitoi ta shfrytëzonte në të mirë të tregtisë së vet Republika e Raguzës, e cila më 1361 u dha tre vëllezërve sundimtarë qytetarinë raguzane. Të njëjtin hap e kreu një vit më vonë edhe Republika e Venedikut, e cila Strazimirin, Gjergjin I dhe Balshën II i pranoi si qytetarë të vet. Megjithatë, Republika e Shën Markut vazhdoi të ndiqte me mosbesim fuqizimin e zotërve shqiptarë të Gentës dhe u mundua të krijonte, fshehurazi, një grupim kundërshtar të Balshajve, me krerët shqiptarë nga familjet Gjurashi (Cërnojeviçi), Dukagjini, Zaharia, Dushmani, Shestani, të cilët Balshajt i kishin privuar nga pushteti dhe nga privilegjet e dikurshme. Gjithashtu, Venediku nxiti dhe mbështeti kundër tyre sundimtarët sllavë, si Stefan Uroshin e Vojsav Vojnovin, që kishin arsye të shqetësoheshin nga fuqizimi dhe shtrirja e zotërimit të princërve shqiptarë.
Përpjekjet për t'i shtrirë kufijtë e principatës drejt jugut, i çuan Balshajt drejt përplasjes me fisnikë të tjerë shqiptarë, Dukagjinët, Zahariajt e sidomos Topiajt, zotër të Arbrit dhe, qysh nga viti 1364, zotër edhe të Durrësit. Përplasja në mes dy principatave më të fuqishme shqiptare u bë e pashmangshme për sa kohë që edhe vetë Topiajt luftonin për të vënë nën kontroll qendrat, që tradicionalisht bënin pjesë në sistemin administrativo-ushtarak të Durrësit, në radhë të parë Lezhën. Në një betejë të zhvilluar aty nga muaji shtator i vitit 1364 Balshajt u thyen nga zotërit e Durrësit dhe vetë Gjergji I Balsha u zu rob. Me ndërhyrjen e Republikës së Raguzës, mike e dy shtëpive fisnike shqiptare, Gjergj Balsha u la i lirë dhe armiqësisë iu dha fund me martesën e Karl Topisë me Katerinën, motrën e Balshajve.

Një qëndresë të fortë ndeshën edhe përpjekjet e Balshajve për t'u zgjeruar në veri të grykës së Kotorrit, dhe sidomos për të pushtuar këtë qytet të fundit. Republika e Venedikut, Mbretëria e Hungarisë, Papati, sundimtarët sllavë të Kanalit, Zaklumjes e të Bosnjës dhe vetë Republika e Raguzës u bashkuan për t'i detyruar Balshajt të hiqnin dorë nga një ndërmarrje e tillë. Në këtë mënyrë, pas vitit 1368 veprimet e vëllezërve Balsha u përqendruan në zgjerimin e zotërimeve të tyre drejt viseve të Kosovës dhe thellë në jug, në despotatin e Vlorës. Duke hequr dorë përkohësisht nga Kotorri, Balshajt arritën një zbutje të marrëdhënieve të tyre me të gjitha fuqitë e interesuara. Me Republikën e Venedikut Balshajt

i forcuan lidhjet në fushën tregtare dhe ushtarake. Në vitin 1369 Balshajt shpallën kalimin e tyre në ritin katolik për forcimin e lidhjeve me Papatin dhe me fuqitë katolike të Perëndimit, si dhe në vazhdën e lidhjeve që princërit e hershëm të Gentës (Dioklesë) kishin me këta të fundit. Një vit më vonë papa Urbani V, duke i pranuar vëllezërit Balsha në gjirin e kishës apostolike të Romës, u rekomandoi atyre peshkopët e porsaemëruar të Arbrit, Pultit, Sardës (Shurdhahut), Lezhës e të Vlorës. Nëpërmjet këtij fakti, kuptohet se Balshajt ishin bërë atë kohë zotër të Vlorës. Rrethanat e zbritjes së Balshajve në Vlorë mbeten ende të errëta. Por është e sigurt që në themel të kësaj ngjarjeje qëndronte aleanca e Balshajve me zotin e fuqishëm të Beratit, despot Andrea II Muzaka, i cili në atë kohë e zotëronte, ose të paktën e kishte nën kontrollin e tij, qytetin e Vlorës bashkë me kështjellën e Kaninës. Aleanca e Balshajve me Muzakajt e Beratit u vulos me martesën e Komnenë Muzakës, vajzës së despot Andresë, me më të voglin e sundimtarëve të Gentës, Balshën II.

Pavarësisht nga mbështetja që gjetën sidomos në gjirin e fisnikërisë feudale, Balshajt hasën në Vlorë edhe në armiqësinë dhe qëndresën e shtresave të caktuara zejtare-tregtare, të lidhura ekonomikisht e politikisht me interesat veneciane. Pas hyrjes së Balshajve në Vlorë, mjaft nga këta përfaqësues të fisnikërisë qytetare dhe bashkë me ta edhe tregtarë venecianë të Vlorës, e braktisën qytetin dhe u vendosën përkohësisht në Sazan e në zotërime të tjera të Venedikut. Kjo ngjarje shkaktoi një krizë të re në marrëdhëniet e Balshajve me Republikën e Venedikut.

Zotërimi i Balshajve në Vlorë u bë nyja e një aleance të sundimtarëve shqiptarë të viseve të Vlorës, të Beratit, të Përmetit, të Ohrit e të Korçës në luftë me princërit e fundit sllavë, trashëgimtarë të Perandorisë së dikurshme të Dushanit, në radhë të parë me mbretin Vukashin, sundimtar i viseve të Kosovës e të Maqedonisë deri poshtë në Kostur. Pas vrasjes së këtij të fundit, koalicioni i krerëve shqiptarë, të drejtuar nga Balsha II dhe nga Andre Muzaka, i mori Mark Krajleviçit, të birit të Vukashinit, qytetin e Kosturit (1372).

Një përpjekje e Mark Krajleviçit, më 1375, për ta rimarrë qytetin me ndihmën e osmanëve, dështoi. Kosturi mbeti edhe për disa vjet të tjerë nën qeverisjen e vëllezërve Stojë e Teodor Muzaka, djem të despot Andresë dhe kunetër të Balshës II. Tashmë jo vetëm Muzakajt, por edhe familje të tjera fisnike të trevave të Shqipërisë së Poshtme kishin hyrë nën sovranitetin e Balshajve. Këta të fundit arritën, po në fillim të viteve 70, të shtrijnë sundimin e tyre deri në rrjedhën e lumit Mat, duke shkaktuar përsëri pakënaqësinë e Karl Topisë, dhe në Kosovë, prej Prizreni dhe Pejë deri në Kriva Reka (pranë Novobërdës). Në këtë mënyrë, përveç zotërimit të tyre të parë të Gentës, vëllezërit Balsha kishin bashkuar atë kohë, nën sundimin e tyre, viset e Lezhës, Matit, Kosovës, Dibrës, Ohrit e Kosturit. Autoriteti i tyre shtrihej në Vlorë dhe, nëpërmjet lidhjeve të vasalitetit apo aleancave familjare, në mbarë Shqipërinë e Poshtme. Ndikimi i tyre shtrihej te Zenebishtët e Gjirokastrës apo te Shpatajt e Çamërisë e të Artës. Në këtë mënyrë, vëllezërit Balsha për herë të parë kishin bashkuar në një zotërim të vetëm pjesën më të madhe të trojeve shqiptare.

Republikat e fuqishme të Venedikut e të Raguzës përpiqeshin të mbanin marrëdhënie të mira me Balshajt. Ato u kishin dhënë atyre qytetarinë e vet. Raguza u paguante atyre haraçin e

përvitshëm të Shën Dhimitrit, që dikur ua jepte mbretërve të Serbisë. Tribut të tillë u jepte Balshajve edhe qyteti i Kotorrit. Mbreti serb i Rashës apo ai i Bosnjës u ndodhën shpeshherë në vështirësi përballë fuqisë së princërve shqiptarë të Gentës dhe nuk munguan t'u kërkojnë atyre paqe me kushte shpeshherë të rënda.

Qeverisja e zotërimeve të Balshajve realizohej njëherësh nga tre vëllezërit: Strazimiri, Gjergji dhe Balsha II. Aktet zyrtare firmoseshin njëherësh prej tyre dhe vuloseshin me vulën e përbashkët. Në bisedimet e traktativat me fuqitë e huaja ishin si rregull të pranishëm të tre vëllezërit Balsha. Balshajt nuk kishin një rezidencë të ngulur. Ata lëviznin së bashku ose veç e veç nga Ulqini, në Tivar, në Shkodër e në Vlorë. Për muajt e verës ata shpërnguleshin në rezidencën e tyre verore, që ndodhej në malësinë e Tivarit.

Institucioni i bashkëqeverisjes, që ishte karakteristikë si për Balshajt, ashtu edhe për fisnikë të tjerë shqiptarë, ishte një institucion me rrënjë të thella në traditën e familjeve të mëdha partiakale shqiptare të mbështetur në vëllazëritë. Marrëdhëniet midis vëllezërve rregulloheshin në bazë të moshës. Strazimiri, si vëllai më i madh, kishte gjithmonë privilegjin e moshës në marrëdhënie me vëllezërit. Kur ai vdiq, më 1373, në këmbë të tij erdhi dhe u bashkua me Gjergjin I dhe Balshën II djali i tij, Gjergji II. Emri i tij, si më i riu, në aktet zyrtare përmendet pas xhaxhallarëve. Pas vdekjes së Gjergjit I Balsha, më 1378, Balsha II e mënjanoi nga pushteti nipin e tij dhe mori në duart e veta qeverisjen e gjithë zotërimit të Balshajve.

Balshajt kishin një administratë të tyre në bazë dhe në qendër, të përfaqësuar nga njerëz të besuar me tituj fisnikërie, si protovestiar, vojvodë, logotet etj.. Ata kishin kancelaritë e tyre, me shkrues, noterë, sekretarë, kishin vulën dhe shenjat e tyre dalluese, që shprehnin pushtetin dhe sovranitetin e tyre.

Aleanca e përkohshme e Balshajve me Karl Topinë nuk mundi t'i largojë për shumë kohë projektet e tyre për t'u shtrirë në kufitjtë e Arbrit të vjetër dhe në Durrës. Tashmë Principata e Topisë krijonte një ndërprerje të zotërimeve të tyre veriore me ato jugore dhe i ndante Balshajt nga vasalët dhe aleatët e tyre të jugut. Në këtë mënyrë, në vitin 1383, Balsha II u përpoq dhe ia doli mbanë të shtinte në dorë qytetin dhe rrethinat e Durrësit, duke realizuar një ëndërr të vjetër, që qysh në shek. X-XI ishin përpjekur ta realizonin përpara Balshajve edhe princërit e hershëm të Gentës (Dioklesë). Sundimtari i Durrësit dhe i Arbrit, princi Karl Topia, u detyrua të tërhiqej në kështjellën e Krujës. Balsha II këtej e tutje i shtoji emrit të tij edhe titullin e « dukës së Durrësit » (dux Dyrrachii), duke ringjallur kështu një institucion të vjetër bizantino-venecian. Në këtë mënyrë, zotërimet veriore të Balshajve dhe ato jugore u lidhën midis tyre me një vazhdimësi territoriale, duke krijuar formacionin më të madh mesjetar shqiptar që ishte deri në atë kohë.

### *Principata e Shkodrës në kohën e brezit të dytë të sunduesve Balshaj*

Në çastin e fuqizimit dhe të shtrirjes së tij më të madhe, shtetit të Balshajve iu desh të ballafaqohej me mësymjen gjithnjë e më intensive të sulltanëve osmanë.

Në vjeshtë të vitit 1385, një ushtri osmane, nën komandën e Hajredin Pashës, depërtoi në zotërimet jugore të Balshajve dhe iu drejtua Vlorës. Në Savër forcat e mbledhura me ngut nga Balsha II u ndeshën me osmanët, duke pësuar një humbje katastrofale. Vetë Balsha II ra në fushën e betejës. Nën goditjet e vazhdueshme të osmanëve dhe si rezultat i shkëputjes së zotërimeve të vogla të vasalëve të dikurshëm shteti i Balshajve u rrudh së tepërmi. Nipi i Balshës II, Gjergji II Strazimir Balsha (1385-1403), mundi të shpëtojë pjesërisht zotërimet e Gentës. Ato të Kosovës, në pjesën më të madhe, ranë në dorë të princërve sllavë, vasalë të sulltanit. Në Vlorë dhe në territorin e saj vazhdoi të sundojë e veja e Balshës II, Komnenë Muzaka-Balsha, e cila nuk kishte lidhje varësie me Gjergjin II Balsha. Durrësin e shtiu përsëri në dorë princi Karl Topia, por edhe ky, tashmë nën presionin e vazhdueshëm osman, e kishte humbur pushtetin e dikurshëm. Përpjekjet e Gjergjit II, në fillimet e sundimit të tij, për të shtrënguar lidhjet me Republikën e Venedikut ndeshën në ftohtësinë e kësaj të fundit. Për rrjedhojë, princi shqiptar u afrua me Republikën fqinje të Raguzës, që i rikonfirmoi qytetarinë raguzane, dhe me princ Llazarin e Rashës. Vajza e këtij të fundit u bë gruaja e Gjergjit. Në betejën e Fushë-Dardanisë, më 1389, Gjergji II Balsha mori pjesë krahas krerëve të tjerë shqiptarë e ballkanas. Tre vjet më vonë, më 1392, në një përpjekje me forcat osmane Gjergji II Balsha ra rob i tyre dhe, kundrejt lirimit të tij, u lëshoi Shkodrën. Një vit më vonë, më 1393, Radik Gjurashi (Cërnojeviçi) i mori Balshës Buduën. Tashmë Gjergjit II i mbetën vetëm Ulqini dhe Tivari. Psikoza e pushtimit të afërm osman shtyu në atë kohë masa të tëra njerëzish të braktisnin qytetet e Shkodrës, Lezhës, Tivarit e të Ulqinit dhe t'i drejtoheshin bregdetit dalmat.

Gjithnjë e më shumë i izoluar nga fuqitë e huaja dhe nga njerëzit e tij Gjergji II i propozoi Venedikut dorëzimin e Shkodrës. Republika që nuk deshi të implikohej hapur me këtë ndërmarrje, e inkurajoi Balshën në këtë drejtim, duke e bërë edhe qytetar të saj (maj 1395). Në fillim të shtatorit 1395 Shkodra u hoq nga duart e komandantit osman, Shahin, dhe kaloi përsëri nën sundimin e Gjergjit II Balshës. Këtë qytet, bashkë me kështjellat e afërta të Drishtit, Dejës e Shasit (Suaçit), si dhe territorin e tyre, Gjergji II i dorëzoi në duart e Venedikut (prill 1396). Pinjolli i Balshajve mbajti për vete viset e Tejbunës, me Ulqinin e Tivarin. Për viset e lëshuara ai do të merrte një provizion (shpërblim në para) vjetor nga Republika e Venedikut.

Heqja dorë nga territore të rëndësishme në dobi të Republikës së Venedikut, në një moment të vështirë për të, u duk se të paktën i siguroi Gjergjit II Balsha më në fund miqësinë e Republikës së detrave. Gjergji u pranua në gjirin e fisnikërisë veneciane dhe të Këshillit të Madh të Republikës. Me këmbënguljen e tij, atij iu lejua që të ngrinte flamurin venecian në zotërimet e mbetura Tejbunës, gjë që do të thoshte se ato viheshin nën mbrojtjen veneciane. Venediku gjithashtu hoqi dorë nga përkrahja që u kishte dhënë deri atëherë rivalëve të Gjergjit II, në radhë të parë Radik Gjurashit (Cërnojeviçit). Në këtë mënyrë, Cërnojeviçi u ndodh i vetëm përballë hakmarrjes së Balshës, i cili që në fund të muajit prill 1396 e sulmoi në zotërimet e tij, duke e lënë edhe atë vetë të vrarë. Po ashtu, ai vuri nën trysni edhe kundërshtarët e tjerë të rrezikshëm të tij, si Dukagjinët, Jonimët e Zahariajt, si dhe princin serb Vuk Lazareviç, që synonte t'i rrëmbente zotërimet Balshës. Të gjithë këta zotër, kush

më shumë e kush më pak, ishin kthyer në vasalë të sulltan Bajazitit I.

Afrimi i Venedikut nuk e ndaloi Gjergjin II të vazhdonte lidhjet tradicionale me kundërshtarët e Republikës detare, me Raguzën dhe Mbretërinë e Hungarisë. Si njëra dhe tjetra vazhduan ta mbështesin princin shqiptar (princeps Albaniae), siç e quante atë mbreti Sigizmund i Hungarisë.

Nga ana tjetër, Gjergji II u mundua deri në fund të ruante një farë distance nga osmanët. Ndryshe nga mjaft fisnikë shqiptarë dhe shumë të tjerë ballkanikë, ai nuk shkoi të ndihmojë sulltan Bajazitin I në betejën e Ankarasë kundër mongolëve të Timurlengut. Gjergji II Balsha vdiq aty nga fillimi i vitit 1403 në qytetin e tij të Ulqinit.

Më i shquari nga brezi i dytë i Balshajve ishte pa dyshim djali i Gjergjit II, Balsha III (1403-1421). Një nga aktet e para të këtij, pasi mori frenat e pushtetit, ishte pikërisht rifitimi i Shkodrës dhe i qendrave të tjera të principatës, tashmë në dorë të Venedikut. Në tetorin e vitit 1404 Shkodra dhe Drishti u morën me sulm nga Balsha. Republika e Venedikut u detyrua të mobilizonte flotën e saj dhe ta dërgonte urgjentisht në Shkodër. Njëherësh ajo joshi dhe shkëputi nga Balsha III aleatë e vasalë të tij, si Dukagjinët, Zahariajt, Jonimët, Gjurashët e Gentës së Sipërme. Në këtë mënyrë, kundërmësymja e Venedikut përfundoi në korrik 1405 me ripushtimin e Shkodrës e të Drishtit, si dhe të Ulqinit, Tivarit e të Buduës. Megjithatë, të ndërgjegjshëm për mbështetjen që kishte në të gjithë atë trevë Balsha III, i cili në shkurt-mars 1407 rifilloi sulmet kundër tyre, venecianët u treguan të gatshëm t'i ofronin atij një paqë. Me ndërmjetësinë e Niketë Topisë, vjehrrit të Balshës, paqja u nënshkrua në qershor 1408 në kishën e Shën Laurentit, jashtë mureve të Durrësit. Garantë të paqes ishin ndër të tjerë Niketë Topia, Teodor Muzaka i Beratit, Gjon Kastrioti e Merksha i Vlorës. Venediku pranoi t'i lëshonte Balshës Buduën me rrethina, si dhe viset e Tejbunës. Venediku pranoi t'i jepte Balshës III një provizion vjetor prej 1 500 dukatesh. Të dyja palët u morën vesh të bënin një amnisti të përgjithshme dhe të shkëmbenin robërit e luftës.

Por Venediku nuk vonoi t'i shkelte kushtet e paqës. Në vitin 1410 ai nënshkroi një paqe të shumëkërkuar me osmanët. Provizionin që i paguante si Gjergjit II Balshës, edhe Balshës III për qytetin e Shkodrës Venediku ua kaloi osmanëve. I mbështetur nga popullsia e pakënaqur e viseve të Shkodrës, të Ulqinit e të Tivarit dhe nga mjaft krerë shqiptarë, që u bashkuan me të, Balsha III rifilloi sulmet mbi zotërimet e Venedikut. Një flotë e tij arriti, madje, të depërtonte në Bunë dhe të futej në liqenin e Shkodrës në mars 1410. Megjithëse të mbështetur nga komandanti osman i Shkupit, Bajaziti, venecianët nuk ishin në gjendje t'u bënin ballë sulmeve të Balshës, që mbështetej nga kryengritja që kishte përfshirë gjithë trevat veriperëndimore shqiptare. Me porosi të Senatit, kapiteni i flotës së Adriatikut, Pjetër Loredani, i ofroi Balshës kushtet e paqes të vitit 1408. Por ndërkohë pozitat e këtij të fundit ishin forcuar së tepërmi. Mjaft nga krerët shqiptarë të malësive të Buduës, të Tivarit e të Shkodrës qenë bashkuar me të. Njëherësh, sundimtari i fuqishëm i Bosnjës, Sandali, që ishte bërë njerku i tij pas martesës me nënën e Balshës, Helenën (dhjetor 1411), filloi të bënte presion mbi Venedikun që t'i kthente zotërimet atërore thjeshtrit të tij. Si rrjedhim, brenda

vitit 1412 Balsha mundi të shtinte në dorë qytetet e Tivarit e të Shkodrës. Venedikut s'i mbetej tjetër veçse të ulej në tryezën e bisedimeve me sundimtarin shqiptar. Në paqen e arritur midis tyre në nëntor 1412 Balshës i njihej e drejta e zotërimit të Buduës, të Ulqinit e të Tivarit (por duhej të linte Shkodrën) kundrejt dhënies së provizionit vjetor prej 1 000 dukatesh. Balsha, nga ana e tij, zotohej të hiqte dorë nga çdo pretendim tjetër territorial, të pushonte sulmet mbi kështjellat dhe njerëzit e Venedikut dhe të mos hakmerrej ndaj shtetasve të tij që kishin bashkëpunuar me këtë të fundit. Në fakt, Balsha II nuk iu përmbajt kësaj klauzole të fundit. Ai zuri, vrau, gjymtoi dhe torturoi mjaft burra nga bashkësitë e Hotëve, Tuzëve, Bitidosëve, Matagushëve. Nga ana tjetër, ai ndihej aq i fuqishëm sa të vazhdonte të sulmonte anijet, karvanet e deri forcat e kështjellat e Venedikut. Në fillim të vitit 1419 Balsha III rrethoi Drishtin dhe qyteti, veç kështjellës së sipërme, u mor prej tij në qershor të po atij viti. Ndihma që osmanët i dërguan sakaq garnizonit venecian të Drishtit (rreth 8 mijë ushtarë) nuk luajti rol. Më 25 gusht 1419 garnizoni venecian i qytetit me podestan Korrer në krye iu dorëzua sundimtarit shqiptar, i cili e vazhdoi paskëtaj mësymjen në Shkodër, duke shtënë në dorë territorin jashtë qytetit. Oferta që ai i bëri Republikës për të nënshkruar një paqe kundrejt lëshimit të Shkodrës nuk u pranua nga kjo e fundit. Në fund të vitit 1420 Balsha III sulmoi Kotorrin, rival i përhershëm i Balshajve, që po atë vit kishte pranuar sundimin e Venedikut. Ndihma që Balsha priste t'i vinte nga veriu prej njerkut të tij, Sandalit të Bosnjës, nuk u duk dhe, në betejën e ashpër që u zhvillua në janarin e vitit 1421 jashtë mureve të qytetit, ushtria e Balshës u thye keqas. Disa muaj më vonë pinjolli i fundit i Balshëve vdiq (26 prill 1421) pa mundur të rikrijonte zotërimin e pavarur të paraardhësve të tij të mëdhenj.

### ***Dukagjinët dhe shtrirja e tyre***

Burimet historike, ndonëse japin të dhëna fragmentare, tregojnë se gjatë mesjetës Dukagjinët kanë qenë një familje fisnike e rëndësishme, prandaj emrin familjar të tyre e trashëguan ndër shekuj rajone të gjera fushore e malore të Shqipërisë së Epërme, si edhe e drejta dokesore shqiptare e këtyre viseve. Për ta kanë qarkulluar edhe gojëdhëna mesjetare, të cilat, pavarësisht nga sfondi fantazist i tyre dhe kronologjia e gabuar që kanë, dëshmojnë se Dukagjinët kanë qenë një familje e vjetër fisnike, e cila ka ndikuar në jetën politike shqiptare, madje edhe më tej.

Në një kronikë raguzane është dhënë një gojëdhënë, sipas së cilës në shek. VII Dukagjinët kishin shkaktuar kryengritje në Bosnjë dhe dy herë kishin ndërhyrë në Raguzë. Një gojëdhënë e dytë gjendet në Përkujtesën e Gjon Muzakës. Sipas saj Dukagjinët rridhnin nga një njeri me prejardhje trojane i vendosur në Francë, që quhej Dukagjin. Ky ishte nisur me kryqtarë të tjerë nga Franca për të çliruar Jeruzalemin, por, me të arritur në Shqipëri, Dukagjini pushtoi Zadrimën, krahinat rreth saj dhe u bë sundimtar i tyre. Gojëdhëna vijon me vrasjen e Dukagjinit prej vasalëve të vet dhe tregon se si djali i tij i mitur u fsheh për të rimarrë më pas zotërimet atërore.

Mbiemri Dukagjin përbëhet nga dy emra vetjakë: Dukë dhe Gjin. Këta emra gjatë mesjetës kanë qenë shumë të përhapur te shqiptarët si emra vetjakë e familjarë, gjithandej ku ata

banonin. Ka studiues që mbiemrin Dukagjin e lidhin me titullin e lartë fisnik dukë dhe me emrin vetjak Gjin. Sipas tyre mbiemri Dukagjin lidhet me një personazh historik, me « dukën arbër Gjin Tanushin » (dux Ginius Tanuschius Albanensis), i cili në një dokument të vitit 1281 përmendet si kundërshtar dhe i burgosur politik i pushtetit anzhuin në Shqipëri. Vetëm pas një shekulli shfaqet për herë të parë emri familjar Dukagjini. Këtë mbiemër (llagap) e kanë mbajtur gjatë shek. XV një varg njerëzish të rëndësishëm të historisë sonë kombëtare. Dukagjinët kanë pasur edhe një mbiemër të dytë, Perlati, që është përdorur vetëm një herë, në një dokument të vitit 1402.

Nëpërmjet shqyrtimit të burimeve historike njihen dy degë fillestare të pemës gjenealogjike të Dukagjinëve, të cilave ende nuk u dihet prindi i përbashkët.

Emri familjar Dukagjini del për herë të parë në një dokument raguzan të vitit 1377 për një njeri me disa mbiemra « Nikollë Stefan Tuderoviç Dukagjini » (Nicolaus Stephani Tuderovich Ducaghin). Ky mund të jetë paraardhësi i njërës degë fillestare të Dukagjinëve. Përfaqësuesi i sigurt i njërës degë është Gjergji, që përmendet në vitin 1403 si proniar i dy fshatrave pranë Lezhës (Balldre dhe Kakarriq) dhe si komandant i një trupe prej 40 kalorësish dhe njëqind këmbësorësh. Gjergji ka vdekur para vitit 1409 dhe, sipas Gjon Muzakës, ka pasur tre djem (Gjergjin, Tanushin dhe Nikollën). Dokumentet e kohës japin vetëm njërin prej tyre, Nikollën. Emri i Nikollës del në vitin 1409. Ai në fillim të viteve 30 u ngrit në luftë kundër serbëve dhe osmanëve dhe i dëboi ata nga Deja. Më pas mori pjesë në kryengritjen çlirimtare të vitit 1443 dhe në Kuvendin e Lezhës, ku u bë personazh politik i rëndësishëm i vendit. Nikollë Dukagjini ka vdekur gjatë viteve 1452-1454. Djemtë e tij, Draga dhe Gjergji, nuk arritën të kishin veprimtari politike, sepse në vitin 1462 u vranë. Si pasardhës i vetëm i tyre mbeti djali i mitur i Gjergjit, Nikolla, i cili hyri në shërbim të Venedikut.

Emrat e paraardhësve të degës tjetër të Dukagjinëve janë shkruar në një dokument raguzan të vitit 1387. Në të është treguar se vëllezërit Lekë e Pal Dukagjini ishin zotër të Lezhës dhe se ata u siguronin raguzanëve kalimin nëpër trevat e tyre shqiptare.

Pal Dukagjini ka vdekur para vitit 1393 dhe la pesë djem: Tanushin e Vogël, Progonin, Palin, Andrean dhe Gjonin. Pali përmendet vetëm në një dokument të vitit 1402, ku dëshmohet se gjatë kthimit nga Venediku, ai është vrarë në Dalmaci. Kurse emrat e Progonit dhe të Tanushit të Vogël janë shënuar për herë të parë në të njëjtin dokument (1393). Progoni ka vdekur në vitin 1394, kurse Tanushi i Vogël para vitit 1433. Ky ka qenë së bashku me Gojçin Gjurashin dhe Kojë Zaharinë për të mbrojtur tokat shqiptare nga pushtimi serb i Despotatit të Rashës. Andrea del në vitin 1406, kur Venediku i riktheu një dajlan në Shkodër, që e kishte marrë me ankand. Po me koncesion të Venedikut ai kishte edhe prona tokësore në rrethinat e Shkodrës. Në fillim të vitit 1416 Andrea përmendet si i vdekur, kurse vëllai i tij, Gjoni, ishte prift dhe kishte prona tokësore në rrethinat e Shkodrës. Emri i Gjonit përmendet për herë të fundit më 1446. Koncesionet e Venedikut për pronat zakonisht trashëgoheshin. Prandaj Andrea duhet të ketë pasur djalë sipërmarrësin Budomir, i cili në vitet 20 të shek. XV ishte qiramarrës i dajlaneve të Shkodrës dhe, krahas tregtimit të peshkut,

merrej edhe me tregtinë e metaleve që prodhoheshin në Kosovë dhe që përdoreshin gjerë në jetën e përditshme. Kështu, me argjendin e Kosovës, krahas monedhave dhe zbukurimeve, bëheshin edhe objekte të tryezës së ngrënies, si lugë, kupa, poçe, tasa etj.. Një pasardhës i tyre, Budomiri, mori pjesë në luftën për mbrojtjen e Shkodrës më 1478. Pas rënies së qytetit gruaja dhe tre fëmijët e tij u strehuan në Venedik.

Të dhënat burimore të drejtpërdrejta për degët gjenealogjike të Dukagjinëve, mund të plotësohen edhe me të dhëna të tërthorta. Gjatë viteve 30 të shek. XV shfaqet Vukë Dukagjini si figurë e rëndësishme e qytetit të Shkodrës, të cilit iu bënë dhurata nga administrata shtetërore e Raguzës në vitin 1433. Veç këtij, dalin edhe banorë të tjerë të qytetit të Shkodrës me mbiemrin Dukagjini, që janë dërguar herë pas here në Venedik si përfaqësues e mbrojtës të interesave të bashkësisë shkodrane pranë autoriteteve shtetërore veneciane. Njëri përmendet në vitin 1431 vetëm me emrin familjar Dukagjini, një tjetër, Teodor Dukagjini, në vitin 1458 është dërguar në Venedik etj.. Ngarkimi i Dukagjinëve me misione të tilla të rëndësishme nga bashkëqytetarët tregon se ata respektoheshin shumë prej tyre dhe se ishin të arsimuar dhe njohës të mirë të gjuhëve të huaja. Dy Dukagjinët e parë (që mund të jenë i njëjti njeri, Vuku), duhet të jenë djem të Budomirit. Për Teodorin nuk dihen lidhjet familjare; ai mund t'i përkiste edhe degës së mësipërme ose një dege tjetër, sepse mund të ishte nip i Tanushit të Madh. Teodori është vrarë në luftë për mbrojtjen e Shkodrës gjatë vitit 1478.

Dega gjenealogjike e Lekë Dukagjinit ka lënë shumë gjurmë në jetën politike të Shqipërisë gjatë shek. XV. Vetë Leka ka të njëjtin vend në burimet historike sa edhe vëllai i vogël i tij, Pali. Të dy këta përmenden bashkë si zotër të Lezhës (1387) dhe si të vdekur (1393). Leka la pas dy djem dhe një vajzë: Progonin, Tanushin e Madh dhe Boksën, e cila u martua me zotin e Dejës, Kojë Zaharinë.

Progoni dhe Tanushi i Madh, në emër të tyre dhe të dy djemve të xhaxhait të vdekur, Palit (djem të të cilit ishin Tanushi i Vogël dhe Progoni), i dorëzuan Lezhën Venedikut në vitin 1393. Progoni u martua me vajzën e Karl Topisë, Gojsllavën, dhe u vu në shërbim të Venedikut si kështjellar i Shasit, ku mbeti i vrarë para vitit 1402. Tanushi i Madh u vendos familjarisht në Shkodër, u emërua vojvodë i rrethinave të saj dhe më pas pati mosmarrëveshje me autoritetet veneciane të qytetit. Për këtë shkak dhe me akuza të trilluara për bashkëpunim me osmanët, edhe pse ishte një personalitet që gëzonte autoritet në Shqipëri, Tanushi i Madh u burgos, u torturua, u dërgua si i dënuar në Venedik dhe, për mungesë provash fajësie, iu rikthyen pasuritë e konfiskuara. Megjithatë, më 1438, ai u internua në Padovë dhe pas këtij viti nuk ka të dhëna për jetën e tij.

Tanushi i Madh ka pasur në vitin 1435 katër fëmijë, dy djem dhe dy vajza: Palin, Lekën, Kalen dhe një vajzë të vogël 14-vjeçare, emrin e së cilës nuk e përmend. Dy djemtë e tij, edhe pse ishin fëmijë të ligjshëm, janë cilësuar nga Gjon Muzaka si Dukagjinë « jo të vërtetë » për shkak të kundërshtive që lindën në gjirin e Dukagjinëve. Më i vogli i djemve, Leka, nuk del si figurë politike e rëndësishme. Ai ka lindur në vitin 1420 dhe për herë të fundit përmendet në vitin 1451 si kundërshtar i Venedikut. Nuk dihet nëse ka lënë pasardhës.

Vëllai i tij, Pali (1411-1458), për të cilin Gjon Muzaka rrëfen se është edukuar pranë Gjon Kastriotit, ka qenë aktiv në jetën politike. Ai ka marrë pjesë në Kuvendin e Lezhës dhe që në fillim është bashkuar me Skënderbeun. Pali ka pasur katër djem: Lekën, Nikollën, Progonin dhe Gjergjin. Emri i Gjergjit del vetëm në Përkujtesën e Gjon Muzakës. Progoni përmendet në vitin 1471 si i vdekur. Leka u bë personazh i rëndësishëm i jetës politike të Shqipërisë. Në vitin 1456 ai i dëboi qeveritarët venecianë nga Deja e nga Shasi, u bë bashkëpunëtor i Skënderbeut dhe vijoi luftën kundër osmanëve edhe në vitet 70. Pas pushtimit të Shkodrës nga osmanët (1479), Leka dhe vëllai i tij, Nikolla, mërguan në Itali dhe u rikthyen në vitin 1481 për të çliruar zotërimet e Dukagjinëve nga pushtuesit osmanë. Leka ka pasur ndikim të madh te banorët e Shqipërisë së Epërme. E drejta dokesore shqiptare lidhet me emrin e tij. Një pasardhës i vëllezërve Dukagjini, që jetonte në Itali, Progoni, në vitin 1501 është kthyer në atdhe për të udhëhequr kryengritjen antiosmane që shpërtheu në Shqipërinë e Epërme. Më pas ai bëri marrëveshje me osmanët dhe mori prej tyre titullin e pashait, si edhe qeverisjen e një pjese të zotërimeve të Dukagjinëve.

Krahas Dukagjinëve të mësipërm, të cilëve drejtpërdrejt ose tërthorazi u njihen degët gjenealogjike, në dokumentet e shek. XV dalin edhe njerëz të tjerë me mbiemrin Dukagjini. Në Durrës jetonte Rask Dukagjini, për të cilin dokumente të vitit 1408 dhe 1410 tregojnë se ishte rrogëtar i Venedikut dhe me një trupë kalorësish të vet ruante dhe mbronte Durrësin. Në Raguzë ka banuar Stipan Dukagjini, i cili në vitin 1408 ka lënë testamentin e vet. Stipani duhet të ketë qenë pronar kopshtiesh në Raguzë, sepse në vitin 1406 përmendet një pronar i tillë vetëm me mbiemrin Dukagjini, që mbante shërbyese në shtëpi. Në letra të papës përmenden gjatë vitit 1492 Luka dhe Stefan Dukagjini, kurse në vitin 1499 del një tjetër Dukagjin si pronar i një anijeje që transportonte drithë nga Pirgu në Kotorr.

Vetëm një herë fjala Dukagjin është gjetur si emër vetjak në një dokument të vitit 1446 për një banor të fshatit Mogulsi, Dukagjin Mogulsi. Gjatë shekujve që pasuan emri familjar Dukagjini vijoi të përdorej te shqiptarët e besimeve të ndryshme fetare.

Disa anëtarë të familjes së madhe fisnike Dukagjini u islamizuan dhe në shek. XV ata arritën të zinin poste shumë të larta në administratën osmane. Gjatë shek. XVI në tërë Perandorinë Osmane shkëlqyen edhe dy poetë, Jahja Beu dhe Ali Beu, që i shkruan veprat e tyre osmanisht. Në këto vepra ata kanë shënuar edhe emrin familjar të tyre, Dukagjini, që dëshmon edhe përkatësinë e tyre kombëtare shqiptare.

Dukagjinët kanë pasur si stemë të tyre një shqiponjë të bardhë njëkrenore. Ata kanë gëzuar vend parësor në radhët e fisnikërisë vendase dhe janë respektuar nga elita drejtuese shqiptare gjatë shekujve të mesjetës. Këtë e dëshmojnë lidhjet martesore, edhe pse njihen pak prej tyre.
Djali i Lekë Dukagjinit, Progoni, ishte martuar me vajzën e Karl Topisë, Gojsllavën, ndërsa vajza e Lekës, Boksa, ishte martuar me zotin e Dejës, Kojë Zaharinë. Në Përkujtesën e Gjon Muzakës përmenden disa lidhje martesore të Dukagjinëve me Muzakajt dhe me Arianitët. Gjon Muzaka ka shkruar se kishte për grua Marie Dukagjinin, por nuk ka treguar atësinë e saj. Motra e tij, që ishte martuar tek Arianitët, Suina, e ka martuar vajzën e saj, Jelën, me

« Lekë Dukagjinin, të quajtur Kolë Dukagjini », pa treguar atësinë e këtij. Po sipas Gjon Muzakës, tri vajza të Gjergj Arianitit, Kiarina, Elena dhe Dhespina, ishin martuar përkatësisht me Nikollë Dukagjinin, Gjergj Dukagjinin dhe Tanush Dukagjinin. Një motër e tij ishte martuar me Pal Dukagjinin.

Trojet e Dukagjinëve shtriheshin në Shqipërinë e Epërme. Ato kanë ndryshuar duke u zgjeruar ose duke u ngushtuar, në varësi të jetës së trazuar politike të shek. XIV-XV. Dukagjinët kanë qenë një familje e madhe fisnike. Në krye të tyre kanë qëndruar një ose dy persona, të cilët janë zëvendësuar nga pinjollë të tjerë më energjikë. Trojet e tyre Dukagjinët i kanë administruar herë si zotër të pavarur dhe herë si vasalë të sundimtarëve më të fuqishëm.

Për sa kohë që në shtetin e Balshajve janë përfshirë trojet e Dukagjinëve, këta nuk përmenden në dokumentet e kohës. Pas betejës së Savrës të vitit 1385, që çoi në rrudhjen e shtetit të Balshajve, Dukagjinët dalin si zotër të pavarur në Lezhë dhe zhduket anonimiteti i tyre. Në vitin 1387 ata kanë ftuar tregtarët raguzanë të kalonin nëpër trojet e tyre. Kjo dëshmon se nën pushtetin e Dukagjinëve ishin krahinat përgjatë rrugës së rëndësishme Lezhë-Prizren, si edhe të dy këto qytete. Praninë e pushtetit të tyre në Prizren e dëshmon, sipas rrëfimit të Marin Barlecit, përmendorja e ngritur në këtë qytet në përkujtim të Nikollë Dukagjinit. Në veri të trojeve të Dukagjinëve kanë qenë trojet e dhëndrit të tyre, Kojë Zaharisë. Kështu Dukagjinët kanë zotëruar për një periudhë kohe, ndonëse me ndërprerje, rrugën që kalonte nga Deja, përpjetë rrjedhjes së Drinit për në Rrafshin e Dukagjinit e më tutje. Ata duhet të kenë zotëruar edhe Pejën.

Vërshimi i ushtrive osmane në Shqipërinë e Epërme dhe pushtimi përkohësisht prej tyre në vitin 1393 i Krujës, i Ulqinit, i Shkodrës dhe i Dejës, ndonëse Dukagjinët arritën ta mbronin Lezhën dhe dolën kështu si forcë antiosmane, i dobësoi pozitat e tyre si zotër të pavarur. Prandaj Lezhën ata ia dorëzuan Venedikut në vitin 1393 dhe bashkë me të Dukagjinët humbën kontrollin e rrugës Lezhë - Prizren, por jo ndikimin e tyre në këtë rajon. Rruga e mësipërme dhe krahinat përgjatë saj, me miratimin e pushtuesve osmanë, kaluan në duart e Dhimitër Jonimës, i cili i kishte ndihmuar ata për pushtimin e Shkodrës. Jonimët ishin një familje e vjetër fisnike. Një pinjoll i saj përmendet për herë të parë në fillim të shek. XIII si vasal i princit Dhimitër të Arbrit dhe një Jonimë i dytë shfaqet në fund të atij shekulli si sebast që, bashkë me disa fisnikë të tjerë shqiptarë, kishte nënshkruar një marrëveshje (1274) me mbretin e Sicilisë, Karlin I Anzhu. Pas një shekulli, në vitin 1394, burimet historike na japin fisnikun e fuqishëm me emrin Dhimitër Jonima. Ky kishte dy kështjella, emrat e të cilave nuk njihen, portin dhe qendrën doganore të Shufadasë në grykëderdhjen e Matit dhe një forcë ushtarake prej dyqind kalorësish e katërqind e më shumë këmbësorësh. Në veri zotërimet e Dhimitrit ishin në kufi me trojet e Kojë Zaharisë. Duke njohur ndikimin që kishin Dukagjinët në këtë rajon, Dhimitër Jonima krijoi marrëdhënie të mira me ta dhe u bë shprehës edhe i kërkesave të tyre pranë kancelarive të huaja, sidomos ndaj Venedikut. Gjithashtu ai kishte marrëdhënie të mira edhe me fqinjin e tij të fuqishëm, Gjon Kastriotin. Për herë të fundit, Dh. Jonima përmendet si zot i Shufadasë më 1409, vit kur ai duhet të ketë vdekur. Paskëtaj Shufadaja dhe krahinat përgjatë rrugës Lezhë-Prizren janë përfshirë

tërësisht në shtetin e Gjon Kastriotit. Ky e ruajti bashkëpunimin me ata anëtarë të familjes Jonima që mbetën në zonën e Lezhës, sepse shumica e tyre jetonin në rajonin e Shkodrës. Dhimitër Jonima është përmendur edhe pas vdekjes. Një pjesë e zotërimeve të tij janë regjistruar në kadastrat osmane të mëvonshme me emrin vilajeti i Dhimitër Jonimës.

Një vit pas vdekjes së Dhimitër Jonimës, më 1410, janë bërë përpjekje të pasuksesshme që Lezha të kalonte në duart e Tanush Dukagjinit. Pas kësaj veprimtaria politike dhe ekonomike e Dukagjinëve është përqendruar kryesisht në rajonin e Shkodrës, ku gjendeshin edhe familje të tjera fisnike, si Spanët, Jonimët, Zahariajt etj..

Në veprimtarinë politike të Zahariajve ka pasur një peshë të veçantë Boksa Dukagjini, gruaja e Kojë Zaharisë. Për herë të parë emri i familjes fisnike Zaharia del në vitet 1318-1320 te peshkopi i Shasit. Pas peshkopit, burimet historike na njohin në fund të shek. XIV me Kojë Zaharinë. Veprimtaria politike e Kojës është e ngjashme me atë të Dhimitër Jonimës dhe të dy këta kanë bashkëpunuar me njëri-tjetrin. Koja përmendet në vitin 1396 si zot i kështjellës së Shasit, dhe, më pas, si zot i Dejës e i ngushticave të rrugës përgjatë Drinit. Zotërimet e Kojë Zaharisë kufizoheshin në lindje me viset e pushtuara nga osmanët. Koja ka qenë vasal i tyre dhe kundërshtar i despotëve serbë të Rashës. Koja ka pasur një djalë, Lekën.

Në këto treva shqiptare janë ndërthurur interesat e Zahariajve me ato të Dukagjinëve, që kufizoheshin me njëri-tjetrin. Ndërmjet këtyre dy familjeve fisnike, që jo rastësisht kanë qenë në krushqi, përgjithësisht ka pasur marrëdhënie bashkëpunimi të ngushtë. Pas vdekjes së Lekë Zaharisë në vitin 1444, meqenëse djali i tij, Koja, ishte i mitur, gjyshja e këtij, Boksa, doli në krye të familjes. Ajo kërkoi mbështetjen e Venedikut, duke i dorëzuar Republikës së Shën Markut Dejën, Shasin etj.. Zotërimet që mbetën nga trashëgimia e Lekë Zaharisë kaluan në duart e Dukagjinëve. Këta morën në zotërim rrugën tregtare dhe krahinat përgjatë luginës së lumit Drin, si edhe një pjesë të konsiderueshme të Rrafshit të Dukagjinit. Përkohësisht këto krahina ishin pushtuar nga Despotati i Rashës dhe, pas shembjes së tij më 1439, u rimorën nga Zahariajt e Dukagjinët.

Në veri të Dukagjinëve dhe të Zahariajve shtriheshin trojet shqiptare të Spanëve, që kanë qenë familje fisnike shumë e madhe. Emri familjar i tyre shfaqet për herë të parë në vitin 1322 te një shkodran. Në radhët e Spanëve kishte pronarë tokash, tregtarë, klerikë etj.. Mbiemrin e tyre e mbanin edhe një varg familjesh të thjeshta. Si veçori e përbashkët e familjeve Spani, krahas mbiemrit, ishte se thuajse që të gjitha ato banonin në krahinat pranë Rrugës së Gentës. Spanët kanë jetuar në qytetet dhe në krahinat e Shkodrës, Drishtit, Pultit, Pejës, Trepçës etj.. Një trevë në veri të lumit Drin del në dokumentet e fundit të shek. XV me emrin e përfaqësuesit më në zë të kësaj familjeje, Pjetër Spanit (nahija e Pjetër Spanit), i cili ka qenë pjesëmarrës në Kuvendin e Lezhës.

Krahas Balshajve, Kastriotëve, Dukagjinëve, Jonimëve, Zahariajve e Spanëve, në Shqipërinë e Epërme ka pasur edhe një numër familjesh të tjera me peshë në jetën politike shqiptare, veçanërisht gjatë shek. XV. Këto familje kanë qenë Gjurashët (Cërnojeviçët), Dushmanët e Drishtit, Hotët, Shestanët etj..

Të gjitha këto familje shqiptare kanë dalë në skenën politike në një periudhë shumë të trazuar, të shkaktuar prej ndërhyrjeve e pushtimeve të shteteve të huaja. Gjatë dhjetëvjeçarëve të parë të shek. XV, për jetën politike të Shqipërisë së Epërme kanë qenë si më rrënimtare dy shtete: Perandoria Osmane dhe Despotati i Rashës, që ishte shtet vasal i të parit, madje një nga gratë e sulltan Muratit II ka qenë edhe vajza e despotit serb. Pas vdekjes së Balshës III (1421), sundimtarët serbë, deri më 1439 kur u shkatërrua Despotati i Rashës, i zhvendosën kufijtë dhe dolën në bregdetin shqiptar, nga Kotorri deri në Tivar, si edhe në rrethinat e Shkodrës, ku pushtuan Drishtin. Përballë fuqisë ushtarake të papërballueshme osmane një pjesë e fisnikëve shqiptarë ngurruan në fillim të rrëmbenin armët, kurse kundër pushtuesve serbë ata u ngritën të gjithë, Gjurashët në radhë të parë (zotërimet e të cilëve shtriheshin në rrethinat e Grykës së Kotorrit dhe në të gjithë Gentën), Zahariajt, Dukagjinët, Kastriotët etj..

***Shteti i Gjon Kastriotit***

Kastriotët ishin familje fisnike dhe dinastia drejtuese më e rëndësishme e jetës politike dhe ushtarake të Shqipërisë në shek. XV.

Për pemën gjenealogjike, vend-origjinën dhe veprimtarinë e Kastriotëve gjatë shek. XIV dihet fare pak. Prandaj, për këto çështje, mendimet e historianëve kanë qenë të ndryshme.

Për herë të parë përmendet një Kastriot në vitin 1368 si kështjellar i Kaninës. Ka studjues që shohin te ky kështjellar një paraardhës të Kastriotëve të mëvonshëm, që është dëbuar nga pronat e veta. Një mendim i tillë duhet pranuar si supozim, sepse nuk ka lidhje me të dhënat për Kastriotët që japin më pas burimet historike. Prej disa familjeve shqiptare, që emigruan në Itali, Kastriotët njihen edhe me një mbiemër të dytë: Mazreku.

Sipas dy historianëve më të hershëm shqiptarë, Marin Barlecit e Dhimitër Frëngut, Kastriotët ishin nga Mati që, sipas mendimit të kohës, shtrihej deri në bregdet. Në këtë përfundim ata janë nxitur nga pozicioni gjeografik kyç i trevës së Matit, si vend-kryqëzimi i rrugëve që lidhnin krahinat e ndryshme të shtetit të Kastriotëve si në kohën e Gjon Kastriotit, ashtu edhe në atë të Skënderbeut. Kurse periudhave më të hershme të veprimtarisë së familjes Kastrioti autorët e sipërpërmendur nuk i kanë kushtuar vëmendje, aq sa në veprat e Marin Barlecit e të Dhimitër Frëngut nuk përmendet as emri i gjyshit të Skënderbeut. Kurse një autor tjetër shqiptar, bashkëkohës me dy të parët, Gjon Muzaka, ka rrëfyer se gjyshi i Skënderbeut quhej Pal dhe se, sipas tij, kishte qenë proniar i dy fshatrave të Dibrës së Poshtme, Sinjës dhe Gardhit të Poshtëm, rrëfim ky që mund të merret me një farë rezerve. Tregimi i mësipërm i Gjon Muzakës ka shërbyer si argument kryesor për ndonjë historian të ditëve tona që Dibrën ta konsiderojë si vendorigjinën e Kastriotëve. Po ashtu, si Marin Barleci, edhe Gjon Muzaka ka shënuar se Gjon Kastrioti ka pasur në zotërim Matin. Dhimitër Frëngu ka shkruar se Kastriotët zotëronin edhe Ujmishin. Tre autorët e mësipërm i shkruan veprat e tyre në fillim të shek. XVI dhe larg Shqipërisë, kur jetonin si emigrantë në Itali. Më pas, në vitin 1553, një tjetër shqiptar, Andre Engjëlli, ka shkruar në Romë se

paraardhësit e Gjon Kastriotit, përveç Matit, kanë zotëruar Kastorien dhe Ymenestrien. Sipas këtij autori, Gjon Kastrioti ka qenë i biri i « Gjergj Kastriotit » dhe ky i « Kostandin Kastriotit, të mbiquajtur Mazreku » që kishte vdekur në vitin 1390.

Vepra e Gjon Muzakës është më e saktë dhe më e besueshme se ajo e A. Engjëllit, prandaj thuajse të gjithë studiuesit e sotëm mendojnë se gjyshi i Skënderbeut quhej Pal.

Përveç autorëve të mësipërm, është edhe një autor tjetër i mëvonshëm, por shumë i rëndësishëm, sepse ka jetuar në Shqipëri, kleriku i ndritur shqiptar, Frang Bardhi. Në vitin 1636 ai botoi një vepër polemizuese për të mbrojtur origjinën shqiptare të Skënderbeut, kundër përpjekjeve të J. Marnoviçit për ta nxjerrë atë me origjinë sllave. Në veprën e tij Frang Bardhi i ka kushtuar një vend të veçantë përcaktimit të vendorigjinës së Kastriotëve. Pas një parashtrimi polemik të çështjes ai arrin në përfundimin se Kastriotët ishin nga Hasi i Prizrenit, se kështu është në « pajtim të plotë mendimi i përgjithshëm i kombit tonë ». Kjo frazë e veprës së F. Bardhit i jep mendimit të tij për Hasin si vendorigjinën e Kastriotëve vlerën e një burimi historik të dorës së parë. Për më tej ai shpjegon edhe origjinën e emrit familjar të Kastriotëve, duke e lidhur atë me emrin e fshatit Kastrat, që gjendej buzë lumit, dhe tregon se në kohën e tij një familje vendase kishte si mbiemër emrin e fshati Kastrat. Për vendorigjinën e Kastriotëve nga Hasi i Prizrenit dëshmojnë gjithashtu edhe kronisti raguzan Lukari (vepra e të cilit është botuar në vitin 1605), si dhe shënimet e fundit të shek. XV të një kleriku boshnjak, të botuara për herë të parë në vitin 1892. Po kështu mbiemri i dytë, Mazreku, i Kastriotëve si dhe pronat e tyre, Kastorie dhe Ymenestrie, që përmend A. Engjëlli, gjenden në mikrotoponiminë e shek. XVII dhe të sotme të Hasit (Kastrat dhe Mazrek) dhe të Lumës (Ujmisht që përmendet edhe nga Dh. Frëngu). Në përforcim të këtyre vjen edhe një dëshmi e fillimit të shek. XIX se në qytetin e Gjakovës jetonte rrobaqepësi Mihal Kastrioti, që flet për praninë e ruajtjen ndër shekuj të këtij mbiemri në krahinën e Hasit nga e kishin origjinën Kastriotët. Edhe tiparet fizike të Kastriotëve, siç ishin ato të Skënderbeut dhe të nipit të tij Ferrandit, të cilëve u njihen deri diku mirë, mbështesin origjinën hasiane të tyre.

Pranimi i Hasit si vendorigjina e familjes Kastrioti nuk e bën të pashpjegueshme pse më pas përfaqësues të kësaj familjeje, si degë të pemës gjenealogjike të saj, do të shfaqen si proniarë e zotër në viset e tjera të Shqipërisë, si në Dibër, në Mat etj.. Gjatë shek. XV e më pas, edhe në këto krahina kishte banorë me mbiemrin Kastrioti. Çështja e origjinës së Kastriotëve ka të bëjë me një periudhë më të hershme nga ajo që nis me gjyshin e që vazhdon me të atin e Skënderbeut. Të shtrira gjatë një harku kohorë të tillë mendimet për vendorigjinën e Kastriotëve, që japin autorët e hershëm shqiptarë si M. Barleci, Dh. Frëngu, Gj. Muzaka, A. Engjëlli dhe F. Bardhi, si dhe burime të tjera historike, nuk kanë kundërshti ndërmjet tyre, por shfaqen si dëshmi në vijim që flasin për kohë të ndryshme dhe që plotësojnë njëra-tjetrën. F. Bardhi flet për periudhën më të hershme, për trungun gjenealogjik të familjes kur ishte në Has, Gjon Muzaka përmend emrin e gjyshit të Skënderbeut, Pal Kastriotin, duke treguar dy fshatrat që kishte si pronia në Dibër, kurse M. Barleci dhe Dh. Frëngu flasin për pasardhësin e Palit, Gjon Kastriotin dhe zotërimet që kishte ky.

Pozita shoqërore e familjes Kastrioti u fuqizua si rrjedhojë e përpjekjeve të pinjollëve të ndryshëm të saj, disa prej të cilëve kjo rrugë i shtriu përtej vendorigjinës së tyre. Gjyshi i Skënderbeut, Pal Kastrioti, sipas Gjon Muzakës, kishte dy fshatra si feud në Dibër. Kurse i biri i Pal Kastriotit, Gjoni, krijoi një nga shtetet më të rëndësishme në Shqipëri që, në hapësirat e tij, përfshiu edhe krahinat e përmendura nga M. Barleci, Gj. Muzaka, Dh. Frëngu etj..

Dëshmitë historike për fillimet e shtetit të Kastriotëve thuajse mungojnë, një realitet i përgjithshëm ky për historinë tonë mesjetare, sidomos për viset lindore shqiptare.

Gjatë dy dhjetëvjeçarëve të fundit të shek. XIV në krye të zotërimeve të Kastriotëve duhet të ketë dalë Gjon Kastrioti. Në këtë periudhë zotërimet e tij duhet të jenë zgjeruar, sidomos në drejtim të lindjes, në rajonet e Prizrenit, të Gostivarit e të Tetovës, sepse, sipas M. Barlecit dhe Gj. Muzakës, Gjon Kastrioti qe martuar në atë kohë me Vojsavën (Jellën, sipas një dokumenti raguzan të vitit 1439), vajzë e një dere fisnike të rëndësishme pranë Shkupit. Nga nëntë fëmijët që lindi Vojsava dhe që arritën moshën madhore, shtatë kishin lindur para vitit 1405.

Zgjerimi e fuqizimi i shtetit të Gjon Kastriotit përkoi me rënien e dy shteteve kufitare me të, të Balshajve e të Topiajve, dhe sidomos pas dobësimit të fuqisë ushtarake të Perandorisë Osmane, kur ushtria e saj pësoi një disfatë të rëndë prej trupave mongole në betejën e Ankarasë të vitit 1402. Gjatë këtij viti (1402), zotërimet e Gjon Kastriotit u shtrinë në drejtim të viseve bregdetare dhe u bënë kufitare me ato të Venedikut. Që nga viti 1406 Gjon Kastrioti shfaqet si një partner i rëndësishëm në marrëdhëniet me shtetet e huaja, ambasadorët e tij shkonin në Venedik, Raguzë e në vende të tjera dhe ai cilësohej prej tyre si zot « shumë i fuqishëm », « i madhërishëm » etj.. Ndërkohë edhe ambasadorë të tyre dërgoheshin pranë Gjon Kastriotit. Pushteti dhe ndikimi i tij mbi zotërit e tjerë ishin të fuqishëm, prandaj më 1408 ai ishte i pranishëm si garant i paqes, që u nënshkrua në rrethinat e Durrësit, midis Venedikut dhe Balshajve.

Shtetin e Gjon Kastriotit e përshkonin rrugë tregtare shumë të rëndësishme. Ndër to, në rrafshin perëndim-lindje më të rrahurat ishin dy. Njëra rrugë lidhte viset bregdetare me Prizrenin, që duhet të ketë qenë qendra administrative e shtetit të Gjon Kastriotit. Në këtë qytet të lashtë kryqëzoheshin rrugë tregtare shumë të rrahura dhe që shkonin në drejtim të Prishtinës, të Pejës, të Tetovës etj.. Traseja e rrugës së dytë kalonte nga bregdeti nëpër krahinën e Matit, vijonte në drejtim të Dibrës dhe ndiqte rrjedhjen e sipërme të lumit Vardar për të arritur në Shkup. Në dokumentet mesjetare këto dy rrugë janë shënuar me emra të ndryshëm të qyteteve nga ato kalonin: rruga e Lezhës, rruga e Prizrenit, rruga e Prishtinës dhe rruga e Shkupit. Interesat ekonomikë e tregtarë të Gjon Kastriotit shtriheshin edhe përtej zotërimeve të tij, në Fushë-Dardani, madje edhe përtej Shkupit, ku mund të bliheshin argjend, plumb e hekur si dhe drithë me çmime më të ulëta se në rajonet e tjera, prodhime bujqësore të viseve të ngrohta, si pambuk, oriz, susam etj.. Kështu shpjegohen, p.sh., lidhjet e tij me manastirin e Hilandarit në Malin e Shenjtë, që gjendet në brigjet e detit Egje. Këtij manastiri, Gjon Kastrioti i dhuroi në vitin 1426 dy fshatra nga pronat e veta në rajonin e

Gostivarit, i bleu pirgun e Shën Gjergjit (i njohur edhe me emrin Pirgu Shqiptar) dhe në këtë manastir një nga djemtë e tij, Reposhi, e kaloi jetën si murg derisa vdiq më 25 korrik 1431. Në epigrafin e varrit, Reposhi mban titullin e lartë fisnik dukë.

Për jetën ekonomike e politike të shtetit të Gjon Kastriotit, ashtu si edhe të zotërimeve të fisnikëve të tjerë shqiptarë si dhe ato të Republikës së Venedikut, rëndësi parësore kishin raportet e tyre me kryekomandantin osman të Shkupit dhe, nëpërmjet tij, me sulltanin. Në marrëdhëniet me fqinjin e vet lindor e shumë të fuqishëm ushtarakisht, Gjon Kastrioti duhej të ndiqte një politikë shumë të kujdesshme. Edhe bejlerbeut të Rumelisë i interesonte që deri diku të kishte mirëkuptim me Gjon Kastriotin, sepse në shtetin e tij, nëpër një terren të vështirë e me prita të shumta, kalonin rrugët tregtare më të shkurtra për në brigjet e detit Adriatik, të cilat, në atë kohë, nuk mund të mirëmbaheshin e të ruheshin nga askush tjetër, veçse nga vendasit. Në rrethana të tilla, gjatë dhjetëvjeçarëve të parë të shek. XV, Gjon Kastrioti arriti të fuste nën bindjen e tij disa familje fisnike të njohura të Shqipërisë së Epërme dhe u bë figura politike kryesore e botës shqiptare të këtyre rajoneve.

Zgjerimet e pushtimeve osmane në viset lindore shqiptare bënë që Gjon Kastrioti dhe familje të tjera fisnike shqiptare të mos ndiheshin të sigurta, prandaj filluan të përforconin veprimtarinë politike të tyre në viset perëndimore, si dhe të zgjeronin lidhjet me forcat antiosmane e shtetet e huaja. Qysh në fillim të shek. XV burimet historike tregojnë se në kufijtë e shtetit të Gjon Kastriotit ishin përfshirë qyteti i rëndësishëm i Prizrenit bashkë me rrethinat e tij, krahinat përgjatë rrugëve Prizren - Prishtinë dhe Prizren - Tetovë, ato të Matit e të Mirditës dhe se ai kishte siguruar dalje në detin Adriatik në afërsi të zotërimit venecian të Lezhës. Në grykëderdhjen e lumit Mat Gjon Kastrioti mori në zotërim portin dhe qendrën doganore të Shufadasë, kriporet e rëndësishme të Shën Kollit, që më parë kishin qenë në duart e Dhimitër Jonimës, si edhe të gjithë zotërimin e këtij, ku gjendeshin edhe dy kështjella. Gjon Kastrioti synonte të shtrihej në vijën bregdetare së paku deri në grykëderdhjen e lumit Bunë, rajon bregdetar që kontrollohej nga Venediku. Në vitin 1410 Gjoni arriti të siguronte banesë në Ulqin, por nuk u pranuan prej Venedikut kërkesat e tij të vitit 1417 për t'i dhënë fshatin Barbullush dhe Malin Medua (Shëngjinin), ku dëshironte të ngrinte një kështjellë. Më pas arriti ta merrte Shëngjinin. Zotërimet e tij u bënë kufitare në veri me Despotatin e Rashës dhe në verilindje me rajonin e Prishtinës, banorët e së cilës njihnin taksat doganore që paguheshin për kalimin nëpër shtetin e Gjonit. Në jug zotërimet e Gjon Kastriotit kufizoheshin me ato të Arianitëve dhe të Topiajve, kurse në lindje me viset që ishin nën pushtuesit osmanë, të cilët, përveç Shkupit, zotëronin në perëndim të tij kështjellën e Tetovës. Pjesa më e madhe e fushës përgjatë rrjedhjes së sipërme të lumit Vardar e në perëndim të Tetovës për një kohë mbeti nën zotërimin e Gjon Kastriotit, të cilën M. Barleci e ka emërtuar Dibra e Poshtme. Edhe rajonet më në jug ishin pjesë e shtetit të Gjon Kastriotit, kufijtë e të cilit në atë drejtim shtriheshin deri në afërsi të qytetit të Kërçovës, që kishte rënë nën pushtimin osman qysh në fund të shek. XIV.

Shtrirja e gjerë gjeografike e shtetit të Gjon Kastriotit është pasqyruar edhe në burimet historike osmane. Në një dokument të muajit maj të vitit 1438 përmendet regjistri kadastral « i tokave të Gjonit » (Juvan-ili) dhe si pjesë e tyre vilajeti i Dhimitër Jonimës. Ky regjistër

nuk është zbuluar deri tani, sepse, si shumë kadastra të tjera të asaj kohe, mund të jetë zhdukur. Regjistri kadastral « i tokave të Gjonit » duhet të jetë hartuar në pranverë të vitit 1430, gjatë fushatës ushtarake të Isak-bej Evrenozit, ose, më së shumti, njëkohësisht me regjistrin e Sanxhakut Shqiptar, në vitin 835 h. (1431-1432). Administrata osmane hartonte nga një regjistër kadastral të veçantë për çdo sanxhak, të cilët po ashtu si « tokat e Gjonit » kishin disa vilajete si njësi administrative më të vogla. Prandaj edhe shtrirja gjeografike e « tokave të Gjonit » ishte përafërsisht me atë të një sanxhaku.

Pasuritë e shumta që kishin viset e Dibrës së Poshtme e të Prizrenit dhe numri i madh i banorëve që jetonin në to e bënin këtë rajon, i cili formonte pjesën lindore të shtetit të Gjon Kastriotit, të kishte rol vendimtar në veprimtarinë ekonomike, politike dhe ushtarake të tij. Prandaj edhe fëmijët e tij përgjithësisht mbanin emrat karakteristikë të këtij rajoni. Pjesën lindore të shtetit të vet Gjon Kastrioti e zotëronte si funksionar i administratës osmane, sepse vetë ai deklaronte në vitin 1411 se kishte në gatishmëri të përhershme një ushtri të përbërë nga « dy mijë kalorës shqiptarë dhe treqind kalorës turq » dhe kohë pas kohe është shprehur se sulltani ishte kryezot i tij.

Për të gjallëruar sa më shumë lëvizjen e mallrave e të njerëzve në rrugët tregtare që kalonin nëpër zotërimet e Kastriotëve, Gjoni nënshkroi akte me qeveritarët e vendeve të ndryshme, duke u garantuar sigurinë e qarkullimit të mallrave e të tregtarëve të tyre nëpër shtetin e tij. Për të nxitur sa më shumë ardhjen e tyre, ai thjeshtësoi sistemin tatimor dhe vendosi vetëm një taksë doganore për mallrat që tregtarët e huaj do të transportonin nëpër zotërimet e Kastriotëve. Për të garantuar sigurinë e lëvizjes së njerëzve dhe të karvaneve të mallrave nëpër rrugët tregtare, Gjoni vendosi roje nëpër to si dhe nëpër kështjellat që shërbenin për mbrojtjen e tyre, si në ato të Prizrenit, të Gurit të Bardhë, të Stelushit etj.. dhe rriti shërbimet për mirëmbajtjen e rrugëve.

Pozicioni gjeografik kyç i shtetit të Gjon Kastriotit e kishte bërë atë një urëlidhje në Shqipërinë Qendrore për të kaluar në rajonet e tjera të Shqipërisë së Epërme e të Poshtme si dhe në rajonet lindore të Shqipërisë, si në Fushë-Dardani dhe në Shkup nëpërmjet rrugës më të shkurtër. Kjo ka qenë një nga arsyet kryesore që Gjon Kastrioti të kishte lidhje të shumta familjare e martesore me sundimtarë të tjerë shqiptarë, si me Arianitët, Topiajt, Muzakajt, Balshajt, Gjurashët (Cërnojeviçët). Lufta e përhershme e Stefan Gjurashit (Cërnojeviçit) dhe e paraardhësve të tij në rajonin e Gentës kundër despotit të Rashës, Gjergj Brankoviçit, pa dyshim ka qenë e mbështetur dhe e bashkërenduar me aksionet ushtarake të vjehrrit të tij, Gjon Kastriotit, që ky detyrimisht ka ndërmarrë edhe për interesat e veta në rajonet e Shkodrës, të Rrafshit të Dukagjinit dhe të Fushë-Dardanisë kundër armikut të përbashkët, despotit Gjergj. Përballë një lufte me dy fronte të shqiptarëve, Gjergj Brankoviçi dhe paraardhësit e tij kanë qenë të detyruar të tërhiqen dhe të rrudhin kufijtë jugorë të Despotatit të Rashës. Gjon Kastrioti hyri në lidhje ekonomike e politike edhe me vende të huaja, si me Venedikun, Raguzën etj..

Gjon Kastrioti zotëronte një potencial të ndjeshëm ekonomik dhe ushtarak. Të ardhurat kryesore vinin nga sistemi tatimor feudal që nënshtetasit e tij tradicionalisht ishin të detyruar

t'i jipnin kryezotit të tyre me prodhime në natyrë, me të holla dhe me punë angari. Ky sistem tatimor është shprehur në një akt-dhurimi të vitit 1426, që Gjon Kastrioti së bashku me djemtë e tij i bënë manastirit të Hilandarit për fshatrat Radostushë dhe Trebisht. Në të thuhet: « duke dhuruar në dobi të manastirit këto dy fshatra, unë i liroj ato nga çdo angari e madhe dhe e vogël, me të gjitha detyrimet për haraçin mbretëror dhe taksat e shtetit dhe të gjitha këto ia jap manastirit të shenjtë: të mos ketë as qefali, as zot, as psarë e të mos japin të dhjetë as për drithë, as për verë, as për mjaltë, as dhuratë në para, as para për kullotë, as për të dhjetë bagëtish, kështu që kisha t'i marrë të gjitha të drejtat mbi këto fshatra sipas ligjit ».

Krahas sitemit tatimor të mësipërm, Gjon Kastrioti siguronte të ardhura të rëndësishme nga doganat, tregtia e drithit, e metaleve, e kripës etj..

Gjon Kastrioti ndoqi një politikë aktive për zgjerimin e fuqizimin e shtetit të tij, me gjithë kushtet e vështira që ishin krijuar prej sulmeve e pushtimeve osmane. Ai forcoi lidhjet me Republikën e Venedikut dhe qysh në vitin 1407 arriti të siguronte prej saj qytetarinë veneciane, e cila, bashkë me fëmijët e tij, iu rinjoh edhe në vitin 1413. Në fillim të vitit 1410 Venediku pranoi kërkesën e Gjon Kastriotit që të kishte banesë në Ulqin dhe, në rast se do të dëbohej nga zotërimet e tij prej osmanëve, ai bashkë me familjen të banonte në atë qytet. Këto lidhje me Venedikun Gjoni i shfrytëzoi për zgjidhjen e mosmarrëveshjeve që pati në vitin 1407 me peshkopin e Lezhës, i cili kishte gjetur mbështetjen e papës që peshkopatës së Arbrit t'i shkëpuste 12 kisha. Ndërhyrja e Venedikut pranë papës qe efikase për Gjonin. Në vitin 1411 Gjon Kastrioti, kundrejt një shpërblimi të përvitshëm prej një mijë dukatësh, i ofronte Venedikut ndihmë ushtarake me « dy mijë kalorës të tij dhe treqind kalorës turq », madje edhe më shumë në rast nevoje.

Si çështje parësore e aktivitetit politik të Gjon Kastriotit ishin marrëdhëniet e tij me fqinjët lindorë, pushtuesit osmanë, fuqia ushtarake e të cilëve ishte e papërballueshme prej tij. Siç del nga fraza e dokumentit të vitit 1411, të cituar pak më sipër, Gjon Kastrioti ishte afruar me komandantin osman të Shkupit, Bajazitin, aq sa mund të komandonte edhe 300 kalorës osmanë, e dhënë kjo që lejon të supozohet se ai mund të ketë qenë së paku në postin e subashit të Tetovës. Në kushte të tilla, për të mbajtur në këmbë shtetin e tij Gjon Kastrioti ishte i shtrënguar të pranonte vasalitetin ndaj sulltanit dhe t'i paguante, siç ka shkruar vetë në vitin 1426, « haraçin mbretit ». Si garanci për pranimin e vasalitetit osman, të paktën qysh në vitin 1409, Gjon Kastrioti qe detyruar të dorëzonte peng një nga djemtë e tij, që, me sa kuptohet, ka qenë djali i madh, Stanisha.

Në betejën e Ankarasë, që u zhvillua gjatë vitit 1402 midis trupave mongole dhe ushtrive osmane, këta të fundit pësuan një disfatë të rëndë dhe jeta politike e Perandorisë Osmane u përfshi nga konflikte të brendshme për trashëgimin e fronit osman, konflikte që vazhduan afër një dhjetëvjeçar. Gjatë këtyre viteve u dobësua përkohësisht presioni osman, për t'u riaktivizuar pas ardhjes në fron të sulltan Mehmetit I (1413-1421). Ndërkohë zotërimet e Gjon Kastriotit arritën një zgjerim e fuqizim të madh. Këtë e favorizoi edhe qëndrimi i komandantit osman të Shkupit, Bajazitit, i cili nuk ndoqi një politikë pushtimesh, por atë të marrëveshjes me fisnikët shqiptarë. Pas vdekjes së tij në vitin 1414, ai u zëvendësua nga i

biri, për veprimtarinë e të cilit është vështirë të thuhet diçka. Gjatë viteve në vijim rol të veçantë në drejtimin e veprimtarisë politike e ushtarake të Pashasanxhakut të Shkupit do të kishin Isak bej Evrenozi dhe i biri i tij, Isa Beu. Evrenozët ishin një familje shumë e pasur. Vetëm në Shkup ata kishin mbi njëqind dyqane. Gjatë disa dhjetëvjeçarëve si ushtarakë të lartë osmanë, Evrenozët u përpoqën të kontrollonin rrugët tregtare të vendit që të fuqizoheshin ekonomikisht gjithnjë e më shumë.

Në fillim të vitit 1415 kaloi në duart e osmanëve Kruja, e cila kishte një pozicion shumë strategjik dhe kontrollonte segmente të rrugëve tregtare që lidhnin Shkupin me bregdetin shqiptar si dhe viset perëndimore të vendit. Prandaj pushtimi i Krujës dëmtoi rëndë interesat e fisnikëve të Shqipërisë Qendrore dhe të Epërme, sepse tani zotërimet e tyre nga çasti në çast mund të pushtoheshin prej osmanëve. Rëndë u goditën edhe zotërimet e Gjonit, sepse osmanët mund të zotëronin rrugën tregtare që kalonte nëpër Mat e Dibër për të arritur në Shkup, e kontrolluar deri në atë kohë prej Kastriotëve. Sidoqoftë, Gjoni u tregua mjaft i kujdesshëm në marrëdhëniet e tij me osmanët. Për të mbrojtur interesat e shtetit të tij dhe për të mënjanuar përplasjen me ta, kur Kruja ra në duart e osmanëve, Gjoni dërgoi djalin e tij të vogël, Gjergjin, si iç-ogllan (pazh) pranë oborrit osman. Në këtë mënyrë ai evitoi për disa vjet konfrontimet me osmanët. Kurse Republika e Venedikut vendosi që t'i jepte një tribut vjetor prej 200 dukatësh subashit turk të Krujës, që ky të mos sulmonte Durrësin dhe të mos prekte kriporet e shumta të këtij qyteti.

Me gjithë përpjekjet e Gjonit për të pasur marrëdhënie sa më të mira me sulltanin, ai nuk hoqi dorë nga masat mbrojtëse. Në nëntor të vitit 1417 Gjoni i kërkoi më kot Venedikut që të përballonin së bashku sulmet e mundshme osmane dhe i premtonte se ishte i gatshëm të vinte në dispozicion të një aksioni të përbashkët të gjithë luftëtarët dhe keshtjellat e veta. Në këto rrethana Gjon Kastrioti i kushtoi vëmendje të veçantë bashkëveprimit me fisnikët shqiptarë.

Kur në vitin 1418 Balsha III i shpalli luftë Republikës së Shën Markut për të rimarrë Shkodrën dhe Drishtin, Gjoni mbajti anën e tij dhe qenë të paefektshme përpjekjet e Venedikut gjatë viteve 1419-1420 për ta larguar atë nga Balsha. Konflikti midis Balshës III dhe Venedikut në rajonin e Shkodrës pengoi lëvizjen e tregtarëve shqiptarë, raguzanë etj. dhe qarkullimin e mallrave në drejtim të Kosovës, ku nxirrej e përpunohej ari, argjendi e plumbi dhe ku çmimi i prodhimeve të shumta bujqësore ishte më i ulët në krahasim me çmimet që ato kishin në viset perëndimore. Këto rrethana i shfytëzoi Gjon Kastrioti për të intensifikuar qarkullimin e mallrave në drejtim të Kosovës nëpër rrugën tregtare Shufada - Prizren - Prishtinë dhe në atë të Shkupit të kontrolluara prej tij. Në shkurt të vitit 1420 ai nënshkroi një akt-tregtar me Republikën e Raguzës, nëpërmjet së cilës u garantonte tregtarëve të saj lëvizje të sigurt nëpër rrugët e sipërpërmendura. Në mars të vitit 1422 Gjon Kastrioti siguroi edhe miratimin e Venedikut për të lejuar tregtarët raguzanë, që në vend të Shkodrës të vinin në Lezhë për të rrahur rrugët e zotërimeve të tij.

Pas vdekjes së Balshës III, Gjon Kastrioti ndërmori masa të menjëhershme për të mbrojtur interesat e veta politike dhe ekonomike. Në rajonin e Shkodrës, ku kishte zbritur ushtria e

Stefan Lazareviçit dhe mbante të rrethuar qytetin, Gjoni dërgoi trupat e veta. Në një letër, që i shkroi Venedikut në nëntor të vitit 1422, ai ka rrëfyer se nuk e kishte lejuar despotin serb të Rashës të merrte Lezhën dhe shprehte me këtë rast gatishmërinë e tij për të ndihmuar venecianët që të dëbonin ushtrinë serbe nga rajoni i Shkodrës.

Ndërkohë, krahas Gjonit, edhe djemtë e tij kishin filluar të aktivizoheshin në veprimtarinë politike dhe ushtarake të familjes së tyre. Burimet historike tregojnë se gjatë vitit 1422 një nga djemtë e tij komandonte trupat e Kastriotëve në rrethinat e Shkodrës. Kurse në vitin 1428 përmendet një djalë i Gjon Kastriotit « i bërë turk e mysliman », që kishte trupa ushtarake pranë zotërimeve të Venedikut po në rajonin e Shkodrës.

Interesat ekonomikë dhe politikë të shtetit të Kastriotëve e nxitën Gjon Kastriotin që t'u kushtonte vëmendje edhe rajoneve të tjera shqiptare, të cilat nuk ishin kufitare me zotërimet e tij. Jo lidhjet familjare që Kastriotët kishin me Balshajt, po pikërisht interesat ekonomikë e shtynin Gjon Kastriotin t'i përkrahte vazhdimisht ata, madje duke dërguar edhe ushtrinë e tij në ndihmë të tyre. Edhe pas vdekjes më 1421 të Balshës III, që ishte kushëri i tij, Gjoni vazhdoi lidhjet me fisnikët e tjerë shqiptarë të zotërimeve të Balshës III, si me Gjurashët (Cërnojeviçët), që i kishin zotërimet fillestare në rrethinat e grykës së Kotorrit dhe që më pas i shtrinë edhe në Gentë, me të cilët lidhi krushqi. Gjurashët u angazhuan në një luftë shumëvjeçare kundër përpjekjeve të Despotatit të Rashës për pushtimin e viseve bregdetare shqiptare, që shtriheshin në veri të lumit Buna. Ndërkohë edhe Gjon Kastrioti kundërshtoi synimet e despotëve serbë për marrjen e Lezhës dhe për zgjerimin e pushtimeve të tyre në Rrafshin e Dukagjinit dhe në Fushë-Dardani.

Pesha dhe roli i shtetit të Gjon Kastriotit në jetën e vendit erdhi gjithnjë duke u rritur. Fuqizimin më të madh ai e arriti në kohën kur në krye të tij doli djali i vogël i Gjonit, Gjergj Kastrioti-Skënderbeu.

## 3. VENEDIKU NË SHQIPËRI (SHEK. XIV-XV)

### *Shtrirja e zotërimeve veneciane në Shqipëri*

Pas dështimit të përpjekjeve për të krijuar edhe në Shqipëri një zotërim të vetin në kohën e Kryqëzatës IV dhe shkrirjes së Dukatit venecian të Durrësit, më 1213, Republika e Shën Markut ishte mjaftuar të mbronte interesat e saj tregtarë, duke rënë për këtë në ujdi me sundimtarët e me bashkësitë e qyteteve. Tregtarë venecianë përshkonin me karvane rrugët që lidhnin portet e Durrësit, Vlorës, Shëngjinit etj., me viset e brendshme duke çuar e duke tërhequr mallra prej andej. Prania e konsujve venecianë në qendra të tilla, si në Durrës (1249), në Spinaricë (1276) apo në Vlorë (1359), nënvizonte praninë e shkëmbimeve tregtare midis porteve shqiptare dhe Venedikut. Ashtu si në shek. XI, edhe në shek. XIV në Durrës vazhdonte të kishte një koloni tregtare veneciane, të përqendruar në një lagje të veçantë, buzë detit, dhe të organizuar përreth kishës së hershme të Shën Mërisë së Amalfitanëve.

Përfaqësuesit e kësaj kolonie, edhe pse nuk gëzonin statusin e qytetarit (civis), kishin statusin e rezidentit (habitator) që u siguronte lirinë e jetës, të pronës, të aktivitetit ekonomik, krahas detyrimeve përkatëse. Në shek. XIV përmenden edhe mjaft fisnikë venecianë nga familje të shquara, si Kontarenët, Maurot, Barbadigot etj., që kishin blerë toka e bagëti në rrethinat e Vlorës, Durrësit apo Butrintit, duke ngritur aty fermat (casale) të bazuara në shfrytëzimin intensiv të tokës e të bagëtisë.

Në përgjithësi, deri në dhjetëvjeçarët e fundit të shek. XIV, angazhimi i Venedikut në Shqipëri mbeti kryekëput në lëmin ekonomik dhe synonte mbajtjen hapur të arterieve kryesore tregtare, tokësore e detare, dhe mbrojtjen e interesave të qytetarëve venecianë. Venediku s'mund të luante veçse një rol politik të kufizuar edhe për faktin se nga fundi i shek. XII, por veçanërisht në shek. XIV, në Dalmaci e në Shqipëri ushtronte një sovranitet formal mbretëria e Hungarisë, rivale e Venedikut. Interesat hungareze në krejt vijën bregdetare që shtrihej nga Kuarnaro (Istrie) e deri në Durrës u njohën më 1358 dhe u konfirmuan edhe në paqen e Torinos, më 1381. Por shfaqja e turqve osmanë dhe dalja e tyre eventuale në bregdet, rrezikonte të këpuste rrugët tregtare të Venedikut. Një gjë e tillë e bëri të pashmangshëm angazhimin e këtij të fundit në ngjarjet që zhvilloheshin në Shqipëri. Për t'i mbajtur osmanët larg nga qytetet-porte të Adriatikut ose të Jonit, Republika e Venedikut u përpoq të forconte marrëdhëniet me krerët feudalë shqiptarë që kontrollonin rrugët dhe shtigjet që çonin drejt tyre, duke inkurajuar qëndresën e atyre krerëve kundër sulmeve osmane. Në gjysmën e dytë të shek. XIV, sundimtarët shqiptarë Balshajt, Dukagjinët, Zahariajt, Topiajt, Muzakajt, Shpatajt, Zenebishët kishin marrëdhënie të rregullta me Republikën e Shën Markut. Kjo e fundit i kishte shpallur shumë prej tyre qytetarë venecianë dhe u kishte njohur privilegjet që lidheshin me këtë status. Në mjaft raste venecianët i furnizonin zotërit shqiptarë edhe me armë dhe madje me anije luftarake, por kjo vetëm kur bëhej fjalë për mbrojtjen e viseve bregdetare nga sulmet e flotës osmane.

Deri në çerekun e fundit të shek. XIV, Republika e Venedikut ishte mjaftuar me sigurimin e interesave të saj ekonomiko-tregtarë, pa u angazhuar drejtpërsëdrejti në Shqipëri edhe kur për një gjë të tillë pati ftesa nga grupe e bashkësi shqiptare. Kështu, në vitin 1350, bashkësia qytetare e Durrësit, ku një rol të madh luanin tregtarë e sipërmarrës të lidhur ngushtë ekonomikisht me Venedikun, i kërkoi këtij të fundit ta merrte në dorëzim qytetin. E ndërgjegjshme se një hap i tillë ishte i parakohshëm, pasi do ta fuste atë në konflikte me fuqi të tjera të interesuara, si Mbretërinë e Napolit, mbretërinë serbe apo atë hungareze, Venediku nuk e pranoi në atë rast ofertën. Por situata e re e krijuar pas betejës së Fushë-Dardanisë (1389), kur ushtrive osmane iu hap rruga drejt viseve bregdetare, e bënte të domosdoshme për Venedikun shtënien në dorë të qendrave kryesore bregdetare për të shmangur daljen në det të osmanëve dhe për rrjedhojë, paralizimin e trafikut detar përgjatë brigjeve shqiptare. Kjo politikë e re e Venedikut në Shqipëri favorizohej tashmë edhe nga fakti se mjaft sundimtarë shqiptarë, të pafuqishëm ndaj sulmeve osmane, tregoheshin të gatshëm t'ia dorëzonin atij pjesërisht ose tërësisht zotërimet e tyre kundrejt kushtesh krejt të favorshme për këtë të fundit. Në vitin 1386, pasi mori Korfuzin, Venediku ishte tashmë i pranishëm në truallin shqiptar duke shtënë në dorë, në marrëveshje me Gjon Zenebishin, sistemin e fortifikuar të Butrintit e të Ksamilit, me rëndësi thelbësore për kontrollimin e Kanalit të

Korfuzit.

S'ka dyshim që në qendër të planeve veneciane në Shqipëri qëndronte qyteti i Durrësit, avantazhet strategjike dhe ekonomike të të cilit venecianët i njihnin mirë. Që në maj të vitit 1387 princi Karl Topia, i ndodhur nën presionin e vazhdueshëm të sulmeve osmane, i propozoi Republikës lëshimin e Durrësit kundrejt një shpërblimi dhe një lejeje për t'u vendosur në kolonitë veneciane të Kretës ose të Negropontit (Eube). Në atë rast Venediku i qëndroi besnik politikës së tij të shmangies së hyrjes në konflikt drejtpërdrejt me osmanët, ndaj e refuzoi butësisht ofertën e Karlit, edhe pse i premtoi ndihmën e vet ushtarake. Por vetëm një vit më vonë situata e Durrësit ishte bërë aq e brishtë, saqë Senati i Venedikut mori vendim që qyteti të shtihej në dorë sapo të shihej se rrezikohej të binte në duar të osmanëve. Projekti parashikonte si dorëzimin vullnetarisht të qytetit nga ana e Gjergj Topisë (Karli ndërkohë kishte vdekur), ashtu dhe marrjen e qytetit jashtë vullnetit të tij, në bashkëpunim me qytetarë durrsakë, përkrahës të Republikës. Fillimisht, Gjergj Topia u bind që t'u lëshonte venecianëve kullën e poshtme të qytetit, atë pranë portit. Por në prill të vitit 1392, i ndodhur sa nën presionin e osmanëve, aq edhe të përfaqësuesve më të lartë të parisë durrsake, përfshirë dhe kryepeshkopin Dhimitër Nesha, të cilët kishin rënë në ujdi me Venedikun, Gjergj Topia nënshkroi aktin e dorëzimit të krejt qytetit Republikës së Shën Markut. Më 1393 vëllezërit Progon e Tanush Dukagjini i kaluan Venedikut kështjellën e tyre të Lezhës.

Në dhjetor 1395 një tjetër sundimtar shqiptar i ndrydhur nga osmanët, Gjergji II Strazimiri Balsha, i ofroi Venedikut qytetet bashkë me territoret e Shkodrës e të Drishtit. Marrëveshja u nënshkrua në pranverën e vitit 1396 e në bazë të saj Balsha i lëshonte Venedikut, kundrejt shpërblimit dhe kushteve të tjera, qytetet e Shkodrës, të Drishtit, të Shasit e të Dejës, bashkë me rrethina. Me këtë rast Gjergj II Balsha bashkë me trashëgimtarët e tij pranoheshin në Këshillin e Madh dhe në radhët e fisnikërisë veneciane. Më 1395 Venediku u mori Balshajve qytetet e Ulqinit, Tivarit e të Buduës.

Përsa i përket Vlorës, sundimtarja e saj Komnenë Balsha, e veja e Balshës II, i kishte propozuar që më 1386 Venedikut dhënien e qytetit, bashkë me kështjellat e Kaninës, Himarës dhe të Pirgut (në derdhje të Semanit). Besnik ndaj politikës së tij të mosangazhimit aty ku nuk e gjykonte të domosdoshme, Venediku nuk e pranoi ofertën as të Komnenës dhe as të pasardhësve të saj, Merkshës e Ruginës. Zotërimi i Durrësit dhe i Butrintit konsiderohej i mjaftueshëm për të kontrolluar krejt krahun jugor të bregdetit shqiptar.

Nga ana tjetër, duke ditur interesimin e jashtëzakonshëm të osmanëve për këtë qytet, venecianët e dinin se shtënia në dorë e tij do ta ndërlikonte Republikën në konflikte të pashmangshme me osmanët. Ndaj për Vlorën u zbatua një politikë tjetër: të pritej derisa qyteti të pushtohej nga osmanët e mandej t'u kërkohej këtyre blerja e tij qoftë edhe me një çmim më të lartë nga sa ofronin zotërit e ligjshëm të saj. Por llogaritë e Republikës në këtë pikë nuk dolën, pasi me të pushtuar Vlorën e Kaninën në qershor të vitit 1417, osmanët treguan se jo vetëm nuk kishin ndërmend t'ia shisnin atë Venedikut, por e kthyen në bazën e tyre kryesore detare nga ku kontrollonin lundrimin në Adriatik dhe nga ku filluan të

përgatisnin invazionin e Italisë.

Disa vjet pas marrjes së Butrintit (1386), duke shfrytëzuar vështirësitë e zotërve Zenebishi e Shpata, Venediku shtiu në dorë në bregdetin e Vagenetisë (Çamërisë), edhe skelat e Sajadhës, Pargës, Fanarit, si dhe portin e rëndësishëm të Naupaktit (Lepantos) në gjirin e Korintit.

Në këtë mënyrë, Venediku realizonte një synim që kishte qenë në themel të politikës së tij qysh nga koha e Kryqëzatës IV (1204): shtënien në dorë të porteve e të skelave kryesore përgjatë vijës bregdetare për të siguruar kontrollin e rrugëve detare drejt Lindjes. Megjithatë, realizimi i këtij synimi bëhej në kushtet kur osmanët po ushtronin trysni gjithnjë e më të madhe në këtë krah. Venediku nuk ishte në gjendje t'u bënte ballë sulmeve osmane kundër keshtjellave të tij. Për këtë qëllim, ai u mundua të nxiste, pa rënë në sy, qëndresën e krerëve shqiptarë, që zotëronin territoret midis bazave osmane në Maqedoni dhe zotërimeve veneciane të bregdetit. Në fillim të shek. XV, ndër klientët e Venedikut numëroheshin Cërnojeviqët (Gjurashët), Hotët, Tuzët, Bitidosët, Jonimët e Zaharitë e Gentës, Dushmanët e Pultit, Gjon Kastrioti e Niketë Topia në Shqipërinë Qendrore, Teodor Muzaka i Beratit, Gjon Zenebishi i Gjirokastrës e Muriqi Shpata i Artës. Në këmbim të ruajtjes së shtigjeve, që lidhnin bazat osmane në Maqedoni me viset bregdetare, Venediku u ofroi krerëve të mësipërm provizione në të holla, tituj fisnikërie, prona dhe strehim në zotërimet e veta në rast të pamundësisë për të qëndruar më në tokat e veta. U premtoi gjithashtu përfshirjen e tyre në çdo traktat paqeje, që eventualisht do të nënshkruante me osmanët, premtim që nuk e mbajti kurrë. Në fakt, në vend të politikës së konfrontimit me osmanët, Republika e Venedikut filloi të zbatojë gjithnjë e më shumë politikën e ujdisë me ta, aq më shumë kur pas disfatës së Ankarasë, më 1402, osmanët në paqet veneto-osmane të viteve 1411, 1430 apo 1446, treguan gatishmëri për t'u njohur venecianëve zotërimet në Shqipëri. Pikërisht atëherë, Republika e Venedikut dhe qeveritarët e saj në Shqipëri jo vetëm u pajtuan me pushtimin e Krujës, Vlorës, Beratit e të Gjirokastrës nga osmanët në vitet 1415-1418, por filluan edhe ta shkurajojnë qëndresën e krerëve shqiptarë, duke i këshilluar ata të mos ndërmerrnin sulme kundër këtyre të fundit. Në korrik të vitit 1433 Republika i porosiste shkoqur qeveritarët venecianë në Shqipëri që të anullonin marrëveshjet me cilindo princ shqiptar, i cili ngrihej kundër osmanëve dhe despotit serb Stefan Llazareviç, me të cilët Venediku ishte tashmë në paqe. Ky qëndrim i ri i Venedikut çoi në acarimin e marrëdhënieve me krerët kryesorë shqiptarë, si Balshajt, Dukagjinët, Topiajt, Kastriotët etj.. Madje, puna arriti deri aty saqë qeveritarët venecianë të paguanin komandantët osmanë për të goditur « aleatët » shqiptarë, që shpeshherë gëzonin edhe të drejtën e qytetarisë veneciane. « Venecianët e kontrollojnë gjithë Arbërinë me anë të turqve » raportonin në tetor të vitit 1422 të dërguarit e Raguzës. Dhe duke iu referuar politikës pa moral e pa parime të Republikës së Shën Markut në Shqipëri, shtonin: « Gjithë bota e di se sa zgjatin miqësia dhe premtimet e venecianëve ». Këta e treguan këtë qëndrim edhe në rastin e nënshkrimit të paqeve të sipërpërmendura me osmanët, ku në kundërshtim me sa kishin premtuar vazhdimisht, nuk i përfshinë aty krerët shqiptarë deri atëherë « klientë » të Venedikut. Në këtë mënyrë shqiptarët mbetën vetëm përballë hakmarrjes së osmanëve.

### *Qytetet shqiptare nën administratën e Venedikut*

Ndikimi i madh që Venediku ushtronte prej shekujsh në jetën ekonomike e kulturore të qyteteve bregdetare shqiptare, e lehtësoi kalimin e këtyre të fundit nën sundimin e tij. Në Durrës, Lezhë, Shkodër, Ulqin e në Tivar kishte grupe të tëra shoqërore që ishin të lidhura ngushtë me Venedikun. Këta mund të ishin tregtarë, pronarë anijesh, detarë, artizanë. Por rrethi i marrëdhënieve me Venedikun përfshinte gjithashtu edhe sektorë të popullsisë joqytetare, fisnikë dhe bujq, sidomos të rrethinave, që eksportonin produktet e tyre në Venedik, ose që garantonin lëvizjen e tregtarëve venecianë në brendësi të vendit. Republika diti të tërhiqte në orbitën e vet edhe mjaft fisnikë të vegjël rrotull qyteteve, të cilëve u paguante provizion të përvitshëm në këmbim të sigurimit të qetësisë në rrethinat dhe në vetë qytetet. Në shek. XIV elementë të veçantë të parisë së qyteteve bregdetare, por edhe të aristokracisë së tokës, kishin fituar qytetarinë veneciane, madje ndonjëri kishte arritur edhe të pranohej në Këshillin e Madh të Republikës. Pas tyre kishte edhe shumë të tjerë, kryesisht tregtarë e artizanë, që gëzonin privilegje të veçanta dhe që, siç thuhej, « e mbanin veten për venecianë » (pro Veneto expediantur). Në mjedise të tilla Venediku gjeti mbështetjen e tij shoqërore para dhe gjatë sundimit të tij në Shqipëri.

Republika e Venedikut e realizonte qeverisjen në zotërimet e saj shqiptare me anën e nëpunësve të dërguar enkas nga Venediku (rektorët). Një flotë e posaçme bënte roje të përhershme pranë brigjeve shqiptare, e gatshme të ndërhynte sa herë që cenoheshin interesat e Venedikut. Bajl-kapedani i Durrësit dhe kont-kapedani i Shkodrës, ishin funksionarët e nivelit më të lartë në Shqipëri. Nën urdhrat e tyre ishin një numër zyrtarësh të tjerë, si komandanti i keshtjellës (castellanus), komandanti i flotës lokale (admirali), komandanti i trupave të kalorisë (comestabilis), ruajtësi i thesarit (camerarius), gjykatësi (magister iuratus), sekretari (cancellarius). Në Drisht autoriteti më i lartë venecian ishte podesta, kurse në Lezhë keshtjellari. Në rastet kur vendi i qeveritarit në një qytet të caktuar mbetej i zbrazët, Venediku dërgonte aty proveditorët, funksionarë me një mandat të kufizuar. Konsujt venecianë, që vepronin si përfaqësues tregtarë dhe shpesh si informatorë, vepronin prej kohësh në qytetet kryesore dhe që luajtën rol të rëndësishëm në përgatitjen e kushteve për kalimin e këtyre qyteteve nën flamurin e Venedikut, në mjaft raste morën poste të rëndësishme në administratën veneciane. Qendra i çmonte veçanërisht njohuritë dhe lidhjet e tyre me vendin dhe me njerëzit.

Në kushtet e zhvillimit të invazionit osman, Venediku ishte tejet i interesuar që në zotërimet e tij shqiptare të ruhej paqja shoqërore. Një gjë e tillë parakuptonte pjesëmarrjen e aristokracisë qytetare në qeverisje, si dhe njohjen e strukturave dhe të institucioneve tradicionale bashkiake, gjë që binte ndesh me interesat e Venedikut. Në fakt, institucionet bashkiake, siç qe, p.sh., ai i magister iuratus, i kancelarit apo i admiralit në Durrës, ose u uzurpuan nga shtetas venecianë, ose u dubluan apo u zhvleftësuan, duke iu nënshtruar vullnetit të qeveritarit. Megjithëse në çastin e marrjes në dorëzim të qyteteve shqiptare, Republika e Venedikut u kishte premtuar bashkësive vendase se do të respektonte ligjet dhe doket e vjetra të vendit, administrata veneciane nuk vonoi të krijojë pakënaqësi e të bjerë në konflikt me popullsinë vendase. Në Durrës, Shkodër, Drisht, Ulqin e në Tivar qeveritarët venecianë shpërfillnin statutet e vendit dhe udhëhiqeshin nga praktika koloniale. Qytetarët

duhej të kryenin një sërë shërbimesh e punësh angari për shtetin venecian, të punonin për meremetimin e mureve të qytetit, shpeshherë duke e paguar me shpenzimet e veta lëndën e parë të ndërtimit dhe duke e transportuar po vetë në vendin e duhur. Me shërbime dhe angari të tilla ngarkohej edhe popullsia e fshatrave përreth, nën juridiksionin e kështjellave.

Qytetarët detyroheshin gjithashtu të kryenin shërbimin e patrullimit të qytetit dhe të rojes në portat e tij, me kohëzgjatje e kushte mjaft më të rënda nga ç'e përcaktonin këto shërbime statutet e qytetit. Këto të fundit përcaktonin gjithashtu që qytetarët të kryenin shërbime të caktuara ushtarake, por vetëm brenda qytetit, megjithatë qeveritarët venecianë nuk ngurronin të nxirrnin trupat vullnetare të qytetarëve edhe jashtë. Qeveritarët venecianë abuzonin me statutet deri në atë masë saqë në Drisht, p.sh., ua kërkonin kryerjen e shërbimit të rojës edhe klerikëve, gjë që ishte në kundërshtim flagrant me dispozitat statutore të atij qyteti.

I vendosur në politikën e tij për t'i mbrojtur zotërimet e veta në Shqipëri me sa më pak shpenzime e forca, Venediku u mundua të përfshinte në sistemin e mbrojtjes së qytetit edhe krerët feudalë të rrethinave, duke i bërë këta për vete me të holla e privilegje. Ruajtja e Durrësit dhe e prapatokës së tij mbështetej së shumti edhe në aleancat me krerë nga familjet fisnike Topiaj, Skurraj, Muzakaj etj.. « njerëz me pushtet e fuqi të madhe ushtarake », të cilëve Venediku u paguante provizion të përvitshëm, u akordonte liri e privilegje të veçanta dhe u lejonte hyrje-daljen e lirë në qytet, ndërkohë që përgjithësisht zotërit feudalë shiheshin si rrezik për qytetet në fjalë. Në zonën e Shkodrës, ku vazhdonte të mbijetonte një shtresë e fuqishme proniarësh, qeveritari venecian arriti të sigurojë një mbështetje të rëndësishme shoqërore, për sa kohë mundi t'i bëjë për vete ata. Por, edhe pse u pranua si një alternativë e pushtimit osman, në përgjithësi sundimi i Venedikut në qytetet shqiptare dhe rrethinat e tyre u shoqërua me pakënaqësi, konflikte e deri kryengritje të vendasve, siç qenë ato të viteve 1399, 1405, 1410 e 1418-1419. Në sfond të tyre qëndronin arsye të ndryshme, por ato ekonomike zinin vendin qendror. Republika e Venedikut parashikonte që barra e shpenzimeve për mbrojtjen e bregdetit shqiptar nga rreziku osman të përballohej me burimet e vendit, ndaj që në fillim ajo nxitoi t'i shtjerë në dorë këto burime. Nën administrimin e drejtpërdrejtë të qeveritarëve venecianë kaluan të ardhurat nga taksat, doganat, tregjet, peshkoret, dajlanet, kriporet, që shpesh u jepeshin në sipërmarrje personave të veçantë, kryesisht shtetas venecianë, të cilët prireshin t'i rrisnin ato duke rënduar popullsinë vendase. Të ardhura të mëdha Venediku nxori nga vendosja e monopolit të vet mbi produkte të caktuara shqiptare, siç ishin drithërat dhe kripa. Lidhur me drithërat, tregtimi i tyre u orientua kryekëput drejt tregut venecian. Akoma më i rreptë ishte kontrolli që Venediku vendosi mbi kripën. Ai përfshinte edhe prodhimin e saj. Republika e ndaloi në mënyrë kategorike ndërtimin e kriporeve dhe prodhimin e kripës nga sipërmarrës privatë shqiptarë. Tregjet shqiptare, nga Tivari deri në Pargë e në Prevezë, duhej të furnizoheshin me kripën e prodhuar në kriporet e Sinjorisë në Korfuz e në Durrës, kuptohet me çmime të caktuara nga shteti venecian. Edhe ky monopol venecian mbi tregtinë e kripës u bë burim konfliktesh të ashpra me bashkësitë shqiptare dhe me mjaft krerë shqiptarë, të cilët e konsideronin kripën një burim të rëndësishëm të ardhurash: « kripa është buka ime », do t'i shkruante më 1401 Gjon Zenebishi senatit të Venedikut, duke shtuar se midis tij dhe Venedikut do të mund të kishte paqe e mirëkuptim vetëm në rast se ky i fundit hiqte dorë nga përpjekjet për të shtënë

në dorë ose për të shkatërruar kriporet e tij të Sajadhës, në Çamëri.

Gjithsesi, bashkësitë qytetare e fshatare shqiptare që hynë nën sundimin e Venedikut kishin shumë arsye për të qenë të pakënaqura nga qeverisja e tij. Kjo pakënaqësi pasqyrohet në ankesat e shumta që ato bashkësi i drejtuan pushtetit qendror venecian, ku demaskoheshin arroganca dhe praktikat shfrytëzuese të qeveritarëve venecianë në Shqipëri. Shpeshherë pakënaqësia ndaj qeverisjes shpërthente në formën e sulmeve e të raprezaljeve kundër zyrtarëve e shtetasve venecianë apo deri edhe në kryengritje të vërteta popullore. Këto fitonin më shumë mbështetje, kur drejtoheshin nga fisnikë po aq të pakënaqur vendas. Kështu ndodhi në kryengritjet e viteve 1399, 1405, 1410 e 1418-1419 në trevat veriperëndimore të udhëhequra nga Balshajt, që e rrezikuan seriozisht sundimin venecian dhe që përfunduan edhe me humbjen e përkohshme të qyteteve të Shkodrës, Drishtit, Ulqinit e të Tivarit.

# K R E U  I V

# SHOQËRIA SHQIPTARE DHE KULTURA NË MESJETË

## 1. SHOQËRIA SHQIPTARE

### *Fisnikëria*

Lindja dhe zhvillimi i fisnikërisë shqiptare të tokës u krye në kushte specifike nëpërmjet veprimit të shumë faktorëve kontradiktorë. Së pari, në kushtet kur vendi mbeti përgjatë gjithë kohës nën sundimin e perandorive e të mbretërive të huaja, kuptohet që procesi i rritjes së klasës feudale shqiptare mbartte kufizimet e veta drejt arritjes së një fizionomie të plotë nacionale të saj.

Larmia e gjerë e titujve të fisnikërisë që mbanin krerët shqiptarë tregon shkallën e ndikimit dhe të integrimit të mjaft prej tyre me sistemet e huaja shtetërore. Në hierarkinë shqiptare ndeshen sa tituj bizantinë (despot, sebastokrator, sebast, heteriark, protokathimen, kabalarios, qefali etj.), aq edhe tituj perëndimorë (kapiten, judex, miles, kastelan, mareskalk, protontin, admiral) e sllavë (zhupan, kasnec, vojvodë etj). Në fakt, mjaft fisnikë shqiptarë ishin të integruar në administratat e huaja, qendrore e provinciale, në atë masë saqë dobësoheshin lidhjet me mjediset e tyre. Qysh në fillimet e shek. XI ka dëshmi për fisnikë shqiptarë nga familjet Skurra, Arianiti etj., që ishin përfshirë në fisnikërinë e Mbretërisë së Sicilisë apo të Perandorisë Bizantine. Por kjo nuk do të thotë se shumica e aristokracisë shqiptare, ndonëse nën ndikim e tutelë të huaj, të mos orientohej ku më shpejt e ku më vonë drejt emancipimit të vet, siç e provoi në fund të fundit edhe krijimi i Principatës së Arbrit që në shek. XII, apo i principatave e formacioneve të tjera shtetërore shqiptare në shek. XIV-XV.

Karakteristikë e përbashkët është se vatrat e këtyre formacioneve ndodheshin thuajse gjithmonë larg qyteteve e kështjellave, ku qe përqendruar administrata e pushteti i huaj, qoftë ky bizantin, anzhuin apo serb. Familjet që ishin në krye të principatave të shekujve XII-XV, nga Skurrajt, Blinishtët, Jonimët, Arianitët, Topiajt, Gropajt, Muzakajt, Matrëngët, Buat etj., vinin kryesisht nga zonat malore. Pushteti i tyre mbështetej në lidhjet që këta krerë kishin me popullsinë e vendit, duke përfshirë edhe lidhjet e gjakut, në madhësinë e « fisit » e, për rrjedhojë, në numrin dhe në cilësinë e forcës së armatosur që këta krerë kishin mbas vetes. Kjo përbënte në thelb bazën e autoritetit të tyre. Sunduesit e radhës, bizantinët, anzhuinët apo serbët, detyroheshin t'i llogaritnin këta krerë, që zotëronin një potencial luftarak të konsiderueshëm. Ndaj kërkuan t'i tërhiqnin ata duke u njohur, në një farë mase, pushtetin e tyre mbi zonat respektive, duke u dhënë tituj e prona dhe duke i përfshirë kështu në sistemin e qeverisjes. Ky raport i pushteteve të huaja me aristokracinë shqiptare u shoqërua edhe me joshjen nëpërmjet dhënies së pronave dhe zhvendosjes së mjaft krerëve drejt viseve ku ndodheshin qendrat e pushtetit. Kështu, në shek. XIV, Skurrajt e malësisë së Tiranës ishin

bërë zotër të një pjese të madhe të ultësirës, që për hir të tyre u quajt « Skurrje ». Mjaft prej Skurrajve u vendosën në Durrës e u bënë qytetarë të tij. E njëjta gjë ndodhi me Muzakajt e malësisë së Oparit, të cilët po atë kohë shtinë në dorë një pjesë të mirë të ultësirës midis Beratit, Vlorës e Karavastasë, e cila për hir të tyre filloi të quhet « Muzakje » (Myzeqeja e sotme). Dhurimin e pronave apo të feudeve në zonat fushore, rreth e rrotull qendrave të mëdha, si në Shkodër, Lezhë, Dibër, Durrës, Vlorë, Vageneti, Janinë, Kolonjë, Devoll etj., krerët shqiptarë duhet ta shpërblenin duke u ofruar shërbimet e tyre, kryesisht shërbimin ushtarak, strategëve bizantinë apo mëkëmbësve e kështjellarëve anzhuinë. Kështu, qoftë në epokën bizantine, qoftë edhe në atë anzhuine, në kështjellat kryesore të Durrësit e Vlorës përmenden krerë të ndryshëm nga krahinat fqinje, të cilët qëndronin brenda mureve të kështjellave në fjalë për një periudhë të caktuar bashkë me suitën e tyre (familia). Atyre u besohej ruajtja e objekteve të veçanta, zakonisht e kullave përgjatë murit rrethues. Pjesën tjetër të vitit krerët feudalë e kalonin në zotërimet e tyre ku ndodhej banesa e fortifikuar (fortis domus), në të cilën ata strehoheshin bashkë me familjen e me njerëzit e tyre të armatosur. Sipas shtrirjes së zotërimeve të tyre, feudalët mund të kishin disa vendqëndrime të tilla të fortifikuara. Mjaft prej tyre kishin dhe rezidenca verore, ku kalonin muajt e nxehtë të vitit, si, p.sh. Balshajt në malësinë e Tivarit apo Muzakajt në atë të Skraparit. Që nga shek. XIII feudalët shqiptarë fillojnë të tërhiqen pas qyteteve të mëdha, si Durrësi, Shkodra, Ohri, Kosturi, Janina, ku kalonin një pjesë të kohës « për punë ose për t'u zbavitur » (pro suis factis vel pro placere). Shumë prej tyre blenë aty edhe banesa. Emrat e disa prej familjeve aristokrate të qyteteve tona, si Skurraj, Vranajt, Neshat në Durrës, Sumat e Spanët në Shkodër, flasin për një proces urbanizimi të aristokracisë së tokës në shek. XIII-XIV. Në kohën e emancipimit të plotë të tyre, në shek. XIV, mjaft krerë shqiptarë e shpërngulën selinë e tyre kryesore në qytetet e kështjellat e mëdha. Kështu, Topiajt kaluan nga Kruja në Durrës, Balshajt e vendosën rezidencën kryesore në Shkodër, Zahariajt në Dejë, Dukagjinët në Lezhë, Gropajt në Ohër, Muzakajt në Berat, Shpatajt në Artë, e kështu me radhë. Vendqëndrimi i tyre në qytet ngrihej në pjesën mbizotëruese të tij (castrum), aty ku më parë qëndronte qeveritari bizantin, serb apo anzhuin. Ai formonte një sistem të fortifikuar të mëvetshëm brenda kështjellës, shpeshherë e ndarë prej saj me mure. Rezidenca e sundimtarit përfaqësohej nga banesa për të dhe për familjen, si dhe kazerma për gardën e tij të armatosur. Në të përfshiheshin depot e drithit e të armëve, pusi ose cisterna e ujit, farkëtaria e deri burgu i kështjellës, pra gjithçka që lejonte funksionimin e pavarur të kësaj pjese të qytetit në rast rrethimi. Zona rezidenciale e kështjellës përbënte në çdo rast pjesën më të mbrojtur të saj dhe bastionin e fundit të qëndresës në rast sulmi.

Objekte të rëndësishme ushtarake, siç ishin kullat përgjatë mureve rrethuese të qytetit, merreshin në mbrojtje nga njerëz të besuar të feudalit me trupat e tyre.

Veçoritë që karakterizuan zhvillimin e fisnikërisë shqiptare gjetën pasqyrim edhe në mënyrën e organizimit e të funksionimit të oborrit feudal e, në një kuptim më të gjerë, të formacioneve feudale shqiptare. Edhe këtu, ndikimi i traditës ishte mjaft i fuqishëm. Nëse lihet mënjanë një shtrirje e kufizuar e territorit bregdetar shqiptar, ku në periudha të veçanta u ndie fort ndikimi i feudalizmit perëndimor, në përgjithësi në Shqipëri vepronte e drejta bizantine, por dhe kjo ishte efektive në viset fushore, pranë qendrave të mëdha

administrative. Kjo e drejtë njihte si zot e pronar të vetëm shtetin, në personin e perandorit, ndërsa feudalët e veçantë s'ishin veçse përdorues të tokës, të cilën vetë perandori ua kalonte me dekret të veçantë, për një kohë të kufizuar dhe me kushte të përcaktuara, ndër të cilat shërbimi ushtarak në favor të perandorit përbënte kushtin kryesor. Ky qe thelbi i sistemit të pronies, që përbënte bazën e feudalizmit bizantin në shekujt XI-XIV. Kuptohet që një sistem i tillë, ndërsa krijonte një shtresë fisnikësh të lidhur me pushtetin qendror, i krijonte tej mase pengesa fuqizimit dhe emancipimit të tyre politik, për sa kohë ata nuk ishin pronarë me të drejta të plota të tokës së tyre. Në rast se proniari ose pasardhësi i tij nuk u përmbaheshin detyrimeve ndaj perandorit, përkatësisht detyrimit ushtarak, ata privoheshin nga pronia, e cila po me dekret perandorak (krysobullë) i jepej një personi tjetër. Rrjedhimisht, sistemi qe menduar i tillë që nuk nxiste fuqizimin e feudalëve të veçantë, qoftë nëpërmjet kufizimit e kushtëzimit të institucionit të trashëgimisë.

### *E drejta dhe jeta feudale në Shqipëri*

Është e vërtetë se veprimi i së drejtës bizantine paraqitej i kufizuar në Shqipëri, qoftë për statusin e veçantë që kjo kishte në kuadrin e Perandorisë Bizantine, qoftë dhe për faktin se këtu, për kushtet e terrenit, kishte peshë deri vonë në shek. XIV prona e vogël e lirë e fshatarit. Kjo e fundit i nënshtrohej më së shumti veprimit të së drejtës tradicionale dokesore, e cila, nga ana e saj, nuk mungoi të ndikojë fuqishëm edhe në marrëdhëniet që ndërthurreshin përreth familjeve dhe oborreve feudale, aq më shumë që këto e kishin prejardhjen e tyre nga zona ku bashkësia fshatare dhe prona e vogël e lirë mbeteshin tipar mbizotërues i marrëdhënieve të pronës dhe i atyre shoqërore.

Një nga veçoritë thelbësore të së drejtës dhe praktikës dokesore shqiptare ishte ajo që kishte të bënte me institucionin e trashëgimisë. Në Shqipëri ishte zakoni që askush nga fëmijët meshkuj nuk përjashtohej nga e drejta e trashëgimisë. Një gjë e tillë pengonte përqendrimin dhe favorizonte copëzimin e vazhdueshëm të pronave. Ky copëzim pasqyrohej edhe në lëmin e autoritetit dhe të pushtetit. Qoftë familja fisnike e zakonshme, qoftë principatat e mëdha apo të vogla drejtoheshin në bazë të parimit të bashkëqeverisjes (konregjencës). Në fakt, institucioni i bashkëqeverisjes njihej dhe zbatohej sa në Bizant, aq edhe te popujt fqinjë të shqiptarëve. Por tek ata ky institucion realizohej nëpërmjet kooptimit në pushtet nga ana e babait sovran, e njërit prej bijve, zakonisht më të madhit, me qëllim trashëgimin e plotë e të pandarë të pushtetit. Përkundrazi, te shqiptarët si drejtimi i ekonomisë familjare, ashtu dhe qeverisja e shtetit (principatave) realizohej nëpërmjet bashkëpjesëmarrjes së të gjithë vëllezërve. Kështu, Principatën e Balshajve në gjysmën e dytë të shek. XIV e qeverisnin njëherësh tre vëllezërit, Strazimiri, Gjergji e Balsha II. Po atë kohë, Despotati shqiptar i Artës (Epirit) qeverisej nga vëllezërit Gjin e Sguro Bua Shpata. Vëllezërit Lekë e Pal qenë në krye të Dukagjinëve të Lezhës, në kohën kur tre vëllezërit, Gjin, Stojë e Teodor, drejtonin po ashtu Principatën e Muzakajve. Asnjë vendim që kishte të bënte me principatën nuk mund të merrej në një mënyrë të njëanshme nga njëri prej vëllezërve. Deri edhe kancelaria dhe vula zyrtare ishte e përbashkët.

Në planin praktik, secili nga vëllezërit sundimtarë merrej me administrimin dhe qeverisjen e

një pjese të zotërimit feudal. Vëllait të madh, i cili gjithsesi gëzonte privilegjin e moshës, i takonte të drejtonte zotërimet tradicionale të familjes. Lidhjet e veçanta historike, njerëzore e shpirtërore që familja sundimtare kishte me to, e bënin këtë pjesë tradicionale të principatës elementin bazë e të qëndrueshëm të saj. Kështu në vitet 70 të shek. XIV, më i madhi i vëllezërve Muzaka, Gjini, administronte zotërimet e hershme të familjes në malësitë e Oparit, ndërkohë që të vëllezërit qeverisnin vendet më të buta e më të pasura të Myzeqesë e të fushës së Korçës e të Kosturit. Por fakti që në Opar e në viset përreth Muzakajt kishin fillimet e historisë së tyre, njerëzit më besnikë, vatrat dhe varret e hershme të tyre, e bënte këtë krahinë qendrën shpirtërore të principatës.

Gjithsesi, bashkadministrimi dhe bashkëqeverisja e zotërimit familjar apo e principatave sillte shpërqendrimin e copëzimin e pronës e të pushtetit, për rrjedhojë edhe dobësimin e tyre, aq më tepër që kjo ndarje nuk i shmangte, por përkundrazi i nxiste grindjet e rivalitetet. Nuk është e rastit që zotërimet feudale shqiptare njohën kulmet e zhvillimit kur në krye të tyre, për një arsye apo tjetrën, qëndroi vetëm një person. Kështu ndodhi me Balshajt në kohën e sundimit të Balshës II, me Topijat në kohën e princit Karl Topia, apo me Muzakajt në kohën e sundimit të gjatë të despotit Andrea II (1335-1371).

Krijimi i zotërimeve e i principatave të pavarura shqiptare në shek. XIV kurorëzoi një proces të gjatë zhvillimi, gjatë të cilit klasa feudale shqiptare fitoi gjithnjë e më shumë atribute e pavarësi ekonomike, politike e së fundi dhe ato gjyqësore. Sunduesit bizantinë, serbë etj., e mbajtën me fanatizëm deri në fund pushtetin gjyqësor, si tregues kryesor i sovranitetit. Proceset dhe çështjet gjyqësore zgjidheshin nga gjykatës të dërguar nga qendra dhe që vepronin në bazë të ligjeve të mishëruara në përmbledhjet zyrtare ligjore, siç qenë kodet bizantine ose « kodi i Stefan Dushanit ». Megjithatë normat dhe praktikat dokesore në marrëdhëniet e përditshme ishin aq shumë të rrënjosura, saqë ato shpeshherë mbizotëronin mbi ligjet e shtetit.

Në marrëveshjet e nënshkruara me krerët shqiptarë dhe në privilegjet e lëshuara për bashkësitë shqiptare, perandorë të ndryshëm bizantinë, mbretër serbë e anzhuinë apo qeveritarë venecianë angazhoheshin të qeverisnin sipas « normave dhe dokeve të vjetra ». Kjo përbënte një element të rëndësishëm të njohjes së autonomisë gjyqësore administrative të bashkësive e të njësive të caktuara lokale. Me rënien e perandorive ballkanike, siç qenë ajo bizantine dhe ajo serbe, edhe privilegji i gjykimit u kaloi feudalëve të veçantë, të cilët tashmë mund të gjykonin e të vendosnin për të gjitha çështjet civile e penale që lindnin në zotërimet e tyre (rationen et iustitiam in civilibus et criminalibus dare). Marrja në dorë e gjykimit të çështjeve gjyqësore në juridiksionin e vet, shënonte hapin e fundit të kthimit të fisnikëve shqiptarë në zotër të pavarur. Megjithatë pushteti gjyqësor i fisnikëve vazhdoi të kufizohej nga veprimi i së drejtës dokesore apo asaj kanonike. Kjo e fundit mbizotëronte sidomos në çështjet që kishin të bënin me martesën, me të drejtën e trashëgimisë etj.. Mjaft çështje të tjera zgjidheshin në bazë të « kodit të nderit ». Ky i fundit shprehej më së pari në fushën e betejës. « Kronika e Janinës » e shek. XIV na bën të ditur se luftëtarët e Gjin Bua Shpatës i sulmonin armiqtë me thirrjen kalorësiake « ruaju » për t'u dhënë atyre mundësinë që të mbroheshin. Kjo ishte normë e së drejtës dokesore. Sado të ashpër që tregoheshin gjatë

luftimit, shqiptarët fitimtarë nuk hakmerreshin mbi të mundurit në mënyra të vrazhdëta, siç ndodhte me shumë popuj të huaj. Robërit e luftës nuk u nënshtroheshin ndëshkimeve e gjymtimeve trupore. Shumë-shumë, në shenjë zhburrërimi atyre u pritej mjekra. Shpesh robërit e luftës, sidomos kur qenë personalitete me emër, mbaheshin peng si mjet presioni ndaj kundërshtarit. Në mjaft raste, siç e donin praktikat e kohës, ata liroheshin kundrejt pagesës. Nuk mungonin edhe rastet kur një martesë në kohën e duhur kthente paqen midis familjeve rivale, siç ndodhi me Balshajt dhe Topiajt në vitet 60 të shek. XIV. Ndërkohë që çmonte trimërinë e fisnikërinë, qoftë edhe të kundërshtarit, morali shqiptar dënonte ashpër paburrërinë dhe tradhtinë. « Tradhtar » ishte sharja më e rëndë që mund t'i drejtohej dikujt. Më 1436 në Fano të Italisë u bë gjyqi i një shqiptari me emër Gjergj, i cili në zemërim e sipër kishte tentuar të vriste një banor vendas duke e thirrur atë « tradhtar ». Në statutet e Shkodrës kishte një dispozitë të veçantë për fyerjen me fjalën « tradhtar ». Kundravajtësit gjobiteshin me një shumë të jashtëzakonshme prej 500 hyperperësh, ndërkohë që prerja e mjekrës, e konsideruar edhe kjo fyerje e rëndë, dënohej me 50 hyperperë. Nga po të njëjtat statute mësohet se sharja « tradhtar » ishte mënyra më e mirë për të grishur dikë në dyluftim. Tradhtarët e frikacakët meritonin ndëshkimet më të rënda. Ky moral nuk bënte përjashtim as për bashkëpunëtorët më të afërt, as për njerëzit e familjes madje as dhe për njerëzit e fesë. Balshajt, Kastriotët, Dukagjinët, Muzakajt e të tjerë fisnikë shqiptarë nuk ngurronin t'i dënonin me burgim, madje dhe me vdekje, njerëzit e tyre, që në një moment të caktuar i kishin « tradhtuar ». Tradhtarëve gjithashtu u sekuestrohej pasuria.

Normat e së drejtës dokesore vepronin fort edhe në fushën e marrëdhënieve martesore, ndonëse këtu pretendonte të mbizotëronte e drejta kishtare (kanonike). Kurorëthyerja paguhej me jetë: një fisnik nga dera e Dukagjinëve nuk ngurroi të vrasë të dashurin e gruas së tij edhe pse ky ishte klerik i lartë. Në rast se një grua e martuar braktiste të shoqin, detyrën për ta gjetur dhe për ta risjellë e kishte sa burri i mashtruar, aq edhe « vëllazëria ». Në vitin 1198 një fisnik nga Kolonja, Aleks Kapandriti, pasi kishte vrarë gruan e parë, u martua për së dyti me gruan e një arkondi nga Durrësi me emrin Bardh. Por nuk e gëzoi këtë martesë, sepse vëllai i kurorëthyeses e zuri e pasi i keqtrajtoi që të dy, ia dorëzoi përsëri të motrën burrit të parë.

Gjakmarrja dëshmohet që në atë kohë, vinte në luftë familje dhe bashkësi të tëra. Prej saj nuk shpëtonin as përfaqësuesit e elitës drejtuese. Kështu në vitin 1416 pas një vrasjeje, Balshajt kishin hyrë në gjak me bashkësinë e Hotëve. Në emër të « nderit » përziheshin në akte dhune e gjaku edhe vetë njerëzit e fesë. « Kronikat e zeza » të shekujve XII-XV japin raste jo të pakta, kur klerikë të thjeshtë e deri peshkopë e kryepeshkopë, bëheshin autorë ose viktimë krimesh për fyerje ose për çështje nderi.

Fuqia dhe pushteti i familjeve aristokrate shqiptare matej me madhësinë e cilësinë e zotërimeve të tyre, me sasinë e njerëzve që ata mund të armatosnin, por edhe me lidhjet dhe aleancat e tyre të jashtme. Këto të fundit ishte zakon të sanksionoheshin, përveçse me traktate e marrëveshje të përkohshme, edhe me lidhje familjare të qëndrueshme. Në shek. XIV të gjitha familjet fisnike shqiptare ishin të grupuara në aleanca të caktuara ushtarako-familjare. Kështu, nëpërmjet krushqive Muzakajt qenë lidhur në aleanca të qëndrueshme me

Arianitët, Balshajt, Zenebishët, Gropajt e deri Dukagjinët e veriut. Po ashtu, përreth Balshajve në veri, apo Shpatajve në jug, qenë krijuar aleanca politiko-ushtarake, të cilat mbështeteshin edhe në lidhjet familjare. Roli i këtyre aleancave dilte në pah në rast se njëri nga pjesëtarët përfshihej në ndonjë konflikt ushtarak. Në atë rast, pjesëtarët e tjerë i gjendeshin në krah me forca e mjete. Kështu, në luftërat e shumta që pati me despotin serb të Janinës, Thoma Preljuboviçin, despoti i Artës, Gjin Bua Shpata, u ndihmua vazhdimisht nga dhëndri i tij, Gjon Zenebishi i Gjirokastrës. Po ashtu, në betejën e Kosturit më 1371 kundër Mark Krajleviçit, despotit Andrea Muzaka i shkuan në ndihmë Balshajt, Gropajt e të tjerë fisnikë, aleatë e familjarë të tij.

Lidhja familjare midis familjeve të mëdha, përveç anëve politike e ushtarake, përmbante edhe elementin ekonomik, për sa kohë që shoqërohej edhe me dhënien e feudeve në formë paje. Një gjë e tillë u jepte shkas fisnikëve të caktuar që në momente të përshtatshme të ngrinin pretendime mbi zotërimet e familjeve me të cilat kishin krushqi, sidomos kur këto binin në vështirësi dhe nuk ishin në gjendje t'u dilnin zot pronave të tyre. Në këtë rrugë, Gjon Muzaka pretendonte të ishte nga fundi i shek. XV, zot i ligjshëm sa i zotërimeve atërore, aq edhe i atyre të Zenebishëve, të Gropajve, të Balshajve (Vlorë), Arianit-Komnenëve etj.. Nga ana e tij, Gjergj Kastrioti-Skënderbeu mëtonte se ishte trashëgimtar i ligjshëm i zotërimeve të Topiajve e të Balshajve dhe si për të theksuar këtë, i shtoi emblemës së familjes edhe simbolet e këtyre dy familjeve, luanin dhe yllin. Por zakonisht, pretendime të tilla mbi bazë trashëgimie mbi zotërimet e familjeve të tjera, realizoheshin nëpërmjet aneksimit me forcë të tyre.

Jo rrallë herë aleancat familjare shtriheshin edhe me familje fisnike e princore të huaja, gjë që sillte një rritje të veçantë prestigji dhe mbështetje të jashtme. Kështu, Gjon Zenebishi e kishte martuar një vajzë të tij me Petro Altavilën, pinjollin e dinastisë së famshme normane, që mbretëroi në Italinë e Jugut në shek. XI-XII. Po ashtu, Gjin Bue Shpata një vajzë të tij ia kishte dhënë fisnikut nga Firencja, Ezau Buondelmonte Açajuoli, që u bë despot i Janinës. Nga ana e tij konti Andre Topia u martua me një princeshë nga anzhuinët e Napolit. Kjo lidhje familjare me dinastinë frënge të anzhuinëve ndihmonte në forcimin e pozitave të jashtme por dhe të brendshme të Karl Topisë kundrejt rivalëve të tij. Jo pa arsye ai shfrytëzonte çdo rast, siç bën edhe në mbishkrimin ktitorial të manastirit të Shën Gjon Vladimirit të vitit 1381, për të vënë në dukje këto marrëdhënie të veçanta « gjaku » (eks haimatos) me anzhuinët. Në këtë kuadër ai i shtoi stemës së familjes Topia, që kishte në qendër figurën e luanit, edhe motivin e zambakut, simboli i anzhuinëve francezë.

Për konsolidimin e pushtetit të tyre, feudalët shqiptarë nuk nënvleftësonin edhe faktorët fetarë e kulturorë. Të shumtë qenë ata që, sipas koniunkturës politike, ndërruan edhe besimin. Duke lënë mënjanë konvertimin në masë të fisnikëve shqiptarë në fenë islame prej shek. XV, edhe më përpara shumë syresh bënë kapërcime nga besimi ortodoks në atë katolik e anasjelltas, për t'iu përshtatur rrethanave politike. Përmasa të mëdha mori veçanërisht në shek. XIV kalimi në katolicizëm i mjaft dyerve fisnike, siç qenë Balshajt, Matrëngët, Skurrajt, Muzakajt, Zahariajt e shumë të tjerë, që me këtë hap kërkonin para së gjithash të siguronin aleancën e fuqive katolike të Evropës të kryesuara nga Papati kundër rrezikut të ekspansionit

serb në tokat shqiptare. Në këtë kuadër edhe mjaft pinjollë të familjeve Skurraj, Topiaj, Kamonaj, Matrënga, Muzakaj etj., mbushnin radhët e klerit dhe të urdhrave fetarë katolikë, siç qenë ai françeskan e dominikan. Kuptohet se mjaft prej tyre edhe pse veshën petkun e klerikut, vazhduan të merrnin pjesë gjallërisht në ngjarjet dhe në intrigat politike, duke mbrojtur interesa të caktuara. Peshkopët e Durrësit, p.sh., luajtën një rol të dorës së parë në fatet e qytetit. Sipas rastit, ata përgatitën kalimin e qytetit sa te Bizanti, aq tek anzhuinët, te venecianët e deri te Topiajt shqiptarë.

Në shek. XIII-XIV oborret e fisnikëve shqiptarë morën pamjen e plotë të qendrave të pushtetit, me funksione sa ushtarake, aq dhe civile. Përveç krerëve ushtarakë, aristokrati i fuqishëm mbante në kështjellën e vet një personel të tërë « civil » të përfaqësuar nga llogaritarë, intendentë, doganierë, gjykatës, ambasadorë, shkrues, kronikanë, arkitektë, piktorë, muzikantë etj.. Person mjaft i afërt me fisnikun ishte kleriku i familjes, tek i cili ai dhe familja e tij merrte këshilla e mësime në punët e fesë, si dhe rrëfente « mëkatet » e tij. Por, përveç rolit të këshilltarit intim, kleriku në fjalë luante shpesh edhe rolin e mësuesit dhe të edukatorit për fëmijët e aristokratit, atë të një sekretari e ambasadori të posaçëm për misione delikate, të shkruesit, të kronistit etj.. Futja në çështjet më intime të shtetit dhe të familjes së fisnikut i bënte këta klerikë persona me pushtet të jashtëzakonshëm, por edhe të ekspozuar ndaj zemërimit të padronëve të tyre. Karakteri i rezervuar dhe i përvuajtur bënte që klerikët në fjalë ta kryenin besnikërisht detyrën e njeriut të besuar të fisnikut. Por ndodhte edhe që për një fjalë apo një gjest të pamatur, që binte ndesh me natyrën e rezervuar të detyrës së tyre, edhe kleriku « i familjes » ta pësonte keq, siç e pësoi më 1408 murgu Theodotir, sekretar e këshilltar i Teodor Muzakës së Beratit, të cilin, s'dihet se për ç'mëkat, i zoti i tij e mbylli me pranga në burgun e kështjellës së Skraparit.

Aristokratët shqiptarë ndërhynin deri te Papa ose Patriku për t'i emëruar këta klerikë të oborrit peshkopë e kryepeshkopë në krahina, ku fisnikët në fjalë synonin të shtrinin ndikimin dhe kontrollin e tyre. Në dokumentet e shek. XIII-XIV bëhet fjalë vazhdimisht për prelatë të tillë, të cilët ishin vënë në krye të dioqezave nën presionin e pushtetit laik (per potentiam laicalem). Me ndërhyrjen dhe rekomandimin e krerëve shqiptarë, një klerik shqiptar, murgu dominikan Domenik Topia, arriti të bëhet rreth vitit 1340, këshilltar e kapelan i mbretit të Napolit, Robertit I Anzhu.

Fuqizimi ekonomik e politik i fisnikëve nga shek. XIII, bëri që të rritej edhe funksioni i tyre shoqëror. Ata filluan të merrnin përsipër veprimtari të tilla me interes të përgjithshëm, si ndërtime kishash e manastiresh, hapje e meremetime rrugësh, ndërtim veprash me karakter mbrojtës, veçanërisht në dobi të qyteteve e manastireve të mëdha. Oborret e aristokratëve të tillë të mëdhenj, si Balshët, Topiajt, Arianitët etj., filluan të konkurrojnë shkronjëtoret (skriptoria) e manastireve për sa i përket realizimit të kodikëve e dorëshkrimeve të çmuara, me të cilat merreshin mjeshtër të kualifikuar që pajtoheshin nga qytetet e zhvilluara të Shqipërisë ose edhe nga vende të tjera. Për t'u lënë pasardhësve kujtimin e tyre dhe të familjeve të tyre, fisnikët shqiptarë morën zakonin të porosisnin shkrimin e kronikave e gjenealogjive, apo bërjen e portreteve të tyre në pikturë (afreske e miniaturë) nëpër fasadat e kishave ose në faqet e dorëshkrimeve.

Aristokratët linin porosi të varroseshin në kisha ose në manastire të ngritura nga ata vetë apo nga paraardhësit e tyre. Varret, shpeshherë monumentale, shoqëroheshin gjithnjë nga mbishkrime të pikturuara ose të gdhendura, që thuajse gjithnjë i thurrnin lavd përshpirtmërisë së të vdekurit. Këtë zakon e ruajtën edhe shumë nga fisnikët shqiptarë të emigruar në Itali pas pushtimit të vendit nga osmanët. Në këto mbishkrime thuajse asnjëherë nuk harrohet të shënohet atdheu i të vdekurve, si dhe rrethanat që detyruan largimin e tyre nga Shqipëria.

Mjaft nga këto sjellje dhe praktika të fisnikëve shqiptarë u përftuan pas kontaktit me qytetet, sidomos me ato të bregdetit perëndimor. Këtu këta blenë prona, shtëpi, troje dhe lidhën kontrata me tregtarë vendas për import-eksport mallrash. Mjaft prej tyre qëndronin një pjesë të vitit në qytet për të ndjekur vetë veprimtaritë ekonomike. Por shpeshherë qyteti ishte për ta edhe një vend zbavitjeje. Kishte edhe të tillë që vizitonin, për qëllime pune apo argëtimi, edhe qytetet e Italisë e të Dalmacisë. Krushqitë dhe miqësitë, që thurrnin aristokratët e tokës me familje të patriciatit qytetar, i bënin edhe më të ngushta lidhjet me qytetin. Mjaft pinjollë familjesh fisnike u vendosën përfundimisht në qytet dhe me kalimin e kohës me ta ndodhi dukuria e asimilimit shoqëror e kulturor dhe shkrirja e tyre në rrethin e aristokracisë qytetare.

### *Kleri dhe roli i tij në jetën shoqërore e politike*

Në institucionet kishtare të shpërndara në të gjithë vendin vepronin klerikë shqiptarë të të gjitha niveleve. Për nga prejardhja dhe nga formimi këta përbënin një masë tepër heterogjene.

Klerikët e niveleve të ulëta, famulltarë, murgj, dhjakë etj., rekrutoheshin nga shtresat e vobekta të popullsisë. Për shumë prej tyre, shërbimi fetar ishte veç të tjerash një mjet jetese. Megjithatë futja në karrierën fetare nuk e zgjidhte gjithmonë problemin e ekzistencës. Burimet historike përmendin priftërinj shqiptarë të katandisur në gjendjen e lypësit, që shpeshherë detyroheshin të braktisnin vendin e tyre e të kërkonin fatin e tyre gjetkë. Në shekujt XIII-XV Raguza e qytetet e tjera dalmatine buisnin nga klerikë të thjeshtë shqiptarë të ardhur nga Drishti, Baleci, Deja etj.. Një pjesë e tyre arrinte të gjente njëfarë sistemimi në kishat e manastiret e këtyre qyteteve. Të tjerë detyroheshin të merreshin me veprimtari jashtëkishtare, si tregti, artizanat etj.. Nuk mungojnë të dhënat edhe për ngatërrimin e tyre në akte kriminale.

Klerikët e lartë, në të kundërtën, si rregull vinin nga radhët e aristokracisë së tokës dhe të qytetit. Nga një familje e shquar qytetare durrsake rridhte kryepeshkopi Kostandin Kabasilla që, aty nga mesi i shek. XIII, ishte në krye të kishës ortodokse të Durrësit e më tej të asaj të Ohrit. Dominik Topia, vëlla i kontit Tanush Topia nga Arbri, bëri një karrierë të shquar në Urdhrin Dominikan. Në shek. XIV-XV vetëm qyteti i Lezhës pati një sërë peshkopësh nga dyert Suma, Jonima e Kamona. Bujarë të tjerë nga familjet Dushmani, Zaharia, Skurra drejtuan selitë peshkopale të Pultit, Sapës, Krujës, Stefaniakës. Më 1422 Pjetër Spani nga Drishti emërohet kryepeshkop i Tivarit, ndërsa vite më vonë, drishtiani tjetër Pal Engjëlli

ishte kryepeshkop i Durrësit.

Formimi i klerikëve të rinj bëhej në shkollat fetare që funksiononin pranë kishave katedrale ose pranë manastireve të mëdha në Durrës, Tivar, Shkodër, Ohër, Drisht, Berat, Mesopotam etj.. Këtu merreshin njohuritë doktrinare e teologjike më të domosdoshme për t'iu kushtuar profesionit të priftit ose të murgut. Për shumë klerikë shqiptarë periudha e formimit vazhdonte edhe më tej, me ndjekjen e shkollave më të larta në vende të tjera. Për klerikët ortodoksë ishin mjaft të parapëlqyera manastiret e mëdha të Thesalisë (Stagoi, Meteorët) apo ato të Malit Athos (Lavra, Hilandari). Klerikët katolikë nga ana e tyre frekuentonin institucione të njohura në Dalmaci e në Itali. Mjaft prej këtyre klerikëve që i konsolidonin njohuritë e tyre jashtë, arritën të zënë poste të rëndësishme kishtare jo vetëm në Shqipëri, por edhe në vende të tjera. Kështu, p.sh., rreth vitit 1250, Nikolla nga Durrësi, u tërhoq nga papa Inocenti IV në Dhomën Apostolike me detyrën e sekretarit e më tej u emërua prej tij peshkop i Krotonës. Një tjetër klerik katolik nga Durrësi, Andrea, u emërua më 1379 Provincial i Urdhrit Dominikan; Dominik Topia, nga familja e njohur e bujarëve të Arbrit, ishte për mjaft vjet kapelan personal i mbretit Robert Anzhu të Napolit e më 1345 vepronte si mëkëmbës i përgjithshëm i Urdhrit Dominikan për Dalmacinë e për Durrësin.

Edhe më i madh qe numri i klerikëve të thjeshtë katolikë që qenë sistemuar në vende të tjera, kryesisht në Itali e Dalmaci. Veçanërisht i lartë ishte numri i klerikëve shqiptarë në qytetin e Raguzës. Ata vinin kryesisht nga Drishti, Ulqini, Pulti, Tivari, Baleci e nga Durrësi. Në vitin 1374 kuvendi i fretërve dominikanë në Raguzë ishte thuajse plotësisht me murgj shqiptarë.

Anasjelltas, edhe në Shqipëri gjendeshin me shumicë klerikë të huaj. Duke e quajtur Shqipërinë një zonë tepër delikate të konfrontimit me ortodoksinë bizantine, Papati dërgoi këtu, që me krijimin e tyre në shek. XIII, misionarë të urdhrave dominikanë e françeskanë, që u bënë propagandistë të vijës së parë të çështjes katolike në Lindje. Pjesëtarët e këtyre dy urdhrave u vunë deri në krye të peshkopatave e kryepeshkopatave shqiptare, siç qenë kryepeshkopët e Tivarit, françeskani Giovanni de Plano Kaprino (1249-1252), dominikani Guljemi i Adës (1324-1344) ose françeskani tjetër, Antoni II, kryepeshkop i Durrësit (1269-1316).

Duke përjashtuar rastet kur emërimi bëhej drejtpërsëdrejti nga Selia e Shenjtë, krerët e dioqezave katolike në Shqipëri, përkatësisht kryepeshkopët e Durrësit e të Tivarit, zakonisht zgjidheshin nga këshilli i klerit (capitulum) që mblidhej në kishën katedrale të qytetit. Të njëjtën procedurë ndiqte edhe zgjedhja e arkidhjakut. Në Durrës arkidhjaku kryente funksionet e kryepeshkopit, kur posti i tij qe i zbrazët. Në çdo rast, për kryepeshkopët e porsazgjedhur ishte i detyrueshëm shugurimi (consacratio) nga Papa i Romës. Ky bëhej gjatë një ceremonie solemne, gjatë së cilës të dërguarit e Papës, në prani të klerit e të popullit të qytetit, i dorëzonin kryepeshkopit të ri tunikën (pallium).

Emërimi i peshkopëve bëhej nga kryepeshkopët e dioqezës përkatëse. Në çdo rast, konfirmimi i Selisë së Shenjtë ishte edhe këtu i domosdoshëm. Vetëm njëra ndër peshkopatat shqiptare, ajo e Arbrit, fitoi aty nga fundi i shek. XII statusin e veçantë të

sufraganes së drejtpërdrejtë të Selisë së Shenjtë. Peshkopi i saj emërohej e shkarkohej drejtpërdrejt nga Papa. Këtë status e fitoi në gjysmën e dytë të shek. XV edhe peshkopata e Drishtit, që kishte konflikte të ashpra me kryepeshkopatën e Tivarit.

Sidoqoftë emërimi i klerit të lartë në Shqipëri mbeti një çështje ku përplaseshin interesa e kompetenca të ndryshme, gjë që shkaktoi konflikte të herëpashershme midis përfaqësuesve të hierarkisë kishtare në Shqipëri, si dhe midis këtyre e Papatit.

Në çështjen e emërimit të klerit përzihej shpesh edhe pushteti laik, gjë që e ndërlikonte akoma më tepër problemin. Zakonisht pas konfirmimit formal nga ana e Papës apo e Patriarkut të Kostandinopojës, këta u dërgonin « letra rekomandimi » pushtetarëve lokalë, me të cilat i lutnin të ndihmonin prelatët e rinj në ushtrimin e funksioneve të tyre. Por sundimtarët lokalë shpesh pretendonin të kishin dorë të lirë edhe në çështjet kishtare, përsa u përket zotërimeve të veta. Në gjysmën e parë të shek. XIII, papa Grigori IX ankohej se në dioqezat katolike të Shqipërisë së Veriut nën juridiksionin e kryepeshkopatës së Tivarit, « ofiqet kishtare shpërndaheshin nga pushtetarë laikë ». Po atë kohë patriarku i kishës ortodokse, Manueli, protestonte ndaj despotëve të Epirit për emërimet e paligjshme të peshkopëve të rinj në selitë e Durrësit, Ohrit, Kaninës, Gjirokastrës e të Janinës. Problemi u bë më i mprehtë pas shek. XIV, kur pushteti i princërve dhe i feudalëve shqiptarë u forcua së tepërmi. Në vitet 70 të atij shekulli, Gjergj Balsha shkarkoi peshkopët e një sërë qendrave në zotërimet e tij dhe emëroi aty njerëzit e vet, pa përfillur protestat e papës Grigori IX. Në të njëjtën mënyrë vepronin me klerikët e tyre edhe fisnikë të tjerë shqiptarë, si Dukagjinët, Topiajt e Shpatajt.

Me gjithë përkushtimin fetar, që përgjithësisht karakterizonte klerin shqiptar, ai nuk mbeti i paprekur nga dukuri që përbënin një largim e shkelje nga normat e kishës e nga morali kristian. Në koncilin e Tivarit, në vitin 1199, disa nga këto shkelje, si shitblerja e ofiqeve kishtare (simonia), martesa e klerikëve (konkubinati), përvetësimi i të dhjetave, u stigmatizuan fort nga përfaqësuesit e papa Inocentit III. Megjithatë « reformimi i sjelljeve dhe i zakoneve të klerit katolik shqiptar » mbeti një problem i pazgjidhur për Selinë e Shenjtë.

Situata nuk ndryshonte shumë përsa i përket klerit ortodoks. Edhe te ky ndodhnin shpesh shkelje flagrante të moralit kristian dhe të statusit të klerikut. Kështu, në vitin 1160 Sinodi i Shenjtë në Konstandinopojë u mblodh për të gjykuar rastin e një murgu shqiptar, me emrin Muzaka, që jetonte i martuar dhe që qarkullonte gjithnjë i armatosur. Në vitin 1305 në kryeqytetin e Perandorisë Bizantine u bë i njohur për bëmat e tij një tjetër klerik shqiptar, Gjon Trimi, që fillimisht arriti të fitonte miqësinë e perandorit Andronik II Paleologu, por më vonë organizoi kundër tij një kryengritje, ku u implikuan edhe bashkatdhetarë të tjerë të tij, me pozitë në administratën qendrore bizantine. I tillë qe epistrati Muzaka dhe një fisnik tjetër me emrin Matrënga. Historiani bizantin bashkëkohës, Niqifor Gregora, e përshkruan murgun Gjon Trimi si një tribun popullor, që i hipur mbi një karro dhe me shpatë zhveshur thërriste popullin e Konstandinopojës në kryengritje.

Figura e klerikut-luftëtar është një figurë tipike e mjedisit shqiptar, që ndeshet gjatë gjithë mesjetës. Barleci rrëfen se mbrojtjen e kështjellës së Sfetigradit më 1448 e drejtonte një murg nga abacia e Shën Lleshit në Mat. Në fillim të shek. XIV peshkopi i Krujës, Andrea, qe në ballë të organizimit të qëndresës së fisnikërisë shqiptare kundër pushtimit serb.

Përveç ushtrimit të armëve, që gjithsesi gjykohej si amoral nga ana e kishës, klerikët shqiptarë përfshiheshin edhe në veprimtari të tjera jofetare, që me kohë u bënë atribut i njerëzve të fesë. Fjala është në radhë të parë për përfaqësimin diplomatik të pushtetit laik, një fushë kjo ku çmoheshin shumë cilësi të tilla si erudicioni, inteligjenca, përmbajtja, gjakftohtësia, besueshmëria, që ishin karakteristike për njerëzit e fesë. Ndaj ishte e kuptueshme që, në shek. XIV, të gjithë princërit e sundimtarët shqiptarë ua besonin misionet delikate diplomatike brenda dhe jashtë vendit peshkopëve të dioqezave të tyre. Të tilla misione kryen për Balshajt peshkopët e Shkodrës, Tivarit e të Drishtit, për Zahariajt peshkopi i Shasit, për Dukagjinët peshkopi i Lezhës, për Topiajt peshkopi i Durrësit, për Komnenë Balshën e Vlorës peshkopi i Arbrit, për Shpatajt peshkopi i Janinës etj.. Vetë Gjergj Kastrioti-Skënderbeu ua ngarkonte misionet diplomatike në oborret e Evropës klerikëve të besuar, sidomos mikut të afërt të tij, kryepeshkopit të Durrësit, Pal Engjëllit. Shërbimet e klerikëve shqiptarë i vlerësonin si të çmuara edhe mbretërit serbë, anzhuinë apo qeveritarët venecianë, që i mbanin ata vazhdimisht pranë vetes në cilësinë e këshilltarit ose të emisarit për çështjet shqiptare.

Klerikët shërbenin gjithashtu si noterë, shkrues ose përkthyes në qytete e në oborret e princërve shqiptarë. Aktivitete të tilla si ai i mësuesit (preceptorit), i mjekut, i mjeshtrit piktor e skulptor plotësojnë rrethin e veprimtarive shoqërore, jashtëfetare të klerit shqiptar. Vlen të përmendet roli i madh i klerit jo vetëm si krijues vlerash kulturore, por dhe si ruajtës i tyre. Kishat e manastiret u bënë vendet ku u shkruan, u kopjuan dhe u ruajtën në shekuj jo vetëm tekste fetare filozofike e letrare, por edhe kronika të gjalla të historisë së popullit. Ruajtja dhe transmetimi i tyre kërkoi shpeshherë sakrificat e vetëmohimin e klerit të thjeshtë. Në një shënim të vitit 1356, në një kodik të Beratit, përshkruhet vetëmohimi i priftit Theodul, i cili, gjatë rrethimit të qytetit nga serbët, transportoi në krahë në një vend të sigurt bibliotekën e manastirit të Shën Gjergjit për ta shpëtuar nga djegia e sigurt. Të njëjtën gjë bëri, më 1399, igumeni i manastirit të Shën Kollit në Perondi, Danaili, i cili nxori bibliotekën e pasur të manastirit e ia dorëzoi për ta ruajtur fisnikut Teodor Muzaka.

### *Ndjenja fetare te shqiptarët*

Gjithçka flet për atë që feja dhe ndjenjat fetare qenë rrënjosur dhe qenë pjesë e pandarë e jetës dhe e ekzistencës. Por duke folur për ndjenjën fetare (besimin) të shqiptarëve në mesjetë, duhet thënë se ajo trashëgoi edhe një dozë të madhe të besimeve e riteve tradicionale pagane, gjë që i jepte asaj edhe tipare specifike. Rite të tilla shoqëronin çdo aspekt të jetës: lindjen, vdekjen, punën, martesën, madje ato kishin depërtuar edhe në vetë kultin e shenjtorëve të krishterë. Kështu, kulti i Shën Gjergjit, i Shën Ilias, i Shën Martinit, i Shën Nikollës, i Shën Vlashit etj., ishin të mpleksur me plot motive pagane. Të tillë shenjtorë, më tepër se simbole të krishtera, nderoheshin e festoheshin si luftëtarë kundër së

keqes, mbrojtës të njerëzve e të bagëtive, begatues të tokës, shërues të sëmundjeve, pra, njëlloj siç ishin nderuar perënditë pagane të lashtësisë. Në jetën e përditshme vazhdonin të kryheshin praktika pagane, siç ishte ajo e flijimit, e therjes së një kafshe, sa herë që ndërtohej një shtëpi, një urë apo një keshtjellë. Akti i flijimit shpeshherë bëhej nga dora e një prifti. Shqiptarët i besonin Zotit të të krishterëve, por njëherësh tregonin nderim e frikë edhe ndaj « zotave » të tjerë, demonëve, shpirtrave të këqinj, zanave, vitores (gjarprit mbrojtës të shtëpisë e të familjes), hajmalive etj., etj.. Gjithë kjo trashëgimi pagane në besimin e shqiptarëve shihej me sy të keq dhe luftohej nga kisha zyrtare. Në fakt këto i jepnin krishterimit shqiptar tiparet e një krishterimi popullor, jodoktrinor, dhe si të tillë e bënin të prekshëm nga lëvizjet kontestuese (herezitë), që trondisnin herë pas here kishën zyrtare. Një ndër këto herezi, që njohu përhapje të gjerë në Shqipëri nga shek. X dhe që aty-këtu mbijetoi deri në shek. XIV, është ajo e bogomilizmit, e quajtur kështu prej priftit bullgar Bogomil, që njihet si frymëzuesi i saj. Bogomilizmi, si çdo lëvizje dualiste, e quante botën të ndërtuar mbi bazën e dy parimeve: të së mirës dhe të së keqes. E mira përmblidhte botën shpirtërore, kurse e keqja identifikohej me natyrën e pasurinë. Në këtë të dytën përkrahësit e bogomilizmit përfshinin edhe institucionet e shtetit dhe të kishës, simbole të pushtetit, dhunës e të pasurisë, krijesa të Satanait. Kështu, idetë bogomile e kapërcenin kuadrin e një disidence të thjeshtë fetare dhe merrnin formën e lëvizjeve të vërteta shoqërore. Kjo shpjegon masivitetin e jashtëzakonshëm që njohu bogomilizmi, si dhe ashpërsinë me të cilën perandorët bizantinë u përpoqën ta mbytnin këtë lëvizje.

Në Shqipëri « herezia » bogomile pati një përhapje mjaft të gjerë dhe këtu ishte një nga vatrat kryesore të saj. Domethënës është fakti se i pari shqiptar, që na përcillet me emër tipik kombëtar nga burimet mesjetare, është një farë Leka, drejtues rreth vitit 1070 i një lëvizjeje bogomile në rrethet e Sofjes, ku ai kishte shërbyer deri atëherë si funksionar bizantin. Shqipëria ishte gjithashtu një nga vatrat, nga ku herezia bogomile u përhap drejt Italisë. Në shek. XIII përkrahësit e bogomilit (patarinët) kishin krijuar në Itali një kishë të tyre, në opozitë me Romën, e cila në disa vende të Italisë së Veriut quhej « kisha shqiptare » (ecclesia Albanensis), duke treguar kështu vendin e origjinës nga ku kjo herezi kishte ardhur në Itali.

Problemi i devocionit dhe i ndjenjave fetare te shqiptarët është po aq i ndërlikuar si dhe vetë problemi i fesë dhe i kishës. Është e vërtetë se burimet historike nuk mungojnë të shënojnë herë-herë mungesën e pasionit fetar, shfaqje të sinkretizmit apo raste të shkeljeve flagrante të normave e të moralit të kishës jo vetëm nga laikët, por dhe nga vetë klerikët. Ndërkaq më shumë ato dëshmojnë për të kundërtën, për përshpirtshmërinë e devocionin fetar të tyre. Në këtë kuadër është një tregues vetë numri i madh i kishave dhe i institucioneve të tjera fetare, të ndërtuara prej sundimtarëve vendas dhe shtetasve të tyre. Pothuaj të gjitha familjet fisnike shqiptare u dalluan në ndërtime të këtij lloji. Kështu, me emrin e Skurrajve lidhet kisha e Shën Mërisë së Brrarit (1201) ose ajo e Shën Klementit në Ohër (1295). Kjo e fundit u ristrukturua vite më vonë nga fisniku tjetër shqiptar, Andrea Gropa. Muzakajt e Beratit ndërtuan një sërë faltoresh, si p.sh., kishën e Shën Mërisë së Oparit dhe atë të Shën Thanasit në Kostur (1385). Një ndërtim i Topiajve është manastiri i Shën Gjon Vladimirit afër Elbasanit (1381). Kisha e Shën Mërisë në ishullin e vogël të Maligradit, që ruhet mjaft mirë edhe sot, në Liqenin e Prespës, u ndërtua në vitin 1369 nga një sundimtar i vogël lokal,

Qesar Novaku. Si themelues kishash përmenden gjithashtu fisnikë nga familjet Dukagjini, Balsha, Zaharia etj.. Të gjithë këta, bashkë me dhuratat, u njihnin kishave të tyre të drejta e privilegje të ndryshme. Portretet e ktitorëve (themeluesve) të kishave të tilla paraqiteshin në afresket që zbukuronin muret e tyre. Dokumente testamentare të klerikëve e të laikëve, qofshin këta fisnikë apo njerëz të thjeshtë, tregojnë se në shumë raste këta ua linin trashëgim pasuritë e tundshme apo të patundshme, pjesërisht ose tërësisht, institucioneve fetare.

Braktisja e jetës mondane është një tjetër tregues i ndjenjave fetare të shqiptarëve në mesjetë. Pasioni fetar i shtyu shumë njerëz të thjeshtë të zgjedhin jetën e heremitit apo të murgut, kushtuar tërësisht lutjeve dhe përsosjes morale nëpërmjet asketizmit. Në shek. XIV murgu Nifon nga Lukova u mbyll në një manastir në malin Athos, ku u shqua aq shumë për përshpirtshmërinë e tij, saqë u kanonizua e u shpall shenjt nga kisha ortodokse bizantine. Ashtu si Nifoni, në manastiret e Athosit apo të Thesalisë kishte edhe shumë murgj të tjerë shqiptarë. Jetës monastike iu përkushtuan edhe pinjollë të familjeve fisnike, siç ishte rasti i Reposhit, vëllait të Skënderbeut, që u mbyll në një manastir të malit Athos. Një shprehje kolektive e devocionit fetar qenë edhe pelegrinazhet në vendet e shenjta. I tillë qe për shqiptarët e Dioklesë (Gentës) manastiri i Shën Mërisë i Rotecit, afër Tivarit, apo ai i Shirgjit, në derdhjen e Bunës. Manastiri i Shën Mërisë së Krajës në bregun perëndimor të liqenit të Shkodrës, ku ruheshin reliket e princit Gjon Vladimir të Dioklesë (vdekur më 1018), ishte një vend pelegrinazhi për popullsinë e rretheve çdo 22 maj, kur kremtohej festa e Shën Gjon Vladimirit.

Shqiptarët ortodoksë ndërmerrnin pelegrinazhe në manastiret e Shën Gjon Vladimirit (Elbasan), në atë të Shën Naumit (Ohër), Shën Kollit (Mesopotam), Shën Teodorës (Artë) etj.. Klerikë e laikë shqiptarë katolikë e ortodoksë ndërmerrnin udhëtime të gjata e të rrezikshme për të vizituar vende të shenjta jashtë Shqipërisë, si në Monte Gargano, Kampostellë, Assizi, Bari e në Romë (Itali), ose në malin Athos, Konstandinopojë apo në Palestinë, me shpresë se kjo do t'i ndihmonte të shlyenin mëkatet e tyre.

Shtrati popullor e tradicional dhe karakteri jodogmatik i krishterimit shqiptar, bëri që te shqiptarët të mos kultivohej kurrfarë fanatizmi e intolerance fetare. Ai ofronte një pikë referimi të përbashkët për të gjitha besimet, besimin katolik, atë ortodoks e më vonë edhe me besimin mysliman. Prandaj Marin Barleci, që vetë ishte prift, ka shkruar për shqiptarët se janë « më shumë luftëtarë sesa fetarë ». Kjo është arsyeja që në festa e në ceremoni fetare, siç qenë ato për Shën Gjon Vladimirin apo Shën Gjergjin, merrnin pjesë sa të krishterët (katolikë e ortodoksë), aq edhe myslimanët.

## 2. KULTURA MESJETARE NË SHQIPËRI

### *Mënyra e jetesës*

Të dhënat për mënyrën e jetesës në shek. XII-XV janë mjaft të kufizuara. Ato vijnë

kryesisht nga gërmimet e pakta arkeologjike të kësaj periudhe, nga ato pak monumente të ruajtura, si dhe nga dokumentacioni i shkruar i kancelarive mesjetare.

Vjetërsia e vendbanimeve dhe vendndodhja e tyre dëshmohet me një varg qendrash të banuara, të njohura që në antikitet, të cilat e vazhdojnë jetën e tyre edhe në mesjetë. Edhe regjistrimet osmane të shek. XV-XVI flasin për një numër të madh fshatrash, vendin ku ndodheshin dhe madhësinë e përafërt të secilit. Shumica e vendbanimeve gjendeshin në zonat kodrinore, në shpatet e maleve a rrëzë tyre dhe përgjatë luginave të lumenjve. Ka zona në Shqipëri ku mjaft fshatra janë shtrirë me kohë në dy ose tri nivele banimi, gjithnjë brenda kufijve të fshatit të tyre ose të malit a të vrrinit që u përkiste, p.sh. Bresti i Epërm e Bresti i Poshtëm (Dibër), Domja e malit e Domja e Poshtme (Shëngjergj-Tiranë), Gojani i Epërm e Gojani i Poshtëm (Mirditë), Lufaj i Epërm e Lufaj i Poshtëm (Mat), Preçi i Poshtëm e Preçi i Sipërm (Elbasan) etj.. Në mesjetë këto fshatra kishin vetëm një nivel banimi, që ishte zakonisht atje ku ka pasur një kishë ose atje ku janë ose kanë qenë varret, ose atje ku ka një toponim « katund plak » a « katund i vjetër » etj.. Me moshë nga mesjeta e hershme, në mos edhe më përpara, duhen konsideruar fshatrat që mbajnë emrin e një shenjti, si Shëngjergj, Shëmri, Shënjak, Shënkoll etj., ose thjesht një emër të krishterë, si Damian, Dedaj, Gjonomadh, Kolgecaj, Lekas, Lukan, Lleshan, Marinë, Marjan, Markaj, Martanesh, Matogjin, Mërtin, Mërtur, Nënmavriq, Nikas, Petran, Petrelë, Simon, Sotirë etj..

Përveç vendbanimeve të hapura, në mesjetë ka pasur edhe vendbanime të fortifikuara ose kështjella. Sipas arkeologëve të kësaj periudhe, në Shqipëri njihen rreth 70 kështjella që nga mesjeta e hershme deri në pushtimin osman. Ato gjenden kryesisht nëpër luginat e lumenjve kryesorë, si Drini, Shkumbini, Osumi, Devolli, Vjosa etj., dhe lehtësonin lidhjet e viseve të brendshme me vijat e mëdha të komunikacionit, pra edhe lidhjet ekonomike e shoqërore të kohës. Disa prej tyre kanë qenë kështjella të trashëguara nga antikiteti, të ngritura kryesisht në vende kodrinore, në bregdet ose afër tij, me sipërfaqe disi të mëdha, brenda mureve të tyre të trasha. Të tjerat ishin kështjella të lindura rishtas në afërsi të burimeve të ujit ose buzë lumenjve në pika zotëruese prej ku mund të kontrollohej i gjithë territori.

Mesjeta ishte një periudhë shumë e turbullt në Ballkan e në Evropë, me luftëra dhe me grindje të shumta midis zotërve feudalë, që kërkonin të zgjeronin zotërimet e tyre, me dyndje popujsh të ardhur nga larg, me lëvizjet e kryqtarëve, që përshkuan territorin e vendit, të nisur nga disa drejtime, për të shkuar në vendet e shenjta ose në Konstandinopojë. Pra jeta ishte e pasigurt dhe njerëzit parapëlqenin të banonin brenda mureve të kështjellave, megjithëse në kushte jo fort të përshtatshme. Në trojet brenda kështjellave ka pasur edhe shumë ndërtesa banimi, me mure të ndërtuara me gurë mesatarë, të mbuluara me tjegulla ose me lëndë druri. Rrënojat e Shurdhahut (shek. XII-XIV) tregojnë se ato ishin shtëpi me dy ose me më shumë të ndara. Për shkak të sipërfaqes së kufizuar që ndodhej brenda mureve rrethues të kështjellave, njerëzit banonin të ngjeshur në një hapësirë të vogël. Shtëpitë ishin të vogla, të ulëta, të errëta e me lagështi, ku duhej shfrytëzuar mirë çdo pëllëmbë e sipërfaqes. Rrugët ishin të ngushta e dredhuese, që dukeshin edhe më të ngushta, kur katet e sipërme dilnin mbi rrugë pak përtej mureve, për të shtuar sipërfaqen e banimit, duke penguar ajrosjen e mirë të rrugëve. E kështu jeta rridhte brenda një horizonti të ngushtë për sa kohë banorët

detyroheshin të qëndronin në kështjellë, ngaqë nuk ishin të sigurt jashtë saj. Dendësia e popullsisë, lagështia por edhe vështirësia për të mbajtur pastërti, krijonin kushte të dëmshme për shëndetin; epidemitë e shpeshta e rëndonin edhe më tej gjendjen. Përmirësimi erdhi me ndërtimin e lagjeve të banuara jashtë mureve të kështjellave.

Shtëpitë e fisnikëve dalloheshin nga përmasat e mëdha, nga cilësia e materialit të përdorur e nga mjeshtëria e ndërtimit, si dhe nga pajisjet luksoze të tyre. Kështjellat monumentale dhe kishat e hijshme që u ngritën me shpenzimet e fisnikëve shqiptarë dhe që kanë arritur deri në ditët tona, dëshmojnë për mundësitë materiale të fisnikëve shqiptarë gjatë shekujve të mesjetës për të pasur kushte jetese sa më optimale.

Guri i latuar dhe druri i gdhendur kanë qenë materialet kryesore që hijeshonin pamjen e jashtme e të brendshme të banesave të familjeve fisnike, krahas përdorimit të tullës së pjekur si dhe të tjegullës si mbulojë për çatitë. Banesa, oborri, magazinat dhe stallat e kafshëve (që ngriheshin larg banesës), madje edhe kopshti bashkë me gropën e gëlqeres, zakonisht ishin të qarkuara me një mur të përbashkët e të lartë guri. Kur burimet e ujit të pijshëm ishin larg vendbanimeve, në oborrin e banesës hapej një pus. Paretet e tij visheshin me gurë cilësorë dhe puset lartësoheshin nga niveli i tokës me një grykë guri, që mbulohej me kapakë druri. Në mjediset e banesës ose në oborrin e saj ishte edhe furra familjare për pjekjen e bukës, të mishrave etj.. Në oborrin e banesës kultivoheshin trandafila dhe lule të tjera.

Muret e brendshme të banesës ishin të suvatuara. Krahas lyerjes së shpeshtë të tyre me gëlqere, që përdorej gjerësisht edhe si material kryesor dizinfektimi, muret e dhomave të veçanta ishin të zbukuruara me afreske dhe ishin të pajisura me vatra të mëdha me oxhakë shumë të gjerë, të ngjashëm me ato që shihen në kuzhinat e manastireve të vjetra të vendit tonë. Natën ato ndriçoheshin me qirinj dylli, të vendosur në shandanë argjendi, me dy, tri ose me më shumë llambadha. Shandanët ishin të zbukuruar me gdhendje artistike.

Banesat fshatare ndërtoheshin me gurë të lidhur ose jo me llaç dhe nuk kishin dritare por vetëm frëngji. Në shtëpitë përdhese dyshemeja përbëhej nga trualli i ngjeshur mirë; ato nuk kishin ende tavanë dhe mbuloheshin ose me tjegulla, ose me rrasa guri ose me fluga pishe, atje ku kishte lëndë të mjaftueshme drusore. Shumica e fshatrave ishin të ndërtuara në terren të thyer, kështu që pjesa përdhese përdorej për kafshë dhe në katin e sipërm banonte familja. Muret ishin të pasuvatuara, dritaret të ngushta si frëngji nga jashtë, por të gjera nga brenda. Në mure nuk kishte dollapë me flegra, por kishte kamare si në antikitet (p.sh. në Kamenicë). Vatra e zjarrit nuk ishte krejt në mes, por disi më pranë njërit mur. Banesa e vjetër e Tiranës, në format e saj më fshatarake, duket se ruante mjaft tipare nga banesa mesjetare.

Në banesat e zakonshme tymtarët ishin të rrallë, por ata nuk mungonin në banesat e zotërve feudalë, madje atje edhe vatrat ishin të mëdha e me oxhakë shumë të gjerë.

Në të dyja anët e vatrës kishte, përveç shkambeve të thjeshtë, karrige ose frona druri, me forma mjaft të zhvilluara, me mbështetëse për shpinën e për parakrahët. Format e tyre shihen në disa skena afreskesh dhe si një fazë e thjeshtuar e tyre mund të konsiderohen disa

nga format më origjinale të karrigeve prej druri të përdorura në rrethet Pukë, Mirditë etj.. deri në shek. XIX. Në përdorim të fisnikëve të kohës përmenden edhe frona ose poltrona të dërguar nga Venediku. Dhe kështu Noli, jo rastësisht thotë për Vojsavë Kastriotin: « rrinte pranë zjarrit mbi një poltron venecian… » (në prozën e shkurtër « Kthimi i Skënderbeut në Krujë »). Edhe bujari Gjon Muzaka, në kujtimet e tij, përmend « një poltronë despotale », të zbukuruar me një stem gurësh të çmuar të Andre Muzakës, rreth vitit 1372. Shembuj të tjerë luksozë të këtyre poltronave janë fronat e dhespotëve në disa nga kishat ortodokse të vendit, në të cilat shumë pajisje janë ruajtur me konservatorizëm të madh.

Orendi të përhershme ishin arkat ose sëndyqet e vogla prej druri për sendet e imta e të mëdha dhe për rrobat e trupit. Ato punoheshin prej zdrukthtarëve dhe marangozëve vendës, por, për bujarinë e lartë, silleshin edhe nga jashtë, sidomos nga Venediku. Arkat e punuara më mirë ishin arkat e pajës. Në zonat me pyje shumë, kishte fshatarë vendës që i punonin vetë orenditë shtëpiake prej druri, duke përdorur teknika tradicionale, pa përdorur gozhda metalike. Ndër këto orendi mund të përmenden fronat e gjatë e të thjeshtë pa mbështetëse, tryezat masive me dhoga të trasha, govata e magje, shtretër etj..

Për t'u çlodhur, malësori mund të ulej thjesht mbi një postiqe pranë zjarrit, kurse banori i fushës, për një pushim të shkurtër ulej gjysmë i shtrirë mbi një rrogoz, shtruar në një qoshe të freskët brenda shtëpisë ose në hije në oborr. Sidoqoftë, përsa u përket pajisjeve të fjetjes, në dokumente, sidomos në testamente, përmenden shtretërit prej druri, e në disa raste ata shihen edhe në skena ikonash. Krerët e shtretërve mund të ishin të zbukuruar edhe me gdhendje të thjeshta. Pajisjet e tjera të fjetjes ishin dyshekët ose më mirë shtresat dhe jastëkët a përkresat, që bëheshin me pëlhurë liri ose leshi, në formën e një këllëfi që mbushej me lesh ose kashtë. Për fisnikërinë e lartë dyshekët, sidomos jastëkët, duket se ishin të mbushur me pupla (siç dëshmon Gjon Muzaka).

Ushqimi e rregullat e të ngrënit njihen më mirë, sepse shumë artikuj ushqimorë shfaqen në mallrat tregtare të kohës. Për pjesën më të madhe të vendit, artikulli kryesor ishte buka prej gruri, sidomos në zonat ku toka punohej mirë, siç ishte rrethi i Tiranës, por edhe pllajat e kultivuara me grurë, thekër, mel etj.. Drithi, si artikull i rëndësishëm eksporti, duket se i plotësonte mirë kërkesat e kultivuesve, por padyshim, kishte edhe zona në luginat e thella ku nuk mjaftonte gruri dhe kështu hahej edhe meli, megjithëse prej tij dilte një bukë shumë e qullët. Në disa dokumente, krahas artikujve të tjerë për eksport, përmendet edhe buka. Këtu është fjala për bukë të thekur (peksimadhe), artikull shumë i nevojshëm për detarët sa kohë ishin në lundrim, sepse i qëndronte më mirë lagështirës, dhe ky ishte një zakon i përhapur gjithandej në brigjet e Mesdheut.

Drithi bluhej në mullinj, që punonin tashmë me forcën e ujit, megjithatë mokrat prej guri vazhduan të bëjnë pjesë në orenditë shtëpiake, duke bluar në to edhe grurin për trahan etj.. Të tjera orendi për të grimcuar ose shtypur sende ushqimore ishin shtypësat e ndryshëm prej druri ose prej guri. Gruri i bluar trashë e i zier është padyshim një nga gatimet e hershme, që i paraprin bukës. Me kohë ai mbeti në përdorim jo si ushqim i përditshëm, por si ushqim ritual për të kremtet e motmotit e sidomos për rastet e përkujtimit të të vdekurve.

Krahas bukës e gatimeve të tjera me bazë mielli (si qulli, mëmëliga, përsheshi, pitet, petullat etj.) në shekujt e mesjetës vinte përdorimi i bulmetit dhe i yndyrnave. Në dokumentacionin e kohës, krahas djathit përmendet në eksportet edhe qumështi. Në gjelltarinë e kohës është i pranishëm shpesh vaji i ullirit e kokrrat e tij, artikuj ushqimorë tipikë mesjetarë por që njiheshin që në antikitet. Mullinj vaji kishte tashmë jo vetëm pranë banesave të zotërve feudalë, por edhe pranë manastireve që kishin ullishte.

Mishi konsumohej më shumë në dimër se në verë. Në qytet ai konsumohej veçanërisht në tryezat e fisnikëve e të kështjellarëve të kohës. Baza ishte mishi i pjekur, për të ftuarit më të nderuar edhe mish shpendësh e zogjsh gjahu. Përdorej shumë edhe vera. Në kushtet e kohës mishi ose konsumohej pas therjes ose ruhej i kripur shumë, prandaj para gatimit duhej lënë në ujë që t'i dilte kripa. Edhe peshku konsumohej mjaft sidomos në qytetet e bregdetit, i freskët ose i tharë. Në dokumente të kohës përmenden ngjalat, krapi e putargat e Shkodrës por dëshmon edhe ekzistenca e dajlaneve, përveç mënyrave të tjera të peshkimit. Pak a shumë këto ishin ushqimet që konsumoheshin edhe në tavernat e qyteteve kryesore, si Durrësi, Vlora, Shkodra. Llojet më të përdorura të perimeve ishin qepët, preshët, hudhrat, specat djegës, të freskëta dhe të regjura (turshi). Gjithashtu gjerësisht përdoreshin fruta të freskëta, të thata dhe shurupe, si kumbullat, mollët, dardhat, qershitë, fiqtë etj.. Në gjellët e ndryshme të kësaj kohe përdorej shumë edhe uthulla, për të shtuar shijen, gjë që vazhdon edhe në shekujt e mëvonshëm.

Mjalti ishte gjithashtu një artikull i përdorur gjerësisht.

Nëse në tryezat e fisnikëve të kohës mbizotëronin enët prej argjendi masiv, në forma disqesh e pjatancash të mëdha, si edhe potirët me fron dhe kupat po ashtu prej argjendi, në tryezat e shtresave të mesme qytetare përdoreshin gjerësisht tasat, pjatat dhe pjatancat prej qeramike, të glazuruara me kujdes e hijeshi si brenda, ashtu edhe jashtë, format e të cilave shihen në gjetjet arkeologjike të mesjetës së hershme.

Në mënyrën e jetesës zinin vend edhe ngrohja e ndriçimi. Lënda djegëse në këta shekuj duket se ishin shkarpat e drutë. Është përdorur edhe qymyri i drurit, i cili njihej që në lashtësi, por në një masë shumë më të kufizuar. Lënda djegëse sigurohej që gjatë verës dhe vendosej në stiva pranë banesës. Drutë digjeshin në vatër dhe për të lehtësuar djegien mbështeteshin te një almise e thjeshtë prej hekuri, që quhej « kali i druve ». Rreth këtij zjarri i kalonte familja fshatare orët e gjata të mbrëmjeve gjatë dimrit.

Në banesat qytetare, sidomos në kështjellat e zotërve feudalë, kishte vatra e oxhakë të mëdhenj (ndoshta të ngjashëm me ato që shihen në kuzhinat e manastireve më të vjetra të vendit). Në banesat e vogla fshatare mjetet e ndriçimit ishin, copat e pishës, të vendosura mbi një pishtar të thjeshtë hekuri, pranë vatrës.

Sipas një tradite që vjen nga antikiteti, zonat ku rritej ulliri përdornin për ndriçim kandilat me vaj. Ndriçimi me këto kandila me vaj është ruajtur deri në shek. XX në kishat ortodokse të

vendit. Kandilat me vaj, në format e tyre kryesore, bëheshin krejtësisht prej argjendi dhe të mbuluara me gdhendje artistike, që u jepnin një shkëlqim të veçantë mjediseve që ndriçonin. Këta kandilë të kushtueshëm janë pjesë e artit dhe e kulturës bizantine të këtyre shekujve dhe janë përdorur gjithandej në viset e Bizantit.

Përdorim të gjerë kishin edhe qirinjtë prej dylli, me trashësi të ndryshme, që vendoseshin në shandanë argjendi, me dy, tri ose me më shumë lambadha, që vendoseshin mbi tryezat a në vende të tjera të ngritura, për të ndriçuar më mirë.

Të dhënat për veshjet në shek. XII-XV janë të pakta e mjaft fragmentare. Për shkak të ngjarjeve historike të njohura, vendin e përshkuan turma të mëdha njerëzish nga dyndjet e barbarëve, nga kryqtarët, nga ushtri të vendeve fqinje etj.. Në anën tjetër, këta janë shekujt e një zhvillimi mjaft të shpejtë të zejtarive. Veshjet nuk i prodhonte vetëm zejtaria shtëpiake, por edhe zejtarët e vendosur në qytetet e kohës. Ndikoi në prodhimin e veshjeve me cilësi të lartë edhe importimi i vazhdueshëm i cohërave të ndryshme. Përmirësimi i disa proceseve teknike, siç ishin avlemendi horizontal, që dha mundësinë e punimit të pëlhurave me katër lisa, ose përhapja e dërstilave që punonin me forcën e ujit ishin arritje që solli përmirësime të dukshme. Pjesë të veçanta të veshjeve popullore të mëparshme, si linjat e gjata e me mëngë të gjera, tirqit, hlamidat ose strukat e leshta por edhe xhupet e opingat, vazhdojnë të mbahen rregullisht. Në një dokument të vitit 1335, përmenden pjesët e veshjes së një detari, ndër të cilat edhe këmisha, fustani e fustanella (camisia, fustanum etc.). Gjatë shek. XIII e pastaj edhe në shekullin pasues, importohej rregullisht një lloj pëlhure e pambuktë, mjaft e qëndrueshme, e quajtur fustan, me të cilën filluan të bëhen edhe ato funde këmishe të gjera për burrat që u quajtën fustanella. Por familjet princore dhe aristokracia e lartë vazhduan të ndjekin në veshje modën bizantine, duke përdorur sako brokartesh të kushtueshme apo kadife e stofra, të zbukuruara rëndë me qëndisje me fije ari e me gurë të çmuar. Edhe stolitë e tyre, si kurora e diadema, vathë e tëmthore, gjerdanë me medalione të mëdha, breza etj. ishin prej ari, me perla e me gurë të çmuar. Në shek. XIV-XV përmenden më shpesh hlamidat e dyfishuara, domethënë me dy faqe dhe mantelet e veshur përbrenda me gëzof. Është interesant fakti se në fillim të shek. XV të tilla hlamida, në dokumentet veneciane, cilësohen me fjalët ad modum Albanesibus ose secundum eorum ritum.

Së fundi, mund të kujtojmë se nga shek. XV deri në shek. XVIII, në shtresa të ndryshme të shoqërisë është mbajtur një lloj kapele mjaft e lartë dhe me strehë rreth e qark, që cilësohet në Francë si kapelë shqiptare (« chapeau albanois » ose thjesht « albanois », nga F. Rabelais).

Krahas rrobaqepësve e gëzoftarëve, si zeje më vete, përmenden në qytetet e Shqipërisë edhe këpucarët, çizmarët e papuçinjtë.

Deri nga fundi i shek. XV veshja e fisnikëve vazhdoi të zhvillohet jo vetëm nën ndikimin e qytetërimit bizantin, por edhe nën ndikimin perëndimor, që hynte te ne kryesisht nëpërmjet marrëdhënieve me qytetet më të zhvilluara italiane të kohës. Këtu nuk duhet harruar se shumë nga familjet bujare të kohës, si Balshajt, Topiajt, Dukagjinët, Gropajt, Muzakët, Zahariajt, Arianitët, Kastriotët, Jonimajt etj. ishin të përzier midis tyre me lidhje të

shumëfishta gjaku e krushqie. Madje disa prej tyre kishin të tilla lidhje edhe me dinastitë e mëdha të kohës si paleologët, asienët, anzhuinët, si edhe me aristokracinë kroate, serbe e boshnjake, pra e mbanin veten të barabartë me ta, madje edhe me fisnikët e Italisë së Jugut.

Këto familje fisnikësh kishin secila oborrin e vet, ku vinin rrotull një varg zotërinjsh e fisnikësh, kancelarësh, qefalinjsh e vojvodësh të rangjeve të ndryshme, si edhe një mori kalorësish, kasnecësh e shërbëtorësh, si edhe të ftuar të shumtë.

Kjo fisnikëri nga kontaktet me fisnikët e Perëndimit, synonte të jetonte e të zbavitej si ata. « Për një kohë shumë të gjatë, - thotë Shuflai, - fisnikët dhe zotërinjtë e hinterlandit, kishin zakon të shkonin në Durrës shumë herë në vit, për punët e veta dhe për dëfrim (« pro suis factis, vel pro placere ») ». Në një marrëveshje midis anzhuinëve dhe despotit shqiptar Andre Muzaka, në vitin 1336, u jepej liri anëtarëve të kësaj familjeje që të vinin në Durrës sa herë dëshironin dhe ata mbetën, deri në shpërnguljen e tyre në Itali më 1476, në raporte miqësore me familjet fisnike të Durrësit. Këto lidhje miqësie, që favorizonin shtrirjen e modës veneciane në gjithë mënyrën e jetesës, duket se vazhduan edhe në shek. XVI.

Nën ndikimin perëndimor, sidomos të anzhuinëve, fisnikët e vendit tonë fillojnë të përdorin edhe stemat e vulat, duke zgjedhur secili shenja e simbole të veçanta. Stema e gdhendur në gur vendosej, zakonisht, në hyrjen kryesore të keshtjellës. U bë zakon gjithashtu që familjet fisnike të hartonin edhe gjenealogjitë e tyre, më fort për të konsakruar prejardhjen e tyre, por edhe për t'u treguar pinjollëve pasardhës ku shtriheshin pronat e zotërimet e tyre. Një shembull i mirë për këtë është Gjon Muzaka, i cili në vitin 1510 hartoi gjenealogjinë e familjes së vet, duke na dhënë kështu një dokument shumë të vlefshëm për kohën.

### *Koha e kalimit nga ilirishtja në shqipen e lashtë (arbërishten)*

Përfshirja e trevave të banuara nga stërgjyshërit e shqiptarëve në Perandorinë Bizantine më 395 solli si pasojë, ndër të tjera, edhe dobësimin e shkallëshkallshëm të ndikimit perëndimor (romak). Për më tepër, duke qenë në periferi të Perandorisë Bizantine, edhe pushteti qendror i Bizantit mbi këto treva erdhi duke u dobësuar dalëngadalë. Këto rrethana bënë të mundur që popullsitë vendëse të këtyre trevave t'i shtonin e t'i forconin kontaktet dhe marrëdhëniet e drejtpërdrejta midis tyre. Si rrjedhim, jo vetëm që u ndërpre procesi i romanizimit të mëtejshëm të atyre popullsive, por u zhvillua edhe një rrymë konvergjence, e cila çoi në riafrimin dhe konsolidimin e të folmeve të tyre. Kështu, u zhvillua më tej, ndër të tjera, edhe prirja për ndryshime me karakter të përgjithshëm dhe dialektor, që kishte nisur të shfaqej qysh në periudhën e fundit të lashtësisë në të folmet e stërgjyshërve të shqiptarëve. Është fjala për ndryshime të tilla, që hapën rrugën për kalimin e shkallëshkallshëm nga parashqipja a ilirishtja jugore në një gjuhë cilësisht të re, që po e quajmë shqipja e lashtë a arbërishtja. Ky kalim, pas gjithë gjasash, është kryer gjatë shek. IV-VI të e. sonë, kur ishin përfunduar disa dukuri me karakter të përgjithshëm apo dialektor, që janë karakteristike për gjuhën shqipe dhe dialektet e saj. Ndër këto dukuri me karakter mbarëshqiptar mund të përmenden shfaqja e zanores /y/ dhe e zanores /ë/ të patheksuar, krijimi i kundërvënies lakim i pashquar ~ lakim i shquar me shfaqjen e nyjës së prapme shquese etj.. Po gjatë asaj

periudhe në dialektin jugor është shfaqur zanorja /ë-/ e theksuar para një bashkëtingëlloreje hundore (khs.  nanë ~ nënë, banj ~ bënj etj.), si edhe rotacizmi, d.m.th. ndërrimi /-n-/ > /-r-/ në pozicion ndërzanor (khs. venë ~ verë, danë ~ darë etj.).  Që të dyja këto dukuri janë shfaqur qysh para dyndjeve sllave, d.m.th. para shek. VII e kjo dëshmon se në kohën e ardhjes së sllavëve në këto anë ata gjetën aty një popullsi, që fliste një gjuhë të ndarë në dy dialekte kryesore.

Por pyetjes se që kur flitej kjo gjuhë në këto treva, i janë dhënë përgjigje të ndryshme.  Disa dijetarë kanë shprehur mendimin se stërgjyshërit e shqiptarëve janë vendosur në brigjet lindore të Adriatikut dhe të Jonit, duke u shpërngulur, pa u vënë re, nga vise më lindore të Ballkanit pak para apo pas ardhjes së sllavëve në Ballkan.  Por shumica e studiuesve nuk janë pajtuar me këtë mendim dhe kanë parashtruar një varg argumentesh, që në vija të përgjithshme u vunë në dukje te Gjuha e ilirëve.  Mjafton të përmendet këtu fakti që në gjuhën shqipe kanë mbijetuar edhe huazime nga greqishtja e vjetër, si mokën/mokër, lakën/lakër etj.; këto huazime e kanë burimin në dialektin dorik, që flitej në Greqinë Veriperëndimore si edhe në kolonitë greke të Adriatikut.  Në gjuhën shqipe ka edhe huazime shumë të hershme nga latinishtja, gjë që dëshmon për pushtimin shumë të hershëm romak të trevave të banuara nga stërgjyshërit e shqiptarëve.  Prania e huazimeve nga greqishtja e vjetër dhe nga latinishtja e hershme dëshmon qartë se stërgjyshërit e shqiptarëve qysh në lashtësi kanë qenë fqinjët e grekëve të vjetër dhe nga të nënshtruarit më të hershëm të Perandorisë Romake në Ballkan.

Rrethanat e reja që u krijuan pas ndarjes së Perandorisë Romake në dy pjesë, sollën si pasojë edhe ndryshime të rëndësishme në emërtimin e popullsive të Ilirisë Jugore si midis tyre, ashtu edhe nga të huajt.  Kështu, nisi të përgjithësohej dalëngadalë midis popullsive autoktone emri Arbën/Arbër dhe fjalët e prejardhura (i) arbën-esh/arbër-esh dhe arbën-isht/arbër-isht, për të emërtuar përkatësisht vendbanimin, banorin dhe gjuhën e tyre të përbashkët.  Mbi këtë bazë edhe të huajt nisën të përdornin emërtimet Arbania/Albania, arban-ensis/albanen-sis (latinët), Arvan-on, arvan-it-is (grekët), Raban < Arban dhe Arë-banas (sllavët), kurse turqit më vonë, nën ndikimin e greqishtes, përdorën trajtat arnaut dhe Arnautlluk.

Të gjitha këto emërtime e kanë burimin tek emri i popullsisë ilire të Alban-ëve, a më saktë të Arban-ëve, që në dokumentet e shkruara dëshmohet për herë të parë në shek. II të erës së re, kur Ptolemeu i Aleksandrisë në veprën e tij Geografia, libri III, 12, shkruan: « Në tokën e albanëve (Albanoi), Albanopolis ».  Popullsia ilire e albanëve a arbanëve banonte në një trevë në lindje të Durrësit.  Por pas Ptolemeut emri Arban a Alban në burime të shkruara del vetëm në shek. XI, kur përmendet nga Mihal Ataliati (1040) dhe Ana Komnena (1081), për të emërtuar treva të Shqipërisë së Mesme (shih Acta et Diplomata Res Albaniae mediae aetatis illustrantia, I).  Madje, në këtë vepër, (I, faqe III) pohohet: « Në burimet bizantine të shek. XI Alvanon/Arvanon shenjon krahinat malore, që gjenden ndërmjet Shkodrës, Durrësit, Ohrit dhe Prizrenit…».  Kuptohet vetiu që një shtrirje e tillë e këtij emri gjeografik duhet të jetë më e hershme se shek. XI.

Pra, emri Arban a Alban, i shqiptuar nga banorët vendës Arbën(ë) me theksin mbi rrokjen nistore, në përputhje me rregullsitë e theksimit të emrave shumërrokësh në shqipen e lashtë, ashtu si Durrës < Dyrrhachion, Ishëm < Isamnus etj., duhet të jetë shtrirë qysh mjaft kohë para shek. XI në viset në veri edhe në jug të trevës së banuar në lashtësi nga popullsia ilire e Arbanëve a Albanëve. Për këtë dëshmojnë, ndër të tjera: 1. K. Jireçeku pohon se trevat e Shqipërisë së sotme në kohë të mesme sllavët i kanë quajtur Raban < Arban a Arëban-as dhe gjuhën përkatëse rabënë-ski. Të kihet parasysh edhe një dokument i shek. XIII, ku bëhet fjalë për një ndodhi në një fshat afër Raguzës dhe ku një dëshmitar pohon: « Dëgjova një zë që thërriste në mal në gjuhën albanesca. » 2. Në dialektin jugor emri Arbën(ë) del në trajtën Arbër(ë) me shndërrimin e /-n-/-së ndërzanore në /-r-/, ashtu si te Vlonë ~ Vlorë, venë ~ verë etj.. Dhe në përgjithësi është pranuar që ky ndërrim fonetik (rotacizmi) nuk i ka prekur huazimet sllave të shqipes, pra, është vërtetuar para depërtimit të sllavizmave në shqipe. 3. Në dokumentet e gjuhëve fqinje të shekujve të parë të mijëvjeçarit të dytë të erës sonë shqiptarët, pa dallim krahine, përmenden me trajta fjalësh, që lidhen me emrin e lashtë Arban a Alban (shih këtu më sipër).

Shtrirja dhe përgjithësimi i hershëm i emrit Arbën/Arbër në trevat e ndryshme, ku flitej arbënisht/arbërisht, dëshmon për një vetëdijshmëri të atyre që flisnin këtë gjuhë, se i përkisnin një etnosi të vetëm. Siç pohon A. Buda, « Kjo ishte një dukuri që nuk kishte të bënte me pushtime, por me krijimin e një bashkësie ekonomiko-shoqërore dhe kulturore të përbërë nga trevat historike të shqiptarëve. Fakti se me emrin e njëjtë etnik Arbën shqiptarët emërtohen në mënyrë të njëjtë si nga burimet mesjetare të hershme greko-bizantine (shek. XI e këndej), nga burimet perëndimore të së njëjtës periudhë, si edhe nga ato serbe e bullgare (shek. XII-XIII), pavarësisht nëse ishte fjala për trevat më jugore apo më veriore e lindore shqiptare, tregon tashmë për konsolidimin e tipareve të kësaj bashkësie etnike në etapën e saj më të lartë, si « kombësi », proces i pasqyruar pikërisht në këtë emërtim të përbashkët ».

Faktorët që do të kenë ndikuar në përhapjen dhe përgjithësimin e emrit Arbën/Arbër dhe të fjalëve të prejardhura (i) arbënesh/arbëresh dhe arbënisht/arbërisht në veri dhe në jug të viseve ku banonte fisi ilir i Arbanëve, mbeten të paqartë. Ndër këta faktorë mund të kenë qenë ndoshta edhe pozicioni gjeografik i atij fisi dhe marrëdhëniet e tij me banorët e trevave të tjera, ku popullsia flisnin të njëjtën gjuhë. Por fjalët Arbën/Arbër, i arbënesh/i arbëresh dhe arbënisht/arbërisht gjatë shekujve të fundit kanë dalë jashtë përdorimit në Shqipëri dhe kanë mbetur në përdorim pothuaj vetëm tek arbëreshët e Italisë dhe në një numër të kufizuar fshatrash të krahinave të Vlorës e të Kurveleshit. Edhe arbëreshët e Greqisë gjatë shekullit të fundit po quhen arvanit-as, sipas greqishtes arvanit-is, që e ka burimin tek Arban (me shndërrimin e rregullt /-b-/ > /-v-/ të greqishtes). Gjithsesi, tek autorët e vjetër veriorë të shek. XVI-XVII, fjalët Arbën dhe i arbënesh/e arbënesh-e ndeshen rregullisht dhe vetëm gjatë shekujve të fundit ato kanë ardhur duke u zëvendësuar gjithandej në trevat e banuara nga shqiptarët me fjalët shqip, shqip-tar, Shqip-ëni/Shqip-ëri.

### *Krijimtaria gojore e shqiptarëve në shekujt e mesjetës*

Deri në fillim të periudhës së pushtimit osman tradita kulturore shqiptare ishte kryesisht e

karakterit parashkrimor. Forma më e rëndësishme e saj ishte krijimtaria gojore, eposi shqiptar. Në eposin shqiptar ka edhe zëra të periudhës osmane, që shfaqen sidomos në ligjërim dhe në emërtime, por në thelbin e vet ai është një përmendore kulturore shekuj më e hershme.

Në këtë krijimtari njihen rapsoditë historike e tregimet legjendare, që përbëjnë epikën heroike, si dhe proverbat, të cilat u fiksuan të shkruara vetëm në shek. XVII. Vendin kryesor në epikën heroike e zënë rapsoditë kushtuar kreshnikëve si Muji e Halili, Gjergj Elez Alia etj.. Me gjithë numrin e shumtë të motiveve e varianteve ekzistuese, këto rapsodi kanë një farë përbashkësie që u jep atyre karakterin e një cikli unitar epik. Në qendër të këtij cikli qëndrojnë bëmat e çetës së kreshnikëve, si edhe kundërshtarët e tyre, « kralë » e « kapedanë » veçanërisht nga viset bregdetare.

Lufta e kreshnikëve është vendosur në një kohë e në një ambient që s'njeh ende armët e zjarrit. Nga brendia e tyre dhe botëkuptimi shoqëror, nga elementët artistikë që përmbajnë, këngët e kreshnikëve të çojnë në një periudhë më të hershme se shekujt e invazionit osman.

Sikurse shumica e popujve evropianë, në këtë kohë (në shek. XV) shqiptarët e kishin kaluar « shekullin e epopesë legjendare », e cila me kohë ishte formuar si gojëdhënë letrare kombëtare, që qarkullonte gojë më gojë e brez pas brezi, duke marrë nga koha në kohë gjurmë, dëshmi e jehona të tyre.

Hershmëri të thellë historike dëshmojnë veçmas dy tipare të rëndësishme të figurave mitologjike të ciklit verior: karakteri i tyre matriarkal, nga njëra anë, dhe ktonik, nga ana tjetër. Kjo është një anë tjetër e çështjes së autoktonisë së popullit që i ka krijuar. Në eposin helenik hyjnitë janë matriarkale e patriarkale. Heronjtë e eposit shqiptar janë bij të Ajkunës. Për herë të parë në epos babai shfaqet me figurën e Mujit në raport me Omerin (ose « shtatë Omerat »). Figurë qendrore është Ajkuna që ka një autoritet të madh. Muji dhe Halili formalisht nuk kanë babë, ata janë bij të një nëne që urdhëron shtëpinë dhe e marrin fuqinë prej zanave.

Tipari matriarkal i figurave mitologjike të epikës legjendare theksohet nga fryma e përgjithshme e rapsodisë së njohur të Gjergj Elez Alisë. Janë gjurmuar e janë gjetur gjurmë të kulturës bizantine, si kërkimi i haraçit nga bajlozi « tim për tim » (oxhak për oxhak). Por, në thelbin e vet, burimi tragjik i rapsodisë së Gjergj Elez Alisë është mbarimi i epokës së flijimit të njeriut (gruas) për një vepër, për një fushatë apo për haraç. Gjergj Elez Alia amniston përgjithnjë gruan nga flijimi.

Karakteri ktonik (tokësor) i hyjnive të eposit shqiptar thekson karakterin autoktonik të popullit. Ndryshe prej poemave homerike, ku hyjnitë kanë një hierarki shumëshkallëshe (nëntokësore), në eposin shqiptar figurat mitologjike të botës shqiptare janë tokësore. Në folklorin rrëfimtar, duke përfshirë eposin dhe përrallat, nuk ekziston « e bukura e qiellit ». Krahas me « të bukurën e dheut » (të kësaj toke) në traditën etnofolklorike të vendit dalin e bëhen bashkë figura të tilla si shtojzovallet (aglutinim i « shtojua zot vallet »), shtojzorreshtat

(« shtojua zot rreshtat »), « ato të lumet », shita.

Cikli shqiptar i kreshnikëve përmban një ndërthurje tiparesh të eposeve antike dhe atyre evropianë të periudhës mesjetare. Por ka më shumë tipare të eposeve antike se të atyre mesjetare. Një varg argumentesh folklorike janë në të mirë të një përcaktimi kronologjik relativ të burimit të eposit në periudhën e kalimit prej ilirëve te shqiptarët, prej ilirishtes te shqipja, prej periudhës së fundme të romanizimit në përballjen me dyndjet sllave.

Eposi shqiptar sundohet fund e krye nga konflikti i bartësve të tij me popullsinë e ardhur në Ballkan, ai mban vulën e dyndjeve sllave. Eposi shqiptar nuk u krijua qysh në kontaktet e para me popullsinë e ardhur. Vetë rapsoditë e këtij cikli bëjnë të njohur se të tjera gjëra ndodhnin « kur kem' pas' besë me krajli ». Këto fakte e arsyetime lejojnë të mbrohet mendimi se në epos, pavarësisht nga karakteri i tij shumështresor, megjithatë, ekziston një « kohë e parë ». Ajo përkon me shek. VII-VIII, kur ndodhin proceset më të rëndësishme divergjente të brendshme në kulturën etnike, kur vërtetohen shndërrimet cilësore kulturore, si kalimi nga ilirishtja te shqipja. Pikërisht në këtë periudhë vendësit përballen me dyndjet sllave në Ballkan dhe njohin pak nga pak karakterin ekspansiv të tyre.

Faktet folklorike të eposit çojnë në kultin e dheut të të parëve, në mitin e vendlindjes, në shenjtërimin e bjeshkës, në hyjnizimin e dheut, në atë kuptim që gjermanët e përdorin këtë fjalë kur thonë « land ». Ndonëse të kufizuara, në epos ka të dhëna me karakter etnoveçues, që gjenden të trashëguara në botën shpirtërore shqiptare. Këto fillojnë me dallimin « të vetët - të tjerët », që është nga shenjat më të hershme të ndërgjegjes së bashkësisë. Ndonëse më shumë mund të flitet për një nocion landi, vendlindjeje, sesa për një hapësirë të përcaktuar qartë, prapë vetëdija e një atdheu që i bën bartësit e eposit të ndihen mes tyre « të vetët » del aty-këtu.

Eposi shqiptar në mesjetë kishte formën e vet artistike të kryer. Prej shekujve të sundimit osman ai mori me vete një shtresë të re ndikimi, që preku pjesën më të dukshme të tij: emrat e heronjve dhe, deri diku, dekorin e ngjarjeve. Kjo shtresë, më në sipërfaqe të eposit, ngjan më e pranishme sa është në të vërtetë. Pjesa më e madhe e emrave të heronjve mendohet të mos jenë huazime të drejtpërdrejta prej osmanishtes, por kalime kuptimore të emrave të mëhershëm, përkthime strukturore të tyre. Emri i Halilit, që i kthyer në shqip do të thotë « i bukur », i përgjigjet thelbit të personazhit, që trashëgohet prej kohësh shumë më të hershme. Në emrin e Gjergj Elez Alisë gjymtyra e tij e tretë do të thotë « i lartë, fisnik », që gjithashtu vlen për të theksuar një tipar që personazhi e kishte para kontakteve me botën e Perandorisë Osmane.

Me frymëzimin e tyre poetik, me mjetet e trajtimit artistik, me vargun e tyre të rrjedhshëm e me gjuhën e pastër, rapsoditë e kreshnikëve përbëjnë një thesar të poezisë sonë popullore.

Bashkë me eposin, deri në kohën e kontakteve të para me rrezikun e ri që po shfaqej nga Orienti, me invazionin osman, shqiptarët kishin krijuar gjithashtu fondin e baladave, të cilat vinin si kujtime tronditëse të epokave të shkuara. Njëra prej tyre është ajo që njihet në jug

me emrin e Konstandinit dhe Doruntinës, kurse në veri me emrin « Kënga e Halil Garrisë ». Koha e lindjes së baladës së ringjalljes përkon me ata shekuj, kur dija biblike e quante të papranueshëm rikthimin nga bota tjetër, qysh prej ringjalljes së Krishtit. Balada e Kostandinit dhe Doruntinës shpesh është trajtuar si kryevepër që ngre lart kultin e besës, shenjtërinë e fjalës së dhënë, për hir të së cilës mallkimi mund të të ndjekë në këtë jetë dhe në tjetrën. Mesazhi i besës është i pranishëm në frymën e baladës, por para këtij mesazhi është fryma e fuqisë së njeriut për të riardhur në këtë jetë.

Në mesjetë e para saj funksiononin edhe gjini e zhanre të tjera të folklorit, duke filluar prej atyre më të shkurtrave, si proverbat, deri te rrëfimi popullor.

Me pushtimin e Shqipërisë nga dyndjet osmane u krijua mjedisi kulturor për shfaqjen e epikës historike. Kësaj periudhe i përket cikli i Skënderbeut, i cili përmban 10-15 këngë, të ruajtura kryesisht tek arbëreshët e Italisë. Këngë historike të periudhës së qëndresës së arbërve madje para Skënderbeut janë ruajtur edhe në Shqipëri. Në një prej këtyre këngëve i këndohet trimërisë së Milosh Kopiliqit, i cili vrau sulltanin në betejën e ballkanasve të Fushë-Dardanisë. Ai paraqitet duke udhëtuar me kokën e vet të prerë nën sqetull dhe motivi i kokës së prerë që merr e jep mesazhe nga bota tjetër, është ballkanizuar në një shkallë relativisht të gjerë.

Cikli i Skënderbeut në poezinë popullore të arbëreshëve bashkon historicitetin e figurave dhe ngjarjeve reale me legjendarizimin e trashëguar prej epikës heroike. Skënderbeu në këto këngë bën të njëjtat mrekulli si Shën Gjergji në letërsinë biblike dhe vdekja e tij përshkruhet me të njëjtin vajtim të botës, natyrës, qiellit, tokës dhe njerëzve si kryqëzimi i Krishtit. Me këtë cikël ka studiues që bashkojnë edhe këngën e Gjorg Golemit (Gjergj Arianitit), bashkëkohës i Skënderbeut, mbledhur e botuar për herë të parë në vitet 30 të shek. XX.

Këngët epike dhe legjendat që i ruajnë arbëreshët e Italisë, të larguar nga Shqipëria qysh në shek. XV, të cilat me pak ndryshime i gjejmë edhe te fshatarët e malësorët e vendit tonë, dëshmojnë se ato kanë qenë thurrur nga rapsodët shqiptarë para shek. XV.

Tradita e arbëreshëve të Greqisë dhe të Italisë, e cila përputhet me atë të mëmëdheut, tregon se poezitë epike dhe lirike rituale këndoheshin, përcilleshin me muzikë dhe shoqëroheshin me lëvizje ritmike. Këto valle bashkë me kostumet e mrekullueshme të valltarëve, përbënin së bashku një shprehje të lartë artistike që mishëronte gëzimin e jetës dhe shijen estetike të shqiptarëve.

Kultura popullore shqiptare e mesjetës nuk u zhvillua e shkëputur nga kontaktet me popujt fqinjë ballkanas. Ajo ndikoi me një varg elementesh të saj, veçanërisht në veshje, me muzikën, vallet dhe me tiparet e saj shpirtërore, në kulturën e popujve fqinjë në Maqedoni, në Mal të Zi, në Serbinë Jugore dhe në Greqi. Nga ana e tyre, shqiptarët e pasuruan gjithashtu kulturën e vet me ndikime të marra prej fqinjëve të tyre që i shkrinë në tërësinë e trashëgimit të vet kulturor.

***Kultura, letërsia e shkruar dhe arsimi në tokat shqiptare***

Rol të rëndësishëm në veprimtarinë kulturore dhe arsimore në mesjetë luajti kisha e krishterë. Roli i saj si udhëheqëse shpirtërore shpjegohet nga fakti se krahas burimeve ekonomike, kisha pati në dorë monopolin e kulturës dhe përgatitjen e inteligjencies së kohës. Shumica e njerëzve të kulturës, veçanërisht në shekujt e mesjetës së herët, ishin thuajse pa përjashtim klerikë, qoftë si prodhues, qoftë edhe si porositës të prodhimit artistik e kulturor. Në duart e klerikëve ishin filozofia e letërsia, arsimi dhe artet. Si qendra të propagandimit të doktrinës fetare, të arsimit dhe të veprimtarisë kulturore-artistike shërbyen manastiret ortodokse e katolike, krahas të cilave vepronin aktivisht edhe « kurjet » peshkopale. Me ashpërsimin e marrëdhënieve shoqërore e politike në mesjetë, kur u forcua më tepër lufta e kishës për të ruajtur ndikimin e vet, krahas urdhrave murgëtarë të benediktinëve e dominikanëve që kishin pasur në dorë arsimin, qysh nga shek. XIII dhe në Shqipëri filluan të përhapeshin urdhrat murgëtarë të « lypësve », minoritët françeskanë. Me predikimet e tyre për nevojën e « reformave » të kishës në frymën e « varfërisë », këta mundën të ndikonin më lehtë mbi shtresat popullore.

Duke filluar nga shek. XIII pranë klerikëve në veprimtarinë kulturore të zhvilluar në tokat shqiptare shfaqen edhe përfaqësues të aristokracisë vendase, më shpesh si ktitorë (themelues) ndërtimesh monumentale kishtare. Fuqizimi ekonomik e politik i jepte asaj mundësinë të pajtonte artistë e mjeshtër dhe të ndërmerrte ndërtime të kushtueshme.

Në sajë të pozitës mbizotëruese të kishës, në kushtet e sundimit bizantin dhe të atij të feudalëve perëndimorë në tokat shqiptare, gjuhët greke e latine mbajtën për një kohë shumë të gjatë pozitën si gjuhë kulturore mbisunduese.

Gjatë mesjetës u shtua në mënyrë të ndjeshme numri i veprave të shkruara që qarkullonin në duart e njerëzve të mësuar. Përmbajtja e shumicës së tyre ka karakter krejt kishëtar. Ato janë tekste ungjillore, vepra liturgjike, aty-këtu ndonjë traktat teologjik. Një pjesë e tyre ka mundur të ruhet në Berat.

Nga shekujt e mesjetës vjen koleksioni i kodikëve që përbën një prej pasurive më të rëndësishme kulturore të popullit shqiptar. Ky koleksion përmban mbi 100 vëllime, që përbëjnë vepra të plota (dorëshkrime) dhe 17 fragmente. Jashtë këtij fondi numërohen edhe disa dhjetëra kodikë të tjerë, që i takojnë manastirit të Shën Gjon Vladimirit, mitropolisë së Drinopolit e arkipeshkvisë së Shkodrës. Kodikët ruhen në Arkivin Qendror të Shtetit Shqiptar.

Kodikët e Shqipërisë, nga të cilët më i vjetri është « Kodiku i Purpurt i Beratit », janë një fond me rëndësi për historinë e zhvillimit të letërsisë së vjetër biblike, liturgjike. Këta kronologjikisht ndjekin njëri-tjetrin gjatë 13 shekujve me radhë (prej shek. VI deri në shek. XVIII). Pjesa më e madhe e teksteve të tyre janë greqisht, por, duke ardhur më pranë kohërave të reja, shtohet prania e shqipes.

« Kodiku i Purpurt i Beratit » është një dorëshkrim me rëndësi historike për fillimet e letërsisë biblike dhe renditet në themelet e letërsisë kishtare të ritit lindor. Sipas teknikës së shkrimit, është një dorëshkrim jo më i vonshëm se shek. VI pas erës sonë. Ka 190 fletë dhe përmban dy ungjij: sipas Mateut dhe sipas Markut. Është shkruar me shkronja të derdhura prej argjendi. Lënda e dorëshkrimit është pergamenë. Sfondi mbi të cilin janë derdhur këto shkronja është e kuqe e thellë (e purpurt), prej nga ka marrë edhe emrin. Disa pjesë të rëndësishme të tekstit të kodikut janë të derdhura në ar. Kapaku i dorëshkrimit është metalik, me zbukurime biblike, disa shekuj më i vonshëm se vetë vepra (jo më i hershëm se shek. XVIII).

Për herë të parë për « Codex Purpureus Beratinus » bëhet fjalë në « Diptikun e kishës së Shën Gjergjit », që gjendej në kështjellën e Beratit. Në një shënim të cituar nga ky dorëshkrim flitet për rrezikun që i vinte rrotull këtij kodiku në vitin 1356, kur ushtritë serbe të Stefan Uroshit rrethuan qytetin e Beratit, tashmë të boshatisur nga popullata, për shkak të pamundësisë për t'u mbrojtur, dhe ia kishin vënë syrin bibliotekës së manastirit të Theollogut dhe të kishës së Shën Gjergjit, thesarit më të madh të qytetit.

Deri në prag të Luftës së Dytë Botërore (kur u fsheh nga atdhetarët beratas për të mos rënë në duart e pushtuesve) « Kodiku i Purpurt i Beratit » ishte jo vetëm një libër (dorëshkrim) për bibliotekën, por edhe tekst liturgjie. Një herë në vit mesha mbahej sipas ungjijve të këtij teksti.

« Kodiku i Purpurt i Beratit » vlerësohet gjithashtu për historinë e shkrimit, për vlerat kaligrafike, si përmendore e trashëgimisë së përbotshme të dijes, si objekt shkencor i paleografisë, bibliologjisë, gjuhësisë, historisë së besimeve.

Duke u nisur prej faktit se në arkivat shqiptarë ruhen mbi 100 dorëshkrime të tipit kodik, në të cilat janë kopjuar gjatë 12 shekujve me radhë shkrimet e shenjta, « Testamenti i Vjetër », ungjijtë dhe tekste të tjera të shërbesës ekleziastike, mendohet se ato mund të jenë shkruar nga murgj vendës. Veç faktit se këto dorëshkrime krijojnë një traditë të letërsisë kishtare, vijnë në ndihmë të këtij përfundimi edhe të dhëna të tjera. Kryelutja mijëvjeçare e krishtërimit perëndimor Ty zot të lavdërojmë - Te Deum Laudamus, e cila u kompozua nga Shën Niketa i Dardanisë (ose Shën Niketa i Remesianës), u përhap në disa variante në Evropën Perëndimore pas vitit 525 « Beratinus-1 » dhe kodikët e tjerë të Shqipërisë janë vepra me rëndësi për historinë e kulturës e të shkrimit të shenjtë, por dhe të letërsisë në përgjithësi. « Kodiku i Purpurt i Beratit » është i regjistruar në listën e veprave më të rëndësishme të njerëzimit, të njohur me emrin « Memoire du Monde » (Kujtesa e Botës) dhe prej disa vitesh gëzon kujdesin e drejtpërdrejtë të UNESCO-s.

Kodiku i dytë (sipas kronologjisë), i quajtur « Beratinus-2 » ose « Kodiku i Anthimit » (Codex Aureus Anthimi) - për shkak të shkronjës prej ari që është përdorur, i takon shek. IX. Ai përmban katër ungjijtë (sipas Gjonit, Lukës, Markut dhe Mateut). Figurat e ungjillorëve kanë korniza dekorative, që janë ndërtuar me motive floreale dhe gjeometrike (rrathë dhe lule). Në fondin e pasur të kodikëve të Shqipërisë, përveç « Beratinus-1 » e « Beratinus-2 », bëjnë

pjesë edhe dhjetëra dorëshkrime të tjera, që kanë marrë emrat e qyteteve ku janë zbuluar « Kodiku i Vlorës », afërsisht shek. X; « Kodiku i Përmetit », i shek. XIV; « Kodiku i Shkodrës », i të njëjtit shekull.

Në kodikët që i takojnë periudhës prej shek. XII e këndej ka dhe të dhëna etnografike, rregulla të ndërtimit të jetës së përbashkët, të dhënies të së drejtës, të trashëgimit të pasurisë nëpërmjet fejesës ose prej ndarjes, të ndryshimit të së drejtës në rastin e konvertimit të fesë.

Duke filluar nga shek. XII shënohet një rritje e zgjerim në përdorimin e shkrimit dhe në zhvillimin e letërsisë e të arsimit në tokat shqiptare, duke çuar më përpara traditat në këtë fushë. Huazimet me prejardhje latine si: « shkruaj », « këndoj » etj., me evolucionin e tyre fonetik e kuptimor dëshmojnë se populli shqiptar njihte shkrim e këndim pa ndërprerje qysh prej një kohë të lashtë.

Zhvillimi ekonomiko-shoqëror e politik që karakterizon shek. XII-XIV krijoi kushte për përdorimin më të gjerë të shkrimit. Konsolidimi i formacioneve shtetërore vendase shtruan nevojën e redaktimit të akteve me karakter juridik e politik. Kësaj nevoje i shërbenin tani jo më rastësisht njerëz të ditur si klerikë e murgj të manastireve, por profesionistë të specializuar. Këta formonin kancelaritë pranë oborreve feudale dhe në qytetet kryesore të vendit. Rrethi i njerëzve të kulturës u shtua edhe me banorë të komunave qytetare. Në shek. XIV e në fillim të shek. XV numri i intelektualëve klerikë shqiptarë me origjinë qytetare ishte mjaft i madh; ata gjenden të përhapur edhe jashtë Shqipërisë, në shumë qytete dalmatine ku kryenin funksione kancelarësh, mësuesish, famulltarësh etj..

Nuk munguan edhe vepra të shkëputura deri-diku nga përmbajtja kishtare. Të tilla janë, p.sh., kronika e peshkopit Mihail nga Devolli (shek. XI-XII), e cila trajton ngjarje të luftës së bizantinëve kundër mbretërisë bullgare në Maqedoni e pjesërisht në tokat shqiptare, letërkëmbimi i peshkopit Teofilakt të Ohrit, me disa të dhëna interesante mbi jetën e banorëve të peshkopatës së tij në fillim të shek. XII, disa jetëshkrime shenjtorësh që zhvilluan veprimtarinë e tyre edhe në tokat shqiptare, si ato të Klementit e Naumit hartuar në shek. XIII etj.. Ndryshe nga këto vepra të shkruara greqisht, është shkruar latinisht kronika e një prifti nga Dioklea, e cila përshkruan ngjarjet që u zhvilluan në Shqipërinë e Epërme në kapërcim të shek. X-XI. Në territor të banuar prej shqiptarësh në Epir, janë hartuar në fund të shek. XIV e në fillim të shek. XV dy kronika greke që japin të dhëna me interes për historinë e Principatës shqiptare të Artës. Shënime historike për shek. XIV gjenden edhe në disa nga dorëshkrimet e Beratit.

Megjithëse nuk shkëputen nga fryma teologjike, këto prodhime përbëjnë hapat e para të historiografisë në vendin tonë, sepse një pjesë e këtyre është hartuar pa dyshim nga autorë vendas dhe i përket historisë së tokave shqiptare. Shkëputjen nga ndikimi kishtar dhe kalimi në historiografinë laike, këtë hap në historinë e kulturës shqiptare, e bënë humanistët shqiptarë në fund të shek. XV e në fillim të shek. XVI, por tanimë në kushtet e pushtimit osman të vendit, jashtë Shqipërisë.

Nën ndikimin mbizotërues të kishës lindore dhe të asaj romane, gjuha kishtare shërbeu edhe si gjuhë shkrimi për administratën shtetërore. E tillë ishte, sipas rrethanave politike, greqishtja dhe latinishtja dhe në një masë më të vogël, me vendosjen e sundimit serb edhe sllavishtja. Si gjuhë shkrimi këto u përdorën edhe nga paria sunduese shqiptare, në veprimtarinë shtetërore. Disa nga sundimtarët shqiptarë, si Muzakajt, përdorin në korrespondencën e tyre greqishten, kurse Balshajt latinishten dhe sllavishten, të tjerë si Karl Topia dhe Kastriotët i përdorën të tria këto gjuhë. Dëshmi për këtë janë mbishkrimet e rëndësishme të vendosura më 1383 prej Karl Topisë në manastirin e Shën Gjonit pranë Elbasanit.

Këto gjuhë mësoheshin në shkollat që vepronin gjithmonë nën mbikëqyrjen e kishës. Në shkollat pranë manastireve, mësimi jepej në fillim në formë individuale vetëm me lexim e me këngë kishtare, kurse më vonë jepej me forma më të organizuara duke përfshirë një rreth më të gjerë lëndësh. Në të tilla shkolla që i hasim edhe në qytetet pranë kurjeve peshkopale, mësohej kursi tradicional mësimor që jepej edhe në shkollat e vendeve perëndimore. Ai përbëhej nga cikli i ulët që përfshinte lëndët letrare (gramatikë, retorikë, didaktikë) dhe cikli i lartë me lëndë shkencore (aritmetikë, gjeometri, astronomi e muzikë). Për mësimin e këtyre lëndëve pajtoheshin me kontratë klerikë të ditur. Të tillë mësues shqiptarë vepruan edhe në një varg qytetesh dalmatine ku ishin pajtuar me shërbim si specialistë të njohur. Me zhvillimin e qyteteve, shkollat pranë nxënësve klerikë filluan t'i frekuentonin aty-këtu edhe nxënës nga shtresat e larta tregtare dhe zejtare të qyteteve.

Themelimi i shkollave në trojet shqiptare gjatë mesjetës u bë me nismën e urdhrave kishtarë, sidomos të urdhrit dominikan, si dhe të administratës komunale e princërore të qyteteve të njohura. Një aktivitet i këtillë filloi së pari në Ulqin rreth vitit 1258, në Kotorr më 1266, në Durrës më 1278, në Shkodër më 1345 dhe në Tivar nga gjysma e dytë e shek. XIV.

Gjuha shqipe, si gjuhë e shkruar, në këtë kohë ende nuk ishte në gjendje t'i bënte ballë shkrimit greqisht, latinisht dhe sllavisht, gjuhë kishtare me rëndësi, të cilat për më tepër kishin mbështetjen e institucioneve kishtare dhe të administratës shtetërore. Ajo shërbente si gjuhë e komunikimit të përditshëm si për shtresat popullore, ashtu dhe për fisnikërinë e klerin vendas. Kështu, në shek. XIV shqipja përdorej në administratën e bashkësisë qytetare të Ulqinit, ku në mbledhje të Këshillit të Madh ajo ishte gjuha e shërbimit.

Një ndryshim me rëndësi shumë të madhe për historinë e kulturës shqiptare shfaqet në gjysmën e parë të shek. XIV, kur dokumentohet për herë të parë se shqipja, përdorej si gjuhë shkrimi. Ky hap i rëndësishëm lidhet me ngritjen e përgjithshme ekonomike-shoqërore të vendit dhe veçanërisht të qyteteve.

Me përdorimin e gjuhës shqipe si gjuhë shkrimi, viheshin bazat për zhvillimin e mëtejshëm të saj si gjuhë e kulturës dhe e letërsisë shqipe.

### ***Fillimet e letërsisë shqiptare. Dokumentet e para të shqipes së shkruar***

Libri i parë shqip që njihet deri më sot është « Meshari » i Gjon Buzukut, i vitit 1555. Por ka të dhëna të drejtpërdrejta dhe të tërthorta që flasin se fillimet e shkrimit shqip e të letërsisë shqiptare duhet të jenë më të hershme se shek. XVI. Vetë trajta e ngulitur e shkrimit dhe e gjuhës në veprën e Gjon Buzukut dëshmon se ajo duhet të ketë trashëguar një traditë para saj. Një dëshmi tjetër e tërthortë vjen prej klerikut frëng Gulielmi i Adës (1270-1341), i cili shërbeu për shumë kohë (1324-1341) si kryepeshkop i Tivarit dhe e njohu nga afër jetën e banorëve të këtyre trojeve. Në një relacion me titull « Directorium ad passagium faciendum ad terram sanctam », dërguar mbretit të Francës, Filipi VI Valua, në vitin 1332, Guljelmi ndër të tjera shkruan: « Sado që arbrit kanë gjuhë të ndryshme nga latinishtja, prapëseprapë, ata kanë në përdorim dhe në tërë librat e tyre shkronjën latine ».

Po ashtu Marin Barleci në veprën e tij « Rrethimi i Shkodrës » (De obsi-dione Scodrensi), botuar në Venedik më 1505, thotë se ka pasur në dorë kronika që flasin për rindërtimin e atij qyteti të shkruara, sipas tij, in vernacula lingua, d.m.th. në gjuhën e vendit. Kurse historiani kalabrez Xhakomo Marafioti njofton më 1601 se në Kalabri arbëreshët i kanë arbërisht shërbesat fetare dhe as latinisht, as greqisht. Kuptohet se këtë traditë ata duhet ta kenë marrë me vete nga Shqipëria, sepse nuk mund ta krijonin vetë aq shpejt në kushtet e mërgimit të tyre të rëndë.

Deri më sot njihen vetëm tri dokumente të shqipes së shkruar në shek. XV ose diçka më herët.

I pari dokument i shkruar në gjuhën shqipe është « Formula e pagëzimit » dhe i takon vitit 1462. Është një formulë e shkurtër fetare e shkruar shqip, brenda një teksti latinisht, të hartuar prej kryepeshkopit të Durrësit, Pal Engjëllit, bashkëpunëtor i ngushtë i Skënderbeut. Në qarkoren që u dërgon vartësve të tij të klerit katolik, ai lejon që prindërit shqiptarë, në rast nevoje, kur nuk mund t'i pagëzonin fëmijët në kishë, mund t'i pagëzonin vetë duke përdorur këtë formulë: Unte paghesont premenit Atit et birit et spertit senit. (Unë të pagëzoj në emër të Atit e të birit e të shpirtit shenjtë). Kjo frazë është shkruar në alfabetin latin dhe në dialektin e veriut (gegërisht).

Dokumenti i dytë i shkruar në gjuhën shqipe është « Fjalorthi » i Arnold Von Harfit, i vitit 1496. Ky udhëtar gjerman, gjatë një udhëtimi në viset shqiptare, për nevoja praktike të rrugës shënoi 26 fjalë shqipe, 8 shprehje dhe numërorët 1 deri 10, dhe 100 e 1000, duke i shoqëruar me përkthimin gjermanisht.

I treti dokument i shqipes së shkruar që njihet me emrin « Perikopeja e ungjillit të pashkëve », është gjetur në Bibliotekën Ambroziane të Milanos brenda një mbishkrimi greqisht të shek. XIV. Fragmentet shqip s'kanë lidhje me dorëshkrimin greqisht dhe dijetarët mendojnë se ky dorëshkrim mund të jetë i fundit të shek. XV ose i fillimit të shek. XVI. Ai është shkruar në dialektin e jugut dhe me alfabetin grek.

Shqipja dokumentohet kështu e shkruar që në shek. XV në dy dialektet e saj kryesore dhe me dy alfabete, me alfabetin latin dhe me alfabetin grek. Kjo është një dëshmi se kultura

shqiptare dhe jeta shpirtërore konfesionale në Shqipëri zhvillohej nën ndikimin e kulturës latine-katolike, dhe të kulturës bizantine-ortodokse.

***Arkitektura në shek. VI-XV***

Veprat më të rëndësishme të artit që njihen në Shqipëri nga shekujt e mesjetës i përkasin arkitekturës. Kjo shpjegohet me faktin se arkitektura ishte e lidhur me nevojat e jetës së përditshme, me banimin, mbrojtjen e vendit si edhe me nevojat e forcave politike drejtuese të kohës për vepra monumentale. Përveç kësaj monumentet e arkitekturës kanë mundur t'u qëndronin më mirë dëmtimeve të kohës sesa veprat e tjera të artit, që u shkatërruan nga luftërat e shumta.

Gjatë periudhës së mesjetës, përgjithësisht, në fushën e arkitekturës u bë një përparim i ndjeshëm në teknikën e ndërtimit. Shek. VI karakterizohet nga ndërtime masive në territorin e Shqipërisë që përfshihej në provincat e dy Epirëve dhe Prevalitanës. Mbizotëruan kryesisht ndërtimet me karakter mbrojtës, që synonin t'u bënin ballë sulmeve avaro-sllave. Perandori bizantin Anastasi I (491-518) fortifikoi qytetin e tij të lindjes, Durrësin, me tri radhë muresh, ndërtoi keshtjella dhe riparoi mure qytetesh.

Periudha e Justinianit I (527-565) ishte më intensivja në fushën e ndërtimeve, sidomos të atyre me karakter ushtarak. Përveç tyre ai ndërtoi shumë kisha, ujësjellësa etj.. Këtë veprimtari e bën të njohur në veprën e tij Mbi ndërtimet historiani i Justinianit, Prokopi i Qezaresë. Por gjithë këto ndërtime pjesërisht nuk janë ruajtur, ndërkaq shumica e emrave të vendeve të përmendura nga Prokopi është vështirë të identifikohen me emrat e rinj.

Fortifikimet më të rëndësishme të shek. VI janë pa dyshim muret rrethuese të Durrësit që i takojnë periudhës së sundimit të perandorit Anastasi I. Ato janë ndërtuar krejtësisht me tulla dhe kanë një gjerësi prej 3,50 metrash. Çdo 60-65 metra janë ndërtuar kulla të fuqishme pesëkëndëshe, të cilat kanë patur një lartësi prej 18 m dhe ndaheshin në tri kate me dysheme druri. Kati përdhes kishte një lartësi të dyfishtë dhe shërbente si depo. Kati i parë përbëhej nga një hapësirë e vetme e pajisur me frëngji për katapulta. Kati i dytë mbulohej nga qemere mbi të cilat ndodhej tarraca e rrethuar nga parapeti me frëngji. Muret e qytetit përshkoheshin nga një numër i madh portash, prej të cilave ruhen vetëm dy prej tyre në murin jugperëndimor. Hyrja kryesore e qytetit, e cila nuk ekziston më, duket se ndodhej nga verilindja. Sipas përshkrimit të Ana Komnenës, para kësaj porte qëndronte një statujë prej bronzi, e cila me sa duket kishte mbetur aty nga koha romake dhe i kushtohej perandorit Adrian.

Në shumë drejtime vlerat arkitektonike të Durrësit në fushën e artit të fortifikimit i kalojnë kufijtë krahinorë. Para se gjenerali i Justinianit, Belizari, të ndërtonte në Romë një tip të ri bedenash, që siguronin një mbrojtje anësore, dhe që sipas Prokopit bëri përshtypje në atë kohë, ato i gjejmë të zbatuara në keshtjellën e Durrësit.

Gjatë periudhës së Justinianit vërehet një tendencë për ndërtimin e keshtjellave mbi lartësinë

e kodrave, përdorimi i akropoleve dhe nënndarje të tjera, që s'ishte gjë tjetër veçse kthimi në format e vjetra të periudhës helenistike apo të fortifikimeve më të hershme ilire. Shembuj të tillë ndeshen në kështjellën e Zvezdës, Zaradishtës, Çukës së Ajtojt etj.. Frëngjitë fillojnë të bëhen gjithnjë e më të ngushta, hyrjet e vjetra murosen ose ngushtohen duke e bërë mbrojtjen gjithnjë e më pasive.

Një vend të rëndësishëm midis monumenteve të arkitekturës mesjetare zënë ndërtesat e kultit të krishterë. Ndërsa banesat brenda kështjellave ishin të thjeshta, përgjithësisht njëkthinëshe, ndërtimet e kultit të krishterë përbëheshin nga godina të mëdha, të tipit bazilikal ose me planimetri qendrore, prej të cilave mbizotëronte tipi i parë. Këto ndërtime ndoqën në vija të përgjithshme skemat arkitekturale të shekujve të fundit të arkitekturës romake.

Mjaft monumente kulti të kësaj periudhe janë nxjerrë në dritë nga gërmimet arkeologjike në Ohër, Amantia, Bylis, Butrint, Elbasan, Lin (Pogradec), Tiranë, Paleokastër (Gjirokastër), Tushemisht (Pogradec), Polenë (Korçë), Karbunarë (Vlorë), Pluk (Fier) etj.. Deri tani janë zbuluar gjurmët e rreth 30 bazilikave, dyshemetë e të cilave në pjesën më të madhe kanë qenë shtruar me mozaikë. Vetëm në qytetin antik të Bylisit, brenda mureve rrethuese të ngritura nga Justiniani I, janë zbuluar pesë bazilika të mëdha.

Numri i madh i këtyre monumenteve, cilësia artistike e realizimit të tyre si dhe përmasat shpesh gjigante tregojnë se në trevat iliro-shqiptare, arkitektura kishtare, veçanërisht në shek. VI, kishte marrë një zhvillim të madh.

Bazilikat ishin ndërtime që kishin një shtrirje të theksuar gjatësore. Ato ndaheshin në tri hapësira kryesore (nefe) nëpërmjet një sistemi arkadash mbi pilastra apo mbi kolona dhe mbuloheshin me çati mbi kapriata druri (varianti helenistik) ose me qemere (varianti oriental).

Në anën lindore ndodhej absida ku vendosej altari, ndërsa hyrja kryesore ndodhej nga perëndimi dhe paraprihej zakonisht nga një parasallë (narteksi). Në bazilikat e mëdha kishte dhe një oborr të hapur me kolona (atrium) si dhe ambiente të tjera ndihmëse (Bazilika e Arapajt-Durrës).

Më të rralla janë ndërtesat e kultit me planimetri qendrore. Karakteristikë e tyre është ndërtimi rreth një ambienti kryesor, që ndodhet në qendër të ndërtesës. Ndryshe nga bazilikat, në këto ndërtime mbizotëron boshti vertikal kundrejt atij gjatësor. Këto ndërtesa që mbuloheshin në të shumtën e rasteve me kupolë, përbëjnë veçoritë themelore të arkitekturës bizantine në shekujt në vazhdim. Në vendin tonë deri tani janë zbuluar dy ndërtime të mirëfillta me planimetri qendrore: kisha e Linit (Pogradec) dhe Baptisteri i Butrintit, të cilat shquhen dhe për vlerat e mëdha artistike të mozaikëve të dyshemesë.

Gjatë shekujve të parë të mesjetës, që u karakterizuan nga pushtimet avaro-sllave, të cilat sollën si pasojë shkatërrimin e shumë qyteteve dhe kështjellave si dhe shndërrime të mëdha

etnike në Ballkan, vihet re një rënie ekonomike dhe për pasojë edhe rënie në fushën e ndërtimeve civile apo të kultit. Në ndonjë rast shpenzimet kalojnë në favor të fortifikimeve, si në Butrint ku një pallat peshkopal mbeti i papërfunduar, ndërkohë që rindërtohet një mur mbrojtës në shek. VII. Gjurmë të tjera ndërtimesh mbrojtëse të mesjetës së hershme hetohen gjithashtu në kështjellën e Lezhës dhe të Pogradecit. Për dy shekuj vazhduan të përdoren të njëjtat monumente kulti në zonat që i qëndruan pushtimeve sllave. Riparimet apo rindërtimet janë realizuar me një teknikë të varfër, që tregon për vështirësitë ekonomike të kohës. Bazilika e madhe e Butrintit e ndërtuar në shek. VI rindërtohet në shek. IX. Gjithashtu, në shek. XI vazhdon të përdoret bazilika e Ballshit, ku mbreti Boris i bullgarëve, në vitin 865, kthehet në fenë e krishterë.

Gjatë shek. X vërehet në përgjithësi një rritje e nivelit të ndërtimeve. Kriza që u shkaktua nga inkursionet arabe në detin e Jonit dhe shfaqja e frankëve në kufijtë perëndimorë rriti rolin e Temës së Durrësit në fortifikimin e qyteteve bregdetare të Shqipërisë. Mure mbrojtëse të kësaj periudhe, të pajisura me kulla trekëndëshe dhe kontraforta, hetohen në Kaninë dhe Butrint. Në shek. X u fortifikuan gjithashtu një radhë qytetesh rreth Shkodrës, si Sarda (Shurdhahu), Drishti (Drivast) dhe Deja. Në fushën e ndërtimeve të kultit vazhdimi i traditës bazilikale hetohet në kishën e Shën Kollit në Perondi të Beratit, si dhe në bazilikën nën xhaminë e Fatihut në Durrës. Arkitektura e kultit arrin kulmin me kishën e Shën Mërisë në Labovë të Kryqit të Gjirokastrës e tipit kryq i brendashkruar me kupolë. Kjo kishë e ndikuar nga arkitektura kryeqytetase shquhet për ngritjen e saj vertikale (lartësia 17 m), për tamburin masiv mbi të cilin mbështetet kupola, si dhe për dekoracionin e pasur me tulla.

Këto elemente si dhe konceptimi i hapësirës së brendshme krijojnë ndjenjën e madhështisë. Arkitektura kishtare bizantine gjatë shekujve X-XV në Shqipëri dallohet për shumëllojshmërinë e tipave arkitektonikë duke filluar nga kishat njënefëshe, bazilikat, tipat në formë kryqi me kupolë si dhe nga tipa të tjerë ndonjëherë unikalë.

Përveç këtyre monumenteve për vlerat e tyre të veçanta arkitektonike shquhen edhe objekte të tjera të stilit bizantin, që u përkasin shekujve XIII-XIV, si: kisha e Ristozit në Mborje të Korçës, manastiri i Apolonisë, kishat bizantine të Beratit (Shën Mëria Vllaherna, Shën Triadha, Shën Mëhilli i ndërtuar në shkëmb), manastiri i Mesopotamit (Sarandë), ai i Zvernecit, kishat në fshatin Perondi të Beratit, në Kurjan të Fierit, ajo e Marmirojt në Orik të Vlorës, e Labovës në rrethin e Gjirokastrës etj.. Vlera të veçanta artistike paraqet kisha e manastirit të Pojanit, e ndërtuar në shek. XIII nga perandori bizantin Androniku II. Shtyllat në oborrin e saj përbëjnë elementë të huaj që nuk gjenden në asnjë ndërtesë tjetër të këtij stili dhe që janë dëshmi e stilit romanik të përhapur në viset Veriore të Shqipërisë dhe në ato Perëndimore të bregdetit ballkanik.

Në Shqipërinë Qendrore, por më tepër në atë të Epërme lulëzoi në mesjetë edhe arkitektura romaniko-gotike, kjo sepse krahinat veriore mbetën të lidhura më shumë me kishën perëndimore, ndërsa në Durrës dhe krahinat rreth tij vepronin të dyja kishat, por kishte përparësi kisha lindore. Në kushte të tilla përveç tipave arkitektonikë të pastër kemi dhe ndikime të ndërsjellta të arkitekturës bizantine dhe asaj perëndimore. Ndikimet e

arkitekturës perëndimore vërehen dhe në ato krahina ku për periudha të shkurtra erdhën sundimtarë perëndimorë.

Shembujt më të shquar nga arkitektura romaniko-gotike datohen në shek. XII-XIII. Kishat e këtij tipi në Shqipërinë e Epërme dhe Qendrore karakterizohen nga planimetritë kryesisht njënefëshe me theksim të boshtit gjatësor perëndim-lindje me absida rrethore ose drejtkëndëshe, nga përdorimi i frantonive në anët më të ngushta, nga çatitë mbi kapriata druri me rrathë mbi qemere cilindrike, si dhe nga prania e këmbanave.

Prej tyre dalloheshin për trajtimin e tyre arkitektonik monumental dhe për kërkesat artistike, kisha e Shën Serxhit dhe e Bakut pranë fshatit Shirgj të rrethit të Shkodrës, kisha e Shën Mërisë në Vaun e Dejës, kisha e Rubikut etj., prej të cilave dy të parat ndërtuar në shek. XIII mbi bazën e ndërtimeve më të hershme, ndërsa e fundit në shek. XII. Pjesa më e madhe e këtyre kishave ka qenë zbukuruar me piktura murale.

Elemente arkitektonike karakteristike romaniko-gotike ishin të përhapura prej bregdetit të Shqipërisë së Epërme deri në Kosovë, ku kjo arkitekturë pati një lulëzim të veçantë në ndërtimet e kultit në shek. XIV, siç është kisha e manastirit të Deçanit pranë Pejës.

Banesat mesjetare i njohim më tepër nga të dhënat burimore. Ato ndërtoheshin me gurë, dru apo të ndërthurura. Çatitë mbuloheshim me furde ose me kashtë. Tjegullat përdoreshin në godinat e kultit dhe në ato të shtresave të pasura. Banesat e Shurdhahut (Sarda) të datuara në shek. XI, janë përgjithësisht dykthinëshe, si dhe të tilla me një ambient qendror midis tyre. Shtrimi i dyshemeve me pllaka guri tregon se ato duhet të kenë qenë njëkatëshe.

Gjatë shekujve XIII-XIV morën gjithashtu një zhvillim të dukshëm ndërtimet mbrojtëse, zgjerohen dhe rindërtohen muret e qyteteve dhe në disa raste rrethohen me mure edhe lagjet e jashtme (varoshet). Në këtë veprimtari u dalluan despotët e Epirit dhe më vonë fisnikët shqiptarë, si Topiajt, Balshajt, Muzakajt etj.. Kështu Topiajve me qendër në Krujë dhe Pertelë u atribuohet nga Barleci ndërtimi i kështjellës së Petrelës, ndërsa Balshajve kështjella e Shkodrës. Rreth mesit të shek. XIV Karl Topia rindërton kështjellën e Krujës, ndërsa në vitin 1389 Muzakët ndërtuan Kullën e Pirgut në derdhje të Semanit.

Monumentet kryesore të arkitekturës civile në Shqipëri janë kështjellat. Tipa më interesantë paraqesin kështjellat e Beratit, Shkodrës, Lezhës, Shurdhahut, Krujës, Rodonit, Petrelës, Kaninës etj.. Për një pjesë të mirë ato janë ndërtuar mbi themelet e kohës antike të herët ose të vonët, por janë rindërtuar gjatë shekujve të mesjetës. Kështjellat kryesore të vendit në gjendjen e tyre të sotme në themel u përkasin shek. XII-XV.

Mjaft kështjella dhe qytete të fortifikuara të vendit tonë ruajnë edhe sot tiparet arkitektonike të shek. XIII-XIV, kur ato u ndërtuan apo patën periudhën e lulëzimit më të madh gjatë mesjetës. Shembulli më tipik është kështjella e Beratit, muret e sotme të së cilës janë rindërtuar në fillim të shek. XIII prej despotit Mihail Engjëll Komneni, monogrami i të cilit qëndron mbi portën e parë të hyrjes. Muret rrethuese që ndjekin konturin e terrenit kanë një

gjatësi prej 1 400 m dhe përforcohen nga 24 kulla me forma planimetrike dhe përmasa të ndryshme. Në pjesën më të mbrojtur të platformës së kodrës ndodhet kështjella e përforcuar nga pesë kulla. Vetë kështjella përmban edhe një ndarje tjetër më të vogël, të përforcuar me dy kulla që shohin nga oborri i kështjellës. Kjo ndarje shërbente si vend i qëndresës së fundit, por më tepër për të veçuar selinë e fortifikuar të sundimtarit nga garnizoni.

Kështjella ka një hyrje kryesore nga veriu, e cila mbrohet nga një barbakan. Përveç ndërtimeve të mësipërme, në shpatin jugor të kodrës zbritnin dy mure nga qyteti deri në lumë, duke përfshirë brenda tyre një sipërfaqe prej 6 ha nga 16 ha që zë krejt sistemi i fortifikimit të Beratit.

Brenda mureve të kështjellës ndodhej bërthama kryesore dhe më e vjetër e qytetit. Edhe sot në kështjellë ndodhet një lagje e tërë me emrin « Kala », më e vjetra e qytetit të Beratit. Duke u zgjeruar, qytetet mesjetare dolën jashtë mureve të kështjellës, ku u formuan te këmbët e saj lagje të jashtme, « varoshet », të fortifikuar me mure shumë të dobëta. Nganjëherë varoshi lidhej me mure me kështjellën, siç ndodhte në Lezhë, në Drisht e në vende të tjera.

Një nga fortifikimet që ka marrë trajtën themelore gjatë shek. XIII-XIV është kështjella e Shkodrës, e cila me gjithë ndërtimet dhe rindërtimet që ka njohur gjatë sundimit osman, ruan strukturën e saj të brendshme dhe të jashtme që ka pasur në ata shekuj. Sipërfaqja e brendshme e kështjellës, ndahet nëpërmjet muresh në tri oborre që komunikojnë me porta midis tyre. Oborri i tretë që zë një sipërfaqe më të vogël nga të tjerët, ndodhet në pjesën më të lartë e të mbrojtur të kodrës dhe luante rolin e një kështjelle.

Gjatë shekujve XIII-XIV vihet re rritja e lartësisë së mureve dhe sidomos të kullave. Këtë e tregojnë sidomos kullat e kështjellës së Beratit. Deri në shfaqjen e armës së artilerisë ato duhet të ishin sa më të larta, për të vështirësuar ngjitjen në to me shkallë, dhe me mure të fuqishme për t'u rezistuar makinave gurëhedhëse. Kullat ndaheshin në disa kate me dysheme druri ose me qemere. Zakonisht kati i sipërm mbulohej me qemer, mbi të cilin krijohej një platformë e rrethuar me bedena. Përveç kullave të zakonshme në kështjella ndërtoheshin dhe kryekulla (donzhone), që mund të ishin të shkëputura nga muret rrethuese dhe të zinin një vend qendror në kështjellë, mund të ishin të lidhura me muret apo krejt të veçuara. Kryekulla ishte pjesa e fortifikuar më me kujdes e një kështjelle dhe ishte e aftë t'i qëndronte një rrethimi të gjatë. Ato i hasim kryesisht gjatë periudhës së Despotatit të Epirit, si në Durrës, Butrint etj..

Gjatë shek. XIII-XIV u ndërtuan edhe kështjella më të vogla. Të tilla ishin kështjellat në grykat e disa lumenjve që mbronin skelat tregtare, si kështjella e Pirgut në grykën e Semanit, e Bregut në atë të Shkumbinit, e Rodonit në grykën e Ishmit etj.. Nga këto ruhet ende sot në gjendje të mirë kështjella e Bregut. Planimetria e saj është katërkëndëshe, me nga një kullë të rrumbullakët në të katër skajet. Muret e trasha kanë përsipër bedena dhe, sikurse kullat, janë pajisur me frëngji për t'u përdorur për mbrojtjen. Brenda mureve ndodheshin ndërtesa banimi, depo ushqimesh etj..

Një tjetër tip kështjellash qenë ato që u ndërtuan në formë kullash në viset malore nga feudalë shqiptarë. Zakonisht të ndërtuara në vende strategjike, nga ana arkitektonike ato ishin të thjeshta. Gjurmët e disa prej tyre duken edhe sot në Guribardhë (Mat), në Kalanë e Lekës (Va-Spas), në kullën e Turanit (Korçë) etj..

Shek. XV shënon një epokë të re në zhvillimin e fortifikimeve, e cila lidhet me periudhën e përdorimit të armës së artilerisë dhe të përsosjes së saj. Në territorin e Shqipërisë fillojnë të gjejnë zbatim parimet moderne të fortifikimit, siç janë kullat për artileri që u quajtën « Rondelo », të ulëta dhe me mure të fuqishme, të barabarta me lartësinë e kullave, hendeqet e fortifikuara etj.. Kjo ndodhte në një kohë kur në disa vende të Evropës Perëndimore vazhdonin të ndërtonin gjithnjë e më tepër në lartësi për të vendosur sa më lart artilerinë mbrojtëse. Frymëzimet, më tepër teorike se praktike vinin nga Gadishulli Apenin. Në këtë fushë konkurruan Skënderbeu, venecianët dhe turqit, prej të cilëve këta të fundit nuk patën zhvillime të shënueshme të teorive moderne të fortifikimit në territorin e Shqipërisë. Ndërmjet shumë fortifikimeve të realizuara në këtë periudhë, përmenden fortifikimi në Kepin e Rodonit, të cilin Gjergj Kastrioti-Skënderbeu e ndërtoi në vitin 1463 dhe kulla për artileri në kështjellën e Durrësit etj..

### *Artet figurative. Piktura mesjetare*

Krahas degëve të tjera të kulturës, në mesjetë morën zhvillim edhe artet figurative. Skulptura si gjini kryesore e arteve figurative, ashtu si në vendet e tjera të Europës Juglindore edhe në tokat shqiptare pati një zhvillim të kufizuar, qoftë për numrin, qoftë për vendin që zinin prodhimet e saj. Skulptura nuk mori këtu funksion të pavarur. Ajo i shërbeu si element dekorativ arkitekturës, në formë elementesh zbukuruese të lidhura me ballina ndërtesash, me porta e dritare, shtylla e gurë varresh. Edhe atje ku gjenden dekoracione plastike mjaft të zhvilluara, si në kishën e Mesopotamit pranë Sarandës, në kishën e manastirin e Deçanit, ato nuk dalin nga karakteri i një relievi të vendosur në muret e jashtme dhe nuk mund të qëndrojnë më vete. Po kështu kishte funksion ndihmës edhe skalitja e drurit, e argjendit etj..

Por në skulpturën ornamentale dhe në elementet e saj zbukuruese gjetën shprehje më shumë se në gjinitë e tjera të artit mesjetar elementet e artit popullor, që zhvillonin traditat e vjetra të njohura nga veshjet, nga shkorsat dhe nga qeramikat popullore. Këto ornamente ishin zbatuar në mënyrë më të përsosur e më të ndërlikuar, në materiale më të kushtueshme, si në orendi kishtare, potire, kapakë ungjijsh, në arka druri, në veshje të kushtueshme dinjitarësh, kishtarë e laikë etj.. Këto janë pajisur me zbukurime të pasura në formë lulesh, nganjëherë edhe kafshësh e shumë më pak njerëzish.

Zhvillim të madh si gjini e pavarur e artit mesjetar morën artet figurative e sidomos piktura që pati një përhapje më të gjerë.

Por pjesa më e madhe e krijimtarisë artistike të mesjetës së hershme e të vonë, si ajo e mozaikëve, e miniaturës së dorëshkrimeve, ikonostasëve, ikonave, afreskeve dhe skulpturave,

për shkak të rrethanave tepër të vështira që kaloi Shqipëria, të luftërave e pushtimeve të shumta, nuk ka mundur të arrijë deri në kohën tonë.

Piktura si gjini u nxit nga kisha e krishterë sidomos nëpërmjet veprave ikonografike. Krijuesit e pikturës mesjetare ishin në përgjithësi klerikë e murgj, që kishin punishtet e tyre pranë manastireve ose kishave. Por edhe kur ishin laikë, ata ishin lidhur pas kishës si porositës kryesorë. Nuk njihen emra piktorësh deri në shek. XV, sepse ata zakonisht nuk e vinin emrin në veprat e veta. Nën udhëheqjen e piktorit mjeshtër punonin disa ndihmës ose nxënës, të cilët merrnin pjesë në pikturimin e veprës, duke plotësuar hollësitë e dorës së dytë.

Gjini kryesore të pikturës mesjetare ishin në shekujt e parë mozaikët. Më vonë zhvillohet gjerësisht piktura monumentale murale (afresket), si dhe piktura në tablo, ikonat.

Teknika e mozaikut në vendin tonë ishte trashëguar që në kohën antike. Shek. IV-VII paraqiten me disa vepra të rëndësishme, si Bazilika e Ohrit, Bazilika e Linit (Pogradec), Bazilika e Arapajt (Durrës), Bazilika e Bylisit (Ballsh), mozaiku i Baptiserit të Butrintit etj.. Piktura e mozaikëve paraqiste tematikën e zakonshme kishtare e bashkë me të edhe figura perandorësh, princash etj., me familjet e tyre si ktitorë të kishave. Një vepër e bukur është ruajtur në mozaikun mural të gjetur në kishën e amfiteatrit të Durrësit. Duke shkuar përtej karakterit thjesht ornamental të mozaikëve antikë, mozaiku i Durrësit krijon komplekse skenash me figura njerëzore, me një ndërthurje të bukur gurësh prej qelqi të ngjyrosur, të përzier me copëza guri natyror e tulla. Figurat njerëzore janë veshur me petka të kushtueshme të ngrira pa respektuar format reale të trupit, kurse fytyrat e njerëzve ruajnë karakterin individual. Mozaikët e Durrësit përfaqësojnë veprat më të hershme mesjetare të njohura në vendin tonë që trajtojnë figurën njerëzore, qofshin këta shenjtorë abstraktë ose njerëz realë.

Po nga fusha e mozaikut janë ato të periudhës së shek. VI-VII, si mozaikët e manastirit të Shën Nikollës në Mesopotam të Delvinës etj.. Janë miniaturat, dorëshkrimet fetare, të cilat i gjejmë në kodikët si ai i shek. VI, të njohur me emrin « Kodiku i Purpurt i Beratit ». Këto dorëshkrime janë të ilustruara me figura të vizatuara e të pikturuara si Evangjelistë që shkruajnë ungjillin, me ornamente të ndërthurura me shpendë dhe dekore lulëzore etj.. Ato janë të realizuara nga piktorë profesionistë të asaj kohe d.m.th. nga ikonografë dhe shquhen për kaligrafi të përkryer me shumë hijeshi dhe me ngjyra të kultivuara. Miniatura e dorëshkrimeve mesjetare shihet më e përpunuar nga fundi i shek. XI ose në fillim të shek. XII me miniaturën e kodikëve të Vlorës, ku bie në sy një sintetizim i elementeve të stilit bizantin që sapo kishte arritur formimin e tij të plotë me ato të traditës së artit antik.

Po në këtë kohë zhvillohen gjini të tjera në artet figurative me pikturën në teknikën e afreskut. Në shpellën eremite të Bllashtojës si dhe në atë të liqenit të Prespës, të cilat ndodhen larg qendrave të banuara, por në vende shumë të bukura, gjenden piktura murale në teknikën e afreskut dhe që kanë interes për origjinalitetin ikonografik me paraqitjen e shumë skenave të pazakonshme për Bizantin dhe me një stil të lartë e të pastër bizantin. Po kështu në këto shpella janë gjetur ikona me vlerë që i takojnë po këtij shekulli, si ajo e Shën

Mërisë me Krishtin dhe dyert e bukura të Bllashtojës (Prespë-Korçë), ku skena e ungjillëzimit është e realizuar vetëm me paraqitjen e figurës së Gabrielit përballë Shën Mërisë duke mënjanuar çdo gjë përreth.

Një fragment afresku që i përket shek. XII, në të cilin paraqitet martiri Eufemi, të hasur shumë rrallë në ikonografinë tonë, ruhet mbi një shkëmb të fshatit Kallmet pranë Lezhës. Realizimi i miniaturës së nivelit të lartë në Shqipëri, përkon në kohë edhe me zhvillimin e pikturës monumentale të shek. XII, si të Rubikut dhe me atë të Shën Marisë së Cerkës (Leskovik), si dhe me afresket e kishës së Marmirojt në Orikum të Vlorës.

Piktura murale u zhvillua në lidhje të ngushtë me destinacionin e saj si pjesë përbërëse e monumenteve arkitektonike. Fillimet e saj hetohen qysh nga shek. IX-X, ajo zhvillohet me ritme më të shpejta në shek. XIII-XIV. Zhvillimi ekonomik e politik i vendit krijoi rrethana më të përshtatshme për një zhvillim më intensiv të këtij arti. Duke u larguar nga tiparet universale karakteristike për stilin bizantin në përgjithësi, tani fillojnë të krijohen veçori dalluese me ngjyrë vendase.

Ndër veprat e shumta të krijuara nga gjysma e dytë e shek. XIII dallohen veçanërisht afresket e kishës së Rubikut, ato të manastirit të Pojanit, të kishës së Shën Triadhës në Berat, të Maligradit në liqenin e Prespës, të kishës së Mborjes etj.. Si punë të kualifikuara shumica prej tyre qëndrojnë në nivelin e monumenteve më me rëndësi të vendeve fqinje, duke dëshmuar për një shkallë zhvillimi të barabartë.

Në afresket e kishës së Rubikut që mbajnë datën 1272 bie në sy në mënyrë të veçantë skena e kungimit të apostujve. Ndërmjet shenjtorëve tradicionalë, të paraqitur këtu, për herë të parë është përfshirë edhe figura e një shenjti vendas, Shën Asti. Në pikturën e Rubikut, ndonëse në një formë ende jo plotësisht të përcaktuar, kanë gjetur fillimin e tyre disa tipare që dëshmojnë një orientim deri-diku drejt traditës antike.

Kjo prirje, duke u zhvilluar më tej, u dha monumenteve tipare të veçanta që dallohen prej monumenteve bashkëkohëse të Ballkanit. Këtë orientim e gjejmë të dokumentuar sidomos në afresket e trapezarisë së manastirit të Pojanit.

Elemente laike dhe më realiste shfaqen në pikturën mesjetare veçanërisht në paraqitjet e portreteve të ktitorëve në fasadat e faltoreve, siç i ndeshim në Pojan e në Maligrad. Në hajatin e kishës së Pojanit (Apolonisë) gjejmë portretin familjar të perandorit Andronik. Ai paraqitet në qetësi të plotë, me fytyrë energjike dhe të pushtetshme. Rreth kokës së tij vërehet një brerore me ngjyrë të artë për t'i dhënë figurës së tij karakter hyjnor. Një vlerë të madhe kanë edhe afresket e kishës së Maligradit, ku në anën e jashtme të portës është paraqitur Qezar Novaku, fisnik i kësaj krahine, bashkë me familjen e tij. Si princi, ashtu edhe e shoqja dhe të bijtë janë veshur me stoli princore; sakoja e Qezarit është e stolisur me zhgaba dykrenare të përfshira brenda medalioneve.

Në shek. XIII-XIV në vendin tonë u krijuan vepra të shumta artistike, si ato të kishës së

manastirit të Apolonisë (Fier) 1260-1328, ku pranë apsidës është pikturuar portreti i perandor Mihal Paleologut, të mbiquajtur Konstandini i Ri, si çlirimtar i Konstandinopojës nga latinët. Ai është paraqitur, së bashku me familjen e tij, me fytyrë energjike, e i pushtetshëm. Po të kësaj periudhe ishin afresket e kishës së Vaut të Dejës, ndërtesë e stilit romanik (të shkatërruara në vitet 60 të shek. XX).

Një përhapje shumë të gjerë pati edhe piktura e tablove, ikonografia. Shumica e ikonave ruajnë vlera artistike. Midis tyre ka edhe ikona të trajtuara në mënyrë më të gjerë në formë monumentale, por përgjithësisht ato japin skena të kufizuara nga ana tematike, shpeshherë i janë kushtuar vetëm paraqitjes së një shenjti. Ikonat janë pikturuar drejtpërsëdrejti në dërrasë ose në pëlhura të ngjitura në dërrasë.

Ikonat e pikturuara në dru në shek. XII, tre shekuj para pushtimit osman, që kanë mundur të ruhen deri më sot janë të pakta. Në këto ikona pasqyrohet stili i pastër bizantin, ku figurat pothuajse janë me qëndrim ballor dhe monumental, me lëvizje të kursyera dhe me stolisje në veshje. Ikona më të bukura të kësaj periudhe janë Shën Maria me Krishtin e tipit Odigitria, që do të thotë se Maria parandien dhe parashikon atë që do t'i ndodhë birit të saj, si dhe ikonat Dyert e Bukura që janë gjetur në kishën e Bllashtojës (Prespë-Korçë). Skena e ungjillëzimit te dyert e bukura është paraqitur tepër e thjeshtë, Shën Gabrieli në njërën dorë dhe në tjetrën Shën Maria. Këtu përveç dy figurave përballë njëra-tjetrës nuk është pikturuar gjë tjetër.

Lulëzimi dhe zhvillimi i Konstandinopojës në gjysmën e dytë të shek. XIII dhe gjatë shek. XIV pati një ndikim të thellë në ikonografinë në përgjithësi dhe në monumentet e kulturës shqiptare. Veprat që u realizuan në këtë periudhë, karakterizohen nga një kanun i rreptë i stilit bizantin të shkollës së Konstandinopojës, si dhe ai i Shkollës së Ohrit. Arti i Bizantit gjatë kohës së Komnenëve, por sidomos ai i kohës së Paleologëve, filloi të marrë tiparet e një arti të konsoliduar të një rryme artistike përparimtare që u quajt « Rilindja e artit Bizantin ».

Kjo rrymë përkon në Shqipëri me zhvillimin e fuqisë ekonomiko-shoqërore të vendit, me fuqizimin e aristokracisë shqiptare, me rritjen e fuqizimin e qyteteve dhe me krijimin e principatave shqiptare. Kjo i dha dorë ndërtimit të shumë kishave të zbukuruara me afreske dhe ikona.

Një vepër me vlera historike dhe artistike e shek. XIV është Epitafi i Glavinicës (manastiri i Shën Marisë në Ballsh), realizuar më 1373 prej qëndistarit Gjergj Arianitit. Aty është dhënë figura e Krishtit të shtrirë (të vdekur) që është qëndisur e tëra me ar dhe ka përmasat 1m dhe 70 cm.

Ikonat që u përkasin shekujve XIII-XIV janë më të shumta, si ajo e tre Jerarkëve e kishës së Shën Vlashit në Vlorë etj.. Një prej përfaqësuesve të kësaj epoke është ikona me përmasa të mëdha, ajo e Shën Mëhillit. Mendohet të jetë bërë në një nga atelietë e rrethit të Korçës. Kritikë të huaj të artit bizantin e kanë quajtur « Xhokonda shqiptare ». Kjo ikonë evokon traditën e pasur të shkollës së Ohrit. Engjëlli Mihali kompozuar në plan ballor e

monumental është i veshur me atributet e strategut të forcës qiellore dhe mban në njërën dorë globin e kristaltë, imazhin e Kozmosit, shënuar nga monogrami i Krishtit dhe i kryqit ortodoks.

Pikturimi i kësaj ikone lidhet dhe ngjason shumë me afresket e kishës së Shën Marisë (Ristozi) në fshatin Mborje të Korçës, pikturuar më 1390 nga piktorë anonimë, si dhe me afresket e kishës së Shën Marisë në shpellën e liqenit të Prespës pikturuar më 1369. Mundet që një atelje e shquar të ketë pikturuar shumë ikona dhe afreske në këto zona të Shqipërisë Juglindore, si dhe në Maqedoni, Serbi dhe në Greqinë e veriut.

Veprat e kësaj periudhe, duke përfshirë dhe ato të kishës së Trapezarisë (Apoloni) si dhe atë të Shën Triadhës në keshtjellën e Beratit, dëshmojnë për konsolidimin e një arti në këto zona, i cili do të luajë një rol të rëndësishëm për piktorët e shek. XVI.

Kultura e Bizantit qe burim kryesor për artin e krejt botës së krishterë të Lindjes. Por krahas ndikimit të tij, gjendet kudo edhe kultura vendase ku artistët e ndërthurën mirë artin bizantin me atë lokal. Si rezultat qe formimi i shkollave, secila prej tyre kishte traditat e saj specifikike e lokale, ndërsa të gjitha ishin të lidhura ndërmjet tyre me këtë tërësi bizantine.

Në shek. XV Shqipëria pushtohet nga osmanët pas betejash të njëpasnjëshme. Prandaj nga ky shekull nuk ruhet asnjë dokument ikonografik.

Rënia e Konstandinopojës dhe dobësimi i lidhjeve me këtë qendër, bënë që arti ikonografik, krahas lidhjeve të vjetra, të hyjë në një fazë të re, ku filluan të krijoheshin hapësira të mëdha drejt novatorizmit të ikonografisë kishtare deri në krijimin e shkollave dhe të individualiteteve. Krahas rënies së përgjithshme ekonomike bie influenca e fuqishme e Bizantit dhe, nga ana tjetër, rritet ndikimi i vendeve perëndimore. Si rrjedhim, arti ikonografik i mesjetës në vendet e Bizantit, si Greqia, Bullgaria, Rumania, Serbia e Shqipëria, dalëngadalë zhvillohet tani në formën e një arti pasbizantin në këto vende. Veprat e artit pasurohen me elemente kombëtare të shoqëruara me elemente etnografike popullore, si veshjet në pasqyrimin e tipave krahinorë si dhe në pasqyrimin e figurave të ktitorëve (dhuruesve të kishës) me tipare realiste dhe origjinale. Por megjithatë kjo veprimtari ikonografike vazhdoi të ishte e lidhur me traditën e vjetër bizantine dhe të Ohrit, si edhe me artin e Rilindjes Evropiane të asaj kohe, veçanërisht me atë të Venedikut dhe të ishujve të Mesdheut: Korfuzi, Kreta etj..

# K R E U V

# SHQIPËRIA PËRBALLË PUSHTIMIT OSMAN
# (1385 - 1443)

## 1. PUSHTIMET E PARA OSMANE NË SHQIPËRI

***Shtrirja e pushtimeve osmane në Ballkan***

Osmanët ishin pasardhës të turqve oguzë. Këta u shpërngulën si tribu nga Azia Qendrore dhe u vendosën në Anadoll në fund të shek. XI, pas disfatës së rëndë ushtarake që turqit selxhukë i shkaktuan Perandorisë Bizantine (1071), së cilës i morën pjesën më të madhe të zotërimeve që kishin në Azinë e Vogël.

Turqit oguzë hynë në histori kur prijësi i tyre Ertogrulli mori si shpërblim prej sulltanit selxhuk një zotërim të vogël në brigjet e lumit Sangaria (Sakaria). Ndërkohë shteti i selxhukëve u shpërbë në shumë principata të vogla pas disfatës ushtarake që i shkaktuan mongolët (1243).

I biri i Ertogrullit, Osmani I (1290-1323), e zgjeroi zotërimin atëror dhe e ktheu në një shtet të pavarur me emrin Emirati Osman, që u bë bërthama e Perandorisë Osmane. Në vitin 1299 Osmani I mori titullin e sulltanit dhe nënshtetasit e tij u quajtën turq-osmanllinj. Ushtria e tij përbëhej nga feudalë të vegjël spahinj (sipah - kalorës), që ishin të detyruar të merrnin pjesë në luftë si kalorës sa herë të thirreshin nga komandantët eprorë të tyre.

Në vitin 1317 Osmani I ngarkoi të birin, Orhanin, me detyrën e komandantit të ushtrisë. Sulltan Orhani (1323-1362) në vitin 1326 pushtoi Bursën dhe e bëri kryeqytet. Ai i zgjeroi kufijtë e shtetit të tij, krijoi aleancë me Perandorinë Bizantine dhe u martua me vajzën e Perandorit Johani VI Kantakuzen.

Burimet historike, rrjedhimisht edhe historianët e sotëm, kanë disa ndryshime kronologjike për vitet e para të pushtimeve osmane në Ballkan. Në vitet 1347, 1349 dhe 1352 trupat e sulltan Orhanit zbarkuan në Ballkan për të luftuar përkrah vjehrrit të sulltanit kundër serbëve, bullgarëve dhe kundërshtarëve të brendshëm politikë të Johanit VI. Në këto rrethana në vitin 1352 osmanët krijuan zotërimin e parë të tyre në Evropë, duke marrë kështjellën Cimpes pranë qytetit të Galipolit dhe, pas dy vjetësh (1354), pushtuan edhe këtë qytet bashkë me rajonin e Dardaneleve e më gjerë.

Sulltan Orhani fuqizoi organizimin e brendshëm të Perandorisë Osmane. Ai preu një monedhë të veçantë për shtetin e tij dhe rreth vitit 1330 krijoi ushtrinë e përhershme elite, korpusin e jeniçerëve (jeniçer - ushtar i ri). Krahas spahinjve dhe jeniçerëve, Perandoria Osmane kishte edhe repartet ushtarake të akënxhinjve (akën - sulm), që ishin kalorës, të cilët

zakonisht grumbulloheshin kur ndërmerreshin fushata pushtuese.

I biri i Orhanit, sulltan Murati I (1362-1389), vuri nën pushtetin e tij rajone të tëra të Ballkanit. Në mes të viteve 60 ai pushtoi Adrianopojën, të cilën e bëri kryeqytet të Perandorisë dhe e ripagëzoi me emrin Edrene. Pushtimi i saj ndikoi shumë për shtrirjen e pushtimeve osmane në Traki. Rrugën e pushtimeve masive osmane në Ballkan e hapi fitorja e vitit 1371 pranë lumit Marica, ku trupat osmane u shkaktuan një katastrofë ushtarake sundimtarëve sllavë, vëllezërve Vollkashin dhe Uglesha Mërnjavçeviqit, në krah të të cilëve qe edhe Aleksandri i Vlorës. Pas betejës së Maricës, perandorët bizantinë dhe shumë sundimtarë të tjerë të Ballkanit u bënë vasalë të Perandorisë Osmane. Si vasalë ata filluan t'i paguanin tribut të përvitshëm dhe, bashkë me trupat e tyre, merrnin pjesë në luftime përkrah ushtrive osmane sa herë thirreshin prej sulltan Muratit I dhe pasardhësve të tij. Aleatë të sulltanëve osmanë në Ballkan kanë qenë edhe drejtuesit më të lartë të kishës greke dhe sllave, që kishin siguruar një varg privilegjesh prej sulltanëve.

Zhvendosja e kryeqytetit nga Azia (Bursa) në Evropë (Adrianopojë - Edrene) dhe krijimi për herë të parë këtu dhe jo në Anadoll i bejlerbejllëkut (Ejalet i Rumelisë), dëshmojnë se që në kohën e sulltan Muratit I, Ballkani po merrte më shumë peshë në jetën e Perandorisë Osmane se Anadolli. Në mes të shek. XV sulltanët osmanë arritën të grumbullonin më shumë ushtarë dhe të ardhura prej sistemit tatimor nga Rumelia (pjesa evropiane e Perandorisë Osmane) sesa nga Anadolli.

Gjatë viteve e dhjetëvjeçarëve që vijuan, në qendër të veprimtarisë politike dhe ushtarake të sulltan Muratit I dhe të pasardhësve të tij, ishte zgjerimi i kufijve të Perandorisë Osmane në drejtim të Ballkanit dhe të rajoneve të tjera të Evropës.

### *Pushtimet e para osmane në Shqipëri*

Sulmet e ushtrive osmane për pushtimin e viseve shqiptare nisën në mesin e viteve 80 të shek. XIV. Të udhëhequra nga bejlerbeu i Rumelisë, Timurtash Pasha, në vitin 1385 ushtritë osmane, pasi morën Sofjen, u futën në Shqipëri dhe pushtuan qytetet e Shtipit, të Përlepit, të Manastirit dhe të Kosturit. Në dokumente perëndimore dhe osmane të shek. XIV-XV për qytetet e Shkupit, të Manastirit, të Kosturit, të Janinës etj., si dhe për Fushë-Dardaninë shprehimisht është shënuar se ato ishin « në Shqipëri » apo « në tokat shqiptare ».

Në muajin gusht të vitit 1385 Balsha II i shkruante Republikës së Venedikut se zotërimet e tij ishin nën sulmet e përditshme të ushtrive osmane dhe se ato kishin shkaktuar një pështjellim të madh te nënshtetasit e tij. Kur Balsha II ishte i zënë në konflikt me mbretin e Bosnjës, Tvërtkon (1376-1391), për çështjen e zotërimit të Kotorrit, një ushtri e fuqishme osmane, e komanduar nga Timurtash Pasha, në shtator të vitit 1385 u fut me shpejtësi në thellësi të tokave shqiptare. Balsha II së bashku me një grup fisnikësh të udhëhequr prej tij, mobilizuan me shpejtësi një pjesë të ushtrisë dhe u dolën përpara osmanëve në fushën e Savrës (pranë Lushnjës). Në betejën e Savrës, që u zhvillua më 18 shtator 1385, forcat ushtarake shqiptare u thyen dhe vetë Balsha II gjeti vdekjen. Fitorja e betejës i dha mundësi

ushtrisë osmane që të pushtonte Beratin, Krujën etj., të cilat i mbajti përkohësisht, derisa ua lëshoi zotëruesve të mëparshëm. Inkursionet e tyre u shtrinë edhe në Shqipërinë e Epërme deri në Lezhë, si dhe në Shqipërinë e Poshtme. Në vitin 1386 osmanët pushtuan Nishin dhe pas një viti Selanikun, që e mbajtën përkohësisht në duart e tyre, deri më 1403.

Për disa familje fisnike të njohura, si Balshajt, Muzakajt etj., beteja e Savrës shënoi rënien e tyre nën vasalitetin osman, i cili në fillim qe i dobët dhe herë-herë formal. Pa kaluar shumë kohë nga disfata që pësuan në fushën e Savrës, Balshajt rifilluan të ndiqnin një politikë të pavarur. Në vitin 1388, Gjergji II Balsha, krahas forcave ushtarake të sundimtarëve të Rashës e të Bosnjës, mori pjesë në betejën që u zhvillua në Beliqë (Bosnjë) dhe forcat e tij luajtën një rol të rëndësishëm në thyerjen e ushtrive osmane, të komanduara nga L'alla Shahini. Kjo fitore nxiti Karl Topinë dhe Muzakajt që të shkëpusnin lidhjet e tyre të vasalitetit ndaj osmanëve.

Intensifikimi i sulmeve të ushtrive osmane dhe zgjerimi i vrullshëm i pushtimeve të tyre në Ballkan bënë që sundimtarët ballkanas të linin mënjanë grindjet e konfliktet ndërmjet tyre dhe të mendonin e të projektonin aksione të përbashkëta ushtarake për të mbrojtur zotërimet e veta. Në vitin 1387 u krijua një koalicion i gjerë ballkanik, ndërkohë që më 1388 sulltani përqendroi forca të shumta në Plovdiv për të vijuar pushtimet në Ballkanin Qendror.

Knjazi serb i Rashës, Llazari Hrebelanoviçi mori nismën dhe ftoi sundimtarët e tjerë ballkanas që të bashkonin forcat e tyre për të ndalur marshimin osman. Thirrjes së tij iu përgjigjën disa prej sundimtarëve shqiptarë, si Gjergji II Balsha, sundimtar i Shkodrës, Teodor II Muzaka, zot i Beratit dhe i Myzeqesë, Dhimitër Jonima, zot i trevave përgjatë rrugës tregtare Lezhë-Prizren, Andrea Gropa, zot i Ohrit dhe i rajoneve rreth tij, sundimtarë të Shqipërisë së Poshtme etj.. Me ta u bashkuan edhe sundimtarë të tjerë ballkanas, si vojvoda rumun Mirçea, bani kroat Ivan Horvat, mbreti Tvërtko I i Bosnjës, sundimtari i Kosovës Vuk Mlladenoviqi, që zakonisht njihet me mbiemrin Brankoviçi (Vuk Brankoviçi) etj.. Zotërimet familjare i kishte në pjesën veriore të Drenicës dhe të Fushë-Dardanisë. Pas vdekjes së Vukës në tetor 1398, jeta politike në zotërimet e tij u decentralizua.

Trupat shqiptare kishin një peshë të rëndësishme në forcat e koalicionit ballkanik. Kronikat osmane, që përshkruajnë këtë ngjarje, theksojnë numrin e madh të ushtrisë së Gjergjit II Balsha dhe e cilësojnë atë si njërin prej tre sundimtarëve kryesorë të koalicionit antiosman, krahas knjazit Lazar dhe vojvodës Vllatko Vukoviqit, komandant i ushtrisë së mbretit Tvërtko I të Bosnjës.

Në qershor të vitit 1389 ushtritë e koalicionit ballkanik u bashkuan në Fushë-Dardani (Fushë-Kosovë). Në çastin e fillimit të betejës, V. Brankoviçi i largoi trupat e veta nga koalicioni. Më 15 qershor ballkanasit zhvilluan një betejë të përgjakshme me focat osmane të komanduara nga sulltan Murati I. Pas disa sukseseve të para të ushtrive të koalicionit, fitorja në këtë betejë anoi përfundimisht nga osmanët, por me humbje njerëzore të mëdha nga të dyja palët. Gjatë zhvillimit të betejës luftëtari Milosh Kopili vrau sulltan Muratin I. Për hakmarrje osmanët vranë robërit e luftës, duke përfshirë knjaz Llazarin e Milosh Kopilin.

Në këtë betejë mbeti i vrarë Teodori I Muzaka, si dhe shumë bashkëluftëtarë të tij dhe shqiptarë të tjerë. Beteja e Fushë-Dardanisë dhe akti heroik i Milosh Kopilit lanë mbresa të fuqishme te shqiptarët e Kosovës, të cilët i përjetësuan ato në këngë popullore.

Disfata e koalicionit ballkanik në betejën e Fushë-Dardanisë të vitit 1389 pati rrjedhime të rënda për popujt e Gadishullit të Ballkanit. Ajo i dha fund krijimit të koalicioneve ballkanike të gjera kundër pushtuesve osmanë dhe sulltanit pasardhës, Bajazitit I (1389-1402), të njohur me cilësimin Rrufeja (Jëlldërëm), i lehtësoi rrugën për pushtime të reja në Ballkan.

Pushtuesit osmanë e kthyen në vasal të tyre sundimtarin e Kosovës, Vukë Brankoviçin, të cilin, në fillim të vitit 1392, e detyruan t'u dorëzonte Shkupin, e më pas Zveçanin (kështjellë pranë Mitrovicës) etj.. Me marrjen e Shkupit, osmanët përforcuan pushtetin e tyre në pjesën lindore të Shqipërisë Qendrore (Maqedonia e sotme), veçanërisht nëpër rajonet fushore të lumit Vardar, që ishin nga më të begatat e Ballkanit. Pozicioni gjeografik shumë i favorshëm i Shkupit, ku kryqëzoheshin rrugët më të shkurtra që lidhnin kryeqytetin e Perandorisë Osmane me të gjitha tokat shqiptare dhe me rajonet e tjera të Ballkanit, nxitën sulltanët osmanë që ta bënin atë bazë ushtarake shumë të fuqishme, duke e shpallur Pashasanxhak, d.m.th. vend-rezidencë e bejlerbeut të Rumelisë.

Ndërkaq osmanët ishin përpjekur për zgjerimin e pushtimeve të tyre në Shqipërinë Qendrore. Qysh në vitin 1385 ata u kishin marrë Muzakajve qytetin e rëndësishëm të Kosturit, kurse rreth vitit 1394 u morën Gropajve Ohrin, të cilin nuk e mbajtën dot për një kohë të gjatë. Ky qytet buzë liqenit kishte fortesë të fuqishme dhe një pozicion shumë të favorshëm për kontrollin e peshkimit në liqen e në dajlanet e shumta të lumit Drin në Strugë, ku tregtohej me shumicë peshku i thatë që përgatitej aty. Për zotërimin e rajonit të liqenit dhe dobësimin e pranisë së fisnikëve shqiptarë aty, osmanët vendosën administratën e tyre në Ohër dhe rrënuan tri kështjellat e tjera, të Strugës, të Pogradecit e të Starovës, që ishin në roje të liqenit dhe të rrugëve që gjendeshin pranë tij.

Në kushtet e mungesës së një kishe kombëtare shqiptare, që do të ndikonte shumë në ruajtjen e unitetit fetar te shqiptarët, një pjesë e konsiderueshme e fisnikërisë dhe e shtresave të tjera, që jetonin në Shkup, Manastir dhe në qytete të tjera të viseve lindore, filluan të përqafonin masivisht islamizmin. Që në fund të viteve 60 të shek. XV mbi 60% e banorëve të Shkupit e të Manastirit ishin myslimanë. Kurse te sllavët, që kishin kishën e tyre kombëtare, nuk u përhap procesi i islamizimit. Në regjistrat kadastralë osmanë të shek. XV thuajse asnjë spahi nuk ka të shënuar cilësimin se është serb apo sllav, ndryshe nga shumë të tjerë që mbajnë mbiemrin Shqiptari (Arnauti).

Konvertimi në islamizëm i shqiptarëve i shkëputi shumë prej tyre nga ndikimi i kishave ortodokse sllave e greke (që liturgjinë e mbanin në gjuhën sllave dhe greke), duke ndërprerë kështu vrullin e procesit shekullor të sllavizimit e të greqizimit të shqiptarëve. Gjithashtu islamizimi u dha mundësi shqiptarëve që të integroheshin në jetën e Perandorisë Osmane dhe të ruanin, deri në një farë mase, pozitat e tyre ekonomike e politike.

Pasi e konsoliduan pushtetin osman në viset lindore të Shqipërisë Qendrore, trupat osmane nisën sulmet në drejtim të rajoneve perëndimore e bregdetare, si dhe të Shqipërisë së Epërme dhe asaj të Poshtme, sulme që i vazhduan pa ndërprerë nga viti 1385 deri në vitin 1402 për t'i rifilluar pas një dhjetëvjeçari. Pasi morën Zveçanin, më 1393 osmanët arritën të pushtonin po përkohësisht Shkodrën, Ulqinin, Dejën e Krujën, të cilat i mbajtën deri më 1395. Po në fund të shek. XIV ata morën përkohësisht Janinën dhe pushtuan krahinat e Korçës e të Përmetit. Zgjerimi i pushtimeve osmane në Shqipëri u ndërpre përkohësisht pas betejës së Ankarasë, të zhvilluar më 20 qershor 1402, ku trupat osmane pësuan një disfatë të rëndë dhe sulltan Bajaziti I (1389-1402) ra rob në duart e ushtrive fitimtare mongole të udhëhequra nga Timurlengu. Pas kësaj beteje, për një dhjetëvjeçar, jeta politike e Perandorisë Osmane u përfshi nga konflikte të ashpra ndërmjet tre djemve të Bajazitit I për trashëgimin e fronit, konflikte që përfunduan me ardhjen në pushtet të Mehmetit I (1413-1421). Sulltani i ri riaktivizoi politikën pushtuese edhe në drejtim të Ballkanit dhe të Shqipërisë.

Para se sulltan Mehmeti I të vinte në pushtet, në vitin 1412 ushtritë osmane sulmuan Novobërdën dhe e mbajtën të rrethuar për një kohë të gjatë, por nuk e morën dot, sepse mbrojtësit e saj luftuan me guxim. Ushtritë e sulltan Mehmetit I, me vdekjen e Niketë Topisë, në fillim të vitit 1415 pushtuan Krujën, gjatë vitit 1417 i morën Beratin Teodor Muzakës dhe Kaninën bashkë me Vlorën Rugina Balshës, kurse në vjeshtë të vitit 1418 pushtuan Gjirokastrën, kryeqendrën e zotërimeve të Zenebishëve.

Fitorja e trupave osmane në betejën e Fushë-Dardanisë të vitit 1389 dhe konsolidimi i pushtetit të tyre në fund të shek. XIV në qytetin e Shkupit, në rajonet e lumit Vardar si dhe pushtimi i Krujës, i Beratit, i Gjirokastrës etj., lehtësuan pushtimet e mëtejshme osmane në Ballkan e në Shqipëri dhe shtuan panikun në radhët e sundimtarëve ballkanas, shumë prej të cilëve u bënë vasalë të sulltanëve. Në Shkup u vendos selia e bejlerbeut të Rumelisë, që ishte komandanti i përgjithshëm i ushtrive osmane për pjesën evropiane të saj. Me një personalitet të tillë ushtarak e politik shumë të fuqishëm të Perandorisë Osmane duhej të përballeshin vazhdimisht fisnikët shqiptarë. Krahas tij ata duhej të përballeshin edhe me pinjollët e shumtë të familjes së fuqishme të Evrenozëve. Qysh kur nisën pushtimet e para osmane në Shqipërinë Lindore, në fund të shek. XIV, e deri në fund të shek. XV, kur ranë në duart e tyre edhe kështjellat e fundit në tokat shqiptare, ato të viseve perëndimore, në të gjitha betejat e aksionet e rëndësishme ushtarake të ushtrive pushtuese u shquan si komandantë ushtarakë osmanë një varg pinjollësh të familjes Evrenozi që jetonin në Shkup. I pari i tyre ishte Evrenoz-Beu (Pasha Jigit beu), i cili kishte pushtuar Thesalinë; emrin e tij e përdorën gjatë shekujve si mbiemër djemtë, nipërit e pasardhësit e tjerë të tyre.

## 2. REGJIMI FEUDAL USHTARAK OSMAN NË SHQIPËRI

***Regjistrimet e para kadastrale osmane në Shqipëri***

Organizimi i Perandorisë Osmane dhe funksionimi i aparatit të saj shtetëror mbështetej mbi pronën feudale ushtarake, sistemin e timarit. Kjo lloj prone u vendos në Ballkan dhe në Shqipëri gradualisht, që me pushtimet e para osmane të shek. XIV. Por mungojnë burimet historike të shek. XIV për të pasqyruar dinamikën e shtrirjes në kohë e hapësirë të sistemit të timarit.

Dokumenti më i hershëm i zbuluar der tani, për të njohur sistemin agrar që vendosën pushtuesit osmanë në Shqipëri dhe në Ballkan, është një regjistër kadastral i vitit 835 h. (1431-1432), i emërtuar « Regjistri i Sanxhakut Shqiptar » (Defter-i Sancak-i Arvanid). Në të janë përfshirë një pjesë e viseve të Shqipërisë Perendimore, që shtriheshin nga Çamëria deri në lumin Mat. Krahas pasqyrimit të shpërndarjes së timareve në çastin e hartimit të regjistrit, në të ka edhe shënime që u referohen periudhave më të hershme, kohës së sulltan Bajazitit I (1389-1402) dhe të sulltan Mehmetit I (1413-1421).

Të dhënat e regjistrit të vitit 1431-1432 për praninë e sistemit të timarit në Shqipëri që në fund të shek. XIV janë fare të pakta dhe kanë të bëjnë me krahinën e Korçës e të Përmetit. Kurse për kohën e sulltan Mehmetit I janë më të shumta. Ato tregojnë se pas pushtimit prej osmanëve në vitet 1417 e 1418 të kështjellave të Gjirokastrës, të Beratit, të Kaninës etj., ishte bërë një regjistër kadastral dhe ishte formuar Sanxhaku Shqiptar po me atë shtrirje të përafërt që do të kishte edhe në regjistrimin e mëvonshëm të vitit 1431-1432.

Në kohën e sulltan Mehmetit I pushtuesit osmanë kryen regjistrimin themeltar të vendbanimeve, të shtëpive, të pronave tokësore, i grupuan ato nëpër timare të madhësive të ndryshme (sipas funksionit e influencës që kishin spahinjtë), caktuan llojet e taksave dhe sasinë e detyrimeve që familjet e regjistruara duhet t'i paguanin shtetit dhe spahiut të tyre. Ata synonin të zbatonin sistemin e tyre feudal ushtarak dhe, në radhë të parë, të vendosnin pronësinë feudale osmane mbi tokën, e cila ishte mjeti kryesor i prodhimit. Të gjitha tokat e punueshme, arat, livadhet, kullotat, pyjet, korijet, pavarësisht në duart e kujt ndodheshin, konsideroheshin pronë mirie, d.m.th. pronë shtetërore (araz-i mirye) dhe vetëm një fond i kufizuar tokash u jepej si pronë private (araz-i mulk) komandantëve të shquar ushtarakë. Toka vakuf (erz-i vakfe - tokë e shenjtë) formonte një kategori të veçantë prone, atë të institucioneve fetare.

Nga ana formale juridike pronari i tokave të shpallura mirie konsiderohej Zoti, por ajo administrohej prej sulltanit, i cili konsiderohej halif (mëkëmbës i profetit Muhamed).

Me shpalljen e tokave të regjistruara si pronë mirie, fshatarëve, që ishin pronarë tokash, iu kufizua e drejta në pronat e tyre, kurse fisnikët shqiptarë u zhveshën nga zotërimet e tyre dhe nga favoret që kishin në bazë të së drejtës feudale. Tani tokat e pushtuara hynë në fondin e përgjithshëm tokësor të shtetit osman. Në vartësi me madhësinë e të ardhurave që, sipas funksioneve, rëndësisë e njohjeve, u caktoheshin feudalëve të rinj osmanë, tokat u pjesëtuan në feude të vogla, të mesme dhe të mëdha, që administrata osmane i emërtonte timare, ziamete e hase. Këto prona u shpërndaheshin me kusht ushtarakëve të quajtur spahinj (d.m.th. kalorës), subashë e sanxhakbejlerë, si dhe funksionarëve civilë. Këta i mbanin

pronat për aq kohë sa ishin në funksionet përkatëse dhe përmbushnin detyrimet e tyre.

Në fillim administrata osmane në Shqipëri, në pjesën më të madhe të saj, përbëhej nga të huaj. Krahas tyre kishte një numër të konsiderueshëm spahinjsh shqiptarë të islamizuar, të cilët përgjithësisht vinin nga radhët e fëmijëve të fisnikëve që sulltani i kishte marrë si pengje. Kishte edhe një numër të kufizuar spahinjsh shqiptarë të krishterë. Timaret e këtyre të fundit përgjithësisht ishin në zona të thella, mbi të cilat administrata osmane e kishte shumë të vështirë të vepronte.

Krahinat e pushtuara osmanët i ndanin në njësi të ndryshme administrativo-ushtarake. Këto njësi nuk ishin krijesa arbitrare, por mbështeteshin në lidhjet historike e traditën vendase të ndarjeve kishtare e administrative. Sanxhakët ishin njësitë më të rëndësishme administrativo-ushtarake të Perandorisë Osmane.

Sipas burimeve historike, që njihen deri tani, në tokat shqiptare u krijuan, në periudha të ndryshme të shek. XV, disa sanxhakë: pashasanxhaku i Shkupit, sanxhaku i Janinës, Sanxhaku Shqiptar (Sancak-i Arvanid) etj.. Më i rëndësishmi prej tyre ishte pashasanxhaku i Shkupit, që kishte 22 nahije gjithsej dhe një shtrirje shumë të gjerë: nga Selaniku në lindje dhe arrinte në perëndim deri në Gostivar e Kërçovë. Burimet më të hershme historike për organizimin e tyre, që kanë arritur të ruhen deri në ditët tona, i përkasin Sanxhakut Shqiptar.

Sanxhaku Shqiptar pati si kryeqendër Gjirokastrën dhe shtrihej nga Çamëria deri në lumin Mat. Ai bënte pjesë në ejaletin e Rumelisë, ku përfshiheshin të gjithë sanxhakët e Ballkanit. Sanxhaku Shqiptar ishte i ndarë në njësi të vogla, në vilajete, ku përfshiheshin disa krahina (nahije).

Në krye të sanxhakut qëndronte sanxhakbeu, komandanti i ushtrisë së sanxhakut që formohej nga disa qindra spahinj. Në krye të vilajetit ishte subashi, komandanti i spahinjve që i kishin timaret në vilajetin përkatës. Subashët vareshin nga sanxhakbeu dhe kishin vetëm funksione ushtarake.

Në çdo vilajet, pranë subashëve ishin kadilerët, kryetarët e zyrës së Sheriatit (Ligji i Shenjtë), të cilët kryenin funksione administrative, civile, gjyqësore dhe fetare. Ata si kryetarë gjyqi, vendosnin jo vetëm në proceset juridike, por edhe ndërhynin në çështjet e shfrytëzimit dhe të ndarjes së timareve. Pranë kadilerëve kishte edhe funksionarë të tjerë të administratës shtetërore osmane. Këta ishin naibët, zëvendësit e kadilerëve, dhe imamët, funksionarët e kultit osman. Në çdo qytet ishte edhe dizdari, komandanti i rojeve të kështjellës. Të gjithë ata ishin të pajisur me timare. Popullsia jo myslimane (e krishterë, etj.) cilësohej raja (e nënshtruar).

### *Regjistrimi kadastral i vitit 835 h. (1431-1432)*

Aparati shtetëror qendror e lokal i Perandorisë Osmane kujdesej për zbatimin e sistemit të timarit, mbi bazën e të cilit ishte ngritur e funksiononte tërë ngrehina politike, ushtarake e

administrative e Perandorisë Osmane. Të ardhurat që vileshin nga tatimet e sistemit të timarit mbanin në këmbë gjithë aparatin shtetëror dhe mbulonin shpenzimet e tij. Gjithashtu ushtria e spahinjve, e zotëruesve të timareve, ishte pjesa më e rëndësishme e forcave ushtarake osmane që zbatonte sistemin e timarit, që mbante në këmbë Perandorinë Osmane dhe që, nëpërmjet luftërave pushtuese, zgjeronte kufijtë e saj.

Kujdesin e veçantë, që kishte aparati shtetëror për zbatimin e sistemit të timarit, e tregojnë më së miri procesi i regjistrimeve kadastrale të herëpashershme dhe shënimet e shumta anësore me të cilat janë pajisur regjistrat përkatës. Hartuesit e kadastrave (eminët) dërgoheshin nga kryeqyteti për të bërë regjistrimet. Në bazë të dekreteve (berateve), që sulltani u kishte lëshuar spahinjve, eminët shkonin fshat më fshat për të regjistruar shtëpitë, pronat e tatimet që duhej të vileshin. Në përfundim të këtij procesi eminët hartonin regjistrat e hollësishëm (mufasal defteri). Gjithashtu ata bënin edhe kopje të përmbledhura të tyre, siç është edhe regjistri kadastral i vitit 835 h. (1431-1432), që është zbuluar në arkivat turke. Ai është i pajisur me shënime anësore që janë bërë vazhdimisht, deri në vitin 1455, për të pasqyruar zëvendësimin e spahinjve të mëparshëm me të rinj, ndryshimet që pësonin timaret, duke i zmadhuar ose zvogëluar ato, si dhe krijimin e timareve të reja me fshatra e grupe familjesh që zbuloheshin si të paregjistruara e të fshehura etj.. Prandaj herë pas here ndërmerreshin regjistrime të reja, nëpërmjet të cilave administrata qendrore e ajo lokale siguronte pasqyra më të plota e të sakta për funksionimin e sistemit të timarit. Në këtë kuadër u ndërmor edhe regjistrimi i vitit 835 h. (1431-1432), nga i cili është zbuluar një kopje e përmbledhur e tij. Ai është regjistri kadastral më i hershëm për Ballkanin i hartuar nga administrata osmane dhe i zbuluar deri më tani. Kjo kopje është e ndarë rastësisht në dy pjesë, nga të cilat vetëm njëra është botuar në vitin 1954 prej historianit turk Halil Inalçik. Në të janë shënuar emrat e ndarjeve administrative e të qendrave të banimit, emrat e spahinjve, llojet e tatimeve që paguheshin e madhësia e tyre e shënuar në akçe (monedhë osmane) etj..

Ashtu si gjatë regjistrimit të kohës së sulltan Mehmetit I, edhe me regjistrimin e ri të vitit 835 h. (1431-1432), Gjirokastra vazhdoi të ishte kryeqendra e Sanxhakut Shqiptar dhe në këtë sanxhak ishin përfshirë krahinat nga Çamëria deri në lumin Mat. Ai ishte i ndarë në 11 vilajete, të cilat më vonë do të quhen kaza: vilajeti i Gjirokastrës, i Këlcyrës, i Kaninës, i Beratit, i Tomoricës, i Skraparit, i Pavël-Kurtikut, i Çartallozit, i Krujës, i Përmetit dhe i Korçës. Dy vilajetet e fundit janë përfshirë në pjesën e pabotuar të regjistrit osman të vitit 835 h. Si sanxhakbe i Sanxhakut Shqiptar u caktua Ali bej Evrenozi.

Krahas krahinave që ishin përfshirë në Sanxhakun Shqiptar, shënimet anësore të regjistrit të vitit 835 h. (1431-1432) tregojnë se ndërkohë osmanët kishin regjistruar edhe rajone të tjera shqiptare. Sipas tyre, në një regjistër të veçantë e të panjohur deri tani ishin shënuar zotërimet e Gjon Kastriotit. Në këto regjistra nuk u përfshinë zotërimet veneciane në Shqipëri.

Sipas regjistrit të vitit 835 h. në Sanxhakun Shqiptar ishin rreth 475 timare, duke përfshirë edhe shtesat e bëra gjatë viteve të mëvonshme. Shumica e timareve, afro 80% e tyre, u ishte

dhënë spahinjve myslimanë të huaj, midis të cilëve kishte edhe osmanë. Pjesa tjetër ishin spahinj shqiptarë myslimanë apo të krishterë. Këta, veçanërisht spahinjtë e krishterë, ishin caktuar në rajone të thella, ku administrata osmane e kishte vështirë të vepronte. Në raste të tilla eminët nuk shkelnin fare nëpër fshatra dhe i regjistronin banorët e tyre formalisht, sipas regjistrit të mëparshëm ose deklarimit të spahinjve. Kështu u veprua për fshatrat e rajonit të Këlcyrës, për fshatrat e viseve përgjatë rrjedhjes së lumit Shkumbin etj..

***Rrjedhimet e sistemit të timarit***

Vendosja e sistemit të timarit ndryshonte raportet e pronësisë mbi tokën, që ishte çështja themelore për jetën ekonomike, shoqërore e politike të vendit dhe që përcaktonte shkallën e zhvillimit të marrëdhënieve feudale.

Si trashëgim nga e drejta bizantine, për shekuj të tërë toka në tërësi konsiderohej se i përkiste sovranit (perandorit, mbretit etj.). Në këtë mënyrë ishin motivuar detyrimet që popullsia kishte ndaj pushtetit shtetëror qendror për prodhimet e tokës dhe që përbënte atë pjesë të rentës që merrte shteti bizantin (renta qendrore). Pjesa tjetër e rentës u përkiste individëve të veçantë, përfaqësuesve të shtresës së pasur, që ishte në krye të jetës ushtarake, politike e ekonomike në provinca. Një rentë e tillë, e ndarë në dy pjesë, krijonte marrëdhënie që në njërën apo tjetrën formë kufizonin të drejtat e pronësisë private mbi tokën. Mbi këtë formë të rentës qe ngritur e kishte vepruar institucioni feudal bizantin i pronies. Me kalimin e kohës kornizat kufizuese mbi të drejtat e pronësisë mbi tokën erdhën duke u shkelur gjithnjë e më shumë, derisa institucioni i pronies në fakt pushoi së vepruari dhe përgjithësisht toka kishte kaluar në pronësi private të plotë deri në shitblerjen e saj.

Me zbatimin e sistemit të timarit, pushtuesit osmanë realisht rivendosën pronien bizantine dhe prekën shtresat e ndryshme shoqërore, sidomos fisnikërinë shqiptare, e cila përgjithësisht u zhvesh nga pronat e veta. Vetëm një pjesë e përfaqësuesve të saj u integruan në radhët e spahinjve e të drejtuesve të shtetit osman. Këta, si dhe individë nga shtresat e tjera, qofshin edhe të ulëta, që futeshin në radhët e luftëtarëve osmanë dhe dalloheshin në luftime, merrnin timare dhe poste të ndryshme, madje edhe në viset shqiptare. Si vendas ata duhej të zbusnin pakënaqësinë e shqiptarëve ndaj pushtuesve të huaj dhe të ndihmonin në vendosjen e sistemit të timarit. Edhe disa familje që ishin caktuar për ruajtjen e mirëmbajtjen e kështjellave e të ngushticave nga kalonin rrugët, osmanët i lironin nga një pjesë e detyrimeve për t'i lidhur me pushtetin e tyre.

Elementë të tjerë nga radhët e fisnikërisë shqiptare u përfshinë në shtresën e spahinjve e të funksionarëve osmanë nëpërmjet institucionit të iç-ogllanit (pazhë) dhe të gulamit (djalë i rritur).

Dokumentet dëshmojnë se, qysh kur nisën sulmet për pushtimin e tokave shqiptare, osmanët i kushtuan vëmendje shtresës së fisnikëve. Krahas prirjes për mënjanimin e përfaqësuesve të pabindur të kësaj shtrese, aty ku qëndresa ishte e dobët, në rajonet ku vendosja e pushtetit osman ishte e vështirë, pushtuesit u përpoqën të përdornin elementë

nga radhët e fisnikërisë shqiptare për të neutralizuar pakënaqësinë dhe qëndresën e tyre. Për këtë ata përdorën marrëdhëniet e vasalitetit dhe i detyronin fisnikët shqiptarë të dërgonin bijtë e tyre të vegjël si pengje në oborrin e sulltanit, si iç-ogllanë (pazhë). Këtu ata konvertoheshin në fenë islame dhe edukoheshin me frymën e besnikërisë ndaj sulltanit. Pas një dekade, kur mendohej se ishin formuar si osmanllinj të vërtetë, ata pajiseshin me timare të mëdha dhe ofiqe të larta, sipas aftësive që tregonin. Nëpër institucionin e iç-ogllanit kaluan i biri i Gjon Kastriotit, Skënderbeu, i biri i Teodor Muzakës, Jakup Beu, i biri i Gjon Zenebishit, Hamza Beu etj..

Elementë të tjerë nga radhët e fisnikëve shqiptarë qëndronin pranë bejlerbeve e sanxhakbejlerëve si gulamë (djalë i rritur), jetonin e shërbenin pranë tyre që të përgatiteshin për karrierën e feudalit osman. Pas kësaj, gulamëve të islamizuar mund t'u jepeshin si timare dhe pronat e baballarëve ose të afërmve të tyre. Institucioni i gulamit u zbatua edhe në Shqipëri. Iç-ogllanë e gulamë me origjinë shqiptare morën timare e poste jo vetëm në Shqipëri, por edhe në rajone të tjera të Perandorisë Osmane.

Këto masa nuk e dobësuan pakënaqësinë dhe qëndrimin e fisnikëve shqiptarë, të cilët përgjithësisht pushtimi osman i shkatërroi si shtresë shoqërore, duke u marrë pronat dhe të drejtat ekonomike, politike, gjyqësore e administrative që rridhnin nga e drejta feudale.

Sistemi i timarit preku thellë edhe shtresën e gjerë të fshatarësisë pronare tokash, së cilës deri diku iu kufizua shitblerja e tokës si e drejtë thelbësore e pronësisë reale mbi të. Nën sistemin e timarit toka konsiderohej pronë e shtetit dhe fshatari nuk mund ta braktiste atë. Vetëm me lejen e spahiut ai mund t'ia shiste atë një personi tjetër me kusht që bleresi të punonte tokën, të përmbushte të gjitha detyrimet ndaj shtetit e spahiut dhe t'i paguante këtij të fundit një taksë të veçantë, atë të tapisë, që lidhej me aktin e blerjes. Sistemi i timarit e përkeqësoi gjendjen e fshatarësisë si pronare tokash, e vendosi atë nën detyrime të shumta dhe nën varësinë e feudalëve të huaj osmanë. Duke u shpallur të gjitha tokat si pronë shtetërore (mirie), fshatarët ish-pronarë ndiheshin si të zhveshur nga pronat e tyre.

Para pushtimit osman fshatarët përgjithësisht i paguanin kryezotit të tyre të dhjetën e prodhimeve bujqësore, një dukat dhe obrokun (që ishte 4 grosh = 2/9 e dukatit) për çdo shtëpi. Kurse tani nën sistemin e timarit u rrit llojshmëria dhe madhësia e detyrimeve ndaj shtetit dhe timarlinjve (spahinjve). Këta të fundit u merrnin për vete fshatarëve yshyrin (e dhjeta), si taksë në natyrë për të gjitha prodhimet bujqësore e çdo aktivitet tjetër ekonomik, ispenxhën, taksë në të holla që ishte 25 akçe për familje fshatare jomyslimane (të krishterë etj.), 22 akçe për familje myslimane (e njohur me emrin resmi-çift) dhe ishte më e vogël për beqarët e moshës madhore, si dhe për familjet e drejtuara nga gra që u kishin vdekur burrat. Gjithashtu spahinjtë merrnin taksën e tapisë së tokës, kur ajo shitej apo trashëgohej nga fëmijët, taksën e martesës, gjoba të ndryshme etj.. Kurse shteti merrte xhizjen, taksë që e paguanin për familje popullsitë jomyslimane (rajatë) që ishte në masën e 45 akçeve në vit, xhelepin, taksë e blegtorisë, të dhjetën e gjakut, që ishte një tribut vjetor me djem të vegjël, të cilin ishte e detyruar ta jepte çdo qendërbanim për të mbushur radhët e ushtrisë së jeniçerëve. Çdo familje, pavarësisht nga besimi, paguante avarizin e divanit, që ishte detyrim

në të holla për Këshillin e Lartë të shtetit turk. Gjithashtu ato kishin edhe një varg detyrimesh specifike, si p.sh. mbulimin e shpenzimeve të ushtrisë kur ajo shkonte në luftë etj..

Pesha e detyrimeve të mësipërme rëndohej edhe më shumë prej abuzimeve që bëheshin gjatë vjeljes së tyre me dhunë nga aparati i fuqishëm ushtarako-administrativ i Perandorisë Osmane që, për nga ashpërsia, ishte i pakrahasueshëm me atë të sundimtarëve vendas të mëparshëm. Sa kohë që Perandoria Osmane vazhdonte të zgjeronte kufijtë e saj, spahinjtë nuk i kushtonin vëmendjen e duhur mbarëvajtjes së timareve, sepse të ardhurat që vilnin prej tyre ishin më të vogla nga ato që siguronin nëpërmjet grabitjeve gjatë luftërave pushtuese apo shtypjes së kryengritjeve e revoltave të ndryshme. Kur dalloheshin nëpër luftime, spahinjtë e ushtarët e tjerë osmanë në viset e sapopushtuara merrnin timare më të mëdha nga ato që kishin pasur më parë. Sipas së drejtës feudale osmane, spahiu e mbante timarin për aq kohë sa përmbushte detyrimin e pjesëmarrjes në luftë bashkë me pajisjet personale luftarake sa herë ta thërrisnin eprorët e tij. Kur timari i siguronte spahiut deri në 5 mijë akçe të ardhura në vit, duhej të shkonte në luftë vetëm dhe, për çdo 5 mijë akçe të ardhura më tepër, ai duhej të merrte me vete nga një ushtarak të armatosur (xhebeli).

Pozita e spahinjve, si zotërues timaresh, konsiderohej e përkohshme dhe e pasigurtë, prandaj veprimtaria e tyre karakterizohej nga abuzimet, grabitjet e krime të shumta, po ashtu siç vepronin edhe gjatë fushatave ushtarake. Vetë kronistët osmanë bashkëkohës me ngjarjet e mësipërme dëshmojnë për dhunën e spahinjve, për shkretimin e krahinave të tëra gjatë fushatave ushtarake të tyre, për grabitjen e pasurive të tundshme e të patundshme të banorëve të viseve që sulmoheshin, të gjësë së gjallë, si dhe të fëmijëve e të të rriturve, të cilët shiteshin si skllevër.

## 3. KRYENGRITJET ANTIOSMANE NË SHQIPËRI (VITET 30 TË SHEK. XV)

### *Qëndresa antiosmane në Shqipëri*

Pas pushtimit të kështjellave të viseve perëndimore shqiptare në fillim të shek. XV, osmanët vendosën edhe në këtë rajon të Shqipërisë administratën e tyre pushtuese. Nëpërmjet regjistrimeve të herëpashershme të banorëve e të tokës dhe të ndarjes së saj në prona të vogla feudale (timare), pushtuesit vendosën sistemin feudal ushtarak osman të timareve, që ishte i ngjashëm me sistemin e pronies bizantine. Kjo lloj prone ishte në shpërbërje të plotë në prag të pushtimit osman dhe shoqëria shqiptare ndodhej në fazën e zhvilluar të feudalizmit, ku prona tokësore shitej e blihej lirisht. Nëpërmjet këtyre regjistrimeve osmanët i zhveshën fisnikët shqiptarë nga pronat e mëdha tokësore dhe nga pozitat e tyre drejtuese. Përveç kësaj, sulmet e njëpasnjëshme të ushtrive osmane për pushtimin e trojeve shqiptare, të shoqëruara me dhunë të egër e me shkatërrime masive, me rrëmbim të fëmijëve për të mbushur repartet e jeniçerëve si dhe me rrëmbimin e të rriturve për t'i shitur si skllevër, e

dëmtuan rëndë jetën ekonomike të vendit dhe shkaktuan një pakënaqësi të thellë në të gjitha shtresat shoqërore, duke i bashkuar e duke i ngritur këta në luftë kundër armikut të përbashkët, pushtuesit të huaj osman. Qëndresa dhe lufta e shqiptarëve shpërtheu kudo në forma të ndryshme deri në kryengritje të fuqishme.

Përballë një pushtuesi shumë të fuqishëm e të organizuar mirë, siç ishte Perandoria Osmane, një pjesë e shqiptarëve braktisnin përkohësisht vendbanimet e veta, duke u strehuar në vise të thella e malore, ku mund të përballohej më lehtë dhuna e pushtuesve. Të tjerë morën rrugën e mërgimit dhe u vendosën në Itali e në vende të tjera të huaja.

Braktisja e fshatrave nga banorët u bë një dukuri e përhapur në rajonet ku zhvilloheshin luftime ose që gjendeshin pranë rrugëve nga kalonin ushtritë pushtuese. Kjo dukuri është pasqyruar në regjistrin kadastral osman të vitit 835 h. (1431-1432), në të cilin janë shënuar me dhjetëra fshatra e qendërbanime të braktisura plotësisht e toka buke të bëra djerrina, që gjendeshin në rajonet pranë qendrave ushtarako-administrative, si Gjirokastra, Kanina, Berati, Kruja etj..

Qëndresa e shqiptarëve ndaj pushtuesve osmanë shfaqej në forma të ndryshme. Shumë familje përpiqeshin t'u shmangeshin regjistrimeve kadastrale që administrata osmane ndërmerrte herë pas here. Gjatë regjistrimeve ato largoheshin përkohësisht nga vendbanimet e tyre e fshiheshin. Spahinjtë, nga ana e tyre, përpiqeshin t'i zbulonin familjet e fshatrat e fshehura dhe të vilnin prej tyre rentën. Në regjistrin kadastral të vitit 835 h. (1431-1432) gjenden mjaft shënime për zbulimin e familjeve, e deri të fshatrave të tëra, që ishin fshehur e kishin mbetur të paregjistruara. Kështu, p.sh., në krahinën e Korçës e të Përmetit vetëm dy spahinj (Sunkurxhe Beu dhe Abdullahu) kishin zbuluar dhe regjistruar për herë të parë 212 familje.

Qëndresa e shqiptarëve ndaj pushtuesve osmanë shpërthente edhe në forma më të ashpra. Masa të tëra fshatarësh nuk pranonin të shkonin para komisioneve të regjistrimit dhe me armë në dorë i kundërshtonin ato, duke krijuar situata të rrezikshme për jetën e personave që duhej të shkelnin nëpër fshatra për të kryer regjistrimin e banorëve e të tokave. Përballë një qëndrimi të tillë, në shumë raste zyrtarët e kryenin regjistrimin formalisht e në kundërshtim me ligjet e tyre, pa shkuar në fshatrat përkatëse. Kështu p.sh. gjatë regjistrimit të lartpërmendur, për një numër të madh fshatrash të krahinave të Këlcyrës, të Kurveleshit etj.. ai u bë formalisht, sipas të dhënave që ishin shënuar në regjistrat e mëparshëm. Kurse shumica e fshatrave, që gjendeshin në krahinat ndërmjet lumenjve Shkumbin dhe Erzen, u regjistruan sipas deklarimit gojor të spahinjve të tyre. Me dhjetëra e dhjetëra fshatra të tjera nëpër krahina të ndryshme nuk iu dhanë menjëherë spahinjve, por u shënuan nëpër regjistra si mevkuf (të bllokuar) për t'ua shpërndarë atyre më vonë. Numri i familjeve të fshehura arrinte në qindra.

Sanxhakbejlerët dhe funksionarët e tjerë osmanë përdorën gjerësisht e vazhdimisht forcat e tyre ushtarake për të zbatuar sistemin e timarit. Ata ndërmerrnin sulme të herëpashershme mbi fshatrat e pabindura dhe i shndërronin ato në gërmadha. Dhunës së tyre shqiptarët iu

përgjigjën me luftë të armatosur, duke vepruar në bazë fshati, madje edhe banorët e disa fshatrave bashkëvepronin kundër pushtuesve. Në regjistrin e vitit 835 h. (1431-1432) ka shënime që cilësojnë fshatra apo timare të formuara me disa fshatra si « çerdhe qafirësh », « të hedhur në revoltë » etj.. Për fshatin Luzat të Kurveleshit është vënë shënimi se « është fshat tradhtar, tre-katër herë dërguan njerëz, por nuk u kthyen ».

Objekt i luftës së fshatarësisë u bënë edhe feudalët spahinj. Shënimet e regjistrit të vitit 835 h. (1431-1432) përmendin mjaft raste të vrasjes së spahinjve dhe të zhdukjes së tyre pa lënë gjurmë. Në rrethana të tilla shumë spahinj osmanë i braktisën timaret. Rrjedhimisht pushteti osman detyrohej t'i zëvendësonte spahinjtë me persona të tjerë. Kështu p.sh. në vilajetin e Pavël Kurtikut, të Çartallozit, të Tomoricës, të Këlcyrës etj., gjatë regjistrimit të vitit 835 h. (1431-1432), asnjë timar nuk ishte më nën zotërimin e spahinjve me origjinë të huaj, që kishin qenë gjatë regjistrimit të mëparshëm.

***Kryengritja e Gjon Kastriotit (1429-1430)***

Pushtimi osman i vendit dëmtoi rëndë interesat e të gjitha shtresave shoqërore, duke përfshirë edhe elitën drejtuese shqiptare. Një pjesë e fisnikëve të Shqipërisë së Poshtme, që i humbën plotësisht pronat e tyre, emigruan nga Shqipëria. Të tjerë në viset e Shqipërisë Qendrore e të Epërme, si Kastriotët, Arianitët, Muzakajt, Dukagjinët, Zahariajt, Spanët etj.. u përpoqën të shmangnin rrënimin e plotë të tyre, duke u dhënë garanci, tribute e pengje osmanëve, si dhe duke forcuar lidhjet me Venedikun dhe vendet e tjera me prirje antiosmane. Sulmet e ushtrive osmane mbi zotërimet e fisnikëve shqiptarë nxiteshin edhe nga vjehrri i mëvonshëm dhe vasali besnik i sulltan Muratit II, që ishte sundimtari i Despotatit të Rashës, Gjergj Brankoviçi, i cili ishte në luftë me fisnikët shqiptarë jo vetëm në rajonin bregdetar të Shqipërisë së Epërme. Nën trysninë edhe të fisnikëve shqiptarë, Gj. Brankoviçi u detyrua në vitin 1428 të zhvendoste kryeqytetin në veri të Despotatit të tij, në Smederevë, në brigjet e lumit Danub.

Kur presioni i pandërprerë osman përshkallëzohej aq shumë mbi fisnikët shqiptarë, sa që rrezikonte tërësisht ekzistencën e tyre, ata nuk ngurronin të rrëmbenin armët. Pakënaqësia e shtresave të gjera shoqërore ndaj pushtimit osman u kishte krijuar fisnikëve shqiptarë mundësi të reja e të panjohura më parë për krijimin e ushtrive të mëdha e pa pagesë, të karakterizuara nga një shpirt i lartë vetëmohimi, që nuk njihet në kushtet e luftërave të zakonshme feudale dhe tek ushtritë mercenare.

Kryengritja e parë në shkallë krahinore, që njihet deri tani, i përket kohës së sulltan Mehmetit I dhe duhet të jetë zhvilluar gjatë viteve 1419-1421. Burimet historike, që e përmendin atë, nuk japin hollësi për zhvillimin e saj, veçse tregojnë që banorët e krahinës së Vagenetisë (Çamërisë) u hodhën në kryengritje.

Në fund të viteve 20 të shek. XV dy ngjarje të rëndësishme ndikuan në jetën politike të fisnikëve shqiptarë: fuqizimi në drejtimin e pashasanxhakut të Shkupit i familjes së Evrenozëve (veçanërisht dy përfaqësues të saj Isak Beu dhe, pas vdekjes së tij, i biri, Isa Beu,

arritën të fuqizoheshin shumë ekonomikisht duke shfytëzuar zgjerimin e pushtimeve osmane në Ballkan) dhe sidomos lufta e ushtrive osmane për pushtimin e qytetit të Selanikut, që në vitin 1423 kishte kaluar nën zotërimin e Venedikut.

Konfliktin e armatosur ndërmjet sulltan Muratit II dhe Republikës së Venedikut për qytetin e Selanikut, që zgjati afro tre vjet (1428-1430), disa prej fisnikëve shqiptarë e panë si një mundësi për shtrirjen e pushtetit të tyre mbi viset që ishin nën zotërimet veneciane dhe osmane. Kurse për Venedikun dhe sidomos për pushtuesit osmanë lufta e mësipërme i vinte në provë fisnikët shqiptarët nëse do të përmbushnin apo jo angazhimet ushtarake që kishin ndaj tyre.

Qysh në gusht të vitit 1428 njoftohej se Gjon Kastrioti ishte nën presionin e pandërprerë të sulltanit që të sulmonte zotërimet veneciane dhe se një djalë i tij, që ishte « bërë turk e mysliman », i mbante trupat ushtarake pranë rajonit venecian të Shkodrës. Kurse Stefan Spani, Kojë Zaharia dhe Stefan Maramonti, sipas dokumenteve të fillimit të vitit 1430, kishin ndërmarrë aksione të pasuksesshme kundër zotërimeve të Venedikut në rajonin e Shkodrës. Ndërkohë Gojçin Gjurashi (Cërnojeviçi) kishte çliruar zotërimet e tij në Gentë, duke dëbuar prej tyre forcat e despotit serb të Rashës, Gjergj Brankoviçit, djalë i Vukut.

Edhe marrëdhëniet e fisnikëve shqiptarë me osmanët acarohen shumë dhe pozitat e pushtetit osman në tokat shqiptare qenë dobësuar, ndonëse mungojnë të dhënat burimore për aksionet antiosmane të shqiptarëve. Nëpërmjet tyre tërthorazi del se ushtria e Gjon Kastrioti ka rrethuar Krujën dhe është përpjekur ta pushtojë atë, kështjellë që nuk është marrë ndonjëherë me forcën e armëve. Sidoqoftë, pushteti osman në tokat e Shqipërisë Perëndimore ishte tronditur thellësisht. Prandaj, pa pritur nënshkrimin e traktatit të paqes më Venedikun (4 shtator 1430), por sapo pushtuan Selanikun (29 mars 1430), ushtritë osmane të komanduara nga Isak Evrenozi dhe me pjesëmarrjen e trupave serbe, të komanduara nga djali i Gjergj Brankoviçit, iu drejtuan shtetit të Gjon Kastriotit. Sulmi i tyre qe i papërballueshëm. Gjatë muajve prill-maj 1430 ushtritë osmane shkatërruan disa kështjella të Gjon Kastriotit dhe arritën në Prishtinë. Prej këtu morën rrugën në drejtim të Gentës dhe në fund të muajit qershor, pasi thyen qëndresën e Gojçin Gjurashit, zbritën deri në rrethinat e Shkodrës, duke plaçkitur vendin, dhe morën Dejën.

Përballë një situate të tillë Gjoni kërkoi marrëveshje me Isak Beun. Edhe me ndërhyrjen e Skënderbeut dhe të Stanishtës pranë autoriteteve osmane, u rimëkëmb shpejt shteti i Kastriotëve. Gjatë gjysmës së parë të viteve 30 sërish ai u bë kufitar me zotërimet veneciane të Lezhës e të Shkodrës, siguroi dalje në det dhe kishte nën kontrollin e vet rrugët tregtare që lidhnin bregdetin me Prishtinën dhe Shkupin.

Gjon Kastrioti vdiq në fillim të muajit maj të vitit 1437 (2 ose 4 maj). Emri i tij do të përmendet edhe në dy dokumente të mëvonshme (mars 1438 dhe korrik 1439) në kuadrin e përpjekjeve të Stanishës e të Skënderbeut, si drejtues të rinj të shtetit të Kastriotëve, për të vijuar me Venedikun dhe me Raguzën po ato marrëdhënie që kishte pasur i ati i tyre, Gjon Kastrioti.

***Fitoret e Gjergj Arianitit (1432-1435) dhe zgjerimi i luftës antiosmane***

Regjistrimi kadastral osman i vitit 835 h. (1431-1432) u shoqërua me dhunë të ashpër të forcave pushtuese. Dokumente të kohës tregojnë se gjatë verës së vitit 1432 shqiptarët masivisht emigruan në drejtim të Puljes e të Venedikut. Pakënaqësia e përgjithshme nga regjistrimi kadastral i vitit 835 h. (1431-1432), nxitja e revoltës së tyre nga Selia e Shenjtë dhe oborri hungarez, si dhe lajmi i pasaktë për vdekjen e sulltan Muratit II bënë që shqiptarët të hidheshin në luftë kundër pushtuesve osmanë.

Në ballë të kësaj vale të re e të fuqishme kryengritjesh u vu Gjergj Arianiti. Shqiptarët, të udhëhequr prej tij, i dëbuan spahinjtë osmanë prej një pjese të konsiderueshme të zotërimeve të Arianitëve. Qysh në fund të viteve 20, gjatë luftës veneto-osmane për zotërimin e Selanikut, kufijtë lindorë të shtetit të Gj. Arianitit duhet të jenë shtrirë në atë kohë deri në Manastir. Ndërkohë kryengritje shpërthyen edhe në krahina të tjera të vendit dhe i paralizuan forcat osmane që ishin në tokat shqiptare. Ato ndodheshin përballë asgjësimit të plotë, prandaj sulltan Murati II vendosi të merrej vetë me shtypjen e kryengritjeve shqiptare.

Gjatë dimrit të vitit 1432-1433 sulltani u vendos në Serez. Këtu u grumbulluan ushtritë osmane dhe, duke ndjekur rrugën Egnatia, do të marshonin e do të sulmonin forcat e Gjergj Arianitit për ta nënshtruar atë.

Në Serez sulltani organizoi një ushtri prej 10 mijë vetash dhe në krye të tyre vuri sanxhakbeun e Sanxhakut Shqiptar, Ali bej Evrenozin. Ushtria osmane hyri në thellësi të shtetit të Gj. Arianitit dhe arriti në luginën e Shkumbinit pa u ndeshur me luftëtarët shqiptarë. Por, kur përparuan në thellësi të luginës, forcat e Gj. Arianitit u shfaqën befasisht dhe menjëherë e sulmuan ushtrinë osmane pranë burimeve të Bushekut. Shumë ushtarë osmanë u vranë ose ranë robër në duart e shqiptarëve, ndërsa të tjerët, bashkë me komandantin e tyre Ali bej Evrenozin, morën arratinë.

Kjo ishte fitorja e parë e rëndësishme e shqiptarëve kundër ushtrive të fuqishme osmane. Ajo pati jehonë edhe në vendet e tjera dhe i dha hov luftës antiosmane në Shqipëri. Fitorja, siç ka shkruar një bashkëkohës i saj, kronisti bizantin Halkokondili, i solli « lavdi të shkëlqyer » Gjergj Arianitit, që u bë personazhi kryesor i jetës politike shqiptare të viteve 30.

Vala e kryengritjeve antiosmane u përhap edhe në rajonet e Shqipërisë së Poshtme, edhe pse pozitat e osmanëve ishin fuqizuar atje me pushtimin prej tyre, në tetor të vitit 1430, të kryeqendrës së atyre viseve, të Janinës. Kryengritësit thirrën nga emigrimi në Korfuz dhe e vendosën në krye të tyre Depë Zenebishin, djalin e ish-sundimtarit të vdekur të tyre. Pas kthimit të D. Zenebishit kryengritësit rrethuan dhe sulmuan kryeqendrën administrative të Sanxhakut Shqiptar, Gjirokastrën. Për dëmtimin e mureve të keshtjellës dhe çlirimin e saj, sulmuesit përdorën makina gurëhedhëse. Ndërkohë kryengritësit i shtrinë veprimet e tyre edhe në krahinat fqinjë dhe arritën të pushtonin keshtjellën e Këlcyrës.

Kjo situatë i alarmoi osmanët. Prandaj, në kushtet e vështira të dimrit, u organizua një ushtri e re osmane e komanduar nga Turhan Beu. Në fillim të vitit 1433, duke marshuar me shpejtësi nëpër dëborë, ushtria e Turhan Beut në bashkëpunim me garnizonin osman të Gjirokastrës i sulmuan befasisht rrethuesit e kështjellës. Shqiptarët, të vënë ndërmjet dy zjarreve, nuk e përballuan dot goditjen dhe me humbje të rënda u tërhoqën nga rrethimi i Gjirokastrës. Osmanët e zunë rob Depë Zenebishin dhe e varën.

Valët e kryengritjeve antiosmane u përhapën edhe në rajone të tjera të vendit. Në Shqipërinë e Epërme, Nikollë Dukagjini mori në duart e tij kështjellën e Dejës. Por këtë kështjellë Nikollë Dukagjini e mbajti për pak kohë dhe ajo kaloi sërish në duart e osmanëve. Në Shqipërinë Qendrore kryengritësit e udhëhequr nga Andre Topia sulmuan kështjellën e Krujës, por nuk e morën dot. Edhe në zonën e Vlorës dokumentet e kohës tregojnë se në vitin 1434 krerët e vendit donin që « turqve t'ua hiqnin nga duart kështjellën e Kaninës ».

Gjatë viteve 30 të shek. XV zotërimet e Gjergj Arianitit mbetën rajoni kryesor i luftës antiosmane, prandaj sulltan Murati II, gjatë verës së vitit 1434, u vendos në Manastir. Këtu u grumbulluan ushtritë osmane të Rumelisë dhe nën komandën e bejlerbeut të tyre, Sinan Pashës, në fillim të gushtit 1434 sulmuan zotërimet e Arianitëve. Pasi hynë në thellësi të tyre, trupat osmane u rrethuan dhe u goditën rreptë nga luftëtarët shqiptarë. Në këtë betejë, shkruante ato ditë Senati i Raguzës, shqiptarët « dolën fitues në fushën e nderit dhe shumë turq u vranë ».

Pas fitores së shkëlqyer të shqiptarëve në gusht të vitit 1434, u ngarkuan Isak bej Evrenozi dhe sanxhakbejlerët e rajoneve kufitare që të vazhdonin luftën për shkatërrimin e forcave të Gj. Arianitit. Në dhjetor të vitit 1434 ushtria e Isak Beut iu drejtua zotërimeve të Arianitëve. Shqiptarët i dolën përpara ushtrisë osmane dhe zhvilluan me të një betejë të rreptë, që përfundoi me një fitore të shkëlqyer të tyre. Për këtë betejë Senati i Raguzës do të shkruante ato ditë: « Isaku vetëm me një numër shumë të vogël ushtarësh mundi të shpëtojë. Nga ushtria e tij shumë turq, nga më kryesorët e të rëndësishmit, u vranë në luftë e mbetën robër. Që prej asaj dite turqit mbetën të tmerruar, duke mos pasur guxim kundër arbërve ».

Luftimet ndërmjet shqiptarëve dhe forcave osmane vazhduan edhe në vitin 1435. Më 20 prill të këtij viti luftëtarët e Gj. Arianitit u ndeshën rreptë me një ushtri osmane, duke e shpartalluar atë dhe, siç shkruhej ato ditë, « e mbajtën fushën e betejës si ngadhënjyes ».

Pas disfatave të njëpasnjëshme, që pësuan trupat osmane prej luftëtarëve të Gj. Arianitit, sulltan Murati II ndërpreu dërgimin e ushtrive të tjera kundër shtetit të Arianitëve dhe gjatë viteve 1435-1437 i angazhoi forcat e veta në Anadoll kundër emirit Ibrahim të Karamanisë. Përkohësisht në Shqipëri u krijua një gjendje e tillë që, siç shkruhej në fund të vitit 1435, « turqit e arbërit po qëndrojnë të qetë në kufijtë e tyre pa ndonjë trazim ose përleshje ».

Kryengritjet e viteve 30 të shek. XV dhe fitoret e forcave të Gj. Arianitit patën jehonë të madhe si në Shqipëri, ashtu edhe në vende të ndryshme të Evropës. Përpara bashkëkohësve të huaj shqiptarët dolën si një nga popujt më aktivë në luftën kundër pushtuesve osmanë.

Rëndësia e luftës së tyre i kalonte kufijtë e botës shqiptare dhe me kohë tërhoqi vëmendjen e shteteve evropiane, interesat e të cilëve lidheshin me ngjarjet e Ballkanit. Gj. Arianiti u bë personalitet i njohur evropian, sepse fitoret e tij erdhën në një kohë kur Evropa ishte mësuar të dëgjonte për disfatat që pësonin forcat antiosmane. Për këto fitore atë e përgëzuan personalitetet më të shquara të kohës, si papa Eugjeni IV dhe perandori gjerman Sigismund, që ishte njëkohësisht edhe mbret i Hungarisë. Këta i dhanë luftës së shqiptarëve një përkrahje të gjerë morale.

Lufta e shqiptarëve përkonte me interesat e Hungarisë, që gjendej përballë sulmeve të ushtrisë osmane. Drejtuesit e kryengritjeve shqiptare si Gjergj Arianiti e Andre Topia krijuan lidhje të ndërsjella me mbretin e Hungarisë, Sigismundin, dhe dërguan përfaqësuesit e tyre te njëri-tjetri. Ata projektuan që, duke u mbështetur në viset e çliruara të Shqipërisë, të organizonin një kryengritje të përgjithshme antiosmane në Ballkan. Për këtë qëllim, në pranverë të vitit 1435, mbreti i Hungarisë dërgoi në Shqipëri Fruzhinin, pasardhës i mbretit bullgar Shishman, dhe në pranverë të vitit 1436 princin Daut, pretendent i fronit osman i strehuar në oborrin hungarez, me synimin që kundërshtarët politikë të sulltan Muratit II të ngriheshin kundër tij dhe ta rrëzonin nga froni. Me gjithë këto përpjekje nuk u arrit të organizohej një aksion i përbashkët ballkanik.

Jehona e luftës antiosmane të shqiptarëve u ndie edhe në vendet e tjera evropiane. Situatën e trazuar politike të viteve 30 në Shqipëri, Republika e Venedikut u përpoq ta shfrytëzonte për interesat e veta. Ajo arriti t'u merrte shqiptarëve Dejën dhe më pas, nën presionin e osmanëve, ua dorëzoi këtyre. Ndërkohë Venediku udhëzonte qeveritarët e saj në tokat shqiptare që të respektonin traktatet e paqes me sulltanin, të mos i ndihmonin kryengritësit shqiptarë, të lejonin kalimin e qëndrimin e trupave osmane në zotërimet veneciane etj..

### ***Gjendja politike në Shqipëri pas kryengritjeve të viteve 30 të shek. XV***

Gjatë viteve 30 të shek. XV shqiptarët për herë të parë i thyen ushtritë osmane në disa beteja. Me gjithë këto fitore, lufta e tyre nuk dha përfundimet e dëshiruara, sepse mungoi bashkimi i të gjitha forcave shqiptare, mungoi bashkërendimi efikas i veprimtarisë ushtarake të tyre dhe aksionet luftarake në rajonet kryengritëse u zhvilluan të veçuara, prandaj përgjithësisht qenë të pasuksesshme. Kjo situatë e përgjithshme ndikoi negativisht edhe në shtetin e Gj. Arianitit, duke i bërë të paqëndrueshme rezultatet e fitoreve ushtarake të tij.

Situata politike në Shqipëri mbeti shpërthyese edhe gjatë gjysmës së dytë të viteve 30 të shek. XV, kur luftimet kishin pushuar. Në viset e Gjirokastrës e të Vlorës si dhe në zonat pranë qendrave ushtarake të pushtuara etj., qëndresa antiosmane vazhdoi në forma të tjera. Për të vendosur në to plotësisht pushtetin e vet, sulltan Murati II iu drejtua për ndihmë Venedikut. Kështu, në tetor të vitit 1436, një përfaqësues i sulltanit i kërkoi Republikës së Venedikut të ndëshkonte ata shqiptarë që, nga zotërimet e saj të Shkodrës, Pargës etj., sulmonin forcat osmane, si dhe të mos lejohej në to strehimi i dezertorëve të ushtrisë osmane.

Gjendja e rëndë politike në Shqipëri për pushtuesit osmanë dhe pamundësia e tyre për të

dërguar aty vazhdimisht ushtri të mëdha, ndërkohë që kishte fronte të tjera lufte edhe në rajone të tjera kufitare me Perandorinë Osmane, e detyruan sulltan Muratin II të ndryshonte përkohësisht qëndrimin e vet ndaj shqiptarëve. Ai ndërpreu sulmet ushtarake mbi zotërimet e Arianitëve e të viseve të tjera shqiptare dhe i largoi forcat osmane nga zonat, ku pozitat e tyre ishin shumë të dobëta.

Osmanët i braktisën krahinat në veri të lumit Mat dhe kështjellën e Dejës ia dhanë Lekë Zaharisë. Me aktivizimin energjik të djemve të Gjon Kastriotit, Stanishës e Skënderbeut, që ishin funksionarë osmanë, shteti i Kastriotëve u rimëkëmb shpejt, siguroi përsëri dalje në det, duke rimarrë skelën e Shufadasë në grykëderdhjen e lumit Mat, si dhe kontrollin e rrugëve për në Prishtinë dhe në Shkup. Zotërimet e tij u bënë kufitare në perëndim me zotërimet veneciane të Lezhës e të Shkodrës. Edhe në rajone të tjera të brendshme e larg qendrave osmane, si në krahinat malore e fushore që shtriheshin ndërmjet lumenjve Devoll-Seman dhe Erzen u rivendosën pozitat e zotërve vendas, ndonjë prej të cilëve i mori zotërimet e veta në formën e timareve.

Për të ruajtur në viset shqiptare pushtetin e tronditur osman, sulltan Murati II u përpoq të mbështetej te ata fisnikë vendas që ishin të lidhur me administratën vendore osmane. Krahas Evrenozëve, që vazhduan të ishin në krye të pashasanxhakut të Shkupit, gjatë viteve 1437-1438 sulltani emëroi sanxhakbe të Sanxhakut Shqiptar të birin e Teodor Muzakës, Jakup Beun, dhe subash të Krujës Gjergj Kastriotin-Skënderbeun. Kurse qysh në verën e vitit 1434 ishte emëruar në postin e dizdarit të Krujës Ballaban Beu, i njohur sipas rrëfimit të M. Barlecit me titullin pashë, titull që realisht nuk e ka pasur asnjëherë.

Gjatë qeverisjes së Sanxhakut Shqiptar prej Jakup Beut dhe të vilajetit të Krujës prej Skënderbeut, sipas rekomandimeve të tyre u bënë shumë ndryshime në shpërndarjen e timareve e të fshatrave në të mirë të elementit shqiptar, duke shprehur kështu vijimin e lidhjeve familjare që ata mbanin me elitën drejtuese shqiptare. Sa kohë që Skënderbeu qëndroi në postin e subashit të vilajetit të Krujës edhe këto vise mund të konsiderohen si pjesë e shtetit të Kastriotëve. Por Jakup bej Muzaka dhe Skënderbeu nuk i mbajtën gjatë pozitat drejtuese në Sanxhakun Shqiptar.

Në fund të vitit 1438 qenë të pasuksesshme aksionet e trupave osmane kundër ushtrisë hungareze në Transilvani. Më pas veprimet luftarake osmane u shtrinë pranë viseve shqiptare, në Rashë e në Bosnjë. Në vitin 1439 ata pushtuan kryeqytetin e Despotatit të Rashës, Smederevën, dhe e nënshtruan atë.

Ndërkohë sulltan Murati II largoi Skënderbeun dhe Jakup Beun nga funksionet e larta drejtuese që kishin në Sanxhakun Shqiptar dhe i ngarkoi me funksionet e larta të sanxhkbejlerëve në rajone të tjera më pak shpërthyese, me sa duket larg viseve shqiptare. Në vend të tyre për drejtimin e Sanxhakut Shqiptar u emëruan persona të huaj, që ishin më të besueshëm. Këta bënë ndryshime të shumta nëpër timaret e Sanxhakut Shqiptar, duke favorizuar elementin e huaj. Pas një rrethimi të gjatë njëvjeçar, në qershor të vitit 1441, osmanët pushtuan Novobërdën, qendra më e rëndësishme e prodhimit të arit e të argjendit

në Ballkan, të cilin nuk arritën ta mbanin në duar për një kohë të gjatë.

Pas kryengritjeve të viteve 30 të shek. XV jeta politike në Shqipëri u zhvilluan në mënyrë të tillë që çoi në forcimin shkallë-shkallë të pozitave të pushtuesve osmanë në dëm të shqiptarëve, gjë që rriti pakënaqësinë e tyre. Elita drejtuese shqiptare u vu në pritje të rrethanave më të favorshme për të rifilluar luftën kundër pushtuesve osmanë, siç do të ndodhte në nëntor të vitit 1443 në Shqipëri, kur në krye të saj u vu Gjergj Kastrioti-Skënderbeu.

# K R E U  V I

# SHQIPËRIA NË KOHËN E GJERGJ KASTRIOTIT - SKËNDERBEUT (1443 - 1468)

## 1. RIMËKËMBJA E SHTETIT TË KASTRIOTËVE DHE FORMIMI I LIDHJES SHQIPTARE TË LEZHËS

### *Jeta dhe veprimtaria e Gjergj Kastriotit-Skënderbeut deri më 1443*

Gjergj Kastrioti lindi rreth vitit 1405. Ishte fëmija i parafundit në familjen me shumë fëmijë të Gjonit e të Vojsavës. Këta kishin katër djem (Stanishën, Reposhin, Konstandinin e Gjergjin) dhe pesë vajza (Marën, Jellën, Angjelinën, Vlajkën e Mamicën).

Kur lindi Gjergji, i ati, Gjon Kastrioti, ishte sundimtar i një shteti të rëndësishëm, që shtrihej së paku nga rrethinat e Prizrenit e të Tetovës në lindje deri në detin Adriatik në perëndim. Qendra administrative e tij duhet të ketë qenë Prizreni. Këtu duhet të ketë lindur edhe Gjergji.

Që kur Gjergji ishte fëmijë, familja e Kastriotëve i ndjeu rrjedhimet shkatërrimtare të pushtimeve osmane. Dokumentet tregojnë se në vitin 1409 Gjon Kastrioti ishte detyruar t'u dorëzonte peng osmanëve një nga djemtë e tij, ndoshta Stanishën, dhe më pas edhe djalin e vogël, Gjergjin. Ky u dorëzua si peng rreth moshës nëntëvjeçare, kur osmanët pushtuan Krujën (në fillim të vitit 1415) që ishte në kufi me zotërimet e Kastriotëve.

Dërgimin e Gjergjit të vogël në oborrin osman rreth moshës nëntëvjeçare, e dëshmojnë, pavarësisht nga njëri-tjetri, burime historike bashkëkohore ose pak më të vona, vendase e të huaja. Këtë e pohojnë autorët e vjetër shqiptarë, veprat e të cilëve shërbejnë si burime më të rëndësishme për njohjen e historisë së Shqipërisë të shek. XV, si Marin Barleci, Marin Beçikemi, Gjon Muzaka, Dhimitër Frëngu. Edhe në jetëshkrimin më të hershëm për Gjergj Kastriotin, të hartuar rreth viteve 1481-1482 prej Martin Segonit, tregohet se ai u dërgua i vogël peng, u rrit dhe u edukua pranë oborrit të sulltanit. Të njëjtën gjë njoftojnë edhe kronistë e historianë të huaj, bashkëkohës me Skënderbeun, si italianët F. Filelfo, I. Potani, R. Volaterani, bizantini L. Halkokondili, shumica e autorëve osmanë të shek. XV e XVI: Ashik pasha Zade, Tursuni, I. Bitlisi etj..

Gjergji, pasi u mor peng rreth moshës nëntëvjeçare, u dërgua në kryeqytetin e Perandorisë Osmane, në Edrene. Ai u edukua këtu gjatë një periudhe dhjetëvjeçare në shkollën e iç-ogllanëve, ku u dallua mbi të tjerët. Në këtë shkollë futeshin zakonisht djemtë e zotërve të nënshtruar për t'u përgatitur e edukuar në frymën osmane si komandantë të zotë e feudalë të

bindur. Këta zakonisht shërbenin si spahinj në vendet ku pushtimi osman ndeshte në qëndresën e popullsisë, si dhe në vendet nga ata kishin ardhur.

Gjergj Kastrioti nga natyra ishte i pajisur me dhunti të veçanta, shumë të çmuara. Sipas dokumenteve të kohës dhe njoftimeve të Marin Barlecit, Gjergj Kastrioti kishte mendjemprehtësi të veçantë dhe arriti të zotëronte disa gjuhë të huaja. Ai ishte shtatlartë, shpatullgjerë e shumë i fuqishëm. Luftonte mbi kalë e në këmbë dhe ishte mjeshtër i pashoq në përdorimin e shpatës e të armëve të tjera.

Gjergji u shqua gjatë viteve të shkollës, kur iu vu emri mysliman Skënder, dhe mori pjesë në fushata të ndryshme ushtarake, në Ballkan dhe në Azi të Vogël, gjatë të cilave fitoi një përvojë të madhe ushtarake. Pasi mbaroi shkollën e iç-ogllanëve, Skënderbeu hyri në kuadrot ushtarake të sistemit feudal osman dhe përparoi shpejt në karrierën shtetërore, nga pozita e spahiut deri në postin e lartë të sanxhakbeut.

Funksionet si kuadër osman për vite të tëra Skënderbeu i ushtroi në Shqipëri, duke u lidhur me mjedisin vendas dhe interesat e familjes së tij. Emri i Gjergj Kastriotit për herë të parë përmendet në Shqipëri bashkë me ata të vëllezërve të tij në dokumente të vitit 1426 për çështje pronësie. Në këtë kohë Skënderbeu kishte mbaruar shkollën e iç-ogllanëve dhe ishte në Shqipëri si spahi, më pas u bë subash i Krujës dhe qëndroi në këtë post zyrtarisht deri në fund të vitit 1438, kur në zeametin përkatës është shënuar se i rijepej Zaganoz Beut. Qysh në fillim, kur u hartua regjistri kadastral osman i vitit 835 h. (1431-1432), zeameti i subashit të Krujës është regjistruar me emrin e Zaganoz Beut. Pas riemërimit zyrtar në fund të vitit 1438 në postin e subashit të Krujës, Zaganoz Beu duhet të jetë rikthyer me vonesë në Krujë, sepse Skënderbeu përmendet në Shqipëri edhe më 7 dhe 10 korrik të vitit 1439. Nuk dihet se cilët fshatra formonin timarin e tij në Shqipëri, kur ai ishte në postin e një spahiu. Ndoshta kanë qenë disa fshatra të vilajetit të Dhimitër Jonimës, diku midis Lezhës e Rubikut, ku në mes të viteve 30 Skënderbeu pati në zotërim një timar të madh, me të paktën nëntë fshatra.

Skënderbeu konsiderohej si bashkësundimtar me të drejta të plota me anëtarët e tjerë të familjes në veprimtarinë politike të Kastriotëve. Prandaj emri i tij është shënuar gjatë viteve 20 e 30 në aktet zyrtare që rregullonin marrëdhëniet e Kastriotëve me vendet e tjera, si p.sh. në vitin 1426 në një aktblerje nga Kastriotët të një pirgu pranë manastirit Hilandar në malin Athos dhe në një aktdhurimi të dy fshatrave të Kastriotëve për manastirin e Hilandarit, si dhe në mars të vitit 1438 kur Stanisha dhe Gjergji kërkuan qytetarinë e Venedikut dhe më vonë (korrik 1439) edhe atë të Raguzës. Qytetaria veneciane e raguzane kërkohej që, në rast shkatërrimi e dëbimi nga zotërimet e veta prej osmanëve, familjarët e Gjonit të strehoheshin në këto vende.

Gjatë viteve të qëndrimit në Shqipëri si kuadër osman Skënderbeu punoi aktivisht për mbrojtjen e interesave të familjes së tij. Kështu, sipas një dokumenti osman pa datë, kur Gjon Kastrioti ra në konflikt me osmanët dhe humbi krahinën e Ishmit (Mysjen), Skënderbeu u kërkoi autoriteteve osmane që ta merrte si zeamet këtë krahinë. Gjatë këtyre

viteve ai kishte një timar të madh në trevën Lezhë-Rubik, që përshkohej nga udha e karvaneve që lidhte bregdetin me Prizrenin. Kjo rrugë ishte shumë e rëndësishme për veprimtarinë ekonomike e tregtare të shtetit të Kastriotëve. Më 1437-1438 Skënderbeu u bë qeveritar (subash) i vilajetit të Krujës dhe siguroi për këtë një feud të madh prej dhjetëra fshatrash. Ky gradim ndikonte shumë në forcimin e pozitave ekonomike e politike të zotërimeve të Kastriotëve që shtriheshin në lindje e në veri të vilajetit të Krujës.

Pas vdekjes së Reposhit (1431), që i qe kushtuar jetës fetare, dhe të Konstandinit, dy vëllezërit e tjerë drejtuan shtetin e Kastriotëve, sepse ati i tyre, Gjon Kastrioti, ishte i sëmurë dhe vdiq në maj të vitit 1437. Të dy vëllezërit i kushtuan vëmendje ruajtjes e forcimit të marrëdhënieve me Venedikun e Raguzën, prej të cilave arritën më 1438 e 1439 të siguronin të drejtat e privilegjet që kishte patur ati i tyre me ato dy vende. Ata vepruan bashkërisht deri kur vdiq Stanisha më 1446.

Pas vitit 1439 Skënderbeu nuk përmendet më në tokat shqiptare. Në këtë kohë në Ballkan po fillonin trazira të reja, si rrjedhojë e aksioneve ushtarake antiosmane të Janosh Huniadit. Prandaj sulltan Murati II e largoi Skënderbeun nga posti i subashit të Krujës, duke e emëruar sanxhakbej me sa duket larg tokave shqiptare, ndoshta në Nikopol të Bullgarisë. Gjatë viteve të qëndrimit në Shqipëri si funksionar osman, Gjergj Kastrioti-Skënderbeu del me emrin mysliman (Iskënder) në dokumentet osmane, kurse në ato perëndimore ka përdorur vetëm emrin e krishterë Gjergj, gjë që shpreh lidhjet e tij me parinë drejtuese shqiptare.

Sigurimi i privilegjeve dhe i qytetarisë së Venedikut e të Raguzës në fund të viteve 30, në një kohë kur Skënderbeu po përparonte në karrierën politike si kuadër i Perandorisë Osmane, tregojnë se ai e shikonte të ardhmen jo në kuadrin e karrierës së një funksionari osman. Përkundrazi, praninë e tij në radhët e kuadrove osmane, ai e gjykonte si diçka të përkohshme. Në kushtet kur së bashku me të vëllanë, Stanishën, kishin marrë drejtimin e zotërimeve të Kastriotëve, largimin e tij nga posti i subashit të Krujës dhe emërimin si sanxhakbej larg Shqipërisë, Skënderbeu nuk mund ta shikonte si një « gradim », por si shprehje të mosbesimit të sulltanit ndaj tij.

Ndonëse kaloi një kohë të gjatë në shkollën e iç-ogllanëve e në vende të huaja si kuadër e komandant i shquar i ushtrisë osmane, Skënderbeu mbajti lidhje të ngushta me familjen e tij, me interesat e zotërimeve të tyre. Ai jetoi për vite të tëra në atdheun e vet, ku u brumos dhe u formua në mjedisin e luftës së shqiptarëve kundër pushtuesit të huaj osman dhe të disfatave të para që osmanët pësuan në Shqipëri gjatë kryengritjeve të viteve 30. Kthesa rrënjësore e Skënderbeut në nëntor të vitit 1443, duke ardhur në Shqipëri për të ngritur lart flamurin e luftës kundër pushtuesve osmanë, ishte rrjedhojë e përvojës jetësore shumë të pasur të tij dhe e luftës së shqiptarëve.

### *Kryengritja e Përgjithshme Çlirimtare (nëntor 1443)*

Shqiptarët e vazhduan luftën kundër pushtuesve osmanë në forma të ndryshme edhe pas

kryengritjeve të viteve 30 të shek. XV. Nëpër dokumente të gjysmës së dytë të viteve 30 dhe fillimit të viteve 40 përmenden në viset shqiptare spahinj të vrarë, spahinj që, për të shpëtuar kokën, kishin braktisur timaret etj.. Qëndresa e përhershme kundër pushtuesve osmanë dhe rrethanat e favorshme ndërkombëtare që u krijuan në fund të viteve 30 e në fillim të viteve 40 të shek. XV nxitën disa nga fisnikët shqiptarë të ngriheshin në luftë kundër pushtuesve të huaj.

Ndërkaq në jetën kishtare e politike të Shqipërisë ndikuan pozitivisht vendimet e Koncilit të Ferrarës, që u mbajt gjatë viteve 1438-1439. Krahas papë Eugjenit IV, në të morën pjesë edhe përfaqësuesit më të lartë të universit ortodoks, si perandori i Bizantit, Johan Paleologu, patriarku i Konstandinopojës, Jozefi, dhe peshkopët bizantinë e sllavë më në zë. Në korrik të vitit 1439 përfaqësuesit e të dy palëve nënshkruan tekstin e bashkimit shpirtëror të të dy kishave nën supremacinë e Papatit. Ky vendim ndikonte pozitivisht për zbutjen e mosmarrëveshjeve ndërmjet kishave ortodokse e katolike në Shqipëri dhe për rritjen e bashkëpunimit ndërmjet sundimtarëve shqiptarë të besimit katolik dhe ortodoks, si dhe të këtyre me forcat politike të huaja. Vendimet e Koncilit të Ferrarës ndihmonin bashkëpunimin ndërmjet vendeve evropiane, që politikisht ishin shumë të copëtuara e të përçara, në luftën kundër armikut të përbashkët, pushtuesve osmanë, luftë që filloi të propagandohej si një kryqëzatë e të krishterëve kundër pushtuesve aziatikë e besimit të tyre islam.

Në fillim të viteve 40 të shek. XV rrethanat ndërkombëtare favorizonin shpërthimin e kryengritjeve antiosmane në Shqipëri. Me vendosjen në fronin e Hungarisë të mbretit të Polonisë, Vladislavit, trupat hungareze, të komanduara nga vojvoda i Transilvanisë, Janosh Huniadi, kaluan nga veprimet mbrojtëse në mësymje dhe përkohësisht arritën të ndalnin përparimin e osmanëve drejt Evropës Qendrore. Pasi grumbulloi një ushtri të fuqishme, të përbërë prej hungarezësh, polakësh, rumunësh etj., J. Huniadi kaloi Danubin, u fut në thellësi të Ballkanit dhe në shtator të vitit 1442 u shkaktoi një disfatë të rëndë trupave osmane. Fitorja e ushtrisë së J. Huniadit ngjalli shpresa te popujt e shtypur të Ballkanit, nxiti lidhjet e sundimtarëve ballkanas me Hungarinë e me forca të tjera politike të kohës për zgjerimin e frontit të luftës antiosmane. Aktivisht veproi në këtë drejtim papa Eugjeni IV, i cili nëpërmjet peshkopëve të vet nxiste elitën drejtuese shqiptare e ballkanike të rrëmbente armët kundër osmanëve sapo trupat e J. Huniadit të marshonin sërish në drejtim të Ballkanit Qendror.

Këtë situatë ndërkombëtare disa fisnikë shqiptarë, midis tyre edhe Gjergj Arianiti, e vlerësuan të përshtatshme për fillimin e luftës. Në kuadrin e përgatitjeve Gjergj Arianiti forcoi lidhjet me vendet e tjera, duke dërguar përfaqësuesit e vet në Romë e në Bosnjë. Në gusht të vitit 1443 ai siguroi qytetarinë e Raguzës, që të strehohej familjarisht në atë qytet po qe se do thyhej prej trupave osmane.

Në shtator të vitit 1443 Gjergj Arianiti sulmoi forcat osmane në lindje të zotërimeve të tij dhe i dëboi pushtuesit nga shumë krahina të Shqipërisë Qendrore. Fitoret e tij ndikuan në jetën politike të Shqipërisë dhe patën jehonë edhe në vendet e tjera. Vetë ai vazhdonte

përgatitjet për vijimin e luftës kundër osmanëve. Më 21 tetor përfaqësuesit e tij, sipas porosisë që kishin bërë në Raguzë, morën këtu flamurin e Arianitëve, që t'u printe luftëtarëve të tij në betejat e ardhshme. Në fund të muajit nëntor Gjergj Arianiti i kërkoi Raguzës t'i shiste bombarda, armë këto që i duheshin për çlirimin e kështjellave.

Lufta çlirimtare u përhap edhe në trevat e Shqipërisë së Poshtme. Gjin Zenebishi, i biri i Depës, u kthye nga mërgimi duke zbarkuar në bregdetin shqiptar pranë Butrintit. Me ushtrinë që organizohej këtu marshoi nëpër rrethinat e Gjirokastrës në drejtim të Kosturit, ku forcat e tij u sulmuan në befasi dhe u shpartalluan nga një ushtri osmane dhe vetë Gjini mbeti i vrarë.

Në fund të vitit 1443 lufta çlirimtare e shqiptarëve mori hov të mëtejshëm nga zhvillimi i ngjarjeve në Ballkan.

Në tetor të vitit 1443 trupat hungareze të komanduara nga Janosh Huniadi, pasi kaluan Danubin, u futën në thellësi të Ballkanit dhe filluan « Fushatën e Gjatë » që vazhdoi deri në fillim të vitit 1444. Ato marshuan në drejtim të viseve verilindore shqiptare. Kudo ato gjetën gatishmërinë e banorëve të krahinave ku kalonin për të luftuar së bashku kundër të njëjtit arimik. Vetë Huniadi shkruante ato ditë se ushtria e tij po « rritej nga dita në ditë me shumë bullgarë, arbër, serbë, boshnjakë ».

Beteja u zhvillua më 3 nëntor 1443 në afërsi të Nishit, ku trupat osmane u thyen dhe u tërhoqën të shpartalluara. Ushtria e J. Huniadit vazhdoi marshimin në thellësi të zotërimeve osmane gjatë një dimri të ashpër dhe u fut në Bullgari, duke zbritur deri në juglindje të Sofjes. Gjatë 5 dhe 6 dhjetorit 1443 ushtria e J. Huniadit pësoi disfatë në Vasilicit dhe filloi tërheqjen. Pas një muaj, më 5 janar 1444 ajo pësoi një disfatë të dytë në Pirot (në juglindje të Nishit). Me humbje të ndjeshme të shkaktuara edhe prej kushteve natyrore të stinës, në fillim të shkurtit të vitit 1444, ushtria e J. Huniadit arriti në Budapest me një efektiv disa herë më të vogël nga numri fillestar i luftëtarëve, kur nisi fushatën në tetor të vitit 1443. Sidoqoftë, ngjarjet e mësipërme ndikuan në jetën politike të Ballkanit. Në gusht të vitit 1444, me miratimin e sulltan Muratit II dhe me kufij të rrudhur, u rimëkëmb Despotati i Rashës.

Në betejën e Nishit, të 3 nëntorit 1443, ndodhej edhe Gjergj Kastrioti-Skënderbeu, që kishte detyrën e funksionarit të lartë osman, atë të sanxhakbeut të Nikopolit. Shpartallimin e forcave osmane në betejën e 3 nëntorit 1443 dhe vazhdimin e marshimit të trupave të J. Huniadit në drejtim të Bullgarisë, Skënderbeu e gjykoi si çastin më të përshtatshëm për çlirimin e tokave shqiptare. Pasi grumbulloi rreth vetes disa qindra bashkatdhetarë pjesëmarrës në betejën e Nishit, dhe i shoqëruar nga i nipi Hamza Kastrioti, Skënderbeu mori rrugën në drejtim të atdheut.

Në fillim Skënderbeu hartoi planin për ringritjen e shtetit të Kastriotëve, që, siç është shprehur në fillim të vitit 1445, formohej nga dy pjesë të mëdha « nga Dibra dhe Mati », që i ndante lumit Drin. Dibra, sipas konceptit të kohës për shqiptarët, të shprehur, p.sh., nga Marin Barleci dhe nga Gjon Muzaka, shtrihej në lindje deri në masivin malor të Mokrës

(malet Jakupice), kurse Mati deri në Detin Adriatik.

Gjatë kthimit nga Nishi, Skënderbeu arriti në Fushë-Dardani, vijoi rrugën Prishtinë-Prizren, që ishte e lirë nga osmanët, dhe më tej zbriti në rajonin e Dibrës. Kjo ishte pjesa më e begatë dhe më e populluar e zotërimeve të Kastriotëve, prandaj ai e përmend atë të parën kur e cilëson veten dhe të vëllanë, Stanishën, si « zotër të Dibrës dhe të Matit ». Dibra përbëhej nga dy rajone: nga Dibra e Poshtme dhe Dibra e Sipërme. E para ishte zonë fushore dhe shtrihej përgjatë rrjedhjes së sipërme të lumit Vardar dhe arrinte në lindje, duke i përfshirë ato, deri te ngushticat e Dervenit në afërsi të Shkupit. Burimet historike të shek. XV, madje edhe më të hershme, tregojnë se afër Gostivarit e në veriperëndim të tij gjendej qendërbanimi më i madh i atij rajoni, fshati Dibrishë (Debrishë), që është edhe sot, emrin e të cilit ka pasur për një kohë edhe rajoni në rrjedhjen e sipërme të lumit Vardar. Rruga që lidhte Kërçovën me rajonin e Gostivarit në dokumentet mesjetare del e emërtuar « Rruga Kërçovë-Dibër » dhe banorët e fshatit Llopushnik, në juglindje të Gostivarit, përmenden në to si ruajtës të saj. Edhe në krahinën e Dervenit, që shtrihet në lindje të Tetovës, gjendet mikrotoponimia Dibër, që në sllavishten e vjetër kishtare (dëbër) ka kuptimin luginë, grykë. Ky duhet të ketë qenë emërtimi i vjetër i kësaj krahine, të cilin pushtuesit osmanë e zëvendësuan me fjalën përkatëse të tyre derven (derbend). Kjo shërben si një e dhënë që tregon se shtrirja lindore e Dibrës së Poshtme arrinte deri në afërsi të Shkupit. Prandaj osmanët në shek. XV, kur bënë ndarjen e tyre administrative, për rajonin Gostivar-Tetovë përdorën një emërtim osman (vilajeti ose nahija e Kalkandelenit) për ta dalluar nga njësia administrative në perëndim të saj (nahija e Dibrës). Në këtë të fundit, edhe pse mbante emrin e Dibrës, gjatë shek. XV nuk kishte asnjë qendërbanimi ose mikrotoponimi tjetër me këtë emër.

Në jug të Dibrës së Poshtme shtrihej Dibra e Sipërme, që ishte kryesisht një rajon malor me shtrirje të gjerë. Këtu, në pjesën verilindore të Dibrës së Sipërme, në veri të Krushevës e në segmentin rrugor Përlep - Kërçovë, ishte qyteti mesjetar Debërshtë, emër që vazhdon ta mbajë edhe sot. Kurse në veri të liqenit të Ohrit ishte qyteti mesjetar e nahija Debërc, emër që e mban ende sot krahina e luginës së lumit Sasheska në verilindje të Strugës, nëpërmjet së cilës kalon rruga nga Struga dhe Ohri për në Kërçovë. Martin Segoni, Gjon Muzaka etj., kanë rrëfyer se qyteti i Ohrit ishte në Dibër. Këto dëshmojnë për shtrirjen e gjerë të rajonit të Dibrës së Sipërme gjatë shek. XV dhe mesjetës në përgjithësi.

Në Dibër Skënderbeu qëndroi disa ditë, ku në fshehtësi mblodhi krerët e vendit dhe u tregoi planin e veprimeve. Së pari ai vuri nën kontroll Dibrën e Poshtme, e cila vetëm në lindje ruhej nga dy garnizone të vogla, të vendosura në kështjellën e Kalkandelenit (Tetovës) dhe, në lindje të saj, në kështjellën e Sobrit, që ngrihej në krahinën e Dervenit për të kontrolluar ngushticat e rrugës Tetovë - Shkup. Sobri ka qenë në fshatin e sotëm Orashko Gradishte, ku edhe sot ruhen rrënojat e një kështjelle. Të dyja këto kështjella, e Tetovës dhe e Sobrit, duhet të kenë kaluar në duart e Skënderbeut. Me këto masa Skënderbeu vuri në kontroll një rrugë tregtare shumë të rëndësishme, që kalonte në rajonin më të pasur të zotërimeve të tij dhe që lidhte viset perëndimore me Shkupin, ku kishte selinë e vet bejlerbeu i Rumelisë. Në këtë mënyrë ai ndërpreu lidhjet e kryeqendrës së Rumelisë me garnizonet osmane, që

gjendeshin të shpërndara në viset e tjera shqiptare, të cilat shtriheshin në perëndim të Shkupit.

Për t'u mbrojtur nga ndonjë sulm i papritur i forcave osmane, Skënderbeu vendosi roje në pozicionet kyçe të rrugëkalimeve dhe dërgoi në drejtim të Krujës një grup luftëtarësh, duke i fshehur në pyjet dhe grykat pranë saj. Kurse më pas Skënderbeu, i shoqëruar nga një numër i vogël luftëtarësh, u nis vetë për në Krujë. Duke e ditur se me forcën e armëve ishte i pamundur pushtimi i kështjellës së saj, Skënderbeu u paraqit pranë autoriteteve osmane të Krujës si i riemëruar në detyrën e subashit të saj, funksion që e kishte ushtruar në fund të viteve 30 të shek. XV.

Pasi mori në dorëzim Krujën, Skënderbeu futi natën në kështjellë bashkëluftëtarët e fshehur në rrethinat e saj dhe, në bashkëpunim me krutanët, paralizoi garnizonin osman. Ai i la të lirë ushtarët osmanë që të largoheshin nga Shqipëria, duke përfshirë edhe dizdarin e kështjellës, Ballabanin, i cili pas dy dhjetëvjeçarësh do të vihej në krye të trupave osmane për të rimarrë Krujën.

Kur zbardhi dita, më 28 nëntor të vitit 1443, krutanët i kishte pushtuar një gëzim i papërmbajtur dhe, siç shprehet Barleci, « të gjithë kishin në gojë lirinë, kudo oshëtinte zëri i ëmbël i lirisë ». Në prani të gjithë krutanëve mbi muret e kështjellës së Krujës u ngrit flamuri i lirisë, ai i Kastriotëve. Me këtë rast, sipas Marin Barlecit, Skënderbeu u mbajti banorëve të Krujës një fjalim të zjarrtë e plot patos patriotik. Duke vlerësuar lart gatishmërinë e madhe të shqiptarëve për të luftuar, sipas M. Barlecit, Skënderbeu iu drejtua krutanëve me fjalët lapidare: « Armët nuk ua solla unë, por ju gjeta të armatosur! Lirinë e pashë se e keni kudo: në kraharor, në ballë, në shpatat e në ushtat tuaja ».

Lajmi i fitores historike, i çlirimit të Krujës, u përhap me shpejtësi dhe u prit me gëzim të papërshkruar në mbarë vendin. Ai i dha hov të paparë luftës çlirimtare dhe i paralizoi plotësisht forcat osmane, duke i vënë ato në gjendje frike e paniku.

Pasi mori Krujën, Skënderbeu në bashkëpunim edhe me të vëllanë, Stanishën, hyri menjëherë në bisedime me banorët e zotërimevë të Kastriotëve si dhe me fisnikët shqiptarë që kishin lidhje farefisnie ose krushqi me Kastriotët. Këtyre ai u parashtroi planin e veprimeve të mëtejshme për çlirimin e kështjellave dhe të krahinave të tjera të Shqipërisë.

Forcat e Skënderbeut pa humbur kohë nisën sulmet për çlirimin e një vargu kështjellash të tjera në afërsi të Krujës. Së pari morën Petrelën dhe pas saj iu drejtuan dy kështellave në lindje të Krujës, Gurit të Bardhë dhe Stelushit, të cilat kontrollonin rrugët tregtare që lidhnin viset bregdetare me ato lindore. Luftëtarët e Skënderbeut ndërkohë kaluan në Dibrën e Sipërme, ku në bashkëveprim me trupat e Gjergj Arianitit e të Zahari Gropës çliruan qytetin e Ohrit dhe kështjellën e Sopotnicës (Sfetigradit), të ngritur në veriperëndim të Manastirit dhe që kishte një pozicion shumë strategjik për kontrollin e rrugëve që lidhnin Përlepin e Manastrin me rajonet në perëndim të tyre. Bashkë me Ohrin dhe Sopotnicën në duart e shqiptarëve ranë edhe Struga, Kërçova, si dhe kështjella më të vogla që kontrollonin rrugët

tregtare në hapësirat e Dibrës së Sipërme. Gjithashtu Skënderbeu në jug të Shkupit mori për herë të parë në zotërim të Kastriotëve rajonin malor të Mokrës (malet Jakupice). Ai vuri nën kontroll rrugën e rëndësishme Shkup - Kërçovë, traseja e së cilës kalonte përgjatë luginës së lumit Treska.

Po kështu vepruan fisnikët shqiptarë në viset e tjera të vendit. Në Shqipërinë e Epërme kështjellën e Jeliçës (Jenipazarit - Pazarit të Ri) dhe atë të Zveçanit duhet t'i kenë marrë Spanët, kurse rajonin e Pejës Dukagjinët. Edhe Stefan Gjurashi (Cërnojeviçi) nuk qëndroi duarkryq. Më parë me ndihmën e vjehrrit të tij, Gjon Kastriotit, dhe tani me përkrahjen e Skënderbeut, Stefani u fuqizua, zgjeroi kufijtë e zotërimeve të tij dhe si kryeqendër të tyre bëri Zhabiakun.

Në jug të vendit viset e çliruara arritën deri në brigjet e lumenjve Devoll e Seman. Revolta e përgjithshme antiosmane u shtri edhe në Shqipërinë e Poshtme. « Turqit, - shkruante në dhjetor të vitit 1443 bajli venecian i Korfuzit, - i ka pushtuar një tmerr i madh dhe me nxitim ata të Vlorës, të Janinës dhe të Gjirokastrës po përpiqen të fortifikohen ». Por, me gjithë situatën shumë të favorshme, për mungesë organizimi të qëndresës antiosmane nga fisnikët vendas, kështjellat kryesore të Shqipërisë së Poshtme, që nga Berati e më në jug, mbetën në duart e osmanëve.

Me çlirimin e një vargu kështjellash, shqiptarët u hoqën osmanëve qendrat kryesore ushtarake në viset e çliruara, të cilat i shndërruan në baza të fuqishme për mbrojtjen e tyre.

Në hapësirat shqiptare që u çliruan me kryengritjen e përgjithshme të vitit 1443 gjendeshin zotërimet e shumë fisnikëve shqiptarë. Më të rëndësishmet prej tyre i përbënte shteti i Kastriotëve, që u ringrit shumë shpejt nën drejtimin e Skënderbeut e të vëllait të madh të tij, Stanishës. Ai gjendej në qendër të viseve të lira, shtrihej në vijën detare Lezhë - Durrës dhe arrinte në lindje deri në afërsi të Shkupit. Në veri të shtetit të Kastriotëve shtriheshin zotërimet e Dukagjinëve, të Zahariajve, të Spanëve, të Dushmanëve, të Gjurashëve etj.. Në gjirin e tyre përfshihej Rrafshi i Dukagjinit e Drenica, krahinat e Plavës e të Gucisë, të Jeliçës (Sanxhakut), të Gentës (Zeta) etj.. Në veri të kësaj hapësire, disa muaj më pas, do të rikrijohej Despotati i Rashës me kryeqytet Smederevën.

Në jug të Kastriotëve ishin zotërimet e katër familjeve të rëndësishme: të Arianitëve, të Topiajve, të Gropajve dhe të Muzakajve, që ishin kufitare me viset e pushtuara prej osmanëve, prandaj mbi to do të binte edhe pesha kryesore e luftës kundër pushtuesve osmanë. Zotërimet e tyre arrinin në jug deri te lumenjtë Devoll dhe Seman, kurse në lindje shtriheshin deri në afërsi të Manastirit.

Çlirimi i viseve të gjera në Shqipërinë Qendrore e të Epërme në vitin 1443 shënonte ngjarjen më të rëndësishme në luftën e gjatë e të ashpër që shqiptarët kishin zhvilluar deri në atë kohë kundër Perandorisë Osmane. Çlirimi u krijoi mundësinë një pjese të rëndësishme të shqiptarëve të jetonin të lirë, kurse vitet që vijuan, të luftës kundër pushtuesve të huaj, forcuan përgjithësisht te shqiptarët tiparet e luftëtarëve të lirisë, si dhe vetëdijën e tyre

kombëtare.

***Kuvendi i Lezhës dhe krijimi i Besëlidhjes Shqiptare (2 mars 1444)***

Çlirimi i vendit me kryengritjen e përgjithshme të vitit 1443, ishte një fitore historike që duhej mbrojtur e çuar më tej. Përvoja e deriatëhershme shqiptare e ballkanike, sidomos kryengritjet e viteve 30 në Shqipëri, kishin treguar se fuqisë ushtarake më të madhe të kohës, Perandorisë Osmane, nuk mund t'i bëhej ballë pa bashkimin e forcave të brendshme politike, ushtarake dhe ekonomike, si dhe pa bashkëpunimin me vendet e tjera. Prandaj Gjergj Kastrioti-Skënderbeu ndoqi një politikë të brendshme e të jashtme shumë aktive. Më mirë se kushdo tjetër ai e kuptoi se për shqiptarët nuk do të kishte perspektiva për mbrojtjen e viseve të lira, duke qëndruar në pozitat e vjetra, pa kapërcyer copëtimin politik të vendit në një varg zotërimesh të pavarura dhe pa një bazë organizative të qëndrueshme, e cila do të bashkërendonte burimet njerëzore, ushtarake e ekonomike të vendit, si dhe gjithë veprimtarinë e zhvilluar në rrafsh të brendshëm me atë të ndërmarrë në rrafsh ndërkombëtar.

Për zgjidhjen e këtyre detyrave, si hap të parë e të domosdoshëm Skënderbeu gjykoi mbajtjen e një kuvendi të përgjithshëm, ku të përfaqësoheshin drejtuesit e zotërimeve të pavarura dhe fisnikë të tjerë të vendit. Për këtë ai zhvilloi paraprakisht me ta takime vetjake, si rrjedhojë e të cilave u vendos që të mbahej në Lezhë një kuvend i fisnikëve shqiptarë.

Kuvendet krahinore e ndërkrahinore të fisnikëve, të klerikëve apo të pleqve, ishin një traditë e njohur kombëtare e shqiptarëve e trashëguar ndër shekuj, nëpërmjet të cilave realizohej bashkëpunimi dhe bashkimi i shqiptarëve. Një kuvend me një përfaqësi kaq të gjerë kombëtare, që u vendos të mbahej në Lezhë nga shqiptarët, është i pari që njihet deri tani në historinë e tyre.

Lezha kishte një pozicion gjeografik të favorshëm për mbajtjen e Kuvendit. Ajo ndodhej në afërsi me zotërimet e pjesëmarrësve kryesorë të Kuvendit, ishte e veçuar nga zotërimet e tjera të Venedikut dhe kishte lidhje të ngushta ekonomike me viset e çliruara shqiptare, veçanërisht me ato të Kastriotëve. Për më tej, duke qenë Lezha nën zotërimin venecian, mënjanoheshin mosmarrëveshjet e pakënaqësitë që mund të lindnin ndërmjet sundimtarëve shqiptarë për vendin ku duhej të mbahej Kuvendi, si dhe në drejtim të marrëdhënieve me Republikën e Venedikut. Mbajtja e tij në Lezhë ishte si një thirrje miqësore për bashkëpunim në luftën kundër osmanëve, që fisnikët shqiptarë i drejtonin me këtë rast Republikës së Shën Markut.

Kuvendi i fisnikëve shqiptarë u mbajt më 2 mars 1444 në Katedralen e Shën Kollit në Lezhë. Në të morën pjesë udhëheqës të kryengritjeve të mëparshme antiosmane, si dhe pjesëtarë të tjerë të aristokracisë shqiptare. Midis tyre ishin: Skënderbeu, Gjergj Arianiti, Andre Topia (bashkë me dy djemtë, Kominin e Muzakën dhe të nipin Tanushin), Gjergj Stres Balsha, Nikollë e Pal Dukagjini, Pjetër Spani (bashkë me katër djemtë, Aleksin, Bozhidarin, Vruon dhe Mirkon), Lekë Zaharia, Teodor Muzaka i Riu (dhe pjesëtarë të tjerë të kësaj familjeje),

Zahari Gropa, Lekë Dushmani bashkë me Pjetrin e fisnikë të tjerë fqinjë me ta, Stefan Gjurashi (Cërnojeviçi bashkë me bijtë e tij, Gjergjin e Gjonin) etj..

Skënderbeu mbajti fjalën e hapjes në Kuvend dhe u ndal në domosdoshmërinë dhe rëndësinë e bashkimit politik të shqiptarëve. Pjesëmarrësit diskutuan format e bashkëpunimit dhe rrugët për realizimin e bashkimit politik të tyre, në themel të të cilit vunë institucionin më të rëndësishëm kombëtar, atë të besës. Ata institucionalizuan Kuvendin si forumin politik më të lartë vendimmarrës të fisnikëve shqiptarë.

Kuvendi vendosi që bashkimi i shqiptarëve të bëhej në formën e një besëlidhjeje politike ndërmjet drejtuesve të zotërimeve të lira dhe fisnikëve të tjerë të vendit, që u njoh me emrin Besëlidhja Shqiptare e Lezhës. Ajo ishte një aleancë politike e ushtarake. Si kryetar i saj u zgjodh Skënderbeu, kurse si institucioni më i lartë vendimmarrës u bë Kuvendi i anëtarëve të Besëlidhjes, i cili do të mblidhej herë pas here për çështje të rëndësishme. Nëpërmjet Kuvendit realizohej dhe shprehej bashkimi i shqiptarëve.

Vendim tjetër shumë i rëndësishëm i Kuvendit ishte krijimi i ushtrisë së përbashkët dhe caktimi i Skënderbeut si komandant i përgjithshëm i saj. Ushtria e Bësëlidhjes përbëhej nga dy pjesë: nga forcat e përhershme dhe nga ato të përkohshmet që mobilizoheshin vetëm në rast lufte. Ushtria e përhershme formohej me luftëtarët që fisnikët shqiptarë dërgonin pranë komandantit të përgjithshëm sipas një kuote të caktuar për secilin, si dhe nga ushtarët që mobilizonte vetë Skënderbeu. Këta formonin bërthamën kryesore të ushtrisë së përhershme, e cila vazhdimisht ishte në gatishmëri luftarake dhe në mbrojtje të kështjellave, veçanërisht atyre të brezit kufitar lindor nga vinin zakonisht ushtritë osmane. Detyra kryesore e ushtrisë së përhershme ishte mënjanimi i sulmeve të befasishme të trupave osmane mbi viset e lira shqiptare dhe pengimi i depërtimit të tyre në thellësi të vendit, derisa të mobilizohej ushtria e përkohshme. Kjo formonte pjesën më të madhe të ushtrisë së Besëlidhjes dhe përbëhej nga luftëtarët që mobilizoheshin përkohësisht, kur parashikohej fillimi i sulmeve të ushtrive armike. Në ushtrinë e përkohshme përfshiheshin të gjithë banorët e viseve të lira që ishin në gjendje të përdornin armët. Në rast nevoje ushtria e përbashkët mbronte vendin nga pushtuesit osmanë e veprimet armiqësore të vendeve të tjera, si dhe interesat e zotërimet e secilit anëtar të Besëlidhjes.

Për të përballuar shpenzimet e mbajtjes së ushtrisë, të armatimit të saj, etj., Kuvendi vendosi që pranë Skënderbeut të krijohej një arkë e përbashkët. Fondet monetare të saj do të formoheshin nga ndihmat në të holla që secili anëtar i Besëlidhjes do të jepte sipas një kuote të caktuar nga Kuvendi, nga të ardhurat e kriporeve të Shën Kollit, që kishin Kastriotët pranë grykëderdhjes së lumit Mat, nga taksat doganore, si dhe nga tregtia e drithit, e metaleve etj..

Besëlidhja e Lezhës u krijua si një aleancë politike dhe ushtarake e luftës së përbashkët të fisnikëve shqiptarë kundër pushtuesve osmanë. Në krye të Besëlidhjes dhe të organeve ushtarake e financiare të saj u caktua një udhëheqje e vetme, e kryesuar nga Skënderbeu. Prandaj, edhe pse Besëlidhja kishte karakterin e një aleance politike e ushtarake, me vendimet e Kuvendit të Lezhës u bë një hap i madh e vendimtar përpara drejt bashkimit politik të

vendit dhe krijimit të një pushteti qendror për të gjitha viset e lira shqiptare, pushtet që u përfaqësua nga Gjergj Kastrioti-Skënderbeu.

Anëtarët e Besëlidhjes Shqiptare synonin që, në kuadrin e saj, të ruanin autonominë e tyre dhe Skënderbeu, si kryetar i saj, të mos ndërhynte në zotërimet e të tjerëve, por të ishte si « i parë ndërmjet të barabartëve ». Secili prej anëtarëve të Besëlidhjes kishte trupa të veçanta për të mbrojtur zotërimet e interesat e veta dhe ruante të drejtën të kishte marrëdhënie vetjake me vende e forca të tjera politike jashtë Besëlidhjes. Realisht vendimet e Kuvendit i dhanë Skënderbeut një pozitë të veçantë ndaj fisnikëve të tjerë shqiptarë, dhe këta, siç shprehej Gjon Muzaka, në kushtet e rrezikut të pushtimit osman, ishin të detyruar « t'i bindeshin » atij.

Kryengritja fitimtare e vitit 1443 dhe Kuvendi i Përgjithshëm Shqiptar i 2 marsit 1444 shënuan një kthesë vendimtare në luftën kundër pushtimit të huaj osman dhe hapën rrugën e zhvilimit të vrullshëm të procesit të bashkimit politik dhe shpirtëror të banorëve të krahinave të ndryshme shqiptare.

Gjergj Kastrioti-Skënderbeu doli në krye të jetës politike e ushtarake të vendit jo rastësisht. Për këtë ndikuan: roli i veçantë i tij në organizimin e Kryengritjes së Përgjithshme të vitit 1443, pozita gjeografike e shtetit të Kastriotëve (që ishte në qendër të viseve të lira dhe nëpër të kalonin rrugët më të rëndësishme që lidhnin krahinat veriore me jugoret dhe lindoret me perëndimoret), zotërimi prej tij i Krujës, kështjellës me pozicionin gjeografik më të përshtatshëm për administrimin e të gjitha viseve të çliruara, dhe për të hyrë në kontakte të shpejta me shtetet e huaja antiosmane, si dhe lidhjet e shumta farefisnore e martesore të Kastriotëve me shumë familje fisnike të tjera, si Muzakajt, Arianitët, Stres Balshajt, Gjurashët (Cërnojeviçët), Balshajt etj.. Mbi të gjitha ishte personaliteti i vetë Skënderbeut që bëri të mundur daljen e tij në krye të jetës politike e ushtarake të Shqipërisë. Më tepër se cilido anëtar tjetër i Besëlidhjes Shqiptare, Skënderbeu kishte të gjitha cilësitë për drejtimin me sukses të luftës. Ai i njihte shumë mirë mundësitë ekonomike, financiare e ushtarake të vendit të vet. Ndërsa karriera e tij në radhët e kuadrove ushtarakë osmanë e kishte bërë Skënderbeun njohës po aq të mirë të fuqisë, organizimit dhe të artit ushtarak të osmanëve.

## 2. FITORET E BESËLIDHJES SHQIPTARE NËN UDHËHEQJEN E GJERGJ KASTRIOTIT-SKËNDERBEUT

### *Fitoret e para ushtarake (1444-1447)*

Vendimet e Kuvendit të Lezhës i dhanë një bazë të gjerë e të fuqishme organizative, juridike e morale forcimit të aftësisë mbrojtëse dhe të gatishmërisë luftarake të vendit. Barrën kryesore për realizimin e saj Kuvendi ia ngarkoi Skënderbeut.

Pas mbylljes së Kuvendit Skënderbeu iu përkushtua organizimit të ushtrisë dhe sistemit

mbrojtës të vendit. Ai udhëtoi nëpër të gjitha fshatrat e zotërimeve të Kastriotëve për të regjistruar ushtarë, vëzhgoi shtigjet, grykat e luginat nga mund të sulmonte ushtria osmane, caktoi informatorë që të vëzhgonin e të njoftonin menjëherë lëvizjet e armikut, ndërmori meremetimin e kështjellave dhe pajisjen e tyre me luftëtarë e armatime. Vëmendje të veçantë i kushtoi mbrojtjes së ballit lindor të viseve të çliruara, prej nga mund të futeshin për në thellësi të tyre ushtritë osmane. Në fund të pranverës së vitit 1444 mbaruan përgatitjet ushtarake dhe Skënderbeu kishte mobilizuar me mijëra luftëtarë që ishin të gatshëm për të mbrojtur vendin.

Çlirimi i rajoneve të gjera të Shqipërisë Qendrore e të Sipërme, që formonin një nga zonat më strategjike të Ballkanit Perëndimor, si dhe bashkimi politik dhe ushtarak i fisnikëve shqiptarë, përbënin një ngjarje shumë të rëndësishme, e cila i kalonte kufijtë e botës shqiptare. Zhvillimet politike në Shqipëri tërhoqën kudo vëmendjen e qarqeve drejtuese të vendeve evropiane dhe shkaktuan shqetësim në oborrin osman.

Për të rivendosur sa më shpejt pushtetin osman në tokat shqiptare, tregon Marin Barleci, që është burimi kryesor për njohjen e këtyre ngjarjeve, sulltani ngarkoi Ali Pashën, një nga komandantët e tij më të shquar. Ky duhet të ketë qenë subashi i Shkupit, Ali Beu. Në krye të disa mijëra vetave, në qershor të vitit 1444, ai iu drejtua rajonit më të pasur të çliruar nga Skënderbeu dhe që ishte më afër Shkupit, Dibrës së Poshtme.

I informuar me kohë për lëvizjen e trupave osmane, Skënderbeu, sipas M. Barlecit, përgatiti një ushtri prej afro 8 mijë kalorësish e 7 mijë këmbësorësh dhe e drejtoi për në Dibrën e Poshtme. Në afërsi të tyre erdhën dhe u vendosën trupat e Ali Beut. Ishte beteja e parë, guri i provës për forcat e bashkuara shqiptare dhe për komandantin e tyre. Beteja u zhvillua në formacion të rregullt luftimi në një fushë të palokalizuar të Dibrës së Poshtme. Qysh nga shek. XVIII nëpërmjet veprës së Xh. Biemit, ajo njihet në historiografi me emrin simbolik beteja e Torviollit dhe po kështu si datë të saj ai përmend 29 qershorin e vitit 1444.

Skënderbeu e vendosi ushtrinë në fushë të hapur dhe e rreshtoi në formë harku të ndarë në tri pjesë. Në rreshtat e parë të çdo grupimi vendosi kalorësinë dhe pas tyre këmbësorinë. Për të drejtuar zhvillimin e betejës, ai qëndroi me luftëtarët e grupimit të qendrës. Forcat e grupimit të djathtë i komandonte Moisi Arianiti (Golemi), kurse ato të grupimit të majtë Tanush Topia. Mbrapa trupave të qendrës ishin vendosur edhe dy grupime luftëtarësh nën drejtimin e Ajdin Muzakës dhe të Kont Uranit. Në pyjet aty pranë qëndronin të fshehura forcat e rezervës të komanduara nga Gjin Muzaka e Hamza Kastrioti.

Beteja filloi me sulmin e luftëtarëve shqiptarë të dy grupimeve anësore, të cilët u përpoqën ta çanin ushtrinë osmane në dy pjesë, në kohën kur forcat e grupimit të qendrës me Skënderbeun në krye sulmuan trupat e Ali Beut. Kur armiku ende nuk kishte hedhur në betejë të gjitha forcat, trupat e tij u sulmuan befasishëm nga pas prej luftëtarëve të Gjin Muzakës e të Hamza Kastriotit. E goditur nga të gjitha anët, së fundi edhe nga forcat e freskëta të komanduara nga Kont Urani, ushtria osmane u copëtua, pësoi humbje të rënda

dhe u shpartallua plotësisht. Ajo la në fushën e betejës shumë të vrarë e robër. Shqiptarët luftuan heroikisht dhe arritën një fitore të shkëlqyer. Në atë betejë, shkruante M. Barleci, « luanët komanduan luanët ».

Fitorja e Torviollit pati jehonë të thellë në Shqipëri si dhe në vendet e tjera. Ajo përforcoi besimin e shqiptarëve te Skënderbeu e ushtria e Besëlidhjes dhe te lufta e drejtë e tyre për mbrojtjen e lirisë. Ajo i dha shtysë luftës antiosmane të popujve të Ballkanit, që filloi të fuqizohej, dhe shkaktoi shqetësim të madh në oborrin e sulltanit.

Në këto rrethana Murati II u përpoq të rregullonte marrëdhëniet me mbretin e Hungarisë e të Polonisë, Vladislavin IV, të cilit i kërkoi paqe, dhe më 12 korrik 1444 u nënshkrua në Seged traktati i saj me një afat dhjetëvjeçar. Por paqja vazhdoi vetëm gjashtë javë, sepse, i nxitur nga papa dhe forca të tjera antiosmane, Vladislavi IV e shkeli traktatin e paqes. Ky përgatiti një ushtri prej 14 000 vetash dhe në krye të tyre marshoi në thellësi të Ballkanit deri në Varna. Vladislavi IV e filloi betejën në kundërshtim me mendimin e Janosh Huniadit dhe më 10 nëntor 1444 ushtria e tij u shpartallua prej trupave osmane. Vladislavi mbeti i vrarë në këtë betejë, kurse J. Huniadi mundi të shpëtonte me mbeturinat e ushtrisë hungareze. Fitorja pranë Varnës i dha mundësi sulltanit t'i përdorte ushtritë e veta për të shtypur lëvizjet antiosmane të Ballkanit.

Në vjeshtë të vitit 1445, sipas M. Barlecit, kundër Shqipërisë u sulën njëra pas tjetrës dy ushtri osmane, të cilat u pritën prej shqiptarëve në një luginë të ngushtë në rajonin e Mokrës, me sa duket në luginën e lumit Treskë, përgjatë të cilit kalonte traseja e një prej rrugëve më të shkurtra për lëvizjen e ushtrive osmane nga Shkupi në thellësi të tokave të lira shqiptare. Skënderbeu lejoi ushtrinë e parë osmane, që sipas M. Barlecit e komandonte Ferizi, të hynte në luginë dhe pastaj e sulmoi befasisht dhe e shpartalloi. Pa kaluar shumë kohë erdhi po në atë luginë një ushtri e dytë e komanduar nga Mustafai. Pasi ngritën fushimin, trupat osmane filluan plaçkitjen dhe shkretimin e vendit. Në kohën kur një pjesë e tyre ishte larguar për të plaçkitur, Skënderbeu goditi kampin armik, ku ndodhej shumica e ushtarëve osmanë dhe arriti një fitore të re të shkëlqyer. Po këtë fat pësoi në vitin 1447 një ushtri tjetër osmane, e komanduar po nga Mustafai, të cilën forcat e Skënderbeut, të radhitura përballë saj, e thyen në Oronik të Dibrës së Sipërme, në lindje të Strugës, dhe zunë rob komandantin osman.

Fitoret e para ushtarake të Besëlidhjes Shqiptare nën udhëheqjen e Skënderbeut patën rëndësi të madhe për jetën politike të vendit. Ato forcuan besimin e shqiptarëve se të bashkuar mund të përballonin me sukses fuqinë ushtarake të Perandorisë Osmane, rritën autoritetin e Skënderbeut si komandant i talentuar, si dhe dashurinë e shqiptarëve ndaj tij. Në rrafsh ndërkombëtar ato i dhanë Skënderbeut dhe qëndresës së tij një rol të veçantë në luftën kundër pushtuesve osmanë dhe e vunë atë në lidhje me forcat e tjera antiosmane të kohës, si me Hungarinë, me shtetet italiane dhe me vende të tjera. Jehona e luftës fitimtare të shqiptarëve filloi të ndihej kudo, duke zënë vend edhe në letërkëmbimin e personaliteteve politike të larta të kohës, si papa Nikolla V, mbreti Alfonsi V i Napolit etj..

***Konflikti me Venedikun (1447-1448)***

Republika e Venedikut ishte një nga shtetet më të fuqishme detare e tregtare në tërë pellgun e Mesdheut dhe zotëronte një numër qytetesh e qendrash të rëndësishme ekonomike të Ballkanit e më gjerë. Në këtë kuadër një vend të veçantë e rol parësor kishin zotërimet e Republikës së Venedikut në Shqipëri.

Rëndësia ekonomike, politike dhe strategjike e zotërimeve që kishte në tokat shqiptare, bënte që Republika e Venedikut t'i kushtonte në çdo kohë vëmendje të veçantë ruajtjes së këtyre zotërimeve dhe forcimit të pozitave të veta në to. Për këtë qëllim ajo shfrytëzoi gjendjen politike të krijuar në Shqipëri pas vitit 1443. Nga fundi i këtij viti e më pas, Senati i Venedikut shqyrtoi mundësinë e kalimit në duart e Republikës të Gjirokastrës, të Janinës e të Kaninës, që ende mbaheshin nga osmanët. Duke shfrytëzuar rrethanat e krijuara nga vdekja e sundimtarit të keshtjellës së Dejës, Lekë Zaharisë, nëpërmjet nënës së këtij, Boksës, që ishte motër e Tanush Dukagjinit, në shtator të vitit 1444 Venediku mori Dejën, Shasin si dhe ndonjë kështjellë tjetër të paidentifikuar të tij. Zotërimi i Dejës kishte për Venedikun rëndësi të shumanshme. Nga ana ekonomike jepte të ardhura jo të pakta si qendër doganore në kryqëzim të rrugëve të rëndësishme tregtare. Në plan strategjik e ushtarak, si kështjellë ajo mbronte zotërimet veneciane në rajonin e Shkodrës dhe ishte për Republikën, siç shprehej vetë Senati, « hapi i parë » për të hyrë në viset e çliruara shqiptare.

Për të mënjanuar kërkesat e herëpashershme të zotërve vendas për dëbimin e Venedikut nga viset shqiptare, Republika lejoi mbajtjen e Kuvendit Shqiptar në qytetin e Lezhës, që e kishte nën zotërim, dhe në vitin 1445 Skënderbeut dhe të vëllait, Stanishës, i dha të drejtat e privilegjet e qytetarisë veneciane. Interesat ekonomikë, politikë, ushtarakë e strategjikë të Republikës së Venedikut në Shqipëri ishin pjesë e interesave jetikë të saj në tërë pellgun e Mesdheut Lindor, ku kishte një numër të madh zotërimesh dhe që vazhdimisht ishin nën kërcënimin e pushtimit osman. Prandaj marrëdhëniet me sulltanët osmanë kishin për Republikën e Venedikut rëndësi të dorës së parë dhe herë pas here ajo nënshkruante traktate paqeje me ta, si më 1446 etj.. Një politikë e tillë inkurajonte veprimtarinë pushtuese të sulltanëve dhe dëmtonte luftën e ballkanasve kundër pushtuesve osmanë. Prandaj ishin të pashmangshme kundërshtitë midis Besëlidhjes së Lezhës dhe Venedikut.

Pasi çliroi Krujën dhe viset e tjera shqiptare, Skënderbeu qysh në fund të vitit 1443, deklaroi se « ishte trashëgimtar i Balshës dhe donte vendet që kishin qenë të tij », një pjesë e të cilave tashmë ishin nën zotërim venecian. Që në fillim të shek. XV interesat e Kastriotëve ishin shtrirë edhe në rajonin verior të bregdetit shqiptar. Krahas qendrës tregtare e doganore të Shufadasë, Gjon Kastrioti zotëroi në bregdet Shëngjinin, si dhe shtëpi në Ulqin. Prandaj ai e martoi një vajzë të tij me sundimtarin e rajoneve të Kotorrit e të Gentës, Stefan Gjurashin (Cërnojeviçin). Gjoni tregtonte drithë në Kotorr. Në kuadrin e këtyre interesave, Skënderbeu do t'i kërkonte më pas Venedikut Shëngjinin e Velipojën dhe, bashkë me to, rajonin bregdetar përkatës, që të ishte sa më afër zotërimeve të kunatit të tij. Në këtë kohë zotërimet e Stefan Gjurashit njohën një zgjerim të madh dhe shtriheshin nga rrethinat e Kotorrit deri në Medun. Dëbimin e Venedikut prej këtyre viseve nuk e kërkonte vetëm Skënderbeu, por përgjithësisht e gjithë lëvizja politike shqiptare e kohës. Nevojat e luftës

antiosmane për mjete ekonomike, për forca njerëzore e për zotërimin e kështjellave, që kishin rol parësor në mbrojten e vendit, kërkonin që edhe qytetet e kështjellat shqiptare, të cilat ishin nën Venedikun, të integroheshin me viset e lira shqiptare.

Skënderbeu u përpoq të shfrytëzonte kundër Venedikut edhe rrethanat ndërkombëtare. Për fillimin e konfliktit me të ai zgjodhi kohën kur forcat ushtarake të Venedikut luftonin në Lombardi kundër trupave të dukës së Milanos, që ishte aleat i mbretit të Napolit, Alfonsit V. Në kuadrin e përgatitjeve ushtarake, Skënderbeu i kërkoi Alfonsit V, në vitin 1447, anije lufte që t'i përdorte për rrethimin e qyteteve bregdetare që ishin nën zotërimin e Venedikut, si të Durrësit etj., por kërkesa e tij nuk u plotësua.

Si shkas për fillimin e luftës kundër Venedikut duhet të ketë shërbyer kështjella e Dejës. Ajo kishte qenë nën zotërimin e Lekë Zaharisë dhe me vdekjen e këtij në fund të vitit 1444, Deja kaloi në duart e Venedikut. Çështja e zotërimit të Dejës kishte futur në mosmarrëveshje Nikollë Dukagjin, që përkohësisht e mori atë gjatë kryengritjeve të viteve 30 të shek. XV, me Lekë Zaharinë, që e mori atë më pas, dhe me nënën e këtij, Boksën e dy nipërit e saj, Pal e Lekë Dukagjinin, që ia dorëzuan kështjellën Venedikut.

Qysh në verë të vitit 1446 Nikollë Dukagjini ndërmori sulme të ashpra për pushtimin e Dejës, gjë që çoi në acarimin e marrëdhënieve me Venedikun. Ai mori Shasin. Në këto rrethana, në vjeshtë të vitit 1447, Skënderbeu mblodhi Kuvendin e Besëlidhjes Shqiptare dhe u kërkoi anëtarëve të saj që t'i shpallej luftë Republikës së Venedikut në rast se nuk dorëzonte Dejën. Anëtarët e Besëlidhjes e miratuan kërkesën e Skënderbeut. Në nëntor të vitit 1447 « ushtria e fuqishme e Skënderbeut », siç shpreheshin qeveritarët venecianë, filloi luftën dhe sulmoi Durrësin, Dejën dhe kështjella të tjera në rajonin e Shkodrës. Aksioni i tyre qe i fuqishëm dhe e detyroi Senatin e Venedikut që, për të përballuar gjendjen, të vinte në përdorim mjete të shumta. Ai dërgoi përforcime ushtarake në zotërimet e veta në Shqipëri dhe shpalli se, personit që mund të vriste Skënderbeun, do t'i jepte një shpërblim të lartë e të përjetshëm. Gjithashtu udhëzoi qeveritarët e vet të përçanin forcat vendase, sidomos të shkëpusnin Pal e Lekë Dukagjinin nga Skënderbeu dhe të nxitnin ushtrinë osmane të sulmonte shqiptarët për t'i futur këta në një luftë në dy fronte njëkohësisht.

Gjatë verës së vitit 1448, duke mbajtur të rrethuar Durrësin e Dejën, forcat ushtarake të Besëlidhjes Shqiptare iu drejtuan zonës së Shkodrës, që ishte zotërimi më i rëndësishëm i Venedikut në tokat shqiptare. Në sulmin mbi rajonin e Shkodrës mori pjesë edhe Gjergj Arianiti me forcat e tij. Pasi kaluan lumin Drin, në brigjet e tij shqiptarët u ndeshën me ushtrinë mercenare veneciane të komanduar nga Daniel Juriç Sebençini dhe korrën një fitore të shkëlqyer. Pas kësaj ata iu drejtuan Shkodrës dhe Drishtit. Për të mbështetur vazhdimin e veprimeve luftarake shqiptarët ndërtuan një kështjellë mbi gërmadhat e Ballecit, që gjendej në rrëzë të malit Maranaj.

Kalimi i ushtrisë shqiptare në thellësi të zotërimeve veneciane, u përkrah fuqishëm nga banorët e këtyre viseve, të cilët shpërthyen në kryengritje dhe u bashkuan me ushtrinë e Lidhjes. Zotërimet veneciane në Shqipëri, siç shprehej Senati i Venedikut për situatën e

krijuar, ishin në « flakën më të madhe ». Kjo i dha mundësi ushtrisë shqiptare t'i shtrinte veprimet luftarake dhe të futej në thellësi të këtyre zotërimeve.

Në kohën që vazhdonin veprimet luftarake në zonën e Shkodrës, rreth 10 mijë luftëtarë shqiptarë kaluan lumin e Bunës dhe sulmuan në drejtim të qytetit të Tivarit, duke bashkërenduar veprimet me disa mijëra ushtarë të Stefan Gjurashit (Cërnojeviçi), si dhe të mbretit të Bosnjës, Stefan Tomasheviqit, të komanduara nga Stefan Maramonti.

Skënderbeu me pjesën kryesore të ushtrisë nuk qëndroi gjatë në zonën e Tivarit. Ai kaloi në krahinat lindore të vendit për të përballuar ushtrinë osmane që, edhe nën nxitjen e Venedikut, erdhi në këto çaste në Shqipëri për t'i vënë forcat shqiptare midis dy zjarreve. Në zonën e Shkodrës Skënderbeu la Hamza Kastriotin me një pjesë të forcave për të vazhduar rrethimin mbi Dejën e Drishtin. Pas largimit të tij Venediku nxiti mosmarrëveshjet ndërmjet Stefan Maramontit dhe Stefan Gjurashit dhe arriti të ruante pushtetin e vet mbi qytetet që shtriheshin në bregun e djathtë të lumit të Bunës.

Kalimi i forcave ushtarake kryesore të Skënderbeut në lindje të vendit e lehtësoi Venedikun nga trysnia ushtarake e shqiptarëve dhe i dha mundësinë të përforconte mbrojten në zotërimet e veta.

### *Lufta e shqiptarëve për mbrojtjen e Sopotnicës (Sfetigradit) gjatë verës së vitit 1448*

Disfatat e njëpasnjëshme të ushtrive osmane në Shqipëri gjatë viteve 1444-1447 shkaktuan shqetësim të madh në oborrin osman. Për këtë arsye sulltan Murati II vendosi të vihej vetë në krye të ushtrisë osmane për shkatërrimin e forcave shqiptare. Me nxitjen e Venedikut, ai e filloi fushatën në një çast shumë të përshtatshëm për të, kur shqiptarët ishin të zënë në luftën me Republikën e Shën Markut.

Me pjesën kryesore të ushtrisë shqiptare, Skënderbeu bashkë me Gjergj Arianitin kaluan nga zona e Shkodrës në krahinat lindore dhe përforcuan me të shpejtë kështjellat e vendit, si dhe grykat nga mund të vinte armiku.

Në qershor të vitit 1448 ushtritë osmane të Rumelisë dhe të Anadollit, të komanduara nga vetë sulltan Murati II, të cilin e shoqëronte edhe i biri 21-vjeçar, sulltani i ardhshëm Mehmeti II, iu afruan brezit kufitar të viseve lindore me qëllim që të hynin në thellësi të viseve të lira shqiptare, të rivendosnin në to pushtetin osman dhe t'i jepnin fund njëherë e mirë qëndresës shqiptare.

Ushtria e sulltan Muratit II i përqendroi operacionet e saj mbi kështjellën e Sopotnicës (Stefigradit), që ishte baza kufitare më e rëndësishme në pjesën jugore të ballit lindor të viseve shqiptare të çliruara, e cila do hapte rrugën për ripushtimin e Ohrit. Osmanët qysh në fillim, kur në fund të shek. XIV e pushtuan për herë të parë Sopotnicën, e riemërtuan Demir Hisar.

Nëpërmjet zotërimit të keshtjellës së Sopotnicës shqiptarët kishin futur nën kontrollin e tyre rrugë ndërkrahinore shumë të rëndësishme (që lidhnin luginën e Vardarit dhe rajonet e Përlepit e të Manastirit, të cilat ishin nën pushtimin osman, me viset e lira shqiptare në perëndim të tyre) si rruga Velesh - Kërçovë - Rahovnik (Dibër) - Deti Adriatik, rruga Përlep - Kërçovë - Rahovnik - Deti Adriatik, rruga Përlep - Resnjë - Ohër - Strugë - Lugina e Shkumbinit, si dhe rruga Manastir - Resnjë - Ohër - Strugë - Lugina e Shkumbinit. Gjithashtu Sopotnica gjendej jo larg rrugës Shkup - Kërçovë.

Pozicion gjeografik kyç i Sopotnicës për zotërimin e rrugëve ndërkrahinore bëri që sulltan Murati II të përdorte gjithë fuqinë e vet ushtarake për rimarrjen e saj. Prandaj lufta për Sopotnicën është pasqyruar gjerësisht në veprën e M. Barlecit për Skënderbeun, si dhe nga kronistë e historianë bizantinë e osmanë, madje edhe në këngët popullore shqiptare e sllave. Kronisti bizantin Laonik Halkokondili, si burimi më i hershëm që flet për këtë ngjarje, e përmend keshtjellën me emrin Sfeti, qendërbanim mesjetar (Sveta) pranë keshtjellës së Sopotnicës. Kurse M. Barleci e emërton Sfetigrad (sllavisht: Qytet i Shenjtë), emër që lidhej me manastiret e kishat e shumta që ishin në rajonin e Sopotnicës. Kurse tek Oruçi, e nën ndikimin e tij edhe te kronistët e historianët e tjerë osmanë, emri i keshtjellës është ngatërruar me atë të Koxhaxhikut. Keshtjella e Koxhaxhikut gjendej në rrugën përgjatë rrjedhjes së sipërme të lumit Drini i Zi dhe ruante një rrugë dytësore krahinore, atë Strugë - Rahovnik (Dibër) dhe për marrjen e një keshtjelle të tillë, pa rëndësi strategjike, nuk mund të angazhoheshin të gjitha forcat ushtarake të Perandorisë Osmane. Ngatërrimi i emrit të Demir Hisarit me atë të Koxhaxhikut nga Oruçi e autorë të tjerë osmanë nuk është thjesht vetëm një rastësi, por ky ngatërrim është bërë sepse emrin e Demir Hisari e mbante edhe një vilajet e keshtjellë tjetër që ishin në afërsi të kryeqytetit të Perandorisë Osmane, Edrenesë. Nuk duhet përjashtuar mundësia që në fillim me emrin e Koxhaxhikut osmanët të kenë emërtuar përkohësisht edhe vetë keshtjellën e Sopotnicës.

Pasi trupat osmane rrethuan keshtjellën e Sopotnicës, sulltan Murati II u kërkoi mbrojtësve dorëzimin e saj. Por garnizoni i keshtjellës, i drejtuar nga prifti matjan Pjetër Perlati, hodhi poshtë kërkesën për dorëzimin e saj dhe e mbrojti atë me heroizëm, duke i thyer sulmet e njëpasnjëshme të trupave osmane.

Detyrën luftarake të mbrojtësve të keshtjellës e lehtësoi shumë ushtria shqiptare, e cila nën komandën e Skënderbeut e të Gjergj Arianitit vepronte në rrethinat e saj. Skënderbeu organizoi sulme të befasishme e të vazhdueshme kundër rrethuesve të keshtjellës dhe luftëtarët shqiptarë depërtuan edhe në kampin e ushtrisë osmane, duke i shkaktuar asaj humbje të ndjeshme.

Qëndresa e garnizonit të Sopotnicës vazhdoi për aq kohë, sa osmanët arritën të zbulonin dhe të prishnin kanalin e furnizimit të keshtjellës me ujë të pijshëm, gjë që e përkeqësoi gjendjen e të rrethuarve. Etja e detyroi garnizonin e keshtjellës të hynte në bisedime me sulltanin dhe të pranonte ofertën e tij për t'u larguar i lirë bashkë me armët, me kusht që të dorëzonte keshtjellën. Pas gati tre muaj rrethimi, në gusht të vitit 1448 Sopotnica kaloi në duart e osmanëve. Sipas kronistit bizantin L. Halkokondili, banorët e Sopotnicës u masakruan,

prandaj, rrëfen ai, Getia iu dorëzua vetë osmanëve, pa bërë qëndresë. Emri i Getias nuk gjendet në burimet e tjera historike, prandaj duhet të jetë Ohri. Ky qytet disa herë ka kaluar në duart e shqiptarëve dhe të osmanëve gjatë shek. XV dhe vetëm në fund të viteve 60 do të pushtohej përfundimisht nga sulltan Mehmeti II, i cili do t'u njihte banorëve të tij disa privilegje.

Rënia në duart e osmanëve e Sopotnicës, e bashkë me të e Ohrit, ishte një humbje e rëndë për shqiptarët dhe dobësonte sistemin e fortifikimeve mbrojtëse të viseve të lira. Megjithatë, bllokimi për një kohë relativisht të gjatë i trupave osmane në Sopotnicë dhe lajmet për përgatitjen ushtarake kundër osmanëve, që kishte filluar J. Huniadi, e detyruan Muratin II të ndërpriste luftën kundër shqiptarëve. Ai u largua pa realizuar synimin e fushatës së vet ushtarake, marshimin në drejtim të Shqipërisë Perëndimore dhe mposhtjen e qëndresës shqiptare.

Lufta për mbrojtjen e Sopotnicës la gjurmë të pashlyeshme në vetëdijen historike të shqiptarëve që banonin në zotërimet e Arianitëve. Toponimia dhe antroponimia e këngës « Gjorgj Golemi » (Gjergj Arianiti) dhe e tregimeve popullore për këtë personazh të lavdishëm të shek. XV dëshmojnë se sfondi i përgjithshëm historik i tyre përkujton luftën e Sopotnicës. Mishërimi i saj në krijimtarinë popullore është një përmendore për luftën heroike të shqiptarëve gjatë shek. XV.

### *Paqja me Venedikun (tetor 1448)*

Pas largimit të trupave osmane, Skënderbeu u kthye në frontin e luftës kundër Venedikut. Për të shqyrtuar qëndrimin që duhej të mbanin ndaj përgatitjeve ushtarake antiosmane të J. Huniadi, anëtarët e Besëlidhjes Shqiptare mblodhën Kuvendin dhe vendosën që një ushtri e fuqishme e tyre të bashkohej me forcat e Huniadit për të organizuar një fushatë ushtarake të përbashkët kundër pushtuesve osmanë. Për realizimin e këtij projekti të përbashkët, ushtria e J. Huniadit do të marshonte drejt viseve verilindore shqiptare, ku të bashkohej me rreth 20 mijë luftëtarë shqiptarë që do t'i komandonte vetë Skënderbeu.

Përballë perspektivës që hapte zhvillimi me sukses i një fushate ushtarake të përbashkët shqiptaro-hungareze, Skënderbeu hyri në bisedime me Republikën e Venedikut për t'i dhënë fund konfliktit të armatosur dhe për të normalizuar marrëdhëniet me të.

Bisedimet me përfaqësuesit e Venedikut u zhvilluan në kampin ushtarak të Skënderbeut, të vendosur pranë Lezhës. Besëlidhjen Shqiptare e përfaqësonin Skënderbeu dhe Nikollë Dukagjini, ndërsa Republikën e Venedikut e përfaqësonte qeveritari i Shkodrës, Paulo Loredani, dhe i dërguari i posaçëm i saj, Andrea Venerio.

Në përfundim të bisedimeve u nënshkrua më 4 tetor 1448 traktati i paqes. Sipas tij Republika e Venedikut do të mbante zotërimet e saj në tokat shqiptare, duke përfshirë edhe Dejën, me disa kushte: Skënderbeut do t'i paguante çdo vit 1 400 dukate, disa anëtarë të Besëlidhjes Shqiptare do të kishin prej Republikës privilegje e favore të ndryshme, si p.sh.

përjashtimin e Skënderbeut e të Gjergj Arianitit nga taksat doganore për kripën e stofrat që mund të blinin në Durrës etj..

Por disa pika të këtij traktati nuk u respektuan nga Venediku. Kështu, Skënderbeut nuk iu dhanë 1 400 dukatet e vitit të parë, që sipas traktatit do t'i merrte brenda 15 ditëve që të përgatitej për fushatën ushtarake të përbashkët me J. Huniadin. Ai iu drejtua edhe Raguzës për një hua në të holla që të përgatitej ushtarakisht, por kërkesa e tij nuk u plotësua.

Me gjithë përgatitjet intensive për luftë të përbashkët me hungarezët kundër osmanëve, forcat shqiptare nuk arritën të merrnin pjesë në betejë. Despoti serb, Gjergj Brankoviçi, nuk lejoi ushtrinë shqiptare që të kalonte nëpër rrugët e zotërimeve të tij. Rrjedhimisht trupat e J. Huniadit u gjendën vetëm përballë ushtrisë osmane në betejën që u zhvillua më 18 tetor 1448 në afërsi të Prishtinës, të cilën e humbën.

Pas nënshkrimit të traktatit të paqes të 4 tetorit 1448 konflikti ndërmjet shqiptarëve e Venedikut nuk u shua. Ai u rindez nga Lekë Dukagjini në mesin e viteve 50. Forcat e L. Dukagjinit, duke pasur mbështetjen e pashpallur të Skënderbeut (i cili ndërkohë, sipas qeveritarëve venecianë në Shqipëri, synonte për vete Drishtin dhe Tivarin), arritën të merrnin kështjellën e Dejës dhe atë të Shasit dhe i mbajtën ato për disa vjet, deri kur L. Dukagjini dhe Venediku nënshkruan traktatin e paqes të 19 shkurtit 1459.

### *Mbrojtja e Krujës gjatë Rrethimit I (korrik-tetor 1450)*

Fushata ushtarake e sulltan Muratit II kundër Shqipërisë gjatë vitit 1448 nuk dha përfundimet e dëshiruara prej tij. Ishte e natyrshme që, pas fitores së vitit 1448 kundër ushtrisë së Huniadit, sulltani do të kërkonte shkatërrimin e forcave shqiptare. Në mars të vitit 1449 ai pushtoi qytetin e Artës dhe zotërimet e despotit të Artës, Leonardit I (IV) Toko (1448-1479), që kishte lidhje me Skënderbeun, u reduktuan në Shqipërinë e Poshtme në Angjelokastër, Vonicë e Varnacë, si dhe në ishujt Leukadë, Qefaloni e Xantë. Prandaj Skënderbeu i përshpejtoi masat për forcimin e mbrojtjes së vendit. U riparuan kështjellat, të cilat u përforcuan edhe me luftëtarë e armatime.

Për fuqizimin e mbrojtjes së viseve lindore, ushtria shqiptare e komanduar nga Skënderbeu u përpoq të çlironte kështjellën e Sopotnicës (Sfetigradin). Në këtë aksion morën pjesë me repartet ushtarake të tyre edhe Gjergj Arianiti, Moisi Arianiti (Golemi) e Zahari Gropa. Sopotnica u sulmua nga forcat shqiptare gjatë vitit 1449, por nuk e morën dot. Përpjekjet e sundimtarëve shqiptarë për të rivendosur pushtetin e tyre në rajonet e Sopotnicës e të Ohrit nuk reshtën.

Për forcimin e aftësisë mbrojtëse të vendit, rëndësi kishin edhe marrëdhëniet me Venedikun. Në prill të vitit 1449 Skënderbeu dërgoi në Venedik përfaqësuesit e vet për t'i kërkuar Senatit të Republikës ratifikimin e traktatit të paqes të tetorit 1448, si dhe autorizimin që ai të mobilizonte luftëtarë nga banorët e zotërimeve veneciane në Shqipëri. Gjithashtu Skënderbeu i kërkoi Republikës së Shën Markut të përforconte Shkodrën e zotërimet e tjera

për të penguar kalimin nëpër to të ushtrive osmane që të mos sulmonin prapa krahëve forcat shqiptare. Këto kërkesa Senati i Venedikut i pranoi, kurse nuk pranoi bashkëpunimin ushtarak me Skënderbeun, që do të çonte në prishjen e traktatit të paqes së nënshkruar me sulltan Muratin II.

Sulmi i trupave osmane kundër Shqipërisë nuk vonoi. Në vitin 1450 sulltan Murati II ndërmori një fushatë ushtarake shumë të fuqishme, duke angazhuar në të gjithë ushtrinë e Perandorisë. Sipas burimeve të kohës, që përmendin Rrethimin I të Krujës, numri i trupave osmane arrinte në l00 mijë veta. Por, sipas rrëfimeve të bashkëkohësve që kanë njohur nga afër organizimin e ushtrisë osmane, numri maksimal i trupave të rregullta që mund të merrte pjesë nëpër beteja larg viseve të tyre ishte rreth 30 mijë veta.

I njoftuar me kohë për lëvizjen e ushtrisë armike, Skënderbeu përfundoi masat mbrojtëse. Në vende të sigurta malore dhe në qytetet e fortifikuara bregdetare ai strehoi popullsinë e paaftë për luftë, grumbulloi bagëtinë dhe prodhimet bujqësore në vende të sigurta. Në vjeljen, grumbullimin dhe transportimin e prodhimeve bujqësore në ndihmë të popullsisë vuri ushtrinë. Prodhimet bujqësore të paarrira u asgjësuan, që armiku të mos kishte mundësi furnizimi me to.

Skënderbeu mobilizoi popullsinë e aftë për luftë dhe organizoi një ushtri të fuqishme. Forcat ushtarake ai i ndau në tri pjesë. Nën komandën e Kont Uranit vendosi në kështjellën e Krujës 1 500 luftëtarë vullnetarë të sprovuar. Mijëra të tjerë i organizoi në formë çetash që të vepronin në të gjithë vendin, sidomos pranë rrugëve për të penguar furnizimin e trupave armike me ushqime e mallra të tjera, duke sulmuar sidomos karvanet e furnizimit të tyre. Nga këto më të rëndësishmet ishin forcat e Gjergj Arianitit, që do të vepronin kryesisht përgjatë Rrugës Mbretërore (Egnacia). Detyra më e rëndësishme iu caktua 8 mijë luftëtarëve që u vunë nën komandën e drejtpërdrejtë të Skënderbeut. Këta do të qëndronin kryesisht në rrethinat e Krujës dhe do të sulmonin pa ndërprerë ushtrinë osmane që të mos e lejonin atë të përqendrohej me të gjitha forcat kundër mbrojtësve të kështjellës së saj.

Gjatë verës së vitit 1450 u grumbulluan në Manastir rreth 30 mijë veta, që ishte numri maksimal i të gjitha forcave ushtarake të Rumelisë e të Anadollit, të cilat mund të grumbulloheshin dhe të merrnin pjesë në luftime larg vendbanimeve të tyre. Ata u vunë nën komandën e sulltan Muratit II, i cili, ashtu si para dy vjetësh në Sopotnicë, kishte me vete edhe të birin 23-vjeçar, sulltanin e ardhshëm, Mehmetin II. Në fund të muajit korrik 1450, sulltan Murati II iu drejtua viseve të lira shqiptare. Trupat osmane ishin të pajisura me mjete ushtarake të shumta e nga më modernet për kohën, duke përfshirë edhe metal për derdhjen e topave.

Ushtria osmane ndoqi Rrugën Mbretërore (Egnacia). Gjatë marshimit në drejtim të viseve perendimore trupat osmane u gjendën nën sulmet e pandërprera të luftëtarëve të Gjergj Arianitit që vepronin në formën e çetave. Ushtria osmane kudo ku kaloi, vinte në dukje kronisti bashkëkohor bizantin L. Halkokondili, « dogji, duke i vënë zjarrin çdo gjëje që takonte ». Ajo depërtoi në thellësi të vendit, iu drejtua Krujës dhe i ngriti çadrat në fushën

që shtrihej në perëndim të saj. Nënkuptohet se një pjesë e viseve lindore të zotërimeve të Kastriotëve e të Arianitëve, nëpër të cilat lëviznin ushtritë pushtuese, përkohësisht kaloi nën kontrollin osman.

Përballë ushtrisë së fuqishme osmane, sulltan Murati II mendoi se shqiptarët ishin ligështuar, prandaj u kërkoi mbrojtësve të kështjellës së Krujës dorëzimin e saj pa luftë. Ai i propozoi Kont Uranit një shumë të madhe të hollash dhe mbrojtësve paprekshmëri gjatë largimit nga kështjella. Por këto oferta u refuzuan prej shqiptarëve. Atëherë Murati II urdhëroi pushtimin me luftë të kështjellës së Krujës. Pranë mureve të saj osmanët derdhën topa të fuqishëm. Me to u rrahën muret kështjellës, një pjesë e të cilave së bashku me portën e hyrjes u dëmtua. Pas bombardimit osmanët u vërsulën drejt mureve të dëmtuara, por ndeshën në « murin » e pamposhtur të mbrojtësve të saj, të cilët me luftën dhe qëndresën e tyre, nuk i lanë të hynin në kështjellë.

Nga jashtë Skënderbeu me luftëtarët e vet godisnin pareshtur dhe befasishëm ushtrinë armike, nga drejtime të ndryshme, ditën e natën, dhe shpesh e sulmonin atë njëkohësisht në disa drejtime. Me ta bashkëvepronin edhe mbrojtësit e Krujës. Shpesh këta dilnin nga kështjella dhe sulmonin befasishëm ose u kundërpërgjigjeshin goditjeve të trupave osmane.

Duke parë humbjet e mëdha të ushtrisë së tij prej luftëtarëve të Skënderbeut, sulltan Murati II urdhëroi asgjësimin e tyre, duke i ndjekur kudo edhe nëpër male. Por ekspeditat malore u shkaktuan trupave osmane humbje të rënda. Gjendja e tyre filloi të përkeqësohej gjithnjë e më shumë edhe nga mungesa e ushqimeve dhe e mallrave të tjera, sepse karvanet e furnizimit që vinin nga Lindja nuk mund të qarkullonin për shkak të sulmeve shfarosëse të çetave të shumta shqiptare. Nevojat e ushtrisë për ushqime e mallra të tjera, sulltan Murati II u përpoq t'i plotësonte duke u furnizuar prej tregtarëve venecianë nëpërmjet Durrësit e Shkodrës. Skënderbeu protestoi pranë qeveritarëve të Republikës së Venedikut dhe, pasi tregtarët e saj vazhduan të furnizonin me mallra trupat osmane, atëherë ushtria shqiptare nisi sulmet kundër karvaneve të tyre.

Lufta nën muret e Krujës vazhdoi gjatë katër muajve. Osmanët e mbajtën vazhdimisht të rrethuar kështjellën e Krujës dhe e sulmuan shumë herë atë për ta pushtuar, por mbrojtësit e saj qëndruan deri në fund. Ushtria osmane, sipas burimeve historike, pati me mijëra të vrarë. Pasi humbi shpresat për mposhtjen e shqiptarëve, Murati II kërkoi të arrinte një marrëveshje paqeje me Skënderbeun, por ajo u refuzua. Duke pasur një ushtri të demoralizuar dhe të lodhur, në mesin e muajit tetor 1450, me fillimin e stinës së shirave dhe afrimit të dimrit, sulltan Murati II e ndërpreu fushatën ushtarake. Gjatë rrugës së kthimit, derisa kaluan tokat shqiptare, ushtritë osmane u shoqëruan nga goditjet e pandërprera të luftëtarëve shqiptarë. Me disfatën e rëndë ushtarake që pësoi nën muret e Krujës, mbylli jetën në vitin 1451 Murati II, një nga sulltanët më të shquar, që me luftëra të vazhdueshme zgjeroi mjaft kufijtë e Perandorisë Osmane.

Lufta për mbrojtjen e Krujës më 1450 ishte një nga fitoret më të shkëlqyera të shqiptarëve kundër fuqisë ushtarake më të madhe e më agresive të kohës. Fitorja pati jehonë të madhe

në Shqipëri dhe në vende të ndryshme të Evropës. Brenda vendit ajo forcoi më tej besimin e shqiptarëve për vazhdimin me sukses të luftës çlirimtare dhe ndikoi në rritjen autoritetit të Skënderbeut si udhëheqës ushtarak e politik i vendit që po mbronte lirinë e tyre. Nga ana tjetër, ajo tregoi domosdoshmërinë e zgjerimit të frontit të luftës antiosmane, duke përfshirë edhe shtetet e tjera evropiane. Në rrafsh ndërkombëtar ngjarjet e vitit 1450 ndikuan në rritjen e vlerësimit për rolin e shqiptarëve si faktor parësor në kuadrin e përgjithshëm të luftës antiosmane që zhvillohej nga vende të ndryshme. Në opinionin e përgjithshëm evropian Skënderbeu vlerësohej si një nga personalitetet më të shquara të kohës. Ky opinion gjendet i shprehur edhe në një letër që, me rastin e fitores së vitit 1450, Senati i Raguzës i dërgoi heroit shqiptar: « nuk gjejmë fjalë të mjaftueshme për të lavdëruar e admiruar madhështinë e pabesueshme të shpirtit tuaj, mençurinë e burrërinë tuaj të pashoqe.... Ju qëndruat me forca të pakta kundër një armiku të panumërt turqish.... Qofshi pasqyrë e shembull për të gjithë princat, për të gjithë kombet e emri juaj le të konsakrojë një famë të përjetshme! »

### *Përpjekjet për çlirimin e viseve jugperëndimore në bashkëpunim me Mbretërinë e Napolit. Beteja e Beratit (26 korrik 1455)*

Luftimet e vitit 1450 për mbrojtjen e Krujës sollën dëme e vështirësi të ndryshme, të cilat duheshin kapërcyer. Pas largimit të ushtrive osmane, Skënderbeu ndërmori masa për rivendosjen e pushtetit të tij në viset lindore të vendit, ku kishte potencialin kryesor ekonomik e njerëzor. Realizimi i një detyre të tillë kërkonte mbështetjen e gjithanshme të Gjergj Arianitit dhe bashkërendimin e veprimeve ushtarake me të. Prandaj Skënderbeu forcoi lidhjet me Gjergj Arianitin, duke u martuar me vajzën e tij në vitin 1451.

Skënderbeu i kushtoi vëmendje forcimit të mëtejshëm të sistemit mbrojtës të vendit. U ndërmorën punime për riparimin e përforcimin e kështjellave. Përpara hyrjes kryesore të kështjellës së Krujës u bënë ndërtime të veçanta parapritëse për të mbrojtur muret e saj prej goditjeve të artilerisë. Në vijim të punimeve në sistemin mbrojtës dhe rreth 20 km (30 mijë hapa sipas M. Barlecit) larg Sfetigradit, diku në rajonin e Mokrës, ndoshta në rrjedhjen e mesme të lumit Treska dhe në jug të krahinës së Poreçes, shqiptarët ndërtuan kështjellën e Modrishës (Modrishta) për të penguar kalimin e trupave osmane në thellësi të vendit nëpërmjet rrugës Shkup-Kërçovë. Ndërkaq shqiptarët kishin arritur të rimarrin qytetin e Ohrit dhe rajonin e tij. Gjatë periudhës së Skënderbeut, më të shumtën e viteve Ohri ka qenë nën zotërimin e shqiptarëve, prandaj një lagje e tij për shekuj ka mbajtur emrin e Skënderbeut.

Ekspeditat ushtarake osmane kundër Shqipërisë nuk vonuan të rifillonin. Sulltan Mehmeti II që hipi në fronin osman në vitin 1451, pas vdekjes së babait të tij, dërgoi kundër Shqipërisë dy ushtri gjatë vitit 1452.

Ushtria e parë e përbërë prej disa mijë luftëtarësh nën komandën e Hamza Beut, pasi kaloi Mokrën u fut në luginën e Modrishës dhe filloi të ngjitej e lodhur në drejtim të kështjellës, lartësitë rreth së cilës ishin zënë natën në fshehtësi prej ushtrisë shqiptare. Kur pjesa

kryesore e ushtrisë osmane ishte në ngjitje, Skënderbeu urdhëroi këmbësorinë e vet që ta sulmonte. Pozicioni i favorshëm i luftimit për shqiptarët, që sulmonin nga lart poshtë, i dëmtoi rëndë forcat armike. Ndërkohë kalorësia shqiptare me Skënderbeun në krye dhe Hamza Kastriotin kaloi me të shpejtë në luginë dhe u ndërpreu rrugën e tërheqjes forcave armike, të cilat pësuan një katastrofë të vërtetë. Shumica e tyre u vranë dhe shumë të tjerë ranë robër bashkë me komandantin e tyre Hamza Beun.

Disa muaj më vonë kundër Shqipërisë u dërguan mijëra ushtarë të tjerë osmanë të komanduar nga Debrea. Skënderbeu vendosi t'i sulmonte befasisht. I shoqëruar nga Hamza Kastrioti e Moisi Golemi (Arianiti), në krye të 6 mijë kalorësve marshoi gjatë natës me shpejtësi drejt vendndodhjes së kampit armik. Meqë forcat osmane diktuan afrimin e shqiptarëve, Skënderbeu i sulmoi ato menjëherë e nga drejtime të ndryshme dhe i shpartalloi keqas, duke vrarë dhe komandantin e tyre, Debrenë. M. Barleci rrëfen se beteja u zhvillua në fushën e Pollogut që, sipas tij, kufizohej me qytetin e Shkupit dhe me Mokrën. Sipas përshkrimit të tij, vendbeteja duhet kërkuar diku në rrjedhjen e poshtme të lumit Treskë ose në pjesën veriperëndimore të fushës së Shkupit që kufizohet me Dervenin. Në burimet historike të shek. XV emri i Pollogut ndeshet vetëm për një fshat të vilajetit të Manastirit.

Mbrojtja e viseve shqiptare të çliruara dhe e ardhmja e tyre vareshin në një farë mase nga situata politike dhe ushtarake në Shqipërinë e Poshtme dhe Lindore, që ishin nën pushtimin osman. Dëbimi i pushtuesve nga këto rajone ishte një kërkesë e domosdoshme dhe e përbashkët e të gjithë shqiptarëve, kudo që banonin në vise të çliruara apo edhe të pushtuara.

Pas luftimeve të vitit 1450, Skënderbeu dhe fisnikët e tjerë shqiptarë u përpoqën energjikisht të gjenin rrugët sa më të frytshme për të përballuar kërcënimin osman. Në këtë drejtim ata u përpoqën të forconin lidhjet me vendet e tjera, që t'i angazhonin këta në luftën antiosmane. \Skënderbeu i kërkoi Republikës së Venedikut që, nën komandën e tij, të vendoste në Krujë një numër ushtarësh të saj. Por kjo kërkesë, që e angazhonte Venedikun në luftën antiosmane, nuk u pranua prej Senatit të tij, i cili, për më tej, më 1451 ripërtëriu me sulltanin e ri, Mehmetin II, traktatin e paqes që ishte nënshkruar me Muratin II.

Synimi i shqiptarëve për çlirimin e viseve jugore të vendit, gjeti mbështetjen e mbretërisë së Napolit, e cila nëpërmjet tokave shqiptare mund të sulmohej lehtësisht prej trupave osmane. Prandaj mbreti Alfonsi V synonte të shtrinte influencën e vet në Ballkanin Perëndimor. Ai u lidh me shumë sundimtarë të këtyre viseve dhe u premtoi atyre përkrahje materiale, me kusht që të njihej si kryezot i krahinave që do të çliroheshin me ndihmën e tij.

Si forcë kryesore për dëbimin e osmanëve nga Ballkani, Alfonsi V shihte shqiptarët. Në një projekt drejtuar Papës në vitin 1451, ai e konsideronte të mjaftueshëm dërgimin prej tij të një mijë ushtarëve për të ndihmuar Skënderbeun e fisnikët e tjerë shqiptarë për çlirimin e viseve jugperëndimore që ishin nën pushtimin osman. Shqiptarët u përpoqën të siguronin nga mbreti Alfonsi V ndihma në ushtarë dhe në mjete luftarake tepër të nevojshme sidomos për marrjen e kështjellave dhe çlirimin e viseve të pushtuara.

Për të konkretizuar bashkëpunimin shqiptaro-napolitan, fisnikët shqiptarë nënshkruan me oborrin napolitan disa traktate bashkëpunimi, siç ishte ai i 26 marsit 1451, i nënshkruar nga përfaqësuesit e Skënderbeut, traktati i 7 qershorit 1451, i nënshkruar nga përfaqësuesit e Gjergj Arianitit, si dhe traktate të tjera të nëshkruara nga përfaqësuesit e Muzak Topisë, të Gjon Muzakës etj.. Në të gjitha këto traktate si problem qendror ishte çlirimi i viseve të Shqipërisë së Poshtme. Sipas tyre, viset që do të çliroheshin me ndihmën e trupave napolitane, do të njihnin si kryezot të tyre mbretin Alfonsi V (traktati i 26 marsit). Në traktatin e 7 qershorit ishin shënuar gjithashtu mënyra se si do të ndaheshin viset shqiptare, pasi të çliroheshin. Gjergj Arianiti do të merrte Kaninën, Vlorën me rrethinat dhe do të gëzonte një sërë të drejtash mbi qytetin dhe krahinën e Beratit. Përfaqësuesi i Gjergj Arianitit, që nënshkroi traktatin, do të merrte krahinën e Vagenetisë (Çamërisë). Në kuadrin e këtyre përpjekjeve u përfshinë edhe Simon Zenebishi me të birin, Alfonsin, të cilët qenë kthyer nga emigracioni dhe u vendosën në zonën bregdetare pranë Butrintit.

Shqiptarët që banonin në viset e pushtuara e vazhduan në forma të ndryshme luftën kundër osmanëve edhe nën ndikimin e fuqishëm të ngjarjeve që zhvilloheshin në pjesën e çliruar të vendit. Në dokumentet osmane të atyre viteve përmenden në rajonet e pushtuara fshatra të tëra shqiptare si kryengritëse e rebele, spahinj të zhdukur e që kishin braktisur timaret, spahinj që nuk pranonin të merrnin pjesë në fushatat ushtarake kundër tokave të lira shqiptare, spahinj shqiptarë të cilësuar si « tradhtarë » që ishin bashkuar me luftëtarët dhe me prijësat shqiptarë, si me Gjergj Arianitin etj..

Si rrjedhojë e qëndresës që zhvillohej në Shqipërinë e Poshtme, disa krahina malore si Kurveleshi, Himara, Këlcyra, Leskoviku e ndonjë tjetër, prej kohësh qëndronin thuajse krejtësisht të lira. Në vitet 50 u çlirua zona bregdetare pranë Butrintit, me qendër kështjellën e Kastrovilës (Çamëri). Në të u vendosën trashëgimtarë të familjes sundimtare të Zenebishëve që përpiqeshin të zgjeronin zonën e lirë. Gjatë viteve 1452 e 1453 Stefan Gjurashi (Cërnojeviçi) organizoi disa aksione të suksesshme kundër ushtrisë së Gjergj Brankoviçit, zgjeroi zotërimet e tij deri në Moraçë dhe shtiu në dorë Medunin.

Për të lehtësuar zbarkimin e trupave napolitane, që do të merrnin pjesë në luftë për çlirimin e viseve shqiptare, u krijua një lidhje detare e veçantë me mbretërinë e Napolit. Për këtë qëllim në jug të Durrësit u rindërtua kështjella e Kepit të Lagjit (kalaja e Turrës). Pas disa vitesh, po për të lehtësuar komunikimin nëpërmjet detit me vendet e tjera, Skënderbeu ndërtoi një kështjellë në Kepin e Rodonit.

Si qendër e parë për t'u çliruar në bashkëpunim me forcat napolitane u mendua jo rastësisht Berati, që ishte kufitar me krahinat e lira. Çlirimi i tij, si qendër shumë e fortifikuar, krijonte rrethana shumë të favorshme për dëbimin e pushtuesve nga krahinat e tjera në lindje, në perëndim e në jug të Beratit dhe do të sillte izolimin e një baze tjetër shumë të rëndësishme ushtarake e administrative të pushtuesve, Kaninën, duke i prerë kësaj rrugët e komunikimit tokësor me viset e tjera që ishin nën pushtimin osman.

Aksioni për çlirimin e Beratit jo rastësisht përkoi dhe u zhvillua i ndërvarur me përpjekjet

energjike të sulltan Mehmetit II dhe të administratës qendrore osmane për shtrirjen e konsolidimin e pushtimit osman në rajonet lindore e veriore të viseve të lira shqiptare, si dhe në rajonin e Fushë-Dardanisë dhe të pjesës jugore të luginës së Moravës. Përpjekje intensive për pushtimin e këtyre rajoneve osmanët i ndërmorën sidomos gjatë viteve 1454-1455, pasi ata kishin marrë më 29 maj 1453 Konstandinopojën, e cila konsiderohej e papushtueshme prej fortifikimeve të fuqishme që kishte. Rënia e saj tronditi forcat antiosmane të kohës, kudo që ato vepronin, dhe shënoi fundin e Perandorisë Bizantine. Përkrah forcave osmane në luftën për pushtimin e Konstandinopojës mori pjesë edhe ushtria e Gjergj Brankoviçit.

Në vitin 1454 sulltan Mehmeti II rrethoi qytetin më të rëndësishëm e më të fortifikuar të Kosovës pas Shkupit, Novobërdën, emri i së cilës njihej mirë në vendet e tjera për prodhimin e arit e të argjendit. Pas një bombardimi 40-ditor me topa të mëdhenj dhe premtimit se mbrojtësve e banorëve të saj u garantohej jeta, Novobërda u dorëzua më 1 qershor 1455 dhe me këtë mori fund periudha e lulëzimit të saj si qytet. Novobërda u braktis masivisht dhe një pjesë e banorëve ndoshta u vranë. Sipas një regjistri osman të vitit 1455, në roje të fortesës së Novobërdës si specialistë armësh të ndryshme, si hekurpunues, marangozë e muratorë, që kujdeseshin për mirëmbajtjen e saj, ishin gjithsej 27 kryefamiljarë të krishterë dhe 60 familje myslimane. Këta të fundit ishin vendosur në Novobërdë, duke ardhur nga rajone të ndryshme të Rumelisë, për të garantuar praninë e pushtetit osman aty.

Lajmi për rënien e Novobërdës, një qytet ky që njihej shumë edhe jashtë kufijve të Shqipërisë, qe tronditës dhe u prit me shqetësime edhe në vende të tjera, si në Hungari, në Itali etj.. Pas marrjes së Novobërdës, osmanët pushtuan edhe qytete të tjera të Fushë-Dardanisë.

Gjatë verës së vitit 1455, 12 mijë luftëtarë shqiptarë dhe 500 ushtarë të mbretërisë së Napolit rrethuan Beratin dhe nisën sulmet për marrjen e tij. Forcat osmane, që gjendeshin në kështjellë, hynë në bisedime me shqiptarët për dorëzimin e saj dhe kërkuan paraprakisht një armëpushim prej një muaji, kërkesë që u pranua vetëm për 15 ditë. Ata shpresuan jo më kot që ushtritë osmane do t'u vinin në ndihmë, sepse ato tashmë ishin të lira pas marrjes së Novobërdës.

Duke vlerësuar pozitën kyçe të Beratit dhe rrjedhimet që do të kishte humbja e tij, sulltani largoi nga Fushë-Dardania mijëra ushtarë osmanë dhe i nisi për të sulmuar forcat shqiptare që kishin rrethuar kështjellën e Beratit. Në krye të tyre vuri tre komandantë të shquar, njohës shumë të mirë të viseve shqiptare, të cilët më parë kishin qenë këtu si sanxhakbejlerë: Isa Beun, Hamza Beun dhe Sebalian. Për të mos u diktuar prej luftëtarëve shqiptarë që mbanin të rrethuar kështjellën e Beratit, ata nuk i kaluan trupat nga rruga e zakonshme e luginës së Shkumbinit, por u grumbulluan në Manastir dhe ndoqën rrugën që të çonte në fushën e Korçës. Duke udhëtuar nëpër lugina e rrugë që ishin larg qendrave kryesore të banimit dhe që thuajse nuk përdoreshin më, trupat osmane u futën natën në kështjellën e Beratit, pa u vënë re prej luftëtarëve të Muzak Topisë dhe ushtarëve napolitanë që ishin vendosur në atë drejtim nga kalonte rruga e marshimit të osmanëve.

Në pasditen e 26 korrikut 1455 pesë mijë luftëtarët e Muzak Topisë dhe 500 ushtarët napolitanë, kur ishin fare të shkujdesur e të shpërndarë, u sulmuan prej ushtrisë osmane dhe u asgjësuan thuajse tërësisht. Sapo u njoftuan për sulmin e papritur të ushtrisë osmane, Skënderbeu dhe Gjergj Arianiti, që me 7 mijë luftëtarët e tyre ishin larg e në drejtimin e kundërt me vendin e betejës, shkuan menjëherë në ndihmë të Muzak Topisë, por, kur ata arritën në fushën e luftës, gjithçka kishte përfunduar. Për më tepër trupat e Skënderbeut e të Gjergj Arianitit u gjendën të rrethuara dhe beteja rifilloi. Në sajë të heroizmit masiv të luftëtarëve të tyre dhe sidomos të Skënderbeut, që u sul i pari mbi rrethuesit dhe veproi në betejë njëkohësisht si komandant e si ushtar, shqiptarët përballuan sulmin osman, arritën të çanin rrethimin dhe u larguan nga fusha e betejës. Shfarosja e ushtrisë së Muzak Topisë në betejën e Beratit ishte humbja më e rëndë që pësuan shqiptarët gjatë luftës 25-vjeçare nën udhëheqjen e Skënderbeut.

Edhe pas ngjarjeve të Beratit, shqiptarët nuk hoqën dorë nga synimet për çlirimin e viseve të pushtuara. Në dokumentet e vitit 1456 del se Skënderbeu i vazhdoi lidhjet me Zenebishët, që përpiqeshin të zgjeronin zonën e çliruar në viset bregdetare të Shqipërisë së Poshtme, me qendër Kastrovilën, ndërkohë që forcat e Mbretërisë së Napolit, pasi dëbuan osmanët, morën Himarën. Skënderbeu ndërmori aksione për çlirimin e kështjellave të tjera, që kanë mbetur anonime në dokumentet e kohës. Dy vjet pasi e kishte humbur, Skënderbeu u rimori osmanëve me forcën e armëve, në vitin 1457, qendrën e rëndësishme doganore e tregtare të Myzeqesë, Pirgun, që gjendej në grykëderdhjen e lumit Seman. Bashkëpunimi i Skënderbeut me banorët e viseve të pushtuara ishte tepër i ngushtë dhe vazhdoi deri në fund. Në mesin e viteve 60 përmenden lidhjet e Skënderbeut me despotin e Artës. Marrëdhënie të tilla Skënderbeu vendosi edhe me shqiptarët e viseve të largëta, duke përfshirë edhe ata të Moresë (Peloponezit), të cilët, kur kaluan në Italinë e Jugut e në Sicili edhe këtu, në vendbanimet e reja, ruajtën ndër shekuj kujtimin për Heroin Kombëtar dhe për ngjarjet e lavdishme të shek. XV, dëshmi kjo e lidhjeve të tyre me luftën e bashkëkombësve të udhëhequr nga Skënderbeu.

### *Fitorja e ushtrisë shqiptare në Ujëbardhë (1457)*

Pas betejës së Beratit të vitit 1455, gjendja e brendshme politike e Shqipërisë u keqësua përkohësisht. Asgjësimi i forcave të Muzak Topisë në Berat shkaktoi lëkundje e frikë te disa fisnikë shqiptarë, ndonjë prej të cilëve kaloi edhe në anën osmane, siç ishte rasti i Moisi Golemit (Arianitit) dhe i Hamza Kastriotit.

Moisi Golemi (Arianiti) i kishte zotërimet në Dibrën e Sipërme dhe kufitare me viset e pushtuara. I trembur nga disfata e Beratit dhe i bindur se bashkëpunimi me pushtuesin nuk do të mbështetej prej banorëve të zotërimeve të veta, ai iku fshehurazi në oborrin osman. Për këtë akt Moisiu u shpronësua dhe zotërimet e pasuria e tij kaluan në duart e Skënderbeut. Sulltan Mehmeti II i ngarkoi atij drejtimin e një ushtrie për t'i dhënë Skënderbeut goditjen përfundimtare pas ngjarjeve të Beratit, të cilat ishin dobësuar fuqinë ushtarake të shqiptarëve. Në fund të pranverës së vitit 1456, ushtria osmane e drejtuar nga Moisiu arriti në fushën e Oronikut pranë Ohrit dhe në betejën që u zhvillua aty, u thye keqas prej forcave të

Skënderbeut. Pa kaluar shumë kohë, i penduar për bashkëpunimin me osmanët, Moisiu u kthye në Shqipëri për të luftuar besnikërisht deri në vdekje përkrah Skënderbeut, i cili e fali dhe i riktheu menjëherë pronat e pasuritë e konfiskuara.

Lëkundje të tilla u shfaqën edhe tek anëtarë të rrethit familjar të Skënderbeut, të cilët ky i ndëshkoi ashpër. Ai shpronësoi Gjergj Stres Balshën, djalë i motrës së tij, i akuzuar për bashkëpunim me osmanët. Kulmin kjo veprimtari e arriti me bashkëpunëtorin e ngushtë e nipin e Skënderbeut, Hamza Kastriotin. Me sa duket, në këtë qëndrim ndikoi edhe humbja e shpresave prej tij për të qenë trashëgimtari i Kastriotëve, meqenëse Skënderbeut i lindi djalë. Hamzai kaloi në anën e osmanëve në një nga vitet më kritike të periudhës së luftërave të Skënderbeut.

Me vdekjen e J. Huniadit në vitin 1456 u shua qëndresa e hungarezëve, një nga vatrat më të fuqishme të luftës antiosmane në Ballkan. I çliruar nga presioni hungarez, sulltan Mehmeti II e përqendroi vëmendjen kundër Shqipërisë, i nxitur edhe nga premtimi i Hamza Kastriotit se me një ushtri të fuqishme mund t'i jepte grushtin përfundimtar Skënderbeut.

Në korrik të vitit 1457 u fut në tokat shqiptare një ushtri e fuqishme osmane (për të cilën burimet e kohës japin një numër të ekzagjeruar prej 80 mijë vetash) nën komandën e Isa bej Evrenozit, i cili sapo kishte fituar një pozitë krejt të veçantë administrative për kontrollin e drejtpërdrejtë të rajoneve periferike lindore e veriore të viseve që ishin nën kontrollin e Skënderbeut dhe të fisnikëve të tjerë shqiptarë. Në këtë fushatë atë e shoqëronte Hamza Kastrioti, që ishte një njohës shumë i mirë i ushtrisë shqiptare dhe i artit të saj luftarak. Prandaj Heroi shqiptar ndoqi kësaj here një taktikë krejt të re.

Skënderbeu me luftëtarët e vet si zakonisht zuri shtigjet në trevat lindore të Dibrës, ku priti afrimin e ushtrisë osmane. Pas disa ndeshjeve të parëndësishme me të, ai e shpërndau përkohësisht masën kryesore të luftëtarëve shqiptarë dhe u tërhoq në mënyrë të tillë që armiqtë të bindeshin se i kishin shpartalluar shqiptarët dhe se Skënderbeu ishte braktisur prej luftëtarëve të vet. Kjo manovër e tij pati sukses të plotë aq sa, më 31 korrik 1457, qeveritari venecian i Durrësit e njoftonte dukën e Republikës se: « i madhërishmi Skënderbe ka marrë malet për të shpëtuar kokën dhe e kanë braktisur të gjithë ».

Trupat osmane u futën në thellësi të vendit, zbritën në zonën e Matit dhe nuk ranë në gjurmët e luftëtarëve shqiptarë, gjë që i bindi se ushtria shqiptare vërtet ishte shpartalluar. Më 2 shtator të vitit 1457, kur ushtarët osmanë po pushonin të shkujdesur në fushën e Ujëbardhës, pranë Mamurasit, Skënderbeu, pasi grumbulloi dhe organizoi me shpejtësi forcat e veta, e goditi befasisht ushtrinë armike në disa drejtime. Të ndodhura në gjumin e mesditës, pa armë e me kuaj të pashaluar, trupat osmane pësuan një katastrofë të plotë. Shumica e tyre u vranë e ranë robër në duart e shqiptarëve.

Fitorja i befasoi bashkëkohësit, të cilët shkruanin ato ditë se « Skënderbeu me një grusht ushtarësh theu, mposhti dhe dërrmoi një ushtri të pamasë turqish », « thuhet se më tepër se 30 mijë turq u vranë ose u zunë rob prej tij » etj., etj.. Midis robërve të shumtë ishte edhe

Hamza Kastrioti, të cilin Skënderbeu e futi në burgjet e Italisë dhe më vonë e lejoi që të shkonte për të banuar në Turqi.

Fitorja në betejën e Ujëbardhës pati rrjedhime pozitive të shumanshme politike dhe ushtarake në Shqipëri. Ajo ishte një goditje vendimtare kundër lëkundjeve në gjirin e aristokracisë shqiptare dhe ndikoi në forcimin e pushtetit politik të Skënderbeut mbi gjithë viset e lira shqiptare. Pas disfatës së rëndë të vitit 1457 në betejën e Ujëbardhës, sulltan Mehmeti II ndërpreu përkohësisht sulmet kundër Shqipërisë dhe vetëm në vitet 60 do të dërgonte kundër saj ushtri të fuqishme.

***Regjistrimet kadastrale osmane të viteve 50***

Angazhimi gjatë viteve 1448 dhe 1450 kundër Skënderbeut i të gjithë potencialit ushtarak të Perandorisë Osmane nën drejtimin e vetë sulltan Muratit II bashkë me të birin e tij, sulltanin e ardhshëm Mehmetin II, synonte nënshtrimin me çdo kusht të viseve të lira shqiptare. Në këto rrethana ai ngriti mbi lumin Vardar urën e gurtë të Shkupit. Masa energjike ndërmori në këtë drejtim, pas ardhjes në pushtet, sulltani i ri, Mehmeti II.

Ekspeditat ushtarake kundër viseve të lira shqiptare gjatë viteve 1452-1455, ky sulltan i bashkëshoqëroi edhe me regjistrimet kadastrale të rajoneve të gjera shqiptare. Madje në luftën për nënshtrimin e viseve shqiptare gjatë vitit 1455 u angazhua edhe vetë sulltan Mehmeti II, kampi i të cilit, në mesin e muajit qershor 1455, ishte vendosur në fshatin Reçan të Prizrenit, por këtë qytet nuk e mori dot. Në fillim të vitit 1456 osmanët pushtuan përkohësisht Medunin.

Për të mbajtur viset e lira shqiptare nën goditje ushtarake të pandërprerë, sulltan Mehmeti II krijoi një njësi administrative të veçantë në një pjesë të konsiderueshme të tyre me afro 240 hase e timare përgjithësisht të mëdha dhe i shënoi në një regjistër kadastral të veçantë. Në të u përfshinë rajonet e Gostivarit e të Tetovës, të Kaçanikut bashkë me një pjesë të rajonit të Shkupit, të Rrafshit të Dukagjinit (pa qytetet e Prizrenit e të Pejës, sepse osmanët nuk kishin mundur t'i pushtonin), të Zveçanit (Mitrovicës), të Plavës e Gucisë, të Jeliçes (Sanxhaku) etj., duke përfshirë edhe një pjesë të Bosnjës Jugore. Me këtë organizim të veçantë, që nuk pati jetë të gjatë, synohej të shkëputeshin e nënshtroheshin rajonet lindore e veriore të viseve të lira shqiptare, duke ia dhënë ato nën zotërim Isa Beut, që ky të vepronte energjikisht për zotërimin e tyre.

Zeameti i Isa Beut prej rreth 150 fshatrave shtrihej në të gjitha krahinat e njësisë administrative të drejtuar prej tij, që duhej t'i jepnin afro 800 000 akçe. Me zeamete të tjera u pajisën familjarët e tij, madje edhe gruaja. Pjesa dërrmuese e timareve iu shpërnda personave të afërm me Isa Beun dhe që i shërbenin atij. Ky ishte apogjeu zyrtar i fuqisë ekonomike, politike e ushtarake të Isa Beut si funksionar i lartë osman.

Faktikisht pushteti i tij nuk u shtri mbi viset e sipërpërmendura, madje as në vilajetin e Kalkandelenit (Tetovës) që ishte më afër Shkupit dhe më i begati nga rajonet e tjera,

popullsia e të cilit i paguante afro 500 000 akçe tatime Isa Beut e njerëzve të tij. Në këtë vilajet, ndër të tjerë, kishin haset e tyre gruaja e tij dhe djali i tyre, Mehmet Çelebiu, si dhe përfaqësues të familjeve të njohura fisnike shqiptare, si Hasan bej Zenebishi, që ishte subash i vilajetit të Kalkandelenit, Jusuf çelebi Muzaka (të cilit për pak kohë iu dha në zotërim hasi i djalit të Isa Beut), Kasem Dukagjini etj.. Megjithëkëtë detyrat e tyre si funksionarë osmanë ata nuk i ushtruan dot për ndonjë kohë të gjatë, sepse ai rajon mbeti thuajse vazhdimisht nën kontrollin e Skënderbeut. Banorët e rrjedhjes së sipërme të lumit Vardar kanë ruajtur në kujtesë faktin se osmanët i pushtuan këto vise pas shumë luftimesh që zgjatën vite të tëra. Mbrojtësit e kështjellës së Sobrit, që kontrollonte rrugën Shkup-Tetovë, përmenden vazhdimisht si të vrarë. Si rrjedhojë, edhe numri i familjeve myslimane të qytetit të Tetovës erdhi duke u pakësuar, ndërkohë që rritej numri i tyre në Shkup, i cili mbeti nën pushtimin e pandërprerë osman. Në këtë kohë në Shkup u bënë shumë ndërtime, midis të cilave u dalluan mjaft vepra të rëndësishme arkitekturore dhe artistike. Gjatë shek. XV u ndërtuan vepra monumentale të gjinive të ndryshme, si ndërtime mbrojtëse dhe inxhinierike, ndërtimet e kultit dhe ndërtime të arkitekturës popullore si çarshi, hane, banesa etj.. Midis këtyre veprave shquhen Ura e gurtë në lumin Vardar (Shkup), xhamitë e sulltan Muratit II, të Isa Beut, Mustafa Pashës etj., banjat publike të Isa Beut e të Daut Pashës, ujësjellësi i Mustafa Pashës, hanet e Sulës e të Kapanit etj..

Për të kompensuar pozitën administrative, politike dhe ekonomike të projektuar për Isa Beun, por që nuk pati sukses, ai u emërua subash i vilajetit të Shkupit, siç e tregon një shënim i shkruar në muajin qershor të vitit 1457 në regjistrin kadastral përkatës. Ndërsa subashi i mëparshëm i Shkupit kishte një has që i jepte më pak se 100 000 akçe të ardhura vjetore, Isa Beut iu dha një has që i siguronte afro 240 000 akçe në vit, të ardhura këto shumë më të vogla nga ato të postit të mëparshëm.

Krahas njësisë administrative në zotërim të Isa Beut, sulltani krijoi gjatë vitit 1455 në rajonin e Fushë-Dardanisë e më gjerë një njësi administrative të dytë, të emërtuar « Vilajeti i Vukut », sipas emrit të ish-sundimtarit, Vuk Brankoviçit. Ky vilajet kishte 8 nahije dhe afro 180 timare. Nahijet më të mëdha për nga numri i fshatrave ishin Labi (Llapi) me 229 fshatra, Vuçiterni me 137, Morava me 128, Topolnica me 81, Klopotniku me 42 dhe Prishtina me 40 fshatra. Gjatë vitit 1455 u ndërmorën regjistrime kadastrale osmane edhe në rajone të tjera, si në Sanxhakun Shqiptar etj..

Regjistrimet e mësipërme mbetën për shumë vjet akte formale. Prandaj më 1458, 1459 dhe 1463 u angazhua sërish vetë sulltan Mehmeti II për nënshtrimin e rajoneve të mësipërme, duke pushtuar, ndoshta përkohësisht, Prizrenin në vitin 1458, më pas Lipjanin, Vuçiternin dhe në vitin 1463 Pejën.

Gjatë viteve 1454-1456 pushtohet thuajse krejtësisht Despotati serb i Gjergj Brankoviçit, i cili ishte lidhur ngushtësisht me oborrin osman, si nëpërmjet vasalitetit ashtu edhe lidhjeve martesore. Në dhjetor të vitit 1456 vdiq si i mërguar në Hungari Gj. Brankoviçi dhe pas dy vjetësh, në janar të vitit 1458, vdiq edhe djali e trashëgimtari i tij Llazari. Në mars të vitit 1458 osmanët pushtuan kryeqytetin e Rashës, Smederevën, por po atë muaj banorët i dëbuan

pushtuesit nga qyteti i tyre. Djali i mbretit Thoma Tomasheviq të Bosnjës, Stefani, u martua me vajzën e Llazar Brankoviçit dhe, me ndihmën e oborrit hungarez e si vasal i tij, u shpall despot i Rashës në mars të vitit 1459. Kundërveprimi osman qe i menjëhershëm dhe despoti Stefan në qershor të atij viti e braktisi përfundimisht shtetin serb të Rashës dhe në vitin 1461 u bë mbret i Bosnjës.

Gjatë vitit 1463 sulltan Mehmeti II ndërmori fushata ushtarake shumë të fuqishme për nënshtrimin e Ballkanit; pushtoi Bosnjën, Morenë (Peloponezin) dhe emëroi masivisht timarlinj të rinj në viset shqiptare për t'i rivendosur ato nën pushtetin e tij. Për të mbajtur të nënshtruar Bosnjën, sulltani u përpoq të vendoste nën kontrollin e tij kështjellat pranë rrugëve kryesore që të çonin në Bosnjë, si Zveçanin, Jeliçën (Pazarin e Ri) etj.. Edhe pse për ruajtjen e këtyre kështjellave sulltan Mehmeti II caktoi spahinj të rinj, ai realisht nuk arriti t'i fuste nën kontroll të plotë rajonet e ish-njësisë administrative, që në vitet 50 ia kishte dhënë Isa Beut për t'i administruar.

Skënderbeu vazhdoi të përkujdesej për viset veriore shqiptare. Në fillim të muajit shtator të vitit 1464, ai i nisi trupat e veta në drejtim të Sjenicës, në viset e ish-Despotatit të Rashës, dhe u ndesh me trupat osmane, të cilat i shpartalloi përfundimisht. Ky aksion ushtarak i suksesshëm i Skënderbeut u ndërmor në kuadrin e rigjallërimit të bashkëpunimit të tij me Hungarinë. Nga fundi i vitit 1463 deri më 1465 mbreti Matia Korvini i Hungarisë ndërmori një varg aksionesh luftarake kundër osmanëve në Bosnjë dhe arriti të çlironte Bosnjën Veriore.

## 3. FORMIMI I SHTETIT TË BASHKUAR SHQIPTAR NËN DREJTIMIN E GJERGJ KASTRIOTIT - SKËNDERBEUT

### *Forcimi i pushtetit qendror të Skënderbeut*

Kryengritja fitimtare e nëntorit të vitit 1443 dhe Kuvendi i fisnikëve shqiptarë i mbajtur në mars të vitit 1444 në Lezhë, sollën ndryshime rrënjësore në organizimin administrativ, politik e ushtarak të viseve të çliruara shqiptare. Kuvendi i Lezhës realizoi të parin bashkim të gjerë politik e ushtarak të vendit në formën e një aleance ndërmjet përfaqësuesve kryesorë të aristokracisë shqiptare. Organi më i lartë qendror i këtij bashkimi u bë Kuvendi i fisnikëve. Organe të përhershme të Besëlidhjes ishin kryetari i saj, ushtria dhe arka e përbashkët, në krye të të cilave u caktua një njeri i vetëm, Skënderbeu.

Vendimet e Kuvendit i dhanë mbështetje ligjore e morale pozitës së veçantë të Skënderbeut, si kryetar i Besëlidhjes, në marrëdhëniet me fisnikët e tjerë shqiptarë. Këtë pozitë ai e shfrytëzoi për të bashkuar sa më organikisht viset e lira shqiptare, nëpërmjet forcimit të pareshtur të autoritetit të pushtetit të tij. Si kryetar i Besëlidhjes ai ushtronte të drejtën për t'i thirrur ose jo në Kuvend anëtarët e saj.

Për nevojat e mbrojtjes e të vijimit të luftës, anëtarët e Besëlidhjes pranuan krijimin e organeve qendrore, të përqendruara në një dorë të vetme, në atë të Skënderbeut. Vendimet e Kuvendit i ngarkonin ata me detyrime politike, ushtarake e ekonomike. Kështu, në luftë kundër Venedikut gjatë viteve 1447-1448 morën pjesë edhe personalitete drejtuese, të cilëve nuk u ishin cenuar drejtpërdrejt interesat nga pushtimi venecian, si Gjergj Arianiti. Në këtë luftë dhe në bisedimet për nënshkrimin e traktatit të paqes, Skënderbeu ishte figura qendrore e palës shqiptare, edhe pse nën pushtetin e Venedikut nuk ishin përfshirë zotërime të Kastriotëve, siç kishte ndodhur me ato të disa fisnikëve të tjerë.

Në kuadrin e Besëlidhjes, fisnikët i ruanin të gjitha të drejtat e mëparshme mbi zotërimet e veta. Kjo bënte që në qëndrimin e tyre të shfaqeshin edhe dukuri të tilla, si mospërmbushja e detyrimeve të caktuara në Kuvend, mospjesëmarrje në luftë, lëkundje ndaj vështirësive e presioneve të pushtuesve osmanë, mosmarrëveshje me njëri-tjetrin, mbajtja e ushtrive jashtë kuadrit të Besëlidhjes etj..

Me kalimin e viteve u bë gjithnjë e më e domosdoshme të kapërceheshin sa më parë dobësitë e brendshme, të cilat pengonin zhvillimin me sukses të luftës. Detyra e mbrojtjes së viseve të lira shqiptare kërkonte që mobilizimi i banorëve në to dhe ruajtja e kështjellave të mos mbeteshin në duart e zotërve të veçantë. Përshpejtimin e procesit të bashkimit politik të shqiptarëve e favorizonte shumë autoriteti i madh gjithnjë në rritje që Skënderbeu kishte te bashkëkombasit e vet, tek i cili këta shihnin drejtuesin e aftë dhe komandantin e talentuar, që vazhdimisht po u sillte fitore.

Lufta e suksesshme nën udhëheqjen e Skënderbeut ndikoi pozitivisht për integrimin në një shtet të përbashkët të fisnikëve shqiptarë, të cilët i kishin fituar dhe i mbanin zotërimet e tyre në sajë të fitoreve që po korrte ushtria e Besëlidhjes. Duke ruajtur përgjithësisht të drejtat ekonomike feudale, zotërimet e tyre e humbën gradualisht autonominë politike dhe u njësuan me ato të Kastriotëve. Duke kujtuar këto ndryshime, Gjon Muzaka shkruante se shkrirja dhe aneksimi i zotërimeve të fisnikëve shqiptarë nga Skënderbeu ndodhte ngaqë ky « kishte në dorë ushtrinë, dhe ata kishin gjithnjë turkun mbi krye ». Ata ishin të varur nga Skënderbeu, sepse nuk ishin të fuqishëm dhe pa përkrahjen e tij nuk mund të përballonin dot furinë osmane. Integrimi në një shtet të përbashkët nuk i dëmtonte rëndë interesat e tyre ekonomike. Duke përmbushur detyrimet ndaj pushtetit qendror të Skënderbeut, fisnikët ruanin të drejtën e administrimit të pronave të veta po nëpërmjet aparatit të tyre të mëparshëm administrativ dhe ekonomik, i cili tani konsideroj si pjesë e aparatit shtetëror të përbashkët, të drejtuar nga Skënderbeu. Fisnikët shqiptarë kaluan kështu në vartësinë e zakonshme feudale ndaj kryezotit të tyre, Skënderbeut.

Heroi shqiptar përdori mjete të ndryshme për afrimin e bashkimin sa më të ngushtë e të qëndrueshëm të zotërve të fuqishëm shqiptarë e rrjedhimisht, të të gjithë vendit. Ndër to më të rëndësishmet ishin lidhjet martesore ndërmjet familjeve fisnike, dukuri të zakonshme këto në shoqërinë feudale. Martesa të tilla ishin bërë që në kohën e Gjon Kastriotit, që ishte martuar me Vojsavën, familja e së cilës, sipas M. Barlecit, jetonte në Pollog (me këtë ai emërtonte rajonin që shtrihej nga qyteti i Shkupit në lindje deri në krahinën e Dervenit në

perëndim, ndoshta edhe rajonin në rrjedhjen e poshtme të lumit Treskë). Që në kohën e Gjon Kastriotit motrat e Skënderbeut ishin martuar me anëtarë të familjeve më të fuqishme të kohës: Mara me Stefan Gjurashin (Cërnojeviçin), Jella me Stres Balshën, Angjelina me Vladan Arianitin, vëlla i Gjergj Arianitit, Vlajka me Gjon Muzakën. Veç këtyre, Heroi shqiptar, i cili qysh në vitin 1443 e kishte cilësuar veten si trashëgimtar të Balshajve, bëri lidhje martesore të tjera. Vetë u martua me Donikën, vajzën e Gjergj Arianitit, kurse të motrën, Mamicën e martoi me Muzak Topinë. Zotërimet e Arianitëve e të Topiajve kishin një rëndësi të veçantë strategjike për mbrojtjen e vendit, sepse nëpër to kalonte Rruga Mbretërore (Egnacia) dhe degëzimet e saj në drejtim të viseve të Shqipërisë së Epërme e asaj të Poshtme, nëpërmjet të cilave trupat osmane mund të futeshin në thellësi të tokave të lira shqiptare për të sulmuar kryeqendrën e tyre, Krujën. Lidhjet martesore të shumta lehtësuan veprimtarinë politike të Skënderbeut për integrimin sa më të plotë të viseve shqiptare nën pushtetin qendror të tij. Edhe në radhët e këtyre familjeve kishte individë të pakënaqur nga forcimi i pushtetit qendror të Skënderbeut. Kështu, p.sh., në vitin 1455 Muzak Topia ankohej për mosmarrëveshjet që kishte me kunatin e vet, Skënderbeun.

Shprehje e qëndrimeve divergjente ndaj procesit të forcimit të pushtetit qendror të Skënderbeut ishin edhe përpjekjet e ndonjë përfaqësuesi të familjeve aristokrate shqiptare për të pasur lidhje vetjake me vende të tjera, si me Napolin, Venedikun etj.. Këto qëndrime shfaqeshin sidomos kur tek ata dobësohej besimi se shqiptarët mund të përballonin vetëm luftën me ushtrinë osmane. Kështu, p.sh., pas rënies së Sopotnicës (1448) dhe Rrethimit të Parë të Krujës (1450), disa nga anëtarët e Besëlidhjes së Lezhës kërkuan individualisht mbështetjen e përkrahjen e vendeve të tjera, duke nënshkruar me ta një numër traktatesh. Krahas traktatit të 26 marsit 1451, që dy ambasadorë të Skënderbeu e nënshkruan në emër të tij dhe të « familjarëve të tij e të baronëve të Shqipërisë » me mbretin Alfonsi V të Napolit, traktate të ngjashme lidhën pas disa muajsh me mbretin e Napolit ambasadori i Gjergj Arianitit (7 qershor 1451), përfaqësuesit e Muzak Topisë, Gjon Muzakës etj.. Për të neutralizuar prirjet decentralizuese që po rishfaqeshin në radhët e fisnikëve shqiptarë pas fushatave ushtarake osmane të viteve 1448 dhe 1450 dhe për të ruajtur bashkimin politik të vendit, Skënderbeu forcoi lidhjet familjare me personalitetin politik më të rëndësishëm shqiptar pas tij, Gjergj Arianitin, duke u martuar me vajzën e tij, Donikën.

Krahas lidhjeve vetjake me shtetet perëndimore, pati edhe raste që ndonjë nga fisnikët shqiptarë hyri në marrëveshje me osmanët, siç vepruan Muzakajt më 1451 dhe Dukagjinët më 1452 e më pas. Zotërimet e Muzakajve, si kufitare në jug me viset e pushtuara, ishin vazhdimisht të konfrontuara me osmanët, kurse ato të Dukagjinëve kontrollonin rrugët tregtare që sillnin të ardhura të mëdha nga qarkullimi i mallrave ndërmjet rajoneve bregdetare dhe fushave verilindore (të Rrafshit të Dukagjinit e të Fushë-Dardanisë), që ishin vazhdimisht nën kërcënimin e sulmeve osmane, derisa më 1455 filloi ripushtimi i rajoneve verilindore e veriore të viseve të lira shqiptare.

Lëkundjet në gjirin e aristokracisë shqiptare u thelluan edhe më tej pas disfatës së vitit 1455 në betejën e Beratit. Duke e gjykuar si të pashpresë vazhdimin e mëtejshëm të luftës kundër osmanëve, Moisi Arianiti (Golemi), Gjergj Stres Balsha (djalë i motrës së Skënderbeut) dhe

Hamza Kastrioti (djali i vëllait të tij) kaluan në bashkëpunim të hapur me osmanët.

Shpartallimi prej Skënderbeut i lëkundjeve dhe tendencave separatiste, që arritën deri në bashkëpunim të hapur me pushtuesit osmanë, u bë faktor i rëndësishëm për ruajtjen dhe forcimin e pushtetit të tij mbi të gjitha viset e lira dhe krijimin e një shteti të vetëm shqiptar. Në këtë proces u përfshinë edhe rajonet periferike jugore e veriore të vendit, ku shtriheshin zotërimet e Arianitëve dhe të Dukagjinëve. Integrimi i tyre në shtetin e Skënderbeut u bë më vonë se në viset e tjera dhe në fillim të viteve 60 mund të quhej i kryer.

Forcimi i pushtetit qendror të Skënderbeut mbi zotërimet e Arianitëve eci më lehtë se mbi ato të Dukagjinëve. Në këtë proces ndikonin lidhjet martesore të familjes së Skënderbeut me Arianitët dhe sidomos fakti që zotërimet e këtyre ishin kufitare dhe qenë vazhdimisht nën kërcënimin e pushtimit osman. Pushteti qendror shtetëror u forcua aq shumë mbi Arianitët saqë, pas vdekjes së Gjergj Arianitit, më 1461, djemtë e tij ishin të detyruar të përmbushnin urdhrat e Skënderbeut. Djali i madh i Gj. Arianitit, Thomai, në emër të tij dhe të dy vëllezërve më të vegjël, në qershor të vitit 1461, u pranua në audiencë nga duka i Venedikut me letërekomandimin e Skënderbeut. Ndaj një vartësie të tillë të plotë, e ëma e tyre, që ishte edhe vjehrra e Skënderbeut, në fund të vitit 1463 do t'u shprehte pakënaqësinë e saj shteteve të tjera.

Më e vështirë qe rruga e përfshirjes së zotërimeve të Dukagjinëve në shtetin e Skënderbeut. Deri më 1455, kur sulltan Mehmeti II filloi veprimet intensive për pushtimin e Fushë-Dardanisë e të Rrafshit të Dukagjinit, zotërimet e Dukagjinëve nuk i kishin ndier dhe aq pasojat shkatërrimtare të sulmeve osmane, sepse ende kufizoheshin me vise të papushtuara dhe lidheshin me to me rrugë tregtare që sillnin të ardhura të rëndësishme doganore. Prandaj Dukagjinët, veçanërisht gjatë viteve 1450-1455, ndoqën një politikë deri diku të veçuar nga ajo e Besëlidhjes, duke u afruar edhe me osmanët për shkak të interesave ekonomike e tregtare. Skënderbeu përdori mjete të ndryshme që t'i largonte ata nga osmanët, duke kërkuar edhe ndërmjetësinë e shteteve të huaja, si të Papatit etj.. Në vitin 1452 ai nënshkroi një akt bashkëpunimi me Pal e Nikollë Dukagjinin.

Me pushtimin prej turqve të Fushë-Dardanisë dhe të një pjese të Rrafshit të Dukagjinit gjatë viteve 1455-1462 edhe zotërimet e Dukagjinëve u dëmtuan rëndë dhe iu ekspozuan tërësisht të njëjtit rrezik. Në këto kushte Dukagjinët i ndërprenë lidhjet me osmanët dhe në fund të viteve 50 ata dalin të lidhur plotësisht me pushtetin qendror të Skënderbeut. I pakënaqur nga kjo vartësi, Lekë Dukagjini do të ankohej më 1463 se « nuk donte të ishte nën Skënderbeun ». Por një proces i tillë ishte i pashmangshëm dhe i domosdoshëm në kushtet e luftës kundër rrezikut të përbashkët, pushtimit osman. Në dokumentet e viteve 60 gjithnjë e më shumë flitet për « shtetin e Skënderbeut ».

U arrit kështu të përfshiheshin në një shtet të vetëm të gjitha viset e lira shqiptare. Ato shtriheshin në jug nga rrjedha e lumenjve Devoll e Seman dhe përfshinin në veri kështjellat e Jeliçës (Pazarit të Ri) e të Zveçanit (Mitrovicës) bashkë me rajonet e tyre. Në perëndim shtriheshin nga brigjet e detit Adriatik dhe përfshinin në verilindje Rrafshin e Dukagjinit e

Drenicën dhe në lindje rajonin e Dervenit në perëndim të Shkupit dhe atë të Mokrës në jugperëndim po të këtij qyteti.

Integrimi politik dhe organizativ i viseve të lira shqiptare në një shtet të përbashkët u pasqyrua edhe në raportet publike midis fisnikëve shqiptarë, si dhe me vendet e tjera. Ndërprerja e veprimtarisë së pavarur politike të fisnikëve shqiptarë ka gjetur shprehjen e vet edhe në dokumentet e kohës, ku emrat e tyre, me kalimin e viteve, dalin gjithnjë e më rrallë dhe, që nga fillimi i viteve 60, thuajse nuk do të përmenden më. Në dokumentet e kohës Skënderbeu del si e vetmja figurë drejtuese e jetës politike të vendit. Nga « zot » i Krujës, që përmendet në vitet 40, ai do të cilësohet më pas « zot i Arbërisë » dhe më 1464, me rastin e ardhjes së papa Piut II në Ballkan, ai do ta kurorëzonte mbret Skënderbeun. Përfshirja e të gjitha viseve të lira shqiptare në një shtet të vetëm u pasqyrua edhe në marrëdhëniet e tij me oborrin osman. Prandaj në vitin 1463 sulltan Mehmeti II nënshkroi traktat paqeje vetëm me Skënderbeun dhe ai ishte i detyrueshëm edhe për fisnikët e tjerë shqiptarë, siç dëshmojnë p.sh. mirë dokumentet e kohës që kanë shënuar pakënaqësinë e trashëgimtarëve të Gj. Arianitit për të përmbushur detyrimet që rridhnin prej tij.

Rreziku i përhershëm osman mbi jetën e shqiptarëve ndikoi që, në procesin e formimit të një shteti të vetëm shqiptar në të gjitha viset e lira, të vepronin kryesisht faktorët e mirëkuptimit.

Bashkimi dhe përfaqësimi i familjeve të mëdha aristokrate shqiptare në një shtet të përbashkët u shpreh edhe në lidhjet martesore ndërmjet tyre, veçanërisht me Kastriotët, në simbolet shtetërore që lidheshin me të, si dhe në individualitetin kombëtar të tij dhe në traditën historike vendase.

### *Organizimi shtetëror*

Organet drejtuese të Besëlidhjes Shqiptare, që u krijuan me vendimet e Kuvendit të Lezhës, qysh në fillim u ndërthurën me aparatin shtetëror administrativ, ushtarak dhe ekonomik të Kastriotëve dhe me kalimin e viteve u njësuan natyrshëm me të, sepse në krye të tyre ishte i njëjti personazh historik, Gjergj Kastrioti-Skënderbeu. Organet drejtuese të Besëlidhjes Shqiptare u shfaqën me tiparet e një pushteti qendror, ndikimi i të cilit erdhi duke u forcuar gjithnjë e më tepër mbi të gjitha viset e lira shqiptare, aq sa edhe aparati administrativ dhe ekonomik i fisnikëve të tjerë shqiptarë u bënë pjesë e tij. Viset e lira shqiptare u përfshinë kështu në një administratë të vetme shtetërore, që kishte tiparet e një monarkie feudale.

Organet qendrore drejtuese, vendimmarrëse, këshillimore dhe ushtarake të shtetit shqiptar ishin: Kryetari i Shtetit, Kuvendi i Fisnikëve, Këshilli i Lartë dhe Këshilli i Luftës.

Kryetari i Shtetit drejtonte të gjitha organet e mësipërme dhe qëndronte në krye të piramidës shtetërore. Për pushtetin e tij do të flitet më poshtë.

Kuvendi i Fisnikëve shqiptarë ishte institucioni më i lartë vendimmarrës i shtetit shqiptar. Si organ pushteti ai mblidhej herë pas here për çështje shumë të rëndësishme dhe që kishin të

bënin kryesisht me pjesëmarrjen e shqiptarëve në luftë përkrah apo kundër vendeve të tjera dhe me nënshkrimin me to të traktateve të paqes. Kuvendi i Fisnikëve qëndroi si institucion deri në fund të jetës së Skënderbeut dhe nëpërmjet tij ruhej bashkimi i shqiptarëve.

Këshilli i Lartë ishte organ i përhershëm këshillimor pranë kryetarit të shtetit, që shprehte interesat e fisnikëve shqiptarë. Anëtarët e tij ishin bashkëpuntorët më të ngushtë të Skënderbeut, si Pal Engjëlli, Kont Urani, Tanush Topia, Moisi Golemi (Arianiti) etj.. Këshilli i Lartë shqyrtonte çështje të rëndësishme të jetës së brendshme të shtetit shqiptar dhe të marrëdhënieve të tij me vendet e tjera.

Këshilli i Luftës kishte një veprimtari të kufizuar dhe mblidhej kryesisht gjatë aksioneve luftarake për të ndihmuar komandantin e përgjithshëm të ushtrisë shqiptare, Skënderbeun. Në të bënin pjesë komandantët e reparteve ushtarake.

Krahas organeve të mësipërme, që formonin pjesën vendimmarrëse dhe drejtuese të aparatit shtetëror, vepronin edhe organe të tjera shtetërore, që merreshin më çështje organizative, ushtarake, ekonomiko-financiare dhe të politikës së jashtme. Aparati shtetëror ishte shtrirë në të gjitha viset e lira shqiptare dhe vepronte sipas ndarjeve administrative të vendit, të cilat, si kudo në mesjetë, ishin tradicionale si ndarje krahinore e kishtare.

Emërtesat e funksionarëve e të nëpunësve të administratës shtetërore përgjithësisht ishin trashëguar prej terminologjisë së administratave shtetërore lindore (bizantine e sllave) dhe perëndimore (anzhuine e veneciane), që kishin vepruar më parë në Shqipëri. Po kështu ndodhte edhe me hierarkinë kishtare dhe aparatin administrativ të saj në Shqipëri, ku ushtronin veprimtarinë e tyre kisha katolike dhe ajo ortodokse bizantine e sllave.

Në shtetin e bashkuar shqiptar fisnikët i ruajtën deri në një farë mase të drejtat e mëparshme mbi zotërimet e tyre dhe kryenin detyrën e logothetëve të dikurshëm të administratës shtetërore bizantine, duke vepruar si mëkëmbës të kryetarit të shtetit, Skënderbeut. Ata kishin nën varësinë e tyre aparatin administrativ e ushtark të krahinave që ishin përfshirë nën juridiksionin e tyre. Aparati administrativ i një krahine zakonisht kishte në krye një vojvodë. Nën varësinë e tij ishin: qefalitë, që ishin komandantët e garnizoneve të kështjellave, psarët, që ishin nëpunës të administratës, si dhe proniarët e krerët, të cilët si feudalë të vegjël, kishin për detyrë të vilnin taksat për vete e për pushtetin qendror dhe të shkonin në luftë.

Pranë kryetarit të shtetit, Skënderbeut, ishte edhe një aparat ekonomiko-financiar për administrimin e të ardhurave dhe të shpenzimeve të shtetit, që drejtohej nga protovestiari dhe ndihmësi i tij, ruajtësi i thesarit (thesaureri).

Për marrëdhëniet me vendet e tjera Skënderbeu kishte një aparat të veçantë të përbërë nga kancelarët dhe nga ambasadorët apo të ngarkuarit (oratorët). Kancelarët përpilonin në gjuhë të huaj shkresa të ndryshme, si traktate që do të nënshkruanin me vende të tjera, akte përfaqësimi për personat e ngarkuar me misione të ndryshme, diploma dhe akte publike etj.. Shkresat e dala nga administrata e shtetit shqiptar, disa prej të cilave janë ruajtur në arkivat

evropiane deri në ditët tona, dëshmojnë për kulturën e lartë humaniste të Skënderbeut dhe të oborrtarëve të tij. Ambasadorët dhe oratorët e tij Skënderbeu i pajiste me autorizime të veçanta dhe kështu ata kishin të drejtë ta përfaqësonin atë dhe të përfundonin e të nënshkruanin në emër të tij, si kryetar shteti, traktate të rëndësishme me mbretërit e kryetarët e shteteve të huaja. Ambasadorët dhe oratorët e Skënderbeut ishin klerikë e laikë të kulturuar, që njihnin me themel gjuhët e huaja, si latinishten, italishten, turqishten, greqishten etj..

Kryetari i Shtetit, Gjergj Kastrioti-Skënderbeu, qëndronte në krye të piramidës shtetërore me të drejtat e një monarku feudal. Titulli zyrtar i tij ishte Zot i Arbërisë (Dominus Albaniae). Në vitin 1464 Skënderbeu do të kurorëzohej mbret prej papa Piut II, një e drejtë ekskluzive kjo e kreut të kishës. Ceremonia për marrjen e skeptrit mbretëror nga Skënderbeu ishte parashikuar të organizohej me rastin e ardhjes në Shqipëri të vetë papa Piut II në krye të ushtrive evropiane, si kryekomandant i së cilës do të ishte Skënderbeu.

Të drejtat e një monarku si kryetar shteti Skënderbeu i ushtronte në të gjitha fushat e veprimtarisë shtetërore, si në marrëdhëniet me nënshtetasit e vet, ashtu edhe në marrëdhëniet e Shqipërisë me vendet e tjera. Ai ishte në krye të të gjitha strukturave të aparatit shtetëror, të cilat zbatonin urdhrat e tij. Ashtu si monarkët e tjerë të kohës së tij, Skënderbeu shpallte dekrete, si akte normative, për shpërndarjen e pronave tokësore e të pasurive të tjera personave që dalloheshin në veprimtarinë ushtarake dhe civile, për shpronësimin e atyre që dëmtonin interesat shtetërorë etj.. Skënderbeu nxirrte urdhra për sistemin tatimor, regjimin e doganave dhe detyrime të tjera që, sipas së drejtës feudale, kishin nënshtetasit e tij.

Po ashtu si organet e mësipërme shtetërore vendimore, këshillimore, ushtarake, ekonomiko-financiare dhe të marrëdhënieve me vendet e tjera, edhe aparati gjyqësor ishte nën varësinë e kryetarit të shtetit, Skënderbeut. Ai ushtronte të drejtën e dënimit me burgim, me konfiskim pasurie, me gjoba etj., si dhe të faljes së nënshtetasve të vet për fajet dhe shkeljet e ligjeve.

Si një monark pushteti i Skënderbeut ishte i trashëgueshëm. Kur ai largohej nga atdheu dhe shkonte me misione të rëndësishme në vendet e tjera, meqenëse djalin e kishte të mitur, të drejtat e tij si kryetar shteti i ushtronte e shoqja, Donika. Ajo ndihmohej në kryerjen e detyrave shtetërore prej këshilltarëve të oborrit. Edhe pas vdekjes së Skënderbeut dhe emigrimit në Itali të pasardhësve të tij, atyre iu ruajt e drejta e trashëgimisë për shumë kohë në Shqipëri. Kur djali i Skënderbeut, Gjoni, dhe më pas i nipi, Gjergji, arritën moshën madhore, u mirëpritën nga bashkëkombasit e tyre, si trashëgimtarë të ligjshëm, kur u rikthyen në Shqipëri dhe nisën luftën për rimëkëmbjen e shtetit të Skënderbeut. Gruaja dhe pasardhës të tij u trajtuan si familje mbretërore në oborret italiane dhe në atë spanjoll pas emigrimit nga Shqipëria.

### ***E drejta dhe simbolet shtetërore***

Shteti shqiptar mbështetej mbi të drejtën feudale, që ishte një e drejtë privilegji, laike e

kishtare, e një shoqërie të shtresëzuar e të diferencuar nga ana ekonomike, politike e kulturore. E drejta në Shqipëri ishte një trashëgimi historike që kishte individualitetin e vet kombëtar. Korpusi i legjislacionit të saj nuk ka ardhur i plotë deri në ditët tona. Janë ruajtur fragmente nga statutet e qyteteve shqiptare dhe kohët e fundit është zbuluar i plotë Statuti i Shkodrës. I shkruar gjatë shek. XV, ky statut na njeh me normat që rregullonin jetën e brendshme të qyteteve dhe më gjerë me organizimin e shoqërisë shqiptare gjatë epokës së Skënderbeut.

E drejta që vepronte në Shqipëri gjatë periudhës së Skënderbeut ishte e zhvilluar dhe përfshinte një varg normash në fusha të ndryshme të jetës së asaj shoqërie. Sipas tyre prona, veçanërisht ajo mbi tokën, trashëgohej në vijën mashkullore dhe, në mungesë të djemve, në vijën femërore. Kur vajza martohej, asaj i jepej si prikë një pjesë e pasurisë atërore, në para ose si prona, të cilat noterizoheshin në emër të saj. Krahas kësaj trashëgimie ligjore, njihej edhe trashëgimia me testament. Në fushën e pronësisë mbi tokën, nëpërmjet akteve normative e kontratave përcaktoheshin llojshmëria dhe sasia e detyrimeve në të holla, në prodhime në natyrë dhe në punë angari që kishin fshatarët pa tokë ndaj pronarëve, pronarët ndaj zotërve të tyre si dhe ndaj shtetit etj.. Po kështu, me punëtorët dhe specialistët e mjeshtërive të ndryshme, të ndërtimit, të armëve etj., bëheshin kontrata sipërmarrjeje, ku përcaktoheshin afatet kohore të shërbimeve dhe pagesat e tyre.

Normat e së drejtës në kohën e Skënderbeut parashikonin edhe masa shtrënguese ndaj veprave penale kundër jetës, shëndetit, pasurisë dhe interesave të individëve të veçantë, të bashkësive shoqërore dhe të institucioneve shtetërore. Masat ndëshkimore ndaj veprave penale ishin të larmishme e të shkallëzuara. Personat që drejtpërdrejt ose tërthorazi dëmtonin pronën e të tjerëve, që nuk përmbushnin detyrimet ndaj zotërve të tyre dhe që braktisnin pronat e këtyre, detyroheshin të zhdëmtonin, ndryshe ndëshkoheshin edhe më rëndë.

Në kushtet e jetës së trazuar politike dhe ushtarake të Shqipërisë gjatë shek. XV parashikoheshin dënime të rënda, si shpronësime, burgime dhe dënime me vdekje ndaj personave që braktisnin luftën apo që kalonin në anën e kundërshtarëve të zotërve të tyre. Mbartësit e qëndrimeve të tilla Skënderbeu, i cili si Kryetar shteti ishte njëherazi edhe gjykatësi më i lartë i vendit, i ndëshkoi rëndë edhe kur ato u shfaqën në gjirin e familjarëve të tij. Kështu, p.sh., një nipin e vet, që u bashkua me osmanët, e burgosi, kurse një të dytë e ekzekutoi. Krahas masave ndëshkimore, njihej edhe falja e dënimit. Kur Moisi Golemi (Arianiti) u kthye i penduar pranë Skënderbeut, ky i riktheu pronat që i kishte konfiskuar Moisiut, kur u bashkua me osmanët.

Shtresëzime të legjislacionit mesjetar gjenden edhe në të drejtën dokesore shqiptare, që është një trashëgimi shumë e lashtë, ku janë ndërthurur tradita e vetorganizimit shoqëror lokal, në shkallë fshati e më gjerë, me legjislacionin shtetëror të kohës, i cili mbarte norma të trashëguara edhe nga e drejta romake dhe ajo bizantine. Prandaj e drejta dokesore njihet me emërtimin osman kanun, që do të thotë ligj. Edhe në vendet e tjera ballkanike, siç e dëshmon kodi i Stefan Dushanit, e drejta dokesore e popujve të tyre ka qenë në themel të

Korpusit legjislativ shtetëror të shkruar, që sanksiononte marrëdhëniet juridike ekonomike e politike të nënshtetasve me shtetin dhe kryetarin e tij.

Disa norma të së drejtës dokesore kanë evoluar gjatë shekujve në përshtatje me zhvillimin e shoqërisë shqiptare. E drejta dokesore gjithnjë ka qëndruar si bosht për ruajtjen e unitetit kombëtar të shqiptarëve. Ajo qëndronte e vepronte në moralin dhe në jetën e shqiptarëve mbi dallimet shoqërore, mbi besimet e ndryshme fetare që ata kishin, kurse elementin jo shqiptar e drejta dokesore e përjashtonte nga një barazi e tillë. Në të nuk mungonin edhe elementë lokalë dallues, por ishin dytësorë në krahasim me normat e përbashkëta kombëtare të së drejtës dokesore. Kësaj i nënshtrohej kushdo në Shqipëri, madje edhe e drejta kishtare (kanonike), që njihej mirë për konservatorizmin e saj dhe për masat e ashpra ndëshkimore, të cilat i kërkonte të merreshin ndaj personave që shmangeshin nga normat kishtare. Nuk mungojnë dokumentet mesjetare dhe të periudhave më të vonshme që përmendin raste të shumta, kur klerikët shqiptarë të të gjitha besimeve fetare, të ndodhur përballë çështjeve të tilla, zgjidhja e të cilave nuk përputhej me normat e të dy të drejtave (dokesore dhe kishtare), gjithnjë kanë respektuar e vepruar sipas së drejtës dokesore, duke shkelur atë kishtare.

Në rajone të gjera të Shqipërisë, që gjatë shek. XV kanë qenë pjesë e viseve të lira shqiptare, e drejta dokesore jo rastësisht ka arritur të njihet deri në ditët tona me emërtimet « kanuni i Skënderbeut », « kanuni i Lekë Dukagjinit » etj.. Kjo dëshmon se e drejta dokesore, si një trashëgimi historike, ka qenë natyrshëm në themel të veprimtarisë shoqërore dhe të legjislacionit shtetëror të shqiptarëve gjatë shek. XV. Prandaj, edhe për këtë arsye, veprimtaria politike dhe legjislative e Skënderbeut gjeti mbështetje të gjerë shoqërore, përpos faktit që pushtimi osman u rrezikonte interesat ekonomikë e pronësorë, fetarë e kulturorë, politikë etj., të gjitha shtresave të shoqërisë shqiptare.

Vend të veçantë në të drejtën dokesore shqiptare kishte institucioni i besës. Besa ishte kult kombëtar aq sa ka zënë vend edhe në korrespondencën e fisnikëve shqiptarë me shtetet e huaja dhe fjala shqipe « besë » e këtij institucioni është huazuar edhe nga gjuhët e popujve fqinjë. Në një letër të vitit 1420 drejtuar Republikës së Raguzës, në vend të emrave Zot e Krisht që përdoreshin si formulë përbetimi, Gjon Kastrioti ka vënë fjalën besë: « Besa ime, e zotit Gjon, dhe e bijve të mi për çdo tregtar... i kam dhënë besën kujtdo që vjen në tokën time në Shufada se, në rast se i bëhet ndonjë dëm ose ndonjë e keqe,... do të paguaj unë, zoti Gjon, ose bijtë e mi ». I biri i tij, Skënderbeu, ka shkruar në vitin 1460: « Të mbajmë besën, për mbrojtjen e së cilës kemi përballuar rreziqe të mëdha, edhe pse gjithnjë kam qenë përpara një vdekjeje të sigurt ».

Organizimi shtetëror i shoqërisë shqiptarë gjatë epokës së Skënderbeut dhe shekujve të mëparshëm të mesjetës ka qenë ngritur mbi bazën e një korpusi legjislativ të shkruar. Pjesë e këtij korpusi legjislativ kanë qenë edhe statutet e qyteteve shqiptare, të cilat, sipas burimeve historike të kohës, kanë qenë të shkruara. Këto dëshmojnë më së miri se veprimtaria shoqërore e shtetërore në Shqipëri zhvillohej mbi bazën e një korpusi legjislativ të shkruar.

Shteti shqiptar, i bashkuar nën drejtimin e Skënderbeut, kishte simbolet e veta, që

mbështeteshin në traditën vendase dhe shprehnin sovranitetin e tij. Skënderbeu krenohej me historinë e lavdishme të kombit shqiptar. Prandaj, ai mbajti si emër të dytë vetjak përgjegjësen e emrit të Aleksandrit të Madh të Maqedonisë, që te osmanët ishte Iskander (Skënder në gjuhën shqipe). Siç e dëshmon edhe M. Barleci, emërtimet gjeografike Maqedoni dhe Epir janë përdorur në mesjetë si sinonime të emërtimit etnogjeografik Arbëri. Për më tej, krahas evokimit të lavdisë së Pirros dhe të epirotëve të lashtë (sinonim i emrit « arbër » gjatë mesjetës), Skënderbeu përdori edhe simbolet shtetërore të Pirros së Epirit (shqiponjën dhe përkrenaren e zbukuruar me një kokë dhie), të Aleksandrit të Madh të Maqedonisë (shenja e Diellit), si dhe simbole pellazgjike. Simbolet dhe evokimet e mësipërme dëshmojnë për formimin e tij kulturor humanist dhe tregojnë se ai mbështetej në traditën vendase për t'i dhënë një frymë sa më kombëtare shtetit të tij dhe luftës së shqiptarëve kundër pushtimit osman.

Shtetin e tij Skënderbeu e emërtoi me emrin etnogjeografik kombëtar mesjetar Arbëria (Albania) edhe pse në të u përfshi një pjesë e viseve shqiptare. Titulli zyrtar i Skënderbeut ishte Zot i Arbërisë (Dominus Albaniae), të cilin e gjejmë të shënuar në vulën e në shkresat zyrtare të tij, si dhe në letrat e kancelarive të huaja që i janë drejtuar atij si kryetar i shtetit shqiptar.

Shkresat zyrtare të Skënderbeut, që njihen deri tani dhe që kanë dyllin me gjurmën e vulosjes së tyre, tregojnë se kryetari i shtetit shqiptar ka pasur dy vula zyrtare, që kishin madhësi e simbole të ndryshme.

Vula e madhe zyrtare e Skënderbeut ishte në formë rrethore me diametër 41 mm dhe perimetër afro 125 mm. Në qendër ajo kishte shqiponjën dykrenore dhe yllin me gjashtë cepa, të vendosur ndërmjet krerëve të saj. Anash vula kishte rrethin me shkronja të mëdha GEORGIVS CASTRIOTIVS SCENDARBIC. Në krye të rrethit të vulës ishte shenja e diellit me tetë rreze, që ndante fillimin dhe mbarimin e emërtimit GEORGIVS CASTRIOTIVS SCENDARBIC. Shenja e diellit me tetë rreze ka qenë simbol shtetëror i Aleksandrit të Madh të Maqedonisë. Nën krerët e shqiponjës dhe mbi krahët e saj kishte inicialet D AL të fjalëve Dominus Albaniae. Këto iniciale të fjalëve Dominus Albaniae, që përbënin titullin zyrtar të Skënderbeut, tregonin pozitën juridike të tij (Dominus) si kryetar shteti, si dhe emrin e shtetit (Albania), ku ai ushtronte pushtetin e tij.

Vula e vogël e Skënderbeut ishte skalitur në gurin e çmuar të unazës personale të tij. Ajo kishte formë tetëkëndëshe me përmasa maksimale 9 mm gjatësi dhe 7 mm gjerësi. Simbolet e saj ishin marrë nga mitologjia e lashtë pellazgjike. Në gurin e vulës së vogël ishin skalitur dy figura të mitologjisë pellazgjike: mbretëresha Leda dhe Zeusi i Dodonës i shndërruar në mjellmë.

Si simbole më përfaqësuese për shtetin shqiptar Skënderbeu përdori shqiponjën dykrenore me krahë të ulur dhe yllin me gjashtë cepa, simbole këto që ishin mjaft të njohura në mjedisin shqiptar. Këto simbole ishin edhe në stemën dhe në flamurin shtetëror. Në një katolog venecian stemash është vizatuar në mes të viteve 60 të shek. XV stema e Kastriotëve,

kur djali i Skënderbeut, Gjoni, mori titullin « fisnik venecian ». Gjithashtu stema ruhet e gdhendur në varrin monumental të nipit të Skënderbeut, Konstandinit, që gjyshja e tij, Donika, ia ngriti në Napoli të Italisë në vitin 1500. Shqiponja e zezë dykrenore, siç e ka treguar M. Barleci, ka qenë e vendosur edhe në qendër të flamurit të Skënderbeut që fushën e kishte të kuqe.

Shqiponja dykrenore ishte simbol i njohur shtetëror i Perandorisë Bizantine dhe i familjes së Muzakajve, që kishin krushqi me Kastriotët. Edhe Arianitët dhe Gjurashët kishin shqiponjën dykrenore si simbol të tyre. Kurse ylli me gjashtë dhe shtatë cepa ishte përdorur si simbol nga Muzakajt dhe nga Balshajt. Ylli me gjashtë cepa duhe të ketë qenë vendosur edhe ndërmjet krerëve të shqiponjës në flamurin e Skënderbeut, si një element dallues kundrejt flamurit të Perandorisë Bizantine.

Vula me shqiponjë, si simbol shtetëror i Skënderbeut, del se është përdorur për herë të parë në letra që janë shkruar gjatë mesit të viteve 50 dhe ndoshta jo rastësisht. Në të njëjtën kohë me vulën duhet të jetë përdorur edhe flamuri me fushë të kuqe dhe shqiponjën dykrenore në mes, që e ka patur Perandoria Bizantine. Nëpërmjet këtyre simboleve synohej që të shprehej uniteti i viseve të lira shqiptare dhe të tregohej se pas pushtimit të Konstandinopojës prej turqve më 1453, shqiptarët ishin forca kryesore antiosmane që luftonte në ish zotërimet e Perandorisë Bizantine. Këto simbole të reja pushteti të përdorura nga Skënderbeu pasqyrojnë procesin e krijimit të një shteti të vetëm në tokat e lira shqiptare.

Kryeqytet i shtetit të bashkuar shqiptar u bë Kruja. Ndonëse në hapësirat e këtij shteti kishte qytete të tjera më të mëdha e më të rëndësishme si qendra ekonomike, si Prizreni e Ohri, për shkak të pozicionit të vet gjeografik shumë të favorshëm Kruja u bë kryeqendra administrative e viseve të lira shqiptare. Nëpërmjet rrugëve të shumta tokësore e detare që kryqëzoheshin pranë saj, Kruja, si qendër administrative, kishte komunikimin më optimal me të gjitha viset shqiptare dhe me shtetet e huaja.

### *Ushtria shqiptare dhe arti i saj ushtarak*

Përballimi me sukses i luftës kundër pushtuesve osmanë kërkonte në radhë të parë krijimin e një ushtrie të aftë dhe me cilësi të lartë luftarake.

Si njohës i mirë i ushtrisë osmane, i organizimit dhe i armatimit të saj, Skënderbeu, që në fillim, vuri në qendër të vëmendjes organizimin dhe fuqizimin e forcave ushtarake të vendit, që të ishin në gjendje të përballonin një kundërshtar aq të fuqishëm.

Në Kuvendin e Lezhës të marsit 1444 u vendos që, me kontributin e pjesëmarrësve të tij, të krijohej një ushtri e përbashkët. Bërthamën kryesore të saj e formuan luftëtarët që i mobilizonte vetë Skënderbeu, si komandant i përgjithshëm i ushtrisë. Në fillim forcat ushtarake të Besëlidhjes Shqiptare kishin karakter federal, sepse fisnikët shqiptarë, jashtë ushtrisë së përbashkët që ishte nën komandën e Skënderbeut, mbanin një numër jo të vogël forcash ushtarake. Këto trupa, gjatë procesit të formimit të shtetit të bashkuar shqiptar, u

shkrinë me forcat e ushtrisë së përbashkët.

Masa e luftëtarëve vinte kryesisht nga radhët e fshatarësisë. Ajo mbante një qëndrim të papajtueshëm ndaj pushtetit osman dhe ishte në gatishmëri të tillë të përhershme luftarake aq sa, siç shprehej Barleci, « burrat me njërën dorë lëronin arat dhe me tjetrën mbanin shpatën ». Fshatarësia u bë burim i pashtershëm forcash njerëzore për formimin e një ushtrie të madhe popullore, të fuqishme, me shpirt të lartë vetëmohimi, të panjohur në kushtet e luftërave të zakonshme feudale.

Ushtria shqiptare përbëhej nga trupat e përhershme dhe nga luftëtarë që mobilizoheshin vetëm gjatë kohës së luftës. Trupat e përhershme ishin ndarë në dy njësi kryesore. Njëra përbëhej prej 2 mijë deri 3 mijë kalorës të armatosur lehtë, të cilët stërviteshin prej Skënderbeut dhe shërbenin si gardë personale e tij. Pjesa tjetër ruante fortesat dhe kështjellat e vendit, si dhe brezin kufitar lindor. Trupat në viset kufitare lindore i komandonte Moisi Arianiti (Golemi) dhe, sipas M. Barlecit, përbëheshin nga 2 mijë kalorës dhe 1 mijë këmbësorë. Masën kryesore të ushtrisë shqiptare e formonin luftëtarët që mobilizoheshin gjatë kohës së luftës sipas parimit « burrë për shtëpi ». Kur rreziku ishte tepër i madh, mobilizoheshin të gjithë banorët që mund të luftonin. Kur bëhej mobilizimi i përgjithshëm, forcat ushtarake shqiptare arrinin nga 20 mijë deri në 30 mijë luftëtarë, duke formuar një ushtri të madhe për kohën.

Komanda e ushtrisë ishte në dorën e Skënderbeut, që ishte komandant i përgjithshëm. Për t'u konsultuar gjatë veprimeve ushtarake pranë tij qëndronte Këshilli i Luftës, i përbërë nga komandantët më të shquar, të cilët zakonisht dilnin nga radhët e fisnikëve. Kishte edhe komandantë që dilnin nga radhët e njerëzve të thjeshtë, të cilët drejtonin formacionet e ndryshme luftarake, sidomos kur shpallej mobilizimi i përgjithshëm.

Pjesëmarrja e gjerë e shqiptarëve në ushtrinë e Skënderbeut la gjurmët e veta në taktikën dhe armatimin e saj. Në kushtet e vendit tonë mori përhapje të gjerë lufta guerile, formë tradicionale kjo e luftës së fshatarësisë në epoka e vende të ndryshme. Ushtria shqiptare përbëhej nga kalorësia, që përgjithësisht ishte e pakoracuar, prandaj lëvizte me shpejtësi, dhe nga këmbësoria. Luftëtarët e saj përgjithësish kishin armatim të lehtë dhe nuk mbanin armatime të rënda si ato që përdoreshin në ushtrinë feudale të kohës. Skënderbeu e mbështeti strategjinë dhe taktikën ushtarake në trimërinë dhe heroizmin e luftëtarëve të tij, në traditën luftarake të shqiptarëve, në njohjen prej tij të organizimit e të artit ushtarak të armikut etj..

Ushtria shqiptare kishte si detyrë parësore moslejimin e trupave osmane që të futeshin në thellësi të viseve të lira për të grabitur e shkatërruar vendin. Këtij qëllimi i shërbente sistemi mbrojtës i brezit kufitar, të cilit iu kushtua kujdes i veçantë. Pasi trupat osmane pushtuan Stefigradin, shqiptarët, pa vonesë, ngritën në viset lindore një bazë tjetër ushtarake e të fortifikuar, kështjellën e Modrishës. Zakonisht ushtritë armike sulmoheshin e shpartalloheshin në zonat kufitare. Kur ushtritë osmane ishin shumë të mëdha dhe nuk mund të shkatërroheshin në brezin kufitar, Skënderbeu ndërmerrte masa energjike për të

përballuar zhvillimin e luftimeve në thellësi të vendit. Popullsia e paaftë për luftë largohej prej zonave që mund të shkeleshin prej ushtrive armike dhe strehohej përkohësisht nëpër vende malore e të sigurta, duke marrë me vete bagëtinë, rezervat ushqimore e sende të ndryshme. Materialet e prodhimet, që nuk mund të transportoheshin, asgjësoheshin me qëllim që trupave pushtuese t'u hiqej mundësia e përdorimit të tyre. Ndërkohë kështjellat përforcoheshin, duke i furnizuar me luftëtarë, armatime e rezerva ushqimore.

Kur trupat osmane arrinin të futeshin në thellësi të vendit, luftëtarët e brezit kufitar tërhiqeshin të organizuar dhe bashkoheshin me pjesën tjetër të forcave shqiptare. Gjatë tërheqjes ata sulmonin pareshtur trupat osmane, ngadalësonin marshimin e tyre, duke u shkaktuar dëme të mëdha.

Kur arrinin të depërtonin në thellësi të vendit, synimi kryesor i trupave osmane ishte pushtimi i Krujës, që ishte kryeqendra administrative dhe ushtarake për viset e lira shqiptare. Në këto raste Skënderbeu i organizonte veprimet luftarake në mënyrë të tillë, që pesha kryesore e luftimeve të binte jo mbi mbrojtësit e kështjellës, por mbi luftëtarët që vepronin jashtë saj. Me shumicën e ushtrisë ai qëndronte jashtë kështjellës dhe organizonte me to, ditën dhe natën, sulme të pandërprera e të befasishme, që u shkaktonin dëme të rënda forcave pushtuese. Vëmendje të veçantë i kushtonte Skënderbeu edhe prerjes së rrugëve të furnizimit të armikut. Sulmoheshin karvanet që vinin nga lindja për të furnizuar ushtrinë osmane me ushqime e sende të tjera të nevojshme, si dhe ato që vinin nga drejtime të tjera. Këtë detyrë e kryenin sidomos çetat e armatosura.

Skënderbeu i kushtoi kujdes edhe organizimit të zbulimit. Zbuluesit shqiptarë gjendeshin kudo, në krahinat fqinjë, në zonën ku marshonte, qëndronte e vepronte ushtria armike dhe në qendër të Perandorisë Osmane,. Nëpërmjet tyre siguroheshin të dhëna të karakterit strategjik, operativ e taktik që kishin të bënin me kohën e ardhjes së ushtrisë armike, me madhësinë e organizimin, si dhe me lëvizjen e veprimet luftarake të saj etj.. Zbuluesit i paraprinin ushtrisë shqiptare, kur kjo futej në vise të pushtuara. Ata organizoheshin në grupe, lëviznin në largësi të caktuara ndërmjet tyre dhe kontrollonin mirë terrenin për të shmangur pritat e armikut, dërgonin shpejt në drejtim të Skënderbeut informacionin e grumbulluar.

Variantet taktike që përdorte Skënderbeu për të shpartalluar ushtrinë armike ishin të larmishme e mbështeteshin në bashkërendimin e mbrojtjes me sulmin, të mësymjes së ushtrisë së rregullt me goditjen e çetave, të ndeshjeve ballore me sulmet e befasishme, duke futur në përdorim si këmbësorinë ashtu edhe kalorësinë e armatosur lehtë. Në çdo luftim Skënderbeu përpiqej ta parashikonte ecurinë e tij, sulmonte e hapte beteja në kushte që i dukeshin më të përshtatshme. Ai gërshetoi dhe përdori gjerësisht manovrën e shpejtë të forcave të veta me sulmet e befasishme mbi ushtritë armike në çdo kohë, ditën dhe natën, duke i shoqëruar këto në mënyrë të përsosur me prita e kurthe të ndryshme.

Skënderbeu kishte aftësi të jashtëzakonshme ushtarake. Ai ishte në të njëjtën kohë strateg dhe ushtar, hartonte e ndryshonte në përshtatje me situatat planin e luftës, udhëhiqte

ushtrinë dhe njëkohësisht luftonte edhe vetë.

## 4. MARRËDHËNIET NDËRKOMBËTARE TË SHQIPËRISË NË KOHËN E GJERGJ KASTRIOTIT - SKËNDERBEUT

### *Marrëdhëniet e Skënderbeut me vendet e Evropës Juglindore*

Shtetet e Evropës Juglindore, të prekur nga i njëjti agresor, kishin detyrë të përbashkët përballimin e rrezikut osman. Lufta kundër të njëjtit armik i afroi ato dhe i bëri aleatë të natyrshëm. Si rrjedhim, me kohë u vendosën lidhjet ndërmjet shteteve, principatave e zotërimeve të tjera të kësaj pjese të Evropës.

Krijimi nga Skënderbeu i një fronti lufte të organizuar e të fuqishme, e nxori vendin tonë në ballë të forcave antiosmane. Shqipëria gjithnjë e më tepër shikohej nga bashkëkohësit si një fuqi e rëndësishme, e dorës së parë, që ushqente shpresa për dëbimin e osmanëve nga viset e pushtuara të Evropës. Prandaj me kohë u krijuan lidhje ndërmjet vendeve të kërcënuara nga i njëjti rrezik, pushtimi osman.

Në këtë kuadër dallohen marrëdhëniet e shqiptarëve me Hungarinë. Deri më 1456, kur vdiq Janosh Huniadi, Hungaria luftoi me vendosmëri kundër pushtuesve osmanë dhe ishte kështu aleati më i rëndësishëm i shqiptarëve. Të dyja palët, duke goditur të njëjtin armik, secila në sektorin e vet, lehtësonin barrën e njëra-tjetrës. Bashkëpunimin ndërmjet tyre Skënderbeu dhe Huniadi u përpoqën ta shtrinin deri në organizimin e fushatave ushtarake të përbashkëta, me gjithë vështirësitë që rridhnin nga largësia e madhe që ishte midis vendeve të tyre. Kështu ndodhi më 1448, me ekspeditën ushtarake të Huniadit në Fushë-Dardani dhe më 1456 me atë të Beogradit. Burimet historike të kohës tregojnë se Skënderbeu ndërmori masa energjike për të marrë pjesë në ato dy beteja përkrah Huniadit, respektivisht me 20 mijë dhe 30 mijë luftëtarë. Por vështirësitë që vinin nga largësia e madhe ndërmjet vendeve të tyre dhe nga qëndrimi i sundimtarëve fqinjë, vasalë të sulltanit, që nuk e lejuan ushtrinë e Skënderbeut të kalonte nëpër rrugët e zotërimeve të tyre, penguan realizimin e këtyre projekteve. Pas vdekjes së Huniadit, Hungaria përkohësisht u tërhoq nga veprimtaria aktive ushtarake dhe rrjedhimisht u dobësuan lidhjet e saj me Shqipërinë. Ato u rigjallëruan në mesin e viteve 60, kur trupat hungareze arritën të çlironin Bosnjën Veriore.

Marrëdhëniet e Skënderbeut me sundimtarët sllavë të shteteve fqinjë qenë më të kufizuara se me Hungarinë. Një bashkëpunim pati me ta kryesisht gjatë luftës kundër Venedikut në vitin 1448, kur krahas shqiptarëve vepruan edhe reparte ushtarake të mbretit të Bosnjës, Stefan Tomasheviqit. Kundër rrezikut kryesor, pushtuesve osmanë, nuk u arrit ndonjë bashkëpunim i shqiptarëve me ta, sepse synonin të ruanin vasalitetin e tyre me sulltanët osmanë. Despoti serb, Gjergj Brankoviçi, pengoi kalimin nëpër zotërimet e tij të luftëtarëve të Skënderbeut që të bashkoheshin me forcat hungareze. Pas betejës që trupat hungareze zhvilluan më 18 tetor 1448 në Fushë-Dardani, despoti serb përndoqi ushtrinë e shpartalluar

hungareze dhe arrestoi Huniadin. Kurse mbreti i Bosnjës, Stefan Tomasheviqi, bashkoi trupat e veta me ushtrinë osmane, që në prill të vitit 1456 u dërgua kundër Skënderbeut. Nuk do të vononte që vetë ata, më parë se të tjerët, t'i ndienin pasojat negative të vasalitetit nënshtrues të tyre. Megjithëkëtë duke vlerësuar rrjedhimet negative që sillte zgjerimi i pushtimit osman, Skënderbeu i ndihmoi ata në çastet më të vështira. Me rënien e plotë të Despotatit të Rashës në duart e osmanëve, despoti i saj, Stefani, djalë i Gjergj Brankoviçit, erdhi në vitin 1459 në Shqipëri dhe u strehua disa vjet pranë Skënderbeut, me të cilin u bë edhe baxhanak, duke u martuar me vajzën e Gjergj Arianitit, Angjelinën. Vendosja e tij në Krujë dhe lidhjet martesore që krijoi me drejtuesin kryesor të qëndresës shqiptare dëshmojnë më së miri se lufta e shqiptarëve i mbante të gjalla shpresat e ballkanasve për dëbimin e osmanëve nga viset e tyre. Në pranverë të vitit 1463, kur ushtritë osmane filluan pushtimin e Bosnjës, Skënderbeu u tregua i gatshëm ta ndihmonte atë. Por ndërsa pritej miratimi i Republikës së Venedikut për të lejuar kalimin e luftëtarëve shqiptarë nëpër rrugët e zotërimet e saj, ushtritë osmane e pushtuan Bosnjën.

Me qytetin e Raguzës, që kishte lidhje të ngushta me Hungarinë dhe, për të ruajtur paprekshmërinë e qytetit prej osmanëve, e cila u paguante një tribut të madh vjetor sulltanëve, shqiptarët kishin lidhje tradicionale e të vazhdueshme. Si qytet-shtet tregtar kryesor i brigjeve lindore të detit Adriatik, Raguza kishte një veprimtari të gjallë tregtare në viset e Ballkanit Perëndimor, në Kosovë etj.. Tregtarët raguzanë vinin në bregdetin shqiptar për të shitur mallrat e tyre dhe për të marrë prodhime të ndryshme bujqësore e blegtorale, metale, lëndë ndërtimi, kripë etj.. Shqiptarët blinin në Raguzë kryesisht armë dhe mjete të tjera luftarake. Me pozitën gjeografike dhe qëndrimin politik të saj, Raguza ishte një pikë shumë e rëndësishme ndërlidhjeje ndërmjet shqiptarëve dhe vendeve të tjera të Evropës. Prandaj ajo mbante një qëndrim të pavendosur ndaj pushtuesve osmanë dhe në ndonjë rast, të pafavorshëm për forcat antiosmane. Skënderbeu gjeti në Raguzë një mbështetje të gjerë morale për luftën e popullit të vet, si dhe një përkrahje të vogël ekonomiko-financiare. Dhe, për më tej, për të mos zemëruar osmanët, në çastet më të vështira për shqiptarët, Senati i Raguzës nuk pranoi kërkesën e Skënderbeut për të zbritur në këtë qytet, në nëntor të vitit 1466 dhe në prill të vitit pasues, gjatë nisjes e kthimit të tij nga Italia.

Pa dyshim edhe me shtete e zotërime të tjera të Gadishullit Ballkanik, Skënderbeu ka patur marrëdhënie, por për shkak të mungesës së dokumenteve ato kanë mbetur të panjohura.

### *Lidhjet e Shqipërisë me shtetet italiane*

Lufta e popujve të Evropës Juglindore, në ballë të së cilës qëndronin shqiptarët, pengoi vërshimin osman në drejtim të Evropës Qendrore e Perëndimore dhe mbrojti kështu zhvillimin ekonomik, shoqëror, politik e kulturor të këtyre vendeve. Për këtë rol të luftës së shqiptarëve, si pengesë e fuqishme për kalimin e osmanëve në Evropën Perëndimore, ishte plotësisht i ndërgjegjshëm edhe vetë Skënderbeu. Më 1460 ai i shkruante një princi italian: « në qoftë se unë do të thyhesha, me siguri Italia do ta ndiente dhe si rrjedhim, ai zotërim që ju thoni se është juaji do të ishte i turqve ».

I nisur nga kuptimi realist se rreziku ishte i përbashkët, si për vendet e Evropës Juglindore, të kërcënuara drejtpërdrejt nga pushtimi osman, ashtu edhe nga vendet e tjera evropiane, dhe duke vlerësuar drejt rëndësinë e bashkëpunimit ndërkombëtar, Skënderbeu u kushtoi vëmendje marrëdhënieve me vendet që ende nuk ishin rrezikuar drejtpërdrejt nga osmanët. Vëmendje të veçantë u kushtoi Skënderbeu marrëdhënieve të tij me Venedikun, Papatin, Napolin etj., si për afërsinë e këtyre shteteve me tokat shqiptare, ashtu dhe për interesat e synimet që këto vende kishin në drejtim të Ballkanit.

Duke shfrytëzuar gjendjen e vështirë të krijuar në vendet që ishin në luftë me osmanët, Republika e Venedikut shtiu në dorë një sërë qytetesh e krahinash në Ballkan, nga të cilat siguronte të ardhura të rëndësishme dhe kushte të favorshme për zhvillimin e tregtisë në tërë pellgun e Mesdheut e më gjerë. Ajo përdori rrugë e mjete të ndryshme për ruajtjen dhe për forcimin e pozitave të veta në këto rajone, prandaj herë pas here nënshkruante traktate paqeje me sulltanët osmanë (si më 1419, 1430, 1446, 1451, 1454), duke u dhënë atyre tribut të përvitshëm, për të siguruar paprekshmërinë e zotërimeve të veta në Ballkan, duke përfshirë edhe ato që kishte në tokat shqiptare. Më vonë, sidomos gjatë viteve 60, kur u dëmtuan rëndë zotërimet e interesat tregtarë të Republikës së Venedikut nga pushtimet osmane në Peloponez, qe vendosur një afrim e bashkëpunim më i madh ndërmjet Skënderbeut dhe Venedikut. Shprehje e këtij afrimi është edhe dhënia e titullit « fisnik venecian », më 1463, prej dukës Kristofor More, djalit të Skënderbeut, Gjonit, i cili ende ishte fëmijë.

Papati u përpoq aktivisht të ruante pozitat e besimit kristian në Ballkan që po dëmtoheshin rëndë prej pushtuesve osmanë, bartës të një besimi fetar tjetër. Veprimtarinë shpirtërore e politike të Papatit në drejtim të Ballkanit e lehtësoi Koncili XVII ekumenik, i mbajtur në fund të viteve 30 të shek. XV, në Ferrarë, ku u vendos bashkimi i të dy kishave kristiane nën drejtimin e Papës.

Në Shqipëri mungonte një kishë kombëtare, që predikimi të bëhej në gjuhën shqipe. Në Shqipërinë e Epërme dhe Qendrore ushtronin veprimtarinë e tyre kishat katolike, ku meshohej latinisht, dhe kishat ortodokse të ritit sllav dhe, në një hapësirë më të kufizuar, ato bizantine. Kurse në Shqipërinë e Poshtme ushtronin veprimtarinë e tyre kishat bizantine, në të cilat meshohej greqisht. Gjuha që përdorej në kishat e Shqipërisë ishte e pakuptueshme për banorët vendas, prandaj në përgjithësi pozitat e besimit fetar ishin të dobëta dhe për këtë Barleci, që vetë ishte prift katolik, shkruante se « shqiptarët janë më tepër luftëtarë sesa fetarë ». Mungesa e shërbimit fetar ishte aq e theksuar në Shqipëri sa që në Krujë, vihej në dukje më 1453, nuk kishte « as prift dhe as diakon katolik ». Në këto rrethana një nga bashkëpunëtorët më të ngushtë të Skënderbeut, peshkopi i Durrësit, Pal Engjëlli, shkroi në gjuhën shqipe më 8 nëntor të vitit 1462 formulën e pagëzimit, që prindërit t'i pagëzonin vetë fëmijët e tyre.

Në kushte të tilla të pafavorshme të veprimtarisë fetare në Shqipëri, bashkimi politik i shqiptarëve nga Skënderbeu vlerësohej pozitivisht prej Papatit, si një proces që fuqizonte frontin e luftës antiosmane dhe lehtësonte shërbimin fetar e përhapjen e katolicizmit. Papët

e vlerësuan shumë luftën antiosmane të shqiptarëve, e mbështetën moralisht, e propaganduan gjerësisht atë, i dhanë Skënderbeut titujt Mbrojtës i krishterimit dhe Kapiten i përgjithshëm i Selisë së Shenjtë. Papët kërcënuan me shkishërim çdo prirje separatiste e afrimi me osmanët, që u shfaq te disa fisnikë shqiptarë, si te Dukagjinët në vitin 1452 etj.. Nuk mungoi përkrahja financiare e Papatit për luftën shqiptare, sidomos në vitet 60, por gjithsesi ajo qe larg kërkesave të mëdha për mbajtjen në këmbë të qëndresës së shqiptarëve. Vend qendror dhe rol të veçantë i dhanë papët rolit të ushtrisë së Skënderbeut në projektet e tyre për organizimin e një lufte të përbashkët në shkallë evropiane për shkatërrimin e Perandorisë Osmane, që ata e propagandonin si një kryqëzatë fetare.

Skënderbeu u përpoq që vendet e tjera të merrnin pjesë aktive në luftën antiosmane, të siguronte përkrahje e ndihmë ushtarake e materiale për luftën e popullit të tij. Për këtë qëllim ai i kërkoi Republikës së Venedikut më 1451 të vendoste në Krujë një garnizon ushtarak për ta përfshirë atë në luftën antiosmane. Kjo kërkesë në atë kohë ishte në kundërshtim me politikën veneciane, prandaj Senati e hodhi poshtë atë.

Në këtë drejtim disa përfundime pozitive arriti Skënderbeu në marrëdhëniet e tij me mbretin e Napolit, Alfonsin V. Ky mendonte se duke u dhënë shqiptarëve e ballkanasve të tjerë një përkrahje të vogël ushtarake e materiale, do të dëboheshin osmanët nga Ballkani dhe nën kurorën e tij mund të krijohej një shtet i madh mesdhetar. Për këtë qëllim, në fillim të viteve 50 Alfonsi V lidhi një numër traktatesh me përfaqësuesit e disa zotërve shqiptarë dhe të viseve të tjera të Ballkanit. Në bazë të këtyre ai zotohej se do të dërgonte ushtarë që të luftonin për çlirimin e viseve të Ballkanit, me kusht që, pas çlirimit të tyre, si kryezot të njihej Alfonsi V, kurse fisnikët vendas do të qeverisnin në to si vasalë të tij.

Në zbatim të traktateve të nënshkruara gjatë vitit 1451, Alfonsi V dërgoi në Krujë një garnizon të vogël ushtarak dhe në vitin 1455 disa qindra ushtarë për çlirimin e viseve shqiptare që ishin nën pushtimin osman. Trupat napolitane u vunë nën urdhrat e Skënderbeut, i cili ishte komandant i përgjithshëm i tyre dhe zot i qytetit të Krujës. Pas betejës së Beratit të vitit 1455, i informuar mirë për vështirësitë e mëdha që kishte zhvillimi i luftës kundër ushtrive osmane, Alfonsi V hoqi dorë nga synimet e tij në drejtim të Lindjes dhe tërhoqi nga Shqipëria ushtarët dhe përfaqësuesit e vet. Meqenëse me ndihmën e trupave napolitane nuk u çlirua asnjë zonë e Shqipërisë, Skënderbeu nuk bëri ndonjë homazh ndaj tij, siç e parashikonte traktati i vitit 1451. Skënderbeu dhe Alfonsi V qëndruan deri në fund aleatë. Pas vdekjes së Alfonsit V, në vitin 1458, i biri, Ferranti I, hoqi dorë plotësisht nga ideja për t'u shtrirë në drejtim të Ballkanit dhe për rrjedhim marrëdhëniet e Mbretërisë së Napolit me Shqipërinë përkohësisht u dobësuan.

### *Ndihma ushtarake e Skënderbeut për Mbretërinë e Napolit*

Për të gjallëruar marrëdhëniet me Mbretërinë e Napolit Skënderbeu e gjykoi të nevojshme t'i jepte ndihmë ushtarake mbretit Ferdinand në luftën që kishte shpërthyer midis tij dhe kundërshtarëve të vet politikë, që ishin baronët e Italisë së Jugut. Këta ishin bashkuar me princin francez Rene të Anzhuinëve, i cili pretendonte fronin e Mbretërisë së Napolit.

Me këtë hap Skënderbeu shihte mundësinë për të siguruar më pas ndihmë për qëndresën e shqiptarëve prej mbretit Ferdinand dhe aleatëve të tij, papa Piu II dhe dukës së Milanos, Françesk Sforcës, të cilët formonin bllokun politik më të fuqishëm në Itali. Këta ishin propaganduesit kryesorë të idesë për organizimin e një fushate ushtarake antiosmane me pjesëmarrjen e shumë shteteve, duke përfshirë edhe vendet e tyre.

Në shtator të vitit 1460, pasi bëri armëpushim me osmanët, Skënderbeu dërgoi në Itali grupin e parë të luftëtarëve të drejtuar nga i nipi, Koiko Stres Balsha. Zbarkimi i trupave shqiptare në Itali shkaktoi tronditje të thellë në radhët e kundërshtarëve të mbretit Ferdinand. Një nga kundërshtarët kryesorë të mbretit, princi i Tarantit, Xhovan Antonio de Orsini, i kërkoi Skënderbeut të hiqte dorë nga përkrahja për mbretin Ferdinand, duke i shkruar me një farë ironie se lufta në Itali do të ishte për të e pasuksesshme. Në përgjigjen e tij të 31 tetorit 1460, me kulturë të gjerë prej humanisti, duke evokuar historinë e lavdishme të popullit të vet, Skënderbeu i ka shkruar princit të Tarantit se « në qoftë se kronikat tona nuk gënjejnë, ne quhemi epirotë. Duhet ta dini se në kohë të tjera, paraardhësit tanë kaluan në vendin që ju mbani sot dhe patën bërë luftime të mëdha me romakët dhe, nga sa dimë, në të shumtën e herës u ndanë me nder sesa me turp ».

Në fund të gushtit të vitit 1461, në krye të 2-3 mijë luftëtarëve, Skënderbeu u nis vetë për në Itali dhe zbarkoi në Barletë, ku gjendej i rrethuar mbreti Ferdinand, bashkë me një pjesë të ushtrisë së vet. Luftëtarët shqiptarë, me Skënderbeun në krye, me të zbritur në tokën italiane, filluan sulmet energjike e shumë të shpejta, duke shkaktuar panik në radhët e forcave kundërshtare. Këta hoqën dorë nga rrethimi i Barletës, filluan tërheqjen drejt jugut, arritën në Andria dhe, pasi lanë pas Barin, u vendosën në Akuaviva.

Skënderbeu organizoi sulme të njëpasnjëshme për të shtënë në dorë qendrat e fortifikuara, që mbaheshin nga kundërshtarët e mbretit Ferdinand. Pasi la në roje të Barletës një pjesë e trupave, me të tjerët Skënderbeu marshoi në veri të saj, çliroi Sant Anxhelon dhe San Xhovani Rotondon dhe u rikthye në Barletë. Pas kësaj, të përforcuar edhe me reparte italiane dhe duke ndjekur forcat kundërshtare, luftëtarët shqiptarë zbritën deri në jugperëndim të Barit, në Altamurë, dhe u futën në zotërimet e princit të Tarantit. Përballë gjendjes shumë të vështirë ushtarake, Xhovan Antonio de Orsini hyri në bisedime me Skënderbeun dhe kërkoi që ky të ndërmjetësonte për të lidhur paqe me mbretin Ferdinand. Ndërkohë udhëheqësi shqiptar organizoi arrestimin e komandantit të qytetit të Tranit, i cili nuk pranoi të bashkohej me mbretin Ferdinand, dhe, pas kësaj, i gjithë garnizoni i atij qyteti iu dorëzua Skënderbeut.

Luftëtarët shqiptarë i dhanë një ndihmë të vyer ushtarake mbretit Ferdinand për të shpartalluar kundërshtarët e vet dhe ajo ndikoi në gjallërimin e marrëdhënieve të Skënderbeut me Mbretërinë e Napolit dhe aleatët e saj. Duke vlerësuar ato ditë rëndësinë e kësaj ndihme, duka i Milanos, Françesk Sforca, i ka shkruar Skënderbeut në fund të shtatorit të vitit 1461 se « ne kemi po atë detyrim ndaj madhërisë suaj, siç e ka edhe ajo madhëri (Ferdinandi)... dhe që tani e përgjithmonë po afrohemi për të gjitha kënaqësitë, nevojat dhe

nderet e të sipërthënit zotërisë suaj, si një vëlla i mirë e i përzemërt ». Në shenjë mirënjohjeje për këtë ndihmë, mbreti i Napolit i dhuroi Skënderbeut feudet e Monte Sant Anxhelos e të San Xhovani Rotondos, si dhe një pension vjetor prej 1 200 dukatesh. Për të kryer formalitetet e nevojshme feudale për pronat që iu dhuruan dhe për të nxitur interesimin e shteteve italiane për fillimin e një lufte të përbashkët antiosmane, gjatë muajve mars e prill të vitit 1464 Skënderbeu shkoi vetë në Napoli.

Skënderbeu krijoi lidhje edhe me shtete të tjera italiane, si me Dukatin e Milanos, Mantovën, Sienën etj., madje edhe me vende të largëta evropiane si me dukatin e Burgonjës, por ato nuk ishin aq intensive si me Napolin, Venedikun e Papatin. Marrëdhëniet me Milanon e me Burgonjën lidheshin kryesisht me projektet për organizimin e një fushate të përbashkët antiosmane, pjesëmarrës të së cilës parashikohej se do të ishin edhe ato. Me Spanjën dhe me vendet e Evropës Qendrore, si me Poloninë etj., lidhjet ishin rrjedhim i sundimit në to i po atyre dinastive që ishin përkatësisht edhe në Napoli dhe në Hungari.

Marrëdhëniet e Shqipërisë me vendet e Evropës i forcuan edhe vizitorët e vullnetarët e huaj që erdhën nga vende të ndryshme, deri nga Franca e nga Anglia, dhe luftuan në ushtrinë e Skënderbeut. Ndër ta përmendet më 1457 anglezi Xhon Njupor.

Lidhje krijoi Skënderbeu edhe me vende përtej kufijve të Evropës. Dokumentet e kohës përmendin p.sh. marrëdhëniet e tij me emirin Ibrahim të Karamanisë në Azinë e Vogël. Ibrahimi në një projekt të tij për luftë të përbashkët kundër Perandorisë Osmane një vend qendror i dha aksionit të shqiptarëve.

### *Vendi i shqiptarëve në projektet e fushatave ushtarake evropiane*

Politika pushtuese e sulltanëve osmanë gjatë shek. XV shkaktoi në Evropë një shqetësim gjithnjë në rritje. Përballë këtij rreziku forcat largpamëse të kohës kërkuan organizimin në shkallë evropiane të një lufte të përbashkët për të ndalur vërshimin e mëtejshëm të ushtrive osmane dhe për t'i dëbuar ato nga viset e pushtuara të Ballkanit. Këto kërkesa u përhapën sidomos pas pushtimit më 29 maj 1453 prej sulltan Mehmetit II të kryeqytetit të Perandorisë Bizantine, Konstandinopojës, të cilën e bëri kryeqytet të Perandorisë Osmane dhe i vuri emrin Istanbul (Stamboll). Tani frika ndaj rrezikut të pushtimit osman u bë më e përgjithshme dhe përfshiu edhe sundimtarët e disa vendeve evropiane. Në këto rrethana filluan të hartoheshin projekte për shkatërrimin e Perandorisë Osmane, nëpërmjet një lufte të përbashkët, me pjesëmarrjen e shumë vendeve. Papët e propaganduan këtë ide gjithnjë e më shumë, duke i dhënë një veshje fetare si një « kryqëzatë kundër të pafeve ». Por në këtë periudhë kushtet për një veprim të tillë nuk ishin të favorshme, sepse shtetet e Evropës dhe sidomos ato italiane ishin të përçara e në grindje me njëra-tjetrën. Në projektet që hartoheshin barra kryesore për realizimin e tyre u lihej popujve që luftonin dhe kryesisht shqiptarëve dhe hungarezëve.

Në planet strategjike të mbretit të Napolit, Alfonsit V, parashtruar papa Nikollës V me rastin e konferencës së shteteve italiane, që u zhvillua nga vjeshta e vitit 1453 deri në pranverën e

vitit 1454, si dhe në projektet e mëvonshme, luftëtarëve të Skënderbeut u caktohej një rol i rëndësishëm në fushatën e përbashkët kundër osmanëve. Po kështu u vlerësua qëndresa e shqiptarëve edhe në dietat perandorake të shteteve gjermane të mbajtura në Ratisbonë, Frankfurt dhe Viner-Noishtad, si dhe në dietat hungareze, të mbledhura gjatë viteve 1454-1455.

Edhe emiri i Karamanisë, Ibrahimi, në projektin e tij për luftë të përbashkët kundër sulltan Mehmetit II, drejtuar në mesin e viteve 50 papës dhe mbretit të Napolit, u jepte një vend qendror shqiptarëve, të udhëhequr nga Skënderbeu. Ai kishte projektuar një ofensivë të madhe, që do të shpërthente njëkohësisht në tokë dhe në det, si në Azi ashtu edhe në Evropë. Kundër ushtrive osmane, sipas projektit të tij, do të angazhoheshin me forca tokësore në Evropë shqiptarët dhe hungarezët, në Azi vetë Ibrahimi, kurse në det do të vepronte një flotë e fuqishme evropiane. Ibrahimi i jepte veçanërisht rëndësi bashkërendimit të operacioneve që do të zhvilloheshin në frontin shqiptar dhe në atë danubian prej hungarezëve për t'i vënë forcat osmane, që gjendeshin në Ballkan, ndërmjet dy zjarreve.

Idesë për organizimin e një « kryqëzate kundër të pafeve » në shkallë evropiane iu dha një vend i gjerë në propagandën e Papatit pas vitit 1455, kur u bë papë Kaliksi III dhe sidomos në kohën e pasardhësit të tij, Piut II. Me nxitjen e këtij të fundit, në vitin 1459, u organizua në Mantovë të Italisë një kongres ndërkombëtar. Në të morën pjesë një numër i konsiderueshëm sundimtarësh evropianë dhe u vendos që të fillonin përgatitjet për fillimin e një luftë të përbashkët kundër pushtuesve osmanë. Por ndryshe nga deklaratat e premtimet, pjesëmarrësit nuk u angazhuan seriozisht në organizimin e kësaj fushate dhe rrjedhimisht ajo u shty nga viti në vit.

Në projektin e papa Piut II, që u parashtrua me atë rast, ushtria e përbashkët evropiane parashikohej të kishte 40 mijë veta. Gjysma e tyre, 20 mijë ushtarë, do të grumbulloheshin në Itali e në vende të tjera evropiane dhe me papën e dukën e Burgonjës në krye do të zbarkonin në Raguzë për t'u bashkuar me forcat shqiptare. Kurse pjesa tjetër prej 20 mijë vetash do të përbëhej nga luftëtarët e Skënderbeut. Të gjitha këto trupa prej 40 mijë vetash do të formonin frontin qendror. Si komandant i përgjithshëm i ushtrisë së përbashkët shqiptaro-europianoperëndimore papa shpalli Skënderbeun, të cilit me këtë rast do t'i jepte skeptrin mbretëror si dhe zotërimin e Maqedonisë, pasi ajo të çlirohej. Në projektin e papës parashikohej që në frontin e Danubit të vepronin hungarezët, kurse në Greqi dhe në det flota ushtarake e shteteve italiane.

Vendimet e Kongresit të Mantovës Skënderbeu i pa me interes të veçantë. Por shpresat për realizimin e projektit të papa Piut II nuk vazhduan gjatë, sepse pjesëmarrësit kryesorë të Kongresit të Mantovës kishin mosmarrëveshje dhe nuk u angazhuan seriozisht për të. Shumë prej tyre e propaganduan fushatën e përbashkët antiosmane, me qëllim që të nxirrnin sa më shumë përfitime materiale për vete. Për këtë, një vëzhgues i këtyre ngjarjeve Gerard de Kolis, në mesin e viteve 60, shkruante se « zotërinjtë kanë nxjerrë të holla nga popujt e tyre me pretekstin e kësaj ndërmarrjeje dhe pastaj i kanë futur në xhep për dobinë e tyre ». Në këto rrethana, kur nuk po bëhej asnjë përgatitje për organizimin e luftës së përbashkët në

shkallë evropiane, Skënderbeu pranoi propozimin e sulltan Mehmetit II dhe në pranverë të vitit 1463 lidhi me të një paqe me afat 10-vjeçar, e cila nuk vazhdoi gjatë. Menjëherë pas saj, vetë sulltan Mehmeti II u vu në krye të trupave osmane për pushtimin e rajoneve të Shqipërisë së Epërme e të Ballkanit.

Në fund të vitit 1463 Skënderbeu veproi energjikisht për të nxitur përgatitjet për fillimin e fushatës së përbashkët antiosmane. Për këtë qëllim, në pranverë të vitit 1464 ai shkoi vetë në Napoli dhe dërgoi ambasadorë në Romë dhe te duka i Milanos, i cili kishte deklaruar se për të filluar luftën do të dërgonte në Shqipëri 2 mijë kalorës dhe 1 mijë këmbësorë. Skënderbeu kthehet në Shqipëri me përshtypjen se më në fund lufta e përbashkët do të shpërthente. Në gusht të vitit 1464 ai u nis në Raguzë për të pritur ushtritë evropiane që do të vinin nga Ankona. Por në Ankonë u grumbulluan pak forca dhe me vdekjen aty të papa Piut II, më 14 gusht të vitit 1464, dështoi përfundimisht organizimi i fushatës ushtarake të përbashkët në shkallë evropiane kundër pushtuesve osmanë.

Në këto rrethana po bëhej gjithnjë e më i përgjithshëm mendimi se me luftën e tyre shqiptarët mbronin jo vetëm vendin e tyre, por edhe lirinë e vendeve të tjera, sepse, siç është shprehur në vitin 1464 mbreti i Hungarisë, Matia Korvini, sulltani ndërmjet Shqipërisë donte të kalonte « si nëpër një urë » për të pushtuar vendet e tjera. Personalitete të shquara e largpamëse të kohës kërkuan fuqizimin e qëndresës së shqiptarëve, duke i ndihmuar ata nga ana financiare. Humanisti i shquar italian Françesk Filelfo, në shtator të vitit 1464, i shkruante papës se Skënderbeu dhe mbreti i Hungarisë duheshin ndihmuar me të holla, që ata të përgatisnin ushtri të fuqishme tokësore për shkatërrimin e Perandorisë Osmane. Por këto kërkesa largpamëse nuk u realizuan.

Në fund të vitit 1464 papa Pali II hartoi një projekt financiar në « përkrahje » të luftës antiosmane. Papa nëpërmjet tij kërkonte që vendet e ndryshme, sipas premtimeve që i kishin bërë në Kongresin e Mantovës paraardhësit të tij, papa Piut II, të derdhin mjetet financiare. Për të nxitur realizimin e projektit financiar të tij, papa Pali II deklaroi me këtë rast se po vinte 100 mijë dukate në përkrahje të atyre që luftonin.

Pas dështimit të përpjekjeve për organizimin e fushatës së përbashkët evropiane, Skënderbeu u përpoq që të fuqizonte mbrojtjen e vendit dhe të vinte nën drejtimin e tij, një front sa më të gjerë antiosman. Ai iu drejtua vendeve që rrezikoheshin drejtpërdrejt prej sulmeve osmane po të mposhtej qëndresa shqiptare. Skënderbeu i kërkoi Republikës së Venedikut të vinte nën komandën e tij forcat ushtarake që ajo kishte në zotërimet e saj në Shqipëri. Qysh nga fillimi i viteve 60, Venediku ishte angazhuar në luftë me osmanët, prandaj tani u kushtonte vëmendje të veçantë përpjekjeve të Skënderbeut për forcimin dhe mbrojtjen e vendit, duke përfshirë edhe zotërimet veneciane. Republika pranoi që Skënderbeu të ishte komandant i përgjithshëm edhe për trupat e saj në Shqipëri. Në përforcim të garnizonit shqiptar të kështjellës së Krujës, Skënderbeu vendosi aty një numër të kufizuar ushtarësh venecianë si dhe ushtarë napolitanë, të cilët mbreti Ferdinand i dërgoi në ndihmë të tij.

Përpjekje bëri Skënderbeu që të merrte një pjesë nga 100 mijë dukatët që papa Pali II i kishte

deklaruar se i kishte vënë në dispozicion të luftës antiosmane. Gjatë viteve 1465-1467, që ishin vite kulmore e më të vështirat e luftës së shqiptarëve, papa Pali II i dha Skënderbeut rreth 6 650 dukate, që realisht ishte një shumë e vogël parash në krahasim me nevojat e mëdha të luftës së shqiptarëve. Kurse nga shtetet e tjera evropiane kjo ndihmë qe edhe më e paktë.

## 5. BETEJAT E MËDHA SHQIPTARO-OSMANE TË VITEVE 60. QËNDRESA E SHQIPTARËVE TË MORESË

### *Fitoret e ushtrisë shqiptare në vitet 1462-1465*

Pas humbjes së rëndë që pësuan në betejën e Ujëbardhës të vitit 1457, ushtritë osmane i ndërprenë për disa vjet sulmet e tyre mbi viset e lira shqiptare. Në vitin 1460, para se Skënderbeu të dërgonte grupin e parë të luftëtarëve të tij në ndihmë të mbretërisë së Napolit, ndërmjet tij dhe oborrit osman u nënshkrua një armëpushim që vazhdoi dy vjet. Pas kthimit të Skënderbeut më 1462 nga ekspedita ushtarake e Italisë, luftimet me ushtritë osmane rifilluan me intensitet.

Ndërkohë sulltan Mehmeti ndërmori veprime intensive për zgjerimin e pushtimeve osmane në Ballkan dhe gjatë vitit 1463 i udhëhoqi vetë trupat për nënshtrimin e Bosnjës dhe të Moresë (Peloponezit). Madje, për rivendosjen e zgjerimin e pushtimeve në Fushë-Dardani, Rrafshin e Dukagjinit, Jeliçe (sanxhak) etj., qysh gjatë viteve 1458-1462 ushtritë osmane u futën në Rrafshin e Dukagjinit dhe, ndoshta përkohësisht, morën Prizrenin (1458), Pejën (1463) dhe qendra të tjera të rëndësishme. Sipas dokumenteve autentike, kur ushtritë osmane pushtuan Bosnjën më 1463, po këtë vit në kështjellat e Fushë-Dardanisë, Rrafshit të Dukagjinit dhe të Jeliçes (sanxhaku), si mbrojtës të tyre u caktuan persona të tjerë, sepse nuk ekzistonte më asnjë nga mbrojtësit që ishin vendosur në vitin 1455. Ato rajone kishin qëndruar të lira. Edhe pas vitit 1463 pushteti osman mbeti formal dhe i pakonsoliduar në rajonet e Shqipërisë së Epërme.

Gjatë viteve 60 sulltan Mehmeti II angazhoi në luftime kundër shqiptarëve komandantët e zonave kufitare, duke i përforcuar ato edhe me trupa të tjera.

Gjatë vitit 1462, sipas M. Barlecit, shqiptarët shpartalluan njëra pas tjetrës tri ushtri osmane. Së pari ato u ndeshën në të njëjtën kohë me dy ushtri osmane. Ushtria e parë e komanduar nga Sinan Beu, pasi hyri në Mokër, u sulmua befasishëm në të gjitha drejtimet, prej ushtrisë së Skënderbeut dhe u shpartallua. Pa humbur kohë, shqiptarët iu drejtuan ushtrisë së dytë, të komanduar nga Hasan Beu, që ishte vendosur në afërsi të qytetit të Ohrit, e goditën atë në befasi dhe e thyen, duke zënë rob edhe komandantin e saj. Kur luftëtarët shqiptarë po merrnin rrugën e kthimit për në Krujë, ata u njoftuan se një ushtri e tretë e komanduar prej Isuf Beut po marshonte nga Shkupi në drejtim të Shqipërisë. Skënderbeu vendosi të hynte menjëherë në betejë dhe ta sulmonte ushtrinë osmane atje ku ajo nuk e priste. Me shpejtësi

luftëtarët shqiptarë largohen nga rajoni i Ohrit, i drejtohen Kërçovës dhe vijojnë rrugën që kalonte përgjatë lumit Treska për të arritur në afërsi të Shkupit, ku e sulmojnë befasishëm ushtrinë osmane dhe e shpartallojnë atë.

Në të dalë të vjeshtës së vitit 1462, një ushtri e katërt e komanduar nga Karaxha Beu u nis kundër viseve të lira shqiptare dhe e vendosi fushimin e vet në fushën e Livadhit, pranë qytetit të Ohrit. Skënderbeu e sulmoi atë në çastin kur gjendej e papërgatitur për luftë, por moti me shi bëri që të ndërpritej zhvillimi i betejës. Kjo u dha mundësi trupave osmane të tërhiqeshin pa pësuar humbje të rënda.

Pas disfatave të njëpasnjëshme gjatë vitit 1462, sulltan Mehmeti II i propozoi paqe Skënderbeut, në një kohë kur ky i kishte humbur shpresat për organizimin e një lufte të përbashkët antiosmane në shkallë evropiane. Prandaj, në pranverë të vitit 1463, ndërmjet tyre u nënshkrua në Shkup traktati i paqes me afat 10-vjeçar. Por paqja nuk pati jetë të gjatë, sepse sulltani gjatë vitit 1463 u përpoq të rivendoste pushtetin e tij në rajonet e Rrafshit të Dukagjinit, të Sanxhakut, si dhe arriti të pushtonte Bosnjën dhe Morenë. Skënderbeu nuk mund të pajtohej me veprime të tilla që rrezikonin të ardhmen e tij si sundimtar i pavarur, gjë që është pasqyruar edhe në dokumente të vitit 1463 që flasin për gatishmërinë e tij për të ndihmuar Bosnjën.

Luftimet rifilluan në gusht të vitit 1464, kur një ushtri e komanduar nga Sheremeti u vendos pranë qytetit të Ohrit. Luftëtarët shqiptarë iu drejtuan Ohrit dhe kur arritën në afërsi të tij, Skënderbeu dërgoi 500 kalorës në drejtim të ushtrisë osmane për ta mashtruar që t'i ndiqte nga pas, deri në vendin ku qëndronin të fshehur luftëtarët shqiptarë. Sipas parashikimit të Skënderbeut, ushtria osmane u vu në ndjekje të kalorësve shqiptarë dhe kur arriti në pritën, që shqiptarët e kishin ngritur mjeshtërisht, ajo pësoi një katastrofë të plotë, duke humbur shumicën e ushtarëve. Në fillim të muajit shtator të vitit 1464, ndërkohë që ushtria hungareze kishte çliruar rajone të tëra të Bosnjës Veriore, Skënderbeu i nisi trupat e veta të drejtim të viseve të ish-Despotatit serb të Rashës dhe, në rajonet pranë Sjenicës, u ndesh më 11 shtator me një ushtri osmane, të cilën e shpartalloi.

Pas këtyre disfatave sulltan Mehmeti II, sipas M. Barlecit, ngarkoi Ballaban Beun që të drejtonte ushtritë osmane për mposhtjen e qëndresës shqiptare. Nisur nga posti real ushtarak i tij, Ballaban Beu duhet të ketë qenë shoqëruesi kryesor dhe krahu i djathtë i komandantëve të ushtrive osmane, sepse si vendas ai njihte mjaft mirë rrugëkalimet nëpër viset shqiptare dhe mjedisin shqiptar.

Ballaban Beu, i njohur sipas rrëfimit të M. Barlecit, me titullin pashë (Ballaban Pasha), ishte shqiptar dhe kishte një karrierë ushtarake të gjatë në shërbim të Perandorisë Osmane. Në regjistrin kadastral osman të Sanxhakut Shqiptar të vitit 835 h. (1431-1432) ai përmendet si timarli i katër fshatrave të vilajetit të Krujës, kurse dy vjet më pas emërohet dizdar i saj dhe gjatë viteve 1437-1439 do të ishte vartës i Skënderbeut kur ky u emërua si subash i Krujës. Ballabani përmendet aty si « gulam-i mir » dhe me cilësimin « i vogël » (Ballaban-i kyçyk), që është në përshtatje me përshkrimin që M. Barleci i bën fizikut të tij: « nga shtati ishte i

shkurtër dhe i pakët ». Pas çlirimit të Shqipërisë në vitin 1443 Ballaban Beu emigroi familjarisht. Në mesin e viteve 60 dy djem të tij, Hamzai dhe Hiziri, përmenden si timarlinj në Maqedoninë Lindore (në lindje të Serezit). Ballabani përmendet ndërkohë si « ish-dizdar i Krujës », gjë që tregon se sulltani, kur e ngarkoi me detyrën që të shkatërronte forcat e Skënderbeut, i kishte premtuar së paku edhe postin që kishte pasur në vitet 30. Më pas, në tetor të vitit 1466, Ballabani përmendet si zotërues i një timari të madh në rajonin e Tetovës. Para se të vendosej këtu, Ballaban Beu duhet të ketë pasur në zotërim prona diku në rajonet që shtriheshin në lindje të Ohrit, sepse në afërsi të këtij qyteti ai do të zhvillonte luftimet me forcat e Skënderbeut.

Ballaban Beu ishte njohës shumë i mirë i terrenit, prandaj atij iu besua shoqërimi, ndoshta për raste të veçanta edhe drejtimi i forcave osmane për shkatërrimin e Skënderbeut, ish-epror i dikurshëm i tij. Ai u përforcua vazhdimisht me trupa të freskëta dhe në luftimet e pandërprera përdori gjerësisht sulme të befasishme dhe dredhi të shumta. Si detyrë kryesore ai duhet të ketë pasur pushtimin e qytetit të Ohrit.

Ndeshjen e parë me trupat e Ballabanit, sipas M. Barlecit, shqiptarët e zhvilluan në fushën e Falkalit (Valkalit) pranë malit Bigë (Furkë) në afërsi të Ohrit në vitin 1464. Plani i tij fillestar, që t'i sulmonte natën e në befasi shqiptarët, dështoi. Me gjithë dëmet e rënda që pësuan forcat e tij, nëpërmjet pritave që kishte ngritur Ballabani, arriti të dëmtonte komandën e ushtrisë shqiptare. Në kundërshtim me porositë e Skënderbeut, komandantët e reparteve shqiptare, duke ndjekur ushtrinë e shpartalluar osmane, u shkëputën shumë nga bashkëluftëtarët e tyre dhe ranë në pritën e armikut. Tetë komandantë të shquar, duke përfshirë edhe Mosi Golemin (Arianitin) u kapën prej ushtarëve osmanë. Skënderbeu bëri përpjekje të mëdha për lirimin e tyre duke i propozuar sulltanit shuma të mëdha të hollash dhe lirim të robërve osmanë. Por ai nuk pranoi dhe urdhëroi që, komandantët shqiptarë, pas torturave të tmerrshme, të ekzekutoheshin duke i rrjepur të gjallë. Pak më parë, në fillim të vitit 1461, kishte vdekur edhe Gjergj Arianiti që, pas Skënderbeut, kishte qenë personazhi më i rëndësishëm i luftës antiosmane të shqiptarëve.

Edhe pas humbjes së këtyre personaliteteve të jetës politike e ushtarake të vendit, shqiptarët e vazhduan me vendosmëri luftën kundër trupave osmanë. Në Oronik të Dibrës së Sipërme, pa u parë nga rojet shqiptare, Ballabani e afroi ushtrinë e vet pranë luftëtarëve shqiptarë për t'i gjetur në befasi. Në sajë të vigjilencës së Skënderbeut, i cili i zbuloi vetë forcat armike, luftëtarët shqiptarë u hodhën menjëherë në luftë dhe e fituan betejën. Pas kësaj, në krye të një ushtrie të re, Ballabani u përpoq gjatë tre muajve t'i zinte në befasi shqiptarët, por kur u bind se një sulm i tillë ishte i pamundur, u ndesh me ta në fushën e Falkalit (Valkalit) pranë malit Bigë të Ohrit dhe trupat e tij u thyen keqas.

Pas këtyre luftimeve, Ballabani u përpoq t'i shkatërronte forcat shqiptare, duke i goditur ata njëkohësisht nga dy drejtime të kundërta. Prandaj në verë të vitit 1465 u nisën në të njëjtën kohë kundër Shqipërisë dy ushtri, njëra në drejtim të Ohrit dhe tjetra kundër Krujës. Duke u informuar me kohë për lëvizjen e tyre, luftëtarët shqiptarë marshuan me shpejtësi, së pari në drejtim të ushtrisë që komandohej nga vetë Ballaban Beu dhe e shpartalluan krejtësisht atë

po në fushën e Falkalit (Valkalit). Pas kësaj shqiptarët u kthyen në drejtim të viseve perëndimore për t'u ndeshur me ushtrinë e dytë, të komanduar nga Jakupi, një tjetër shqiptar ky, që e njihte mirë vendin. Për të mos u diktuar nga trupat e Skënderbeut, gjithnjë sipas rrëfimit të M. Barlecit, ushtria e Jakupit mori rrugët e Shqipërisë së Poshtme, që ishte e pushtuar, kaloi nëpër Berat dhe vijoi marshimin në drejtim të Krujës, e cila veç rojeve të kështjellës, nuk kishte luftëtarë të tjerë shqiptarë që të ndesheshin më ushtrinë e Jakupit. Skënderbeu, pasi shpartalloi më parë forcat e Ballabanit i drejtoi luftëtarët e tij kundër ushtrisë së Jakupit, që ishte vendosur në fushën e Tiranës. Në luftimet që u zhvilluan në rajonin e Kasharit, forcat osmane pësuan një disfatë të rëndë, duke mbetur i vrarë edhe komandanti i tyre.

Pas pesë betejave të ashpra, që luftëtarët e Skënderbeut zhvilluan gjatë një viti me ushtritë osmane të drejtuara nga Ballaban Beu, edhe pse shqiptarët kishin dalë fitimtarë, sulltan Mehmeti II mendoi se tashmë ata ishin të lodhur e të dobësuar në një masë të tillë, sa që nuk do të mund të përballonin një goditje vendimtare të të gjitha forcave ushtarake të Perandorisë Osmane.

### *Mbrojtja e Krujës gjatë Rrethimit II (1466).*
### *Kërkesat e Skënderbeut ndaj shteteve italiane*

Në gjysmën e parë të viteve 60 kufijtë e Perandorisë Osmane në Gadishullin Ballkanik u zgjeruan. Brenda saj u përfshinë Bosnja Jugore dhe Peloponezi. I ndodhur në kushte të favorshme si asnjëherë tjetër, sulltan Mehmeti II, i mbiquajtur « Pushtuesi » (Fatihu), kërkoi të mposhtej me çdo kusht qëndresa heroike shqiptare dhe të dilte në detin Adriatik. Ai parashikoi ta bënte atë nëpërmjet një fushate ushtarake të tillë, që do të ishte më e fuqishmja nga të gjitha ato që ishin organizuar deri atëherë kundër shqiptarëve.

Me kohë erdhën në Shqipëri njoftimet për përgatitjen që po bënte oborri osman për organizimin e një fushate ushtarake shumë të fuqishme kundër Shqipërisë. Ndërkohë shqiptarët ndërmorën masa energjike për fuqizimin e mbrojtjes së vendit, përforcuan kështjellat, fortesat etj.. Kujdes të veçantë ata i kushtuan mbrojtjes së qytetit të Krujës. Garnizoni i kështjellës u vu nën komandën e Tanush Topisë dhe u pajis me mjete të shumta luftarake dhe me ushqimet e nevojshme për të përballuar një rrethim sa më të gjatë. Popullsia e paaftë për luftë, bagëtitë, pasuritë e ndryshme u vendosën nëpër malësi e vende të sigurta.

Në pranverë të vitit 1466, në krye të të gjitha forcave ushtarake të Perandorisë Osmane, sulltan Mehmeti II mori rrugët në drejtim të Krujës. Pasi arriti në fillim të muajit maj në Manastir, iu drejtua viseve të lira shqiptare, duke marshuar nëpër Rrugën Mbretërore (Egnacia). Kur ushtria osmane hyri në viset e lira u gjend nën sulmet e pandërprera të çetave të shumta shqiptare, të cilat kishin zënë grykat dhe shtigjet. Me vështirësi të mëdha e me humbje të ndjeshme, ajo arriti të vendosej në fushën pranë Krujës.

Përballë taktikës së Skënderbeut, sulltani e ndau ushtrinë e vet në dy pjesë. Njëra e pajisur

me të gjitha mjetet luftarake të kohës, duke përfshirë edhe topa, rrethoi Krujën. Tjetra mori urdhër të ndiqte e të asgjësonte ushtrinë shqiptare që vepronte jashtë kështjellës nën komandën e Skënderbeut, si dhe çetat e shumta që sulmonin karvanet e furnizimit.

Sulltan Mehmeti II u kërkoi mbrojtësve të kështjellës së Krujës dorëzimin e menjëhershëm dhe, pas kundërshtimit të tyre, ai urdhëroi marrjen e saj me luftë. Sulmet e furishme që ndërmorën trupat osmane, mbrojtësit e Krujës i përballuan me sukses. Detyrën atyre ua lehtësonin goditjet e furishme dhe shpartalluese të luftëtarëve që vepronin jashtë kështjellës nën komandën e Skënderbeut. Ata i bashkërendonin veprimet e tyre me kundërsulmet e mbrojtësve të Krujës. Duke përshkruar këto luftime, M. Barleci shkruante se « Skënderbeu me forca e ushtri të fuqishme e sulmonte çdo ditë fushimin e Mehmetit II dhe nuk i linte për asnjë çast të qetë... lëshohej pa pushim mbi të dhe, si një përrua që zbret nga malet pas shirave të mëdha mbyt dhe rrëmben çdo gjë me vete, po ashtu edhe Skënderbeu lëshohej pa pushim mbi fushimin turk, herë nga njëra anë, herë nga ana tjetër, e trondiste atë kudo, i shkaktonte armikut vrasje, dëme dhe humbje shumë të mëdha ».

Kudo që vepronin luftëtarët shqiptarë, si sulmues nën drejtimin e Skënderbeut, nëpër çetat, apo si mbrojtës të kështjellave, treguan trimëri të papërshkruar, që la gjurmë të pashlyeshme edhe te armiqtë dhe u përjetësua në veprat e historianëve të vjetër osmanë. Njëri prej këtyre, Idriz Bitlisiu vinte në dukje me këtë rast se shqiptarët « janë nga natyra trima e guximtarë sa nuk ka ku të vejë më. Në sulm e në qëndresë janë shumë të rrëmbyeshëm e të patundshëm. Shigjetat e shiut të vuajtjeve e të fatkeqësive ata i presin me kraharorët e tyre të hapur dhe nuk vënë kurrë para armikut mburojën e dobësisë e të përuljes ». Kurse Qemal pasha Zade ka shkruar për këto ngjarje se edhe « luftëtari më i dobët i arbërve është nga më trimat e fushës së luftës, tamam sikur të ishte kalorës i hipur mbi kalin legjendar. Ai nuk ka as kalë, as mjete lufte, por ka në vend të kuajve shtiza që fluturojnë si vetëtima, ka ushta maja e të cilave është plot helm si thumbi i grerëzave, ka edhe një hark prej druri e bashkë me të disa shigjeta, por megjithatë ai është më i fortë se hekuri ».

Pas më se dy muaj luftimesh të ashpra, sulltan Mehmeti II u bind edhe këtë herë se Kruja nuk mund të pushtohej me forcën e armëve. Prandaj ai mendoi nënshtrimin e saj nëpërmjet një rrethimi të vazhdueshëm derisa uria t'i detyronte mbrojtësit e Krujës të dorëzoheshin. Këtë detyrë ia ngarkoi Ballaban Beut, duke i lënë nën komandë një pjesë të ushtrisë. Krahas rrethimit të kështjellës së Krujës, ata do të ushtronin një presion të pandërprerë mbi të gjitha viset e lira shqiptare. Për të mbështetur veprimtarinë luftarake të trupave të Ballabanit, furnizimin e tyre me mjete lufte dhe me ushqime, si dhe për të shkëputur nga trungu i shtetit shqiptar një pjesë të tij, Mehmeti II vendosi që të rindërtohej plotësisht e të fuqizohej fortesa e lashtë e Valmit në luginën e lumit Shkumbin. Punimet u bënë në prani të sulltanit dhe vazhduan me vrull një muaj të tërë. Ato përfunduan në korrik të vitit 1466. Për të shprehur rëndësinë e veçantë që kishte kjo fortesë për zhvillimin e mëtejshëm të luftës, sulltani i vuri emrin Ilbasan (Elbasan) d.m.th. « vend që sundon ».

Në korrik të vitit 1466 sulltan Mehmeti II bashkë me pjesën më të madhe të ushtrisë mori rrugën e largimit nga Shqipëria. Në fund të korrikut ata ishin në Manastir dhe vijuan rrugën

në drejtim të Përlepit, Shtipit e Plovdivit për të arritur në Stamboll. Pas largimit nga Elbasani ushtria osmane pushtoi përfundimisht qytetin e Ohrit. Banorët e tij luftuan për mbrojtjen e qytetit të tyre, prandaj sulltan Mehmeti II arrestoi dhe i internoi në Stamboll kryepeshkopin e Ohrit, Dorotheun, bashkë me shumë fisnikë e klerikë të tjerë të qytetit. Me premtimin se nuk do t'i trazonte, sulltan Mehmeti II arriti të shtinte në dorë me mijëra e mijëra njerëz që ishin strehuar në një rajon malor të quajtur Kidna. Gjithnjë sipas rrëfimit të M. Barlecit, si hakmarrje për disfatën e pësuar, sulltani masakroi barbarisht afro 8 mijë veta të strehuar në atë rajon malor. Por edhe masakra të tilla nuk i ligështuan shqiptarët. Këta i vazhduan luftimet edhe pas largimit të sulltanit, duke mbrojtur Krujën dhe u përpoqën të shtinin në dorë kështjellën e Elbasanit, e cila bashkë me Ohrin u krijoi mundësi osmanëve të kontrollonin lëvizjet nëpër Rrugën Mbretërore (Egnacia). Gjendja ekonomike e vendit ishte përkeqësuar dhe uria po i kërcënonte shqiptarët. Duheshin siguruar ndihma në ushqime, në armë etj..

Luftimet e vitit 1466 në Shqipëri, ishin të përmasave të mëdha dhe të një rëndësie të veçantë edhe për fatin e Italisë e të vendeve të tjera evropiane. Prandaj ato tërhoqën vëmendjen e tyre, sepse, siç thuhej ato ditë, trupat osmane « ishin në dyert e Italisë » dhe po të binte qëndresa shqiptare, ajo do të ishte viktimë e tyre.

Në këto rrethana, në fund të majit 1466 u mblodhën në Romë ambasadorët e shumë shteteve italiane. Me këtë rast Papa u kërkoi që të bashkoheshin jo vetëm forcat e shteteve italiane, por edhe të vendeve të tjera evropiane, për të përballuar sulmin e mundshëm të ushtrisë osmane mbi Italinë. Kjo situatë e rrezikshme për shtetet evropiane duhej t'i nxiste ato që t'u dërgonin shqiptarëve ndihma ekonomike dhe ushtarake.

Për të përballuar gjendjen shumë të rëndë të vendit të vet, Skënderbeu iu drejtua për ndihmë shteteve italiane. Ai dërgoi në Venedik të birin, Gjonin, ndërsa në nëntor të vitit 1466 u nis vetë për në Napoli e në Romë. Ai qëndroi në Itali deri në fund të marsit të vitit 1467, ndërkohë që trupat osmane mbanin të rrethuar Krujën.

Misioni i djalit të Skënderbeut në Venedik nuk dha përfundimet që priteshin, sepse ndihmat për shqiptarët shiheshin atje si shpenzime të shumta e të paleverdisshme. Megjithëkëtë, për të ndihmuar Skënderbeun Republika e Shën Markut kishte dërguar pranë tij një numër ushtarësh, ndërkohë përpiqej të rifillonte bisedimet për paqe me osmanët.

Komandanti i trupave osmane në Shqipëri, Ballaban Beu, ndoqi me vëmendje veprimtarinë diplomatike të Skënderbeut në Itali dhe u përpoq që ky të dështonte në misionin e vet. Osmanët i kërcënuan vendet e tjera dhe e detyruan Senatin e Raguzës të ndalonte ardhjen e Skënderbeut në këtë qytet gjatë udhëtimit për në Itali. Ndërkohë përfaqësues të Ballaban Beut shkuan në oborrin napolitan për të penguar ndihmat për shqiptarët. Me sa duket Ballabani deri diku ia arriti këtij qëllimi, sepse gjatë muajve nëntor-dhjetor 1466, kur Skënderbeu ishte në Napoli, nuk siguroi ndonjë ndihmë të rëndësishme prej oborrit napolitan.

Pas Napolit, i shoqëruar me pak kalorës, Skënderbeu shkoi në Romë. Banorët e saj i rezervuan atij një pritje aq masive, madhështore e triumfale, saqë nuk ishte parë ndonjëherë në atë qytet. Kjo pritje ishte shprehja më e qartë dhe e sinqertë e ndjenjave të vërteta të popullit italian për luftën e popullit shqiptar dhe udhëheqësin e tij. Papa organizoi për Skënderbeun ceremoni zyrtare, por ndihma materiale e tij qe e vogël për nevojat e ngutshme të shqiptarëve, gjë që e bëri të pakënaqur komandantin shqiptar. Në çastet e largimit të tij nga Roma, shkruanin ato ditë bashkëkohësit, Skënderbeu u shpreh plot sarkazëm se « më parë do të donte të bënte luftë me kishën sesa me turkun », dhe « nuk besonte se mund të gjendej shpirtvogëlsi më e madhe në botë sesa te këta priftërinj ». Pas një qëndrimi dymujor Skënderbeu u largua nga Roma dhe u kthye sërish në Napoli, ku qëndroi gjatë, por nuk siguroi ndonjë ndihmë efektive. Edhe mbreti Ferdinand i Napolit, ashtu si Venediku, përpiqej të shmangte rrezikun osman mbi shtetin e tij, jo aq me veprime efektive ushtarake sesa me anën e bisedimeve sekrete për paqe me sulltan Mehmetin II.

### *Rrethimi III i Krujës (1467). Vdekja e Skënderbeut (17 janar 1468)*

Në mars të vitit 1467, kur Skënderbeu gjendej në Itali, nëpunësit osmanë kryen regjistrimin e popullsisë e të tokave në një rajon të kufizuar të viseve të shkelura prej tyre për të vendosur në to sistemin feudal ushtarak të timareve. Ky regjistrim dëshmon mirë për pjesëmarrjen masive të shqiptarëve në luftë. Sipas tij, dhjetëra fshatra ishin shkatërruar dhe braktisur nga popullsia, kurse shumica e fshatrave të tjera kishin mbetur me pak banorë dhe kishin nga një familje deri në dhjetë. Kjo pamje e shkretuar e vendit ishte shkaktuar nga rrënimet e luftës dhe masakrat e pushtuesve. Ajo lidhej edhe me largimin e popullsisë shqiptare, të paaftë për luftë, në vende të sigurta e të paarritshme për armiqtë, ndërkohë që të tjerë gjendeshin në radhët e njësive luftarake të Skënderbeut. Për më tej dhuna e pushtuesit dhe uria detyroi të emigronin nga Shqipëria në vendet e tjera, kryesisht në Itali, me mijëra e mijëra shqiptarë.

Regjistri tregon se osmanët kishin arritur përkohësisht të shtinin në dorë një numër kështjellash të Skënderbeut, që kontrollonin rrugët e komunikimit të Krujës me viset që shtriheshin në lindje të saj, si Stelushin, Gurin e Bardhë, Koxhaxhikun e Rahovnikun (Dibrën). Gjithashtu ai dëshmon se, në atë kohë, ndërmjet shqiptarëve dhe osmanëve ishin zhvilluar luftime të ashpra në tri rajone kryesore: në atë të Krujës, të Koxhaxhikut (në luginën e Drinit të Zi dhe në juglindje të Dibrës) dhe të Rekës (në verilindje të Dibrës). Në këto rajone shumë fshatra ishin braktisur tërësisht nga banorët për shkak të luftimeve të ashpra që ishin zhvilluar pranë tyre. Ndërkohë osmanët u përpoqën të vinin nën kontrollin e plotë të tyre edhe rajone të tjera, prandaj vijuan riregjistrimin kadastral të tyre, në rajonet e Tetovës, të Kërçovës etj.. Krahas premtimit për postin e dizdarit të Krujës, në tetor të vitit 1466 sulltani i kishte dhënë në zotërim Ballaban Beut një timar të madh në rajonin e Tetovës, me qëllim që të luftonte sa më energjikisht për nënshtrimin e atyre viseve.

Në ditët e para të prillit të vitit 1467, Skënderbeu u kthye në atdhe nga Italia. Në gjirin e popullit të vet, si gjithnjë, ai gjeti besimin e patundur, dashurinë e pakufishme dhe gatishmërinë e shqiptarëve për të mbrojtur lirinë e vendit të tyre.

Skënderbeu organizoi menjëherë një ushtri të fuqishme prej 16 mijë luftëtarësh. Rradhët e saj vazhdimisht shtoheshin, sepse, siç tregonte një raguzan, « arbërit vërshonin drejt Skënderbeut ».

Me këto forca, më 19 prill 1467, Skënderbeu sulmoi papritur dhe shpartalloi krejtësisht një ushtri që shkonte në përforcim të trupave osmane që mbanin të rrethuar Krujën. Komandanti i saj, i cili ishte vëllai i Ballabanit, Jonima, bashkë me të birin, ranë rob në duart e shqiptarëve. Pas katër ditësh, më 23 prill, luftëtarët e Skënderbeut marshuan me shpejtësi në drejtim të Krujës. Këta, duke bashkërenduar veprimet e tyre me kundërsulmet e garnizonit të kështjellës, e futën ushtrinë osmane ndërmjet dy zjarreve dhe e shpartalluan keqas. Gjatë betejës Ballaban Beu u vra nga një mbrojtës krutan i kështjellës, Gjergj Aleksi. Ai u varros në Petrelë.

Trupat osmane u tërhoqën të shpartalluara dhe shqiptarët çliruan kështjellat që u pushtuan gjatë rrethimit të dytë të Krujës. Skënderbeu rrethoi edhe kështjellën e Elbasanit, por, duke mos pasur artileri, nuk e mori dot.

Me këto fitore shqiptarët i dhanë fund rrethimit të dytë të Krujës, duke u shkaktuar humbje të rënda forcave ushtarake të Perandorisë Osmane. Megjithëkëtë sulltan Mehmeti II nuk hoqi dorë nga synimi i tij për ta mposhtur sa më shpejt qëndresën shqiptare.

Pa kaluar një muaj nga shpartallimi i trupave të Ballabanit, në fund të majit të vitit 1467, sulltan Mehmeti II erdhi përsëri në Shqipërinë me të gjitha forcat ushtarake të Perandorisë Osmane. Kur u futën në luginën e Shkumbinit, trupat armike u goditën prej luftëtarëve shqiptarë. Duke përshkruar zhvillimin e kësaj beteje, historiani osman Ibn Kemal shkruante se pranë Bushekut (në juglindje të Elbasanit) « arbërit e ndezën zjarrin e luftës, morën në duart e tyre ushtat, të cilat u ngjajnë gjarpërinjve helmues dhe qëndruan në grykat e shpellave. Ata luftuan deri kur erdhi koha e mbrëmjes.... Kur lufta pushoi, u grumbulluan të gjithë në një vend dhe në mëngjes dolën si një lumë nga lugina dhe u vërsulën menjëherë mbi ushtrinë e Anadollit ». Beteja ishte e ashpër. Asnjëra palë nuk mundi të sigurojë fitoren. Lidhur me këtë ngjarje kronisti bizantin Kritobuli vinte në dukje se « sulltani pasi urdhëroi ushtarët që të grabisnin e të plaçkisnin... la maleve pjesën më të madhe dhe më luftarake të ushtrisë... kurse ai duke qëndruar bashkë me pjesën tjetër të ushtrisë, plaçkiste vise të tjera të vendit, duke marshuar me ndalesa dhe duke ngritur fushime ». Pas këtyre veprimeve, sulltani me pjesën kryesore të ushtrisë rrethoi Krujën duke menduar se mbrojtësit e saj, të lodhur nga rrethimi i mëparshëm njëvjeçar, nuk do t'u bënin dot ballë goditjeve të reja. Trupat osmane sulmuan gjithashtu Durrësin dhe qendra të tjera të fortifikuara.

Ashtu si në rrethimet e mëparshme të Krujës, Skënderbeu me pjesën kryesore të trupave shqiptare qëndroi në rrethinat e saj dhe prej andej organizoi vazhdimisht sulme mbi forcat osmane, që mbanin të rrethuar kështjellën, e cila mbrohej si edhe më parë nga garnizoni i saj nën komandën e Tanush Topisë.

Përballë vendosmërisë së patundur të shqiptarëve për të mbrojtur me çdo kusht lirinë e

vendit, i bindur plotësisht se me forcën e armëve nuk mund të mposhtej qëndresa shqiptare, sulltan Mehmeti II vendosi të përdorte tani, me përmasa shumë më të gjera se më parë, mjetin më ekstrem: shfarosjen në masë të popullsisë.

Jo vetëm te kronistët bizantinë e osmanë, si bashkëkohës të këtyre ngjarjeve, por edhe në letërkëmbimin e atyre ditëve dhe në dokumente të tjera të kohës, përmenden në mënyrë të veçantë masakrat e ushtrive osmane gjatë vitit 1467 në Shqipëri. Në to vihen në dukje « mizoritë e pashembullta të sulltanit, i cili as për siguri e as për dhimbje nuk të fal dhe nuk ka mëshirë », që « po bën në Arbëri një mijë dhunime, vrasje e mizori dhe po djeg e shkatërron një popull të tërë ». Këto veprime shtazarake shfarosën me mijëra e mijëra njerëz, mijëra e mijëra të tjerë u detyruan të linin trojet e tyre e të merrnin rrugët e mërgimit, por, megjithëkëtë, ai nuk arriti të thyente vullnetin dhe qëndresën e një populli të tërë, që luftonte për të mbrojtur lirinë e vendit të vet.

Në mbarim të verës, trupat osmane me sulltan « fitimtarin » në krye, të rraskapitura dhe pa asnjë shpresë fitoreje, morën rrugën e kthimit të ndjekura këmba-këmbës prej luftëtarëve shqiptarë. Si rrjedhojë e humbjeve të rënda, që pësuan trupat osmane gjatë viteve 1466-1467, sulltan Mehmeti II u detyrua të hiqte dorë për disa vjet nga plani i tij për pushtimin e Shqipërisë nëpërmjet fushatave të mëdha ushtarake.

Pas largimit të trupave osmane, si detyrë e ngutshme përpara vendit qëndronte përballimi i rrënimeve dhe vështirësive të shumta të shkaktuara nga lufta. Për masat që duheshin marrë në këtë drejtim, në janar 1468 Skënderbeu thirri në Lezhë Kuvendin e fisnikëve të vendit. Ndërkohë një ushtri osmane e ardhur nga Kosova, sulmoi viset e Shkodrës. Ushtria shqiptare u mobilizua menjëherë, u doli përpara forcave armike dhe korri fitore në betejën që u zhvillua pranë lumit të Kirit. Këtë herë shqiptarët luftuan pa komandantin e tyre, Skënderbeun, i cili në atë kohë u sëmur. Pas disa ditësh, më 17 janar 1468, në Lezhë, pushoi së rrahuri zemra e tij. Lajmi i vdekjes së Skënderbeut shkaktoi një pikëllim të rëndë e të papërshkruar në mbarë popullin shqiptar. « Me vdekjen e tij, - theksohej ato ditë në Senatin e Venedikut, - arbërit kanë rënë në një ngashërim dhe tronditje të madhe ».

Gjergj Kastrioti - Skënderbeu u varros në katedralen e Shën Kollit të Lezhës, po në atë vend ku ai themeloi Besëlidhjen Shqiptare.

### *Qëndresa antiosmane e shqiptarëve të Moresë në shek. XV*

Si rezultat i emigrimeve masive, që vazhduan gjatë gjithë gjysmës së parë të shek. XV, Morea (Peleponezi) kishte në këtë kohë një popullsi shqiptare mjaft të dendur. Ngulimet shqiptare qenë të shpërndara në të gjitha hapësirat e Moresë, në Akne, Korint, Argi, Arkadi, Meseni, Bardhuni, Majnë e në Lakoni. Dokumentet veneciane dhe regjistrat osmanë të kësaj kohe japin të dhëna mjaft interesante për shpërndarjen e ngulimeve shqiptare në More, për organizimin e bashkësive shqiptare, veprimtarinë prodhuese të tyre, për marrëdhëniet e tyre me autoritetet vendase etj.. Sipas tyre në mjaft zona shqiptarët përbënin popullsinë dërrmuese. Kështu, sipas një regjistri osman të gjysmës së dytë të shek. XV, del se 155

qendërbanime ndër 198 që kishin nahijet e Kallandricës, Sandamerit, Grebenesë e të Hllamucit, në Morenë veriore e të mesme, ishin të banuara nga shqiptarë. Raporte të ngjashme demografike ndeshen edhe në zona të tjera, në Korint, Arkadi, Majnë, Meseni, Lakoni etj.. Mbi bazën e një pranie të tillë masive të banorëve shqiptarë, zona të tëra në More cilësohen shpesh nga burimet e kohës si vende të arbërve.

Qendërbanimet e shqiptarëve të Moresë kishin në shumicën e tyre emra karakteristikë shqiptarë që pasqyronin ose emrin e origjinës së banorëve ose emrin e familjes kryesore të bashkësisë. Ndër emrat më tipikë të këtyre qendërbanimeve përmenden të tilla si: Lëndina, Mali, Lumi, Ripësi, Balta, Buzë-Mazi, Golemi, Kryekuqi, Zoga, Lalushi, Mansi, Voriboba, Floka, Këmbëthekra, Matringa, Muzaka, Belushi etj..

Qendërbanimet shqiptare të Moresë ishin të karakterit bujqësor dhe blegtoral. Ato përbëheshin nga territori i banuar dhe nga sipërfaqja e arave, ullishteve, kullotave, pyjeve etj.. Për shfrytëzimin e tyre, ashtu si banorët e tjerë, shqiptarët duhej t'u paguanin detyrimet përkatëse zotërve ligjorë të tokës, që ishin sipas rastit Perandoria Bizantine, despotët e Moresë, princët latinë të Akesë apo të Athinës, Republika e Venedikut ose, në fund, edhe sulltani osman. Gjithsesi detyrimi kryesor që shqiptarët duhej t'u ofronin sundimtarëve të vendit, ishte shërbimi ushtarak, që kryhej nga burrat e aftë për luftë, kryesisht në mbrojtjen e kështjellave në rast rreziku. Nga shek. XV fillojnë të bëhen gjithnjë më të shpeshta në More repartet e luftëtarëve profesionistë shqiptarë (stratiotët). Këto ishin njësi të kalorësisë së lehtë që ndonjëherë përfshinin disa mijëra luftëtarë. Nën komandën e një kreu stratiotët shqiptarë siguruan për një kohë të gjatë mbrojtjen e kështjellave nga sulmet osmane. Repartet e stratiotëve ngriheshin mbi bazën e përkatësisë së njëjtë etnike, por në to luanin rol edhe lidhjet familjare. Pjesëtarët e tyre ishin shpeshherë anëtarë të një ose më shumë grupeve familjare. Një gjë e tillë i bënte repartet e stratiotëve njësi vërtet të qëndrueshme dhe koherente. Moment i rëndësishëm i këtij kohezioni qe figura e komandantit të stratiotëve (capo stratioti). Ky gëzonte një autoritet të padiskutueshëm, që rridhte si nga prejardhja ashtu dhe nga virtytet dhe lavdia e tij luftarake.

Stratiotët shqiptarë u bënë kështu protagonistët e qëndresës kundër invazionit osman në More.

Në fillim të shek. XV Peloponezi vazhdonte të ishte i copëtuar politikisht midis sundimtarëve të ndryshëm. Pjesa veriore e tij ndahej ndërmjet princit gjenovez Asani II Açajuoli, kurse pjesa jugore qeverisej nga despotët bizantinë të familjes perandorake të Paleologëve. Nga ana e vet, Republika e Venedikut kontrollonte një numër kështjellash strategjike të shpërndara gjatë bregdetit, siç ishin ato të Koronës, Modonit, Nauplionit etj.. Burimet e kohës njoftojnë se në zona të gjera të Peloponezit, si në Arkadi, Bardhuni, Mainë etj., kishte bashkësi të tëra shqiptare që qëndronin më vete e qeveriseshin nga krerët e tyre. Një numër akoma më i madh fshatrash shqiptare ishin nën juridiksionin e sundimtarëve të huaj të Peloponezit. Shqiptarët përbënin gjithsesi forcën kryesore ushtarake të këtyre sundimtarëve. Kjo është arsyeja që shqiptarët e Peloponezit, pavarësisht nga statusi i tyre, u bënë këtu faktori kryesor i qëndresës antiosmane.

Ballafaqimi i parë i shqiptarëve të Peloponezit me osmanët u bë në vitin 1432. Komandanti turk i Thesalisë, Turhan Pasha, kreu atë vit një inkursion që preku deri viset qendrore të Peloponezit. Ndërkohë që despotët bizantinë dhe sundimtarët e tjerë të Peloponezit nxituan të binin në ujdi me Turhan Pashën, shqiptarët i bënë këtij një qëndresë të ashpër. Qendra e saj u bë Davi, lokaliteti i Arkadisë së banuar nga popullsi e dendur shqiptare. Pas betejash të përgjakshme, forcat osmane mundën të fitojnë epërsi e t'i thyejnë shqiptarët në një sulm vendimtar. Shumë prej këtyre mbetën të vrarë. Turhan Pasha urdhëroi të thereshin deri tek i fundit kryengritësit shqiptarë, që u zunë rob e që ishin rreth 800 veta, dhe me kokat e prera të tyre u ngritën pirgje.

Në vitin 1444 shënohet një tjetër moment i rëndësishëm i qëndresës antiosmane të shqiptarëve të Moresë. Kësaj radhe kundër osmanëve u ngrit edhe despoti Konstantin Paleologu, i cili shpresonte të shfrytëzonte rastin për të shtrirë sundimin e tij në krejt Peloponezin, madje edhe përtej tij. Në fakt tentativa e tij gjeti përkrahje jo vetëm te shqiptarët e Peloponezit, por edhe tek ata të Beocisë, Atikës e Thesalisë. Autoriteti i sulltanit në këto vende u godit rëndë dhe në fund të vjeshtës vetë sulltan Murati II u nis me një ushtri të madhe kundër kryengritësve. Pasi shkatërruan murin mbrojtës të istmit të Korintit (Eksamilin) që ndante Peloponezin nga kontinenti, ushtritë osmane u derdhën duke e shtruar vendin në zjarr e hekur. Despoti Konstandin i trembur nga reagimi i egër i Sulltanit nxitoi të kërkojë ujdi me të, duke pranuar të bëhej vasal i tij si dhe duke dhënë një tribut tepër të rëndë. Sidoqoftë edhe pas kësaj fushate, osmanët ende nuk vendosën të instalonin garnizone ushtarake në Peloponez, në Atikë e në Beoci, siç kishin bërë në Thesali e Maqedoni.

Ballafaqimi me osmanët nxori në pah edhe kontradiktat midis shqiptarëve dhe sundimtarëve greko-bizantinë të Peloponezit. Ndërsa të parët i tërhiqte në qëndresën antiosmane dëshira për të ruajtur lirinë dhe pronat e veta, të dytët bashkoheshin me të për të ruajtur e zgjeruar privilegjet e zotërimet e tyre. Qëllimet egoiste i shtrëngonin këta të kërkonin me rastin më të parë kompromis me pushtuesin.

Kundërshtia e motiveve dhe e interesave çoi pashmangërisht në konflikt të hapur midis despotëve greko-bizantinë dhe shtetasve të tyre shqiptarë. Në vitin 1453 shqiptarët e Peloponezit të udhëhequr nga Pjetër Bua dhe Teodor Buhali, ngritën krye kundër despotëve Dhimitër e Thoma Paleologu. Me kryengritësit shqiptarë u bashkua dhe princi i Akesë, Centurion Zakaria. Shqiptarët i ofruan shërbim Venedikut nëpërmjet qeveritarit venecian të Koron-Madonës. Senati e urdhëroi këtë që « t'i mbante arbërit me shpresë, duke i nxitur e dhënë kurajo për të luftuar trimërisht ». Por vetë nuk u angazhua, përkundrazi. Në korrik 1454 Venediku dërgoi një legat në More, i cili kishte për detyrë që të paqëtonte shqiptarët me despotët. Megjithatë, shqiptarët nuk dëgjuan të merreshin vesh me despotët Paleologë. Ata vendosën të njihnin si sundimtar të vendit Manuel Kantakuzenin, rival i të parëve. Burimet duan të thonë se Manueli dhe gruaja e tij për të vendosur këtë aleancë u detyruan të merrnin emrat shqiptarë Gjin e Kuqe. Pavarësisht se Buhali u zu rob gjatë një beteje, kryengritësit shqiptarë e rrezikuan rëndë pushtetin e despotëve Paleologë. Të dëbuar nga një pjesë e mirë e zotërimeve të tyre, këta iu drejtuan për ndihmë Turhan Pashës, i cili dërgoi menjëherë

trupat e tij në Peloponez. Forcat e bashkuara osmano-greke u drejtuan më së pari në kështjellën e Bardhunies, ku shqiptarët ishin strehuar bashkë me familjet e tyre. Pas disa ditë luftimesh, këta u përpoqën të çajnë rrethimin, por pa sukses. Sipas historianit Halkokondili, turqit zunë rob rreth 10 mijë veta, më të shumtët ishin gra e fëmijë. Në Leondari, në luftë me forcat osmane, ra komandanti shqiptar Petro Buziqi. Paskëtaj forcat greko-osmane morën edhe fortesat e Itonit e të Aetosit, duke shtypur edhe këtaj here shqiptarët kryengritës. Një pjesë e mirë e këtyre u detyruan të pranojnë përsëri sundimtarët e vjetër.

Pas kësaj fushate u pa qartë se pengesa kryesore që u kundërvihej osmanëve në Peloponez ishin popullsitë e atjeshme shqiptare. Despotët bizantinë, në grindje me njëri-tjetrin e me sundimtarët e tjerë, ranë përfundimisht në gjendjen e vasalit të sulltanit. Ky i la ata akoma për ca kohë në krye të zotërimeve të tyre me kusht që të paguanin një haraç të rëndë dhe të mbanin nën fre shqiptarët e pabindur. Dhimitër e Thoma Paleologu nuk ishin në gjendje të plotësonin as njërin e as tjetrin nga këto kushte. Në prill të vitit 1458 vetë sulltan Mehmeti II u vu në krye të një ushtrie që në 15 maj kaloi fortifikimet e Heksamilit, të cilat mbronin kalimin e istmit të Korintit e u derdhën në Peloponez. Despotët Paleologë nisën me ngut një ambasadë për te sulltani, për t'i dorëzuar një pjesë të haraçit e për t'i dhënë provë të besnikërisë së tyre. Por kësaj radhe Mehmeti II kishte vendosur ta nënshtronte përfundimisht Peloponezin e t'i jepte fund sundimit të despotëve bizantinë. Prej Korintit, ushtria osmane depërtoi drejt jugut dhe u ndal nga shqiptarë vendas të prirë nga kreu i tyre, Dhoksi. Pas një qëndrese të ashpër, mbrojtësit shqiptarë pranuan ta dorëzojnë kështjellën kundrejt premtimit se ata dhe familjet e tyre nuk do të pësonin gjë. Megjithatë sulltani vuri një garnizon osman në kështjellë dhe mori me vete 300 fëmijë si pengje.

Prej Tarsit ekspedita osmane iu drejtua kështjellës së Fliundit, ku ishin grumbulluar shqiptarët dhe grekët e rrethinave. Përballë qëndresës së pamposhtur të të rrethuarve, osmanët tentuan t'i bindin ata të dorëzohen duke u prerë burimet e ujit. Historiani Halkokondili tregon se gjendja e të rrethuarve u bë aq e rëndë, saqë ata u detyruan të therin kafshët në mënyrë që me gjakun e tyre të shuanin etjen dhe të gatuanin bukën. Ndërkohë trupat jeniçere zbuluan një shteg të mureve të paruajtur, u derdhën nëpër të dhe dogjën e plaçkitën qytetin. Pothuaj krejt popullsia vendase u masakrua.

Paskëtaj osmanët iu drejtuan kështjellave Akriv dhe Rupel; dy ditë me radhë mbrojtësit e Rupelit, që ishin gjithashtu shqiptarë, u mbrojtën me vendosmëri. Por më në fund, përballë epërsisë absolute të forcave osmane ata vendosën të dorëzohen. Gjithë popullsia e Rupelit, me gra e fëmijë, u shpërngulën me forcë në Stamboll. Vetëm 20 shqiptarë që kishin luftuar më parë në Tars kundër sulltanit e që me të njëjtin qëllim kishin ardhur edhe në Rupel, iu nënshtruan hakmarrjes së Mehmetit II. Ky urdhëroi që t'u thyheshin gjymtyrët me gjyle hekuri.

Prej këndej trupat osmane vazhduan marshimin e tyre drejt jugut dhe rrethuan fortesën malore të Pazenikit. Fillimisht ata u përpoqën ta marrin me forcë këtë fortesë, por mbrojtësit shqiptarë të saj i thyen sulmet e njëpasnjëshme të osmanëve. Paskëtaj sulltani mendoi t'i bindë shqiptarët ta dorëzojnë me dëshirë fortesën e për këtë qëllim përdori si

ndërmjetës Manuel Kantakuzenin, që gjatë kryengritjes së vitit 1454 ishte njohur nga shqiptarët si despot, në vend të Thomait e Dhimitrit. Por shqiptarët deklaruan se nuk kishin ndërmend t'i venin pas ish-prijësit të tyre në rrugën e bashkëpunimit me sulltanin. Përfundimisht, Mehmeti II u shtrëngua të hiqte rrethimin e Pazenikit e të merrte rrugën e kthimit drejt veriut. Përpara se të kapërcente istmin, Mehmeti II vendosi të pushtonte me çdo kusht fortesën e Korintit, të cilën trupat e tij e mbanin të rrethuar që nga fillimi i fushatës. Mbrojtësit e kështjellës, ndër të cilët shumë shqiptarë, u rezistuan trimërisht bombardimeve e sulmeve të pafund të osmanëve. Kur sulltani u bë gati të ngrinte rrethimin e të kthehej në Stamboll, disa fisnikë të qytetit me peshkopin grek në krye i çuan atij fjalë se mbrojtësit ishin në pikën e fundit të qëndresës, duke qenë se tashmë u ishin mbaruar të gjitha rezevat ushqimore. Ky lajm e bëri sulltanin të kthejë mendje e të sulmojë më me egërsi kështjellën e rrethuar. Më 6 gusht 1458 komandanti i kështjellës Mateo Asanes ua dorëzoi atë osmanëve, pasi u këshillua me zotërit e tij, despotët Thoma e Dhimitër Paleologu. Bashkë me Korintin këta u detyruan t'i lëshojnë sulltanit pjesën më të madhe të zotërimeve të tyre, Patrasin, Voshticën, Kalavriten etj., si dhe t'i japin atij një tribut vjetor prej 3 mijë dukatesh. Ndërkohë Mehmetit II i ishte dorëzuar edhe qyteti i Athinës. Gjatë kthimit për në Stamboll, sulltani bëri një vizitë në qytetin e famshëm, i pritur me nderim nga kleri që i dorëzoi në mënyrë solemne çelësat e qytetit.

Ngjarjet e vitit 1458 e prishën përfundimisht aleancën e shqiptarëve me despotët e paqëndrueshëm të Peloponezit, të cilët këtej e tutje sundonin si vasalë të thjeshtë të sulltanit në zotërimet e pakta që ky u la në Peloponez. Madje shumë shpejt dy vëllezërit Paleologë hynë në luftë me njëri-tjetrin për shkak të këtyre zotërimeve. Në këtë luftë civile Dhimitri kërkoi bashkëpunim me krerët shqiptarë me ndihmën e të cilëve mori kështjellat e Karitanicës, Bardhunies, Kastricës, Kallamatës, Zarnatës, si dhe gjithë krahinën e Mainës, në ekstremin jugor të gadishullit. Mehmeti II dërgoi qeveritarët e Thesalisë dhe të Peloponezit për të shuar kryengritjen, por këta s'mundën përveçse arritën disa fitore të pjesshme e të paqëndrueshme. Edhe paskëtaj krerët shqiptarë të kështjellave vazhduan të mos t'i bindeshin as sulltanit e as despotëve bizantinë. Ndaj në prill 1460 Mehmeti II iu drejtua përsëri Peloponezit me një ushtri të madhe. I shoqëruar nga trupat e komandantit osman të vendit, shqiptarit Hamza Zenebishi, në maj të atij viti ai pushtoi kryeqytetin e saj, Mistran. Despoti Dhimitër Paleologu u dorëzua te sulltani. Prej këndej sulltani pushtoi me sulm kështjellat e Bardhunies e të Kastricës, ku humbi shumë jeniçerë. Mbrojtësit e Kastricës, 300 shqiptarë, u zunë e u therën deri tek i fundit, ndërsa komandanti i tyre, Primo Koka, u sharrua dy copësh.

Përballë barbarisë së ekspeditës osmane, banorët e Leondarit dhe të viseve të tjera të Lakonisë u grumbulluan në fortesën e papushtueshme të Gardhiqit. Gardhiqi ishte feud i familjes shqiptare Bakali. Nën udhëheqjen e Manuel Bakalit, shqiptarët i hodhën poshtë ofertat e Mehmetit II për të dorëzuar pa luftë kështjellën. Por mungesa e ushqimeve dhe e ujit në kushtet e një popullsie të mbingarkuar e të një vape rraskapitëse i detyroi mbrojtësit e kështjellës t'u dorëzohen osmanëve. Sulltani i përsëriti edhe këtu në Gardhiq skenat e tmerrit të Kastricës. 6 mijë veta të lidhur këmbë e duar u therën në sheshin e kështjellës. Kësaj radhe nuk u kursyen as gratë e fëmijët. Vetë kështjella u rrafshua me tokën. Historiani

bizantin Kritobuli pohon se me këtë ndëshkim makabër, Mehmeti II synonte t'i trembte shqiptarët e Peloponezit në mënyrë që të mos ngriheshin më kundër tij. Manuel Bakali, Krokodejl Klada e disa krerë të tjerë të qëndresës mundën t'i shpëtojnë masakrës e të strehohen gjetkë. Ndërkaq në dorë të osmanëve ranë edhe kështjella të tjera, si Kiparisia, Karytaina, Andrusa e Itome. Ekspedita osmane përshkoi gjithë pjesën jugore të Peloponezit, duke kursyer vetëm zotërimet e Venedikut, me të cilin sulltani kishte nënshkruar atë kohë paqe. Përfaqësuesi i fundit i pushtetit të vjetër në More, despoti Thoma Paleologu e braktisi vendin dhe u strehua në Korfuz.

Paskëtaj ekspedita osmane iu drejtua viseve veriperëndimore të Moresë, ku mori fortesën Klumacion dhe rrethoi kështjellën e Kalavrites. Komandant i kësaj ishte shqiptari Doksja, i cili sipas kronistit Sfrance « nuk pyeste as për despotin, as për sulltanin e as për vetë Zotin ». Por në fund edhe kjo kështjellë u mor dhe mbrojtësit e saj shqiptarë me Doksjen në krye u masakruan mizorisht. Pas përleshjesh të përgjakshme Mehmeti II pushtoi dhe kështjellat Grevenon, Kastrimenon, Salmenikion e së fundi dhe Korintin, ku ndërkohë kishin gjetur strehim shumë shqiptarë të ikur nga zonat e tjera të Peloponezit. Këta u mashtruan nga premtimi i sulltanit se do t'u falte jetën e pasurinë dhe ia dorëzuan atij kështjellën. Po ashtu si dhe më parë, Mehmeti II e shkeli fjalën e dhënë dhe urdhëroi të ekzekutohen të gjithë luftëtarët shqiptarë.

Në përfundim të kësaj fushate Mehmeti II e ktheu Peloponezin në një tokë të pushtuar. Turqit proceduan në regjistrimin e tokave dhe në vendosjen e sistemit të timarit. I kësaj kohe është një regjistër osman i Peloponezit, që pasqyron regjistrimin e një sërë zonave të Peloponezit verior e qendror, si Kallandrica, Sandemiri, Grebenea, Hlumca e Vomiro. Në regjistër figurojnë listat e 198 qendërbanimeve, nga të cilat 155 janë përcaktuar shprehimisht si shqiptare. Regjistri në fjalë është i pari i natyrës së tij që dëshmon intensitetin e ngulimeve shqiptare në Peloponez.

Për të shuar çdo tentativë kryengritjeje, ata bënë rrafsh me tokën një numër fortesash dhe detyruan të vendoseshin në fushë mjaft bashkësi shqiptare që jetonin në vise malore. Megjithatë, në Peloponez vazhduan të qëndrojnë edhe paskëtaj të ndezura vatrat e qëndresës antiosmane, sidomos në krahinat e mbrojtura malore, si qe ajo e Manit.

Sidoqoftë, në pikëpamje të sovranitetit shtetëror, pas shkatërrimit të Despotatit bizantin pothuajse gjithë Moreja hyri nën sundimin osman. Mbeteshin vetëm një numër kështjellash, të cilat vazhdonin të ishin zotërim venecian. Midis Venedikut e sulltanit ishte akoma në fuqi paqja e vitit 1454. Por ndryshimi i situatës luftarake në More ashtu si dhe gjetkë i vuri zotërimet e Venedikut nën kërcënimin e drejtpërdrejtë të invazionit osman. Ndaj Republika e Lagunave filloi të merrte masa serioze për mbrojtjen e zotërimeve të saj moreate. Një numër i madh stratiotësh shqiptarë u pajtuan në shërbim të Venedikut, duke iu shtuar atyre që ishin rekrutuar nga komandantët venecianë qysh më parë. Atyre iu besua mbrojtja e kështjellave të Koronit, Modonit, Argosit, Nauplionit etj.. Të tillë qenë Krokodejl Klada dhe Pjetër Bua, të cilët ishin dalluar në betejat e mëparshme kundër osmanëve. Përveç tyre në shërbim të Venedikut hynë formacionet e stratiotëve shqiptarë të komanduara nga krerët e

familjeve Bakali, Menalja, Rali, Buziqi, Manasi. Familjeve të stratiotëve shqiptarë Venediku u dha toka e kullota në afërsi të kështjellave, ku ata mund të strehoheshin në rast rreziku. Atyre iu krijuan edhe lehtësira fiskale.

Akti i parë i konfrontimit midis osmanëve dhe venecianëve në More filloi me sulmin kundër zotërimit venecian të Argosit në prill 1463. Osmanët e morën thuajse pa luftë kështjellën falë tradhtisë së një prifti grek. Pas luhatjeve të gjata, më 28 korrik 1463 Venediku i shpalli luftë Portës. Trupat veneciane ripushtuan Argosin e rrethuan Korintin, por shumë shpejt sulltani dërgoi në More një ushtri të madhe nën vezirin e madh Mahmud Pashën. Ky ripushtoi një numër kështjellash që kishin kaluar nën venecianët. Inkursionet osmane u shtrinë deri në kështjellën e Koronit e Modonit, por këto mundën të rezistojnë. Mahmud Pasha me anë të premtimeve arriti të tërheqë me vete edhe një pjesë të shqiptarëve të Lakonisë e të Mainës në jug të vendit e t'i bindë të vendoseshin në zonën osmane. Në Nauplion ndeshën gjithashtu në një qëndresë të ashpër të garnizonit të kështjellës, bërthamën e të cilit e përbënin stratiotët shqiptarë të udhëhequr nga Pjetër Bua. Por edhe këtej osmanët u detyruan më në fund të tërhiqeshin pa mundur ta pushtojnë. Angazhimi i Venedikut në luftë me sulltanin bëri që shqiptarët e Peloponezit të afroheshin në masë e të luftonin nën flamurin e tij.

Në zotërimet e Venedikut erdhën shqiptarë nga zonat e tjera të Moresë që ishin nën pushtimin osman. Kështu, në mars 1466, fisniku shqiptar i myslimanizuar Hamza Bua Shpata, nga fisi i njohur i Shpatajve, kaloi në anën e Venedikut, duke u rikthyer në fenë e krishterë e duke dorëzuar kështjellën e Oksivunit dhe territoret përreth. Bashkë me të kaluan në anë të Venedikut edhe 50 familje të tjera shqiptare.

Gatishmëria e shqiptarëve të Moresë për të luftuar për mbrojtjen e lirisë kundër osmanëve, dëshmohet më së miri nga një raport i proveditorit venecian për Morenë, Xhakomo Barbarigo, i shkruar në muajin korrik 1465: « ... Së fundi u takova me të nderuarin Mihal Rali Trimin (djalin) e me fjalë të zgjedhura i bëra të ditur se nëse do të vinte të shërbente me njerëzit e tij te ne, do t'i jepeshin 80 dukatë në vit si provizion. Por ai m'u përgjigj se babai i tij ishte ndër fisnikët kryesorë të Moresë dhe se ai, i biri, nuk binte më poshtë të atit nga karakteri. Ndaj, edhe pse ishte në ngushticë ekonomike, kishte vendosur t'i shërbente Sinjorisë me shpenzimet e veta pa shpërblim derisa kjo luftë të merrte fund ».

Stratiotët shqiptarë të Moresë u angazhuan në veprimet luftarake kundër osmanëve edhe jashtë Moresë. Kështu, në verën e vitit 1477, nën komandën e Dhimitër Bokalit, 300 stratiotë shqiptarë nga viset e Koronës, u dërguan në Shqipëri për mbrojtjen e Krujës. Një tjetër stratiot i shquar shqiptar nga Morea, Krokodejl Klada, mori pjesë më 1481 në kryengritjen e fuqishme antiosmane të Himarës dhe u shqua si një ndër krerët kryesorë të saj në krah të Gjon Kastriotit.

Paqja e 25 janarit 1479 midis Venedikut e Portës së Lartë ndikoi në keqësimin e gjendjes së shqiptarëve në përgjithësi dhe të marrëdhënieve të tyre me Republikën e Venedikut. Kjo, nga njëra anë, nuk përfshiu në paqe edhe gjithë ata fisnikë shqiptarë që gjatë konfliktit

veneto-osman kishin mbajtur barrën kryesore të luftës. Nga ana tjetër, pa pyetur fare vendasit, ajo u dorëzoi osmanëve një numër zotërimesh si në Shqipëri, ashtu dhe në More. Në këtë të fundit, në bazë të Traktatit të Paqes, osmanët duhet të merrnin krahinën malore të Mainës, që kishte qenë një nga vatrat kryesore të qëndresës shqiptare.

Në kushtet e reja, Venediku nuk ngurroi t'i braktiste luftëtarët shqiptarë e të miqësohej me osmanët. Në verën e vitit 1480 komandanti osman i Moresë i propozonte Venedikut hapur të përzinte stratiotët shqiptarë në shërbim të tij: « Nëse ju i dëboni arbërit nga ky vend, midis nesh nuk do të ketë më grindje », i shkruante ai proveditorit venecian. Edhe pse një gjë të tillë Venediku s'mund ta bënte për shkakun se që të gjitha kështjellat e tij në More mbroheshin nga stratiotë shqiptarë, ai i udhëzoi vazhdimisht proveditorët e vet në More që të shmangnin çdo lloj konfrontimi të stratiotëve shqiptarë me forcat osmane.

Kjo politikë e re e Venedikut ndaj Portës së Lartë nuk u pranua nga mjaft krerë shqiptarë, që ishin rekrutuar në trupat e Sinjorisë pikërisht për të luftuar kundër invadorëve osmanë. Pavarësisht nga paqja e re midis Venedikut e Portës, ata vazhduan të luftojnë kundër forcave osmane. Pati ndër ta që e braktisën shërbimin për llogari të Venedikut. Kështu veproi p.sh. kreu stratiot Teodor Bua, që braktisi kështjellën e Nauplionit e në krye të stratiotëve të tij, sulmoi osmanët në afërsi të Argosit. Paskëtaj ai i bashkoi forcat e tij me ato të stratiotëve të njohur Krokodejl Kladës në Mainë. Së bashku, ata formuan një forcë të madhe goditëse që i shqetësoi si venecianët, ashtu dhe osmanët. «Ata po turbullojnë paqen që kemi me sulltanin », i relatonte atë kohë qendrës qeveritari venecian i Moresë.

Venecianët u angazhuan përpara qeveritarit osman të Moresë se do të bënin çmos për të kapur « rebelët ». Dy krerët shqiptarë u dënuan me vdekje në mungesë. Qeveritari venecian dërgoi për këtë qëllim reparte me stratiotë të tjerë shqiptarë. Por në fund ai i raportoi Senatit në Venedik se shqiptarët rebelë qe e pamundur të kapeshin, qoftë sepse ata gjenin strehim të sigurtë ndër fshatrat shqiptare, qoftë se stratiotët e tjerë, që ai dërgoi në ndjekje të rebelëve, refuzuan të ndesheshin me ta, pasi siç thoshin « qenë të një kombi ».

Sidoqoftë, shumë stratiotë shqiptarë, ndër ta dhe Krokodejl Klada, pas paqes veneto-osmane të vitit 1479 u detyruan ta braktisnin Morenë. Një pjesë e të ikurve u vendos në ishujt Hidra, Specia, Poros, Kulluri (Salamina) etj., ku ende sot flitet gjuha shqipe. Të tjerë u vendosën së bashku me familjet e tyre në Mbretërinë e Napolit. Kujtimi i këtij eksodi drejt Italisë, që përkoi dhe me eksodin masiv nga Shqipëria të po kësaj kohe, ruhet akoma sot në vargjet e këngës së hershme të arbëreshëve të Italisë: « O e bukura More ». Të tjerë stratiotë të zotërimeve të Venedikut në More u tërhoqën prej këndej dhe u përdorën prej saj në frontet e tjera, sidomos në Italinë e Veriut. Në betejat e atjeshme, stratiotët shqiptarë shkëlqyen për virtytet e tyre luftarake. Kronisti frëng Filip de Komini, që shoqëroi mbretin Karl VIII gjatë fushatës në Itali, më 1495, pati rast të njohë në fushën e betejës stratiotët shqiptarë që luftonin në anën e Venedikut. « Ata janë luftëtarë të guximshëm, që u hapin punë ushtrive armike », - shkruan ai në kujtimet e tij.

Mjaft stratiotë shqiptarë hynë në shërbim të komunave të ndryshme italiane e të sovranëve të

ndryshëm të Evropës, duke kontribuar kështu në përforcimin e një imazhi heroik të luftëtarit shqiptar të krijuar në Evropë falë luftërave të shqiptarëve nën udhëheqjen e Skënderbeut. Figura të tilla stratiotësh, si ajo e Merkur Buas apo e Manol Bleshit u kënduan edhe në epikën historike.

Me gjithë eksodin e madh të shqiptarëve nga Morea e nga viset e tjera greke gjatë fazave të ndryshme të pushtimit osman, dokumentet e mëvonshme të shek. XVI-XVIII dëshmojnë, se popullsia shqiptare në More mbeti mjaft e dendur.  Ende në fund të shek. XVIII, një autor e quan Morenë « Arbëria greke » (Albania Greca).

## K R E U   V I I

# PËRPJEKJET PËR RIMËKËMBJEN E SHTETIT SHQIPTAR. RËNDËSIA E EPOKËS SË GJERGJ KASTRIOTIT - SKËNDERBEUT (1468 - 1506)

## 1. SHQIPËRIA NË VITET 1468-1479

### *Shqipëria pas vdekjes së Skënderbeut*

Gjergj Kastrioti-Skënderbeu vdiq në një kohë kur Shqipëria ndodhej përballë vështirësive të mëdha ekonomike të papara ndonjëherë. Luftimet e ashpra të viteve 1466-1467 dhe prania për dy vjet radhazi e trupave të shumta osmane në tokat e lira shqiptare, rrënuan shumë ekonominë e vendit dhe nuk lejuan të mbillej drithi e kulturat e tjera bujqësore. Masakrat e padëgjuara dhe uria detyruan me mijëra shqiptarë të linin atdheun dhe të emigronin. Një pjesë e rajoneve lindore, si ato të Tetovës, Kërçovës, Ohrit e të Elbasanit iu shkëputën viseve të lira dhe kaluan nën pushtimin osman.

Vdekja e Skënderbeut i tronditi thellë shqiptarët dhe ndikoi shumë në jetën politike të vendit. Disa javë pas vdekjes së tij, e shoqja, Donika, dhe i biri 13-vjeçar Gjoni, u përfshinë në eksodin e madh shqiptar dhe u vendosën në pronat që kishin në Itali (Monte Sant Anxhelo dhe San Xhovani Rotondo).

Humbja e Skënderbeut, e këtij gjeniu të artit ushtarak, i hoqi botës shqiptare udhëheqësin e jashtëzakonshëm, personalitetin më të shquar të historisë kombëtare, që kishte ndikuar fuqishëm në tërë veprimtarinë politike të vendit. Nuk kishte në Shqipëri një personalitet tjetër që t'i afrohej këtij Heroi nga aftësitë si burrë shteti dhe udhëheqës ushtarak. Prandaj jeta politike filloi të decentralizohej. Familjet e mëdha aristokrate dolën përsëri si zotër më vete dhe disa prej tyre filluan të mbështeteshin te Republika e Venedikut, që, me vdekjen e Skënderbeut, veproi energjikisht për të vënë nën kontroll jetën politike të Shqipërisë.

Senati i Venedikut vendosi që të dërgonte në Shqipëri Pal Engjëllin, i cili prej shumë vitesh qëndronte atje si përfaqësues i Skënderbeut. Sapo erdhi në Shqipëri, Pal Engjëlli bisedoi me gruan dhe djalin e Skënderbeut, si dhe me të afërm të familjes së Kastriotëve dhe u kërkoi atyre që t'i dorëzonin Venedikut Krujën dhe zotërimet e tjera. Kur gruaja dhe djali i Skënderbeut u larguan nga Shqipëria, Kruja kaloi në duart e Venedikut. Vëmendje u kushtoi Republika e Venedikut edhe marrëdhënieve me fisnikët e tjerë shqiptarë, që i kishin zotërimet në kufi me të dhe me Krujën. Prandaj më 1469 i dërguari i posaçëm (proveditori) i Venedikut në Shqipëri, vizitoi Gjin Stres Balshën, Vuk Skurën e Bendës e fisnikë të tjerë që i kishin zotërimet në afërsi të Krujës.

Ndërkohë disa nga fisnikët shqiptarë ishin kundër forcimit të pozitave të Venedikut në

Shqipëri dhe marrëdhëniet u acaruan aq shumë, saqë u ndërmorën edhe masa ndëshkimore. Më 1469 Senati i Republikës vendosi që, në qoftë se i biri i Mamicë Kastriotit nuk do t'i bindej Venedikut, nëna e tij të dëbohej nga qyteti i Durrësit, ku ajo banonte. Edhe më të acaruara u bënë marrëdhëniet e Venedikut me Lekë Dukagjinin. Për të ruajtur zotërimet e veta nga sulmet osmane, Leka hyri në bisedime me osmanët, gjë që e shqetësoi shumë Republikën e Venedikut. Prandaj më 1469 Senati i saj vendosi të mos lejohej Lekë Dukagjini që të merrte pasuritë që kishte në Shkodër, duke shpresuar se me një masë të tillë do ta largonte atë nga bisedimet me osmanët. Por ky sanksion i acaroi edhe më tej marrëdhëniet ndërmjet tyre dhe e detyroi Lekë Dukagjinin të përdorte armët kundër Venedikut.

Pas marrjes së Krujës, në duart e Republikës së Venedikut kishin kaluar të gjitha kështjellat e rëndësishme të viseve të Shqipërisë Qendrore e të Sipërme, që ende ishin të papushtuara prej osmanëve. Edhe pse këto kështjella mbroheshin kryesisht nga luftëtarë shqiptarë, ruajtja e tyre varej shumë tani nga qëndrimi që do të mbante Venediku ndaj pushtuesve osmanë.

### *Mbrojtja e Shkodrës gjatë Rrethimit I (1474)*

Humbjet e rënda të trupave osmane në Shqipëri gjatë dy fushatave ushtarake të viteve 1466-1467 dhe angazhimi i tyre në fronte të tjera lufte, deri në fillim të viteve 70, e detyruan sulltan Mehmetin II që për disa vjet të ndërpriste sulmet mbi viset e lira shqiptare dhe vetëm më 1474 të vendoste për organizimin e një fushate të re ushtarke për pushtimin e rajoneve perëndimore të Shqipërisë Qendrore e të Epërme.

Ndryshe nga fushatat ushtarake të mëparshme që kishin për detyrë të shkatërronin ushtrinë e Skënderbeut dhe i drejtoheshin kryeqendrës shqiptare, Krujës, tani trupat osmane duhej të luftonin me Venedikun, prandaj iu drejtuan kryeqendrës së zotërimeve veneciane në tokat shqiptare, Shkodrës. Krahas kështjellës së Rozafës, qyteti i Shkodrës dhe rrethinat mbroheshin edhe prej kështjellave të tjera, si ajo e Drishtit, e Dejës, e Zhabjakut. Pushtimi i Shkodrës u hapte rrugën osmanëve që të merrnin edhe qendra të tilla të rëndësishme, si Krujën e Lezhën.

Marshimi i trupave osmane në drejtim të Shkodrës ishte i papritur për qeveritarët venecianë dhe shkaktoi një shqetësim të përgjithshëm. Banorët e paaftë për luftë të fshatrave të fushës së Shkodrës u larguan nga vendbanimet e tyre dhe u strehuan nëpër male e vende më të sigurta. Në mbrojtje të kështjellës, krahas banorëve të qytetit, ishin edhe luftëtarë të ardhur nga krahinat dhe nga vise të largëta të vendit, si dhe një repart i vogël venecian. Numri i përgjithshëm i mbrojtësve të kështjellës së Shkodrës arrinte deri në 2 mijë luftëtarë.

Në kështjellën e Rozafës u strehuan edhe banorët e paaftë për luftë të qytetit dhe të fshatrave të afërt. Mbrojtjen e kështjellës e drejtonte qeveritari venecian i Shkodrës, Anton Loredani. Më 15 maj të vitit 1474 shtatë sanxhakbejlerë, në krye të disa mijëra ushtarësh, arritën në fushën e Shkodrës. Pasi rrethuan kështjellën, një pjesë e tyre filloi plaçkitjen e krahinave rreth saj. Më 4 qershor arritën trupa të tjerë me bejlerbeun e Rumelisë në krye, Sinan Pashën, duke e rritur numrin e përgjithshëm të tyre. Burimet e kohës japin një shifër të

ekzagjeruar, 80 mijë veta.

Për pushtimin e kështjellës Sinan Pasha vuri në përdorim artilerinë. Pranë mureve të saj u derdhën gjatë muajit qershor 4 topa shumë të fuqishëm. Pas një bombardimi të vazhdueshëm muret e kështjellës u dëmtuan rëndë, por shqiptarët i meremetonin ato vazhdimisht duke punuar edhe natën.

Mbrojtësit dhe të strehuarit në kështjellën e Rozafës u gjendën përballë vështirësive të shumta. Uria, etja dhe sëmundjet shkaktuan ndër ta vdekje në masë. Sipas një relacioni mbi rrethimin e Shkodrës, të shkruar e të botuar ato ditë prej humanistit venecian Gjergj Merulës, vdiqën gjysma e të strehuarve në kështjellë, rreth 3 mijë veta. Mbrojtësit e Shkodrës iu drejtuan për ndihmë dukës së Venedikut. Komandanti i flotës veneciane Trinidat Griti, që ndodhej në këtë kohë në detin Egje, kur e njoftuan për rrethimin e Shkodrës, me iniciativën e vet u nis menjëherë në ndihmë të saj. Në krye të 8 anijeve luftarake ai hyri në lumin e Bunës, por për shkak të cektësisë së ujit nuk mundi të lundrojë sipër Shirgjit. Si rrjedhim, ai nuk arriti të krijojë lidhje me mbrojtësit e kështjellës së Shkodrës, as të ndërmerrte ndonjë aksion kundër forcave osmane. Përkundrazi, sapo e zbuluan flotën veneciane, osmanët e sulmuan atë dhe e detyruan të largohej menjëherë në det të hapur nëpërmjet lumit të Bunës.

Ndihmë të rëndësishme u dhanë mbrojtësve të kështjellës shqiptarët që vepronin jashtë saj, në rrethinat e Shkodrës dhe në vise të tjera më të largëta, si edhe luftëtarët e Gjon Gjurashit. Këta vinin nga kështjellat e papushtuara, nga liqeni i Shkodrës, nga ngushtica e gryka të rrezikshme dhe sulmonin pandërprerë trupat osmane dhe karvanët e furnizimit të tyre, duke u shkaktuar dëme të rënda.

Pas një muaji bombardimi të pandërprerë të mureve të Rozafës, Sinan Pasha urdhëroi më 18 korrik që të sulmohej kështjella, duke përdorur gjerësisht të gjitha mjetet e mundshme. Me besim të plotë se do ta merrnin kështjellën, osmanët vërshuan me tërbim drejt mureve të saj, por sulmi i tyre ndeshi në qëndresën e pamposhtur të mbrojtësve të kështjellës. Këta kundërsulmonin me heroizëm dhe largonin forcat osmane, duke u shkaktuar humbje të rënda. Sipas një letre të shkruar ato ditë nga qeveritari venecian i Shkodrës, A. Loredani, ushtria osmane la në këto luftime mbi 7 mijë të vrarë dhe një numër shumë të madh të plagosurish.

Trupat osmane nga dita në ditë po ndesheshin në vështirësi gjithnjë e më të mëdha, si prej sulmeve të luftëtarëve shqiptarë që vepronin në viset përreth, ashtu dhe nga mungesa e furnizimit me ushqime e materiale të tjera të nevojshme për ushtarët dhe kuajt e tyre. Këto vështirësi e bindën Sinan Pashën se ishte e kotë që të vazhdonte më tej luftën, prandaj vendosi që t'i largonte ushtritë nga rajoni i Shkodrës. Më 9 gusht ushtritë osmane hoqën rrethimin nga Shkodra dhe gjatë largimit dogjën e shkatërruan çdo gjë, duke përfshirë edhe kështjellën e Dejës, pas një qëndrese të fuqishme të popullsisë së saj të udhëhequr nga vëllezërit Lekë e Nikollë Dukagjini. Largimi i tyre prej tokave shqiptare shkaktoi një valë gëzimi jo vetëm në Shqipëri, por edhe në shtetet italiane e në vende të tjera, sepse, siç shkruante Gj. Merula, kur osmanët sulmonin muret e kështjellës së Rozafës thirrja e tyre e

luftës ishte « Roma! Roma! », gjë që tregonte se ata synonin që, pas pushtimit të qyteteve shqiptare, të fillonin pushtimin e Italisë.

***Rënia e Krujës, e Shkodrës dhe e kështjellave të tjera***

Luftimet e vitit 1474 treguan se luftëtarët shqiptarë ishin ata që mbrojtën me gjakun dhe jetën e tyre qytetin e Shkodrës, duke përballuar me heroizëm sulmin e forcave osmane. Shqiptarët luftonin me vetëmohim kudo që ndodheshin, si mbrojtës të kështjellës, si sulmues në rrethinat e Shkodrës etj.. Prandaj Republika e Venedikut u kujdes të forconte lidhjet me ta, duke u kushtuar vëmendje sidomos marrëdhënieve me fisnikët shqiptarë, si me Dukagjinët, Gjurashët, Stres Balshajt, Arianitët etj..

Pas rrethimit të parë të Shkodrës, sulltan Mehmeti II i angazhoi ushtritë osmane kryesisht me pushtimin e brigjeve të Detit të Zi dhe pas dy vjetësh i drejtoi ato kundër Shqipërisë Qendrore e të Epërme.

Dështimi i fushatës ushtarake të vitit 1474 e bindi sulltan Mehmetin II se për pushtimin e kështjellave shqiptare duhej përdorur i gjithë potenciali ushtarak i Perandorisë Osmane dhe se ato duhej të sulmoheshin radhazi.

Për zbatimin e këtij plani trupat osmane erdhën përsëri në Shqipëri në vitin 1476, rrethuan Krujën, që ishte për ta pengesa më e rëndësishme në drejtim të Shkodrës.

Republika e Venedikut duke vlerësuar rëndësinë strategjike të Krujës për mbrojtjen e zotërimeve te saj në Shqipëri, u përpoq të lidhej sa më shumë me shqiptarët dhe kërkoi që të kthehej në Shqipëri djali i Skënderbeut, Gjon Kastrioti, i cili jetonte në pronat që kishte trashëguar në Mbretërinë e Napolit. Për mbrojtjen e Krujës Venediku vendosi këtu 300 stratiotë shqiptarë të sjellë nga Moreja.

Për të liruar Krujën nga rrethimi u formua një ushtri e përbashkët shqiptaro-veneciane, e cila në vitin 1477 sulmoi trupat osmane, që mbanin të rrethuar Krujën, dhe u shkaktoi atyre humbje të rënda. Në vend që fitorja të çohej në fund, ushtria shqiptaro-veneciane ra pas plaçkës së madhe të kampit armik, veprim ky që u dha mundësi forcave kundërshtare të riorganizoheshin menjëherë dhe të ndërmerrnin një sulm të befasishëm. Trupat osmane siguruan një fitore të plotë mbi ushtrinë shqiptaro-veneciane dhe vazhduan kështu rrethimin e Krujës.

Në pranverë të vitit 1478 trupa të freskëta osmane filluan të marshonin mbi tokat shqiptare dhe më 14 maj kontingjentet e para të tyre rrethuan Shkodrën. Brenda një kohe të shkurtër, deri më 15 qershor, ato u përforcuan me ardhjen e ushtrive të tjera të drejtuara nga bejlerbeu i Rumelisë, nga bejlerbeu i Anadollit, si dhe nga vetë sulltan Mehmeti II. Pas një rrethimi dyvjeçar mbrojtësit heroikë të Krujës dhe banorët e strehuar në kështjellë, të mbetur pa asnjë lloj ushqimi, u detyruan të pranonin kërkesën e sulltanit për dorëzimin e kështjellës me kusht që të largoheshin të lirë nga qyteti. Më 16 qershor të vitit 1478 trupat

osmane hynë në kështjellën e Krujës, por sulltani nuk e mbajti premtimin dhe ata, me përjashtim të qeveritarit venecian, vranë të gjithë meshkujt e rritur që gjendeshin në Krujë, ndërsa gratë e fëmijët i kthyen në skllevër.

Pasi mori Krujën, sulltani kërkoi pushtimin e menjëhershëm të Shkodrës. Prandaj të gjitha forcat ushtarake osmane u përqendruan në luftë për pushtimin e saj.

Ashtu si gjatë rrethimit të vitit 1474, krahas qytetarëve shkodranë, në luftën për mbrojtjen e Shkodrës në 1478 morën pjesë edhe banorë të rrethinave e të viseve të tjera shqiptare, duke përfshirë edhe bashkëluftëtarë të Skënderbeut. Në radhët e tyre ishin edhe anëtarë të familjes së njohur shkodrane Dukagjini, nga të cilat ranë në fushën e nderit Teodori dhe Budomiri.

Për të mposhtur mbrojtësit e Shkodrës, si asnjëherë më parë, osmanët përdorën gjerësisht artilerinë, të cilën e vendosën rreth kështjellës. Vetëm topa të rëndë ishin mbi 10. Prej më se një muaji mijëra predha goditën vazhdimisht muret e Rozafës, të cilat i dëmtuan rëndë. Edhe pse në shumë vende muret u rrafshuan, mbrojtësit e kështjellës u përleshën trup me trup me forcat osmane dhe i zbrapsën e i thyen sulmet e vazhdueshme të tyre. Në këto luftime të rrepta krahas burrave morën pjesë edhe gratë e strehuara në kështjellë.

Humbje të rënda trupave osmane u shkaktuan edhe luftëtarët që vepronin në rrethinat e Shkodrës. Këta sulmonin vazhdimisht nga drejtime të ndryshme, sidomos duke ardhur me varka nga liqeni i Shkodrës dhe nga bregu i përtejmë i Bunës.

Deri në fillim të muajit gusht të vitit 1478 trupat osmane e sulmuan vazhdimisht kështjellën e Rozafës, por pa ndonjë përfundim dhe me humbje të rënda për ta. Prandaj sulltan Mehmeti II vendosi t'i mposhtte mbrojtësit e saj nëpërmjet urisë duke forcuar rrethimin e tyre. Për këtë ai ndërmori sulme mbi të gjitha kështjellat e tjera në afërsi të Shkodrës, si Zhabjaku, Drishti e Lezha, që shërbenin si baza të rëndësishme strehimi e furnizimi për luftëtarët shqiptarë që vepronin jashtë kështjellës së Rozafës.

Detyra për pushtimin e kështjellës së Zhabjakut, që ishte në brigjet e liqenit të Shkodrës, iu ngarkua ushtrisë së bejlerbeut të Rumelisë. Mbrojtësit e Zhabjakut, ku e kishte selinë Gjon Gjurashi (Cërnojeviçi), djali i Stefanit që kishte vdekur rreth vitit 1465, nuk bënë asnjë qëndresë dhe ua dorëzuan kështjellën trupave osmane.

Pushtimi i Drishtit, ku po përhapej sëmundja e murtajës, iu ngarkua ushtrisë së bejlerbeut të Anadollit. Për tri javë mbrojtësit e Drishtit përballuan me burrëri sulmet e trupave osmane. Vetëm pasi shkatërruan me artileri nga të gjitha anët muret e fortesës (muret rrethuese të qytetit), më 1 shtator ushtritë osmane u futën në qytetin e shkretuar të Drishtit, kurse kështjella e tij mbeti ende e papushtuar. Rreth 300 drishtianë të zënë rob, ata i vranë nën muret e Rozafës për të ligështuar mbrojtësit e saj. Disa ditë më vonë, pasi morën më parë Lezhën, osmanët pushtuan edhe kështjellën e Drishtit. Edhe me mbrojtësit e kështjellës së zënë rob ata vepruan si me të tjerët, duke i vrarë nën muret e kështjellës së Rozafës.

Më 5 shtator trupat e bejlerbeut të Rumelisë u futën lehtësisht në kështjellën e Lezhës, sepse ajo u braktis nga komandanti venecian që drejtonte mbrojtjen e saj. Banorët e qytetit, që ishin strehuar në ishullin e Lezhës, u kapën dhe u vranë para mureve të kështjellës së Shkodrës.

Pas pushtimit të kështjellave të mësipërme, që e përforconin mbrojtjen e Shkodrës, sulltan Mehmeti II me pjesën më të madhe të ushtrisë, më 8 shtator të vitit 1478, mori rrugën e kthimit në Stamboll. Trupat që mbetën në Shqipëri kishin për detyrë të vazhdonin rrethimin e Shkodrës derisa uria të mposhtte qëndresën heroike të shqiptarëve.

Ndërkohë, pas përpjekjeve shumëvjeçare, më 25 janar 1479, Venediku arriti të siguronte nënshkrimin e paqes me sulltan Mehmetin II. Në traktatin e paqes, ndër të tjera, ishte përfshirë edhe çështja e Shkodrës. Në bazë të tij Shkodra kalonte në duart e osmanëve, kurse mbrojtësit e banorët e saj mund të largoheshin të lirë prej qytetit të tyre. Më 25 prill të vitit 1479 forcat osmane hynë në Shkodër. Banorët e Shkodrës e të rrethinave të saj i braktisën ato masivisht dhe u vendosën kryesisht në rajonin e Venedikut. Bashkë me ta emigruan edhe personazhe të shquara të jetës politike shqiptare, si Lekë e Nikollë Dukagjini, Gjon Gjurashi (Cërnojeviçi) etj..

Po gjatë vitit 1479, Republika e Venedikut u dorëzoi osmanëve në Shqipërinë e Poshtme kështjellat bregdetare të Himarës, të Sopotit (Borshi) e të Kastrovilës. Osmanët morën edhe zotërimet e fundit që despoti Leonard I (IV) Toko kishte në Shqipërine e Poshtme. Edhe pas rënies së këtyre kështjellave në duart e osmanëve, lufta e shqiptarëve kundër pushtuesve nuk u shua, ajo mbeti gjithnjë e gjallë dhe iu përshtat rrethanave të reja, kur qytetet e kështjellat e vendit kishin rënë përfundimisht në duart e pushtuesve.

## 2. PËRPJEKJET PËR RIMËKËMBJEN E SHTETIT SHQIPTAR

### *Kthimi në Shqipëri i djalit të Skënderbeut, Gjon Kastriotit (1481-1484)*

Rënia gjatë viteve 1478 e 1479 e Krujës, e Shkodrës, e Lezhës, e Himarës dhe e kështjellave të tjera i forcuan pozitat e pushtuesve osmanë në Shqipërinë Perëndimore dhe u krijuan atyre prapavija deri diku të sigurta për të realizuar synimet e sulltan Mehmetit II për pushtimin e Italisë dhe të vendeve të tjera të Evropës Perëndimore.

Pas marrjes së qyteteve të mësipërme dhe përgatitjeve intensive, trupat osmane u grumbulluan në Vlorë dhe në rrethinat e saj. Në pranverë të vitit 1480 rreth 10 mijë ushtarë me Ahmet Gjedik pashën në krye u nisën nga Vlora dhe zbarkuan në tokën e Mbretërisë së Napolit. Këtu ushtritë osmane rrethuan kështjellën e Otrantos, të cilën e pushtuan më 11 gusht të atij viti.

Sulmet e ushtrive osmane për pushtimin e kështjellave të tjera të Mbretërisë së Napolit qenë të pasuksesshme, prandaj gjatë dimrit osmanët filluan përgatitjet për të hedhur në Itali trupa të tjera. Por ndërkohë, me vdekjen në maj të vitit 1481 të sulltan Mehmetit II, ndërmjet djemve të tij, Bajazitit dhe Xhemit, shpërtheu lufta për trashëgimin e fronit, gjë që pezulloi dërgimin e përforcimeve ushtarake osmane në Itali. Pasi siguroi fronin, sulltan Bajaziti e drejtoi vëmendjen nga Italia dhe komandën e trupave të reja për në Gadishullin Apenin ia ngarkoi bejlerbeut të Rumelisë, Sulejman pashë Eunukut.

Pushtimi i kështjellës së Otrantos prej osmanëve i kishte tronditur qarqet drejtuese të shteteve evropiane dhe i nxiti ato që të krijonin një koalicion të përbashkët nën kryesinë e Mbretërisë së Napolit. Forcat e koalicionit evropian e detyruan ushtrinë osmane të qëndronte e rrethuar në kështjellën e Otrantos. Në këto luftime, në radhët e ushtrisë napolitane mori pjesë edhe djali i Skënderbeut, Gjon Kastrioti.

Lufta e koalicionit evropian kundër ushtrisë osmane në Itali, interesimi i mbretit Ferdinand të Napolit për të krijuar në Shqipëri një prapavijë të pasigurt për trupat osmane që vepronin e që dërgoheshin në Itali, si dhe kriza politike që shpërtheu në Perandorinë Osmane me vdekjen e sulltan Mehmetit II, u ngjalli shpresa shqiptarëve për t'u çliruar nga zgjedha osmane dhe i hodhi ata në aksione të fuqishme.

Në këto rrethana në Shqipërinë Perëndimore shpërtheu një valë kryengritjesh, të cilat e detyruan bejlerbeun e Rumelisë që ushtritë e destinuara për në Itali t'i angazhonte në luftë kundër shqiptarëve. Për shpërthimin dhe organizimin e këtyre kryengritjeve rol parësor patën disa nga drejtuesit e mëparshëm të vendit dhe trashëgimtarë të tyre, që u kthyen në Shqipëri nga mërgimi për të rimëkëmbur zotërimet e tyre.

Në fillim të verës së vitit 1481, pas vdekjes së sulltan Mehmetit II, filluan të kthehen në Shqipëri Nikollë Dukagjini, Lekë Dukagjini, Gjon Gjurashi (Cërnojeviçi) dhe, pak më vonë, Gjon Kastrioti e Konstandin Muzaka. Gj. Gjurashi hyri në marrëveshje me osmanët, u bë vasal i tyre dhe ringriti kështu shtetin e tij.

Gjon Kastrioti jetonte në Mbretërinë e Napolit, në pronat që i kishte trashëguar prej babait të tij, Skënderbeut. Ai ishte duke luftuar kundër osmanëve në Otranto, kur përfaqësues të kryengritësve shqiptarë i kërkuan Gjon Kastriotit që të kthehej në Shqipëri dhe ai e pranoi kërkesën e tyre.

Duke përfituar nga interesimi që kishte në këtë kohë oborri napolitan për zgjerimin sa më shumë të frontit të luftës kundër pushtuesve osmanë, Gjon Kastrioti arriti të siguronte nga mbreti Ferdinand mjetet e nevojshme të lundrimit për të ardhur në Shqipëri së bashku me një numër luftëtarësh. Në katër anije (galera) napolitane i ngarkoi forcat e veta dhe u nis në drejtim të atdheut bashkë me kushëririn e tij, Konstandin Muzakën.

Pasi Gjon Kastrioti zbarkoi në jug të Durrësit, anijet napolitane iu drejtuan Shqipërisë së Poshtme dhe zbarkuan Konstandin Muzakën në zonën e Himarës, ku ishte krijuar një vatër

tjetër kryengritjesh antiosmane. Ndërkohë në Shqipërinë e Epërme, në rajonet malore të Lezhës e të Shkodrës vepronin forcat e Nikollë e Lekë Dukagjinit. Këta sulmuan edhe qytetin e Shkodrës, gjë që e detyroi Sulejman Pashën të dërgonte përforcime ushtarake edhe në këtë zonë.

Gjon Kastrioti u mirëprit nga banorët e Shqipërisë Qendrore si trashëgimtar i ligjshëm i vendit. Me ardhjen e tij kryengritësit e këtyre rajoneve e fuqizuan luftën për dëbimin e pushtuesve osmanë. Në këto kushte, Sulejman pashë Eunuku nisi kundër tyre një pjesë të ushtrisë osmane, e cila po përgatitej në rrethinat e Vlorës për të shkuar në Itali.

Për të përballuar sulmin e ushtrisë osmane Gjon Kastrioti dërgoi një pjesë të luftëtarëve të vet në mbrojtje të një shtegu nga do të kalonin trupat armike. Por luftëtarët shqiptarë nuk e përballuan dot sulmin e forcave osmane dhe thuajse të gjithë ranë robër. Kjo humbje ia lëkundi besimin Gjon Kastriotit për suksesin e kryengritjes, prandaj ai mendoi të largohej nga Shqipëria dhe të kthehej në Itali. Por banorët e zotërimeve të Kastriotëve shprehën një gatishmëri masive për të vazhduar luftën kundër pushtuesve osmanë. Rreth 7 mijë luftëtarë u grumbulluan rreth Gjon Kastriotit dhe në gjysmën e parë të muajit gusht të vitit 1481 i sulmuan dhe i shpartalluan trupat osmane. Krahas kësaj fitoreje u arrit të liroheshin edhe shqiptarët që ishin zënë rob prej osmanëve në betejën e mëparshme.

Po gjatë muajit gusht të vitit 1481 edhe në viset perëndimore të Shqipërisë së Poshtme, sidomos në rajonin e Himarës, u zhvilluan luftime të ashpra ndërmjet shqiptarëve dhe trupave osmane. Nën drejtimin e Konstandin Muzakës luftëtarët shqiptarë rrethuan dhe sulmuan kështjellën e Himarës dhe të Sopotit (Borshit). Gjendja shumë e vështirë që u krijua për forcat osmane, që vepronin në këto vise, e detyroi Sulejman Pashën të nisej vetë në krye të 3 mijë ushtarëve në drejtim të Himarës. Por rrugës këta u shpartalluan prej shqiptarëve dhe lanë mbi 1 mijë të vrarë e robër. Midis robërve ishte edhe bejlerbeu i Rumelisë, Sulejman Pasha, të cilin himariotët ia dhanë si trofe lufte Gjon Kastriotit, shprehje kjo e ndjenjave të tyre të thella për Gjergj Kastriotin-Skënderbeun, si dhe të respektit që ata tregonin për veprimtarinë e djalit të tij. Për të tërhequr vëmendjen e përkrahjen e shteteve evropiane për luftën e shqiptarëve, Gjoni i dërgoi mbretit të Napolit si trofe bejlerbeun e Rumelisë.

Pas fitores së himariotëve mbi trupat e Sinan Pashës, në viset bregdetare të Shqipërisë së Poshtme u çliruan kështjella e Himarës më 31 gusht 1481 dhe më pas ajo e Sopotit.

Shpartallimi i ushtrisë së Sulejman Pashës në Shqipëri, i lehtësoi së tepërmi aksionet luftarake antiosmane që zhvilloheshin në mbretërinë e Napolit. Më 10 shtator të vitit 1481 ushtria e Napolit çliroi kështjellën e Otrantos dhe i dëboi kështu osmanët nga Italia.

Pas fitoreve të shqiptarëve gjatë muajit gusht të vitit 1481 kundër ushtrisë së Sulejman Pashës, u zgjeruan veprimet e tyre luftarake për çlirimin e qyteteve dhe të kështjellave të vendit. Luftëtarët e Gjon Kastriotit iu drejtuan Krujës dhe ndërmorën sulme për çlirimin e saj. Megjithëse nuk arritën ta merrnin atë, sepse kështjella e Krujës ishte shumë e fortifikuar

dhe e papushtueshme me forcën e armëve, deri në fund të vitit 1481 shqiptarët çliruan një pjesë të konsiderueshme të zotërimeve të Kastriotëve, duke përfshirë edhe kështjellën e Stelushit, si dhe krahina të tjera rreth saj. Si kryezot i viseve të çliruara u njoh Gjon Kastrioti.

Pas marrëveshjes së paqes të vitit 1483 ndërmjet Perandorisë Osmane dhe Mbretërisë së Napolit, ushtritë osmane fuqizuan veprimtarinë e tyre për ripushtimin e zotërimeve të Kastriotëve dhe të viseve të tjera të lira shqiptare. Edhe pse në janar të vitit 1484 luftëtarët e Gjon Kastriotit shpartalluan një ushtri osmane pranë lumit Erzen, qëndresa dhe lufta e organizuar e shqiptarëve përkohësisht filloi të dobësohej prej presionit të madh e të pandërprerë të trupave pushtuese. Në verë të vitit 1484 osmanët ripushtuan kështjellën e Himarës. Rënia e qëndresës antiosmane e detyroi Gjon Kastriotin të largohej nga Shqipëria dhe të vendosej përsëri në pronat që Kastriotët kishin në Itali. Të njëjtën gjë bënë edhe sundimtarët e tjerë shqiptarë, që kishin emigruar dhe që në fillim të viteve 80 erdhën në Shqipëri për të udhëhequr kryengritjet antiosmane.

Gjon Kastrioti vdiq pas vitit 1502 dhe la pesë fëmijë: Gjergjin (Skënderbeu i Ri), Konstandinin, peshkop i Izernias që vdiq në vitin 1500 në moshën 20-vjeçare, Ferrantin (të cilit M. Barleci i ka kushtuar një parathënie te « Historia e Skënderbeut » dhe që ka vdekur më 1561), Federikon, që vdiq më 1503 në moshën 15-vjeçare në Valencie të Spanjës, ku u varros me nderime mbretërore, dhe Marien, e cila iu përkushtua artit.

### *Kryengritja e vitit 1492 në Shqipërinë e Poshtme*

Edhe pas luftimeve të shqiptarëve me ushtritë osmane gjatë gjysmës së parë të viteve 80, vala e kryengritjeve antiosmane vazhdoi më tej.

Një nga vatrat e qëndresës antiosmane u bë Labëria. Për nënshtrimin e banorëve të saj u ngarkua sanxhakbeu i Vlorës, Komjan Arianiti, që kishte origjinë shqiptare. Më 1486 forcat e tij u dërguan kundër Labërisë, por ato pësuan disfatë edhe vetë Komjan Arianiti ra rob dhe u vra prej shqiptarëve, të cilët ndërkohë çliruan edhe kështjellën e Himarës. Për të shtypur kryengritjen erdhi vetë bejlerbeu i Rumelisë, Sinan Pasha, në krye të një ushtrie të fuqishme. Gjatë vitit 1486 trupat e tij kaluan nëpër bregdetin e Himarës dhe e shkretuan atë. Gjatë vitit 1488 lëvizja antiosmane u shtri edhe në viset e Shqipërisë Qendrore. Kryengritësit e këtyre rajoneve dërguan përfaqësuesit e vet në Itali dhe kërkuan rikthimin në atdhe të Gjon Kastriotit që të vihej në krye të tyre. Por prej Mbretërisë së Napolit dhe vendeve të tjera evropiane me sa duket, ai nuk gjeti përkrahjen materiale dhe mjete lundrimi për të realizuar transportimin e forcave të tij.

Viti 1492 do të shënonte një nga pikat kulmore të luftës antiosmane, për shtypjen e së cilës u angazhua vetë sulltan Bajaziti II.

Pas përgatitjeve ushtarake intensive, në pranverë të vitit 1492 ushtria perandorake osmane me sulltanin në krye mori drejtimin për në Shqipërinë e Poshtme. Gjatë muajit maj 1492 ushtria osmane arriti në Tepelenë, ku vendosi kampin e vet. Ndërkohë, me qëllim që

kryengritësve mos t'u lihej shteg ikjeje, një flotë osmane prej 300 anijesh, nën komandën e Sinan Pashës, kishte dalë në bregdetin e Shqipërisë së Poshtme më parë se sulltani të arrinte në Tepelenë.

Veprimet ushtarake kundër shqiptarëve sulltan Bajaziti II i filloi në muajin korrik. Mbasi shtinë në dorë kështjellat e Himarës e të Sopotit (Borshit), të cilat me urdhër të sulltanit u shkatërruan si çerdhe të kryengritësve, forcat ushtarake të sulltanit u orvatën të hyjnë në viset e brendshme, për të shpartalluar kryengritësit shqiptarë, të cilët bashkë me pleqtë, gratë e fëmijët, kishin kaluar në malet e Labërisë. Që nga lart shqiptarët lëshonin mbi ushtarët armiq shkëmbinjtë e malit. Armët e tyre ishin të thjeshta, shtizat në trajtën e gjuhës së gjarprit dhe shigjetat me majë të hekurt që ata i hidhnin me harqe druri. Megjithatë qëndresa e shqiptarëve ishte heroike. « Aq të shkathët janë ata në kohën e luftës, sa që shpata nuk ua cenon dot dorën dhe shigjeta nuk u prek as gishtin », shkruan kronisti turk bashkëkohës Ibn Kemali, pjesëmarrës në këtë luftë.

Pas sulmesh të vazhdueshme të forcave të shumta osmane, kryengritësit e Labërisë u detyruan të përqendroheshin në dy maja mali, ku ata kishin ngritur kulla mbrojtëse. Njëri grup, me gjithë qëndresën heroike kundër ushtrisë së Rumelisë të komanduar prej bejlerbeut Jahja Pashës, u shtrëngua të dorëzohej me kusht që të lihej i lirë të ikte. Por pushtuesit e shkelën marrëveshjen dhe mbi kryengritësit e dorëzuar bënë kërdinë, burrave u prenë këmbë e duar dhe pastaj i hodhën tatëpjetë malit, gratë dhe fëmijët, që u gjetën në atë mal, i bashkuan me vargun e 8 000 robërve që kishin kapur gjatë këtyre operacioneve dhe, nëpërmjet skelës së Vlorës, i nisën për në tregjet e Lindjes që t'i shisnin si skllevër.

Nga ana tjetër, garda perandorake dhe ushtria e Anadollit nën komandën e Daut Pashës, u përpoqën të asgjësonin qëndresën që vazhdoi në malin tjetër. Luftimet vazhduan deri në fund të gushtit pa asnjë përfundim. Afrimi i vjeshtës, vështirësitë e mëdha e shpenzimet që bëheshin për të mbajtur në këmbë një ushtri aq të madhe kundër një pakice shqiptarësh, e detyruan sulltan Bajazitin II të kërkonte dhe të arrinte një marrëveshje me kryengritësit. Në bazë të saj kryengritësit do të njihnin sundimin osman dhe, në shenjë bindjeje, do t'i paguanin sulltanit një tribut të vogël vjetor, kurse sulltani u njihte atyre të drejtën të vetëqeverisnin vendin në bazë të dokeve tradicionale, të kishin gjyqet e tyre dhe të mbanin armët lirisht. Kjo marrëveshje u dha mundësi kryengritësve të largonin rrezikun e vendosjes në krahinën e tyre të qeveritarëve osmanë dhe të sistemit të timareve.

Në fund të fushatës ushtarake osmane, kur ushtritë po largoheshin nga Tepelena, sipas kronistit osman të shek. XVI, Aliut, një kryengritës i veshur si dervish, iu vërsul në rrugë sulltan Bajazitit II, por nuk arriti ta vrasë. Pas këtij episodi, sulltani la një pjesë të ushtrisë në Shqipërinë e Poshtme për të rivendosur aty administratën osmane.

### *Kthimi në Shqipëri i Skënderbeut të Ri (1501-1503)*

Në fund të shek. XV sulltanët osmanë i shtuan përpjekjet për të zgjeruar pushtimet e tyre drejt Evropës Qendrore dhe Perëndimore.

Për të përballuar këtë rrezik, shtetet evropiane u përpoqën të organizonin operacione ushtarake të përbashkëta kundër Perandorisë Osmane dhe të nxitnin popujt e Gadishullit Ballkanik të hidheshin në kryengritje. Në këto rrethana, Shqipëria kishte një rëndësi të veçantë edhe për vetë pozitën gjeografike të saj si vendi që e përshkonin rrugët tokësore më të shkurtra për të kaluar nga Evropa Perëndimore në qendër të Perandorisë Osmane. Ajo formonte krahun perëndimor të kësaj Perandorie dhe ishte si një urë kalimi për t'i hedhur ushtritë osmane në Itali.

Për të penguar përgatitjet ushtarake të osmanëve kundër Italisë, ato projektuan fushata të përbashkëta kundër Perandorisë Osmane dhe menduan t'i nisnin nga bregdeti i Shqipërisë. Iniciativën për të zbarkuar në Ballkan e mori mbreti i Francës, Karli VIII, i cili bashkë me ushtrinë e tij kishte pushtuar një pjesë të madhe të Italisë dhe në fund të vitit 1494 mori Napolin. Përgatitjet e Karlit VIII ngjallën entuziazëm në popujt e shtypur të Ballkanit dhe qenë një nxitje për shqiptarët që të rrëmbenin përsëri armët. Në planet e këtij mbreti lëvizja shqiptare ishte llogaritur si një faktor politik shumë i rëndësishëm.

Kryengritja që filloi në Shqipëri mori përpjesëtime të mëdha veçanërisht në krahinën e Himarës dhe në viset pranë Durrësit. Shqiptarët ishin të gatshëm të sulmonin forcat osmane dhe të përkrahnin zbarkimin e ushtrive frënge. Ato riaktivizuan lidhjet me fisnikët shqiptarë të mërguar në Itali për t'i vënë në krye të luftës së tyre. Për këtë qëllim si dhe për të krijuar lidhje me Karlin VIII, shkoi në Itali kryepeshkopi i Durrësit, Martin Firmano. Por, kur po kthehej nga Italia, ai u kap në det prej venecianëve, të cilët nuk e shikonin me sy të mirë as ardhjen e ushtrive frënge në Itali, as zbarkimin e tyre në Ballkan dhe as kryengritjen në Shqipëri. Kundërshtimet që gjeti në Itali e detyruan Karlin VIII të hiqte dorë nga ekspedita dhe të kthehej në Francë më 1495. Me largimin e rrezikut frëng, në verën e vitit 1495 disa sanxhakbejlerë osmanë, që nga Vlora ku kishin sjell forcat e tyre, filluan ekspeditat ndëshkimore kundër shqiptarëve, për të rivendosur sundimin e tyre në rajonet e kryengritjeve. Por edhe këto ekspedita nuk e shuan dot qëndresën shqiptare.

Për shkak se Perandoria Osmane kishte filluar të ndërtonte një flotë të madhe në kuadrin e përgatitjeve për të sulmuar Italinë, marrëdhëniet e saj me Venedikun u acaruan në vitin 1498. Në këto rrethana, duke pasur nevojë për qëndresën antiosmane të shqiptarëve, Senati i Venedikut u përpoq të lidhej me të. Për këtë qëllim ai e nxori nga burgu Martin Firmanon dhe në qershor të vitit 1499 e nisi për në Shqipëri bashkë me emisarët e vet.

Midis krerëve shqiptarë dhe të dërguarve venecianë lindën mosmarrëveshje për qëllimet, vendin dhe për shtrirjen që do të kishte kryengritja në Shqipëri. Senati ishte kundër shpërthimit të një lëvizjeje të përgjithshme dhe kërkonte vetëm një kryengritje lokale në rajonin e Lezhës. Këtu Venediku parashikonte të zbarkonte forcat e veta për të ruajtur zotërimin e Durrësit. Kurse shqiptarët ishin për një kryengritje sa më të gjerë për çlirimin e vendit. Në takimin që bënë krerët shqiptarë me emisarët venecianë në shtëpinë e Martin Firmanos në afërsi të Durrësit, mosmarrëveshjet midis tyre u acaruan në atë shkallë, saqë Republika me anën e bajlit të saj të Durrësit e helmoi Martin Firmanon.

Një muaj më vonë, në shtator 1499, shpërtheu kryengritja në rrethin e Lezhës. Rrugët për në Shkodër dhe në Dukagjin u prenë dhe funksionarët osmanë u dëbuan. Kryengritësit kërkuan që pasardhësit e Skënderbeut të viheshin në krye të lëvizjes antiosmane. Në vend të Gjon Kastriotit, që ishte i sëmurë, ata iu drejtuan birit të tij, Gjergj Kastriotit, të mbiquajtur Skënderbeu i Ri.

Për të pasur nën kontroll zhvillimin e ngjarjeve në Shqipëri, Senati i Venedikut shpalli se merrte përsipër dërgimin e Gjergj Kastriotit dhe të forcave të tij në Shqipëri. Nga Mbretëria e Napolit Gjergj Kastrioti shkoi në Venedik, ku me premtime të ndryshme, u mbajt gjatë, për më tepër se një vit.

Gjergji u nis për në Shqipëri vetëm në pranverë të vitit 1501 kur Durrësi, që ishte nën zotërimin venecian, u rrezikua seriozisht nga sulmet e ushtrive osmane. Nisjen e Gjergj Kastriotit në Shqipëri e organizoi Venediku. Me këtë Senati kishte për qëllim të fuqizonte kryengritjen e shqiptarëve në rajonin e Lezhës për t'i detyruar osmanët të largonin ushtritë e tyre nga rrethimi i Durrësit dhe t'i angazhonin ata në luftë kundër kryengritësve shqiptarë.

Ekspedita, e përbërë prej 150-200 stratiotësh, e kryesuar nga Skënderbeu i Ri dhe e shoqëruar nga një emisar venecian, zbarkoi më 5 mars 1501 në Ishullin e Lezhës, të çliruar qysh më parë nga kryengritësit shqiptarë. Por, ndihmat veneciane që ai solli me vete ishin të pakta. Në përpjekjen e parë që patën me forcat osmane, ushtarët e Skënderbeut të Ri u thyen dhe ekspedita do të kishte dështuar, sikur më pas kryengritësit shqiptarë të mos i përballonin sulmet e osmanëve. Ndërkohë midis emisarit venecian dhe Skënderbeut të Ri, që mbante anën e krerëve shqiptarë, lindën mosmarrëveshje që ndikuan negativisht në zhvillimin e kryengritjes.

Më 13 gusht 1501 ushtria osmane, e komanduar nga sanxhakbeu i Elbasanit, pushtoi Durrësin. Për të mënjanuar humbjen e Ishullit të Lezhës, të Ulqinit e të Tivarit, Venediku filloi bisedimet për paqe me pushtuesit osmanë dhe, më 14 dhjetor 1502, nënshkroi me ta marrëveshjen përkatëse dhe i braktisi kryengritësit shqiptarë.

Në këto rrethana Skënderbeu i Ri dhe Progon Dukagjini, i cili gjithashtu ishte kthyer nga mërgimi, kërkuan të hynin në marrëveshje me autoritetet osmane. Më 1503 shkuan në Shkodër dhe i kërkuan sanxhakbeut Feriz Beut që ata të vendoseshin në ish-zotërimet e familjeve të tyre dhe t'i qeverisnin ato nën sovranitetin e sulltanit. U pranua vetëm kërkesa e Progon Dukagjinit, të cilit iu dha titulli i pashës dhe, në formë timari, një pjesë e zotërimeve të Dukagjinëve. Kurse kërkesa e nipit të Skënderbeut nuk u pranua. Pas këtij refuzimi dhe një qëndrimi dyvjeçar në Shqipëri, në shkurt të vitit 1503 Skënderbeu i Ri u detyrua të mërgonte përsëri në Itali. Nuk dihet data e vdekjes së tij. Thuhet se vdiq në Qipro duke lënë pas tre djem. Më 1506 turqit pushtuan Ishullin e Lezhës, kurse Ulqini e Tivari do të vazhdonin edhe për disa dhjetëra vjet të qëndronin në duart e Venedikut e të papushtuara prej osmanëve.

Me përpjekjet që u bënë gjatë fundit të shek. XV dhe fillimit të shek. XVI për rimëkëmbjen e shteteve mesjetare shqiptare u mbyll periudha e luftës së gjatë më se njëshekullore e shqiptarëve kundër pushtuesve osmanë për të mbrojtur lirinë dhe jetën e pavarur politike.

### *Mërgimet masive të shqiptarëve gjatë shek. XIV-XV*

Lëvizjet migruese nga tokat shqiptare drejt vendeve të tjera, janë një dukuri që ndeshet gjatë gjithë mesjetës.

Në grupe apo si individë, shqiptarët dëshmohen të kenë lëvizur të paktën qysh në shek. XI. Kryesisht si ushtarakë ose si funksionarë të administratës bizantine, shqiptarë të veçantë apo grupe shqiptarësh ndeshen në atë kohë në viset më të ndryshme të Perandorisë, sa në Italinë e Jugut, në Dalmaci e në Bullgari, aq dhe në Peloponez e në vetë Konstandinopojë, ku dhe shumë prej tyre me kalimin e kohës u integruan.

Por, në krahasim me këto mërgime të para, për shkak të jetës politike të trazuar emigrimet shqiptare të shek. XIV-XV morën përmasat e eksodeve të vërteta, që lanë gjurmë të thella si në vendin e origjinës, ashtu dhe në vendbanimet e reja. Valët e emigracionit shqiptar të shek. XIV-XV ndoqën dy drejtime kryesore: atë verior, që preku Raguzën (Dubrovnikun) dhe qytetet e tjera të Dalmacisë, Venedikun dhe qytetet e fshatrat e provincës italiane të Markës, si dhe drejtimin e krahut perëndimor të Adriatikut (Fano, Ankona, Rimini, Pezaro). Vendi nga vinin emigrantët shqiptarë drejt veriut të Ballkanit Perendimor e të Italisë Lindore ishin përgjithësisht viset veriore dhe qytetet e atyshme të Ulqinit, Tivarit, Shkodrës, Drishtit, Lezhës e deri të Durrësit. Ata u përkisnin shtresave nga më të ndryshme: bujq, zejtarë, marinarë, punëtorë, tregtarë të vegjël, mjeshtër, artistë etj..

Klerikë të shumtë nga Ulqini, Lezha e sidomos nga Durrësi e nga Drishti dëshmohen në kishat e manastiret e Raguzës, ku shpesh shërbenin edhe si shkrues, sekretarë e noterë. Në Raguzë dhe në qytetet e tjera dalmatine, mjaft emigrantë shqiptarë mundën të sistemohen dhe të fitojnë statusin e banorit të përhershëm (habitator), ndonjë syresh edhe atë të qytetarit me të drejta të plota (civis). Në Raguzë, Venedik ose në Rimini e Rekanati (Markë) shqiptarët organizoheshin në shoqëri fetaro-kulturore, të quajtura shkolla ose vëllazëri (scuola, confraternitas). Autoritetet e vendit jo gjithnjë i shihnin me sy të mirë këto shoqëri me bazë etnike, që gjithsesi pengonin integrimin e emigrantëve. Megjithatë, emigracioni shqiptar në Dalmaci e në qendrat italiane të Adriatikut verior nuk arriti të krijojë ngulmime kompakte masive, e në krye të 2-3 shekujve bashkësitë shqiptare të atjeshme u tretën në popullsinë vendase.

Mërgimet shqiptare në krahun tjetër, atë jugor, qenë shumë më intensive se ato veriore. Vatra e nisjes së tyre qenë territoret në jug të lumit Shkumbin, veçanërisht trevat e Vlorës, Beratit, Korçës dhe sidomos të Epirit e të Moresë. Këto shtegtime prekën fillimisht viset e Greqisë. Prej këndej, një pjesë e tyre kaloi në Sicili e në Italinë e Jugut.

Një valë e parë e emigracionit shqiptar dëshmohet në Thesalinë Lindore, në vitet 20-30 të

shek. XIV. Ajo mori shkas nga shtypja e kryengritjeve shqiptare në zonën e Vlorës, të Devollit e të Thesalisë veriperëndimore nga ana e Perandorit bizantin Androniku III. Fluksin e popullatave shqiptare drejt jugut e ushqeu në atë kohë edhe rritja e presionit të shtetit serb në trevat shqiptare. Si rezultat, viset e Thesalisë lindore, në jug të rrjedhës së Peneut, u kolonizuan dendur nga shqiptarët. Të joshura nga qeveritarët vendas, mjaft bashkësi shqiptare e vazhduan shtegtimin e tyre dhe u vendosën në ishullin e Eubesë, si dhe në krahinat e Beotisë, të Atikës e të Korintit. Nëpërmjet istmit të Korintit, valë shtegtarësh që vinin sa nga Thesalia aq edhe nga Epiri invaduan në fillim të shek. XV krahinat e Peloponezit. Në vitin 1405, një dëshmitar okular shkruan se vetëm në një valë, 10 mijë mërgimtarë shqiptarë, me familjet, me pasuritë e me bagëtitë e tyre kaluan Istmin dhe me leje të despotit Teodor Paleolog u sistemuan në krahinën e Akesë. Këtë valë e pasuan në vitet e mëvonshme flukse të tjera që vinin nga Atika, Beotia, Thesalia ose drejtpërdrejt nga trevat shqiptare, të kërcënuara nga invazioni osman. Me shterimin e këtyre prurjeve emigruese, aty nga mesi i shek. XV, krahina të tëra të Peloponezit (Moresë), si Korinti, Akea, Elida, Arkadia, Argolida, Mesenia e Lakonia, ishin kolonizuar në mënyrë mjaft intensive nga popullsi shqiptare. Një defter osman i vitit 1458, që bën regjistrimin e popullsisë së Peloponezit qendror, ndër 198 fshatrat e regjistruara 155 i cilëson shprehimisht si fshatra shqiptare. Një tjetër regjistër i vitit 1461 veçon si shqiptare 16 ndër 20 qendërbanime që kishte zona e Korintit. Akoma në vitin 1668, udhëtari turk Evlija Çelebi konstatonte se « banorët e krahinave që shtrihen nga Kalavrita, Voshtica e Tripolica deri në Korint janë arbër që flasin arbërisht ». Prej Peloponezit, shumë kolonë shqiptarë u hodhën në ishujt e afërt të Egjeut, në Salaminë (Kullur), Hidra, Poros, Specia etj..

Vendosja e kolonëve shqiptarë u inkurajua në shumë raste nga qeveritarët e krahinave greke, që u premtonin atyre toka, kullota dhe përjashtimin nga taksat. Vendosja e kolonëve shqiptarë ndihmoi në ripopullimin dhe në rigjallërimin e trevave të tëra greke të braktisura e të lëna djerrë. « Arbërit », shkruan një autor i shek. XV, « u vendosën në zona të shkreta; ata i shpyllëzuan ato dhe i bënë të banueshme. Shumë vende të egra, që deri atëherë kishin qenë strehë banditësh, u pastruan dhe dora e këtyre bujqve me përvojë i mbolli dhe i kultivoi ato ».

Dhënia e lejes së vendosjes për ardhësit shqiptarë, akordimi i tokave të bukës dhe i kullotave, thuajse gjithmonë u kushtëzua nga qeveritarët vendas me detyrimin e shërbimit ushtarak. Në shek. XIV-XV, luftëtarët shqiptarë mbushnin repartet ushtarake sa të dukëve katalanë të Athinës, aq edhe të despotëve bizantinë të Moresë apo të kështjellarëve venecianë të Eubesë, të Koronit, Modonit e Nauplionit (Peloponez). Të inkuadruar ose jo në trupat e sundimtarëve të huaj, shqiptarët u bënë protagonistë të qëndresës kundër invadimit të këtyre viseve nga pushtuesit osmanë. Kronistët bizantinë të shek. XV, Kritobuli, Dukas dhe Halkokondili vënë në dukje se në atë kohë, përveç Shqipërisë, një tjetër kështjellë e qëndresës shqiptare qe ngritur në Peloponez. Në luftërat e shqiptarëve të Peloponezit kundër osmanëve u shquan kapedanët Pjetër Bua, Teodor Buhali, Primo Koka, Krokodejl Klada, Manuel Bokali etj..

Invazioni osman i Ballkanit jugperëndimor, që hyri në një fazë vendimtare pas mesit të shek.

XV, shkaktoi valë të papara mërgimesh shqiptare, që konvergonin drejt Italisë. Këtu popullsitë e ikura shqiptare iu shtuan ngulimeve të mëparshme shqiptare, duke e forcuar elementin shqiptar në Italinë e Jugut dhe në Sicili. Ngulimet shqiptare të kësaj kohe u vendosën kryesisht në provincat Abruco, Molize, Kampanie, Bazilikatë, Kapitanatë, Pulje, Kalabri. Ngulimet kryesore shqiptare të Sicilisë u bënë Piana deli Albanezi, San Kristina Xhela, Mexojuso, Kontesa Entelina, Palaco Adriano.

Kolonët shqiptarë erdhën drejtpërsëdrejti nga Shqipëria, por shumë syresh erdhën nga kolonitë shqiptare të Greqisë, veçanërisht nga Moreja. Vala më e madhe migruese i përket vitit 1479, kur pas rënies së Shkodrës dhe paqes veneto-osmane, që e pasoi atë, shumë luftëtarë shqiptarë, sa në Shqipëri aq dhe në More, u detyruan të largohen për t'i shpëtuar hakmarrjes osmane. Midis tyre ishin pinjollë të shquar të familjeve Kastrioti, Gjurashi (Cërnojeviçi), Dukagjini, Arianiti, Muzaka, Bua etj.. Mbreti Ferdinand i Napolit u dha këtyre feude e poste zyrtare në mbretërinë e tij, kurse masave të të ikurve u caktoi për banim vende kryesisht të pabanuara. Valët e emigracionit shqiptar, ndonëse me intensitet më të vogël, vazhduan edhe në vitet e mëvonshme. E fundit njihet ajo e vitit 1744, kur u themelua Vila Badesa në Abrucie. Numri i fshatrave arbëreshe arrin sot në rreth 100 me një popullsi afër 150 000 banorë.

Për shumë nga ngulimet shqiptare ekzistojnë aktet e themelimit (capitula) të nënshkruara me autoritetet civile dhe kishtare të vendit. Në to fiksohen detyrimet por dhe të drejtat dhe privilegjet e banorëve të rinj, midis të cilave figuron shpesh dhe e drejta për të pasur drejtues dhe priftërinj (papas) të tyre, jo katolikë. Ruajtja e ritit ortodokso-bizantin luajti një rol mjaft të rëndësishëm për konservimin e kolonive arbëreshe të Italisë. Këtu luajtën rolin e tyre edhe kompaktësia e këtyre ngulimeve si dhe klima e tolerancës që, ndryshe nga ç'ndodhi me ngulimet arbëreshe të Greqisë, karakterizuan marrëdhëniet e ardhësve shqiptarë me popullsinë dhe me autoritetet civile e kishtare vendase. Edhe sot, arbëreshët e Italisë ruajnë gjuhën si dhe traditat, këngët e zakonet e hershme shqiptare.

## 3. RËNDËSIA E EPOKËS SË GJERGJ KASTRIOTIT-SKËNDERBEUT

### *Rrjedhimet e luftës dhe të pushtimit osman në Shqipëri*

Lufta më se njëshekullore e Perandorisë Osmane për pushtimin e trojeve shqiptare dhe vendosja e pushtetit osman, sollën rrjedhime të thella në të drejtat e pronësisë, në veprimtarinë ekonomiko-shoqërore, në jetën politike dhe në atë fetare-kulturore të shqiptarëve.

Veprimtaria e pavarur politiko-shoqërore e botës shqiptare ishte arritja më e rëndësishme në historinë kombëtare të shqiptarëve gjatë shekujve të mesjetës. Që në shek. XII dhe në shekujt që vijuan, deri me pushtimin osman, në viset shqiptare lindën formacione shtetërore të pavarura, të cilat ndikuan fuqishëm në të gjitha fushat e veprimtarisë shoqërore dhe, në

tërësi, për zhvillimin e gjithanshëm të vendit. Në kuadrin e këtyre formacioneve shtetërore lindi dhe u fuqizua aristokracia vendase dhe tradita shqiptare e drejtimit dhe e aparatit administrativ shtetëror.

Elita drejtuese shqiptare, si ajo laike ashtu edhe fetare, pati një rol të madh historik për zhvillimin e gjithanshëm të vendit. Ishte meritë e saj ndryshimi i orientimit të lidhjeve ndërkombëtare të Shqipërisë, duke e larguar atë gjithnjë e më shumë prej Perandorisë Bizantine e vendeve të tjera fqinje e të prapambetura të Ballkanit dhe duke e afruar Shqipërinë me vendet e përparuara të Evropës Perëndimore. Lidhjet politike, tregtare-ekonomike dhe fetare-kulturore me Italinë dhe vendet e tjera të Evropës Perëndimore ndikuan që në të gjitha këto fusha të përshpejtoheshin ritmet e zhvillimit.

Pushtimi osman i dha fund jetës së pavarur politike e shtetërore të shqiptarëve dhe i mbylli rrugët zhvillimeve të mësipërme, ndërpreu lidhjet intensive të Shqipërisë me vendet e Evropës Perëndimore dhe i kaloi ato në drejtim të Lindjes. Këto rrjedhime negative u shfaqën në Shqipëri jo vetëm gjatë viteve të luftës, por ato vepruan fuqishëm edhe gjatë gjithë periudhës së gjatë të sundimit osman.

Pushtimi osman i tokave shqiptare u bë gradualisht, duke nisur me fundin e shek. XIV, me marrjen prej osmanëve të qendrave kryesore të viseve lindore, dhe duke vijuar në fillim të shek. XV me pushtimin e disa qyteteve e kështjellave të viseve perëndimore shqiptare. Pas këtyre pushtimeve dhe veçanërisht me periudhën e luftës nën udhëheqjen e Skënderbeut dhe deri në rënien e kështjellave në fund të viteve 70 të shek. XV, një pjesë e rëndësishme e viseve qendrore e veriore shqiptare u gjend në kushtet e një lufte të gjatë e të vazhdueshme.

Që me pushtimet e para të fundit të shek. XIV të qendrave të tilla si Nishi, Shkupi, Manastiri, Ohri, Kosturi etj., u dëmtuan rëndë marrëdhëniet dhe shkëmbimet e ndryshme ekonomike e tregtare ndërmjet viseve lindore me ato perëndimore, aq të domosdoshme e jetike për banorët e tyre. Ekspeditat e njëpasnjëshme të ushtrive osmane dhe luftimet e vazhdueshme e të ashpra, që ato zhvilluan me forcat shqiptare, dëmtuan rëndë jetën ekonomike të vendit. Gjatë ekspeditave ushtarake dhe luftimeve të shumta për të dobësuar qëndresën shqiptare dhe burimet ekonomike, aq të domosdoshme për vazhdimin e saj, ushtritë osmane rrënonin të mbjellat, dëmtonin objektet ekonomike, rrëmbenin bagëtinë. Vështirësitë e shumta ekonomike dhe zjarri i luftës detyruan me mijëra e mijëra vetë të braktisnin vendin dhe kështu bashkë me të vrarët në luftë pakësuan ndjeshëm numrin e banorëve, por edhe dëmtuan jetën ekonomike, sepse ishin nga forcat më aktive të shoqërisë shqiptare.

Në kushtet e luftës dhe të pushtimit osman, ekonomia fshatare u bë edhe më e mbyllur dhe përkohësisht i dobësoi lidhjet me qytetin, aq të domosdoshme për zhvillimin ekonomik të vendit. Qytetet shqiptare, gjatë shekujve të mesjetës kishin njohur të gjitha tiparet e zhvillimit ekonomik, shoqëror e organizativ të qyteteve të pellgut të Mesdheut, që ishte rajoni më i zhvilluar i Evropës, kurse me pushtimin osman pësuan ndryshime. Që me sulmet e para osmane filluan të largohen banorët nga qytetet dhe disa prej tyre u shndërruan

në qendra të vogla administrative e ushtarake. Pjesa më e madhe e banorëve në disa qytete iu kushtuan kryesisht ekonomisë bujqësore, dobësuan lidhjet me zonat fshatare dhe thuajse i ndërprenë marrëdhëniet ekonomiko-tregtare e kulturore me Evropën Perëndimore. Rrjedhimisht, qytetet shqiptare në përgjithësi u shndërruan gradualisht në qendra administrative ekonomike dhe fetare-kulturore të tipit lindor, osman. Nga qytetet nisi dhe u përhap procesi i islamizmit, i cili jo vetëm solli ndryshime të rëndësishme në besimin fetar të shqiptarëve, por edhe ndikoi dukshëm përgjithësisht në botëkuptimin e mënyrën e jetesës së tyre. Me ndryshimet e mësipërme Shqipëria nga një vend që kishte tërhequr vëmendjen e Evropës Perëndimore, gradualisht u shndërrua në një vend thuajse të harruar prej saj.

Ndonëse pushtimi osman i dha fund copëtimit politik dhe anarkisë që ekzistonte në Ballkan dhe në Shqipëri, prapambetja ekonomike që i karakterizoi vendet ballkanike më pas e kishte burimin e vet në ndryshimin në fushën e pronësisë që solli ai pushtim. E drejta feudale mbi tokën në Shqipëri, në prag të pushtimit osman, ishte në fazën e zhvilluar edhe pse aty-këtu mund të shfaqeshin mbeturina të formave arkaike të saj. Në zonat fushore të Shqipërisë kishte mbizotëruar prona e madhe feudale dhe e drejta e pakufizuar e shitblerjes së tokës. Pushtimi osman ligjërisht i dha fund kësaj forme feudale të përparuar të pronësisë mbi tokën, zhduku pronën e madhe e zotëruesit e saj, që përbënin shtresën drejtuese të vendit. Ai vendosi pronën feudale ushtarake osmane, sistemin e timarit, që në thelb ishte rivendosje e pronies bizantine, një formë pronësie që përgjithësisht ishte kapërcyer nga vetë zhvillimi i gjithanshëm i shoqërisë shqiptare. Sistemi i timarit, i vendosur dhe i mbajtur në këmbë me dhunë për shekuj të tërë, konsideronte si pronar të tokës shtetin, ua kufizoi fshatarëve pronarë deri diku të drejtat mbi tokën dhe feudalët e rinj (timarlinjtë apo spahinjtë) konsideroheshin si zotërues të një pjese të rentës feudale, por jo pronarë të tokës me të drejtën e shitblerjes së saj. Do të kalonin shekuj që në Shqipëri ligjërisht të njiheshin pronat e mëdha feudale dhe zotëruesit e tyre. Kurse në Evropën Perëndimore ndërkohë ishin shkatërruar marrëdhëniet feudale dhe atje lulëzonte prona kapitaliste. Pozicioni gjeografik periferik (në kuadrin e Perandorisë Osmane) i pjesës më të madhe të viseve shqiptare ndikoi negativisht për zhvillimin e tyre. Shqipëria u gjend kështu disa shekuj larg Evropës Perëndimore jo vetëm në zhvillimin ekonomik, por edhe në fusha të tjera të veprimtarisë shoqërore.

### *Rëndësia e luftës antiosmane të shqiptarëve*

Lufta e gjatë dhe e ashpër kundër pushtuesve osmanë ishte rrjedhojë e ndërgjegjësimit të shqiptarëve, e në radhë të parë e elitës drejtuese të tyre, për pasojat e rënda dhe shkatërrimtare që sillte pushtimi osman në të gjitha sferat e veprimtarisë shoqërore. Ky pushtim godiste më shumë se këto, deri në asgjësimin e plotë, shtresat e larta të shoqërisë shqiptare, duke u marrë pushtetin politik, si dhe pasuritë etj.. Prandaj përfaqësues të tyre e udhëhoqën me vendosmëri luftën kundër pushtuesve osmanë. Në këtë luftë morën pjesë të gjitha shtresat e shoqërisë shqiptare, sepse pushtimi osman të gjithëve u prekte të drejtën e pronësisë, interesat ekonomikë dhe mënyrën e jetesës.

Lufta e shqiptarëve kundër pushtimit osman në jetën e përditshme zhvillohej si një luftë për

mbrojtjen e pronës e të marrëdhënieve të përparuara shoqërore kundër shpronësimit, si dhe kundër formave të prapambetura të pronës feudale e të marrëdhënieve shoqërore që rridhnin prej saj. Ishte një luftë kundër dhunës, shkatërrimit e grabitjes së njerëzve e të pasurisë dhe që mbronte mënyrën e jetesës, doket, kulturën dhe besimin fetar të shqiptarëve, të cilat ishin cilësisht të ndryshme me ato të pushtuesit lindor osman. Rrjedhimisht, lufta e shqiptarëve mbronte zhvillimin dhe raportet e përparuara shoqërore kundër formave arkaike të një shoqërie feudale të prapambetur dhe tashmë të perënduar në viset shqiptare. Për të gjitha këto, në sintezë, përmbajtje themelore e luftës ishte mbrojtja e jetës së pavarur politiko-shtetërore të shqiptarëve, pra e lirisë kundër pushtimit osman të vendit.

Përballë rrjedhimeve të tilla të thella për të gjitha shtresat e shoqërisë shqiptare, periudha e sulmeve të ushtrive osmane për pushtimin e vendit dhe e qëndresë së fuqishme të shqiptarëve kundër tyre, sidomos gjatë viteve të luftës nën udhëheqjen e Skënderbeut, përbën ngjarjen më të rëndësishme e më kulmore të historisë së popullit shqiptar, që la gjurmë të pashlyeshme në vetëdijen kombëtare të të gjithë shqiptarëve. Ajo u dha atyre traditën historike të luftës kundër pushtuesve osmanë dhe mbi këtë bazë ndjenjat e fuqishme kombëtare, përpara se të vendosej mbi shqiptarët pushtimi i plotë pesëshekullor osman dhe të bëhej islamizimi masiv i tyre.

Ndjenja kombëtare, që i ka mbrojtur popujt nga asimilimi dhe zhdukja, bëri që, gjatë gjithë periudhës së gjatë pesëshekullore të pushtimit osman, shqiptarët, edhe pse do të islamizoheshin masivisht, të ruanin identitetin e tyre kombëtar pa dallime fetare. Kur e kërkoi koha, si shqiptarët katolikë e ortodoksë, ashtu dhe ata myslimanë, nuk ngurruan të ngriheshin kundër pushtimit të huaj osman dhe të qëndronin në ballë të luftës për pavarësi kombëtare. Ndjenja kombëtare, si një tregues identiteti, i ka shoqëruar popujt gjatë gjithë historisë së tyre. Edhe protagonisti kryesor, që e udhëhoqi luftën e shqiptarëve kundër pushtuesve osmanë, Skënderbeu, në veprimtarinë e tij politike e ushtarake, iu referua traditës së lavdishme historike të popullit të vet. Kështu, p.sh., duke iu përgjigjur plot krenari kombëtare një kundërshtari politik në Itali, Skënderbeu do t'i shkruante atij për aksionet ushtarake të epirotëve e të Pirros kundër romakëve në Itali do të përdorte si simbole të veta shtetërore elementë nga simbolet e Pirros, të Aleksandrit të Madh të Maqedonisë dhe nga mitologjia pellazge.

Idetë dhe fryma e lëvizjes humaniste evropiane, që ishte përhapur në atë kohë edhe te shqiptarët, ndikuan që lufta e tyre titanike kundër pushtimit osman dhe, sidomos, figura e Skënderbeut të çimentoheshin në vetëdijen kombëtare shqiptare dhe të materializoheshin në krijimtarinë e tyre jo vetëm nëpërmjet gojëdhënave, tregimeve e këngëve popullore, por edhe nëpërmjet veprave të para të historiografisë kombëtare, të cilat i përshkon një patos i fuqishëm patriotik, siç janë veprat e M. Barlecit, Dh. Frëngut, F. Bardhit etj..

Një tipar i rëndësishëm dallues i luftës së shqiptarëve kundër pushtimit osman ishte zhvillimi i saj mbi dallimet fetare. Në radhët e ushtrisë shqiptare qëndronin përkrah njëri-tjetrit luftëtarët e besimit katolik, ortodoks, si dhe shqiptari i islamizuar, siç ishte, p.sh., vetë Skënderbeu dhe nipi i tij, Hamzai. Besime të ndryshme fetare kishin edhe bashkëpunëtorët

më të ngushtë të Skënderbeut, edhe familjet me të cilat lidhën krushqi Kastriotët. Krahas klerikëve katolikë, Skënderbeu dërgoi si përfaqësues të vet në shtetet italiane edhe priftërinj ortodoksë. Shembull i tolerancës fetare dhe i mirëkuptimit ndërmjet shqiptarëve me besime fetare të ndryshme ishte vetë familja e Kastriotëve. Shumica e fëmijëve të Gjon Kastriotit kishin emra ortodoksë, një djalë dhe një nip i tij (Skënderbeu dhe Hamzai) mbajtën deri në fund të jetës emra myslimanë, kurse veprimtaria politike e Kastriotëve, e sidomos e Skënderbeut, ishte e lidhur me botën katolike. Vetë Heroi Kombëtar, pasi u kthye në Shqipëri më 1443 dhe derisa vdiq, përdori emrin e dyfishtë, të kristianit dhe të myslimanit, Gjergj Kastrioti-Skënderbeu, si shprehje kjo e tolerancës fetare dhe e kujdesit të tij për ruajtjen e unitetit kombëtar të shqiptarëve që kishin rite fetare të ndryshme. Shqiptarët, duke përfshirë edhe shtresat e larta shoqërore, konvertonin lehtësisht besimin e tyre fetar. Balshajt, p.sh., në fund të shek. XIV u kthyen nga ortodoksë në katolikë, në përshtatje me besimin fetar të shumicës së banorëve të zotërimeve të tyre.

Pjesëmarrja masive e shqiptarëve të të gjitha besimeve fetare dhe të krahinave në luftën kundër pushtuesve osmanë ndikoi shumë në zbutjen e sheshimin e dallimeve e të mosmarrëveshjeve, që mund të lindnin nga bindjet e ndryshme fetare si dhe nga përkatësia krahinore. Rrjedhimisht, një nga arritjet më të rëndësishme të luftës antiosmane ishte kompaktësimi dhe forcimi i unitetit të shqiptarëve pa dallime fetare e krahinore, duke përfshirë edhe banorët e viseve të largëta që kishin mbetur jashtë shtetit të Skënderbeut. Dëshmi e gjallë për këtë është e drejta dokesore, përballë së cilës ishin të barabartë të gjithë shqiptarët, pavarësisht nga pozita shoqërore dhe besimi fetar i tyre. Dëshmi e unitetit kombëtar të shqiptarëve janë edhe legjendat, tregimet dhe këngët popullore për figurën e Skënderbeut, të cilat u ruajtën pa dallime fetare, te shqiptarët katolikë, ortodoksë e myslimanë të të gjitha viseve kombëtare, madje edhe jashtë tyre, si te arbëreshët e Italisë e të Greqisë. Këngët popullore për Skënderbeun lindën qysh në shek. XV dhe ato vijuan ndër shekujt të këndohen me krenari nga shqiptarët. Kronisti venecian Antonio Sabeliko ka shkruar në vitin 1487 se shqiptarët « me këngë solemne... këndonin lavdinë e princit të vdekur (Skënderbeut) ashtu siç e kishin zakon të moçmit në gostitë e heronjve të mëdhenj ». Në fillim të shek. XX Edit Durham rrëfen për dy krutanë që një ditë të tërë i kënduan trimëritë e Skënderbeut në një këngë të gjatë pa mbarim.

Lufta kundër pushtimit osman kaliti guximin, trimërinë dhe heroizmin masiv të shqiptarëve, i bëri ata të dalloheshin nga popujt e tjerë dhe të vlerësoheshin shumë në vendet e huaja për cilësite e vyera ushtarake. Gjatë shekujve që vijuan, nga radhët e shqiptarëve dalin shumë komandantë e udhëheqës ushtarakë të shquar që vepruan në kuadrin e Perandorisë Osmane apo edhe nëpër vende të tjera evropiane.

Gjatë viteve të luftës kundër pushtuesve osmanë u intensifikuan, si asnjëherë tjetër, lidhjet politike, ushtarake, ekonomike, fetare e kulturore të Shqipërisë me vendet e Evropës Perëndimore, lidhje që nxitën zhvillimet e brendshme në të gjitha ato fusha dhe e bënë botën shqiptare të ndihej më shumë se çdo rajon tjetër i Ballkanit si pjesë përbërëse e Evropës Perëndimore. U krijuan lidhje të ndërsjellta shpirtërore me shtetet italiane dhe me vendet e tjera të Evropës Perëndimore, sepse me luftën e tyre heroike shqiptarët i detyruan ushtritë

osmane të luftonin për një periudhë shumë të gjatë në viset shqiptare dhe u bënë kështu pengesë e pakapërcyeshme për kalimin e tyre drejt Perëndimit. Lufta e shqiptarëve të udhëhequr nga Skënderbeu propagandohej në vendet e Evropës Perëndimore si pjesë e luftës së tyre shpirtërore për mbrojtjen e krishterimit kundër islamizmit dhe prandaj Heroi shqiptar cilësohej në Perëndim si « luftëtar i Krishtit » (Athleta Christi). Mbështetja e vendeve të Evropës Perëndimore ishte një nxitje dhe inkurajim për luftën e shqiptarëve kundër pushtimit osman. Me luftën e tyre shqiptarët penguan për një kohë shumë të gjatë kalimin e ushtrive osmane në Evropën Perëndimore dhe me këtë ata dhanë një ndihmesë të vyer për mbrojtjen dhe përparimin e qytetërimit evropian, e cila është vlerësuar jo vetëm nga personalitetet e shquara evropiane të asaj periudhe, por edhe gjatë shekujve që pasuan me botimin e dhjetëra veprave historike, letrare e artistike kushtuar figurës së Skënderbeut dhe epopesë shqiptare të udhëhequr prej tij. U krijua kështu një traditë e vyer e lidhjeve shpirtërore të ndërsjellta ndërmjet Shqipërisë dhe vendeve të Evropës Perëndimore.

Edhe popujt e Evropës Juglindore dhe ata fqinjë kurrë ndonjëherë nuk janë ndier më afër shqiptarëve sesa gjatë periudhës së luftës kundër pushtuesve osmanë. Lufta e Skënderbeut dhe e Huniadit kundër të njëjtit armik, krijoi lidhje të ngushta jo vetëm ndërmjet këtyre dy personaliteteve të shquara evropiane, por edhe një traditë miqësie e respekti të ndërsjelltë ndërmjet popujve të tyre. Lufta e shqiptarëve nën udhëheqjen e Skënderbeut ndikoi te popujt e Ballkanit që shpirtërisht të ndiheshin pranë njëri-tjetrit si kurrë ndonjëherë. Ajo i mbante të gjalla shpresat e ballkanasve për t'u çliruar nga zgjedha osmane, prandaj edhe sundimtari i fundit i Despotatit të Rashës qëndroi disa vjet në Krujë dhe u bë baxhanak me Skënderbeun. Për popujt e Ballkanit Heroi shqiptar u bë edhe si një hero popullor i tyre, prandaj ata do ta përkujtonin Skënderbeun nëpërmjet tregimeve e këngëve popullore dhe në shekujt që pasuan do t'i kushtonin figurës së tij një numër të madh veprash historike, letrare, artistike, në disa prej të cilave cilësohej me origjinë greke apo sllave, duke e paraqitur kështu si simbol të krenarisë së tyre kombëtare. Figura e Gjergj Kastriotit-Skënderbeut, mbeti ndër shekuj, jo vetëm te shqiptarët, por edhe te popujt e tjerë, si një simbol i luftëtarit të lirisë dhe u shërbente si burim frymëzimi në luftën e tyre për të mbrojtur e për të fituar lirinë dhe pavarësinë kombëtare.

### ***Epoka e Skënderbeut në veprat e Marin Barlecit dhe të autorëve të tjerë shqiptarë bashkëkohës***

Figura e Gjergj Kastriotit-Skënderbeut, epopeja e shqiptarëve nën udhëheqjen e tij dhe e gjithë periudha e luftës së tyre kundër vendosjes së pushtimit osman, ndikuan fuqishëm në jetën shpirtërore të shqiptarëve, në rritjen dhe në konsolidimin e vetëdijes kombëtare të tyre. Epopeja shqiptare e shek. XV frymëzoi intelektualë të shquar shqiptarë që ta përjetësonin atë në vepra historike monumentale e nga më të shquarat e kohës dhe që patën një jehonë të gjerë ndërkombëtare, me të cilat nisi jetën e vet historiografia shqiptare. Themeluesi i saj u bë Marin Barleci, historian humanist i shquar i përmasave ndërkombëtare.

Për jetën e Marin Barlecit dihet pak. Ai lindi rreth fundit të viteve 50 të shek. XV ndoshta në Shkodër, qytet ky me tradita arsimore për formimin e shkollimin e klerikëve të besimit

katolik. Nuk përjashtohet mundësia që ai të ketë lindur në Medun (në verilindje të Podgoricës), meqenëse në burimet historike bashkëkohëse është gjetur një banor i tij me emrin familjar Barleci, mbiemër ky që deri më tani nuk është hasur te ndonjë person i tretë.

M. Barleci i përjetoi ngjarjet dramatike të Shkodrës të viteve 70 të shek. XV, qytet ky ku ai padyshim ka jetuar për vite e vite të tëra, ndaj në veprat e tij shpesh e cilëson veten shkodran. Gjatë rrethimit të parë të saj prej turqve, në vitin 1474, ai ka shkruar se ka qenë i ri dhe se ende nuk kishte arritur moshën për të rrëmbyer armët, kurse në vitin 1478, gjatë rrethimit të dytë të Shkodrës, M. Barleci rrëfen se ishte rreshtuar përkrah luftëtarëve që luftuan për mbrojtjen e qytetit të tyre.

Me rënien e Shkodrës në duart e osmanëve, si shumë bashkëqytetarë, M. Barleci mori rrugët e mërgimit dhe u vendos në Itali. Këtu ai plotësoi shkollimin e vet, u bë njohës i thellë i letërsisë antike e i gjuhës latine dhe u shfaq si një intelektual humanist nga më të shquarit evropianë të kohës. Që në fund të shek. XV, M. Barleci ishte figurë e njohur në jetën kishtare të Padovës. Në një dokument të muajit janar të vitit 1497 ai përmendet si rektor i kishës parokiale të Shën Stefanit në fshatin Plovenar të dioqezës së Padovës dhe si abat në kishën Shën Justina të Padovës. Për vitin e vdekjes së M. Barlecit mungojnë njoftimet. Nëpërmjet të dhënave të tërthorta është arritur në përfundimin se ai ka vdekur më 1512.

Vepra e parë e Marin Barlecit është « Rrethimi i Shkodrës » (De obsidione Scodrensi), e botuar latinisht në Venedik më 10 janar 1504, sipas kalendarit vendas, datë që i përket vitit 1505. I mbështetur në shënimet e në kujtimet e veta si dhe të pjesëmarrësve të tjerë në ngjarjet që rrëfen, libri i kushtohet jetës politike e ushtarake gjatë rrethimit të dytë të Shkodrës më 1478.

Ngjarjet dramatike të Shkodrës gjatë viteve 70 kishin nxitur edhe pena të tjera të shquara që t'i pasqyronin ato. Humanisti i njohur Gjergj Merula botoi më 1474 një rrëfim prej 24 faqesh mbi zhvillimet politike dhe ushtarake në Shkodër gjatë rrethimit të parë. Kjo ngjarje si dhe rrethimi i dytë i Shkodrës, vendosja e shkodranëve në Venedik, episode nga jeta politike e këtij qyteti gjatë shekujve të mesjetës dhe lidhjet e shkodranëve me Venedikun kanë zënë vend në panegjerikun e humanistit shkodran Marin Beçikemi, të botuar më 1503 (ose më 1504) dhe që i drejtohej dukës Loredan Loredanit dhe Senatit të Republikës së Shën Markut. Edhe pse bashkëkohësi dhe bashkëqytetari i të njëjtit fat me M. Barlecin, M. Beçikemi, po ashtu si Gj. Merula, ishin humanistë me emër për kohën; veprat e tyre për ngjarjet e Shkodrës gjatë viteve 70 të shek. XV mbetën të harruara.

Këtyre ngjarjeve u bëri jehonë të gjerë nëpër Evropë vepra e Marin Barlecit « Rrethimi i Shkodrës ». Deri në mesin e shek. XVII ajo njohu 17 botime në gjuhë të ndryshme, si latinisht (5), italisht (7), frëngjisht (4) dhe polonisht (1), shumica e të cilave janë botime në vëllime të përbashkëta me vepra të tjera.

Megjithëkëtë vepra që e ngriti figurën e M. Barlecit në piedestalin e pavdekësisë është pa dyshim « Historia e jetës dhe e bëmave të Skënderbeut » (Historia de vita et gestis

Scanderbegi), e botuar në Romë gjatë viteve 1508-1510. Deri në mesin e shek. XVIII kjo vepër njohu jo më pak se 21 botime, në disa gjuhë të Evropës, si latinisht (4), gjermanisht (4), italisht (4), katalonisht (2), portugalisht (1), polonisht (1), si dhe, nëpërmjet një përkthimi të lirë dhe adoptimi të Lavardenit, frëngjisht (4) dhe anglisht (1).

Vepra e fundit e M. Barlecit « Shkurtesë e jetës së papëve dhe të perandorëve » (Compendium vitarum pontificum et imperatorum), botuar në Romë më 1555, nuk pati ndonjë jehonë. Autorësia e tij mbi këtë vepër është e dyshimtë. Vetëm pjesa deri më 1512 e kësaj vepre i është atribuar M. Barlecit, kurse vazhdimi i saj është hartuar nga Andre Engjëlli. Ky duhet të jetë autori i vërtetë i veprës. Është pikërisht kufiri kohor ndërmjet dy pjesëve të veprës që na lejon të caktojmë 1512 si vit të vdekjes së M. Barlecit, themeluesit të historiografisë shqiptare.

Veprat e M. Barlecit « Historia e jetës dhe e bëmave të Skënderbeut » dhe « Rrethimi i Shkodrës », me botimet e shumta në gjuhë të ndryshme të Evropës, dëshmojnë për nivelin e lartë me të cilin e nisi jetën e vet historiografia shqiptare.

Veprat e M. Barlecit ishin fryt i një pune të gjatë shumëvjeçare. Ato kanë vlera sa historike aq edhe letrare dhe janë shkruar me një stil të shkëlqyer prej humanisti. Për hartimin e tyre ai u mbështet në shënimet e në kujtimet e veta si dhe të pjesëmarrësve dhe të dëshmitarëve të tjerë në ngjarjet që rrëfen. Ky material autentik shumë i pasur u ka dhënë veprave të M. Barlecit vlerën e burimeve historike të dorës së parë e të pazëvendësueshme. Dëshmitë që M. Barleci mblodhi nga burimet e shumta, si një historian i mirëfilltë, i shoshiti dhe i plotësoi me literaturën, që ai gjeti, për t'i lidhur dhe shpjeguar ngjarjet. Megjithëkëtë veprat e M. Barlecit kanë një varg dobësish, që janë karakteristike në përgjithësi për historiografinë humaniste, siç është fryma panegjirike, fjalimet e sajuara që u vihen në gojë heronjve, imitimi i historianëve antikë, si p.sh. i Tit-Livit etj.. Por vlerat e veprave të tij, si burime historike, janë shumë më të mëdha se dobësitë e tyre. Këtë e dëshmojnë dokumentet e shek. XV, si dhe jetëshkrimi më i hershëm për Skënderbeun, i shkruar gjatë viteve 1481-1482 prej peshkopit të Ulqinit, Martin Segonit nga Novobërda. Jetëshkrimi « Tregim për Gjergj Kastriotin, i quajtur në gjuhën turke Skënderbe, d.m.th. Aleksandri i Madh » (Narrazione di Giorgio Castriotto, da i Turchi nella lingua loro chiamato Scanderbeg, cioè Alessandro Magno) është hartuar nga M. Segoni në disa faqe dhe është shfrytëzuar si dorëshkrim nga disa autorë të vjetër, bashkëkohës me autorin apo më të vonë. Ai u botua për herë të parë më 1981 nga studiuesi italian Agostin Pertusi.

Atdhedashuria e thellë, ndjenja e detyrës për të përjetësuar epopenë shqiptare të shek. XV dhe figurën legjendare të Gjergj Kastriotit-Skënderbeut, e për t'i përdorur ato si shembull e burim frymëzimi në luftën për liri, ishin arsyet që e shtynë M. Barlecin t'i përkushtohej hartimit të veprave mbi historinë kombëtare.

Ngjarjet politike e ushtarake të Shqipërisë së shek. XV, jetën e veprimtarinë e Skënderbeut, rrethimet e Shkodrës etj., M. Barleci i pasqyroi duke ndjekur parimin e zhvillimit kronologjik të tyre. Megjithëkëtë në veprat e tij nuk mungojnë edhe digresionet për të pasqyruar e

treguar psikologjinë e botës shpirtërore të shqiptarëve, legjendat e folklorin e tyre, veprimtarinë ekonomike dhe rajonet kryesore të banuara prej shqiptarëve në Ballkan etj. etj.. Edhe fjalimet e shumta që janë vënë në gojë të figurave historike, ndonëse nuk janë autentike, tërthorazi pasqyrojnë realitetin historik dhe mendësitë e shqiptarëve bashkëkohës të M. Barlecit.

Veprat e M. Barlecit u bënë drejtpërdrejt ose tërthorazi burimi më i rëndësishëm nga ku patriotët shqiptarë mësonin historinë e epopesë së shek. XV. Ato vazhdojnë të jenë përmendore kushtuar luftës për liri të shqiptarëve nën udhëheqjen e Skënderbeut.

Krahas vlerave të shumanshme burimore e letrare të veprave të veta, M. Barleci ka meritën e madhe që, bashkë me përshkrimin e portretit fizik e moral të Skënderbeut te « Historia e jetës dhe e bëmave të Skënderbeut », na ka dhënë edhe një gravurë me portretin e tij. Ky portret duhet të përmbajë tiparet karakteristike të fytyrës së Heroit, sepse Barleci këtë vepër ia kushtoi nipit të Skënderbeut, Ferrant Kastriotit, dhe e hartoi në bazë të kujtimeve të bashkëluftëtarëve që ende jetonin, në mendjen e të cilëve ishin të ngulitura mirë tiparet e Gjergj Kastriotit-Skënderbeut. Pranë portretit të Skënderbeut, në këtë vepër M. Barleci ka dhënë në një gravurë të vogël edhe portretin e vet.

Epopeja shqiptare e shek. XV u përjetësua edhe në vepra historike të tjera prej bashkëkohësve të Gjergj Kastriotit-Skënderbeut. Njëra ndër to është vepra e Dhimitër Frëngut (1443-1525): « Komentar për punët e turqve dhe të zotit Gjergj Skënderbe, princ i Epirit » (Commentario de le cose de Turchi, et del S. Georgio Scanderbeg, principe di Epyrro).

Dhimitër Frëngu lindi në qytetin e Drishtit dhe ishte kushëri i parë me familjen e njohur fisnike Engjëlli të këtij qyteti. Ai u rrit gjatë epopesë legjendare të Skënderbeut dhe u shkollua si klerik. Dh. Frëngu u lidh ngushtë me Heroin Shqiptar, e shoqëroi atë gjatë viteve 1466-1467 në udhëtimin që bëri në Romë e në Napoli. Me pushtimin e Drishtit prej osmanëve më 1478, Dh. Frëngu emigroi dhe u strehua në Itali. Ai u vendos në rajonin e Venedikut dhe për një periudhë të gjatë shërbeu si famulltar i nderuar në fshatin Brainë, pranë qytetit Trevizo, deri më 1513, kur për arsye të moshës së shtyrë ia liroi detyrën të nipit të tij, Pal Pjetër Engjëlli. Dh. Frëngu vdiq më 1523, në moshën 82 vjeç.

Veprën për jetën e Skënderbeut Dh. Frëngu e shkroi latinisht dhe në frymën e ideve humaniste të kohës. Kjo ishte një përmbledhje, me disa ndryshime të vogla e « Historisë së Skënderbeut » të M. Barlecit, gjë që dëshmon se vepra e themeluesit të hsitoriografisë shqiptare kishte pasqyruar drejt një realitet historik të njohur e të pranuar edhe nga bashkëluftëtarët e afërt të Skënderbeut, siç kishte qenë Dh. Frëngu. Pas vdekjes së këtij, veprën e përktheu italisht i nipi i autorit, Pal P. Engjëlli, dhe ajo u botua anonime për herë të parë më 1539 në Venedik. Interesimi i veçantë, që u tregua për subjektin e kësaj vepre, bëri që ajo të njihte shumë ribotime. Deri më 1679 pati 18 botime italisht, që u bënë në Venedik (me tre tituj të ndryshëm), dhe në mesin e shek. XVI u botua e përkthyer frëngjisht dhe anglisht. Një përkthim rumanisht, i bërë prej një të burgosuri rumun në Milano (1763) dhe

që ruhet në dorëshkrim, dëshmon se vepra lexohej me interes edhe gjatë shek. XVIII.

Në krahasim me « Historinë e Skënderbeut » të M. Barlecit, vepra e Dh. Frëngut u përhap më shumë në Itali (sidomos në Venedik, ku u shtypën të gjitha botimet e saj italisht), sepse ishte shumë më e shkurtër, si « një libër xhepi », botimi i të cilit kërkonte shpenzime të pakta, dhe se për të u interesuan pjesëtarë të familjes Engjëlli.

Familja Engjëlli ishte nga të paktët drishtanë që arritën t'u shpëtonin masakrave osmane dhe të vendoseshin në Itali pas pushtimit më 1478 të qytetit të tyre prej osmanëve. Ata jetonin në Venedik, ku kishin zënë një pozitë të dalluar në rrethet kishtare e intelektuale të këtij qyteti dhe ishin vënë në krye të urdhrit fetar të Shën Gjergjit, të lidhur me emrin e familjes së tyre. Ashtu si te shqiptarët e tjerë të emigruar, edhe te pinjollët e familjes Engjëlli u ruajt ndër breza vetëdija kombëtare, ndjenja e atdhedashurisë dhe dëshira për t'u kthyer në Shqipëri. Ishin këto motive që nxitën pjesëtarë të kësaj familjeje të interesoheshin gjatë shek. XVI e XVII për botimin e ribotimin e veprave kushtuar epopesë shqiptare të shek. XV, si dhe të veprave të tjera për të drejtën e trashëgimisë që mëtonin se kishte familja Engjëlli në Shqipëri. Me nxitjen e interesimin e pjesëtarëve të kësaj familjeje u botuan dhe u ribotuan në Venedik e në Romë vepra të tilla, si « Komentari » i Dh. Frëngut (1539), « Shkurtesa e jetës së papëve » e Marin Barlecit (1555), « Privilegjet perandorake për familjen Engjëlli » e Françesk Malvecos (Privilegi imperiali... a favore della Famiglia Angela, 1626) etj. si edhe « Historia e turqve » e historianit venecian Françesk Sansovinos, (Historia universale dell'origine et Imperio de Turchi, 1560), në të cilën u përfshinë dhe u ribotuan shumë herë gjatë shek. XVI e XVII « Komentari » i Dh. Frëngut dhe « Rrethimi i Shkodrës » i M. Barlecit.

Krahas përkujdesjes dhe interesimit për veprat e mësipërme, Engjëllorët botuan edhe vepra të hartuara prej tyre. Pal Pjetër Engjëlli, shumë vite më parë se ta përkthente italisht dhe ta botonte « Komentarin » e Dh. Frëngut, kishte botuar në Venedik më 1522 një broshurë latinisht të titulluar « Letër drejtuar saracenëve... » (Epistola Pavli Angeli ad Saracenos...), kurse i vëllai, Andrea Engjëlli, botoi në Romë më 1553 veprën « Gjenealogjia e perandorëve romanë dhe konstantinopolitë... » (Genealogia d'imperatori romani et constantinopolitani...), e cila me disa ndryshime u ribotua shumë herë gjatë shek. XVI e XVII prej tij dhe anëtarëve të tjerë të familjes Engjëlli. Vepra i është kushtuar kryesisht gjenealogjisë së familjes Engjëlli (duke krijuar lidhje të pavërteta të saj me familjet perandorake romake e bizantine), si dhe të familjeve të tjera fisnike shqiptare. Në tërësi veprat e Engjëllorëve kanë vlera të pakta si burime historike për njohjen e shoqërisë shqiptare të shek. XV.

Gjon Muzaka ishte anëtar i njërës prej familjeve më të njohura aristokrate shqiptare. Ashtu si anëtarë të tjerë të familjes Muzaka, ai kishte marrë pjesë aktive përkrah Skënderbeut në luftën kundër pushtuesve osmanë. Pas pushtimit prej osmanëve të kështjellave të fundit shqiptare, si shumë bashkatdhetarë të tjerë, Gj. Muzaka emigroi në Itali dhe u vendos në Napoli. Dëshira për kthimin e familjes së tij në atdhe e nxitën Gj. Muzakën të hartonte më 1510 përkujtesën « Historia dhe gjenealogjia e shtëpisë së Muzakajve » (Historia e Genealogia della casa Musachia) për t'u dhënë bijve të vet njoftime për historinë e familjes dhe për

zotërimet që kishin në Shqipëri. E botuar për herë të parë më 1873, kjo përkujtesë, me të drejtë është cilësuar prej zbuluesit të saj, historianit gjerman Karl Hopf, si një « margaritar » për vlerën e veçantë që ka për njohjen e historisë mesjetare shqiptare. Në të gjenden njoftime të rëndësishme për veprimtarinë e aristokracisë shqiptare dhe për marrëdhëniet në gjirin e saj, për organizimin e administratës shtetërore të Shqipërisë gjatë shek. XV dhe formimin e shtetit të Skënderbeut, për toponiminë e shek. XV etj.. Ajo dëshmon për njohuritë historike dhe nivelin kulturor relativisht të lartë që kishte pasur aristokracia laike shqiptare e shek. XV, pjesëtar i së cilës kishte qenë Gjon Muzaka.

Fryma atdhetare ka përshkuar tej e mbanë veprat historike të M. Barlecit, Dh. Frëngut dhe të autorëve të tjerë të hershëm shqiptarë. Këto vepra dëshmojnë që periudha e luftës kundër pushtuesve osmanë nën udhëheqjen e Gjergj Kastriotit-Skënderbeut dhe vetë figura e tij i pasuruan dukshëm traditat tona historike dhe u shndërruan në simbol të luftës për liri e pavarësi. Ato mbetën gjithnjë të gjalla dhe gjatë shekujve që pasuan shërbyen si një burim i pashtershëm frymëzimi në luftën dhe përpjekjet e shqiptarëve për mbrojtjen e interesave kombëtarë.

### ***Gjergj Kastrioti-Skënderbeu, Hero Kombëtar i shqiptarëve (1405-17 janar 1468)***

Gjergj Kastrioti-Skënderbeu (1405-17 janar 1468) personifikon një epokë të tërë të historisë kombëtare të shqiptarëve, që mori emrin e tij: luftën më se njëshekullore të tyre kundër vërshimit osman (fundi i shek. XIV - fillimi i shek. XVI) për mbrojtjen e tokës, të pasurisë e të lirisë. Nën udhëheqjen e tij lufta e shqiptarëve u ngrit në një shkallë të lartë e të organizuar, shënoi një kthesë vendimtare në zhvillimin politik të vendit dhe në forcimin e vetëdijes kombëtare të tyre.

Figura e tij paraqet një nga ato raste, jo të shpeshta në histori, kur shtresat e ndryshme shoqërore të një kombi takohen me një personalitet të shquar, në të cilën gjejnë shprehjen e vet aspiratat e vetitë e tyre më të mira dhe që për këtë arsye bëhet simbol i bashkimit kombëtar dhe i luftës së tyre të përbashkët.

Gjergj Kastrioti-Skënderbeu ishte përfaqësuesi më konsekuent dhe më i shquar i elitës drejtuese shqiptare, që udhëhoqi me vendosmëri frontin e luftës së shqiptarëve kundër pushtuesve osmanë. Ai e kuptoi, më qartë se kushdo tjetër, detyrën që shtronte çasti historik: nevojën e bashkimit politik si kusht kryesor për të realizuar mbrojtjen e interesave të të gjitha shtresave shoqërore, të pasura e të varfra, të kërcënuara tashmë prej pushtuesve osmanë në çështjet jetike.

Njohja e thellë e jetës, e botëkuptimit, e traditës dhe e luftës së shqiptarëve kundër pushtimit të huaj si dhe e organizimit të shtetit e të ushtrisë osmane, i dhanë mundësi Skënderbeut të ndërtonte me efektivitet të lartë gjithë veprimtarinë e tij si burrë shteti dhe udhëheqës ushtarak i shquar. Ai arriti në përfundimin se, përballë një pushtuesi të fuqishëm, siç ishte Perandoria Osmane, shqiptarët nuk mund të arrinin në fitore, pa kapërcyer copëtimin politik të vendit në një varg zotërimesh, pa një bazë organizative të qëndrueshme, pa

bashkërendimin e mjeteve dhe të burimeve njerëzore, ekonomike, ushtarake e materiale, pa bashkërendimin e të gjitha veprimeve që zhvilloheshin në rrafsh të brendshëm e të këtyre me veprimet e ndërmarra në rrafsh ndërkombëtar. Një nga hapat e parë në këtë drejtim qe themelimi, me nismën e nën drejtimin e tij, i Besëlidhjes Shqiptare të Lezhës, që përbënte të parin bashkim të gjerë politik të shqiptarëve.

Duke njohur zhvillimin e ngjarjeve e perspektivën e tyre, Skënderbeu e kuptoi me kohë se nuk mund të mbrohej vendi, të çliroheshin viset e pushtuara dhe të zhdukej përfundimisht rreziku i pushtimit osman, duke qëndruar mbi bazën e Besëlidhjes Shqiptare si aleancë politike vullnetare, karakteristikë që ajo e kishte pasur në fazën e saj fillestare. Prandaj në gjirin e koalicionit të fisnikëve shqiptarë u krye dora-dorës një zhvendosje në raportin e forcave (që karakterizon etapën e dytë të veprimtarisë së Skënderbeut si burrë shteti), dhe që çoi në fund të viteve 50 në krijimin e një pushteti të vetëm shtetëror për të gjitha viset e lira shqiptare. Ai u bë themeluesi i shtetit të pavarur shqiptar.

Kujdes të veçantë Skënderbeu i kushtoi ruajtjes së burimeve të brendshme ekonomike, mbi të cilat u mbështet lufta. Duke fuqizuar mbrojtjen në brezin kufitar, në lindje e në jug të viseve të lira, ai u dha mundësi nënshtetasve të tij të zhvillonin një veprimtari ekonomike e tregtare deri diku normale. Prandaj, ashtu si më parë, edhe në këto vite vazhduan të eksportoheshin nga portet e Adriatikut drithëra e prodhime të tjera.

Krahas mbrojtjes së vendit, Skënderbeu u kushtoi vëmendje viseve të pushtuara. U mbajtën kështu të gjalla dhe u forcuan më tej lidhjet me banorët e këtyre viseve, gjë që ndikoi në forcimin e bashkimit shpirtëror të shqiptarëve dhe në konsolidimin e mëtejshëm të kombit shqiptar, duke i dhënë mundësi të mbijetojë e të zhvillohet më pas në kuadrin e Perandorisë Osmane.

Procesin e bashkimit të shqiptarëve e favorizoi shumë edhe toleranca e lartë fetare e Skënderbeut. Si i krishterë i rritur në ambientin mysliman, ai qëndroi mbi dallimet fetare. Ai bashkëpunoi ngushtë dhe pa asnjë paragjykim me klerin e riteve të ndryshme dhe dërgoi si ambasadorë të tij në vendet e huaja priftërinj katolikë dhe ortodoksë. Respektimi i besimeve e riteve fetare ndikoi pozitivisht në procesin e bashkimit të shqiptarëve.

Bashkimi shpirtëror i të gjithë popullit shqiptar dhe forcimi i vetëdijes kombëtare të tij, shënonin fitoren më të madhe të epopesë së lavdishme të shek. XV dhe të tërë veprës së Skënderbeut.

Aftësitë e Skënderbeut si burrë shteti spikatën edhe në marrëdhëniet me vendet e tjera. Ai e vlerësoi drejt rëndësinë e bashkëpunimit ndërkombëtar, si kusht i nevojshëm për të përballuar agresionin osman. Duke patur të qartë se rrezikut osman mund t'i bëhej ballë me sukses vetëm me forca të bashkuara, Skënderbeu iu drejtua pareshtur shteteve evropiane dhe kërkoi pjesëmarrjen e tyre në luftën kundër armikut të përbashkët, si dhe përkrahje materiale për luftën e popullit shqiptar.

Personaliteti i Skënderbeut si burrë shteti është i pandarë nga veprimtaria e tij si udhëheqës ushtarak i talentuar. Në kushtet e pabarazisë, Skënderbeu përpunoi strategjinë dhe taktikën e tij ushtarake, në bazë të së cilës qëndronte mendimi se fitorja nuk mund të varej nga numri i ushtarëve. Këtë parim, të ndjekur prej tij, e shprehin me vërtetësi edhe fjalët që Barleci ka vënë në gojë të Skënderbeut, se « kush nuk është në gjendje ta mundë armikun me një ushtri prej 8 deri 12 mijë vetash, nuk do të mund ta bënte këtë edhe me një ushtri shumë më të madhe ».

Në kushtet e epërsisë së theksuar të ushtrive osmane në luftëtarë e në armatime, Skënderbeu për t'i mposhtur ato i mbante në alarm të përhershëm, i shqetësonte me sulme të vogla e të papritura. U priste rrugët e furnizimit dhe, pasi i kishte futur në kurth, i godiste me sulme të fuqishme e të befasishme dhe i shkatërronte përfundimisht. Skënderbeu zbatoi një strategji të mbrojtjes aktive sipas parimit « mbrohu duke sulmuar ». Në betejat e ndryshme ai ndërthuri mjeshtërisht operacione të mëdha taktike-strategjike me tërheqje e sulme, me pusi e befasi të luftës guerile.

Personaliteti i Skënderbeut si burrë shteti, strateg e mjeshtër i artit ushtarak dallonte me mbretërit e me princët evropianë të kohës. Ndryshe nga veprimtaria ushtarake e tyre, që bazohej mbi trupat mercenare të armatosura rëndë, Skënderbeu u mbështet mbi një ushtri të armatosur lehtë, me lëvizshmëri të madhe e aftësi të lartë goditëse, të formuar kryesisht nga vullnetarë që kishin gatishmëri luftarake dhe shpirt vetëmohimi. Edhe ai vetë luftonte i pangarkuar me armatime të rënda e me krah të shpërvjelur si një ushtar i zakonshëm. Në betejë ai ishte, në të njëjtën kohë, komandant i talentuar dhe ushtar i guximshëm, që me shembullin e tij bëhej burim frymëzimi për luftëtarët shqiptarë. Edhe në jetën e përditshme Skënderbeu ishte i thjeshtë dhe kohën e kalonte kryesisht me bashkëluftëtarët e tij, duke bërë jetë ushtari.

Skënderbeu gëzonte dashurinë nga bashkëkombësit e vet, jo vetëm sa qe gjallë, por edhe pas vdekjes. Figura e tij mbeti e gjallë në ndërgjegjen e popullit shqiptar si kujtim i asaj lufte që habiti botën me fitoret e saj legjendare dhe u bë krenaria për një të kaluar, të cilën donin ta përsërisnin. Këngët që shqiptarët i thurën Skënderbeut, të cilat i këndonin me krenari edhe përpara pushtuesve, gojëdhënat e lidhura me vendet ku veproi e luftoi ai dhe me vise të tjera të banuara prej tyre, i dhanë atij tiparet e një luftëtari me forca vigane, të pajisur me trimëri të pashoqe, i cili i kalonte caqet e realitetit dhe merrte cilësitë e një figure që mishëronte aspiratat e një populli të tërë për liri e pavarësi.

Kujtimi i Skënderbeut jetoi jo vetëm në zemrën e popullit që e lindi. Ai pati një shtrirje që kalonte kufijtë e Gadishullit të Ballkanit, kishte një rëndësi evropiane. Skënderbeu i detyroi të gjitha kohërat të flisnin për të.

Figura e Skënderbeut ka tërhequr vazhdimisht vëmendjen e ushtarakëve, të burrave të shtetit e në përgjithësi të opinionit publik evropian, të cilët kanë kërkuar të nxirrnin mësime nga përvoja luftarake e shqiptarëve, sidomos kur vendet e tyre luftonin kundër pushtuesve të huaj. Këtu e ka burimin ajo literaturë e shumëllojtë dhe shumëgjuhëshe, që i është kushtuar

figurës së këtij Heroi, në të katër anët e botës. Kur vërshimi osman qëndronte si një shpatë mbi Evropën Qendrore, kur në Gadishullin e Ballkanit shpërthyen lëvizjet për çlirimin kombëtar etj., historianët, shkrimtarët e poetët e përdornin figurën e Heroit shqiptar si flamur frymëzues për mobilizimin e popujve të tyre në luftë për liri. Dëshmi e përhershme e vlerësimit dhe e respektit të thellë që kanë popujt e tjerë për Skënderbeun, krahas botimeve të shumta për të, janë sheshet dhe rrugët e Romës, të Parisit, të Brukselit, të Gjenevës dhe të qyteteve të tjera të vendeve të ndryshme, ku janë vendosur monumente e buste të tij ose që mbajnë emrin « Gjergj Kastrioti-Skënderbeu. »